# *PARATHËNIE*[1]

*Botimi i Veprave të shokut Enver Hoxha bëhet me vendim të Komitetit Qendror të Partisë së Punës të Shqipërisë.*

*Kjo është përpjekja e parë për të përmbledhur së bashku veprat e themeluesit dhe udhëheqësit të Partisë.*

*Në këtë përmbledhje përfshihen veprat më të rëndësishme të shokut Enver Hoxha, që prej krijimit të Partisë së Punës të Shqipërisë deri në ditët e sotme:*

*raporte e fjalime në konferenca, kongrese, plenume të Komitetit Qendror dhe mbledhje të tjera partie;*

*raporte, referate dhe fjalime në konferenca nacionalçlirimtare, në Kongresin e Përmetit, në Mbledhje të Këshillit të Përgjithshëm Antifashist Nacionalçlirimtar, në Asamblenë Kushtetuese e në Kuvendin Popullor;*

*fjalime në konferenca, kongrese e mbledhje të organizatave të masave;*

*fjalime përpara masave të popullit;*

*artikuj të botuar në «Zërin e popullit» dhe në organe të tjera të shtypit;*

*letra dhe udhëzime dërguar organeve të Partisë,*

---

1 E botimit të parë.

*anëtarëve të Komitetit Qendror të Partisë dhe shokëve të tjerë;*

*shkrime të tjera të ndryshme.*

*Kanë mbetur jashtë përmbledhjes materiale që janë asgjësuar ose kanë humbur gjatë periudhës së Luftës Nacionalçlirimtare e nuk janë gjetur ende, si edhe një numër materialesh të tjera që, sipas dëshirës së shprehur nga autori, tani për tani nuk janë vënë. Ndërmjet këtyre materialeve janë edhe urdhrat e udhëzimet e Shtabit të Përgjithshëm të UNÇSH*[1]*, shumica e të cilave janë shkruar nga vetë shoku Enver Hoxha, si dhe dokumente të ndryshme qeveritare të hartuara prej tij.*

*Në Veprat e shokut Enver Hoxha është mishëruar vija e drejtë marksiste-leniniste e Partisë së Punës të Shqipërisë në të gjitha periudhat dhe etapat historike nëpërmjet të cilave ajo ka kaluar. Në to është pasqyruar veprimtaria revolucionare e Partisë për të plotësuar qëllimet dhe detyrat e saj programore. Aty është shprehur lufta heroike e Partisë dhe e masave kundër armiqve të jashtëm të popullit shqiptar, pushtuesve fashistë italianë e gjermanë, imperialistëve amerikanë, revizionistëve jugosllavë e hrushovianë, si edhe lufta kundër armiqve të brendshëm.*

*Këto vepra janë një dëshmi e gjallë e luftës parimore konsekuente që ka bërë Partia kundër trockizmit, fraksionizmit, oportunizmit dhe revizionizmit, sektarizmit, në shkallë kombëtare dhe ndërkombëtare, për*

1 Këta urdhra dhe udhëzime janë botuar në përmbledhjen «Dokumente të Shtabit të Përgjithshëm dhe të Komandës së Përgjithshme të Ushtrisë Nacionalçlirimtare Shqiptare», në dy vëllime, Tiranë, 1976 (botim i dytë).

*mbrojtjen e parimeve themelore të marksizëm-leninizmit dhe për ruajtjen e pastërtisë së vijës së saj marksiste-leniniste.*

*Në Veprat e shokut Enver Hoxha bëhet përgjithësimi krijues i përvojës së madhe të luftës dhe gjithë veprimtarisë revolucionare të Partisë e të masave popullore, mbi bazën e marksizëm-leninizmit, për kryerjen dhe triumfin e revolucionit dhe për ndërtimin e socializmit në Shqipëri, për mbrojtjen dhe forcimin e unitetit të lëvizjes komuniste ndërkombëtare dhe kampit socialist, për sigurimin e lirisë dhe të fitores së socializmit në shkallë botërore.*

*Përmbledhja e Veprave të shokut Enver Hoxha botohet në një numër vëllimesh. Nëpër vëllimet veprat janë radhitur në bazë të rendit kronologjik, sipas kohës kur janë shkruar ose kur janë botuar. Në të gjitha rastet kur shkrimeve u ka munguar data, kjo është përcaktuar në bazë të përmbajtjes dhe është vënë në kllapa katrore. Veprat janë pajisur me shënime të nevojshme, të vendosura në fund të faqeve përkatëse.*

*Teksti i veprave është ruajtur plotësisht. Me autorizim të autorit janë bërë disa ndryshime të vogla me karakter redaktimi dhe në disa raste shumë të rralla janë hequr pjesë nga dokumenti, të cilat në tekst janë zëvendësuar me pika.*

## *PARATHËNIE PËR VËLLIMET 1 DHE 2*[1]

*Në dy vëllimet e para të Veprave të shokut Enver Hoxha hyjnë raporte, referate, fjalime, artikuj, letra, udhëzime etj. të periudhës nga nëntori 1941 deri në dhjetor 1944.*

*Vendosja në dy vëllime e veprave të shkruara gjatë periudhës së Luftës Nacionalçlirimtare është bërë thjesht për qëllime praktike, në mënyrë që të lehtësohet lexuesi në përdorimin e tyre.*

*Në veprat e kësaj periudhe një vend kryesor zënë problemet e organizimit të Partisë mbi baza marksiste-leniniste dhe përpunimi i vijës së saj politike.*

*Në to trajtohen probleme themelore të luftës për çlirimin kombëtar dhe të revolucionit popullor. Të tilla probleme janë bashkimi i popullit në një Front të vetëm Nacionalçlirimtar, organizimi i kryengritjes së përgjithshme të armatosur dhe krijimi i Ushtrisë Nacionalçlirimtare, ngritja dhe konsolidimi i pushtetit popullor. Në mënyrë të plotë përpunohet taktika e Partisë kundrejt Ballit Kombëtar, Legalitetit dhe reaksionit në përgjithësi, gjithashtu edhe qëndrimi ndaj aleatëve të jashtëm të Luftës Nacionalçlirimtare.*

*Trajtimi i këtyre problemeve përshkohet nga prin-*

---

1 E botimit të parë.

*cipialiteti marksist-leninist, sidomos nga parimi i vënies së politikës marksiste-leniniste në plan të parë.*

*Në Veprat e shokut Enver Hoxha del qartë se si Partia ka zbatuar pa lëkundje vijën e luftës pa kompromis kundër pushtuesve dhe tradhtarëve, si e mobilizoi dhe e organizoi popullin në luftën e madhe antifashiste nën parullën «Liria nuk dhurohet, por fitohet me vuajtje, me gjak e me sakrifica!», se si ajo nuk i bëri asnjë lëshim parimor borgjezisë reaksionare, sidomos në çështjen e pushtetit politik, e njëkohësisht nuk lejoi asnjë ndërhyrje të reaksionit imperialist anglo-amerikan në punët e brendshme politike e ushtarake.*

*Në to del, gjithashtu, në dukje qëndrimi parimor i Komitetit Qendror të Partisë Komuniste të Shqipërisë kundër orvatjeve të udhëheqjes së ish-Partisë Komuniste të Jugosllavisë për të ndërhyrë në punët e brendshme të Partisë dhe të Luftës sonë Nacionalçlirimtare. Njëkohësisht në Veprat e shokut Enver Hoxha spikat fryma e thellë e internacionalizmit proletar të Partisë, e solidaritetit të popullit shqiptar me të gjithë popujt që luftonin kundër fashizmit, sidomos me popujt e Bashkimit Sovjetik, si edhe me popujt fqinjë, jugosllavë e grek.*

*Problemet organizative dhe ideologjike të Partisë, zbatimi i parimit themelor të ndërtimit e të funksionimit të Partisë — centralizmit demokratik — dhe kalitja ideologjike revolucionare e komunistëve janë konsideruar nga shoku Enver Hoxha si kushti më i rëndësishëm për të kryer me sukses detyrat e mëdha e për ta çuar popullin në fitoren përfundimtare mbi armiqtë e jashtëm e të brendshëm.*

*Në mënyrë të posaçme i është kushtuar kujdes unitetit monolit ideologjik dhe organizativ të Partisë. Ky unitet është farkëtuar dhe është ruajtur në luftë të papajtueshme parimore kundër oportunizmit e sektarizmit, kundër fraksionizmit dhe gjithë armiqve të brendshëm të Partisë. Partia ka luftuar njëkohësisht edhe kundër armiqve të komunizmit jashtë radhëve të saj.*

*Në vëllimin e parë të Veprave mungojnë disa dokumente me rëndësi të madhe, si fjala e shokut Enver Hoxha në Mbledhjen e grupeve komuniste shqiptare, nëntor 1941, referati në Konferencën e Jashtëzakonshme të Partisë, qershor 1942, referati në Konferencën e Pezës, shtator 1942, raporti në Konferencën e Parë të Vendit të PKSH, mars 1943, të cilat janë asgjësuar ose kanë humbur e nuk janë gjetur ende.*

## *SHËNIM PËR BOTIMIN E DYTË*

*Pas 15 vjetësh nga dalja në dritë e dy vëllimeve të para të Veprave të shokut Enver Hoxha, me kërkesë të vazhdueshme të komunistëve e të punonjësve, po bëhet botimi i dytë i tyre.*

*Këto dy vëllime, që përfshijnë periudhën e Luftës Nacionalçlirimtare, përmbledhin, përveç atyre të botimit të parë, edhe disa materiale të marra nga «Dokumente kryesore të PPSH», nga «Dokumente të Shtabit të Përgjithshëm e të Komandës së Përgjithshme të UNÇSH» dhe nga «Dokumente të organeve të larta të pushtetit revolucionar nacionalçlirimtar».*

*Siç dihet, shumica dërrmuese e shkrimeve të botuara në këta libra janë hartuar nga shoku Enver Hoxha. Prej tyre janë marrë për këtë botim vetëm ato shkrime të tij, të cilat mbulojnë probleme historike të trajtuara në dokumentet që kanë humbur.*

*Gjithashtu, në këtë botim përfshihen edhe «Rezolucioni i Mbledhjes së grupeve kryesore komuniste të Shqipërisë për krijimin e Partisë» dhe «Thirrja e parë e KQ të PKSH drejtuar popullit shqiptar pas krijimit të Partisë», të shkruara nga shoku Enver Hoxha, në bashkëpunim me Qemal Stafën.*

*Disa dokumente botohen për herë të parë. Për t'i*

*dalluar këto nga ato të botimit të parë, në fund të çdo titulli, në tabelën e lëndës, është vënë një yllth.*

*Në një numër shkrimesh janë vënë tituj të rinj, të nxjerrë nga brendia e vetë materialeve, në përputhje me kriteret e botimeve aktuale.*

*Ndonjë dokumenti i është shtuar edhe ndonjë pjesë e papërfshirë në botimin e parë.*

*Vëllimet janë të pajisura me tregues tematik.*

*1983*

## REZOLUCIONI I MBLEDHJES SË GRUPEVE KRYESORE KOMUNISTE TË SHQIPËRISË PËR KRIJIMIN E PARTISË[1]

[Nëntor 1941]

*REZOLUCION*

Në Mbledhjen e parë të grupeve kryesore komuniste të Shqipërisë është përfunduar në këtë rezolucion:

### I. Situata politike

Kemi hyrë në vitin e tretë të luftës imperialiste, e cila është shndërruar në luftë të përbotshme dhe ka përfshirë të gjitha kontinentet dhe të gjitha vendet kryesore të botës. Qysh prej shumë kohësh komunistët kanë sinjalizuar dhe kanë treguar rrezikun që kërcë-

1 Ky dokument si dhe «Thirrja e parë e KQ të PKSH drejtuar popullit shqiptar pas krijimit të Partisë», që u aprovuan në Mbledhjen e grupeve komuniste, u vunë në qarkullim në dhjetor 1941, pasi u bë redaktimi përfundimtar i tyre dhe pasi u krijuan mundësitë teknike për botim.

non njerëzimin prej kësaj lufte të tmerrshme dhe të përgjakshme që në fakt është vazhdimi i kasaphanës së parë të përbotshme. Gjithashtu, në fillim të kësaj lufte shoku Molotov ka thënë se ka filluar vargu i luftërave imperialiste të përbotshme, të cilat do të shndërrohen në një varg revolucionesh.

Me hyrjen e Gjermanisë në luftë kundër URSS[1]-it, situata politike e përbotshme është shndërruar që nga themelet. Janë ndryshuar rrënjësisht pozita e masave punëtore si dhe konditat e luftës së popujve të robëruar edhe të shtypur prej fashizmit. Ka ndryshuar edhe vetë karakteri i luftës.

Hordhitë e tërbuara të Hitlerit shtazërisht kanë sulmuar tokën sovjetike duke kujtuar se dhe atje do të gjenin një shtet të kalbur nga kolona e pestë[2]. Ato hordhi shkatërruese plaçkitën dhe vranë njerëz të cilët për njëzet vjet kanë ndërtuar socializmin, punëtorë dhe kolkozianë që kanë jetuar në begati dhe lumturi, pa shfrytëzim të njeriut prej njeriut. Ato hordhi e kanë

---

1 BRSS.

2 Grup kundërrevolucionar i përbërë prej spiunësh, diversantësh, trockistësh dhe armiqsh të tjerë që vepronin në prapavijën e Spanjës republikane në periudhën e rebelimit fashist 1936-1939. Fashistët, të cilët sulmonin më 1936 mbi Madrid në katër kolona, e quajtën këtë grup tradhtarësh kolona e pestë. Shprehja «kolona e pestë» mori kuptimin e agjenturës së imperialistëve në vendet demokratike dhe në gjirin e lëvizjes revolucionare.

Në vendin tonë me këtë emër thirreshin armiqtë e maskuar të Luftës Nacionalçlirimtare, të cilët përpiqeshin të mbillnin çoroditje, panik e përçarje në radhët e masave popullore.

trazuar kullën e keshtjellës së paqes, tufani i tërbuar i luftës përshkoi fushat pjellore sovjetike. Të gjithë popujt e Bashkimit Sovjetik të udhëhequr prej Partisë Komuniste Bolshevike janë ngritur në këmbë, si një njeri, për mbrojtjen e tokës së vet socialiste. Ushtria e Kuqe lavdiplote u ka dhënë dhe po u jep grushte për vdekje hordhive të fashizmit gjerman. Më tepër se katër milionë të elitës së gjakpirësve të Hitlerit u hodhën jashtë përdorimit. Ajo ushtri e armatosur me të gjitha mjetet, që shtiu në dorë tokat e robëruara prej saj në Evropë, po dërrmohet në ndeshjet me ledhet e fuqishme të botës së socializmit. Këtë siguri në fitore URSS-i na e ka thënë me mitingje, me manifestime më 22 qershor, ditën kur hordhitë e Hitlerit i ranë papritmas tokës sovjetike. Këtë siguri në fitore URSS-i na e ka treguar me luftën heroike që tash gjashtë muaj po vazhdon pa pushim për shkatërrimin e fashizmit. Këto ngjarje shoku Stalin ia bëri të ditura gjithë botës duke thënë: «*Armiku është i fortë dhe na duhet të mobilizojmë të gjitha fuqitë tona për ta dërrmuar. Lufta do të jetë e gjatë dhe e përgjakshme, prandaj duhet ta kuptojmë gjendjen. Përderisa i dolëm në krye ndërhyrjes kundërrevolucionare të 1918-s, aq më tepër do t'ia dalim sot kur fashizmi ka filluar të shkatërrohet nën goditjet tona, e ne po i japim grushte për vdekje deri në shkatërrimin e plotë të tij*». Këto fjalë të shokut të madh Stalin po vërtetohen prej ngjarjeve të fundit në ballin e luftës, ngjarje që paralajmërojnë ofensivën e madhe, e cila nuk do të pushojë derisa të mos jetë shfarosur fashizmi nga faqja e botës.

Më fort se kurrë influenca e Bashkimit Sovjetik është rritur si në sytë e popujve të robëruar, ashtu dhe përpara popujve të Anglisë dhe të Amerikës, të cilët dëshirojnë t'i japin fund kësaj lufte të imponuar si dhe fashizmit. Kjo influencë e fortë i detyrohet faktit që URSS-i po lufton për mbrojtjen e atdheut socialist dhe për çlirimin e popujve të robëruar, për vendosjen e paqes së drejtë pa aneksime e kontribute e pa robërim popujsh të huaj. Kjo influencë e URSS-it i detyrohet faktit që atdheu i socializmit lufton për të drejtat e popujve, që të vendosin mbi fatin e tyre.

Popujt e robëruar të Evropës, të vendosur për t'i dhënë fund skllavërisë së padurueshme, nën të cilën i mban të ngujuar fashizmi, po i japin armikut grushte të rënda me sabotime, me greva dhe me veprime të armatosura. Evropa është transformuar në një vullkan të gjallë të luftës nacionalçlirimtare, në krye të së cilës gjenden partitë komuniste. Gjithashtu, luftë të fuqishme po bëjnë popujt e Italisë dhe të Gjermanisë për çlirimin e tyre nga skllavëria e Hitlerit dhe e Musolinit.

Tashmë, në të gjitha vendet, është krijuar një front prej të gjithë demokratëve përparimdashës në luftë kundër errësirës, përdhunisë e robërisë, kundër armikut të betuar të njerëzimit, kundër fashizmit.

Kjo gjendje ka shkaktuar formimin e dy fronteve të kundërta e armiq për vdekje: nga një anë fronti i luftës së padrejtë, i luftës grabitëse, i errësirës, i skllavërisë, fronti i fashizmit, nga ana tjetër fronti i luftës së drejtë, i luftës çlirimtare për përparimin, kulturën dhe qytetërimin, front i përbërë rreth Bashkimit

të madh Sovjetik, prej vendeve demokratike[1], Anglisë, Amerikës e Kinës, e prej të gjithë popujve të robëruar e liridashës të të gjithë botës.

Me hyrjen e Japonisë dhe Amerikës kjo luftë ka marrë karakterin e një lufte botërore. Këto dy fuqi janë ndeshur për interesat e Oqeanit Pacifik e të Lindjes së Largët, interesa të kundërt, të cilët kanë qenë aq të ashpërsuar saqë kanë përfunduar në luftë.

Fashizmi italian që prej më se dy vjetësh na e ka shkelur vendin, ka punuar të gjitha të zezat mbi kurrizin tonë. Me ndihmën e disa shqiptarëve, vegla të tij, si qen në zinxhirë e tradhtarë të Shqipërisë, na ka grabitur lirinë kombëtare, është munduar të na shkombëtarizojë, të korruptojë rininë, t'i italianizojë shkollat. Prej më se dy vjetësh armiku e ka përdorur vendin tonë si bazë për përhapjen e tij në Ballkan dhe e ka kthyer këtë vend në fushë lufte kundër lirisë kombëtare të popujve vëllezër grek dhe jugosllavë, na ka bombarduar fshatrat e qytetet duke shkatërruar vatrat e pasurinë e katundarit e të qytetarit...

I pangopur nga këto, fashizmi italian na i ka zaptuar tokat, na ka kthyer në feudalizëm, kërkon të na përçajë me anë të fesë, e, siç ka bërë kudo ku ka shkelur, ia ka marrë popullit bukën. Pusullat lajmërojnë kosën e tmerrshme të urisë që është e varur mbi kokën e turmave të varfra të qyteteve e të fshatrave. Armiku

---

1 Vende demokratike ose demokraci të mëdha quheshin atëherë vendet kapitaliste, Anglia, SHBA-ja etj., që luftonin kundër shteteve fashiste, për të bërë dallimin e rendit të tyre të demokracisë borgjeze nga rendi politik fashist në Gjermani, Itali, Japoni, Spanjë e gjetkë.

po e detyron katundarin të dorëzojë gjënë e gjallë e bereqetin, ka zhdukur nga tregu vajin, gazin dhe sendet më të para të jetesës duke i dhënë mundësinë një grushti të vogël kapitalistësh të spekulojë në kurriz të popullit fukara. Populli nuk mund të paguajë as sendet më të para të jetesës, mbasi e gjithë tregtia është monopolizuar në duart e disa njerëzve të lidhur me Mëkëmbësinë[1].

Por të gjitha këto dhunime e spekulime në kurriz të popullit shqiptar e demaskuan keqas fashizmin. Urrejtja në popull, që shkon duke u fryrë përherë më tepër, shpërtheu në udhët e qyteteve të Shqipërisë. Qeveria e parë[2] e humbi kredinë dhe nuk vlente më për ta bërë popullin shqiptar lopë të butë që ta mjelë fashizmi në qetësi, për ta përdorur për të shtypur lëvizjet nacionalçlirimtare të popujve fqinjë, për ta pasur vendin tonë si bazë në Ballkan për luftën kundër Bashkimit Sovjetik, pararojës së lavdishme në luftën çlirimtare kundër fashizmit.

---

1 Mëkëmbësi ose Luogotenencë quhej në kohën e pushtimit të Shqipërisë nga Italia fashiste aparati administrativ italian i krijuar nga pushtuesit në Tiranë, i cili ushtronte në fakt gjithë pushtetin në vendin tonë. Në krye të Mëkëmbësisë ishte mëkëmbësi fuqiplotë i mbretit të Italisë, Viktor Emanueli III, dhe Duçes së fashizmit. Që prej fillimit të pushtimit të Shqipërisë nga Italia fashiste mëkëmbës u emërua F. Jakomoni, fashist i regjur, ish-ministër fuqiplotë i Italisë në Shqipëri gjatë kohës së regjimit të Zogut. Në mars të vitit 1943 F. Jakomoni u zëvendësua me gjeneral Parianin.

2 Qeveri kukull (prill 1939 — dhjetor 1941) e krijuar nga fashistët italianë dhe e kryesuar nga çifligari i madh dhe kolaboracionisti Shefqet Vërlaci, agjent i vjetër i Italisë fashiste.

Duke i dhënë popullit shqiptar iluzionin e një «vetëqeverimi», fashizmi kërkon ta shmangë popullin shqiptar nga udha e vërtetë e çlirimit që është kryengritja kundër fashizmit.

Prej shtypjes barbare që po e ngujon tash më se dy vjet, lëvizja nacionalçlirimtare e popullit shqiptar është duke fituar fuqi të reja e nuk është larg dita në të cilën këto forca të bashkuara do të shndërrohen në një lumë të fuqishëm që do të përmbytë nën rrymën e tij të gjithë armiqtë e lirisë kombëtare të popullit shqiptar.

Prandaj ne duhet të punojmë pa pushim për të mobilizuar masat e popullit shqiptar në lëvizjen nacionalçlirimtare, të bashkohemi me të gjithë nacionalistët[1] që duan me të vërtetë Shqipërinë e lirë, me të gjithë shqiptarët e ndershëm që duan të luftojnë kundër fashizmit.

Ne duhet t'i mobilizojmë turmat e popullit shqiptar të qyteteve dhe të fshatrave në luftën kundër agjentëve të kolonës së pestë, kundër spiunëve, kundër spekulatorëve. Komunistët kanë për detyrë të gjenden në krye të luftës për një Shqipëri të lirë demokratike dhe popullore duke luftuar krah për krah me lëvizjen na-

1 Thirreshin zakonisht patriotët që e donin atdheun dhe kërkonin çlirimin e tij nga pushtuesit e huaj, por nuk ushqenin qëllime të largëta revolucionare. Por nacionalistë e quanin veten edhe pseudopatriotët nga radhët e çifligarëve, të bajraktarëve dhe të borgjezisë reaksionare. Për këtë arsye patriotët e vërtetë, për të mos i ngatërruar me elementët reaksionarë e tradhtarë, quheshin dhe «nacionalistë të ndershëm», «nacionalistë patriotë».

cional-revolucionare të popujve të tjerë dhe të Bashkimit Sovjetik.

## II. Lëvizja komuniste në Shqipëri

Revolucioni proletar në Rusi bëri përshtypjen më të thellë në rininë dhe në të gjithë popullin shqiptar të robëruar nën sistemin feudal dhe të eksploatuar prej fuqive imperialiste. Më 1922-1924 shoqëria «Bashkimi»[1] u bë eksponentja e lëvizjes së masave shqiptare antifeudale e antiimperialiste, shtyu parlamentin shqiptar të nderojë kujtimin e shokut Lenin dhe qeverinë të njohë *de jure* Bashkimin Sovjetik, ngjarje këto pa precedencë në jetën e shteteve borgjeze. Më 1925-1926 nga emigracioni anëtarët e majtë të shoq[ërisë] «Bashkimi» pranohen në Bashkimin Sovjetik dhe atje formohet një grup komunistësh shqiptarë. Formohet dhe KONARE[2]-ja (Komiteti Nacional Revolucionar) prej elementëve nacional-revolucionarë të partisë[3] së Fan

---

1 U krijua me iniciativën e Avni Rustemit dhe të bashkëpunëtorëve të tij në tetor të vitit 1922 në Tiranë dhe luajti një rol të shquar në organizimin e Revolucionit Demokratik të Qershorit të vitit 1924.

2 U krijua prej elementëve të mërguar të shoqërisë «Bashkimi», pas rrëzimit të qeverisë demokratiko-borgjeze të 1924-ës dhe ardhjes përsëri në fuqi të Ahmet Zogut.

3 Përkrahësit e qeverisë demokratiko-borgjeze të krijuar pas fitores së Revolucionit Demokratik të Qershorit 1924, kryetar i së cilës ishte Fan Noli. Shumica e tyre bënin pjesë në shoqërinë «Bashkimi».

Nolit, që ishin në emigracion dhe më 1928 riorganizohet kjo me përjashtim të atyre që bënin kompromis me shtetet imperialiste, merr emrin «Çlirimi Nacional» dhe vazhdon të botojë «Lirinë kombëtare»[1]. «Çlirimi Nacional» kishte lidhje me Komitetin Ballkanik[2] dhe më vonë (1929) shokët komunistë shqiptarë e përfaqësonin këtë në komitet e përmes komitetit në Komintern. Më 1930 shokët e parë komunistë shqiptarë vijnë nga Bashkimi Sovjetik në Shqipëri dhe lidhen këtu me lëvizjen e masave që sapo kishte filluar të dilte në dukje në Korçë dhe mbajnë lidhjen me Kominternin.

Më 1932 komunistët në Korçë bënë lidhjet e para me masat punëtore e popullore dhe shokut Ali Kelmendi i detyrohet përkujtimi për udhëheqjen përgjithësisht të drejtë që i dha kësaj lëvizjeje bashkë me shokët e tjerë të Korçës që më 1933 e deri më 1936, lëvizje kjo që hodhi themelet e formimit të Partisë Komuniste.

Më 1934 përjashtohet nga «Puna e Korçës»[3] X[oxi]

1 Organ i Komitetit Nacional Revolucionar (1925-1935).

2 Komiteti i Federatës Komuniste Ballkanike, seksioni i Internacionales së Tretë Komuniste që bashkonte dhe koordinonte veprimtarinë e partive komuniste të vendeve ballkanike. Sekretar i Federatës Komuniste Ballkanike ka qenë Gj. Dimitrovi.

Grupi i komunistëve shqiptarë në Bashkimin Sovjetik, në të cilin bënte pjesë edhe Ali Kelmendi, si dhe «Çlirimi Nacional» kanë pasur lidhje të rregullta me Komitetin e Federatës Komuniste Ballkanike.

3 Quhej Grupi Komunist i Korçës. («Puna e Korçës» nuk duhet ngatërruar me shoqërinë profesionale «Puna» të punëtorëve të ndërtimit të krijuar në Korçë më 1933.)

N[iko], për luftën e paprinciptë kundër vijës së ndjekur prej shokut Ali. X[oxi] N[iko] bashkohet me ideologjinë e intelektualëve arqiomarksistë[1] të ardhur nga Greqia në Shqipëri, krijon fraksionin e tij dhe lufton pjesëmarrjen e komunistëve në lëvizjen e masave duke shpikur teorinë e «kuadrove»[2]. Më vonë X[oxi] N[iko] luan rolin e grevëthyesit, pastaj të provokatorit e më në fund (në gjyqin e komunistëve në janar 1939) tradhton haptazi.

Më 1936 fillon të rritet Grupi i Shkodrës, i cili më vonë hyn në kontakt me «Punën e Korçës» e me fraksionin e X[oxi] N[ikos], bashkohet me këtë të fundit, përvetëson teorinë e «kuadrove» dhe kështu mbetet me lidhje fare të dobëta me masat. Njëkohësisht merr formë edhe grupi i trockistëve në Tiranë[3], me të cilin

1 Quheshin pjesëtarët e një organizate antimarksiste në Greqi. Më 1930 ajo u bashkua me Internacionalen e Katërt të Trockit, si seksion i Greqisë. Gjatë Luftës së Dytë Botërore arqiomarksistët vepruan si shërbëtorë të hapët të fashistëve italianë e gjermanë.

Emrin arqiomarksistë e kanë marrë nga organi i tyre i quajtur «Arqio Marksizmu» — «Arkivi i marksizmit».

2 Teori e huajtur nga arqiomarksistët grekë. Sipas kësaj teorie komunistët nuk duhej të zhvillonin veprimtari organizuese dhe mobilizuese me masat, por duhej të qëndronin të mbyllur në celulat e tyre dhe të merreshin vetëm me edukimin teorik, me «përgatitjen e kuadrove» dhe vetëm pasi të qenë përgatitur kuadrot mund të fillohej veprimtaria revolucionare.

3 Grup i vogël i përbërë prej elementësh trockistë, armiq të komunizmit, i krijuar në Tiranë nga viti 1936. Ky grup kryesohej prej tradhtarit Aristidh Qendro, dezertor nga Grupi Komunist i Korçës. Grupi u shkatërrua menjëherë pas krijimit të PKSH. Aristidh Qendro u vu në shërbim të reaksio-

kishin pasur kontakte të gjitha grupet e lartpërmendura.

Më 1937 arrijnë në Shqipëri udhëzimet e reja (vija e re) të Kominternit[1] për shpërndarjen provizore të celulave dhe për riorganizimin e tyre në bazën e partisë, pasi të kishin hedhur themele të shëndosha në masat, për shfrytëzimin e rasteve legale, për mbrojtjen e të drejtave demokratike dhe nacionale, për mbrojtjen e paqes kundër përgatitjeve për luftën imperialiste.

Këto direktiva, që patën një rëndësi të madhe historike në lëvizjen komuniste, u pranuan dhe u zbatuan pjesërisht vetëm prej «Punës së Korçës». Në mungesë të partive të formuara, fronti popullor u realizua gjer në një masë jo vetëm nga poshtë, por edhe nga lart duke përfituar nga antagonizmat e borgjezisë. Në këtë punë në frontin antiimperialist mund të përmblidhej edhe Zogu, në qoftë se ky e luftonte me armë hyrjen e fashizmit në Shqipëri.

Grupet e bashkuara të Shkodrës e të X[oxi] N[ikos] jo vetëm që s'i pranuan direktivat, por edhe e luftuan mundësinë e një fronti popullor antiimperialist në

---

nit të brendshëm dhe të pushtuesve fashistë. Pas Çlirimit u gjykua për veprimtari tradhtare dhe mori dënimin e merituar.

1 Është fjala për direktivat e Kominternit, sipas vendimeve të Kongresit të 7-të të Internacionales Komuniste, i cili u mbajt prej 25 korrikut deri më 25 gusht 1935 në Moskë. Thelbi i këtyre direktivave kishte të bënte me krijimin e një fronti të vetëm popullor, antifashist dhe antiimperialist. Detyrat që vuri Kongresi i 7-të i Kominternit, në formë direktivash, iu dërguan më 1937 edhe lëvizjes komuniste në Shqipëri.

Shqipëri gjersa të formohej, gjoja, Partia Komuniste Shqiptare (shih «Buletinin jeshil»[1], nr. 1 dhe 2).

Mbas invazionit fashist në Shqipëri filloi rezistenca pasive e popullit kundër fashizmit. Në shtator-tetor 1939 u bë kompromisi socialdemokrat midis «Punës së Korçës» e Grupit të Shkodrës, kompromis ky për hir të paqes së brendshme pa pastrimin e elementëve të dëmshëm dhe të teorive të huaja për partinë e proletariatit, teori që ishin krijuar veçanërisht prej intelektualëve. Ky kompromis liberal-oportunist, i bazuar në një paqe të kalbur brenda organizatës, e zgjeroi hendekun midis dy grupeve, dezorientoi anëtarët, frenoi lëvizjen e masave dhe e liroi fushën për formimin e grupeve të reja si dhe për forcimin e aktivitetit të trockistëve. Ky kompromis, i cili, siç mund të pritej, i çoi komunistët në bisht të situatës dhe të masave, mori fund në maj-qershor 1940.

Në shkurt 1940 në çështjen e grevës së gjimnazit të Tiranës u dukën shenjat e qenies së një grupi të tretë të quajtur më vonë Grupi i «Të Rinjve» si dhe qenia e grupeve të tjera si, për shembull, Grupi i Z[jarrit]. Në maj 1940 krerët e këtij grupi u zbuluan dhe pas ndarjes në mes të Grupit të Korçës dhe Grupit të Shkodrës, krerët e Grupit të «Të Rinjve» u bashkuan me ata të Grupit të Shkodrës. Grupi «Zjarri» mbeti i veçuar dhe është akoma i tillë.

U hap një luftë principi midis grupeve të teorisë

---

1 Organ i Grupit Komunist të Shkodrës, që drejtohej nga vetë ish-kryetari i grupit, trockisti Zef Mala, ku parashtroheshin një tog pikëpamjesh antimarksiste dhe gabime të rënda politike.

së «kuadrove» dhe Grupit të Korçës, i cili insistonte për punën në masat. Kjo u kthye në një luftë të paprinciptë, e cila frenoi më tepër se kurrë lëvizjen e masave.

Nën influencën e disa intelektualëve, të cilët futën një intelektualizëm të kalbur, të huaj për lëvizjen punëtore, kanë mbirë edhe grupe të tjera, të cilat e kanë ndezur dhe më fort luftën e grupeve. Por kjo nuk do të thotë që duhet të luftojmë kundër intelektualëve besnikë të lëvizjes punëtore, kundër intelektualëve të dhënë për Partinë.

Pas sulmit fashist kundër Bashkimit Sovjetik, u ndie më tepër se kurrë, sidomos nga poshtë, dëmi i madh që i vinte lëvizjes komuniste nga lufta e shterpët midis grupeve dhe nevoja urdhëruese për t'i dhënë fund kësaj lufte dhe për të realizuar kondität e nevojshme për njësinë e lëvizjes në Shqipëri. Kjo u kthye në realitet me Mbledhjen e parë të grupeve kryesore komuniste të Shqipërisë, Mbledhje gjatë së cilës u bë një shikim i përgjithshëm i punës komuniste të zhvilluar deri në ditët e tashme në Shqipëri, i shkaqeve të lindjes dhe të luftës së grupeve, dhe studimi i formimit të Partisë Komuniste të Shqipërisë. Kjo Mbledhje dha si fryt krijimin e një Komiteti Qendror të Përkohshëm të Partisë, të cilit iu ngarkua barra e rëndë e zbatimit të detyrave që u imponon komunistëve shqiptarë momenti historik: të bisedohet me të gjitha grupet e tjera komuniste të Shqipërisë, t'u jepet mundësia për të hyrë në radhët e Partisë, në rast se janë të vendosur të punojnë për komunizmin dhe t'i nënshtrohen disiplinës së Partisë. K[omitetit] Qendror të Përkohshëm i

ngarkohet barra e rëndë të seleksionojë elementët, të organizojë dhe të forcojë Partinë në shembullin e Partisë Bolshevike të Leninit e të Stalinit.

## III. Sukseset

Lëvizja komuniste në Shqipëri ka pasur disa suksese.

Është mbajtur një qëndrim politik në çdo moment me rëndësi, qëndrim i inspiruar gjithmonë nga interesat e popullit shqiptar, të proletariatit dhe të Bashkimit Sovjetik, por që nuk ka hyrë thellë në popull.

Deri në një masë janë shfrytëzuar rastet legale:

a) me anën e ndërhyrjes ndër organizatat e regjimit ku përqendroheshin turma («Jashtëshkollorët» në Korçë, «Besa shqiptare» në Shkodër, «Fryma e re» në Tiranë);

b) me anë të disa botimeve legale e gjysmëlegale («Nëna» e Gorkit, «Bota e re»); janë krijuar organizata zejtarësh e punëtorësh (shoq[ëritë] profesionale e shoq[ëria] «Puna» në Korçë, shoq[ëritë] e tipografëve e të marangozëve në Tiranë), të cilat kanë zhvilluar aksione ekonomike e politike me anë grevash e demonstratash, të cilat kanë pasur dhe deri diku ia kanë arritur qëllimit të mobilizimit të një pjese të turmës punëtore zejtare e shkollore për përmirësimin e kushteve të jetesës e kundër shfrytëzimit;

c) me anë të aksioneve politike, për mbrojtjen e të drejtave demokratike (pjesërisht zgjedhjet parlamentare, bashkiake, në dhomën e tregtisë, pleqësitë);

d) janë bërë demonstrata për mbrojtjen e lirisë kombëtare dhe kundër zaptuesit fashist, të cilat kanë pasur njëfarë suksesi në zhvillimin e ndjenjës kombëtare dhe antifashiste ndër turmat (demonstratat e prillit 1939, 28 nëntorit 1939, 1940 dhe tash më në fund demonstratat e 28 tetorit dhe nëntorit 1941 në Tiranë, Durrës, Elbasan, Vlorë, Shkodër. Në krye të vendit ajo e Korçës[1], e cila dha sinjalin e përgjakshëm të luftës kundër fashizmit).

Janë hedhur herë pas here trakte me përmbajtje dhe parulla revolucionare, të cilat kanë pasur si qëllim t'i shpjegojnë popullit gjendjen dhe kanë pasur si efekt lartësimin e prestigjit të komunizmit, të partisë së proletariatit dhe të URSS-it. Është përkthyer dhe shpërndarë në njëfarë mase në të gjithë Shqipërinë literaturë komuniste (kjo literaturë veç është e pakontrolluar dhe Komitetit Qendror i përket ta kontrollojë).

## IV. Gabimet

**Gabimet organizative.** — Gabimi organizativ dhe politik më i madh ka qenë mospranimi dhe moszbatimi i direktivës së Ndërkombëtares Komuniste, e cila ishte e një rëndësie historike, pasi i hapte perspektiva të

1 Demonstrata e Korçës u bë më 8 Nëntor 1941. Ajo përfundoi në përleshje me fashistët, të cilët përdorën kundër masës së demonstruesve bombat e dorës dhe armët e tjera të zjarrit. Veç të plagosurve të shumtë në demonstratë mbeti i vrarë anëtari i vjetër i Grupit të Korçës, Koci Bako, Hero i Popullit.

gjera lëvizjes komuniste: të shpërndaheshin celulat komuniste të deriatëhershme, të cilat ishin oportuniste, trockiste, me shpirt tarafi, fraksionare, të palidhura me masat, të infektuara prej luftës së grupeve, sektare; të hidheshin këto në turmat në mënyrë që prej turmës të lindte baza e organizatës së shëndoshë. Grupi që e pranoi direktivën edhe ai nuk e zbatoi veçse pjesërisht dhe pasi shpërndau celulat i krijoi prapë në mënyrën e vjetër.

Mospranimi i direktivës së Kominternit ka shtyrë grupet, të cilat nuk e pranuan dhe nuk e zbatuan direktivën e Nd[ërkombëtares] K[omuniste], të kërkonin lidhje prej partie në parti.

Në drejtuesit e «Punës së Korçës» ka mbizotëruar lokalizmi, mungesa e shpirtit të sakrificës, monopolizimi ndër disa duar i punës me përgjegjësi. Ka mbizotëruar, veç këtyre, kënaqja me rezultatet e aksioneve, gjë që çonte në mospërfitim organizativ dhe në lënien në mëshirën e vet të elementëve dhe lëvizjeve të reja që lindnin jashtë Korçës. Ka mbizotëruar edhe liberalizmi i organizatës kundrejt shokëve dhe ka arritur gjer në oportunizëm kundrejt elementëve të tjerë, bile dhe karshi armiqve të deklaruar të klasës si Z[ai] F[undo][1] dhe A[ristidh] Q[endro], gabim ky i fundit në të cilin kanë rënë edhe shokët e grupeve të tjera.

---

1 Llazar (Zai) Fundo — armik i klasës punëtore dhe renegat i lëvizjes komuniste, trockist; zhvilloi veprimtari armiqësore kundër përhapjes së ideve komuniste në Shqipëri, kundër Bashkimit Sovjetik dhe Internacionales Komuniste. U vu në shërbim të reaksionit të brendshëm, të pushtuesve fashistë gjermanë, të Intelixhens Servisit dhe të serbomëdhenj-

Grupet e tjera janë karakterizuar nga ashpërsi e ngushtë karshi shokëve, gjë që çonte në kontrollin e imtësive më të holla të jetës private, në ndarjen nga familja, në krijimin e kolektivave artificialë, në rrojtjen keq, të cilat i ngjajnë çdo gjëje tjetër veç kolektivave komunistë, gjë që u jepte iluzionin shokëve se jepnin gjithçka për organizatën. Këto nuk janë tjetër veçse sektarizëm që e përqendron vëmendjen në gjërat e vogla dhe e largon nga veprimet e gjera. Veç këtyre, ekzistonte ambicia e disave, që e bënte të theksuar shpirtin e tarafit.

Nuk është bërë asnjë tentativë serioze për organizimin e punës në baza të Partisë duke eliminuar tarafllëkun dhe duke spastruar lëvizjen nga elementët e dëmshëm, por, përkundrazi, është shkuar në kompromis socialdemokrat, që nuk ka të bëjë aspak me partinë e proletariatit, që ka thelluar më fort hendekun në mes të grupeve të reja e u ka dhënë lehtësi elementëve trockistë dhe të tjerë.

Organizimi i celulave dhe puna e tyre nuk kanë qenë të drejta. Treshet[1] ishin të kufizuara në vetvete dhe të palidhura me masat. Lufta e tarafeve ka çuar në rekrutimin e elementëve të pakontrolluar dhe në konkurrencën për anëtarë. Kjo luftë e ndyrë grupesh e ka penguar punën e drejtë organizative komuniste në Shqipëri dhe e ka çuar në rrugë [të shtrembër], du-

---

ve. Për veprimtarinë e tij tradhtare kundër Partisë dhe komunizmit u gjykua dhe u dënua me vdekje nga gjyqi partizan më 1944.

1 Celulat e grupeve komuniste të përbëra prej tri vetash.

ke shkelur aq fort konspiracionin saqë punët e brendshme të komunistëve ishin bërë tema bisede në pazar. Por në realitet është bërë fare pak punë konstruktive.

Janë bërë gabime të rënda në punën me rininë. Janë krijuar celula të rinjsh pa marrë parasysh problemet e veçanta të moshës së re dhe duke e ngarkuar me përgjegjësi më të madhe se mundësitë e moshës.

**Gabimet politike dhe shmangiet teorike.** — Duke u nisur nga pikëpamja e gabuar dhe e huaj për partinë e proletariatit, që në Shqipëri nuk ka klasa, ka rrjedhur mohimi i luftës së klasës, i mundësisë së një lëvizjeje komuniste turmash, pra dhe i revolucionit, teori që e largon klasën punëtore nga lufta e vërtetë dhe të çon në oportunizmin më të rrezikshëm. Këtej ka rrjedhur teoria që të përgatiten kuadrot pastaj të hyhet ndër masa. Kjo teori bashkë me atë të mosrrezikimit të kuadrove është disfatiste, oportuniste dhe çon në likuidimin e Partisë. Ajo i largon komunistët nga turmat dhe i kthen në një sekt. Prej veprimtarisë në masat kuadrot forcohen, bile edhe madhohen. Prej këtyre pikëpamjeve të gabuara kanë rrjedhur mohimi i mundësisë së formimit të një fronti popullor dhe antiimperialist në Shqipëri, përmbledhja në vetvete, izolimi nga jeta e përditshme dhe gabime në analizimin e situatave, si dhe heqja dorë nga ana e komunistëve prej rolit drejtues në hovin e masave.

Puna ndër masa, që është bërë ndër disa qendra të Shqipërisë, nuk ka pasur një karakter vazhdimësie revolucionare.

Gjatë ditëve 1-7 prill 1939 agjitacioni antifashist ka ndenjur tepër në vija legale. Është pasur në këtë rast

«kujdesi» të ruhet legaliteti. Kjo ka çuar në mosmarrjen e armëve, duke u lënë e gjithë puna e mbrojtjes së lirisë kombëtare në duart e Zogut, gjë që ishte në kundërshtim me gjendjen objektive kur shumica dërrmuese e popullit shqiptar donte të luftonte, por i mungonte udhëheqja. Po të kishim marrë armët kundër invazionit fashist, ne komunistët do të kishim fituar besimin e turmave, do të kishim krijuar lidhje të ngushta me fshatarësinë. I tillë ishte qëndrimi i komunistëve gjatë okupacionit grek: në vend që të përfitohej nga situata e krijuar për të marrë fuqinë në dorë, për të treguar se si punojnë komunistët duke zaptuar depot e armëve dhe duke ia shpërndarë këto popullit, ata bënë punën e rojtarit të depove dhe ranë në pikëpamjen e gabuar se ushtria e Metaksait ishte ushtri çlirimtare.

Gjatë fazës së parë të luftës imperialiste nuk është bërë një agjitacion i gjerë kundër luftës e për mbrojtjen e paqes, e bile aty-këtu janë dukur teori që predikonin se lufta në fjalë është midis dy palë imperialistësh, se neve nuk na intereson të ndërhyjmë dhe se, në fund të fundit, zgjerimi i Shqipërisë[1] do ta shtojë elementin komunist e proletar, i cili do të na ndihmojë për të formuar partinë. Kjo është pikëpamje e një shovinizmi më të zi, i cili në realitet i shërben imperializmit.

Është mbrojtur «teoria e vogël» se në polici mund

---

1 Parullë që pushtuesit fashistë dhe tradhtarët e vendit e përdornin për të ngjallur ndjenja shoviniste, për të armiqësuar popullin tonë me popujt fqinjë jugosllavë e grek dhe për ta larguar atë nga Lufta Nacionalçlirimtare.

të kallëzosh pak për të mbrojtur një pjesë të gjerë të punës, ose për të provuar nëse filani është spiun ose jo, ka lidhje me filan qeveritar ose jo, si edhe gjoja për t'i forcuar shokët. Kjo mënyrë qëndrimi para armikut të klasës është tradhti.

Në çështjen e moralit është konstatuar një vendosje e keqe e problemit. Janë bërë në këtë fushë gabime të rënda e të papërshtatshme me moralin proletar. Janë mbrojtur disa pikëpamje të huaja për komunizmin dhe që e komprometojnë rëndë emrin e partisë së proletariatit.

Shumë nga gabimet e rreshtuara më lart duke u përsëritur janë lartësuar në teori, në shmangie (deviacione) që nuk kanë të bëjnë aspak me partinë e proletariatit dhe që në shumë raste janë trockiste. Këto i kanë rrënjët në influencën e teorive anarkiste, trockiste e të tjera, të cilat janë të huaja për partinë e proletariatit.

## V. Detyrat organizative

Organizatat e kaluara ngushtësisht sektare, me frymë grupi dhe fraksioni, të themeluara në baza krejt të vogla dhe shpesh gati krejtësisht të izoluara nga masat, celula komuniste të tilla të deritashme duhen likuiduar dhe të riorganizohen sa më shpejt, pse një punë e tillë ka qenë krejtësisht e gabuar. Gjithashtu, e gabuar është edhe mënyra e punimit me rininë, me të cilën është punuar në baza të ngushta, duke krijuar celula, të cilat në shumë raste kanë qenë të përmble-

dhura në vetvete dhe s'kanë pasur lidhje të gjera me masat e rinisë punëtore, fshatare e intelektuale. Këto janë dy të metat më kryesore të organizimit, të cilat është e domosdoshme të zhduken sa më shpejt.

Një nga ligjet themelore të zhvillimit të partisë së tipit të ri, të partisë bolshevike, është lufta në dy fronte, kundër gabimeve të vetvetes dhe veçanërisht kundër tentativës së krijimit të grupeve, dhe lufta pa pajtim kundër armikut të klasës. Prandaj partia nuk do të bëhet parti e tipit të vjetër, parti e ngjashme me ato të Ndërkombëtares së Dytë socialdemokrate, në të cilën mbretëronte brejtja, mospunimi, tarafllëku, fraksionazhi dhe tradhtia e interesave të klasës punëtore. Duam një parti të disiplinuar, në të cilën shokët[1] do t'u nënshtrohen forumeve (komiteteve) më të larta, parti e cila do të jetë e zonja të udhëheqë klasën punëtore në luftë deri në fitim, e cila do të jetë ngushtësisht e lidhur me të gjitha turmat punonjëse të qytetit dhe të fshatit.

> *«Dhe derisa ta mbajnë lidhjen me nënën e vet, me popullin, ata i kanë të gjitha mundësitë që të mbeten të pathyeshëm»*[2].

Kështu na ka mësuar mësuesi ynë i madh Stalin. Të tillë parti duam.

Ne duhet patjetër të vazhdojmë punën më me energji për të larguar të gjitha shenjat e teoritë negative dhe të sëmura.

---

1 Anëtarët e Partisë.

2 J. V. Stalin. Veprat, vëll. 14, f. 136.

Për të ruajtur Partinë nga goditjet e armikut të klasës, prej tendencave të ndryshme të tarafeve, prej veprimeve shkatërruese të ndonjërit, është e nevojshme që sa më shpejt dhe sa më energjikisht të vazhdojmë pastrimin e radhëve të Partisë duke mbajtur atë që është e mirë dhe duke e shkëputur nga influenca e huaj. Është e nevojshme të likuidohen kufizimi në punë, politikanllëku, liberalizmi dhe shfaqjet oportuniste. Prandaj është e nevojshme të kemi sytë të hapur mirë politikisht dhe organizativisht kurdoherë dhe është i domosdoshëm bashkëpunimi në mes anëtarëve dhe udhëheqësve. Në këtë drejtim është e nevojshme të njihet aftësia e të gjitha forumeve dhe e të gjithë anëtarëve të Partisë dhe të vihen të gjithë në vendin e përshtatshëm.

Për ruajtjen e njësisë së Partisë është e nevojshme të zhduken nga Partia të gjithë fraksionarët e tarafxhinjtë e pandreqshëm. Në këtë mënyrë Partia, nëpërmjet spastrimit të radhëve të saj, përforcohet edhe më fort. Duhet t'u kushtojmë një vëmendje të veçantë shokëve të cilët kanë neveritur tarafllëkun dhe janë bërë luftëtarë të dhënë për Partinë.

Tarafllëku, fraksionizmi, padisiplina janë shkaqet kryesore të ligështisë së organizatave komuniste të Shqipërisë. Për këtë arsye organizata e Partisë ka këto detyra përpara saj:

1) Të seleksionojë dhe të organizojë anëtarët në celula, të krijojë celula të reja. Sistemi i celulave duhet të bëhet, patjetër, në një kohë sa më të shkurtër, baza organizative e Partisë.

2) Duhet që menjëherë të përforcohen radhët e

Partisë me fuqi të reja, me luftëtarë të shëndoshë, punëtorë e fshatarë të rekrutuar prej të varfërve të qytetit e të fshatit. Duhet të likuidojmë një herë e mirë frikën dhe sektarizmin e futjes në Parti të elementëve të shëndoshë punëtorë e katundarë. Celulat duhet të lindin prej lëvizjes punëtore, prej nga lindin drejtuesit e vërtetë të Partisë.

3) Duhet të ngulim këmbë energjikisht për lartësimin ideologjik teorikisht e politikisht të kuadrove, duke mësuar teorinë marksiste-leniniste, duke studiuar kursin e Historisë së PK (b) të URSS-it që është shtylla kryesore për formimin e një partie të fortë komuniste ilegale e ky kurs do të vlejë që të përgatiten shokët për të luftuar kundër të gjitha frazeologjizmave dhe intelektualizmit të sëmurë.

4) Në celula dhe në komitete duhet të ndahet puna e të gjithë anëtarëve në përshtatje me aftësitë e secilit.

5) Anëtar i Partisë mund të jetë vetëm ai që pranon programin, që bën pjesë aktive në një organizatë partie (celulë) e që paguan kuotizacionin.

6) Duhet të krijohen lidhje të forta në mes celulave dhe komiteteve qarkore si edhe në mes komiteteve më të ulëta dhe atyre më të larta.

7) Komitetet duhet të bëjnë vazhdimisht kontrollin mbi punën e celulave dhe të çdo anëtari. Veçanërisht duhet të ruhemi të mos depërtojë si kontrabandë ndonjë punë e tarafllëkut të vjetër.

8) Për të shëndoshur gjendjen në Parti, është e nevojshme iniciativë sa më e madhe e celulave dhe shokët udhëheqës duhet ta ndihmojnë me çdo mënyrë

këtë iniciativë. Duhet që shokët të shkrijnë të gjithë vullnetin dhe zjarrin e mundshëm të tyre në punën e përditshme të Partisë. Duhet të zhvillojnë dashurinë për Partinë dhe ta ruajnë emrin tonë dhe të Partisë sonë si sytë e tyre.

9) Padisiplina, përçmimi e përbuzja e punës dhe e vendimeve të Partisë janë një nga dukjet më të rënda dhe më të dëmshme në organizatë. Është e domosdoshme që t'u jepet fund këtyre dukjeve, është e domosdoshme disiplina e çeliktë dhe nënshtrimi patjetër ndaj të gjitha vendimeve të Partisë. Prandaj Partia do të largojë sa më energjikisht nga radhët e veta çdo të padisiplinuar, çdo element me tendenca anarkiste, oportuniste, likuidatore dhe çdo të sëmurë nga ambicia.

10) Në çështjen e konspiracionit dhe të ruajtjes së sekreteve të Partisë para armikut të klasës, disa elementë likuidatorë, oportunistë dhe tradhtarë thonë se nuk mund t'u qëndrojnë torturave, por duhet kallëzuar, tradhtuar; këto janë pikëpamje të huaja për partinë e proletariatit dhe duhen zhdukur pa mëshirë. Konspiracioni i deritanishëm ka qenë i kalbur. Ne kemi konspiracion për ta ruajtë organizatën kundër armikut të klasës dhe jo për t'u fshehur prapa perdes e për t'u mbyllur në vetvete.

11) Të shtrihemi organizativisht në të gjitha vendet ku deri tani kjo punë nuk është bërë ose është bërë fare pak.

12) Të zhvillojmë agjitacionin dhe propagandën në turmat e gjera të popullit, të organizohen dhe të bëhen veprime.

13) Të krijojmë dhe të organizojmë realisht lëvizjen guerile të masës, si skelet të ushtrisë së ardhshme, si edhe bazat reale materiale e politike për njësitet guerile, bashkë me partitë e tjera politike dhe me lëvizjen nacionalçlirimtare.

14) Është e nevojshme të bëhet një kthesë në punën me gratë. Veçanërisht situata e sotme na detyron një punë serioze ndër gra; të futim në Parti gra punonjëse, t'i ndihmojmë në punën e tyre për mobilizimin e masës femërore për luftën çlirimtare.

15) Organizatat e Partisë dhe forumet e larta detyrohen t'i japin ndihmën e tyre Rinisë Komuniste të Shqipërisë në zhvillimin e saj dhe në mobilizimin e të gjithë rinisë së ndershme shqiptare.

16) Duhet që organizata e Partisë të mbledhë ndihma për Partinë, në mënyrë që Partia të mund të zhvillojë një punë të gjerë partie, për luftën çlirimtare, për viktimat e terrorit të bardhë. Këto duhet të forcohen dhe të zgjerohen në të gjithë vendin tonë.

Në çdo organizatë duhet të ekzistojë një lloj disipline, por në P[artinë] tonë K[omuniste] është e domosdoshme një disiplinë e veçantë, e cila buron nga vetëdija (koshienca) e lartë e anëtarëve të Partisë, bijtë më të vetëdijshëm të klasës punëtore dhe të popullit. Kondìtat e rënda të punës ilegale na imponojnë një disiplinë edhe më të fortë, e veçanërisht ndër ne në Shqipëri. Çdo anëtar i Partisë do t'i nënshtrohet patjetër disiplinës së Partisë. Pa një disiplinë çeliku dhe njësinë e Partisë, Partia jonë, e cila ka një numër të madh armiqsh, nuk do të mund ta udhëheqë me sukses luftën. Padisiplinën e bien në Parti elementë të

huaj, të cilët depërtojnë në të me qëllim që ta shkatërrojnë nga brenda. Depërtojnë kështu elementë të ndryshëm nga shtresat borgjeze të vogla, të cilët nuk kanë shkrirë shpirtin borgjez të vogël, domethënë njerëz të cilët nuk janë të pjekur për të qenë anëtarë të Partisë, ose karrieristë të ndryshëm, të cilët sjellin ngatërresa dhe krijojnë shesh për punë antiparti dhe trockiste. Të gjithë këta njerëz nuk është vështirë t'i njohim, në qoftë se i kemi sytë e hapur.

Konferenca[1] dhe forumet[2] e reja shprehin bindjen që organizata e Partisë në Shqipëri do të vërë të gjitha fuqitë për likuidimin e gjendjes së sëmurë që ka sunduar në të gjitha organizatat komuniste të Shqipërisë dhe do të vërë të gjitha forcat organizative të Partisë që të qëndrojë në radhët e para të luftës për bolshevizimin e Partisë sonë, e cila duhet t'u përgjigjet detyrave të mëdha që sot paraqiten përpara saj.

## VI. Detyrat politike

Partia duhet të zgjerojë punën ndër masat e gjera punonjëse të Shqipërisë dhe të zgjerojë e të forcojë edhe më fort punën e saj me lëvizjen nacionalçlirimtare nga poshtë dhe nga lart. Të mbjellim idenë për një kryengritje të përgjithshme çlirimtare të popullit nëpërmjet aksioneve të përbashkëta.

---

1 Mbledhja e grupeve komuniste.

2 Komiteti Qendror i Përkohshëm i PKSH dhe Komiteti Qendror i Përkohshëm i Rinisë Komuniste të Shqipërisë.

Duhet:

1) Të krijohet dhe të zgjerohet njësia luftarake në mes të masave punonjëse të qytetit e të fshatit.

2) Të luftohet për pavarësinë kombëtare të popullit shqiptar dhe për qeverinë popullore demokratike në një Shqipëri të lirë prej fashizmit.

3) Të zhvillohet dashuria për Bashkimin Sovjetik, duke popullarizuar realizimet e popujve sovjetikë dhe rolin e pararojës të URSS-it në luftën çlirimtare kundër fashizmit.

4) Nëpër aksione (sabotazhe), greva, demonstrata etj. të përgatitim politikisht e ushtarakisht popullin drejt kryengritjes së përgjithshme me armë, duke përmbledhur në luftë të gjitha fuqitë patriotike dhe antifashiste. E me gjithë këto nuk duhet të harrojmë rrezikun e influencës së nazizmit. Të demaskojmë qeverinë e tradhtarit Kruja[1], manovrat e saj për të përçarë frontin nacionalçlirimtar të popullit shqiptar, duke paraqitur si rrezik për Shqipërinë luftën çlirimtare të popujve fqinjë, jugosllavë dhe grek, me qëllim që të dobësohet lufta kundër fashizmit. Të luftojmë orvatjet e fashizmit për të përçarë popullin shqiptar me anë të fesë, të zhdukim antagonizmat fetarë.

---

1 Mustafa Merlika (Kruja) — një nga krerët tradhtarë fashistë dhe kriminel lufte nga më kryesorët të popullit shqiptar, agjent i vjetër i Italisë fashiste, pjesëtar i qeverisë proitaliane të Durrësit (1918-1920). Punoi me të gjitha mënyrat për të përgatitur pushtimin e vendit nga Italia fashiste. Kryesoi qeverinë kuislinge shqiptare prej dhjetorit 1941 deri në janar 1943. Pas kësaj kohe u shërbeu pushtuesve nazifashistë me të gjitha forcat e tij.

5) Të zhvillojmë dashurinë dhe bashkëpunimin luftarak me të gjithë popujt e Ballkanit, sidomos me popujt serb, grek, malazez e maqedonas, që luftojnë heroikisht për çlirimin e tyre nacional.

6) Luftë për të drejtat e jetës së popullit punëtor shqiptar — punëtorë, fshatarë, intelektualë si dhe për brezin tonë të ri luftarak.

7) Vetëm duke i përmbushur këto detyra, Partia jonë mund të sigurojë influencën e vet në masat popullore dhe të vërë armiqtë në pamundësi për të shmangur luftën popullore prej udhës së drejtë, prej udhës së luftës kundër fashizmit.

Çdo anëtar i Partisë duhet të jetë koshient dhe ta kuptojë këtë situatë serioze dhe fatprurëse, të punojë pa pushim për të arritur në këtë rezultat.

Kështu dhe vetëm kështu do të mund të luajmë rolin e pararojës në luftën për liri të popullit të robëruar dhe të mjeruar për çlirimin kombëtar.

KOMITETI CENTRAL
I PARTISË KOMUNISTE TË SHQIPËRISË

*Botuar për herë të parë në «Dokumente kryesore të PPSH», vëll. I. Tiranë, 1960*

*Botohet sipas kopjes së shaptilografuar që gjendet në Arkivin Qendror të Partisë*

## THIRRJA E PARË E KQ TË PKSH DREJTUAR POPULLIT SHQIPTAR PAS KRIJIMIT TË PARTISË

[Nëntor 1941]

### Popull shqiptar!

Fashizmi gjerman bashkë me hyzmeqarët e tij të vendeve të tjera, Musolini, Manerheimi[1], Antonesku[2] e të tjerë fashistë tradhtarë të popullit të vet, i pangopur me gjakderdhjet që ka shkaktuar në kurriz të popujve të shtypur e të robëruar, me qëllim që të majmet me djersën e tyre dhe me pasuritë e vendeve të zaptuara, po vazhdon me shpirt ndër dhëmbë luftën kundër Bashkimit Sovjetik, vatrës së popujve të lirë sovjetikë.

Gjakatari i çmendur Hitler kujtonte se do të mund ta skllavëronte me një luftë të shpejtë tokën e lirë sovjetike, siç mundi të bënte në vendet e tjera të zaptuara prej tij. Ai kujtonte se do të gjente përpara vetes një shtet të shkatërruar dhe të kalbur prej punës së kolonës së pestë. Por ishte gabuar keqas. Në Unionin

1 Udhëheqës reaksionar i shtetit finlandez, kryekomandant i ushtrisë finlandeze (1939-1940 dhe 1941-1942).

2 Diktator ushtarak fashist i Rumanisë në vitet 1940-1944. Më 1941 e futi Rumaninë në luftë kundër BRSS.

Sovjetik gjeti një shtet të fortë, të organizuar më së miri, dhe një popull të lirë, të begatshëm, të bashkuar si një bllok të çeliktë. Popujt e Bashkimit të Republikave Socialiste Sovjetike, të vendit ku të gjitha kombësitë kanë gjetur shprehjen më të lirë të zhvillimit të tyre të plotë kombëtar, kulturor dhe material, paraqitin një vullnet të vetëm: të luftojnë gjer në fitoren mbi fashizmin, që ka sulmuar tokën e tyre të lumtur, tokën në të cilën për njëzet vjet ata kanë ndërtuar socializmin.

Ushtria e Kuqe heroike, ushtria e punëtorëve, e katundarëve dhe e intelektualëve sovjetikë, e udhëhequr prej Partisë Komuniste Bolshevike të URSS-it dhe prej mësuesit dhe shokut të madh Stalin po u jep grushte vdekjeje ushtrive të kusarëve fashistë që hidhen si bisha për të shkatërruar çdo vepër qytetërimi e për të kthyer në botë errësirën mesjetare. Një pjesë e madhe e fuqive më të mira të fashizmit janë shkatërruar në ndeshjet me forcat sovjetike të tokës, të detit e të ajrit. Para Moskës fatose, qytetit të revolucionit, dhe Leningradit, qytetit të Leninit, forcat e imperializmit po dërrmohen në ndeshjet që valë pas vale hasin në muret heroike të përbëra nga gjokse të të gjithë popujve sovjetikë.

Por popujt sovjetikë nuk luftojnë vetëm për mbrojtjen e atdheut socialist. Popujt e URSS-it, me humbjet e rënda që po i japin vazhdimisht bishës fashiste, luftojnë dhe për çlirimin e gjithë popujve të robëruar dhe të kërcënuar nga fashizmi, luftojnë dhe për çlirimin kombëtar të Shqipërisë. Shoku Stalin ka deklaruar botërisht:

*«Lufta jonë është luftë çlirimtare, ne po luftojmë për mbrojtjen e atdheut tonë dhe për çlirimin e të gjithë popujve të robëruar, të cilët pas shkatërrimit të fashizmit do të jenë të lirë të vendosin mbi formën e vetëqeverimit të tyre»*[1].

Të gjithë popujt e botës gjenden të bashkuar në këtë luftë çlirimtare kundër fashizmit.

Hitleri u përpoq të tërhiqte edhe demokracitë angleze e amerikane në një kryqëzatë kundër sovjetëve. Por edhe ky plan i dështoi. Popujt anglez dhe amerikan po e ndihmojnë me çdo mjet aleatin e tyre, Bashkimin Sovjetik.

Të gjithë popujt e skllavëruar të Evropës si edhe popujt e Ballkanit po bëjnë një luftë heroike për çlirimin e tyre. Malazeztë, serbët, kroatët, maqedonasit, grekët, vendet e të cilëve janë të skllavëruara nga fashizmi gjerman dhe italian, po bëjnë një luftë të gjerë për çlirimin kombëtar. Me luftën e papushuar të çetave partizane, me veprimet e sabotazhit nuk po e lënë fashizmin t'i mjelë e t'i shtypë në qetësi, po i shkatërrojnë qendrat jetësore, nuk po e lënë t'u marrë bereqet, armë, municione dhe njerëz për t'i përdorur në luftën kundër popujve të tjerë. Me veprime sabotazhi, me greva dhe gjatë demonstratash, popujt e tjerë të Evropës, francezët, norvegjezët, belgjianët, polonezët, gjermanët si edhe populli i Italisë (të cilin tradhtari Duçe ia ka shitur Gestapos së Hitlerit) po tregojnë çdo ditë urrejtjen e tyre kundrejt shtypësit që i ka copëtuar dhe i ka

---

1 Shih: J. V. Stalin. «Mbi luftën e madhe patriotike të BS», botim i MMP. Tiranë, 1952, f. 26-27.

plaçkitur në luftërat e grabitjes të ndezura nga klika Hitler-Musolin. Lëvizja e këtyre vendeve po bëhet përherë më e fuqishme dhe nuk është larg dita në të cilën do të fillojë ndër to kryengritja e përgjithshme antifashiste.

## Punëtorë, katundarë, qytetarë, ushtarë, xhandarë, nënoficerë dhe oficerë shqiptarë!

Fashizmi italian që prej më se dy vjetësh na ka shkelur vendin, ka punuar të gjitha të zezat mbi kurrizin tonë. Me ndihmën e disa shqiptarëve, vegla të tij e tradhtarë të Shqipërisë, na ka grabitur lirinë kombëtare, është munduar të na shkombëtarizojë, të korruptojë rininë, t'i italianizojë shkollat. Prej më se dy vjetësh armiku e ka përdorur vendin tonë si bazë për përhapjen e tij në Ballkan dhe e ka kthyer këtë vend në fushë lufte kundër lirisë kombëtare të popujve vëllezër, grek dhe jugosllavë, na ka bombarduar fshatrat e qytetet duke shkatërruar vatrat e pasurinë e fshatarit e të qytetarit... I pangopur nga këto, fashizmi italian na i ka zaptuar vatrat, na ka kthyer rishtas në feudalizëm dhe kërkon të sjellë në fuqi njerëz edhe më reaksionarë se qeveritarët e tanishëm, kërkon të na përçajë me anë të fesë e, siç ka bërë kudo ku ka shkelur, ia ka marrë popullit bukën; pusullat lajmërojnë kosën e tmerrshme të urisë që është varur mbi kokën e turmave të varfra të qyteteve e të katundeve. Po e detyron katundarin të dorëzojë gjënë e gjallë e bereqetin, ka zhdukur nga tregu vajin, gazin dhe sendet më të para të jetesës duke i dhënë mundësi një grushti

të vogël kapitalistësh të spekulojnë mbi kurriz të popullit fukara. Populli nuk mund të paguajë as sendet më të para të jetesës, pasi e gjithë tregtia është monopolizuar në duar të disa njerëzve të lidhur me Luogotenencën. Të gjitha këto spekulime në kurriz të popullit shqiptar fashizmi i bën për të pasuruar një grusht gjakpirësish fashistë që përbëjnë klikën hajdute që është në fuqi.

Por populli shqiptar, i bashkuar si një njeri për t'u mbrojtur nga intrigat dhe shtypjet fashiste, i ka treguar haptazi armikut fashist në Korçë, Tiranë, Durrës e Vlorë, se intrigat e tij në kurriz të bashkimit tonë kombëtar janë gur i hedhur në ujë, se të gjithë shqiptarët, pa dallim feje, krahine e parimesh, janë të një mendjeje e të një zemre në vendosjen për të luftuar kundër zaptuesit të vendit, fashizmit. Në gjakun e shenjtë të dëshmorëve që ranë në udhët e Korçës, shqiptarët janë betuar të hakmerren, të luftojnë gjer në shkatërrimin e zaptuesit, gjer në çlirimin tonë kombëtar nga skllavëria fashiste.

## Punëtorë, katundarë, qytetarë, ushtarë, xhandarë, nënoficerë dhe oficerë shqiptarë!

Lufta e sotme grabitëse, të cilën popujt e Gjermanisë dhe të Italisë nuk e kanë dashur aspak dhe që nuk bën tjetër veçse i shton vuajtjet e tyre e tonat dhe ato të popujve të tjerë, po jep provën më të qartë se fashizmit i kanë ardhur ditët e fundit. Zaptuesi fashist, duke e parashikuar vdekjen e tij të sigurt, po e dyfishon

shtypjen me anë burgimesh, rrahjesh, vrasjesh e internimesh. I ligështuar nga humbjet kolosale që shkon duke pësuar çdo orë në frontin sovjetik, i pazoti t'i bëjë ballë rrymës së madhe kryengritëse që e kërcënon në vendin e tij dhe ndër ne, fashizmi mundohet të rekrutojë milicë dhe xhandarë shqiptarë për ta vënë shqiptarin të shtypë shqiptarin, për të na pasur xhelatë të mirë kundër popujve vëllezër që luftojnë për çlirimin e tyre kombëtar. Në anën tjetër, shenjë e dobësisë së fashizmit është shpërndarja e lajmeve të gënjeshtërta dhe e premtimeve për të ashtuquajtura reforma.

Para kësaj gjendjeje ne nuk duhet të rrimë me duar kryq. Prandaj ne u drejtohemi të gjithë shqiptarëve të ndershëm, që e duan me të vërtetë Shqipërinë, të bashkojmë të gjitha forcat tona për t'i vënë në shërbim të luftës sonë për çlirimin kombëtar. Lufta e hapur është i vetmi qëndrim kundrejt zaptuesit. Çdo bir i këtij vendi të jetë ushtar i Luftës Nacionalçlirimtare. Për ta mposhtur armikun lufta jonë duhet të jetë e organizuar, e bashkuar dhe e fuqishme. Të gjithë burrat shqiptarë duhet të rrokin armët dhe të bashkohen me çetat që do të luftojnë për vatrat tona. Lufta e çetave do të jetë shprehja më besnike e vullnetit të popullit shqiptar për t'u çliruar nga skllavëria fashiste dhe për të rrojtur i lirë.

Por që lufta jonë të jetë vendimtare, ne duhet të luftojmë nga çdo anë armikun. Asnjë taksë, asnjë kokërr gruri, asnjë pikë vaji, asnjë gotë uji armikut fashist. Nëpunësit, xhandarët, ushtarët, nënoficerët dhe oficerët shqiptarë, detyrat dhe armët që fashizmi u ka dhënë, në vend që t'i përdorin për të shtypur popullin

shqiptar dhe popujt liridashës vëllezër të Ballkanit, t'i përdorin kundër zaptuesit fashist.

## Popull shqiptar!

Lufta jonë Nacionalçlirimtare ka filluar. Është në duart tona ta bëjmë përherë më të ashpër, përherë më vdekjeprurëse për zaptuesit fashistë.

Me ne janë të gjithë popujt liridashës të botës. Luftën tonë Nacionalçlirimtare duhet ta lidhim ngushtë me luftën heroike të popujve të Unionit Sovjetik, që gjenden në ballë të luftës çlirimtare kundër fashizmit. Ta kuptojmë dhe ta forcojmë sa më tepër këtë lidhje si edhe atë me luftën nacionalçlirimtare që popujt e robëruar nga fashizmi po bëjnë pa pushim kundër zaptuesit.

## Komunistë shqiptarë!

Lufta Nacionalçlirimtare e popullit shqiptar ju vë detyra të rënda revolucionare, që do ta vënë në provën e zjarrit besnikërinë tuaj ndaj popullit, vendosjen tuaj revolucionare, aftësinë tuaj organizative. Shtrëngoni në mënyrë përherë më të fuqishme radhët tuaja rreth Partisë. Mbahuni kurdoherë në ballë të Luftës Nacionalçlirimtare bashkë me popullin shqiptar. Organizoni luftën çlirimtare kundër zaptuesit fashist. Lidhuni përherë e më tepër me turmat e katundeve e të qyteteve të vendit tonë. Kryeni detyrën që keni kundrejt popullit shqiptar. Eksperienca revolucionare e deritanishme le të jetë mësim për luftën e sotme. Që të jeni të denjë për besimin

që populli shqiptar ka vënë në ju, vazhdoni traditën e bolshevikëve të Leninit e të Stalinit, duke dhënë shembullin e vendosjes revolucionare të sakrificës, të iniciativës dhe të organizimit. Jepni jetën tuaj për çlirimin kombëtar. Të jeni përherë në vendet më të para të luftës, atje ku më i madh të jetë rreziku.

Lufta për çlirimin kombëtar nga zgjedha e fashizmit italian kërkon prej të gjithë shqiptarëve të ndershëm kontributin e tyre. Asnjë shqiptar nuk duhet të rrijë jashtë kësaj lufte.

Të gjithë, pra, në luftë të bashkuar.

**Për çlirimin kombëtar kundër zaptuesit fashist!**

Rroftë bashkimi i popullit shqiptar në Luftën Nacionalçlirimtare!

Rroftë bashkimi i popujve ballkanikë në luftën kundër fashizmit!

Rroftë kujtimi i dëshmorëve të popullit shqiptar të rënë në Luftën Nacionalçlirimtare!

Rroftë Unioni Sovjetik, pararojë e luftës kundër fashizmit!

Rroftë Partia Komuniste Shqiptare!

KOMITETI QENDROR
I PARTISË KOMUNISTE TË SHQIPËRISË

*Botuar për herë të parë në «Dokumente kryesore të PPSH», vëll. I. Tiranë, 1960*

*Botohet sipas kopjes së shaptilografuar që gjendet në Arkivin Qendror të Partisë*

# RINIA KOMUNISTE E SHQIPËRISË DO TË JETË E DENJË PËR BESIMIN QË PARTIA KA TEK AJO

*Letër drejtuar Komitetit Qendror të Rinisë Komuniste të Shqipërisë*[1]

[Nëntor 1941]

KOMITETI QENDROR I PËRKOHSHËM I PARTISË KOMUNISTE TË SHQIPËRISË

SHOQËRISHT

KOMITETIT QENDROR TË PËRKOHSHËM TË RINISË KOMUNISTE TË SHQIPËRISË

E dashur dhe inkurajuese i arrin KQP të Partisë Komuniste të Shqipërisë përshëndetja e zjarrtë shoqërore e KQP të Rinisë Komuniste të Shqipërisë në këtë kohë të vështirë të organizimit të Partisë sonë, të Rinisë Komuniste dhe të luftës çlirimtare kundër zgjedhës fashiste.

---

1 Kjo letër iu drejtua Komitetit Qendror të Rinisë Komuniste të Shqipërisë në përgjigje të përshëndetjes së saj me rastin e krijimit të Organizatës së Rinisë Komuniste të Shqipërisë më 23 nëntor 1941.

Partia ushqen shpresat më të mëdha se Rinia Komuniste e Shqipërisë do të jetë e denjë për besimin që ka vënë mbi të Partia jonë e re dhe se do të dijë ta kryejë revolucionarisht detyrën e lartë që i është ngarkuar, duke u frymëzuar nga shembulli heroik i Rinisë Komuniste Sovjetike në njësi të çeliktë vullnetesh dhe zemrash me Partinë, të organizojë dhe të udhëheqë revolucionarisht rininë shqiptare të skllavëruar, drejt së ardhmes së ndritur, drejt çlirimit nga zinxhirët mesjetarë të skllavërisë fashiste dhe drejt jetës së re të përparimit, të kulturës dhe të gëzimit.

Rroftë Rinia Komuniste e Shqipërisë!

KOMITETI QENDROR I PËRKOHSHËM
I PARTISË KOMUNISTE TË SHQIPËRISË

*Botuar për herë të parë në «Dokumente kryesore të PPSH», vëll. I. Tiranë, 1960*

*Botohet sipas: Enver Hoxha. Vepra, vëll. I. Tiranë, 1968*

## «JAVA E PARTISË» TË SHËNOJË NJË SUKSES TË RI POLITIK DHE EKONOMIK

*Qarkore drejtuar komiteteve të PKSH në qarqe*

[Janar 1942]

KOMITETEVE QARKORE TË PKSH

Të dashur shokë,

Duhet të keni parasysh se Partia, për të kryer veprimet e saj në fushën revolucionare, ka nevojë që çështjes financiare dhe materiale t'i jepet një rëndësi e veçantë.

Ju kujtojmë me insistim se duhet të marrë fund rregullimi i kuotizacioneve dhe të komunikohet sasia mujore e çdo qarku, duke theksuar të ardhurat e rregullta me ndihmat e anëtarëve të Partisë në formë të hollash ose plaçkash.

Të vihen në lëvizje të gjithë anëtarët e Partisë për të mbledhur ndihmën për Partinë, ndihmën popullore, në të holla dhe në plaçka, si dhe ndihmën për çlirimin nacional.

Veç këtyre detyrave që shënuam më lart, detyra të përditshme për çdo militant komunist, porositeni që të hapet një fushatë e posaçme: «Java e Partisë» që prej datës 19 deri 26 kallnor 1942. Gjatë kësaj jave në çdo celulë, në çdo simpatizant, mik të Partisë, në popull, në antifashistë, në nacionalistë, të popullarizohet Partia jonë, udhëheqësja e vërtetë e popullit shqiptar në Luftën Nacionalçlirimtare, të popullarizohet lufta çlirimtare e popullit shqiptar, të popullarizohet lufta çlirimtare e popujve të robëruar, të popullarizohet lufta e Bashkimit Sovjetik, pararojë e lavdishme për çlirimin e popujve të robëruar nga fashizmi. Njëkohësisht të theksohet nevoja dhe të mblidhet ndihma në të holla dhe në sende.

Pra, në këtë javë duhen koncentruar të gjitha forcat e Partisë për një sukses politik e ekonomik të plotë.

Të fala shoqërore

nga Komiteti Qendror i PKSH

*Selami*

*PS* — Ju vëmë në dijeni se më 21 kallnor është dita e vdekjes së Leninit. Duhet të mbani konferenca mbi rëndësinë e ditës dhe mbi jetën e Leninit, punën dhe rolin e tij. Një shok që di mirë jetën e Leninit dhe

literaturën marksiste të bëjë një referat, i cili do të mbahet në qytete e në fshatra, në të rinj e në të vjetër.

*Botuar për herë të parë në «Dokumente kryesore të PPSH», vëll. I. Tiranë, 1960*

*Botohet sipas: Enver Hoxha. Vepra, vëll. 1. Tiranë, 1968*

# DIREKTIVA NË LIDHJE ME ORGANIZIMIN E AKSIONEVE DHE TË LUFTËS SË ARMATOSUR KUNDËR PUSHTUESIT FASHIST DHE TRADHTARËVE

Mars 1942

TË GJITHA KOMITETEVE QARKORE DHE PËRGJEGJËSVE TË CELULAVE, TË GJITHA FORUMEVE TË RINISË KOMUNISTE TË SHQIPËRISË

Të dashur shokë,

Para disa ditësh ju kemi dërguar një letër mbi festimin e 24-vjetorit të themelimit të Ushtrisë së Kuqe. Atje është dhënë direktiva si duhet të punoni për formimin e çetave dhe se si duhet të informoni dhe të mobilizoni popullin për luftën tonë. Ajo direktivë duhet zbatuar.

Duhen shënuar disa çështje organizative:

1) Vihet re njëfarë dobësie në organizatë e veçanërisht në zbatimin e disa direktivave dhe detyrave të caktuara. Prandaj, shokë, edhe një herë, po ju përmendim se të gjitha direktivat e dhëna dhe detyrat e caktuara duhen zbatuar pikë për pikë, veçanërisht për sa

u përket aksioneve, sepse në këtë mënyrë ne dhe populli përgatitemi për luftë. Prej aksioneve të imëta dhe të vogla drejt aksioneve të mëdha me armë.

2) Vihet re një dobësi e madhe për sa i përket konspiracionit. Harrohet që ne gjendemi në një kohë mjaft të vështirë dhe të rrethuar nga të gjitha anët prej armikut dhe se detyrohemi të punojmë në kushte mjaft të vështira, në kushtet e skllavërisë së diktaturës fashiste. Prandaj, shokë, të forcojmë më tepër konspiracionin në mënyrë që armiku të mos ketë mundësi të na dëmtojë dhe të na japë grushte të rënda. Veçanërisht duhet të kemi mendjen në të gjitha veprimet teknike[1]. Ne do të mbrohemi mirë veçanërisht në qoftë se depërtojmë gjerësisht në turmë dhe lidhemi ngushtë me të. Natyrisht, kjo nuk do të thotë që duhet të biem në konspiracionin e vjetër të kalbur. Porositen shokët e komiteteve qarkore që në celulat të flasin mbi rëndësinë e konspiracionit të drejtë dhe të shëndoshë. Shpesh ngjet që bëhen zbulime nëpërmjet lidhjeve, prandaj duhet të mbrohen mirë teknika, materiali, lidhjet dhe shtëpitë përkatëse. Është vënë re ndër shumë shokë që materiali ilegal mbahet pa nevojë nëpër xhepa dhe lihet pa kujdes nëpër shtëpi, si në tryeza dhe nëpër shtretër. Duhet të mos humbasë dhe të ruhet me kujdes materiali i Partisë (libra, broshura, proklamata etj.). Komitetet qarkore duhet të kenë të paktën nga një kopje prej çdo proklamate, letre dhe dokumenti të vet dhe të forumeve të larta.

---

1 Është fjala për lëvizjet në lidhje me bazat e teknikës së shtypit.

3) Nuk duhet të bëhen veprime për veprime, por vetëm veprime që lejon komiteti qarkor. Të gjitha veprimet që bëhen jashtë këtij rrethi kanë karakter antiparti (përjashtohen veprimet e dobishme që vijnë nga vetë iniciativa dhe mosbërja e të cilave do të shkaktonte vonimin ose moskryerjen e tyre).

Nuk duhet të shkohet në të majtë për të bërë aksione në mënyrën e vjetër, si për shembull pasi bën një aksion vendi M, të bëjë medoemos dhe vendi N. Gjithashtu duhet të kemi mendjen që të mos biem në pozitën e vjetër të «ruajtjes së kuadrove» — sëmundje e djathtë. Shmangie nga e majta po duken përherë e më tepër e veçanërisht në rininë. Vetëm aksionet e organizuara, demonstratat mund të kenë karakter të drejtë. Prandaj porositen organizatat të bëhen veprime për bukë, kundër luftës, kundër shkuarjes në ushtrinë fashiste, kundër fashizmit, zaptuesit (këtu mund të dalin një ose më shumë oratorë për një ose dy minuta, për t'i dhënë karakter politik asaj lëvizjeje). Në asnjë rast të mos lejohet që demonstruesit të ndalohen në një vend, por duhet të jenë në lëvizje të vazhdueshme. S'duhet të insistohet e të bëhet një përpjekje e fortë e këmbëngulëse, por me gjithë ashpërsinë e tyre këto demonstrata duhet të kenë elasticitetin e nevojshëm për të ruajtur kuadrot.

Duhet të ruajmë me çdo mënyrë kuadrot. Nuk duhet të veprojmë në mënyrë që të na dhjetojë armiku. Në qoftë se lidhemi me turmën dhe dalim bashkë me të, atëherë i ruajmë kuadrot. Përsëritet që të mos bihet në pozitat e vjetra («për t'i ruajtur kuadrot, të mos bëjmë aksione» ose «aksione patjetër»).

4) Të bëjmë aksione sabotazhi të çdo lloji e vetëm prej asosh që e dëmtojmë zaptuesin: djegie magazinash, deposh benzine e municionesh, shkatërrim armësh, me një fjalë të shkatërrojmë çdo gjë që i shërben armikut për të na mbajtur në skllavëri dhe për luftën e tij. Të bëjmë luftën kundër kolonës së pestë dhe kundër spiunëve.

5) Të përforcojmë punën në rininë dhe në gratë. Këtë për arsye se duhet të përforcojmë punën e agjitacionit dhe të propagandës sonë dhe të sigurojmë kuadrot, të cilët do të zëvendësojnë dhe do të plotësojnë kuadrot udhëheqës të sotëm. Të vazhdojmë dhe të zgjerojmë agjitacionin dhe propagandën te të varfërit e fshatit e të qytetit, të depërtojmë në fshat. Të dërgohen në fshat agjitatorë të përgatitur dhe me influencë për të përgatitur baza për çetat e ardhshme. T'u kushtojmë vëmendje të veçantë shokëve dhe miqve që nuk kanë pranuar të shkojnë në ushtri, dhe të organizohen në luftë kundër zaptuesit. Nuk duhet të lëmë asnjë rast të na shpëtojë pa u lidhur ngushtë me turmën popullore.

Pasi ndër disa shokë sundon mendimi që e gjithë organizata e Partisë duhet të shkojë në çeta, posa të formohen, dhe të hidhemi në luftë të hapët, këshillohen shokët udhëheqës që qysh tani të mos bien në gabime:

a) Çetat janë të përbëra prej njerëzve që duan të luftojnë kundër fashizmit (domethënë duhet ta shtrojmë çështjen në mënyrë të gjerë). Njerëzit që marrin pjesë në çetat duhet të kenë një të kaluar të papërlyer dhe jo të errët.

b) Ato organizohen më së miri prej njerëzve që janë grumbulluar ndër grupet edukative, pasi ndër këto

grupe ata janë mësuar me njëfarë disipline dhe sepse në radhët tona duhet dhe do të ekzistojë një disiplinë, por jo një disiplinë ushtarake dhe e ngurtë (në kuptimin borgjez), te ne është e nevojshme një disiplinë që ekziston te njerëz që luftojnë për një çështje të drejtë.

Në grupet edukative parashtrohet çështja se cilët njerëz duhet të luftojnë në radhët partizane. Gjithashtu në po atë mënyrë edhe nëpër konferencat ata njerëz që duan të luftojnë në radhët partizane, marrin këshilla në të njëjtin drejtim; ata stërviten në artin ushtarak dhe mësojnë përdorimin e armëve të ndryshme prej komanduesit të çetës. Shoku komisar politik u shpjegon mbi situatën politike, të brendshme e të jashtme, dhe u mëson çdo gjë që është e dobishme dhe që ngjet te ne, në çetat dhe në botën e jashtme. Kujdesohet për jetën kulturore dhe politike të çetës në gjendje paqësore, për veprimet e çetave, që këto të marrin karakterin politik.

Në përgjithësi çetën e përbëjnë elementë jashtë Partisë. Ata janë njerëz të dhënë. Nuk duhet të merren njerëz shpirtvegjël, të cilët mund të sjellin demoralizim në radhët e çetës, domethënë kryesisht duhen marrë në çetë njerëz prej turmave të gjera që janë jashtë Partisë, e në të tilla çeta duhet të dërgohen shokë të aftë, të cilët do të punojnë atje. Një pjesë e madhe e anëtarëve të Partisë duhet të qëndrojnë në vend dhe një pjesë e vogël duhet të shkojnë në celulat e çetave, pasi lufta guerile e partizane është vetëm një pjesë aktuale e luftës sonë, dhe nuk duhet që organizata e mbarë vendit të hidhet në një sektor të punës. Një prej detyrave tona kryesore sot është të formojmë

njësite dhe çeta, por kjo nuk do të thotë që të formohen kryekëput prej fuqive tona të Partisë.

c) Njësia themelore është çeta, e cila është e përbërë prej detashmenteve[1]. Kur futet në aksion, çeta duhet të ketë në radhët e saj 50-60 njerëz. Mund të ketë edhe më pak, mund të ketë edhe deri në 100 veta, edhe më tepër. Njerëzit prej të njëjtit vend ose fshat përbëjnë një çetë të përbashkët.

Njësia më e madhe se çeta është batalioni. Më i madh se batalioni është regjimenti[2].

Komanda kryesore e partizanëve e të gjithë vendit është komanda e lartë e njësive partizane çlirimtare popullore.

### Cila është përbërja e komandës

Në ballë të çetës është komandanti ushtarak dhe zëvendësi i tij, është komisari politik dhe zëvendësi i tij. Përbërjen e komandës së çetës e cakton shtabi i batalionit (domethënë komiteti qarkor i vendit, në territorin e të cilit formohet çeta). Shtabi i batalionit (komandanti dhe zëvendësi, komisari politik dhe zëvendësi) caktohet prej shtabit të aradhës[3], domethënë prej ko-

1 Detashment këtu ka kuptimin e njësisë më të vogël se çeta.

2 Regjimente nuk u krijuan në Ushtrinë Nacionalçlirimtare, u gjend më e përshtatshme, për kushtet e vendit tonë, krijimi i grupeve dhe i brigadave si reparte më të mëdha se batalioni.

3 Repart partizan më i madh se batalioni.

mitetit qarkor ose Komitetit Qendror. Shtabi i aradhës caktohet prej shtabit madhor, domethënë prej Komitetit Qendror[1]. Çdo detashment, çdo çetë, çdo batalion, çdo regjiment e shtab madhor, ka intendentin e vet (komisarin e nozullimeve), i cili ka lidhje me bazat ushqimore për çetën e me këshillat për çlirimin nacional. Komisari politik dhe zëvendësi i tij duhet të jenë anëtarë partie. Komanduesi ushtarak nuk është e domosdoshme të jetë anëtar partie, bile është e dëshirueshme të jetë një person jo anëtar partie, por që të jetë i ndershëm dhe me aftësi ushtarake, ndërsa zëvendësi i tij mund të jetë anëtar partie.

ç) Komisari politik nuk mund të jetë njëkohësisht edhe përgjegjës i celulës që gjendet në çetë...

d) Këshillohen në mënyrë të rreptë shokët që gjenden në celulë të çetës të mos ndahen dhe të mos bëjnë mbledhje haptazi. Këto duhet të bëhen me kujdes dhe konspirative, në mënyrë që në çetë të mos vijë ndonjë mosmarrëveshje për shkak të ndarjes së shokëve për mbledhje, «pse po ndahen komunistët». Këto duhen bërë në këtë mënyrë: Të shkohet në drejtime dhe me pretekste të ndryshme pa rënë në sy dhe duke iu përshtatur vendit dhe rrethanave. Në shpjegimet e ndryshme para çetës, sidomos në çështjet politike, shokët duhet të mos bien në kundërshtim, duhet të diskutojnë përpara në celulë, të marrin vendim të përbashkët dhe

1 Deri në krijimin e Shtabit të Përgjithshëm të UNÇSH më 10 korrik 1943, mbi bazën e platformës së Konferencës së Pezës, KQ i PKSH dhe komitetet qarkore jo vetëm udhëhiqnin, por edhe drejtonin drejtpërdrejt organizimin dhe veprimet ushtarake të njësive partizane.

të mbajnë qëndrim të njëjtë për çështjet e ndryshme.

e) Pasi në çetë ka njerëz të mirë, të cilët shumë shpejt do të mund të bëheshin anëtarë partie shumë të mirë, duhet të kujdesemi shumë për ta duke i përgatitur. Gjithashtu të kujdesemi që e gjithë çeta të jetë e konsideruar si një grup edukativ. Për këtë është e nevojshme të kujdesen komisari politik, përgjegjësi i celulës dhe anëtarët e Partisë. Po kështu edhe për punën kulturore në çetë duhen krijuar kurset për analfabetë, të mbahen konferenca, të organizohen shfaqje etj.

f) Morali i çetës duhet të jetë kurdoherë në lartësi të denjë për luftëtarët e çlirimit nacional dhe të revolucionit çlirimtar antifashist.

**Në ç'mënyrë do të bëhen lidhjet**

a) Në çdo çetë duhet të caktohet një shok, i cili do të ketë lidhjet me komitetin qarkor (lidhjet ushtarake mbahen nëpërmjet shtabeve ushtarake). Ai të raportojë gjerësisht për punën, për gjendjen dhe për nevojat e çetës dhe merr prej komitetit qarkor librat, broshurat, proklamatat dhe materialin e Partisë. Kjo lidhje nuk është e qëndrueshme.

b) Në çdo celulë duhet të caktohet shoku për vijën ushtarake, që do të kujdeset për mbledhjen dhe për dërgimin e vullnetarëve, të ushqimit, të armëve dhe të materialit sanitar etj.; ky do të jetë i lidhur me shokët e komisionit ushtarak që përbëhet prej një ose dy anëtarësh të komitetit qarkor dhe prej shokësh të tjerë, të cilët kanë me u kujdesë për çdo material dhe për çdo

gjë që është e nevojshme të dërgohet në çetë. Komisioni nuk duhet të kuptohet në mënyrë të fortë si një forum i veçantë, por si shokë të cilët janë të caktuar prej komitetit qarkor dhe gjenden në lidhje të vazhdueshme me të dhe që do të raportojnë vazhdimisht mbi gjendjen.

c) Në prapavijat, në vendet e çliruara nga partizanët, vendoset pushteti prej popullit ashtu si do populli. Në fshat kryeplakun dhe këshillin e zgjedhin fshatarët në konferencat e tyre gjersa të mos jetë formuar aty këshilli ynë për çlirimin nacional. Ndërrohen kryetarët e komunave dhe të bashkive dhe zëvendësohen me ata që vetë populli i ka zgjedhur, por me kusht që të jenë të ndershëm. Garancia për të mos u zgjedhur elementë të pandershëm është propaganda dhe agjitacioni ynë. Të mblidhet ndihma nëpërmjet këshillave nacionalçlirimtarë, në çdo gjë: misër, grurë, vaj, gjalpë (tëlynë), lesh, çorape, para, bagëti etj., etj.

ç) Në mënyrë politike kërkohet dhe bindet populli politikisht që të japë pa dhimbje sa më shumë që të jetë e mundur për ne që jemi ushtria e popullit dhe si të tillë populli të na mbajë.

d) Kur ka mundësi për të marrë ndonjë magazinë ushqimi ose rrobash, t'ua ndajmë popullit dhe guerileve, që na kanë ndihmuar me çdo mënyrë, dhe një pjesë ta mbajmë për vete. Po kështu të bëhet dhe me paratë. Sjellja me popullin duhet të jetë e mirë dhe e mbështetur në baza të shëndosha. Çdo shmangie në këtë kuptim, si, për shembull, vjedhja, hyrja ndër shtëpi pa leje, shnderimi i grave, vrasja e njerëzve pa arsye e çdo hakmarrje tjetër personale e çdo lloji, dënohet në vend.

Komunistët duhet të jenë shembull dhe gjykues të drejtë, pasqyrë e sakrificës, e vetëmohimit dhe e thjeshtësisë. Në mënyrë të denjë dhe njerëzore duhet të sillemi me armikun që zëmë rob dhe të bisedojmë me të. Nuk lejohet të rrihen as ushtarët robër, as oficerët. Me të gjithë ata që s'meritojnë vdekjen duhet të sillemi në mënyrë njerëzore. Nuk do t'i përdhunojmë, as t'i përulim e t'i poshtërojmë, por, përkundrazi, ne duhet të fillojmë menjëherë punën politike. Ndalohet rreptësisht marrja e pasurisë personale, si para, sahate etj., përveç dokumenteve, armëve (në rast të jashtëzakonshëm mund të ndërrohet veshmbathja, gjë që i duhet thënë vetëm çdo anëtari të celulës që punon në çetë).

Këto direktiva duhet të zbatohen në jetë. Çdo moszbatim ose zbatim i dobët i tyre, do të ketë pasoja të rënda. Duke mos lënë pas dore punët e tjera të Partisë, ne duhet t'i përvishemi sa më shpejt punës për formimin e çetave partizane. Duhet t'i zbatojmë këto direktiva pikërisht dhe ashtu si u ka hije anëtarëve të Partisë Komuniste, të vendosur dhe të disiplinuar.

SKEMË

| Emri X.Y. (pseudonimi) | Ka kryer ushtrinë | Ç'armë përdor | A është i shëndoshë | Gjendja shoqërore e origjina | I besuar I vendosur |
|---|---|---|---|---|---|
| | po | pushkë të gjatë | po | punëtor fshatar | po |

T'i dorëzohen menjëherë nga ana e organizatës numri dhe emrat e njerëzve, të cilët janë në dispozicion

të Partisë, shokut që është i ngarkuar për vijën ushtarake dhe të vihet në dijeni menjëherë mbi numrin e njerëzve dhe të armëve që janë në dispozicion. Me anë të lidhjes së zakonshme të komiteteve qarkore, t'i dërgohet forumit më të lartë numri i luftëtarëve dhe i materialit luftarak.

Me përshëndetje shoqërore

VDEKJE FASHIZMIT — LIRI POPULLIT

KQ i PKSH

*PS* – KËTO DIREKTIVA DUHET T'I MBANI SHUMË MIRË DHE NË ASNJË MËNYRË NUK DUHET TË BIEN NË DORË TË ARMIKUT.

Qarkorët porositen t'i punojnë herën e parë vetë, pastaj në aktiv dhe pastaj në celula.

*Botuar për herë të parë në «Dokumente kryesore të PPSH», vëll. I. Tiranë, 1960*

*Botohet sipas kopjes së shaptilografuar që gjendet në Arkivin Qendror të Partisë*

# MBI DËRGIMIN E SEKRETARËVE POLITIKË E ORGANIZATIVË TË KOMITETEVE QARKORE TË PARTISË KOMUNISTE TË SHQIPËRISË NË KONSULTËN E PARË TË AKTIVIT TË PKSH

*Letër udhëzuese drejtuar komiteteve të PKSH në qarqe*

**27 mars 1942**

Të dashur shokë,

Më 8 prill[1] duhet që qarkori i Partisë të dërgojë këtu sekretarët politikë dhe organizativë të qarkorit, të cilët duhet të vijnë me referat të përgatitur për këto çështje:

I. Situata politike e atij qarku, influenca politike të ndryshme dhe influenca jonë.

II. Gjendja e frymës së grupeve. Ekzistenca ose jo e kësaj fryme të jepet objektivisht.

---

1 Konsulta e Parë e Aktivit të PKSH në fakt i filloi punimet më 12 prill 1942.

III. Gjendja organizative:

a) Numri i anëtarëve

b) Numri i anëtarëve është shtuar apo pakësuar?

c) Në çfarë gjendje ndodhen kuadrot? (Të zhvilluar, të përgatitur për udhëheqës apo jo?)

d) Si është gjendja në komitet?

e) Në qoftë se e pengon kush punën, cilët janë ata?

IV. Mbi ushtrinë. Si dhe sa partizanë janë mbledhur, armatimet e tyre.

V. Mbi punën me rininë.

VI. Si është problemi financiar?

VII. Si është teknika? A mund të plotësojë nevojat?

Të fala shoqërore

*Selami*

***Botohet për herë të parë sipas origjinalit që gjendet në Arkivin Qendror të Partisë***

# RAPORT NË KONSULTËN E PARË TË AKTIVIT TË PARTISË KOMUNISTE TË SHQIPËRISË[1]

[12 prill 1942]

Shokë,

Shkakun që në organizatë vazhdon njëfarë shpërndarjeje organizative dhe që Partia nuk është forcuar akoma organizativisht duhet ta kërkojmë në frymën e grupeve, që ekziston ende. Ju, shokë, e keni parë në rezolucionin e Mbledhjes së gjithë grupeve kryesore komuniste në Shqipëri se në çfarë gjendje ka qenë puna komuniste në vendin tonë. Atje keni parë dhe sa gabime të mëdha kanë bërë këto grupe. Këto gabime kanë bërë që te ne nuk është stabilizuar ende një punë e rregullt dhe që akoma s'kemi mundur me ecë përpara siç duhet.

Lëkundja, liberalizmi, kuptimi i çështjeve në më-

1 Konsulta e Parë e Aktivit të PKSH i filloi punimet më 12 prill 1942 në Tiranë (në botimin e parë është vënë gabimisht data 8 prill 1942 nisur nga letra e datës 27 mars 1942), dhe vazhdoi tri ditë me disa ndërprerje. Raportin kryesor e mbajti shoku Enver Hoxha. Konsulta miratoi veprimtarinë e Komitetit Qendror të Përkohshëm të PKSH dhe doli me një rezolucion në të cilin u përcaktuan detyrat për forcimin e Partisë, për krijimin dhe forcimin e lidhjeve të saj me masat dhe për mobilizimin e tyre në Luftën Nacionalçlirimtare.

nyrë oportuniste, ambiciet etj. e kishin bërë gjendjen të vështirë për lëvizjen tonë. Të gjithë përpiqeshin për vete, gjithsecili ka menduar se mjeti më i nevojshëm ka qenë me formue grupe dhe veten me e çue në «parti», duke sharë gjithë të tjerët, duke i paraqitur gjithë «gabimet» e tyre, duke thënë që të tjerët kanë «faj» për çdo gjë, kurse vetëm ata kanë «plot të drejtë».

Siç e dini, kemi pasur shumë grupe, si ai i Korçës, i Shkodrës, i «Të Rinjve», kemi pasur dhe dy persona, të cilët kanë qenë të «Punës së Korçës» e të cilët kanë formuar një lloj grupi të vogël. Ata kanë mbledhur disa njerëz rreth vetes, mbi të cilët kanë pasur influencë, dhe i kanë mbajtur «për vete». Këta shokë janë A. dhe M.[1]. Ka pasur edhe dy grupe trockiste: i Fundos dhe i Qendros dhe, më në fund, ka një grup të oportunistëve likuidatorë: «Zjarri» (për të gjitha grupet dhe personat do të flasim më vonë).

E tillë ishte gjendja para Mbledhjes së grupeve kryesore në Shqipëri. Kështu nuk mund të vazhdonte më, duhej të shkohej në diçka më të re, në diçka më të organizuar, në parti.

1 Mustafa Gjinishi — element aventurier që hiqej si komunist, mbante lidhje me pseudonacionalistët. Siç u vërtetua që gjatë luftës, prej kohësh ishte rekrutuar agjent në shërbim të anglezëve, të cilët e dërguan në Shqipëri më 1941 së bashku me Abaz Kupin për të depërtuar në radhët e komunistëve shqiptarë me qëllim që të sabotonte lëvizjen nacionalçlirimtare. U lidh ngushtë me reaksionin e brendshëm dhe zhvilloi veprimtari të fshehtë antiparti në dëm të interesave të popullit shqiptar. Ishte një nga përgjegjësit kryesorë të marrëveshjes tradhtare të Mukjes (1-2 gusht 1943).

Sipas mendimit tonë, ne kemi gjetur mjetin më të mirë dhe më të përshtatshëm, i cili ka qenë i domosdoshëm në një gjendje të tillë. Kemi përdorur sistemin e bashkimit nga poshtë-lart, nën një udhëheqje të vetme, të zgjedhur prej njerëzve të cilët kanë qenë infektuar më pak me frymën e grupashëve dhe të cilët kanë dhënë më shumë garanci që do ta zbatojnë vijën e Partisë. Jemi hedhur në punë. Por nuk duhet të harrojmë që në një punë të tillë të madhe kanë mundur të hyjnë kontrabandë në radhët tona shumë prej të vjetërve, dhe të tillë elementë të dëmshëm edhe sot gjenden mjaft. Shokët që janë marrë prej grupeve të ndryshme (të cilët, ndoshta, në kohën e grupeve kanë qenë «luftëtarë» shumë të mirë dhe janë treguar si «agjitatorë» të kulluar për çështjen e grupit të vet) janë treguar mjaft të dobët si anëtarë partie. Kjo ka ardhur ngaqë shokët më parë nuk janë njohur dhe kështu në radhët tona gjenden mjaft elementë të dëmshëm e të lëkundshëm. Duket se fryma e grupeve është më e fortë sesa e kemi menduar në fillim. Veçanërisht shumë prej këtyre kanë mbetur në Tiranë, ku çështja drejt likuidimit të grupeve qëndron më keq, kryesisht për shkak se këtu gjenden të gjithë përfaqësuesit e grupeve dhe se këtu janë grupashët më grindavecë, të cilët nuk mund të pajtohen veçse me vështirësi me rrugën e re të organizimit. Gjendja e vjetër e tyre është e lëkundur dhe gjendja e re nuk u ka hyrë në kokë dhe kështu ata vazhdojnë punën me frymë të vjetër, jashtë vijës së Partisë, duke penguar punën dhe zhvillimin e rregullt të saj.

Për asnjë komunist nuk është gjë e fshehtë që janë formuar dy rryma, nga të cilat njëra ka pranuar të mbrojë Partinë dhe i është përveshur punës intensivisht, duke zbatuar vijën, ndërsa e dyta e merr çdo çështje me rezervë, duke kritikuar (ajo ka vepruar objektivisht që puna e Partisë të mos zhvillohet në rregull), duke hedhur gurë nën rrotat e Partisë, duke penguar punën e saj. Këta elementë përbëhen prej grupeve të ndryshme, por më tepër prej Grupit të «Të Rinjve» (veçanërisht në Tiranë), përfaqësuesit e të cilit janë Anastasi e Xhepi[1], që edhe pas premtimit të dhënë prej tyre se do ta ndalonin punën e vjetër dhe do të vepronin sipas direktivave të dhëna nga Komiteti Qendror i Përkohshëm, ata prapë i vazhduan lidhjet e vjetra.

Ne deri tani kemi qenë të mendimit se duhej me

1 Anastas Lula — ish-kryetar i Grupit të «Të Rinjve». Në Mbledhjen e grupeve komuniste, në nëntor të vitit 1941, së bashku me ish-zëvendëskryetarin e grupit, Sadik Premten (Xhepi), u munduan të pengojnë krijimin e Partisë Komuniste të Shqipërisë. Pas themelimit të Partisë, që të dy luftuan me të gjitha mënyrat vijën e saj politike dhe Komitetin Qendror të Partisë. Konsulta e Parë e Aktivit të Partisë i porositi për të fundit herë fraksionistët Anastas Lula e Sadik Premte që të hiqnin dorë nga puna e tyre antimarksiste dhe të zbatonin direktivat e Partisë. Në qershor 1942 Konferenca e Jashtëzakonshme e Partisë e asgjësoi fraksionin e rrezikshëm trockist të organizuar prej tyre në gjirin e Partisë, me qëllim që ta shkatërronin këtë, kurse krerët e tij i përjashtoi nga Partia. Meqenëse ata e vazhduan veprimtarinë e tyre tradhtare, Konferenca e Parë e Vendit e PKSH i cilësoi armiq të Partisë e të popullit.

durim t'i bindnim këta shokë që t'i nënshtroheshin disiplinës dhe të kuptonin nevojën se duhej t'i zbatonin direktivat me përpikëri. Tani le të kalojmë në një rrugë të re, në rrugën e spastrimit të gjithë atyre që janë të dëmshëm për Partinë, që pengojnë punën dhe zhvillimin e Partisë. Në këtë rrugë, sipas mendimit tonë, duhet kaluar patjetër, në qoftë se nuk duam të biem në baltë të vjetër dhe në qoftë se duam njësinë e disiplinës në Parti dhe zhvillimin e saj. Një luftë e papajtueshme duhet bërë kundër të gjitha shmangieve, pa marrë parasysh nga vijnë e prej cilit grup vijnë. Nuk na lejohet të biem në pozitat e vjetra socialdemokrate: «Më mirë është paqja e dobët se përleshja e mirë». Gjithashtu duhet bërë luftë kundër gjithë atyre që sulmojnë punën e Partisë nga jashtë (Z.)[1], sepse duhet ta kemi të qartë se vetëm me një luftë të tillë mund të forcohet Partia. Elementët e dëmshëm duhet t'i demaskojmë para masës popullore. Derisa të mos i demaskojmë në popull këta elementë, ata mund të mashtrojnë edhe njerëz të ndershëm. Të mos harrojmë se duhet të luftojmë edhe kundër atyre që kritikojnë kot.

## 1) Gjendja në Parti

Nuk është formuar akoma një kuptim i plotë mbi strukturën e organizatës dhe mbi drejtimin e Partisë.

---

1 Zjarri. Grupi trockist i «Zjarrit» u formua në Greqi më 1936 nën kryesinë e Zisi Andreas. Zhvilloi një veprimtari të theksuar armiqësore kundër grupeve komuniste dhe PKSH.

Kjo vjen nga shumë shkaqe dhe veçanërisht nga shkaku se shokët nuk e kanë kuptuar mirë marksizëm-leninizmin, se nuk kuptojnë rëndësinë e lidhjes midis teorisë dhe praktikës, ose se shokët akoma nuk i dinë çështjet më themelore, të nevojshme për një komunist organizator, agjitator dhe propagandist. Është e qartë se në këtë mënyrë nuk vete. Duhet të punojmë shumë në të gjitha drejtimet, që të lartësohen shokët, që të mund të shkojnë përpara dhe të bëhen udhëheqës. Por këtë nuk mund ta bëjmë në asnjë mënyrë, në qoftë se nuk lidhim punën teorike me punën praktike, sepse

> *«Pa teori revolucionare nuk mund të ketë as lëvizje revolucionare»*[1],

domethënë duhet të shkojmë drejt rrugës që na ka shënuar mësuesi ynë i pavdekshëm Lenin, duhet të shkojmë drejt rrugës së lidhjes së teorisë me praktikën, të lidhjes së zhvillimit teorik me punën praktike. Nuk na lejohet të lëmë njërën për hesap të tjetrës, ose të përçmojmë njërën dhe t'i japim rëndësi më shumë tjetrës. Puna jonë edhe në njërin drejtim, edhe në tjetrin ka mbetur prapa. Ka mbetur kaq prapa sa të vret sytë; vetëm në qoftë se njeriu do të mbyllë sytë para vetes, para së vërtetës, vetëm atëherë s'e dallon.

Mungesa e dijeve shkakton që të bëhen gabime të mëdha fillestare në punë, dhe kjo është deri diku shkaku që akoma ekziston fryma e grupeve.

---

1 V. I. Lenin. Veprat, vëll. 5, f. 434.

Që ta kuptojmë çështjen më qartë është më mirë të shohim pak të kaluarën, historikun. Do të mundohemi të mos hyjmë në hollësi, por të marrim vetëm çështjet më me rëndësi, të cilat kanë influencë të dukshme në zhvillimin e çështjeve në përgjithësi. Ne mbi këto çështje duhet të flasim qoftë edhe në përgjithësi, megjithëse një pjesë prej tyre janë të së kaluarës. Sipas mendimit tonë, neve do të na duhet të flasim një kohë mjaft të gjatë, derisa të zhduket rrënjësisht fryma e grupeve, derisa t'i përvishemi plotësisht punës së Partisë. Por kjo nuk lipset të kuptohet sikur duhet të qëndrojmë gjithmonë po në një vend dhe të gërmojmë në të kaluarën, as nuk duhet vetëm të dëftejmë këtë ose atë gabim grupi, por duhet që nga eksperienca e së kaluarës të përfitojmë atë që do të na vlejë për të tashmen dhe për të ardhmen.

Mungesa e lidhjeve të forta dhe e dijeve organizative, mungesa e njësisë, mungesa e besimit në çështjen e luftës së klasës punëtore dhe të popullit punëtor, mospërgjegjësia e shokëve, mosbesimi dhe moszbatimi i direktivave të Kominternit, të cilat kanë qenë me një rëndësi historike, ambiciet dhe tarafet, ekzistenca e influencës së borgjezisë, fshehja nën perde për të mos u shfaqur si komunist dhe shumë të tjera kanë shkaktuar që të nxiten armiqësitë e vjetra të grupeve, saqë lufta e tyre ka dalë edhe në rrugë.

Nga kjo ka ardhur që individët dhe grupet kanë punuar pa plan, pa kontroll, pa përgjegjësi para ndokujt. Janë bërë gabime organizative të mëdha, saqë është vështirë dhe duhet mjaft kohë për t'i ndrequr.

Mbeturinat e të tilla gabimeve organizative, ndër të cilat, në radhë të parë, krahas me grupashët, sektarizmi dhe vogëlsitë, s'lënë zhvillimin e punës organizative që të shkojë përpara dhe pengojnë që të riorganizohet puna e Partisë ashtu si duhet. Prandaj është e nevojshme që të fillojmë luftën vendimtare kundër këtyre mbeturinave (sektarizmit, moskuptimeve dhe paqartësive), të cilat janë krejt të huaja për Partinë dhe lëvizjen punëtore, por që, për fat të keq, akoma ekzistojnë te ne. Nuk do të lejojmë që elementë të dëmshëm, ambiciozë e të papërgjegjshëm të na shkatërrojnë punën e Partisë, të na shkatërrojnë atë që ne e kemi bërë me një mundim të madh. Nuk do të lejojmë të vazhdojnë sëmundjet dhe mësimet e vjetra. Te ne janë bërë dhe po bëhen gjëra organizative të çuditshme. Shpesh disa njerëz janë lidhur pas disave, duke rënë nën influencën e tyre, duke u shërbyer dhe duke u besuar atyre qorras. Këta njerëz janë bërë mjeshtër në punën e grupeve. Me mbulesat e vjetra misterioze të konspiracionit të kohës së grupeve këta elementë u janë afruar disa shokëve dhe sot po vazhdojnë të përpiqen të afrojnë të tjerë me mënyra ustai dhe me rrugë të ndryshme. Në mes tyre ka pak të ngritur ose që e dinë pak rëndësinë e çështjes, besojnë gjithë ato që u paraqitin drejtuesit e vjetër të grupeve ose grupashët grindavecë, duke vënë lart personin mbi lëvizjen, mbi Partinë.

Kjo është e keqja kundër së cilës duhet të luftojmë më energjikisht dhe patjetër. Këtë nuk na lejohet ta lëmë që të vazhdojë më. Shokët duhet të binden që patjetër t'i besojnë Partisë e patjetër ta dashurojnë

atë dhe punën e saj. Janë dashur të bëhen diskutime të gjata mbi nevojën e punës me masat. Me shumë ngadalësi e kanë kuptuar shokët nevojën dhe mundësinë e punës me masat. Ata nuk e kanë kuptuar se sa e rëndësishme është kjo punë. Ata e kanë mohuar mundësinë e punës nën fashizëm. Thoshin se «me këtë sistem organizativ është e mundur të punohet në Greqi e në vende të tjera», ose «kjo, ndoshta, është mënyra e vjetër e punës dhe ne nuk duhet të ekspozohemi», «ne nuk duhet të shkojmë në aksione, se na zbulon policia», «ne nuk duam të humbim njerëz, e në qoftë se ndonjëri do të shkojë në të tilla aksione, le të shkojë vetë» etj., domethënë kanë mohuar të punojnë dhe të shfaqen si komunistë para masave, kanë mohuar aksionet. Por në ç'mënyrë mendonin të vinin vallë deri te revolucioni? Këtë nuk e kemi të qartë. Po një send vetëm e kemi të qartë, se në atë mënyrë kurrë nuk do të mundnim t'ia arrinim revolucionit dhe nga një punë e tillë nuk do të mund të pritnim asgjë të mirë.

Këtë vijë e kemi kaluar, por gjendja organizative është e vështirë dhe nuk mund të ndreqet menjëherë, sepse kjo vijë ka shtënë rrënjë gjatë kohës. Kjo duket edhe tani, por në një formë të re. Të tilla mendime janë mbeturina të punës së vjetër dhe krejtësisht të huaja për lëvizjen revolucionare punëtore. Ne duhet të luftojmë patjetër energjikisht kundër tyre (në grupet e «Të Rinjve» dhe të Shkodrës).

Disa shokë kanë pasur një mendim se mund të bisedonin me të gjithë elementët. Thoshin se nuk mund ta luftojmë armikun, «pasi nuk jemi të fortë». Kjo i ka sjellë në një gabim të madh dhe ata kanë rënë në

pozita pajtuese. Gjithashtu, në këtë rrugë i ka shtyrë dhe liberalizmi e familjariteti.

Kaq mbi këto.

Shokët nga Komiteti Qendror i Përkohshëm kanë shkuar në vende të ndryshme dhe kanë riorganizuar punën e vjetër, kanë krijuar celulat komuniste (në të cilat janë ndarë puna dhe detyrat). Komiteti Qendror i Përkohshëm nuk ka bërë vetëm organizimin, por me të vërtetë ka bërë bashkimin e organizatave të qarqeve të ndryshme dhe i ka lidhur ato me Komitetin Qendror. Duke shkuar nëpër vendet dhe organizatat, ai u ka dhënë ndihmën e plotë shokëve. Ai, në realitet, ka drejtuar krejt punën organizative, duke dhënë këshilla dhe direktiva. Ka marrë qëndrime për të gjitha çështjet, me proklamatat e tij ka dhënë vijën politike të punës, i ka dhënë jetë organizatës. Atij i kanë rënë barrë të mëdha e të rënda. Ai ka qenë i ngarkuar të krijojë Partinë, dhe ju, shokë, e dini se kjo nuk është aq e lehtë dhe një detyrë e thjeshtë, veçanërisht aty ku mund të gjendet në çdo hap ndonjë kontradiktë. Ka luftuar sektarizmin dhe ka filluar luftën kundër shmangieve, ka bërë luftë kundër vogëlsirave dhe lokalizmit, dhe gjatë kësaj pune kanë dalë probleme, të cilat Komiteti Qendror i ka rregulluar. Partia nuk formohet vetëm në një ditë. Ajo patjetër do kohë. Komiteti Qendror do të bëjë një luftë nëpërmjet eksperiencës organizative, për të mundur që prej kësaj lufte të krijohet me të vërtetë njësia. Për këtë shkak Komiteti Qendror ka marrë vendime që, krahas me organizimin e Partisë, të bëhen aksione, demonstrata etj., ku shokët mësohen dhe forcohen si çeliku dhe ku lidhen me masën etj. Gjithnjë

në këtë punë kanë dalë shumë vështirësi, para të cilave nuk jemi ndalur, por deri tani i kemi mundur gjithnjë me sukses. Ne duam me të vërtetë një parti unike dhe organizatat tona duhet t'i bëjmë që të kalojnë nga celulat e vogla e të izoluara në organizata të mëdha të Partisë, të cilat do të jenë të lidhura fort ngushtë me masën dhe të kenë rrënjët në to. Duam të tilla organizata, të cilat, me shembullin e tyre të luftës, të shtyjnë edhe të tjerët në vetëmohim dhe të krijojnë besimin e rretheve ku punojnë. Nuk na lejohet që të lëmë asnjë gjurmë prej punës së vjetër. Kudo duhet të ndihet fryma e Partisë, e punës komuniste. Duhet të krijohen të tilla organizata të forta, të cilave armiku nuk mund t'u bëjë asgjë me luftën e vet. Duhet të lidhemi aq shumë me masën dhe të shkrihemi në të saqë armiku të mos na dëmtojë.

Janë krijuar tetë komitete drejtuese në vende të ndryshme, dhe nuk ka vend ku nuk kemi hyrë (qytete të mëdha); në disa vende kemi komitete qarkore të organizuara.

Kjo nuk i afrohet aspak asaj që ne duhet t'ia arrijmë, por prapë edhe kjo mund të numërohet një sukses mjaft i madh, duke marrë parasysh rrethanat e jashtme e të brendshme në të cilat punohet. Përveç kësaj, shokët e Komitetit Qendror kanë qenë të detyruar të bënin edhe punët më të vogla. Ata kanë qenë të detyruar të rregullonin punën në celulat, gjë që u përket drejtuesve të vendit. Ata, përveç kësaj pune, kanë biseduar me të gjithë shokët veçanërisht, duke u munduar që të bindnin shokët e pakënaqur për çfarëdo arsye, dhe numri i këtyre në fillim nuk ka qenë i

vogël. Pakënaqësia më tepër ka rrjedhur prej zgjedhjes së komiteteve qarkore. Këta nuk kanë kritikuar vetëm sistemin e zgjedhjes, por kanë ardhur deri në kundërshtim me shokët udhëheqës, nuk durojnë disiplinën, kështu që në këtë mënyrë kanë futur brenda në Parti ngatërresa, duke krijuar tendenca për punë antiparti. Shihni, shokë, sa lart qëndron koshienca e tyre si anëtarë partie! S'janë të kënaqur, pse s'janë bërë drejtues ata vetë! Ku e dinë këta se s'kanë përfaqësuesit e vet? Këtu shihet se është thyer disiplina dhe është shkelur konspiracioni. Janë mbajtur lidhje të vjetra. Ata kanë formuar në mendjen e tyre mendimin se grupi i tyre është konsideruar sikur s'vlen asgjë. Ky, gjoja, është shkaku që ata janë revoltuar. Kjo është servirur prej kryetarëve të vjetër, sepse Partia për këtë gjë nuk u ka dhënë as dyshimin më të vogël. Ata kanë shumëzuar materialin pa aprovimin e komiteteve qarkore. Për këtë gjë kanë lajmëruar, sigurisht, drejtuesit e vjetër të grupit (Anastas Lulën dhe Xhepin) dhe materialin e shumëzuar ua kanë dhënë vetëm shokëve të vjetër. Kjo ka shkaktuar krijimin e disa teorive të vogla të disa personave: «Puna në fshat është e pamundshme; kur bisedohet me fshatarin ai pranon, kur i kthen kurrizin ai qit gjuhën, tallet me ty». Ka të tjerë që thonë: «Duhet që krejt organizatën ta hedhim në fshat», ose «duhet të caktohen shokë, të cilët të jenë të çliruar nga çdo punë partie dhe vetëm të kryejnë vrasje të agjentëve të kolonës së pestë dhe spiunëve» (atentatorë profesionistë!) etj.; «shokët në celulë nuk kanë iniciativë»; «Bashkimi Sovjetik bën politikë njësoj si dhe vendet borgjeze».

Po të ishin këto vetëm mendime të atyre, çështja do të ishte fare e lehtë, por, për fat të keq, ato kanë filluar të qarkullojnë dhe të formohen si një vijë, dhe kjo përsëri në krye të një grupi (Grupi i «Të Rinjve»).

Kur janë pyetur pse i vazhdojnë akoma lidhjet e vjetra, ata kanë thënë se kanë qenë të revoltuar, meqë në celulat e tyre bëheshin dallavere, e prandaj kanë mbajtur lidhjet e vjetra. A është vetëm ky shkaku që ata janë të pakënaqur? Gjatë bisedimeve janë bindur, dhe vetë e kanë pranuar këtë si gabim, duke thënë se nuk do t'i vijonin më lidhjet e vjetra, por koha ne na ka mësuar që t'u besojmë vetëm veprave. Nuk janë vetëm këta shokë që janë të pakënaqur. Janë të pakënaqur edhe ca elementë «agallarë» dhe «bejlerë». Ata kanë vazhduar punën e vjetër, punë që është e huaj për lëvizjen punëtore, siç është e huaj edhe klasa e tyre. Këtyre «agallarëve» u janë shoqëruar edhe disa punëtorë. Me të vërtetë! E vërteta e vjetër është vërtetuar edhe në këtë rast. Ata po përdorin edhe njëfarë frazeologjie të kotë, duke na quajtur ne trockistë. Ne u themi atyre haptazi se kanë rënë ata në kënetën e trockistëve. Fati i gjithë elementëve antiparti është që të lidhen bashkë në luftë kundër Partisë. Ne duhet që këta tipa patjetër e pa mëshirë t'i përjashtojmë nga Partia.

Prej këtyre njerëzve vinin akuza, duke thënë se këta nuk mund të duronin komandat e komitetit qarkor, pse në komitet ka shokë *punëtorë të pazhvilluar*. Të themi se disa komitete qarkore nuk janë në lartësinë e duhur. Po pse atëherë këta shokë të pakënaqur nuk kërkojnë shpjegime prej forumeve më të larta?

Neve na duket se te këta fshihet diçka tjetër, këta nuk pranojnë vijën e Partisë, megjithëse me fjalë e pranojnë. Shokët punëtorë, që janë shumë të rinj dhe që nuk janë në lartësinë e duhur, por që kanë garanci të bëhen udhëheqës, nuk mund t'u përgjigjen disa pyetjeve ose çështjeve, çështje të cilat janë thjesht intelektuale, por këta shokë, për një kohë mjaft të shkurtër, e kanë kuptuar mjaft mirë vijën e Partisë dhe e zbatojnë me përpikëri, e njohin dhe e përdorin vijën politike më mirë se ata intelektualë që kanë studiuar «disa zhvillime ekonomike». Është e kuptueshme se disa herë gabojnë edhe forumet, duke mos ditur të sillen me shokë e me njerëz, se ekzistojnë tendenca të komandimit; kjo nuk është e rregullt, është e dëmshme dhe duhet të ndalohet. Forumet e larta duhet të kontrollojnë punën e forumeve më të ulëta dhe të përpiqen që të mos veprohet më kështu.

Ne, gjithashtu, jemi për iniciativën në masë sa më të madhe, sepse sot dëshirohet që komunistët të bëhen udhëheqës e jo automatë, jo të kufizohemi me punën e forumeve. Ndodh shumë shpesh që nga kontakti me shtresat borgjeze dhe mikroborgjeze dhe me idetë e tyre shokët të bien nën influenca të ndryshme, duke zbatuar mendime të huaja për lëvizjen revolucionare. Kjo shkaktohet nga niveli i ulët i shokëve.

Tani po kthehemi në dy persona, për të cilët kemi folur edhe më lart; njëri e pranoi pikë për pikë vijën e Partisë, kurse tjetri, i cili në fillim shprehu dëshirën dhe u interesua për zgjedhjen e Komitetit Qendror, ka shfaqur pakënaqësinë pse nuk ka hyrë ve-

të në Komitetin Qendror, përse «vetëm punëtorët mund të hyjnë në komitet dhe intelektualët jo». Në të vërtetë, mund të hyjnë edhe intelektualët që janë larg nga fryma e grupeve dhe janë të përshtatshëm. Ky njeri, që më parë ka pasur lidhje me Grupin e Korçës e tani ka «miqësi» dhe është lidhur me të gjitha grupet, është i pakënaqur për shkak të zgjedhjes së komiteteve. Flet çështje shumë të çuditshme, por një gjë është e qartë, se ai nuk ka një ide të kthjellët për Partinë dhe nuk mund të bëjë dot dallimin midis komunistëve dhe nacionalistëve. Ai arrin të kritikojë edhe proklamatat që, sipas tij, nuk kanë mjaft nacionalizëm brenda. Çudi! Nga influenca që ushtrojnë tek ai nacionalistët ka një mendim, i cili është: lufta jonë e sotme na qenka vetëm luftë për solidaritetin e internacionalizmin dhe jo luftë për të mirën e popullit shqiptar! Ai ka në kokë edhe mendime të tjera të këtij lloji, të cilat nuk është nevoja që t'i komentojmë.

Ai nuk i ka dorëzuar njerëzit e tij[1]. Thotë se nuk janë përgatitur akoma, por që të kenë lidhje me të ata janë të përgatitur! Ka elementë të rinj e të pjekur, me të cilët ai nuk është në gjendje të bëjë një punë komuniste, sepse këta janë një numër njerëzish e pastaj nga shkaku që ai vetë është ilegal dhe për arsye të tjera, kështu ata shpesh mbeten për një kohë të gjatë pa lidhje, pa kontakt. Ajo që ka më tepër rëndësi është se ai nuk bën me ta një punë komuniste të rregullt. Ai

---

1 Mbledhja e grupeve kryesore komuniste për krijimin e Partisë kishte vendosur që udhëheqësit e grupeve komuniste t'i dorëzonin Komitetit Qendror të gjitha lidhjet që kishin me anëtarët e grupeve të tyre.

ka lidhje me njerëz në Peqin dhe deri sot akoma nuk i ka dorëzuar. Ai ka pasur lidhje edhe në Ishëm dhe nuk i ka pasë dorëzuar, derisa ia gjeti vetë Partia. Shoku këshillohet që të mos vijojë më në këtë mënyrë, se s'bën kështu dhe kjo nuk durohet.

Në një kohë të shkurtër ai duhet të dorëzojë të gjitha lidhjet, të gjithë njerëzit (Partia nuk do t'ia marrë miqtë). Përderisa ai nuk i nënshtrohet disiplinës së Partisë, Partia do të marrë vendimin e merituar.

Kemi qenë të asaj pikëpamjeje që t'i përmirësojmë shokët. Por ne duhet t'ia hedhim fajin vetes, se nuk kemi marrë vendim që në fillim t'i demaskonim haptazi këto vepra të gabuara. Por fajin tonë ne e justifikojmë me dëshirën për të përmirësuar njerëzit. Në këtë rrugë kemi pasur sukses dhe akoma po e vijojmë këtë rrugë. Ne kemi marrë parasysh mësimet e mësuesit të madh Lenin:

> *«Ne po ecim me radhët e shtrënguara në një rrugë të vështirë me të përpjeta dhe të tatëpjeta, duke u mbajtur fort për dore. Ne jemi të rrethuar nga të gjitha anët me armiq dhe pothuajse vazhdimisht jemi të detyruar të ecim nën zjarrin e tyre. Ne u bashkuam në bazë të një vendimi që morëm lirisht pikërisht për të luftuar kundër armiqve dhe jo për të rënë në kënetën që kemi afër, banorët e të cilit që në fillim na qortuan pse u ndamë si grup më vete, zgjodhëm rrugën e luftës dhe jo atë të pajtimit. Por ja, disa prej nesh fillojnë të bërtasin: të hyjmë në kënetë! — dhe kur i shajnë për këtë*

*gjë, ata përgjigjen: sa të prapambetur qenki! si nuk keni turp të na mohoni lirinë që t'ju ftojmë në një rrugë më të mirë! — Posi, zotërinj, jeni të lirë jo vetëm të ftoni, por edhe të shkoni ku t'ju dojë qejfi, qoftë edhe në kënetë; ne mendojmë bile se vendi juaj i vërtetë është pikërisht në kënetë, dhe jemi gati t'ju ndihmojmë me sa mundemi* **që të shpërnguleni** *aty. Vetëm lëshojeni atëherë dorën tonë, mos u kapni pas nesh dhe mos e fëlliqni fjalën e madhe liri, sepse edhe ne jemi «të lirë» të shkojmë ku të duam, jemi të lirë të luftojmë jo vetëm kundër kënetës, por edhe kundër atyre që kanë marrë rrugën e kënetës!»*[1].

Tani, shokë, po flasim për një grup që është shumë larg Partisë dhe është plotësisht në kënetë — ky është Grupi i «Zjarrit», që e quan veten «parti». Zjarristët thonë se janë komunistë legalë. Siç e shihni, shokë, këta zënë një vend të veçantë. Ai është plotësisht një grup likuidator, oportunist, dhe gjendet në këtë kënetë oportuniste likuidatore që më 1936, që kur e quajti veten parti.

Ata kanë krijuar një arsenal teorish dhe teorish të vogla shumë të dëmshme, të cilat mund t'i nënshkruante çdo reaksionar, edhe Mustafa Kruja vetë. Të tilla teori janë: «Nuk duhet të bëjmë agjitacion dhe propagandë, nuk është koha për të», «URSS-i sot është duke bërë lëshime, si për shembull, në lëmin e fesë», «komu-

1 V. I. Lenin. Veprat, vëll. 5, f. 417.

nistët në Bashkimin Sovjetik po tërhiqen, ashtu duhet të tërhiqemi edhe ne, që të mos bëjmë aksione» (sipas fjalëve të tyre, për këtë paskan direktivë nga Kominterni!), «për këtë shkak s'duhet të bëjmë aksione, veçse 4 ditë para dëbimit të italianëve» (ata thonë «italianët» e jo «okupatori fashist»), «komunistët tani nuk duhet të bëjnë aksione, sepse ata që bëjnë sot aksione nuk janë komunistë» (kur duhet të bëhen aksione?!). Komunistët tani nuk u dashka të veprojnë, por ky mendim i mistershëm lind një pyetje: atëherë kur? Thonë vetëm 4 ditë para revolucionit! Sa qesharake që i flasin këto gjëra njerëz «të pjekur»! Ata kanë bërë lidhje me qeverinë e Mustafa Krujës[1]. Ata thonë: «Kush na garanton se do të fitojë URSS-i?». Ata po bien në pozitat e fashistëve gjermanë kur thonë se «lufta e komunistëve në Shqipëri (lufta jonë) i shërben pansllavizmit rus», sepse URSS-i gjoja po lufton për pansllavizmin. Pastaj thonë se «nuk duhet të shpërndahen proklamata, sepse populli ynë nuk di as të shkruajë, as të këndojë dhe se nuk është tani koha e përshtatshme», «ata që bëjnë demonstrata, që shkruajnë proklamata, që bëjnë aksione, nuk janë komunistë, por terroristë»! Ata thonë se «nuk është koha që të luftojmë, nuk është koha e revolucionit», «atëherë kur të kemi qeverinë komuniste dhe ushtrinë komuniste, atëherë

---

1 Në dhjetor të vitit 1941 kryetari i Grupit të «Zjarrit», Zisi Andrea, nënshkroi me kryeministrin kuisling, Mustafa Krujën, një marrëveshje, me anën e së cilës merrte përsipër që «Partia Komuniste Shqiptare» (kështu e quante ai Grupin e vet trockist të «Zjarrit») të mos luftonte kundër fashizmit.

do të pëlcasë revolucioni» etj., etj. Kësi mendimesh janë të shumta. Më në fund një shembull tipik. Zjarristët thonë: «Këta, që sot po bëjnë aksione, do t'i dënojë gjyqi i popullit». Interesant është puna që këta kallëzojnë vetveten. Në qoftë se ata veprojnë në këtë mënyrë dhe bien në pozitat e kolonës së pestë e të spiunëve, dhe në këto pozita mund të bien fare lehtë, me të vërtetë do t'i gjykojë gjyqi i popullit.

Duhet të kemi mendjen, shokë, se në vendin tonë ka trockistë, ashtu siç i ka quajtur edhe Kominterni, siç janë Fundo me një famë të keqe dhe Qendro i lidhur me trockistët e Greqisë, të cilët po flasin kundër Kominternit e vijës së Kominternit dhe kundër shokut Stalin. Ne nuk mund ta nënvleftësojmë rrezikun që paraqitin ata. Ata po futen me mënyra të ndryshme ndër ne, ata me çdo mënyrë po përpiqen t'i përhapin «iderat» e tyre. Ata gjejnë mënyra të ndryshme të përhapin «iderat» e tyre, dhe për këtë shkak nuk duhet t'i nënçmojmë, por t'i luftojmë më ashpër dhe t'i demaskojmë para popullit. *«Këto plehra të shoqërisë duhet t'i vulosim dhe t'i vëmë në shtyllën e turpit e të përbuzjes»* (nga Historia e PK(b)).

Lufta që është bërë kundër tyre më parë s'ka qenë gjë fare dhe ka të atillë që janë sjellë me këta në mënyrë liberale, pajtimiste. Shihni! Është bërë pajtim edhe me trockistët, duke pasur edhe lidhje me ta dhe i kanë mbajtur nëpër shtëpi. Komunistët nuk duhet ta bënin këtë gjë (këta komunistë e kanë pranuar vetë këtë si gabim).

## 2) Puna edukuese, politike dhe teorike

I është dhënë fare pak rëndësi mësimit, lartësimit dhe bolshevizimit të kuadrove. Gjërave të tjera edhe më pak.

Që të mund të orientohemi mirë në situatën e sotme të ndërlikuar, duhet të jemi të pajisur e të armatosur me taktikën e teorinë e proletariatit, me dijet që i ka lënë Marksi dhe Engelsi njerëzimit dhe që i kanë pasuruar e zhvilluar Lenini e Stalini.

Shkaku që kuadrot nuk janë në lartësinë e duhur nuk është se shokët nuk kanë studiuar ose nuk kanë dashur të mësojnë, por se shokët nuk kanë përkthyer ato vepra të cilat janë shumë të nevojshme për klasën punëtore e për kuadrot komunistë. Janë përkthyer broshura të ndryshme e libra të vegjël, disa me origjinë të dyshimtë. Ndër ta ka pasur edhe libra të mirë. Por janë lënë mënjanë ata më të nevojshmit: «Historia e Partisë Komuniste (bolshevike) të Bashkimit Sovjetik», «Bazat e leninizmit» si dhe referati i Dimitrovit në Kongresin e 7-të të Kominternit etj. Ky është shkaku që niveli i shokëve është shumë i ulët, si teorik, si politik. Disa shokë, që kanë studiuar diçka, e kanë quajtur veten shumë të ditur, bile dhe kanë filluar të shkruajnë artikuj të ndryshëm, duke iu shmangur marksizmit dhe duke u përpjekur të krijojnë teori të reja si «teoria e klasës»[1], «teoria e kuadrove» etj.

---

1 Është fjala për vlerësimin e gabuar që u bënin krerët e Grupit Komunist të Shkodrës dhe të Grupit të «Të Rinjve» gjendjes dhe luftës së klasave në Shqipëri. Sipas këtij vle-

Ne nuk do të futemi në gabimet e shokëve që kanë qenë drejtues në kohë të kaluara dhe që kanë shkatërruar një pjesë të madhe të kuadrove, sepse i kanë lënë mënjanë dhe nuk janë kujdesur për ta ose i kanë edukuar me frymë grupi. Kuptohet lehtë se faji u bie atyre.

Por do të ishim shumë në gabim sikur t'ia linim fajin vetëm së kaluarës, një pjesë të mirë duhet ta kërkojmë në dobësitë e sotme të punës sonë. Të shfrytëzojmë eksperiencën, të përfitojmë nga ajo dhe të pasurohemi me dije e të shkojmë rrugës edhe më larg, më përpara. Ne këtë punë duhet ta marrim në dorë seriozisht. Çështja e zhvillimit dhe e lartësimit të shokëve nuk duhet t'i lihet vetëm iniciativës së shokëve, shokët duhet të mësojnë kolektivisht, porse njëkohësisht nuk duhet lënë pas dore edhe mësimi individual. Në këtë pikë duhet të bëhet një kontroll i mirë dhe të jepet ndihmë nga ana e Partisë.

Shokët punëtorë lartësohen shumë me vështirësi vetëm me iniciativën e tyre. Shoku punëtor, kur kthehet nga puna i lodhur, me vështirësi mund të lexojë ndonjë gjë, pasi nuk është mësuar dhe, në këtë mënyrë, i kalon kot koha shumë e vlefshme. Ndërsa tek intelektualët kjo është e mundur edhe prej natyrës së punës së tyre. Punëtorëve duhet t'u jepet mundësia për mësime kolektive, gjithashtu edhe për mësime individuale. Duhet t'u japim mundësi edhe duke u përgatitur

rësimi, Shqipëria nuk kishte hyrë në fazën e zhvillimit të kapitalizmit, mungonte klasa punëtore dhe klasa më përparimtare ishin zejtarët; si pasojë, në vend nuk zhvillohej luftë klase.

literaturë të përshtatshme. Objektivisht në këtë drejtim ka vështirësi, veçanërisht nga shkaku i mungesës së literaturës për punëtorë. Ne, në këtë mënyrë, do të çalojmë për një kohë mjaft të gjatë, por shpresohet se do të bëhet shpejt përkthimi i «Historisë së Partisë Komuniste (bolshevike) të Bashkimit Sovjetik» dhe i «Bazave të leninizmit». Ka për t'u lartësuar dija politike e teorike te shokët dhe do të përgatiten shokë për udhëheqës. Ka edhe vështirësi të tjera, si kondItat e rënda në të cilat punohet, teknika jo e mjaftueshme etj. U themi shokëve se nuk duhet të ndalen vetëm me atë ekzemplar që u dërgon Komiteti Qendror, ata duhet ta shumëfishojnë atë me dorë ose me makinë. Ndodh disa herë që shokët nuk studiojnë as ato që u bien në dorë, si libër, proklamatë etj. Ka komunistë që i shpërndajnë proklamatat dhe nuk i lexojnë vetë. Atëherë çfarë do t'u thoshin qytetarëve? Ndodh që ndër celula flitet vetëm për shpërndarjen e proklamatave. Kjo gjë nuk duhet të ngjasë më. Gjithë anëtarët e Partisë duhet t'i lexojnë, t'i studiojnë proklamatat tona, se në to gjejnë vijën politike të Partisë; duhet të studiojmë literaturën, sepse vetëm në këtë mënyrë armatosemi me dije. Nëpër celula duhet të bëhen referate për të gjithë materialin e Partisë. Me literaturën dhe me materialin e Partisë nuk duhet të sillemi si deri tani, ato duhet t'i studiojmë dhe jo t'i lëmë me muaj në vende të këqija, ku i lag shiu, i ha miu etj. Për këto, forumet duhet të kujdesen shumë, duhet të rregullohet ndarja e materialit ashtu siç duhet, sepse çrregullimi në këtë pikë, si dhe lëshime të tjera që bëhen nga disa shokë, u japin dorë grupashëve për t'i bërë me vete njerëzit e rinj, du-

ke u dhënë atyre disa libra që në shumë raste janë të pakuptueshëm për ta.

Që të bëhemi drejtues duhet të mësojmë kolektivisht me anën e kurseve e rretheve, por nuk përjashtohet edhe mësimi individual. Për këtë duhet të kujdesen shokët e forumeve dhe të bëhet kontroll. Çdo kurs ose rreth duhet të jetë i drejtuar nga shokë më të ngritur dhe më pak të infektuar nga fryma e grupeve, domethënë prej atyre shokëve që e kanë zhdukur plotësisht frymën e grupeve. Grupashëve dhe atyre që e kanë frymën e grupeve nuk duhet t'u jepet asnjë rreth, asnjë grup edukativ, as edhe çdo punë tjetër e rinisë. Kjo bëhet vetëm me qëllim që të mos hyjë fryma e grupeve edhe ndër të tjerë. Komiteti Qendror i ka ngarkuar si detyrë vetes që ta furnizojë organizatën me material të nevojshëm sa më shpejt («Historia e PK (bolshevike) të Bashkimit Sovjetik», «Bazat e leninizmit» të përkthyera etj.).

## 3) Mbi gjendjen e numrit në Parti (mbi kuadrot)

Sipas raporteve të shokëve vihet re se gjendja e numrit të shokëve është e dobët dhe vetë kualiteti i anëtarëve nuk është në lartësinë e duhur. Sot Partia përmbledh një numër të vogël shokësh. Këtu vërehet një sjellje e ngushtë e sektare. Të gjithë ata që kanë kondităt pse të mos mblidhen? Shkakun duhet ta kërkojmë këtu: sjelljet akoma janë sektare; por jo vetëm këtu, por edhe në mosaktivitetin tonë; ne akoma nuk

dimë t'i zgjedhim njerëzit. Ne duhet të kapërcejmë mbi dëshirën për numër dhe të gjejmë luftëtarë të drejtë. Zakonisht thuhet për njerëz të ndryshëm se është «mik», «shok», «djalë i mirë» dhe shumë emra të tjerë për të treguar se ata janë komunistë, por tregohet shumë pak iniciativë e aftësi për t'i organizuar këta. Këta njerëz janë të disiplinuar, të dhënë, aktivë, por janë komunistë jashtë Partisë. Disa shokë thonë se akoma nuk janë «të zhvilluar» dhe në këtë mënyrë nuk i plotësojnë konditat. Por çfarë kërkojnë shokët prej tyre? Kësaj praktike duhet t'i jepet fund. Duhet që shokët e dhënë, të disiplinuar, ata që mund të bëhen anëtarë partie të mirë, sidomos punëtorë, të futen brenda në Parti. Këtu hyn edhe proletariati, edhe fshatarësia. Por nuk duhet ta teprojmë e të futim edhe simpatizantë e elementë të papërgatitur për Parti. Për pranimin në radhët e Partisë duhet që forumet t'i kontrollojnë mirë njerëzit, derisa t'i kenë të gjitha konditat, se ne gjendemi në një kohë të vështirë për Partinë dhe armiku mund të futë edhe elementë provokatorë në radhët tona. Në këtë kohë çështja organizative është çështja më me rëndësi. Me e forcue organizativisht Partinë është detyra jonë më e parë. Në radhët tona mund të marrin pjesë ata që janë koshientë, besnikë, të bindur, të çeliktë, të disiplinuar, të pafrikshëm dhe të papërlyer me asnjë gjë të vogël. Pa këto cilësi asnjë nuk mund të jetë anëtar partie, asnjë nuk mund të fitojë të drejtën dhe të mburret me emrin e Leninit dhe të Stalinit.

Forumet duhet të kujdesen për njerëzit dhe të kenë gjithmonë kontakt me organizatat; duhet të kenë

kontakt të vazhdueshëm me organizatat dhe gjithnjë ta dinë gjendjen brenda në to, se, përndryshe, do të mbretëronte gjendja e vjetër. Ne me këtë kuadër do të shkojmë në luftë derisa të përtërihet Partia me kuadro të rinj, e ky kuadër do të lindë në luftë. Ne, pra, duhet të kontrollojmë e të shohim çdo gjë që bëhet në organizatë. Në masën janë luftëtarët e drejtë dhe komunistët, që do të dalin në ballë të luftës dhe të drejtojnë deri në fitore.

a) Për arsye se shkojmë në luftë duhet t'i sigurojmë zëvendësit tanë. Sigurisht nuk mund të shkojmë të gjithë në luftë dhe ta lëmë masën të mashtrohet prej spiunëve dhe kolonës së pestë, por duhet, patjetër, të lëmë zëvendësit tanë; ne duhet, dhe sa më shpejt që të jetë e mundur, dhe kjo është e mundur, të përgatitim e të lartësojmë zëvendësit tanë, kështu që organizata të mos dobësohet kur ata që nuk mund të rrinë këtu të shkojnë ndër çetat partizane. Duhet të përgatitim zëvendës dhe veçanërisht prej grave. Nuk duhet të ketë ndonjë forum pa femra brenda. Në këtë pikë nuk duhet të gabojmë prapë dhe të sillemi në mënyrë sektare, duhet ta kuptojmë mirë se sa e rëndësishme është puna me gratë, të cilat do të lozin një rol me rëndësi në punën tonë.

b) Rinia jonë është e organizuar me mënyrën e vjetër të punës. Meqenëse forumet e rinisë akoma nuk e kanë kuptuar mirë vijën e Partisë, për këtë shkak, rinia është e shpërndarë dhe ndër disa vende është akoma shesh për grupashët e vjetër që të zhvillojnë aktivitetin e tyre. Me mënyrën e vjetër të punës ata e tërheqin pas vetes rininë (mjaft të rinj komunistë ata

i kanë futur nëpër celulat e tyre etj.). Drejtuesit e rinisë nuk e kanë kuptuar mirë luftën e rinisë. Kështu nuk kanë mundur të bëjnë një luftë energjike kundër mënyrës së vjetër të grupeve në rini dhe në grupet edukative. Këtu prapë grupashët e kanë shfrytëzuar gjendjen, duke bërë prapa kurrizit tonë punën e vjetër, duke formuar grupe edukative sektare dhe duke ngjallur frymën e grupeve. Ne nuk mund të lejojmë që të vijojë më gjatë puna e vjetër në rini, sepse ky është sektori më me rëndësi i Partisë e me të ajo përtërihet. Duhet të përpiqemi me çdo mjet dhe me të gjitha fuqitë tona që të formojmë njësinë e Rinisë Komuniste të Shqipërisë. Duhet të mobilizojmë gjerësisht rininë e qytetit e të fshatit, kjo është një detyrë kryesore për ne. Detyra e Rinisë Komuniste të Shqipërisë është të mobilizojë gjithë rininë popullore shqiptare. Ne tani kemi mënyrën e re të punës me rininë e nuk po zgjatemi, pasi mbi këtë vijë do të na flasë shoku i Rinisë[1].

c) Vlera e punës me punëtorët është shumë e madhe. Duhet patjetër të hyjmë te punëtorët dhe të varfrit e qytetit dhe atje, te proletariati, të punojmë. Në Partinë tonë shumica duhet të jenë punëtorë. Duhet ta ndalojmë këtej e tutje praktikën e vjetër. Nuk duhet të mashtrohemi. Askush tjetër nuk mund të drejtojë, të luftojë dhe të punojë me gjithë zemër për çështjen e komunizmit, siç punojnë proletarët, punëtorët. Duhet të shkojmë edhe në fshat e kryesisht në të vobektit e

1 Përveç referatit kryesor të mbajtur nga shoku Enver Hoxha, në Konsultë u mbajtën referate dhe për çështje ushtarake, të rinisë, të teknikës etj.

fshatit, gjysmëproletarët, nga të cilët në vendin tonë ka shumë. Atje duhet të dërgohen ata që janë më të sjellshëm dhe organizatorë, propagandistë e agjitatorë më të mirë, sepse sot duhet ta mobilizojmë fshatin rreth Partisë sonë, se vetëm Partia jonë është një parti luftarake dhe masat popullore sot duan luftë. Ne duhet, patjetër, ta pajisim masën me dije e t'i shpjegojmë asaj atë që është më e nevojshme. Me të duhet të dimë të afrohemi, të bisedojmë haptazi e me vëmendje për çështje më të afërta e më konkrete. Me të nuk duhet të flasim, për shembull, si kanë filluar të flasin shokë nga Vlora, duke i quajtur këshillat nacionalçlirimtarë sovjetë[1]. Kjo është gabim dhe shmangie nga e majta.

d) Janë bërë disa aksione, por këto aksione nuk kanë karakter të gjerë komunist. Për sa u përket aksioneve të sabotazhit, ato kanë qenë shumë të pakta në krahasim me ato që mund të bëhen. Duhet të na jetë e qartë se aksionet tona janë të lidhura ngushtë edhe me ato të vendeve të tjera, kanë karakter ndërkombëtar dhe njëkohësisht e përgatitin popullin për luftën e tij për çlirimin e vet. Aksionet e ndryshme: demonstratat, sabotazhet etj. popullarizojnë Partinë tonë, popullarizojnë luftën tonë.

Të gjitha organizatat janë të detyruara të bëjnë

---

1 Në një kohë kur reaksioni akuzonte lëvizjen nacionalçlirimtare si të shitur te «të kuqtë», në qarkun e Vlorës këshillat nacionalçlirimtarë u quajtën «sovjetë», gjë që ndihmonte propagandën armike në qëllimet e saj për ta larguar popullin nga Lufta Nacionalçlirimtare. KQ i Partisë e hodhi poshtë këtë parullë, sepse nuk u përshtatej karakterit të luftës dhe traditave e veçorive të vendit tonë.

aksione dhe çdo organizatë ka paraqitur mundësinë e bërjes së disa aksioneve, por me to është mbajtur qëndrim shumë liberal. Disa aksione që janë bërë, s'janë popullarizuar mjaft. Njëri prej shkaqeve që ka penguar bërjen e aksioneve ka qenë mosorganizimi i ushtrisë sonë, për të cilën është folur mjaft herë nëpër organizata dhe është paraqitur nevoja e domosdoshme për formimin e njësive dhe të çetave partizane, që kërkund s'janë në shesh. Mbi këtë pikë do të flasë shoku për vijën ushtarake në referatin e ushtrisë. Shokët kanë për të raportuar ç'kanë bërë në këtë fushë pune. Një gjë vetëm duhet të theksohet, se qëndrimi i lëkundur në këtë çështje duhet të likuidohet dhe të kalohet në realitet: në formimin e ushtrisë sonë, në aksionet.

## 4) Disiplina në Parti

**Në çdo organizatë duhet të ekzistojë njëfarë disipline. Por në Partinë Komuniste tonën, e cila është pararoja e klasës punëtore, duhet të ekzistojë veçanërisht disiplina që del nga koshienca e lartë e anëtarëve të Partisë Komuniste, bijtë më koshientë të klasës punëtore dhe popullit punëtor. Kondítat e rënda të punës ilegale akoma në një masë më të madhe kërkojnë prej nesh disiplinë. Pa një disiplinë të çeliktë dhe pa njësi të Partisë sonë Komuniste, e cila ka armiq të shumtë e të fortë, nuk do të mund ta bëjmë luftën me sukses.**

**Disiplinën në punën tonë komuniste po e thyejnë kryesisht elementë të huaj, të cilët po futen në Partinë Komuniste me qëllim që ta shkatërrojnë nga brenda; e**

**bëjnë këtë edhe njerëz të ndryshëm, të cilët ende nuk janë çliruar nga rrethi mikroborgjez i tyre, domethënë njerëz që akoma s'janë pjekur për anëtarë partie oso karrieristë të ndryshëm. Po t'i kemi sytë hapur s'është vështirë t'i gjejmë këta njerëz.**

Këto i theksojmë, sepse kohët e fundit në Partinë tonë, shpeshherë e në mënyrë brutale, thyhet disiplina dhe, nga ana e disa shokëve, duket një moskujdesi e palejueshme,. domethënë se ata nuk janë zgjuar sa duhet, ndryshe nuk mund të shpjegohet fryma e grupeve. Vihet re pastaj një kritikë për vogëlsira, e cila në fillim shfaqet «rastësisht» e më vonë bëhet «vijë».

Por ne e dimë në ç'vend e qysh mund të kritikohet. Jashtë këtij vendi çdo kritikë nuk është e shëndoshë dhe merr formën e një kritike vogëlsie — kritike të sëmurë. Vihet re që disa shokë nënvleftësojnë shokë të tjerë dhe nuk i paraqitin gabimet e veta, kritikojnë të tjerët e veten jo. Në këtë mënyrë dëshirojnë të lartësojnë veten si «më të fortë», «më të zhvilluar», duke nënvizuar dijet e tyre mbi marksizëm-leninizmin.

Një punë e tillë do të thotë kthim në kohën e vjetër, në luftën e grupeve dhe ndeshjeve. Kjo do të thotë me e çue Partinë prapa. Duhet të kritikohet dhe të kritikohet pareshtur kjo mbetje prapa, por jo në bazë të frymës së grupeve të vjetra, por duke dëshiruar me likuidue prapambetjen e me qëllim lartësimi.

Pastaj duhet të flitet edhe mbi konspiracionin, përsa i përket çështjes organizative. Ai, në përgjithësi, është i dobët, është shkuar nga një ekstremitet në tjetrin. Mbi këtë konspiracion është folur shumë herë

dhe do të flasë edhe shoku në referatin mbi teknikën dhe mbi nevojën e konspiracionit.

*Botuar për herë të parë në: Enver Hoxha. Vepra, vëll. 1. Tiranë, 1968*

*Botohet sipas origjinalit që gjendet në Arkivin Qendror të Partisë*

# ZHVILLIMI I NGJARJEVE KËRKON BASHKIM, ORGANIZIM E LUFTË

*Direktiva dërguar komiteteve të PKSH në qarqe*

**[Qershor 1942]**

Të dashur shokë,

Duke marrë parasysh situatën politike në të cilën ndodhemi, Komiteti Qendror po u dërgon gjithë qarkorëve e përgjegjësve të celulave, të cilët t'ua njoftojnë anëtarëve të celulave, direktivat e poshtëshënuara, që duhet të zbatohen përpikërisht prej të gjitha organizatave të Partisë.

Përpara organizatave tona të Partisë paraqiten këto detyra në lidhje me zhvillimin e ngjarjeve politike si në Shqipëri, në Ballkan, ashtu edhe në krejt botën. Këto detyra përcaktohen nga faktet që vijojnë:

1) Ndodhemi përpara ndërrimit të marrëdhënieve ndërkombëtare politike. Me fitoret e Armatës së Kuqe në frontin lindor krejt bota sheh qartas se katastrofa ushtarake dhe politike e Hitlerit është e pashmangshme dhe e afërme.

Në lidhje me këtë kanë filluar dhe ndërrimet në

marrëdhëniet ndërkombëtare politike, të cilat pasqyrohen dhe në vendin tonë.

2) Nga shkaku i terrorit të okupatorit kemi humbur mjaft aktivistë. Partia jonë është e re, kuadrot tanë të rinj dhe mungesa e eksperiencës ndihet në lidhjet e dobëta me turmat. Në shumë vende Partia jonë nuk ka hyrë fare, sidomos nga pikëpamja organizative dhe për këtë arsye ajo s'ka mundur të mobilizojë turmat dhe t'i çojë në luftë kundër okupatorit fashist. Për arsye të lidhjeve tona të dobëta me masat, fashizmi zaptues ka mundur të mobilizojë një pjesë në milici, ushtri e polici.

Në lidhje me këtë gjendje politike dhe me gjendjen e brendshme të Partisë sonë paraqiten detyrat që vijojnë:

1) Të luftojmë me këmbëngulje për krijimin e Frontit të përbashkët Nacionalçlirimtar. Paralelisht me një veprim të tillë politik duhet të krijohen patjetër njësitet guerile. Nga kjo luftë do të dalin çetat partizane.

2) Duhet të formojmë këshillat nacionalçlirimtarë, të cilët duhet të jenë lidhjet e Partisë sonë me masat.

Këta këshilla duhet të formohen si në vendet e çliruara, ashtu edhe në ato të paçliruara. Në këta këshilla duhet të ndodhen përfaqësuesit luftarakë të të gjitha rrymave politike në popull, të cilët janë për luftën vendimtare kundër okupatorit e veçanërisht punëtorët e bujqit e vobektë. Nëpër viset e çliruara këta këshilla duhet të jenë edhe organe për furnizimin material të njësive partizane. Me anën e këtyre organeve i tërë populli mobilizohet në kryengritjen e përgjithshme nacionalçlirimtare.

3) Kundër të gjitha metodave fashiste, komunistët t'u paraqiten masave të popullit për një **qeverim të vërtetë demokratik-popullor,** i cili do t'i sigurojë popullit shqiptar të tëra të drejtat demokratike.

4) Në vendin tonë duhet të zhvillojmë luftën ekonomike të masave, kundër mungesës së gjërave ushqimore, kundër spekulimit etj. Kjo gjë duhet të bëhet një nga format më të rëndësishme për hyrjen e masave në luftë.

5) Duhet të popullarizohen haptazi dhe si duhet Bashkimi Sovjetik, sukseset e Armatës së Kuqe dhe lufta partizane kudo në botë.

6) Sot duhet t'i japim një rëndësi të veçantë luftës në formë guerile; kjo luftë bëhet prej njësive të organizuara prej Partisë, për të luftuar okupatorin.

a) Këto njësi përbëhen prej 5-8 ose 10 apo më shumë personash të vendosur për të bërë një aksion dhe që janë të vendosur t'i bëjnë luftë pa pushim okupatorit.

b) Këta rekrutohen në masat e gjera të popullit antifashist dhe në masat e gjera të rinisë, këta duhet të kenë një udhëheqës, shok të Partisë, i cili i ka organizuar dhe të cilin këta duhet ta njohin si një komunist të mirë e si një udhëheqës të besuar.

Njësiti gueril mund të udhëhiqet [edhe] prej një luftëtari të bindur në Parti dhe në Luftën Nacionalçlirimtare, prej një fshatari, një punëtori ose një intelektuali të ndershëm, i cili akoma nuk është anëtar i Partisë, por jep një garanci të shëndoshë.

c) Çështjen e guerileve shokët të mos e kuptojnë cekët, por atje ku ka mundësi të formohen çeta parti-

zane, duhet që të formohen e të mos pritet të kalohet prej gueriles në çetë partizane, domethënë të mos presim direktivë tjetër për formimin e çetës.

d) Sa herë që vepron guerilja duhet të ketë shenjën e saj: flamurin e Shqipërisë me një yll të kuq mbi të.

e) Bazat e guerileve duhet të vendosen në vende të afërme, ku jetojnë anëtarët e njësitit, në këtë bazë guerilja vendos mjetet e punës e të mjekimit.

f) Njësiti gueril duhet të jetë i pajisur mirë me mjete luftimi, të cilat duhet të mundohet t'i gjejë vetë, e në rast se ndonjë anëtar nuk mund t'i gjejë ose t'i blejë, atëherë interesohet Partia.

Veprimet e guerileve duhet të jenë të vazhdueshme, duhet të djegin depot e armikut, duhet të sulmohen qendrat e milicisë, të karabinierisë, të SIM[1]-it, kazermat, mbledhje trupash, kolona në ecje, radiostacionet, telefonat, të vriten pa mëshirë oficerë, karabinierë italianë, grumbuj ushtarësh dhe gjithë agjentët e kolonës së pestë dhe sidomos spiunët e milicët.

7) Duhet që në çdo çetë partizane të formohen celulat; celulat duhet të jenë foleja e njerëzve më të mirë e më trima në çetë.

8) Njësiti partizan duhet të zhvillojë veprimtari politike dhe kulturoro-arsimore. Duhet që të gjithë luftëtarët e mirë dhe të ndershëm t'i shtiem në Parti dhe t'i edukojmë politikisht. Të tërë frikacakët dhe të pabindurit përjashtohen pa mëshirë nga Partia.

---

1 Servizio Informativo Militare (SIM) — Shërbimi informativ ushtarak i Italisë fashiste.

9) Njësitë partizane duhet të zhvillojnë agjitacion dhe propagandë ndër masat punëtore dhe fshatare. Kudo që kalon njësiti partizan duhet të lërë gjurmë politike dhe gjurmë organizative.

10) Duhet me çdo mënyrë të forcohet veprimtaria organizative e Partisë sonë. Regjimi i zaptuesit dita-ditës do të jetë më i dobët, ndërsa lëvizja partizane do të jetë gjithnjë më e fortë. Gjerësia e kësaj lëvizjeje varet sidomos prej veprimtarisë së përgjithshme të punës sonë në masë. Komitetet lokale të Partisë duhet të ndodhen në vendet e tyre. Në qoftë se u duhet të lëshojnë «terrenin», duhet patjetër të gjejnë zëvendësit e përshtatshëm; kuadrot të përpiqemi t'i zgjedhim në radhët e elementëve që kanë dalë më të aftë në luftëra.

Duhet me çdo mënyrë të forcohet veprimtaria e Partisë në masa, veçanërisht agjitacioni e propaganda. Të vazhdohet të forcohet e të përhapet sa më tepër puna në botimin e proklamatave dhe të komunikatave të përditshme.

Të lartësohen e të edukohen kuadrot e rinj, sepse armiku në këtë pikëpamje na ka sjellë dëme të mëdha.

Rregullisht duhet të ngarkohen aktivistët në punë të ndryshme, secili shok duhet të shkojë në terrenin që i cakton Partia dhe të ndihmohet në punën e tij. Duhet një rreptësi e veçantë për sa u përket detyrave dhe përgjegjësive që marrin shokët. Partia do rezultate e jo shpjegime e fjalë.

11) Duhet të popullarizohet Partia jonë nëpër masa duke i shpjeguar masës qëndrimin e Partisë në çdo çast dhe për çdo çështje. T'i mobilizojmë masat për realizimin e vijës së Partisë.

12) Duhet një kujdes i veçantë për punën e rinisë. Komitetet lokale janë të detyruara të ndihmojnë komitetet e rinisë për zbatimin e detyrave të tyre. Kjo ndihmë nuk duhet të bëhet shkak për të penguar iniciativën e të rinjve. **Duhet të ruhemi prej qëndrimit sektar në punën e rinisë.**

13) Një rëndësi e veçantë duhet t'i jepet punës ndër gra. Në luftën guerile, në luftën me çetat partizane, gratë do të jenë ndihmëse aktive, veçanërisht për ndihmë sanitare dhe mbledhje ndihmash. Për një punë të tillë gratë duhet të jenë të organizuara dhe të mobilizuara.



Këto detyra janë pa dyshim të vështira, por Partia jonë dhe organizatat e saj mund dhe duhet patjetër t'i zbatojnë. **Prej shpejtësisë, prej elasticitetit, vendosjes dhe iniciativës,** në zbatimin e këtyre detyrave varet dhe suksesi i luftës sonë në etapën që hapet përpara nesh.

Të fala shoqërore

[K Q i ] P K SH

*Botuar për herë të parë në «Dokumente kryesore të PPSH», vëll. I. Tiranë, 1971*

*Botohet sipas kopjes së shaptilografuar që gjendet në Arkivin Qendror të Partisë*

## THIRRJE DREJTUAR FSHATARËVE SHQIPTARË

Korrik 1942

**Katundarë shqiptarë!**

Zjarri i luftës ka rrëmbyer gjithë botën; me miliona njerëz janë çuar me armë në dorë dhe janë përleshur në një luftë gjiganteske.

Nga njëra anë, forcat e errësirës, forcat grabitëse dhe gjakatare fashiste, përpiqen të skllavërojnë botën, të thithin gjakun e popujve dhe, nga ana tjetër, forcat e përparimit, forcat e lirisë, të udhëhequra prej popujve kreshnikë të Bashkimit Sovjetik, duke pasur përkrah popujt demokratikë të Ingliterës dhe të Amerikës dhe gjithë popujt e robëruar, po u presin hovin hordhive gjakatare fashiste dhe po u përgatitin dita-ditës varrin.

Në kohën e gjakderdhjes më të madhe të krejt njerëzimit, pesha më e rëndë e kësaj kasaphane, e dashur dhe e shkaktuar prej kusarëve fashistë, rëndon mbi katundet dhe katundarët. Gjithmonë pesha më e rëndë e çdo lufte bie mbi popullin punëtor. Çdo vit me mijëra familje katundarësh ngelin pa bukë dhe

vuajnë për të gjitha nevojat e para; mjerimi, zia, uria mbretërojnë në vatrat e tyre të mjeruara.

A e keni kërkuar ndonjëherë, vëllezër katundarë të Shqipërisë, shkakun e varfërisë, të mjerimit, të urisë, të errësirës, që me shekuj ju kanë mbuluar dhe që nga viti në vit dhe dita-ditës po bëhen më të tmerrshme?

Katundarë të Shqipërisë, që gjithë vitin ju kullon gjaku në këmbë, që gjithë jetën i jeni mbërthyer tokës së vaditur me djersën tuaj dhe në shi e në dëborë, të zhveshur e kurdoherë të uritur, po derdhni gjithë forcat tuaja, gjithë mundin tuaj, përveç shtypjes dhe skllavërimit shekullor, fashizmi gjakatar dhe tradhtarët e popullit tonë, armiq të betuar të punëtorëve dhe të katundarëve, po përpiqen t'ju hedhin përgjithmonë në hallin më të zi, në errësirën më të thellë, në skllavërimin e përjetshëm.

Fashizmi zaptues italian iu turr vendit tonë si ajo bisha e uritur, u turr mbi fushat tona për të na skllavëruar, për të na grabitur, për të na gjakosur e për të na zhdukur. Ai zaptoi fushat e malet, kodrat e luginat dhe, kudo që shkeli çizmja e tij e ndyrë, aty s'mbiu më bar, fantazma e luftës e mbuloi vendin tonë të bukur. Fashistët e poshtër e bënë vendin tonë fushë lufte, qytetet dhe katundet i shkatërruan, ata mbollën tmerrin, mjerimin; bombat e tyre vranë popullin tonë, dogjën katundet tona, të cilat u bënë shenja lufte për aeroplanët e tyre; ata plaçkitën gjënë e gjallë dhe katandinë tonë për të ushqyer xhelatët e popullit shqiptar.

## Vëllezër katundarë shqiptarë!

Fashizmi i ndyrë, zaptuesi i vendit tonë, dhe tradhtarët, si Mustafa Kruja me shokë, përpiqen të na i rrëmbejnë tokat tona dhe të na i bëjnë pronë të hajdutëve fashistë; Mustafa Kruja, pjesëtari më i madh i shoqërive grabitëse italiane, po bën çmos për të hedhur në dorë pasuritë e vendit tonë; bankat fashiste përpiqen të na grabitin tokat që duhet të jenë prona juaj, se ju i punoni e dërsini; ata përpiqen që katundarët tanë të mos jenë veçse skllevër të uritur, ata përpiqen të na rrëmbejnë çdo gjë që kemi, të na thithin gjithë gjakun tonë për të na lënë të vdesim urie dhe kështu të na shtypin më lehtë. Ata po na grabitin pasuritë e tokës dhe të nëntokës për të ushqyer armën e tyre të luftës, për të ushqyer hordhitë e tyre gjakatare, shtypësit e vendit tonë. Ata na rrëmbyen vajgurin e Kuçovës e të Patosit, ata po na rrëmbejnë mademet tona, po na marrin misrin, grurin, po na grabitin gjënë e gjallë, po na shkatërrojnë pyjet, po na vjedhin leshin.

Fashizmi gjakatar dhe tradhtarët e popullit tonë përpiqen të na shkombëtarizojnë, të na zhdukin gjuhën amtare; bëjnë çmos për të korruptuar djemtë tanë; ata përpiqen të zhdukin zakonet tona të bukura: bujarinë dhe besa-besën e popullit tonë kreshnik, ata përpiqen t'i zëvendësojnë me veset e poshtra të fashizmit, me imoralitetin e tyre, ata përpiqen të na poshtërojnë, të çnderojnë gratë dhe motrat tona.

Fashizmi gjakatar, zaptuesi i vendit tonë, dhe agjentët e tij, me tradhtarin Mustafa Kruja në krye,

po gjakosin popullin tonë. Ata me forcë po rrëmbejnë bijtë e katundarëve dhe të popullit dhe i dërgojnë të vriten për hesapin e xhelatëve Hitler e Musolin; ata mobilizojnë pjesën më të poshtër e më të dobët të popullit shqiptar në milici e në polici për ta shtënë në luftën më të tmerrshme, në luftën vëllavrasëse.

Armiku dhe veglat e tij të poshtra, me qeverinë tradhtare të Mustafa Krujës, **po burgosin, po vrasin bijtë e popullit tonë. Ata përpiqen të na gjakosin me popujt fqinjë që luftojnë për lirinë e tyre. Ata përpiqen të na ndajnë në të krishterë, muhamedanë e katolikë.**

## Vëllezër katundarë të Shqipërisë!

Në këtë luftë të shenjtë që po bën populli shqiptar, për të fituar lirinë e përhershme, ju jeni një faktor kryesor për fitoren tonë. Armiku e di që ju jeni forcat e gjalla të vendit, ai e di se bashkimi i forcave tuaja me tërë popullin shqiptar do të thotë vdekje e shpejtë dhe e tmerrshme e fashizmit. Apostafat për këtë arsye armiku dhe tradhtarët kanë vënë të gjitha forcat e tyre për t'ju shtrydhur, për t'ju grabitur e për t'ju lënë të vdisni urie. **Fashizmi po përpiqet t'ju rrëmbejë të gjitha ç'keni, ai ju la pa vaj, ai përpiqet t'ju marrë grurin, misrin, gazin, leshin, gjënë e gjallë.** Tradhtari Mustafa Kruja mundohet dhe organizon grabitjet e katundarëve, fati i të cilëve është lidhur ngushtë me tokat e atdheut tonë, po mundohet t'ju pijë gjakun dhe djersën tuaj, o katundarë, të mbajë gjallë kusarët

e Musolinit e të Hitlerit, përpiqet të mbajë në fuqi buxhetin e tyre ushtarak, e këtë vit tradhtari Mustafa Kruja ju detyron që të jepni ç'është e mundur më tepër. **Armiku kërkon t'ju blejë me para një pjesë të dytë të bereqetit, me të cilat para ju s'mund të blini kurrgjë. Ai ju ka dhjetëfishuar taksat, ju ka shtuar xhelepin dhe po i shton dita-ditës.** Mustafa Kruja e hoqi maskën tani, po e kërkon me ferman bereqetin dhe po u taks litarin të gjithë atyre katundarëve që duan ta mbajnë bereqetin për gojën dhe për fëmijët e tyre.

Tradhtari Mustafa Kruja po përpiqet t'ju ushqejë me rrena dhe me demagogjinë e tij, t'ju flasë për një «Shqipëri të madhe», për një «Kosovë të çliruar»[1].

Djallëzive të armikut, shtypjes që po na bën, duhet t'u përgjigjemi me armë, duhet ta bëjmë luftën tonë gjithnjë më të ashpër, duhet të mos e lëmë armikun asnjë minutë të veprojë me duar të lira në kurriz të popullit tonë. Çdo shqiptar i vërtetë duhet të bëhet i ndërgjegjshëm për detyrën e tij ndaj popullit tonë, ai duhet me krenari e vetëmohim të shpejtojë ditën e çlirimit të atdheut.

Katundarin tonë e kërcënon uria e tmerrshme, prandaj **mbani bereqetin tuaj për vete dhe për familjet tuaja, ndihmoni farefisin tuaj dhe mos i jepni asnjë kokërr të dhjetë qeverisë grabitëse**, që më vonë, me spekulacion, do t'jua shesë dhjetë herë më shtrenjtë.

1 Parulla «Kosovë e çliruar» u përdor nga propaganda fashiste për të përligjur pushtimin e Kosovës nga fashizmi italian.

Bashkohuni në çdo katund dhe katund me katund dhe mbroni me armë në dorë bereqetin dhe prodhimet tuaja që kërkon t'jua grabitë qeveria. Bereqeti, që ju e keni fituar me një mijë mundime, është vetëm juaji dhe i askujt tjetër, prandaj mos ia dorëzoni askujt, e fshihni, i fshihni prodhimet, se ato janë tuajat dhe të familjeve tuaja. I fshihni, se në dimrin që vjen uria do të bëjë hatanë në vatrat tuaja.

Duke mos dhënë bereqetin, taksat, xhelepin, ju keni bërë një pjesë të detyrës suaj karshi atdheut dhe njëkohësisht e keni ruajtur atë për familjet tuaja, që kërcënohen prej urisë. Me këtë mënyrë do të ndihmojmë luftën e popullit shqiptar, me këtë mënyrë do të shpejtojmë ditën e çlirimit, se jemi të bindur në fitoren tonë, në fuqitë tona të bashkuara, se atje ku është bashkimi, thotë një fjalë popullore, është fitimi.

## Katundarë të Shqipërisë!

Në këtë luftë të tërbuar, ku luhet fati i gjithë njerëzimit, populli shqiptar, me traditat e tij shekullore, me shpirtin e tij prej luftëtari liridashës, po ndjek gjurmët e të parëve të tij që kanë luftuar për lirinë e atdheut kundër okupatorëve dhe tradhtarëve.

Armikut të betuar të vendit tonë, populli shqiptar i ka shpallur luftë të pamëshirshme.

Në fshatra e qytete bijtë e popullit tonë po luftojnë me tërbim zaptuesin e qelbur dhe tradhtarët, gjaku i kulluar i bijve tanë vadit rrugët e qyteteve e të katundeve të Shqipërisë, ata bien si trima për lirinë

e vendit tonë, ata shkojnë në litar me buzë në gaz, se kanë kryer detyrën ndaj popullit të tyre, se ata s'mund të rronin dot pa liri, se ata s'mund të shihnin dot popullin e tyre nën zgjedhën më të ndyrë që ka parë vendi ynë. Hovi kryengritës i popullit tonë po shkon dita-ditës me vrull, populli ynë po bashkohet, po forcohet për të goditur pa mëshirë armikun dhe tradhtarët, populli shqiptar po bën ballin e përbashkët për të fituar lirinë, ai po bashkon forcat e tij me ato të popujve të Bashkimit Sovjetik, atdheut të punëtorëve dhe të bujqve, me ato të popujve demokratë, anglez dhe amerikan, ai po lufton krah për krah me popujt e tjerë të robëruar prej fashizmit; populli shqiptar po merr pjesë në luftë për shpëtimin e njerëzimit nga barbarët fashistë. Ashtu si qëmoti, kur stërgjyshërit tanë, me flamurin e Skënderbeut luftuan pareshtur zaptuesin e vendit tonë, kështu dhe ne, bij të denjë të tyre, me flamurin e Skënderbeut të shkojmë në luftë kundër zaptuesit të ndyrë fashist dhe tradhtarëve, për çlirimin e vërtetë të popullit shqiptar.

KATUNDARË, MOS JEPNI TË DHJETËN, MOS JEPNI ASNJË THËRRIME GRURË, ASNJË FIJE LESHI!

MOS PAGUANI XHELEPIN DHE TAKSAT!

NDIHMONI LUFTËN E POPULLIT SHQIPTAR KUNDËR ZAPTUESIT, LUFTË ME ÇETA, ME SABOTAZHE!

POSHTË FASHIZMI GRABITËS DHE ZAGARI MUSTAFA KRUJA E MILICËT!

POSHTË VËLLAVRASËSIT DHE VEGLAT E VERBRA TË LUFTËS VËLLAVRASËSE!

RROFTË BASHKIMI I POPULLIT SHQIPTAR!

RROFTË LUFTA E POPULLIT SHQIPTAR KUNDËR ZAPTUESIT!

RROFTË SHQIPËRIA E LIRË!

RROFTË PARTIA KOMUNISTE E SHQIPËRISË, FLAMURTARJA E LUFTËS PËR LIRI!

Komiteti Qendror i Partisë
Komuniste të Shqipërisë

*Botuar për herë të parë në «Dokumente kryesore të PPSH», vëll. I. Tiranë, 1960*

*Botohet sipas:*
*Enver Hoxha. Vepra, vëll. 1. Tiranë, 1968*

## KRYEARTIKULLI I NUMRIT TË PARË TË «ZËRIT TË POPULLIT»

25 gusht 1942

### «ZËRI I POPULLIT»

Ka një mision, ka një qëllim: të bashkojë të gjithë popullin shqiptar rreth e përqark këtij organi, të bashkojë çdo gjë që është e **ndershme dhe antifashiste**, pa marrë parasysh **besimet, grupet politike, korrentet e ndryshme.** «Zëri i popullit» është i vendosur t'i bëjë luftë okupatorit.

Pse po del «Zëri i popullit»?

Që t'i japë popullit tonë një udhë shpëtimi, t'i tregojë se kush e shkeli popullin shqiptar, se kush solli një mijë e një të zeza, se kush e shkretoi vendin tonë me tym e me flakë më 1939, se kush e bëri gjysmën e Shqipërisë zjarr e pluhur një mot të tërë, se kush po e lë pa bukë popullin tonë, duke i marrë të gjitha produktet e vendit e të gjithë bereqetin. Kush e mori vajin, leshin e vajgurin që buron si uji në tokën tonë? Kush e la katundarin pa bukë e pa kripë? Të gjitha këto të zeza i sjell vetëm okupatori e fashizmi italian dhe lufta që është vetëm e vetëm pjella e fashizmit.

Fashizmi italian, me anën e «Tomorit»[1] dhe të kalemxhinjve me rroga të majme, me çakallin Hilmi Leka[2] në krye, përpiqet të na e mbushë kokën se duhet të kënaqemi me kaq, mbasi është kohë lufte, por këta zotërinj të ushqyer mirë harrojnë të thonë se luftën nuk e sollëm ne, por vetë Duçja dhe okupatori fashist.

Populli shqiptar nuk i bëri ndonjë ftesë të posaçme katilit të Romës, bile okupatori e mban mend fare mirë se si e përcolli populli shqiptar më 1920[3], apo këto i ka harruar Duçja dhe kalemxhinjtë e «Tomorit»?

Kush e gjakosi popullin tonë dhe kush e shpuri në vëllavrasje? Okupatori fashist. Pasi na rrëmbeu tokën dhe na shkeli të gjitha të drejtat që kishim fituar me rrëke gjaku, tani armatosi dhe mobilizoi pjesën më të poshtër të popullit tonë në milici, në karabinieri e në polici dhe i vuri të ndjekin djemtë e këtij populli, ajkën e rinisë e të luftëtarëve që e derdhin gjakun e tyre të kulluar vetëm për një qëllim të shenjtë: **për një Shqipëri indipendente, të lirë e demokratike.**

Qytete e katunde u skuqën me gjakun e djemve tanë; në Shkodër, në Durrës, në Tiranë, në Korçë, në Krujë me duzina djem ranë dëshmorë nga plumbat

1 Gazetë e përditshme fashiste (mars 1940 — shtator 1943).

2 Drejtor i gazetës fashiste «Tomori» dhe ministër i Kulturës në qeverinë kuislinge të Mustafa Krujës.

3 Është fjala për luftën e popullit shqiptar kundër pushtuesve imperialistë italianë në Vlorë në vitin 1920. Lufta përfundoi me fitoren e forcave patriotike, të cilat i hodhën pushtuesit në det dhe çliruan krejt qytetin e Vlorës dhe rrethinat e tij.

tradhtare të armikut e të zagarëve të kolonës së pestë.

Sot me qindra djem shqiptarë po dergjen nëpër burgjet e errëta të xhelatëve tradhtarë të popullit e të racës shqiptare, me qindra djem të shqipes sot po rrinë majë shkëmbinjve të ishujve të egër të Italisë fashiste.

Që kur ka shkelur Italia fashiste në Shqipëri, populli ynë nuk ka parë një ditë të bardhë, por ka ditur edhe të luftojë, ka qëndruar si burrë, viktimat që ka dhënë ka ditur pse i ka dhënë. Viktimat, të burgosurit, të internuarit dhe partizanët e maleve dëshmojnë se si e urren populli Italinë fashiste.

Këto do t'i thotë popullit tonë gazeta e tij, tribuna e vërtetë e popullit shqiptar.

«Zëri i popullit» do të demaskojë agjentin numër 1 të fashizmit, Mustafa Merlikën. «Zëri i popullit» do të demaskojë agjentët e luftës vëllavrasëse.

«Zëri i popullit» do të demaskojë pa mëshirë demagogjinë fashiste të «Tomorit» dhe të kalemxhinjve të tij.

«Zëri i popullit» do të grumbullojë rrotull tij të gjitha energjitë virile të popullit shqiptar, energjitë e gjithë atyre që e kanë marrë vesh një herë e mirë:

*Se liria fitohet,*
*por nuk dhurohet.*

«Zëri i popullit» do të jetë tribuna me kolona të hapura për të gjithë luftëtarët e lirisë, pa ndryshim klase dhe feje, për të gjithë ata shqiptarë që duan të na ndihmojnë me punë dhe jo me llafe për çlirimin e vërtetë të Shqipërisë.

«Zëri i popullit» do të jetë tribuna e vërtetë e zërit të kushtrimit për **Luftën Nacionalçlirimtare**, ku do të thuhet e do të këndohet lufta jonë kundër okupatorit gjakpirës.

«Zëri i popullit» do të jetë tribuna ku do t'i thuhet popullit e vërteta ashtu si e ka bërë mëma, e vërteta lakuriqe.

«Zëri i popullit» do t'i tregojë këtij populli se ku i kemi miqtë brenda dhe jashtë Shqipërisë.

Ne e dimë se populli ynë në luftën për liri nuk është vetëm, por ka edhe shumë miq të fortë dhe të vendosur në botë.

Me ne janë gjithë popujt liridashës të botës, që nga Kina heroike gjer te popujt heroikë të Jugosllavisë dhe të Francës.

Tre aleatë të mëdhenj luftojnë sot për një qëllim: **të dërrmojnë fashizmin.**

Bashkimi Sovjetik, me Ushtrinë e Kuqe të katundarëve dhe të punëtorëve, me shokun Stalin në krye, shkon në ballë porsi dash me këmborë. Pas tij vijnë dy demokracitë e mëdha: Inglitera dhe Amerika, dy fuqi të mëdha me një ekonomi kolose, që po përgatiten për një front të dytë në Evropë[1].

Prej ca kohësh më parë 28 shtete nënshkruan «Paktin e Londrës»[2], që u garanton popujve liri dhe

---

1 Fronti i dytë në Evropë ishte vendosur të hapej nga Anglia dhe SHBA-ja, aleatë të Bashkimit Sovjetik, brenda vitit 1942. Por qeveritë amerikane dhe angleze nuk i mbajtën zotimet e tyre. Ato e hapën këtë front vetëm në qershor të vitit 1944.

2 U nënshkrua në maj të vitit 1942 për aleancën në luftë

paqe kolektive, u garanton popujve zhdukjen definitive të fashizmit gjakatar.

«Zëri i popullit» do të jetë tribuna e bashkimit, ku do të pasqyrohet lufta jonë për liri dhe lufta e popujve liridashës të Evropës.

Kjo është e vetmja ambicie që kemi ne të «Zërit të popullit».

*Botuar për herë të parë në gazetën «Zëri i popullit», nr. 1, 25 gusht 1942*

*Botohet sipas: Enver Hoxha. Vepra. vëll. 1. Tiranë, 1968*

---

kundër Gjermanisë hitleriane dhe satelitëve të saj në Evropë, si dhe për bashkëpunimin dhe ndihmën reciproke pas luftës.

## REZOLUCIONI I KONFERENCËS NACIONAL-ÇLIRIMTARE TË PEZËS[1]

16 Shtator 1942

### REZOLUCION I KONFERENCËS PËR ZGJEDHJEN E KËSHILLIT TË PËRGJITHSHËM NACIONALÇLIRIMTAR

Delegatët, të ardhur nga të gjitha anët e Shqipërisë, përfaqësuesit e gjithë tendencave të nacionalizmit shqiptar, të Partisë Komuniste të Shqipërisë, të rinisë nacionaliste, të Rinisë Komuniste dhe të rinisë femnore popullore shqiptare, të udhëhequr nga qëllimi i shenjtë për çlirimin e Shqipërisë nga thundra e Italisë fashiste dhe nga tradhtarët e shitur tek i huaji, pasi përkujtuan dëshmorët e rënë në luftë kundër fashizmit, pasi shqyrtuan mirë gjendjen shqiptare dhe veçanërisht pasi theksuan dëshirën dhe nevojën për organizimin e gjithë energjive shqiptare për bashkim të plotë të tyre në Luftën Nacionalçlirimtare, arritën në këto përfundime:

---

1 Ky rezolucion është punuar nga shoku Enver Hoxha në bazë të raportit që mbajti në Konferencën e Pezës, por që nuk është ruajtur.

Gjendemi në një botë të përgjakosur anë e kand prej forcave të errëta, prej forcave skllavëruese të fashizmit. Popuj e kombe u shkelën pa mëshirë prej barbarisë fashiste. Në këtë luftë gjiganteske që i ka kushtuar njerëzimit miliona të vrarë e të plagosur, që ka shkretuar e ka shembur fshatra e qytete të tëra, ka shkatërruar thesare pune, djersë dhe kulturë njerëzore, sot po përpiqen dy blloqe, dy principe në kundërshtim si nata me ditën: në njërën anë, tirania më barbare dhe më skllavëruese që ka parë bota gjer më sot, tirania fashiste; nga ana tjetër, blloku anglo-sovjeto-amerikan bashkë me popujt e robëruar që bëjnë luftën e drejtë për zhdukjen nga faqja e dheut të murtajës fashiste, luftën për lirinë, për indipendencën dhe për lumturinë e popujve mbarë. Traktati i të 27 shteteve, i nënshkruar në Uashington[1] prej Amerikës, Anglisë, Bashkimit Sovjetik dhe qeverive të popujve të shtypur, traktatet e Londrës dhe të Moskës dhe përpjekjet e vetë popujve të shtypur na japin një garanci për pavarësinë dhe lirinë tonë. Gjendemi në një kohë kur fashizmi është plagosur për vdekje, me miliona ushtarë nga ajka e ushtrisë gjermane sot janë shfarosur nga grushtet e rë-

---

1 Deklaratë e nënshkruar në Uashington më 1 janar 1942 nga përfaqësuesit e BRSS, Anglisë dhe SHBA-së, dhe një sërë vendesh të tjera, në të cilën zotoheshin se do të përdornin të gjitha forcat e tyre ushtarake dhe ekonomike kundër bllokut fashist dhe se do të bashkëpunonin midis tyre. Ndërsa BRSS bëri përpjekje të vazhdueshme për zbatimin e deklaratës, qarqet drejtuese anglo-amerikane i shkelën parimet e kësaj deklarate, duke vonuar hapjen e frontit të dytë, me qëllim që nga lufta të dobësohej Bashkimi Sovjetik.

nda të Ushtrisë së Kuqe, të ushtrisë anglo-amerikane dhe të popujve të robëruar. Italia musoliniane që në fillim të luftës dhe sidomos me Greqinë tregoi karakteristikat e vërteta të regjimit fashist: një ekonomi e shkatërruar nga vjedhjet e paturpshme të hierarkëve, një ushtri e dërguar në front me pahir, një popull që urren dhe e saboton këtë luftë. Tamam në një kohë kur fashizmi është dobësuar shumë si në fuqi ushtarake, ashtu dhe në fuqi ekonomike, blloku i aleatëve anglo-sovjeto--amerikanë po përgatit forca të reja kolosale për t'i dhënë grushtet e fundit: Fronti i dytë është një çështje javësh, **luftërat nacionalçlirimtare sa vijnë po bëhen më të tmerrshme.** Në kontinentin aziatik imperializmi japonez po ha grushte të forta prej Kinës nacional-revolucionare, aleate e sinqertë e demokracive të mëdha anglo-amerikane dhe e Bashkimit Sovjetik.

Shqipëria jonë qe nga të parat në Evropë që pati fatin e zi të robërohej prej fashizmit italian. Shqipëria jonë qe e para në Evropë që e priti okupatorin fashist me pushkë kresë. Një të premte të zezë, më 7 prill, djemtë e Shqipërisë i treguan fashizmit italian se populli shqiptar di të vdesë për tokën e vet. Në Shëngjin, në Durrës, në Vlorë, në Sarandë, gjaku i djemve tanë skuqi buzëdetin e Adriatikut. Kudo në Shqipëri u ngrit populli për të rrokur armët, kudo rinia shqiptare kërkoi armët, protestoi me demonstrata, greva etj. kundër zaptuesit dhe tradhtarëve. Qindra patriotë morën rrugën e hidhur të mërgimit.

Italia fashiste, me tradhti e me forcë dhe duke përfituar nga politika e gabuar e qeverisë së asaj kohe, qeveri e lidhur shumë dobët me popullin shqiptar,

qeveri që e kishte vetmuar Shqipërinë dhe e kishte mbështetur, si ekonomikisht, ashtu edhe politikisht, në fillin e kalbur të fashizmit italian, robëroi vendin tonë, me qëllim që ta bënte debojë dhe urë për skllavërimin e popujve të tjerë të Ballkanit dhe për të ndihmuar luftën gjakatare që bën fashizmi.

Me ardhjen e Italisë fashiste filluan poshtërsitë, torturat morale dhe materiale, filluan vuajtjet, mizerjet, nisën burgimet, ndjekjet, internimet. Por nisi edhe rezistenca e popullit tonë, nisi në formë pasive dhe më vonë me propagandë, me agjitacion, me demonstrata. Regjimi i ndyrë fashist, për të forcuar terrorin dhe për të shtypur më mirë rezistencën aktive të popullit tonë, solli në fuqi tradhtarin me damkë, Mustafa Merlikën, agjent i regjur, i shitur gjer në palcë te fashizmi italian. Ky korb i zi është po ai tradhtar i vjetër i popullit shqiptar, që u përpoq me mish e me shpirt të shpartallonte Kongresin e Lushnjës[1], Kongres që i dha Shqipërisë bazat e një shteti të lirë, të shkëputur nga çdo influencë e huaj.

Ky tradhtar, me maskën e nacionalizmit, u përpoq dhe po përpiqet akoma të përçajë dhe të gënjejë një pjesë të nacionalistëve, një pjesë të popullit, të cilët nuk e njihnin mirë të shkuarën e tij plot tradhti. Që ditën që hipi në fuqi, filluan shtypjet, burgosjet, vrasjet

1 U mblodh më 28 janar 1920. Hodhi poshtë Traktatin e fshehtë të Londrës të vitit 1915 që parashikonte copëtimin e Shqipërisë, kërkoi pavarësinë e plotë të saj, zgjodhi qeverinë e re kombëtare dhe shpalli rrëzimin e qeverisë tradhtare të Durrësit.

dhe varjet e patriotëve shqiptarë, filluan kusaritë, grabitjet në kurriz të popullit tonë, filluan spekulimet mbi bukën e gojës së popullit, grabitja e bereqetit, e leshit, shfarosja e gjësë së gjallë dhe e katandisë së popullit tonë. Shoqëritë grabitëse italiane, të lidhura me Luogotenencën dhe me klikën spekuluese të kryesuar prej Vll[ezërve] Merlika, po pasurohen në kurrizin plot plagë të popullit tonë. Shoqëri anonime italiane, bujqësore, me Bankën Bujqësore dhe të Napolit në krye, po përpiqen të marrin tapitë e popullit. Shkurt, kapitali italian po shtie në dorë gjithë pasuritë e vendit tonë. Mustafa Merlika, përveç këtyre poshtërsive, pati edhe atë që t'i njohë Italisë fashiste një borxh prej 3 miliardë fr gjoja të harxhuara në interes të popullit tonë, kurse këto të holla janë harxhuar për interesat luftarakë të fashizmit zaptues.

Gjithë këto të zeza e zgjuan popullin tonë. Ai pa qartazi veprën tradhtare të Merlikës, i cili punon pareshtur për interesin e armikut.

Dita-ditës fashizmit po i ikën toka nga këmbët dhe Merlikë tradhtari po mbetet vetëm.

Ky faqezi, me gjithë këlyshët që e ndjekin nga pas, u përpoq dhe po përpiqet akoma të gënjejë popullin me demagogjinë e tij, që ta mbajë nën skllavërinë e Italisë fashiste. Ai përpiqet të shpartallojë energjitë e shëndosha të popullit tonë që po bashkon armët e tij për ta goditur për vdekje fashizmin dhe tradhtarët. Ai përpiqet të gënjejë popullin se Kosova u çlirua, por në realitet Kosova është e robëruar sikundër jemi edhe ne. Kosova i nevojitet fashizmit për grurin dhe për pasuritë e saj; Kosova sot është plaçkë tregu. Dje Mitrovica

me disa qytete, gjoja e lirë nën mbrojtjen gjermane, sot iu dha peshqesh Nediçit[1] që të shtypë më me zell lëvizjen nacionalçlirimtare të popujve të Jugosllavisë. Pjesa tjetër e mjeruar e Kosovës po bëhet viktimë e intrigave italo-bullgare. Ja «liria» që i dha Italia fashiste dhe Mustafa Merlika Kosovës. Ja pse populli i tërë e kuptoi lodrën e hidhur të tradhtarit Merlika.

Fashizmi dhe Mustafa Merlika u përpoqën dhe po përpiqen që të përçajnë popullin duke paraqitur rrezikun komunist; por komunizmi në Shqipëri nuk është më gogoli i pjesës së ndershme të popullit tonë, nuk është më gogoli i katundarit, i pronarit të mesëm, i intelektualit, se komunistët nuk janë ata njerëz pa «atdhe», siç do t'i prezantojë fashizmi në popull.

Kudo, në të katër anët e Shqipërisë, po buçet kushtrimi i lirisë, populli ka marrë armët në dorë dhe me flamurin e Skënderbeut po lufton me tërbim okupatorin dhe veglat e tij tradhtare... Në qytete e në katunde të Shqipërisë me dyzina sabotazhe e aksione po kryhen nga njësitet guerile partizane. Në këtë luftë populli shqiptar ka dhënë dëshmorë: grushti i fashizmit ka goditur e po godit me rreptësi të gjithë ata, qofshin nacionalistë ose komunistë, që luftojnë me vepra zaptuesin dhe tradhtarët. Në luftën kundër okupatorit janë hedhur e do të hidhen bazat e vërteta të bashkimit kombëtar, bazat e vërteta të lëvizjes nacionalçlirimtare.

Nga gjithë kjo pasqyrë e gjendjes ndërkombëtare

---

1 Milan S. Nediç — kryetar i qeverisë kolaboracioniste serbe në vitet 1941-1944.

dhe e gjendjes së brendshme të atdheut tonë, pas diskutimesh dhe rrahje mendimesh, delegatët e kësaj Konference shfaqën dëshirën dhe vullnetin e vazhdimit të luftës së popullit shqiptar **kundër okupatorit**; në Konferencë është pranuar që çetat partizane, që luftojnë me flamurin e Skënderbeut, të mbajnë si shenjë dalluese shenjën partizane, flamurin kuq e zi me yllin e kuq, dhe çetat vullnetare si shenjë dalluese flamurin kuq e zi; në Konferencë, gjithashtu, delegatët shfaqën dëshirën dhe vullnetin e plotë për një organizim të shëndoshë të të gjithë shqiptarëve të vërtetë, pa dallim feje, krahine, klase dhe rryme politike dhe zgjodhën Këshillin e Përgjithshëm Nacionalçlirimtar (të Përkohshëm). Kjo Konferencë shfaqi dëshirën dhe ka bindje se Këshilli i zgjedhur do t'i plotësojë ashtu si e do momenti historik detyrat e veta.

**Ndër vendet e paçliruara**, këshillat janë organe lufte, bashkojnë të gjitha forcat popullore-çlirimtare, bëjnë agjitacion dhe propagandë, udhëheqin luftën politike kundër armikut okupator; mobilizojnë masat popullore për luftën çlirimtare dhe njëkohësisht bëjnë mobilizimin material të sendeve të nevojshme për luftën; këshillat do të jenë **këshilla masash të gjera** që të grumbullojnë turmat e gjera popullore. Këshillat sigurojnë armë për partizanët dhe vullnetarët e lirisë dhe i mbajnë me ushqime; popullarizojnë Luftën Nacionalçlirimtare, lajmërojnë lëvizjet e armikut, fuqinë e tij etj. Këshillat formojnë dhe organizojnë shtypin, propagandën, agjitacionin, organizojnë sabotazhin (bereqet, të dhjeta, lesh etj.), [luftojnë] çdo ndërhyrje të

okupatorit (banka, shoqëri anonime, monopole, shoqëri bujqësore). Luftë të organizuar kundër Bankës Bujqësore, kundër shoqërive anonime që kërkojnë t'i rrëmbejnë tokën fshatarit, luftë kundër atyre që u japin toka dhe koncesione të ndryshme italianëve. Luftë kundër të gjithë agjentëve përfitues në kurriz të popullit, me ndërmjetësim të okupatorit. Këshillat demaskojnë gjithë përfituesit dhe ndërmjetësit e okupatorit; popullarizojnë kryengritjen e përgjithshme si një etapë të fundit, si një rrjedhje të luftës partizane; organizojnë dhe përgatitin opinionin publik, burra dhe gra, të rinj dhe të reja.

**Në tokat e çliruara,** këshillat nacionalçlirimtarë bëjnë detyrën qeveritare, por jo atë ushtarake, vënë rregullin dhe qetësinë, bëjnë luftë kundër tradhtarëve, bëjnë kontrollin e qarkullimit të personave, luftojnë kriminalitetin, vjedhjen etj. Në bashkëpunim me organet ushtarake, këshillat bëjnë luftën kundër kolonës së pestë; kujdesohen për ekonominë dhe ushqimin e popullit; organizojnë tregtinë dhe financat; grumbullojnë ushqimet dhe gjërat e nevojshme për çetat partizane dhe njësitë vullnetare; zhvillojnë arsimin dhe punën e edukatës popullore; shumojnë dhe grumbullojnë materialin për propagandë dhe agjitacion, si shtypshkronja, radio etj. Bëhet mobilizimi politik për Luftën Nacionalçlirimtare, forcohet fuqia e këshillave dhe luftohet çdo armik dhe çdo rrezik. Për disa gjëra bëjnë gjyqe të vogla dhe veçanërisht duhet që këta këshilla të pajtojnë gjaqet, sidomos sa kohë që është okupatori në vendin tonë. **Rëndësia e këshillave nacio-**

nalçlirimtarë është e madhe. Me anë të këtyre bëhet qeveria, mobilizohet populli për në luftë e për në kryengritje. Ja, pra, rëndësia e tyre.

Prej luftës dhe në luftë kanë për të dalë dhe Shtabi madhor dhe konferenca, e cila do të zgjedhë Këshillin Kryesor Provizor të Shqipërisë.

Rëndësia e kësaj Konference është se bën bashkimin e popullit në luftë kundër okupatorit.

Portat janë kurdoherë të hapëta për të gjithë nacionalistët e vërtetë që janë të vendosur të luftojnë për çlirimin e atdheut.

Çetat duhet të ndihmojnë njëra-tjetrën ndër aksione përderisa të formohet Shtabi madhor, i cili do të merret me veprimet e tyre.

Konferenca dhe delegatët me unanimitet realizojnë bashkimin e vërtetë të pikëpamjeve të të gjitha tendencave politike në luftë kundër fashizmit. Ajo ka bindjen se këto pikëpamje, sikundër edhe detyrat që u ngarkuan, do të zbatohen pikë për pikë dhe si u ka hije bijve të arbërit. Ajo ka bindje se rruga e lavdishme e stërgjyshërve tanë do të ndiqet me guxim dhe krenari dhe se me vetëmohim do të sakrifikohet edhe pika më e fundit e gjakut për realizimin e dëshirave të popullit tonë, të dëshmorëve tanë që ranë si luanë për lirinë e Shqipërisë; ajo ka bindje se do të punohet pa pushim për ta përgatitur popullin tonë gjatë luftës që do të zmadhohet dhe do të forcohet gjithmonë më tepër për një kryengritje të përgjithshme.

POSHTË FASHIZMI DHE KLIKA TRADHTARE!

RROFTË POPULLI SHQIPTAR!

RROFTË BASHKIMI I POPULLIT SHQIPTAR NË LUFTË KUNDËR OKUPATORIT!

RROFTË LUFTA PËR LIRINË E POPUJVE TË SHTYPUR!

RROFSHIN ALEATËT TANË TË MËDHENJ ANGLO-SOVJETO-AMERIKANË!

RROFTË KËSHILLI NACIONALÇLIRIMTAR!

RROFTË SHQIPËRIA E LIRË, E PANDARSHME, INDIPENDENTE DHE DEMOKRATIKE!

**KËSHILLI I PËRKOHSHËM NACIONALÇLIRIMTAR**

*Botuar për herë të parë në «Dokumente të organeve të larta të pushtetit revolucionar nacionalçlirimtar» (1942-1944). Tiranë, 1962*

*Botohet sipas kopjes së shaptilografuar që gjendet në Arkivin Qendror të Partisë*

## PA MËSHIRË

*Artikull i botuar në gazetën «Zëri i popullit»*

**Shtator 1942**

Lufta heroike që bën populli ynë kundër armikut okupator dhe veglave të tij të ndyra po merr dita-ditës një hov të madh. Dita-ditës po merr zjarr gjithë Shqipëria për tmerrin e fashistëve dhe të tradhtarëve.

Fashizmi për katër vjet me radhë vërsuli hordhitë e tij barbare mbi vendin tonë, ai përdori çdo mjet, çdo poshtërsi për me na shfarosë, për me na shkatërrue, për me na korruptue, për me na çnderue. Ai po mundohet me e ba vendin tonë qorrhane, me e ba vendin tonë hambarin e fashizmit, me e ba popullin tonë skllav, me i ba djemtë tanë mish topi për qëllimet gjakatare të banditëve Musolin dhe Hitler. Fashizmi po na rrëmben bukën e gojës, prodhimet për qëllimet e tij të errëta. Populli shqiptar, që në ditët e zeza të 7 prillit s'i hodhi armët, por si luan e goditi fashizmin në çdo rast e në çdo vend, çdo ditë e shton forcën e tij; lufta e tij çdo ditë bën një hap përpara. Fronti i përbashkët i popullit tonë po realizo-

het, vullnetet e shëndosha të bijve të arbërit po udhëheqin masat e popullit drejt fitores së lavdishme të armëve tona të bashkuara.

Armiku i tërbuar i vendit tonë me veglat e tij të poshtra, me tradhtarin më të ndyrë që ka parë vendi ynë, Mustafa Merlikën, përpiqet me mish e me shpirt me e shpërnda frontin e gjerë të popullit tonë që po i kërcënon dita-ditës, që po i tmerron për vdekje.

Italianët e dinë se populli shqiptar s'i ngjet fytyrës së ndyrë të Mustafa Merlikës, ata e njohin mirë shpirtin e shqiptarit, e njohën burrërinë e tij në Luftën heroike të Vlorës dhe besojmë se nuk e harrojnë lehtë Babicën dhe Kotën[1]. E di mirë fashizmi italian se sa i vlen lëkura; e di mirë fashizmi italian se si luftonin djemtë e Selam Musait[2], që, me «dyfeqe të lidhura me gjalmë, me sëpata dhe me hanxharë», i dërrmuan; e di mirë fashizmi italian se shqiptarit, për ta fituar lirinë, s'i trembet syri nga topat dhe nga aeroplanët e tij; e dinë mirë këlyshët e Duçes se malet e Shqipërisë janë çerdhet e çetave tona, çerdhe nga do të vërsulen si dragonj bijtë e Shqipërisë për t'i shfarosur përgjithmonë ata dhe tradhtarët e vendit tonë.

Malet tona po gjëmojnë, çetat tona po armatosen, çetat tona po godasin. Dëshira e shqiptarëve të vërtetë po përmbushet.

---

1 Në Babicë dhe në Kotë të rrethit të Vlorës në vitin 1920 u zhvilluan luftime të ashpra, ku pushtuesit italianë pësuan humbje të rënda.

2 Komandant njësie vullnetarësh në Luftën e Vlorës të vitit 1920, luftoi kundër pushtuesve italianë dhe ra heroikisht në fushën e betejës, Hero i Popullit.

Armiku po përdor çdo mjet të poshtër për ta shuar lëvizjen, përpiqet për ta diskredituar lëvizjen, ai po paguan hajdutë dhe katilë të rrugëve, të cilët po grabitin popullin. Armiku ka qëllimet e tij, por këto qëllime satanike populli i ka marrë vesh. Populli ka marrë vesh se armiku, gjoja për të ndjekur këta kusarë, dërgon të tjerë kusarë, si milicët me shokë, por që të dyja palët s'bëjnë tjetër veçse ndjekin çetat e lirisë, ato që do t'i bëjnë varrin fashizmit. Për popullin s'çan kryet fare fashizmi, s'çan kryet për shëndetin dhe mirëqenien e miletit. Fashizmi gjakatar, regjimi i hajdutëve dhe i gangsterëve, me të tilla manovra, s'e gënjen dot popullin. Dërgimi i milicëve të poshtër, i komisarëve të lartë [të fashizmit], dhe i stërkomisarëve ndër krahina të ndryshme janë lodra kalamajsh, dhe populli ynë s'i ha këto. Tradhtitë e Merlikëve, pushkët e milicëve dhe të spiunëve, komisarët e stërkomisarët, njerëz të korruptuar dhe bastardë, vegla të armikut okupator, s'e trembin dhe s'e gënjejnë dot popullin tonë, se ky i ka të qarta manovrat e tyre, dallaveret dhe poshtërsitë që kërkojnë të bëjnë në kurrizin e tij; populli e ka kuptuar se ku është shpëtimi, se si fitohet liria, se ku është e ardhmja e lumtur e vendit të tij, ai e di se këto do t'i fitojë me luftën e tij kreshnike kundër bishave fashiste, kundër tradhtarëve, kundër veglave të tyre, spiunëve, milicëve, agjentëve të kuesturës, kundër kolonës së pestë.

Populli shqiptar e ka kuptuar se sot luhet fati i tij, e ardhmja e tij; ai e ka kuptuar se ç'e pret nën regjimin e ndyrë fashist, ai e di se fashizmi kërkon t'i rrëmbejë çdo gjë që ka: tokën, këmishën e trupit,

nderin e nënës e të gruas dhe, më në fund, t'i dërgojë shqiptarët skllevër në shkretëtira, ku të punojnë për hesap të lapangjozëve fashistë. Dhe pse e ka kuptuar mirë këtë gjë, populli shqiptar po çohet dhe e godit dhe do ta godasë me tërbim fashizmin.

Të gjithë ata që e pengojnë në luftën e tij të shenjtë do të damkosen me vulën e tradhtisë. Populli i ka përgatitur listat e të gjithë atyre që e kanë shitur Shqipërinë tek armiku, që po luftojnë kundër popullit, dhe për këta njerëz s'ka mëshirë.

S'ka mëshirë për tradhtarët e atdheut, s'ka mëshirë për të poshtrit, për të shiturit kokë e këmbë tek armiku, s'ka mëshirë për ata që s'dinë ç'është atdheu, liria, burrëria, për ata që kanë shitur nderin e vendit tonë, nderin e grave të tyre te paraja e armikut. S'ka mëshirë për spiunët, agjentët e kuesturës, për milicët që, si qentë, po ruajnë cepat e rrugëve, po vëzhgojnë shtëpitë, po shkelin vatrat tona për me gjuejtë patriotët, për me vra djemtë e popullit, për me dorëzue luftëtarët e lirisë tek armiku.

Por ju, o të poshtër e të panderë, të mos ju shkojë ndër mend se me thyerjen e fashizmit do të shkoni të fshihni tradhtitë tuaja në ndonjë vend të largët, mos kujtoni se kur ta shihni keq do ta vërtitni punën dhe do ta ktheni fletën aq kollaj. Të mos ju gënjejë mendja: ajo kohë ka vdekur, ato dallavere s'do të shkojnë më, ju jeni armiqtë tanë deri në vdekje, dhe kërmat tuaja do të mbushin kanalet.

Pa mëshirë hakmarrja e popullit tonë do të bjerë mbi ju.

Pa mëshirë populli shqiptar do t'ju zhdukë nga faqja e dheut, mikrobe të ndyra të vendit tonë.

Pa mëshirë do të shkojnë në plumb tradhtarët, spiunët, agjentët e kuesturës, milicët dhe të gjithë ata që bëjnë lodrën e armiqve.

Kjo është lufta vendimtare e popullit tonë dhe s'ka më shpresa për ju. Afroi dita që s'do të keni më mitraloza që t'ju mbrojnë, ato do t'i ketë populli në dorë, dhe populli e di bukur si t'i përdorë, mos kini aspak merak, populli e di si ta marrë hakun për poshtërsitë, për gjakosjet, për çnderimet që i keni bërë. Hakmarrja do të jetë e tmerrshme.

*Botuar për herë të parë në gazetën «Zëri i popullit», nr. 2, shtator 1942*

*Botohet sipas: Enver Hoxha. Vepra, vëll. 1. Tiranë, 1968*

## KRIJIMI I SHOQËRISË ANONIME BUJQËSORE

*Artikull i botuar në gazetën «Zëri i popullit»*

**Shtator 1942**

Ja, popull shqiptar, filloi edhe kolonizimi i tokave tona nga fashizmi italian, dhe sot qeveria e tradhtarëve e trumbetoi tradhtinë e saj në kurriz të popullit tonë.

Një nga një fashizmi po na rrëmben çdo gjë që kemi, dhe, po të rrimë me duar lidhur, shpejt do të vijë dita që të gjendemi me gisht në gojë, por atëherë do të jetë tepër vonë. Italianët do ta kenë okupuar çdo pëllëmbë të tokës sonë; ata do të kenë mbuluar vendin tonë, fushat tona me kolonët e tyre, ndërsa bujqit tanë do të bëhen skllevër të përjetshëm dhe tokat e tyre do t'i bëjnë sehir për së largu kur t'i punojë dhe t'i shfrytëzojë armiku i vendit të tyre.

Fashistët panë se bujkut shqiptar nuk ia morën dot, ashtu si ëndërronin, bereqetin dhe prodhimet, pehlivanët dhjetarë, të paguar prej qeverisë tradhtare, s'mundën dot t'i milnin bujqit, ashtu si i kishte këshilluar padroni i tyre, Mustafa tradhtari. Dhe fashistët kanë shumë nevojë për bukë. Në «parajsën» e Musolinit populli ushqehet me 250 gr në ditë. Uria mbretëron

në një mënyrë të tmerrshme. Në të gjitha vendet e Italisë dita-ditës ngjasin ndeshje në mes policisë dhe popullit për kafshatën e gojës. Në Brindizi turmat e popullit, që ua çuan grushtin kërcënues katilëve me këmishë të zezë, u qëlluan me mitraloza nga xhelatët e Hitlerit, që e kanë nën zap gjithë Italinë, si politikisht, ashtu edhe ekonomikisht.

Dhe dimri po afrohet i tmerrshëm për ta, në hambaret e tyre të bjerë miu thyen turinjtë, si thotë populli shqiptar, dhe tok me dimrin afrohet edhe vdekja e tmerrshme e fashizmit. Afroi dimri, kur fashizmi do të shohë disfatën më të turpshme.

Që të mundin, pra, fashistët ta rrëmbejnë më mirë bukën e gojës të popullit tonë, filluan radikalisht ta matin më mirë tokën dhe mbi këtë tokë të rrëmbyer të vendosin kolonët italianë.

Ky është qëllimi i qartë i Shoqërisë Anonime Bujqësore Shqiptare (sic). Dhe kjo shoqëri kryesohet prej njëfarë Qemal bej Vrioni nga Fieri, çifligari më i madh i vendit tonë, i cili tani, në regjimin fashist, ka pozitën e kryetarit të këshillit administrativ të kësaj shoqërie.

Për t'i kuptuar më mirë qëllimet e kësaj shoqërie mjaftojnë dy fjalë për kryetarin e saj, bukuroshin fashist Qemal bej Vrioni. Ky tip i bastarduar dhe i demoralizuar është xhelati i bujqve të Myzeqesë, shfrytëzuesi dhe gjakpirësi i qindra fshatarëve myzeqarë, që prej vitesh po u kullon gjaku në këmbë për të ushqyer familjen e Vrionasve, për të ushqyer gjeneratën e degjeneruar të këtyre çifligsahibinjve. Bukuroshi Qemal bej Vrioni është agjent i vjetër i fashizmit italian. Me ardhjen e Italisë në Shqipëri Qemal bej

Vrioni, Irfan Ohri dhe të tjerë tradhtarë ishin në krye të spiunëve që punonin për këtë qëllim, dhe, me okupimin e Shqipërisë, këto kërpudha plehrash morën shpërblimin e tyre për veprën tradhtare.

Ky njeri i degjeneruar u bë ministër i Financave dhe mjaft kohë vodhi boll, saqë bëri xheloz Gurakuqin[1], i cili i zuri vendin.

Dhe ky bej i degjeneruar ia rifilloi aktivitetit të tij djallëzor në kurriz të popullit shqiptar me mënyra të tjera. Ky udhëheq kolonizimin e Shqipërisë.

Fashizmi dhe qeveria e tradhtarëve s'mungojnë që çdo vepre t'i veshin një petk arnautçe, t'i futin nga një emër shqip, duke kujtuar se populli ynë është qorr dhe hajvan dhe do ta hajë gjellën e hidhur që i servir fashizmi dhe Mustafa Merlika-Kruja.

Çdo shoqëri grabitëse, çdo ent shfrytëzues, s'mungon të ketë emrin e Shqipërisë dhe të shqiptarëve, por në brendësinë e tyre lulëzon ajka e kusërisë fashiste italo-shqiptare, lulëzojnë banditët e Musolinit: Çianot[2], Vërlacët, Jakomonët, Merlikët, Vrionasit e të tjerë plehra, që peshkojnë e gjuajnë në kurriz të popullit punëtor. Këto «të famshme» shoqëri fashiste me emra të bukur shqiptarë, brenda bien erë përç e qelbësirë, dhe popullit shqiptar i vjen ndot t'u marrë erë.

Kjo «e famshme» shoqëri e kolonizimit të tokës shqiptare për hesap të imperializmit italian ka filluar

---

1 Shuk Gurakuqi — ministër i Financave në qeverinë kuislinge të Mustafa Krujës.

2 Galeaco Çiano — ministër i Punëve të Jashtme të Italisë fashiste në vitet 1936-1943.

të marrë në dorëzim tokat e shtetit, duke vazhduar me ato të Vakëfit dhe të Kryqit të Kuq dhe duke mbaruar me tokat e bujqve. «Perspektivë madhështore» për fashizmin grabitqar, por perspektivë e bërë hesap pa hanxhinë.

Mustafa Merlika, Qemal Vrioni e të tjerë tradhtarë e kanë vendosur këtë gjë mirë e bukur, por vallë ç'ka vendosur populli shqiptar?

Populli shqiptar e di mirë ç'ka vendosur, e mbajnë mend mirë tradhtarët përgjigjen që u dhanë bujqit kosovarë të ngulur në tokat e Shijakut, kur qeveria tradhtare me Irfan Ohrin vanë t'i shpërngulnin dhe t'ua rrëmbenin tokat. Këtë herë s'janë vetëm një grusht bujqish që do të marrin armët për të goditur, këtë herë është e gjithë Shqipëria që do të marrë armët dhe do t'i godasë gjer në vdekje për të mbrojtur atdheun, tokat, nderin dhe për të fituar lirinë që ia kanë shkelur armiku okupator dhe tradhtarët.

*Botuar për herë të parë në gazetën «Zëri i popullit», nr. 2, shtator 1942*

*Botohet sipas: Enver Hoxha. Vepra, vëll. 1. Tiranë, 1968*

# REAKSIONI PO NA DËMTON RËNDË PËR FAJ TË VEPRIMEVE TË GABUARA TË DISA SHOKËVE DHE TË MUNGESËS SË KONSPIRACIONIT

*Letër drejtuar një shoku*

**Tetor 1942**

I dashur shok,

Sa për punën e Pezës nuk po të shkruaj gjatë, por po të çoj të dy raportet që kanë sjellë Dinia[1] dhe një tjetër që ka çuar Tafari[2]. Gjykoje vetë gjendjen. Unë them vetëm se atje ka munguar në të gjithë gjakftohtësia dhe krejtësisht decizioni në ekzekutimin e planit të tërheqjes dhe të goditjes nga shokët. Kanë shkuar si berrat dhe, po t'i këndosh me vërejtje raportet, do të shikosh se, megjithëse s'kanë pasur kohë, siç thonë, përsëri kohë kanë pasur për të mos u tërhequr me aq panik, se akoma s'po i gjejnë shokët. Është e vërtetë që shokët ishin përgjithësisht të rinj, po barra u binte më të pjekurve.

---

1 Koço Tashko.

2 Mustafa Gjinishi.

Tashti po e filloj me lajmin tragjik. Më 7 tetor në mëngjes, ora 6³⁰, u rrethua prej forcave të shumta shtëpia ku ishin Tarzani [Vojo Kushi], Sadik Stavaleci dhe Xhoxhi Martini. Gjithë mëhalla ishte e rrethuar prej qindra e qindra milicësh, karabinierësh e spiunësh. Filloi goditja më 6³⁰ dhe mbaroi më 12³⁰. Lufta vazhdoi plot gjashtë orë dhe të tre shokët kanë bërë luftë homerike. Gjashtë orë rresht kërcitnin brenda në qytet mitralozi, pushka dhe bomba. Harrova të shtoja se me shokët e tjerë ndodhej edhe shoku që kishte çuar një letër për ty, i cili do të nisej atë mëngjes me ca gazeta e dokumente të shtypura që na erdhën nga Kosova (letër s'kishte), dhe me «Prolétaire» të prill-majit e 1000 fr që t'ia jepte P. për çetën. Shokun M., siç kemi marrë vesh, e kanë kapur, ngaqë ishte plagosur prej një trari o plumbi (s'dihet), dhe e kanë në burg. Besojmë se letrën time që të çoja, si dhe materialin, do t'i kenë fshehur ose djegur, pse kanë pasur kohë, pastaj atje ka qenë Tarzani, i cili ka bërë mrekullira. Siç thashë lufta vazhdoi gjashtë orë. Armiku e pa keq. Atëherë sollën 6 tanke e automobila të blinduar dhe filluan të çajnë muret e shtëpive e të kopshteve me to. Tanket shkatërruan tri shtëpi. Kur e pa se po u afroheshin tanket, Tarzani, me kobure e granatë në dorë, iu vërsul si luan tankut për të vrarë konduktorin e për të marrë mitralozin. Po armiqtë e vranë dhe ia prenë këtë hov homerik. Ai ra i vrarë në tank në sytë e popullit. Sadiku dhe Xhoxhi, gjithashtu, u vranë. Tronditja është e madhe, humbja e Tarzanit na ka këputur. Fitimi politik është kolosal. Populli po e bën legjendë trimërinë e

Tarzanit e të shokëve dhe thotë se vetëm komunistët mund të luftojnë kundër tankeve e mitralozave.

Reaksioni i madh përpiqet ta frikësojë popullin. Po ku e ka shkakun ky reaksion i fortë që ka filluar në Tiranë e që vazhdon që prej 20 ditësh? Ky reaksion i fortë, sipas mendimit tim, pjesërisht rrjedh nga gabimi i shokëve të qarkorit të këtushëm. Ja se ç'ka ngjarë para 20 ditësh, kur ne ishim në Pezë, bash atë ditë që ike ti: Qarkori kishte vendosur që të bëhej një aksion — djegia e godinës së shkollës italiane, e cila s'kishte gjë brenda përveç bankave dhe dërrasave të zeza. Shkolla ndodhet në aeroport dhe e rrethuar me kazerma. Këtë aksion të rrezikshëm shokët do ta bënin vetëm për punë simbolike, se ndonjë fitim nga pikëpamja materiale s'kishte. (Më poshtë do të them mendimin tim për objektivin e aksionit.) Vate njësiti ta kryente, po natyrisht u diktua dhe filloi pushka. Shokët ikën, përveç njërit, të cilin e kapën. Ky ishte shoku i ri që të prezantova atë natë në Pezë, kur erdhi nga Tirana dhe Biverbruku. Në pushkën që u bë, shokët thonë se u plagosën ushtarë, u vra dhe një kolonel. Të nesërmen filluan kontrollet dhe, siç thuhet, shoku që zunë kishte treguar disa shtëpi, por e sigurt s'dihet. Fakt është se vanë në një shtëpi ku ndodheshin Biverbruku e Zhaku me një shok tjetër dhe filloi pushka, një pushkë e madhe. Të gjithë shokët shpëtuan, u plagos rëndë një simpatizant, i zoti i shtëpisë, dhe u vra nëna e tij plakë.

Por ç'ngjet në këtë kohë? Të dëshpëruar në kulm për kapjen e shokut në aksionin e shkollës, Biverbruku propozon, aspak në qarkor, por në muhabet ku

ndodheshin shoqja Qorre (Fiqreti)[1] e Duksi, që, për ta shpëtuar shokun, të shkonin të rrëmbenin çupën 9 vjeçe të Man Kukaleshit (spiun) dhe ta kërcënonin këtë duke i thënë: «Përpiqu të shpëtosh shokun, ndryshe çupën do të ta vrasim». Shoqja përnjëherësh e gjeti gjenial mendimin e Biverbrukut, e mori me entuziazëm përgjegjësinë dhe, pa pyetur as qarkorin, as Tarzanin, pa një pa dy, planin e vunë në zbatim, dhe *kidnapper*[2]-ët e Partisë, me automobil si në Amerikë, rrëmbyen çupën, i lanë letrën babait të saj, spiunit, i cili përnjëherësh lajmëroi policinë. Kur po ngjisnin këto ne ishim në Pezë, si Dr., T. dhe unë, kurse Shulja[3] kishte ikur. Natën e rrëmbimit të çupës i vijnë Myslimit 6 spiunë me një letër ultimatum nga Qazim Mulleti, ku i thuhej të lajmëronte Mustafa Gjinishin e shokët e tij se, në rast se s'lëshohej çupa brenda 24 orëve, do të pushkatonin 10 komunistë nga më të mirët që kanë në burg. Myslimit ne i thamë që s'dinim gjë, vetëm se duhej të ishte i sigurt që komunistët s'janë gangsterë që të rrëmbejnë çupa të vogla, dhe që këto janë provokacione të armikut. Pak më vonë morëm vesh se shokët me të vërtetë e kishin bërë një gjë të tillë. Atëherë lajmëruam nga Peza shokët që të lirohej çupa sa më parë.

Sikundër të thashë, shokët që e bënë këtë gjë, sidomos shoqja, as e kishin pyetur Tarzanin. Këtë e pyetën kur kishte mbaruar puna, dhe Tarzani u tha

1 Fiqret Sanxhaktari (Shehu).
2 Anglisht — rrëmbyes fëmijësh.
3 Pseudonimi i shokut Kristo Themelko.

se s'duhej të ishte bërë. Pasi e biseduam këtë gjë me Dr. e T. vendimi ishte i natyrshëm: dëbim nga Partia i Qorres dhe i Biverbrukut. Këtë të fundit e goditëm dhe i shpjeguam se ai është i sëmurë, se tendencat e gangsterizmit të grupit akoma rrojnë në zemrën e tij. Shoqes, gjithashtu, që s'gjykoi aspak më lart se maja e hundës së saj, e sidomos duke ditur që propozimi vinte nga një njeri i sëmurë si Biverbruku, i shpjeguam se ka bërë një gabim politik, shkelje të moralit proletar, i cili diskrediton Partinë. Dënimin, sido që s'e pritnin të ishte i tillë, si njëri dhe tjetra, u detyruan ta pranonin. Isufi s'do të ketë grupe edukative dhe çdo aksion i tij duhet të kontrollohet nga Partia.

Për shoqen në këtë çështje vepruam ndryshe, për arsyet që ti i di, me gjithë gabimin e saj të madh. Celula e shoqeve mbeti me tri shoqe, pse tri të tjerat i zuri policia ditën e demonstratës. Kështu që puna me gra binte në ujë. Atëherë grupet që ka kjo shoqe, ia lamë t'i mbajë, dhe njëkohësisht t'i ngarkojmë punë të tjera.

Sa për aksionin e shkollës unë s'isha në një mendje me qarkorin, duke marrë parasysh pozitën ku ndodhej shkolla. Për simbol mund të digjej më mirë godina e fashios, që prezanton forcën fashiste, se për shkollën çështja mund të përdoret nga të dy anët, dhe kolona e pestë do ta trumbetonte duke thënë: «Ja komunistët po djegin shkollat», megjithëqë ishte fashiste. Pra, rreziku i shokëve ishte i madh, sikundër ngjau, dhe shoku që zunë atje, si dhe një simpatizant të shtëpisë që kontrolluan, e ku luftuan Biver-

bruku e të tjerë, janë dënuar me vdekje, po akoma s'janë ekzekutuar.

Durim se s'kam mbaruar.

Atë ditë që do të iknim, në Pezë na vijnë dy shokë nga qarkori i Rinisë për të organizuar rininë e Pezës!! Tarzani u kishte thënë të mos shkonin, pse duhej të kishin pritur që të vinin që andej të tjerë për të informuar se ç'rini ka atje. Por ata shkuan pa marrë parasysh fjalën e Tarzanit. Atje ishte dhe Nakoja dhe u mor në qafë, pse do të kishte ardhur me ne. Qëndroi të vinte të nesërmen me ta, dhe ditën që do t'i binin Pezës, që të tre me gjithë Nakon shkuan në Ndroq që të shikonin rininë e atjeshme. Nakon dhe dy shokët e tjerë i kapi policia. Kur u nisëm ne nga Peza, Dr., Tafari dhe unë, nga një gabim i Tafarit, për pak na kapën. Ne kishim në automobil traktet dhe rezolucionet dhe, pasi kaluam bllokun, në vend që t'i çonim traktet në qytet, Tafari e ktheu automobilin në një palo han të qelbur, bosh, atje ku ishte shkolla italiane ku do të bëhej aksioni e ku ishin kazermat. Atje plot ushtarë, milicë e spiunë na vunë re dhe, po të mos kishim automobilin, do të na kishin kapur.

Me të ikur ne, vanë në han, e kontrolluan dhe i zunë traktet.

Reaksioni vazhdoi dhe vazhdon. Pardje kapën edhe shoqen tjetër të qarkorit të Rinisë, Bionden, m'u në rrugë, dhe kot, pse shokët kujtojnë se policia flë.

Dje kapën dhe Duksin. Me një fjalë brenda 20 ditëve fashizmi na i theu brinjët këtu në Tiranë: 2 shokë të dënuar me vdekje, 3 shokë të vrarë, 5 shokë diri-

gjues të Rinisë të arrestuar (qendrori e qarkori i Rinisë janë reduktuar vetëm në një shoqe, Delegatja[1]), 2 simpatizantë të arrestuar, 2 shokë të Partisë po të arrestuar. Me një fjalë 14 shokë (në qoftë se nuk kam harruar ndonjë shok tjetër), i kemi humbur, për arsye pjesërisht nga gabimi i shokëve drejtues, por sidomos nga gabimet e shokëve që s'mbajnë as konspiracion, as m... e që s'janë aspak të disiplinuar.

Shumë ilegalë na ngatërrojnë këmbët, na komprometojnë shtëpitë, janë shkaktarë të goditjeve të reaksionit dhe disa s'bëjnë asnjë punë. S'na mjaftojnë këta që janë këtu, por na çon dhe Tafari nga çeta ata të falimentuarit, që s'deshën të qëndronin atje e të luftonin. Për të gjithë këta do të marrim masa dhe do të të shkruaj. Do të të bëj një raport të gjatë për punën e këtushme, por vetëm mund të shtoj se kollaj s'kolisen vazot e thyera. Që nga teknika e deri në fund duhen shkundur e vënë në udhë. Për punën që kemi thënë[2], jam i mendimit që, po s'e forcuam organizatën nga kjo tronditje e madhe, s'duhet të riskojmë dhe...[3].

*Botohet për herë të parë sipas origjinalit që gjendet në Arkivin Qendror të Partisë*

1 Pseudonimi i shoqes Nexhmije Xhuglini (Hoxha).

2 Është fjala për largimin e shokut Enver Hoxha nga Tirana për në Martanesh a gjetkë.

3 Në origjinal mungon vazhdimi i dorëshkrimit.

# PËR NJË SPASTRIM TË PËRGJITHSHËM NGA TIRANA TË ELEMENTËVE GRUPASHË

*Letër drejtuar një shoku*

**20 tetor 1942**

I dashuri shok,

Sapo marr vesh që ka ardhur një shok që ke çue ti. Pa u pjekur me të, po filloj të të shkruaj, që kështu të mos vonohet shoku. Nuk di se ç'do të më thotë nga ju, pse nesër do të piqem me të.

Sa për lajme të jashtme s'po të shkruaj, pse tashti ke radion, por po të flas ca për punët e brendshme.

Siç të shkruaja në letrën tjetër reaksioni vazhdon të jetë i madh. Ka tri ditë që u kontrollua një mëhallë e gjithë. Kontrolli filloi që natën e vazhdoi deri në orën $12^{30}$ të drekës. Por asnjë dëm s'ndodhi. Atje s'kishte shokë ilegalë.

Pas ardhjes nga Peza dhe pas atij gabimi që bënë[1], i cili solli reaksionin, shokët pak a shumë ishin tronditur. Mbledhjet i kishin pezulluar dhe s'bëheshin në rregull. Pas luftimit që u bë në mes Tarzanit e policisë

---

1 Shih në këtë vëllim f. 136.

disa nga ata që na mbanin në shtëpi filluan të frikësoheshin. Për të mbajtur nervat e popullit mbi lëkurë filluan perkuzicionet e mëhallëve të tëra.

Sidoqoftë, me gjithë humbjet e mëdha që pësuam në shokë e që të shkruaja në letrën tjetër, na duhej t'i mblidhnim shokët, të rregullonim celulat e të vazhdonim punën. Themi se ia arritëm. Celulat mblidhen në rregull dhe i janë futur përsëri punës, sido që shokët s'janë aspak në nivelin e duhur, merren me cikërrima dhe mbi të gjitha e me gjithë grushtet që po hamë, u mungon krejt konspiracioni. Punët e Partisë janë bërë objekt llafesh nga shokët, çdo punë që bën ndonjë, do ta marrë vesh gjithë organizata.

Në lidhje me dëbimin e Biverbrukut dhe të shoqes Qorre nga Partia për gabimin që bënë e që të vura në dijeni, zbuluam diçka tjetër që vë në dukje shkakun e vërtetë të gabimit dhe tendencat grupashe të pashëruara të shokëve të Grupit të «Të Rinjve», të cilët kanë mundur me futë në rrethin e tyre shoqen Fiqret e sigurisht shoqen Bionde që ishte në qarkorin e Rinisë.

Kur i pyeta shoqen dhe Biverbrukun për atë që bënë, ata na treguan se shoqja rastësisht u ndodh atje dhe vetë e mori përgjegjësinë, duke gjykuar se ishte një aksion që duhej bërë. Mirëpo puna qëndron ndryshe, shoqja na mbante fshehur se ishte fejuar me Agron Çoratin, edhe ky i Grupit të «Të Rinjve» dhe në qarkor të Rinisë me detyrë sekretar organizativ.

Nuk na intereson fejesa në vetvete, pse ajo mund t'i ngjasë cilitdo, po në këtë rast na intereson, pse me anën e kësaj fejese në mes të Fiqretit dhe Agronit,

ndoshta edhe të Biondes me ndonjë tjetër që s'e dimë, shokët e Grupit të «Të Rinjve» ia kishin mbërritur qëllimit të tyre për të cilin diskutuam aq shumë në Konferencën e spastrimit[1], domethënë me anë fejese pothuajse ia arritën të shtinin në dorë qarkorët dhe në mungesën tonë u dhanë veprimeve *cachet*[2]-in e sëmurë të frymës së grupit.

Punët e Partisë i kishin bërë punë të ngushtë shokësh. Ta marrim pak me rregull që të kuptosh çështjen dhe mendimin tim për këtë punë.

Siç të kam shkruar, me humbjen e Mistos [Mame] duhet të riformonim qarkorin e Partisë. Qendrori i Rinisë na rekomandoi Agronin, dhe u mendua edhe për Biverbrukun për në qarkorin e Partisë. Më parë se të vihej në qarkor Biverbruku, në një mbledhje që bëmë për të vendosur se kush të vinte si përfaqësues i Rinisë, shoqja [Qorre] qiti kundërshtime për ardhjen e sekretarit politik të Rinisë, që ishte shoqja Delegate. Ajo pretendonte se Delegatja kishte shumë punë etj., etj., dhe thoshte që të vinte sekretari organizativ, Agroni. Unë e refuzova duke thënë se s'mund të venë në qarkor dy të sëmurë, Biverbruku e Agroni, por duhej të vinte medoemos sekretari politik. Ai përjashtim ishte bërë vetëm për Miston.

S'mund të dyshoja aspak për prapamendimin e shoqes, pse s'dija se ajo ishte fejuar me Agronin. Këto gjëra i lidha pasi u zbulua fejesa e saj. Kjo, pra, insistonte që në qarkor të Partisë të vinte edhe Agroni, se

1 Konferenca e Jashtëzakonshme e Partisë, 28-29 qershor 1942.

2 Frëngjisht — vulë.

ajo ishte e ishte, edhe Isufi, domethënë qarkorin e Partisë dhe të Rinisë t'i kishin nën kontroll.

Nga ana tjetër, shoqja Bionde, e qarkorit të Rinisë, pas këtij diskutimi që patëm në qarkor, ku u vendos të vinte Delegatja, ishte në dijeni se ç'bisedohej në qarkor të Partisë ngaqë Fiqreti e mbante në korrent duke shkelur direktivat. Ajo zë Delegaten dhe i thotë se «s'bëre mirë që e pranove atë detyrë», se «unë, të isha si ty, s'e pranoja, më mirë ta merrte një tjetër».

Këto gjëra tregojnë se Fiqreti, Bionda, Agroni dhe Biverbruku kishin riformuar klikën, si me thënë, brenda Partisë, e natyrisht ata nga jashtë, si Nastasi[1] e kompani, po u shkisnin vazelinën.

Duke pasur besim te Fiqreti, në vend që të vëzhgoheshin të sëmurët dhe aktiviteti i tyre, ajo ra vetë në kurth dhe mori ngjyrën e tendencave të të sëmurëve. Tashti e morëm vesh këtë dallavere, pretendimet e tyre dhe qëllimet e mënyrat e punës që bënin. Sikundër e di, Nakon, Agronin dhe një shok tjetër i zuri policia, Nga burgu Agroni i shkruan një letër Fiqretit, personale e dashurie. Atje i tregon se atë e kanë përjashtuar nga Partia dhe këtë gjë e ka mësuar nga Nakoja, i cili s'ka mbajtur konspiracion për mendimin që iu mor në Pezë.

Në letër, midis të tjerave, i thotë se, me kapjen e tyre, kuadrot u prishën, se puna e Rinisë u çrregullua dhe se, pa ndihmën e tij, zor që të përmirësohet, se duhet që Fiqreti, sido që është jashtë Partisë, ta informojë për të gjitha punët e Partisë dhe se ata

1 Anastas Lula.

duhet ta kenë kurdoherë iniciativën. I thotë se s'duhet të mbajë konspiracione, por t'i prishë, pse, në qoftë se ajo s'i tregon, ai ka tjetër burim nga ku i merr vesh punët e Partisë, që për ta rëndësi kanë vetëm burgimi i Agronit, i Biondes (të cilën e kapën dhe e lëshuan) e dëbimi i Fiqretit [nga Partia] se, sa për shokët e tjerë që vriten, si Vojoja e të tjerë, s'kanë vlerë për ta. Këto e të tjera gjëra të tilla tregojnë që Partia për ta ishte *la république des camarades*[1], që punët bëheshin *en famille*[2] dhe që gjoja me humbjen ose me burgimin e tyre puna mbaroi. Lidhjet organizative as që kishin vlerë për ta. Nga ana tjetër, Agroni i shkruante një letër Delegates, që kishte mbetur e vetme në qarkor, dhe i jepte urdhra, bile mbi ato të Komitetit Qendror, i caktonte cilët duhej të merrnin pjesë në qarkor të Rinisë, kush të ishte sekretar organizativ etj. Me një fjalë, toni i letrës së tij është toni i atyre që Partinë e kanë hedhur në dorë dhe pa ta s'bëhet gjë!

Çështjen e Agronit jemi duke e biseduar dhe unë mendoj që të qitet menjëherë jashtë Partisë, edhe shokët gjithashtu. Biondes i kërkova një raport për lidhjet dhe bisedimet që bëheshin në mes tyre. Ajo as që është përgjigjur deri tani. Në rast se s'përgjigjet, do të marrim masa edhe ndaj saj. Fiqretit jemi të shtrënguar t'ia heqim grupet edukative. Isufin e M. i çuam në çetë të Myslimit, Nastasin në çetën e Skraparit. Me një fjalë, spastrim të përgjithshëm nga Tirana të të gjithë elementëve të sëmurë.

1 Frëngjisht — republika e shokëve.
2 Frëngjisht — familjarisht.

Bionden, siç të thashë, e kapi policia, por u lirua me garant dhe e detyruan që të shkojë në Berat për ca kohë. Ajo shkoi të punojë ca me rininë e atjeshme. A mund ta kuptosh sa të shkrova, dhe ç'mendon ti?

Me pak fjalë, s'mjafton reaksioni që po na godet, po edhe Fiqreti e këta të tjerët me dallavere s'na lënë rehat.

Në qarkorin e Partisë morëm Dr.[1] dhe francezin[2] si sekretar organizativ. Në qarkorin e Rinisë vumë dy të rinj dhe dy shokët që erdhën nga Korça. Shpresoj të shkojë në rregull puna, sido që do të shkojë ngadalë, pse kemi pësuar humbje. Teknikën s'e kemi aspak në rregull, megjithëse shaptilo kemi tre, letër-dylli 600--700 copë dhe letër boll. Por s'po gjejmë vend të sigurt dhe teknika na ka çaluar mjaft. «Zërin e popullit» nr. 3 e 4 e kemi gati në letra-dylli, por vetëm s'kemi vend ku ta shtypim. Sa ta rregullojmë, dhe besoj se do t'i mbushim nevojat tona, kurse qendrat e tjera të mos presin më nga ne.

Rinia punon mirë, sido që qarkori u shkatërrua. Me këtë riorganizim të qarkorit besoj se puna do të vejë edhe më mirë, pse shokët që erdhën nga Korça janë shumë të mirë, dhe besoj se do të punojnë mirë, sa të mësojnë vendin e të njohin shokët.

Tashti u poqa me shokun që çove dhe këndova letrën tënde.

Reaksioni, sikundër të shkruaj më lart, është

---

1 Shoku Vasil Nathanaili.

2 Kozma Nushi, që bashkë me shokun Gogo Nushi ishin punëtorë në Francë dhe pas pushtimit të vendit u kthyen në atdhe.

i madh, por edhe duhet të shkoj, edhe s'duhet. Kur ta shoh keq, do të nisem andej për nga ju.

Çeta e Pezës na bombardoi me raporte e me kërkesa si nga herë. Kërkesat janë astronomike, ata duan t'i shikojnë shokët si ushtarët e kuq, kërkojnë deri te lugë për çaj.

Unë u çova 100 napolona dhe disa veshje dhe i them Tafarit që të mos i ekzagjerojnë kërkesat, se s'janë vetëm ata, po ka edhe çeta të tjera që s'kanë pantallona e bukë.

Aksioni që kryen këta më datën 10 ishte ky: prej 150-200 metrash qëlluan një kamion ushtarak në rrugën e Ndroqit dhe plagosën një ushtar. Këtë e raportojnë katundarët, ndërsa Tafari e bën të madhe, thotë vramë 2 ushtarë, një oficer etj. Fashistët si raprezalje dogjën gjithë Pezën e Vogël. Katundarët raportojnë, gjithashtu, se çeta e Myslimit kishte shkuar në Ndroq dhe kishte djegur me bomba e qëlluar me mitraloz shtëpinë e një reaksionari... Armiku po i heq depot nga rrethi i Pezës e i Ndroqit. Për Shyqrinë [Peza] as zënë në gojë se ç'bën e ku është.

Dëgjojmë se në Dibër janë bërë lëvizje çetash.

Në Korçë është çarmatosur posta e Bozhigradit, ku ndodheshin 5 milicë, të cilëve u janë marrë armët, vulat e aktet e zyrës. Ata s'i kanë vrarë. Në Kolonjë bëhej pushkë kur më shkruanin, po hollësira s'dinin. Në popull thuhet se partizanët zaptuan Kolonjën dhe e mbajtën 3 orë.

Linjat telefonike Korçë-Pogradec u shkatërruan. Në Shkodër ishte çelur burgu, por aksioni s'ishte i studiuar mirë. Ikën 30 veta, 17 i zunë në rrugë. 3 sho-

kë që ndodheshin s'i shpëtuan dot. Reaksioni është shumë i madh dhe në këtë kohë u vra edhe një shok i qarkorit të Rinisë[1]. Ekonomikisht janë dobët, kërkojnë pare. Kanë gjetur dy mitraloza dhe duan pare që të rregullojnë kanalin për Vasilin [Shanto] e Duqin[2]. U shkrova një letër të gjatë, ku u them që të ruajnë shokët, të lënë organizatën të marrë frymë, të gjithë ilegalët të shkojnë në mal. U çova dhe 100 napolona të blejnë mitralozat dhe të rregullojnë sa më parë kanalin.

Këtu në Tiranë ishte e pamundur me lëviz për datën 10. Reaksioni ishte i madh, si të shkruaja, 15 shokë na i arrestuan, celulat ishin hutuar, s'mund t'i rrezikoja kuadrot më keq.

Për punën që kishim biseduar[3] ishte e pamundur në atë kohë, por s'e harrojmë, sido që pa forcuar organizatën më duket se s'është mirë, pse reaksioni do të jetë edhe më i egër.

Sapo marr vesh që në Vlorë është bërë një përpjekje dhe janë vrarë tre shokë[4], thonë. Hollësira s'dimë. Shulja është në Gjirokastër. Mu. . . shkruan një letër ku më thotë se puna s'vete dhe aq keq, por mungojnë shokët dhe atë e ka diktuar policia që është në Vlorë, dhe s'lëviz dot me lehtësi. Kërkon ndihmë nga ne. Do t'i shkruaj një letër të gjatë. Marrim vesh,

---

1 Dëshmori Esat Gjyli.

2 Është fjala për kthimin. (Shih: Enver Hoxha. «Kur lindi Partia (Kujtime)», botim i tretë, f. 333-334. Tiranë, 1983.)

3 Shih shënimin 2 në faqen 129.

4 Më vonë u vërtetua se ishin vrarë katër: Hajredin Bylyshi, Mumin Selami, Bajram Tusha dhe Hiqmet Buzi.

gjithashtu, se në Gjirokastër është ekzekutuar një spiun i rrezikshëm.

Biverbrukun dhe M. i çova te Myslimi. Anastasin te Gjini.

Shoku më thotë se mund ta çojmë në Elbasan. Do të çojmë dhe atje ilegalë të tjerë.

Punën tënde e rregulluam të shkosh në Korçë. Ti më lajmëro që të të çojmë automobilin, ose ço në Korçë ndonjë shok dhe të vijnë të të marrin që andej. Por rregulloje mirë kontaktin, me shokë të sigurt.

Me nacionalistët puna s'ka hyrë ende në rregull. Pritëm me Dr. dy javë një përgjigje nga TBC-ja[1]. Na thoshte se do të na lajmëronte, pse ishte në bisedime me nacionalistët dhe po i bindte.

Pardje mora një letër nga TBC-ja pas shumë letrave të mia ku e nxitja se të premten, domethënë më datë 23, do të formonin këshillin, por sot marr vesh se TBC-në e kanë arrestuar mbrëmë. Tashti të shohim si do ta rregullojmë punën me nacionalistët, sepse mund të jenë frikësuar, dhe do të jetë zor me ta. Ai ishte më i vendosuri dhe mund t'i mblidhte këta lepuj.

Po përpiqem të gjej një vend të sigurt këtu, se s'bëhet po të iki. Rrezik i madh është, po s'di dhe unë çfarë të bëj, po e pësoj si *l'âne de Buridan*[2], keq andej, keq këndej.

---

1 Pseudonim.

2 Shprehje franceze: gomari i Buridanit ngordhi ngaqë nuk vendoste të zgjidhte më parë një kovë ujë për të pirë, apo një dorë tagji për të ngrënë. Këtu: ngurrim para një alternative.

Traktet që u shtypën kanë bërë përshtypje të madhe, por këtë sukses politik duhet ta konkretizojmë e, po s'iu futëm ne punës, s'bëhet gjë.

Dinia shkoi me vrap në Korçë. Ai na la raportin[1] e shkruar me dorë, të cilin e kam dhënë për ta shtypur.

Raport i poshtër, por kur të ta çoj, do të të jap mendimin tim.

Shoku që kapën te Tarzani qe ai që çove nga Martaneshi. Materialin që i kishe dhënë e dogjën, qe vetëm literaturë, letër s'kishte.

Shokut të Elbasanit i dhashë 100 napolona për të depozituar misër.

Herën tjetër do të të shkruaj gjatë, se shoku s'pret, duhet të ikë.

Të përqafoj

*Taras*

Fiqretin do ta dërgojmë në Korçë, por pa asnjë funksion, siç mendonit edhe ju. Me letër ju ndihmojmë, por rregulloni shtypin.

*Botohet për herë të parë sipas origjinalit që gjendet në Arkivin Qendror të Partisë*

1 Është fjala për letrën që Koço Tashkoja kishte shkruar për Kominternin. (Shih: Enver Hoxha. «Kur lindi Partia (Kujtime)», botim i tretë, f. 370-372. Tiranë, 1983.)

## TRE HERONJ PËR LIRINË E ATDHEUT

*Artikull i botuar në gazetën «Zëri i popullit»*

**Tetor 1942**

Në Tiranën e kuqe po kërcet pushka e mitralozi. Luftojnë trimat partizanë, luftojnë tre petrita, tre zemërluanë, luftojnë si dragonj komunistët VOJO KUSHI, SADIK STAVALECI dhe XHOXHI MARTINI kundër armikut tonë të urryer, fashizmit gjakatar, kundër veglave të tij tradhtare, kundër bastardëve të popullit.

O shokë trima, luftuat gjashtë orë rresht kundër qindra e qindra armiqsh, Tirana u çua në këmbë, zemrat e popullit tonë po rrihnin me vrull, kishin shpërthyer kraharorët e kishin ardhur rreth jush për të luftuar me ju, se ishit bijtë e popullit, se ishit gjaku i tij, se ishit zemra e tij, se luftuat për lirinë e pavarësinë e tij, dhe kraharorët tuaj, ku rrihte zemra e çeliktë e fatosave tanë, u bënë për gjashtë orë kalaja e pathyeshme e rezistencës së popullit shqiptar. Larot e panë pisk dhe tradhtarët po dridheshin, se lufta e rrugëve që kishte filluar qysh pa gdhirë po bëhej e tmerrshme për ta. Të poshtrit e shihnin se milicët që i afroheshin kalasë ktheheshin në kërma, se atje luftonte

komandanti VOJO KUSHI, se atje luftonin SADIK STAVALECI e XHOXHI MARTINI. Edhe nata do të afrohej, e nata është me barrë, thotë populli shqiptar, dhe e dinë mirë fashistët se ç'i pret në këtë rast. Atëherë kalasë së pathyeshme iu vërsulën tanket.

**Gjashtë tanke për tri zemra:**

*«Ta marrë vesh anmiku*
*Si luftojmë na sot,*
. . . . . . . . . . . .
*Ta marr vesh Shqypnia*
*se na i dalim zot».*

Ratë dëshmorë për lirinë e popullit shqiptar, rrojtët dhe vdiqët si u ka hije bijve të vërtetë të këtij vendi. Jeta juaj, o fatosa, ka qenë një luftë e vazhdueshme, që e kurorëzuat me lavdi.

O shok, VOJO KUSHI, bir i Shkodrës heroike, djalë trim, i palodhur e kurdoherë me buzë në gaz, komandant çetash partizane, fashizmi barbar ka kohë që e ka ndier pushkën tënde, malet ruajnë në thellësitë e tyre gjurmët e tua vigane e të shokëve të tu trima, tmerr i fashistëve të fëlliqur. Si Selam Musai në Vlorë, që e zuri topin nga gryka, edhe ti u vërsule me kraharorin tënd, o luan, mbi tankun e armikut, por plumbat e armikut ta prenë hovin e furishëm që do të mbetet legjendë në zemrat e shqiptarëve.

O shok, SADIK STAVALECI, bir i Kosovës kreshnike, shkrive trupin tënd për popullin. Me atë trupin tënd të thyer e të këputur prej tuberkulozit, po ku

rrihte zemra e hekurt dhe e mbrujtur me një ideal të lartë, ti luftove dhe fale jetën për lirinë e popullit tonë.

O shok, XHOXHI MARTINI, ti ishe gati ku ta lypte detyra, ku ta lypte lufta për lirinë e popullit shqiptar. Për lirinë e vendit tonë, o bir i Tiranës së kuqe, ti futeshe në zjarr e në flakë.

O heronj legjendarë, luftën tuaj heroike, që bëtë gjashtë orë me radhë kundër qindra armiqsh të armatosur gjer në dhëmbë me mitraloza e me tanke, po e vazhdon me tërbim populli shqiptar. Fitimi ynë është i sigurt dhe gjaku juaj i kulluar dhe i dëshmorëve të tjerë do të merret. Dhe hakmarrja mbi fashistët e tradhtarët do të jetë e tmerrshme.

VDEKJE FASHIZMIT – LIRI POPULLIT

*Botuar për herë të parë në gazetën «Zëri i popullit», nr. 3-4, tetor 1942*

*Botohet sipas: Enver Hoxha. Vepra, vëll. 1. Tiranë, 1968*

## «ZANI I POPULLIT» I KOSOVËS DHE METOHISË

*Artikull i botuar në gazetën «Zëri i popullit»*

**Tetor 1942**

Me gëzim të madh kënduam numrin e parë të gazetës «Zani i popullit» që doli në Kosovë e Metohi (Kosmet). Kjo gazetë me vlerë e me lëndë të zgjedhur është trumbeta e bashkimit të popullit të Kosmetit, e bashkimit të çeliktë në Luftën Nacionalçlirimtare kundër okupatorit fashist dhe veglave të tij tradhtare të popujve shqiptar dhe jugosllavë, Merlikëve, Nediçëve dhe Drazha Mihajlloviçëve[1] me shokë. Organi i Luftës Nacionalçlirimtare të Kosmetit është organ i vërtetë i bijve të popullit, është hallka e shëndoshë e vëllazërimit të popujve në luftë kundër armikut të përbashkët, kundër atij armiku që gjakosi dhe kërkon të skllavërojë botën, është shuplaka që i godit rëndë fytyrat e pseudonacionalistëve shqiptarë dhe jugoslla-

---

1 Drazha Mihajlloviç — agjent i imperializmit anglez, ministër i Luftës më 1942 në qeverinë kukull jugosllave në Londër. Bashkëpunoi me pushtuesit fashistë gjermanë kundër lëvizjes nacionalçlirimtare jugosllave, terrorizoi popullin kosovar.

vë, që kërkojnë të gjakosin popujt në interes të armikut.

«Zani i popullit» i Kosmetit është tribuna e gjallë e lëvizjes nacionalçlirimtare në Kosmet, e asaj lëvizjeje që sot organizon popullin në luftë kundër okupatorit dhe nesër do ta shpjerë popullin në liri e në pavarësi e do t'i japë të drejtat e plota popullit të Kosovës e të Metohisë që të vetëvendosë mbi fatin e tij.

Urime dhe simpati të madhe i drejtojmë nga ana jonë organit të Luftës Nacionalçlirimtare të Kosmetit.

Popull shqiptar, ndihmoje sa më shumë dhe shpërndaje kudo në vatrat e vërteta shqiptare këtë organ me vlerë!

*Botuar për herë të parë në gazetën «Zëri i popullit», nr. 3-4, tetor 1942*

*Botohet sipas: Enver Hoxha. Vepra, vëll. 1. Tiranë, 1968*

## POPULLI I TIRANËS NDEROI KUJTIMIN E HEROIT TË POPULLIT VOJO KUSHI

**(Rënë dëshmor më 7 tetor 1942)**

*Artikull i botuar në gazetën «Zëri i popullit»*

**Nëntor 1942**

Popull kreshnik i Tiranës, ty që zemra t'u lëndua ditën e 7 tetorit, kur plumbat dhe tanket e armikut shkëputën nga gjiri yt ata tre bij të denjë të Shqipërisë, ti shkove dhe i lulëzove varrin komandantit të tyre, trimit legjendar, Vojo Kushit, ti shkove dhe i vure kurorën me lule e kordele të kuqe, ku shkruhej: LUFTËTARIT TRIM TË LIRISË — POPULLI I TIRANËS, ti i pështolle varrin me FLAMURIN E LIRISË, ti shkove dhe nderove kujtimin e djemve të tu, që sakrifikuan jetën për atdheun, ti u çove zemrën tënde të ngrohtë, ti shkove i puthe në ballë ata trima që armiku dhe tradhtarët i vranë.

Trupi i patretur dhe shpirti i pavdekur i VOJO KUSHIT u drodh i mallëngjyer dhe ai u çua si Anteu, rroku flamurin që ti i pështolle varrin dhe britma e tij: «O SHOKË TË VRARË, NË KËMBË, SE POPULLI

PO NA THËRRET!» depërtoi varrezat, malet dhe fushat e Shqipërisë, dhe bijtë trima, që s'e kursyen gjakun për të fituar lirinë, u çuan nga varrezat, u rreshtuan pas flamurit. Ata ishin gati si kurdoherë, ishin të gjithë në këmbë: QEMAL STAFA e MISTO MAME, PERLAT REXHEPI e VASO KADIJA, NIKOLLA TUPE e HAMDI MËZEZI, BRANKO KADIJA e FERIT XHAJKO, TELI NDINI e SOTIR NOKA, JORDAN MISJA e HAMIT SHIJAKU, KOCI BAKO e MYZAFER ASQERIU, MIHAL DURI e JUSUF OMARI, SHYQYRI ISHMI e XHOXHI MARTINI, SADIK STAVALECI, KIÇO GREÇO e MIDHI KOSTANI, ishin në këmbë ALI KELMENDI e THANAS ZIKO, ASIM VOKSHI e HALIM XHELO, ishin në këmbë KATUNDARËT E PEZËS, ishin në këmbë KATUNDARËT E KRUJËS, ishin në këmbë të gjithë HERONJTË E POPULLIT SHQIPTAR. Misioni i lartë i tyre s'kishte mbaruar. Ata u çuan të vazhdojnë luftën për liri, ata u çuan prapë dhe me flamurin tënd në dorë, o popull, të udhëheqin popullin shqiptar drejt fitores. Malet buçitën, zemrat e shqiptarëve u çuan, dhe armiku po dridhet përpara gjokseve të çelikta të popullit shqiptar, përpara drejtësisë dhe hakmarrjes së popullit tonë, që udhëhiqet prej heronjve të rënë dëshmorë.

*S.*

*Botuar për herë të parë në gazetën «Zëri i popullit», nr. 5-6, nëntor 1942*

*Botohet sipas: Enver Hoxha. Vepra, vëll. 1. Tiranë, 1968*

# PËRPARA DËSHTIMEVE TË PLANEVE TË TYRE LUOGOTENENCA DHE TRADHTARËT PËRPIQEN TË GJEJNË NJË MODUS VIVENDI[1]

*Artikull i botuar në gazetën «Zëri i popullit»*

**Nëntor 1942**

Gjatë këtyre viteve robërie të atdheut tonë të dashur populli shqiptar i mban mend mirë manovrat e fashizmit dhe të veglave të tij tradhtare të vendit tonë. Qëllimet e fashizmit, kur shkeli Shqipërinë, çdo shqiptar, që nga kalamani pesëvjeçar deri te plaku më i vjetër, i ka të qarta si drita e diellit, por fashizmi është përpjekur me manovra të poshtra e qesharake ta gënjejë popullin, t'i hedhë hi syve për me muejtë më mirë me ia mbërritë qëllimeve të tij. Mirëpo fashizmi s'kishte të bënte me një popull që ushqehej me bar, se populli shqiptar, këtyre manovrave ua preu barin nën këmbë, i demaskoi njërën pas tjetrës dhe fashizmit e tradhtarëve u dha e po u jep më shumë grushta e shqelma.

1 Latinisht – mënyrë të jetuari, në kuptimin një lloj rrugëdaljeje.

Këtu do t'i vëmë në dukje popullit tonë mënyrat me të cilat fashizmi përpiqet të na skllavërojë, të na gjakosë me njëri-tjetrin, të na përçajë e të mund kështu të qeverisë dhe të sundojë.

Ta marrim që prej fillimit. Se si e priti populli shqiptar Italinë, s'ka nevojë për komente, por ka nevojë për komente ardhja e Italisë këtu. Pasi hodhën në det kufomat e ushtarëve të tyre që kishin mbushur skelat e limanet e Durrësit, të Vlorës, të Sarandës, pasi spastruan gjakun që kishte skuqur buzëdetin tonë, fashistët na hynë me zurna e me buri, me shiritë dhe me lulka; pendët e bersalierëve shkëlqenin si qëmoti në Kaporeto[1] dhe në Guadalajara[2] e më vonë në Abisini, Eritre, Somali[3] e gjetkë. Fashiot e liktorit të bojatisura na i sollën me vapore tok me shiritka dhe me nishanka prej teneqeje, se ata kujtonin se kishin të bënin me «tribu» afrikane, që i gënjenin me gjerdanë prej qelqi.

Na dërguan Konte Çianon të zbukuruar si një çupkë kabareje, e ky bukurosh, që ishte një mot më parë kumbarë i Zogut, me dorë në zemër dhe me flokët plot brilantinë, u përpoq të na mbushte mendjen

---

1 Vend në verilindje të Italisë. Në kohën e Luftës së Parë Botërore (tetor 1917) ushtria italiane pësoi aty disfatë të plotë nën goditjet e ushtrisë austro-gjermane.

2 Në mars të vitit 1937 në Guadalajara (Spanjë) trupat revolucionare republikane i shpartalluan krejt divizionet e Italisë fashiste, që sulmonin në drejtim të Madridit.

3 Është fjala për disfatat që pësuan fashistët italianë në Abisini (Etiopi), Eritre dhe Somali (Afrikë) në muajt e parë të vitit 1941, nga trupat britanike.

se italianët erdhën të na çlirojnë nga «tiranët e popullit tonë». Mirëpo populli shqiptar s'e hëngri dhe pipinot[1] u detyruan ta ndërrojnë avazin e mandolinës. Si gjithë okupatorët, që duan të skllavërojnë popujt, por që janë larg qëllimeve të tyre të errëta, edhe fashizmi italian duhej të kishte kohë dhe qetësi për të zbarkuar ushtarë, municion, për ta rrjepur në heshtje popullin tonë, për t'i rrëmbyer çdo gjë që kishte dhe, më në fund, për ta çuar të vritej për të. Për t'ia arritur këtij qëllimi ai iu përvesh punës tok me të shiturit. Filluan të na çjerrin veshët me qytetërimin romak (këndo: qytetërimin fashist). Filluan hapjet e dopolavorove[2]. Partia Fashiste Shqiptare[3] po shkruante anëtarë me zor dhe pa pyetur asnjeri; filloi organizimi i shkollave në mënyrë fashiste, filloi organizimi i GLA[4]-së. Kalemxhinjtë pëllitnin: «Duçe» e «Konte Çiano», «fashizëm» e «alalara». Larot filluan të kapardiseshin me uniformat e korbave. Filluan ndërtimet e kazermave dhe ndreqjet e rrugëve për nevojat e ushtrisë fashiste, filloi ngritja e disa godinave për nevojat e hierarkëve fashistë, filloi organizimi i vjedhjes sistematike. Shoqëritë italiane u vërsulën, bankat u vër-

1 Kështu i quante populli me ironi fashistët italianë.

2 Qendra fashiste «për të organizuar aktivitete pas pune» me qëllim mashtrimi të punonjësve.

3 «Partia Fashiste Shqiptare», u krijua nga fashistët italianë në prill të vitit 1939, menjëherë pas pushtimit të Shqipërisë. Ajo ishte një degë e Partisë Fashiste Italiane dhe vepronte nën drejtimin e saj.

4 Gioventu di Littorio Albanese (GLA) — Rinia e Liktorit Shqiptar, organizatë fashiste për rininë.

sulën, kusarët u vërsulën, rrjeta e shushunjave po organizohej për të pirë gjakun e popullit tonë; Konte Çiano po vizitonte herë pas here Jakomonin për të mbledhur ushuret, dhe, më në fund, erdhi dhe ex-imperatori i Abisinisë, shkurtabiqi Viktor Emanueli. Kjo ishte manovra e fillimit që përdori fashizmi. Populli shqiptar s'e humbi pusullën, ai e kishte mendjen top dhe ia filloi rezistencës e demaskimit të fashizmit. Partia Fashiste Shqiptare u bë qendra e spiunëve. Në dopolavorot e GLA-të e tyre s'venin veçse korbat. Rinia shqiptare, që fashistët u përpoqën ta vishnin me lulkat e balilave[1], avanguardistëve[2], ta mësonin të ecte e të mendonte «fashistikisht» ua tregoi mendimin e saj dhe ua tregoi aq bukur, me greva dhe me demonstrata, saqë italianizimi i shkollave e kultura fashiste hynë në prehistori. Populli e pa se ajo kohë e shkurtër e punimeve të rrugëve e kazermave, kur rrogat e punëtorëve u ngritën pak, ishte një flluskë sapuni, sepse shtrenjtësia e jetës u bë sa një mal, bankënotat po binin si fletët e pemëve dhe gjithë pasuria e tokës sonë po thëthitej e grabitej sistematikisht.

Populli ynë u çua e u gjakos nëpër rrugë me okupatorin e me tradhtarët, dhe vizitave të Konte Çianos e gjakpirësve të tjerë fashistë u vuri pikën plumbi i një djaloshi shqiptar, drejtuar kundër xhuxhmaxhuxhit Viktor Emanueli[3].

1 Kështu quheshin nga fashistët fëmijët e vegjël, të organizuar prej tyre.

2 Pjesëtarë të organizatës fashiste për të rinj deri në 17 vjeç.

3 Në maj të vitit 1941 punëtori shqiptar Vasil Laçi kreu një

Manovra tjetër, që fashizmi u përpoq të përdorë për të përçarë popullin tonë e për të përgatitur luftën e Greqisë[1], qe masha e fesë. «Myslimanë e të krishterë, ortodoksë e katolikë, oburra, i bini njëri-tjetrit!». Mirëpo ngjau e kundërta. «**Feja për shqiptarin është shqiptaria» e «besë e fe ne kemi kombin shqiptar».** Fashizmi kujtoi se këto janë fjalë goje. Po, janë fjalë goje për të shiturit, **por për popullin shqiptar ato janë rrënjosur në zemër dhe janë vaditur me gjakun e dëshmorëve tanë të Rilindjes Shqiptare, me gjakun e Papa Kristo Negovanit, e Petro Nini Luarasit, e Koto Hoxhit, Naim Frashërit e të tjerëve.** Lufta e Greqisë i ndryshku fashiot e liktorit dhe puplat e bersalierëve ranë, mirëpo vendi ynë pagoi poçet e thyera. Populli shqiptar s'është Mustafa Merlika, Djevat Kortcha (këndo: Xhevat Korça, dhe mos u çudit pse ekselenca, ministri i Arsimit shqiptar, e shkruan emrin e tij në gjuhë të huaj, shpjegimi është i qartë: populli shqiptar për të është i egër), Irfan Ohrët, Ndue Palucët, Filip Fishtët, Vangjel Koçat, Terenc Toçët e të tjerë. Populli s'duron t'i hipin në zverk larot, ai fillon luftën, organi-

---

atentat në Tiranë kundër perandorit të Italisë, Viktor Emanuelit III, që kishte ardhur për vizitë në Shqipëri.

1 Në tetor 1940 trupat italiane, të nisura nga Shqipëria, sulmuan Greqinë. Populli shqiptar, jo vetëm nuk u solidarizua me agresionin fashist kundër Greqisë, por bëri ç'ishte e mundur për ta ndihmuar popullin vëlla grek në luftën e tij çlirimtare. Ushtarë shqiptarë, të dërguar me forcë nga fashistët italianë në frontin grek, nuk pranuan të luftonin dhe dezertuan në masë. Sabotime u bënë nga populli shqiptar edhe në prapavijat e ushtrisë italiane.

zon rezistencën, mpreh armët, dhe Luogotenenca duhet të ndërrojë taktikë, se s'po i ecën mbarë manovra e parë, sepse hajdutët fashistë kishin harruar hanxhinë dhe i kishin bërë hesapet pa të, kishin harruar hanxhinë që i priste në rrugë për t'u shpaguar. **Dhe populli shqiptar u çua dhe tha: mjaft më!**

Manovra e re ndryshon rrënjësisht nga e para, se në bazë qëndron terrori fashist. Hanxhiu që u tha «mjaft më» ua ka prishur gjumin fashizmit dhe tradhtarëve, ata kanë filluar të dridhen nga populli shqiptar dhe duhet të marrin masa. Fashizmit i duhet të përdorë terrorin, por të mos harrojë demagogjinë, të përdorë terrorin, por të ruajë edhe aparencat e Luogotenencës si «mike shpirtmadhe e popullit shqiptar».

Si bari i Duçes, Jakomoni duhet të ruajë një portë çelur për ndonjë manovër tjetër, që ai kujton se do t'i pijë ujë. Me një fjalë, **fashizmi okupator e ka kuptuar si dy e dy që bëjnë katër se ai është në luftë të hapët me popullin shqiptar,** se pozita e tij këtu po bëhet kritike, se depot e municioneve të tij s'janë të sigurta, se ushtria e tij është në rrezik, se pozita e tij në Greqi po tronditet, se ndihmat që u dërgon ushtarëve fashistë në Jugosllavi bëhen të pamundura; me pak fjalë, gjithë popujt e Ballkanit, të shtypur nën fashizmin, po bëhen një rrezik i tmerrshëm. Gjeneralët fashistë kanë pohuar me plot gojën se fashizmi duhet të luftojë edhe në frontin e Ballkanit.

Shqipëria, pra, është nervi i këtij fronti ballkanik, dhe situatës së krijuar i duhet gjetur ilaçi. Këtë ilaç fashizmi kujtoi se e gjeti me sjelljen në fuqi të njeriut

më të poshtër, katilit më të madh, kusarit me fletë, tradhtarit Mustafa Merlika, kuislingut të vendit tonë. Fashizmi e ruante këtë spiun të vjetër të tij, që e kishte mahur me lireta, për me e qitë kur ta shihte pisk, dhe ky bimbash i fashizmit e siguroi Jakomonin se «popullin shqiptar mund ta vërtiste në majë të gishtërinjve dhe se ishte aq i zoti (sic), saqë në pak kohë shqiptari më i thjeshtë, edhe kur të teshtinte, fashizëm do të qiste nga hunda». **Por ngjet një gjë, që ky xhelat s'e njihte mirë popullin shqiptar, kurse populli shqiptar e njihte mirë këtë spiun të ndyrë.**

Mustafa Merlika i ra mendjes pas. Fashizmi dhe ai e panë se Partia Komuniste, partia e popullit që dërsin e vuan, i udhëhiqte me siguri turmat e gjera të popullit tonë drejt fitores, drejt rrugës së lirisë e të shpëtimit. Fashizmi dhe tradhtarët e panë se gjaku i shokëve tanë të rënë dëshmorë për lirinë e popullit vaditi qytetet e fshatrat dhe çelikosi zemrat dhe energjitë e shëndosha të shqiptarëve.

Ata e panë se Partia Komuniste e Shqipërisë ishte në ballin e luftës së popullit tonë, ajo në çdo moment i tregonte rrugën me pishtarin e lirisë, dhe korbi i zi, që mban emrin Mustafa Merlika, ia rifilloi punës së tij tradhtare dhe na doli nacionalist (sic), sikur populli s'e njihte ish-pjesëtarin e qeverisë së Durrësit[1] (të shitur tek italianët), sikur s'e njihte antipatriotin që kishte luftuar Kongresin e Lushnjës, sikur s'e njihte banuesin

---

1 Kjo qeveri antikombëtare u krijua nga Kongresi i Durrësit, i mbajtur më 25 dhjetor 1918. Në këtë qeveri u futën agjentë shqiptarë të imperializmit italian.

e qytetit të Zarës[1], që e ngopte Musolini me lireta, sikur s'e njihte njeriun që i bëri urim Musolinit për «Paktin e Tiranës»[2] midis Italisë fashiste e Zogut, sikur s'e njihte njeriun që përgatiti invazionin e 7 prillit, sikur s'e njihte spiunin që tok me Qazim Koculin përpiqej të kandiste shqiptarët se «Italia do të vijë në Shqipëri për të na çliruar».

Tradhtari Merlika kujtoi se ishte lehtë me e ba shqiptarin raja.

«Ç'kërkon populli shqiptar, që shërbëtori im Djevat Kortcha e quan «të egër», dhe ç'kërkojmë ne?» i tha Mustafa tradhtari vetes. Dhe, natyrisht, përgjigjen e gjeti vetë, i ndihmuar prej shërbëtorit tjetër, njëfarë Kotte[3] që përpara s'kishte dy lekë të blinte cigare e tani lot në aksione e në para:

«Populli shqiptar do liri, kërkon të na shfarosë nga faqja e dheut, dhe populli shqiptar udhëhiqet prej një dore të hekurt, prej Partisë Komuniste të Shqipërisë, e cila as na lë një moment rehat, por na godet,

1 Emër i mëparshëm i Zadarit, qytet në bregdetin Dalmat të Adriatikut, ish-koloni italiane, ku e kishte qendrën grupi i fashistëve shqiptarë të mërguar, që drejtohej e financohej nga fashistët italianë dhe udhëhiqej nga Mustafa Kruja.

2 U nënshkrua në nëntor të vitit 1926 në Tiranë midis Italisë fashiste dhe qeverisë së Ahmet Zogut. Me anën e këtij pakti legalizohej ndërhyrja e Italisë në punët e brendshme të vendit dhe Shqipëria kthehej, në fakt, në një protektorat të Italisë fashiste. Mustafa Kruja, në emër të grupit të fashistëve shqiptarë të Zarës, i dërgoi me këtë rast një urim të posaçëm Musolinit.

3 Konstandin Kote — pjesëtar i kabinetit të Mustafa Krujës dhe drejtor i gazetës «Roja kombëtare».

na demaskon. Partia Komuniste po realizon bashkimin e vërtetë të të gjitha tendencave politike të vendit, që na urrejnë, dhe shpejt po na përgatitet rrebeshi, i cili do të bjerë mbi kryet tonë. Kurse ne, — vazhdon tradhtari, — duam që të rrojmë vetë, populli të vdesë, të vuajë, të bëhet pleh, që të mundim në këtë mënyrë të ngopim etjet tona. Duhet që fashizmi, me të cilin ne jemi lidhur ngushtë, të triumfojë dhe okupatori italian të rrënjoset mirë në Shqipëri, se ndryshe bathët s'tregojnë mirë. Dhe që të mundim t'ia arrijmë këtij qëllimi duhet me përdorë terror për komunistët dhe demagogji hëpërhë për gjithë tendencat e tjera politike që po bashkohen kundër nesh».

Dhe tradhtari na doli me maskën e nacionalizmit, kurse Luogotenenca po fërkonte duart, se masha e saj, Mustafa Merlikë tradhtari dhe shokët e tij e kishin punën në vijë.

Manovra kishte filluar, por mbarimi ishte fiasko.

Dhe tradhtarët pëllitnin: «Ne luftojmë për Shqipërinë e lirë indipendente nën suazën (këndo: zgjedhën) e imperatorisë (këndo: ex-imperatorisë) fashiste; mos i dëgjoni komunistët, se ata janë të shitur e ne s'jemi, se ata prishin familjen dhe ne e ndërtojmë, se ata shkallmojnë nderin e grave dhe ne e ruajmë (shembull Kolë Bibë Mirakaj, moralisti dhe ministri i atij vendi të ndyrë që quhet fashio, emër të cilin populli e përdor për të cilësuar... një vend tjetër, Kolë Biba, i cili e di fare mirë, sikundër e ka mësuar edhe populli, sa e ruan nderin e gruas fashizmi). Ne jemi një qeveri nacionaliste (sic), që tok me Duçen do të bëjmë një Shqipëri të lumtur. Dhe po e japim një provë. Po ua kthej-

më flamurin origjinal, për të cilin ju po bëni demonstrata e vriteni nëpër rrugë. Për një copë flamur po bëni kështu? Kjo gjë s'është parë kurrë në regjimet fashiste. Pse i ngjitëm fashiot e liktorit me aq pompë afër shqiponjës dhe tani bien në plehra, s'ka rëndësi për ne. Për ne ka rëndësi që populli shqiptar të rrijë i qetë, të kënaqet me kaq, kështu që fashizmi të ketë kohë të vjedhë rehat, rininë shqiptare ta bëjë pluhur dhe popullin ta dërgojë të vritet për xhelatët Musolin e Hitler». Mirëpo këto lodra s'pinë ujë, se populli shqiptar s'e gëlltiti punën e flamurit origjinal, se ai e di që flamurin e Skënderbeut do ta ngrejë ai vetë me gjak e me sakrifica në një Shqipëri të lirë, pa fashistë dhe pa tradhtarë. Nuk piu ujë propaganda kundër komunistëve, se populli e di mirë se kush janë komunistët, se këta janë bijtë e tij, bijtë e ndershëm dhe trima të tij, që luftojnë dhe vriten vetëm për një gjë, për shpëtimin e popullit shqiptar nga kthetrat e armikut. Fashizmi okupator dhe tradhtarët u përpoqën ta mobilizojnë popullin për me e çue të vritet në Libi e në frontin rus për hesap të Musolinit. Populli i mban mend mirë fjalimet e zjarrta dhe vizitat e shpeshta të Mustafa tradhtarit në kazerma, ndër bankete, në malet e Shqipërisë, ku ushtria «glorioze» e Duçes luftoi aq «trimërisht» kundër grekëve, sa bersalierëve u ranë pendët. Populli i ka kënduar artikujt e të shiturve të «Tomorit», që na i servirnin si artikuj gjoja të ushtarëve shqiptarë, që binin në rërën e Libisë duke bërtitur për Duçen, të ushtarëve shqiptarë «që luftonin aq me zell kundër bolshevikëve». Këto fjalime e këta artikuj mbanin vulën e tradhtarëve dhe, sido që armiku i shkruante me

emra, si Fetah Baruti, baruti ishte i lagët dhe s'merrte zjarr, se populli ynë s'gënjehet me të tilla pallavra. Jetën e tij shqiptari do ta japë vetëm për lirinë e Shqipërisë dhe jo për Hitlerin e Musolinin. Si dështoi ky mobilizim për kasaphanë, fashizmi e tradhtarët qitën moton tjetër, «gogolin serb e grek», «Shqipërinë e madhe» e «milicinë shqiptare».

Puna e «Shqipërisë së madhe» është puna e Shqipërisë së vajtueshme, është vuajtja e vëllezërve tanë të Kosovës. Kjo «Shqipëri e madhe» fashiste është lodra e hidhur në kurriz të popullit tonë dhe të atij të Kosovës (kur themi «Shqipëri e madhe» duhet të përjashtojmë një pjesë të Kosovës dhe të Çamërisë, dhe jo pse atje s'ka shqiptarë, por s'ka gajle, edhe Nediçi, që e ka zaptuar atë pjesë të Kosovës, fashist është; edhe qeveria fashiste e Athinës shërbëtorja e fashizmit është). Filluan fjalimet, vizitat, filluan të venë ekspertët (në kusëri) në të mjerën Kosovë për ta plaçkitur e për ta gjakosur, se pak ishte gjakosur e plaçkitur nga Belarukot[1] e Stojadinoviçët[2]. Çakejtë e fashizmit dhe kalemxhinjtë e shitur, si: Hilmi Lekaxhiu e Vangjel Koça, trumbetonin se «sivjet do të kemi bukë boll, gruri i Kosovës do të mbushë Shqipërinë» (këndo: hie-

---

1 Bandat e komitetit terrorist jugosllav «Bella ruka» që u krijuan në Jugosllavi në kohën e sundimit të mbretit Aleksandër Karagjorgjeviç.

2 Milan Stojadinoviç — kryeminstër i Jugosllavisë në vitet 1935-1939. Shovinist i tërbuar. Në mars të vitit 1937 nënshkroi me qeverinë fashiste italiane marrëveshjen mbi «neutralitetin» jugosllav, me anën e së cilës i jepej liri veprimi Italisë fashiste kundër Shqipërisë.

rarkët fashistë do të mbushin xhepat, dhe provat janë demonstratat për bukë në Vlorë, në Elbasan, në Korçë, në Gjirokastër; dhe në ç'kohë? në kohë lëmi!). Tradhtarët bërtitnin se do të kemi bukë boll, por filloi grabitja me forcë e grurit, e leshit, e gjësë së gjallë të popullit tonë. Populli shqiptar s'mund t'i duronte këto poshtërsi; ai mori armët për të mbrojtur atdheun, për të mbrojtur tokën që kërkojnë t'ia rrëmbejnë, për të mbrojtur grurin që duan t'ia grabitin, për të mbrojtur nderin e familjes, nderin e grave shqiptare. Edhe rrugët e qyteteve dhe të fshatrave u lyen me gjakun e kulluar të trimave patriotë, të luftëtarëve të lirisë, që fashizmi okupator dhe tradhtarët i quajnë «të shitur», dhe malet tona po buçasin nga çetat partizane dhe vullnetare të lirisë.

Armiku e ndjeu grushtin e popullit tonë. E shikoi se orvatjet e tij dështuan, duheshin marrë masa, por njëkohësisht Luogotenenca duhet të gënjejë popullin tonë, duke i thënë se «italianët s'kanë gjë me ju, ata ju duan (si prushi në gji), prandaj ju rregullojeni punën me njëri-tjetrin, po ia ndërrojmë edhe emrin Partisë Fashiste Shqiptare dhe po e bëjmë Partia Kombëtare (sic) Fashiste Shqiptare. Harrojeni, — vazhdon Luogotenenca, — armikun kryesor dhe hani kokën me njëri-tjetrin, dhe për këtë punë e kam Mustafa Krujën me shokë». Dhe Mustafa Merlika me shokë e vuri në zbatim planin e padronit. Ai filloi mobilizimin e milicisë fashiste shqiptare, ai mobilizoi pjesën më të poshtër të rrugaçëve, të vagabondëve, të kusarëve në polici dhe në radhët e spiunëve, dhe i hodhi në vëllavrasje. Tradhtari gjakos popullin, vret djemtë e çnderon fa-

miljet. Me qindra patriotë ai i përplas nëpër burgje, për të vetmin «krim» se duan lirinë e Shqipërisë. Mirëpo populli shqiptar s'tutet, s'ka frikë nga burgu, nga internimi, nga plumbi e nga litari; në zemrën e popullit tonë s'ka veçse urrejtje për fashistët dhe tradhtarët, urrejtje dhe hakmarrje. Populli shqiptar është bashkuar si një trup kundër okupatorit, dhe **Fronti Nacionalçlirimtar** është formuar dhe po çelikoset në luftë.

Fashistët me Jakomonin, Merlikët dhe Kolë Bibët, po tmerrohen. Konferenca mbi konferenca po bëjnë në Luogotenencë për të gjetur një recetë tjetër, një rrugë shpëtimi, një *modus vivendi.*

Luogotenenca, për me trullosë elementët naivë që kanë ende shpresa për njëfarë kompromisi me okupatorin, ka lëshuar spiunët e saj, Terenc Toçin, Kolë Bibët e të tjerë, gjeneral Gabrielin[1] e Del Monten[2] për me bisedue me ta e me ua zgjidhë mendjen, duke ua përkëdhelur ëndrrat e tyre kimerike.

Spiuni Terenc Toçi, «me zemër të lënduar» dhe sikur mban në supe gjithë mjerimet e popullit shqiptar, po çirret andej e këndej dhe përhap mësimet që i ka mësuar Jakomoni. Ky agjent i Luogotenencës pëshpërit se «s'mund të vazhdojë në këtë mënyrë», se «ky Mustafa Merlika s'po qëndron mirë», se jo po kështu e jo po ashtu, se «Luogotenenca e do Shqipërinë», se «duhet të rregullojmë diçka», se «me të vërtetë fashiot

---

1 Kryetar i kabinetit ushtarak pranë Mëkëmbësisë së përgjithshme fashiste në Tiranë.

2 Fashist italian, agjent i SIM-it.

e liktorit s'janë për shqiptarët», se «këto duhet t'i ndryshojmë» e se «ato duhet t'i ndryshojmë». Me një fjalë, Terenc Toçi do të thotë: «Kush është budalla (se gjithë bota e di se Terenc Toçi është spiuni më i poshtër që ka nxjerrë Kalabria), le të vijë të më hapë zemrën, dhe nesër e dërgoj në fresko (domethënë në burg), kurse ata të tjerët, që pëlqejnë punën time, do t'ia prezantoj spiunit tjetër, Papalilos, t'u lëshojë nga një rrogë e t'i vërë në punë». Por gënjeheni or Jakomonër, Terenc Toçër, Mustafa Merlikër e plehra të tjera. Populli e di se cilët janë armiqtë e tij.

Lodrat e Luogotenencës s'pinë ujë. Fashizmi okupator është armiku ynë e ju jeni veglat e tij të ndyra. Krimet ju rëndojnë të gjithëve në kurriz, si në zverkun e Jakomonit dhe në tuajin. Populli shqiptar nuk bën kompromise me ju. Punët tona me ju i ndan pushka, dhe pushkët tona do të triumfojnë. Manovrat tuaja për të përçarë elementët nuk zënë vend. Fronti Nacionalçlirimtar i popullit tonë s'mund të shkatërrohet prej asnjeriut, rininë shqiptare s'ka kush ta lëkundë nga rruga e lavdishme e luftës për liri, as edhe kërcënimet tuaja që u bëni mësuesve shqiptarë, se mësuesit tanë s'kanë frikë nga ju, ata e dinë detyrën ndaj atdheut dhe popullit, atyre detyrën ua kanë mësuar dëshmorët e popullit tonë, që kanë derdhur gjakun për liri, dhe s'presin që t'ua mësojnë italianët dhe spiunët e italianëve. Rinia shqiptare shkel me përbuzje çdo orvatje tuajën, si për shembull, recetën që nxorët gjoja *clandestinamente*[1], plehrën me titull «Ushtima e

1 Italisht – në mënyrë të fshehtë.

së vërtetës»[1], «organ i grupeve vepruese të rinisë nacionaliste (sic) shqiptare (sic)».

Populli përnjëherësh ia mori erën, që i binte tradhti e lireta, dhe e vuri atje ku ishin fletë të tilla, në... fashio.

Ja si doli kjo vepër e dështuar nga mendja e diplomatit (sic) Jakomoni. Fashistët e shohin me tmerr se rinia shqiptare, e cila ndjek traditat e lavdishme të popullit tonë, është në ballin e luftës kundër okupatorit. Duhet me e përça. Po si? Në sallonet e Luogotenencës doli njëfarë Del Monte (spiun italian), i cili, në kohën kur bashkatdhetarët e tij po «korrnin suksese mbi suksese në luftën kundër grekëve», qethte fondet për refugjatët shqiptarë të mjeruar nga lufta dhe ia hidhte xhepit.

Kolë Bibë Mirakaj (moralist i fashizmit), Ndue Paluca, Vangjel Koça dhe Filip Fishta si dhe tre a katër studentë të degjeneruar, që ndjekin në Romë universitetet e «Via Venetos», po bisedojnë kokë më kokë dhe po formojnë një grup të rinjsh nacionalistë (sic) për të luajtur manovrën e përçarjes, dhe këtij grupi ia vunë emrin BRUFSH[2], që në gjuhën e tyre fashiste do të thotë: Banditi Renegati dell'Unione Fascista Skipetar, që domethënë në shqip: kusarët tradhtarë të bashkimit fashist shqiptar. Këta, me liretat e Luogotenencës, na qitën atë fletë. Këta «nacionalistë të kulluar» (sikundër i njihni vetë) luftën e tyre e kanë

---

1 Revistë fashiste, filloi të botohej në fund të tetorit të vitit 1942 dhe doli vetëm në disa numra.

2 Bashkimi i Rinisë Universitare Fashiste Shqiptare.

drejtuar kundër: 1) komunistëve, 2) nacionalistëve që simpatizojnë komunistët dhe 3) nacionalistëve që rrinë e presin (përnjëherësh, këndonjës i dashur, e kuptove se kush janë këta karafila, por ngadalë, se ka dhe diçka tjetër). Në fletën në fjalë, ku analizohet me aq mjeshtëri situata dhe me aq argumente dëshmuese, saqë të vjen të vjellësh, mund të vrasësh shtatë, por s'e gjen një fjalë për Musolinin, për Konte Çianon, për fashizmin, për tubëzimin e për tubëzat e fashizmit, siç i quan Kolë Biba (moralisti i fashizmit) fashiot; asnjë fjalë për Viktorin, për Romën o për Çezarin, fundi i fundit asnjë fjalë, të paktën, për Terenc Toçin, i cili në një mbledhje, pa e pyetur askush, po që të sigurojë pak gjendjen, tha: «Unë s'kam qenë kurrë spiun». Atje, përkundrazi, do të shohësh se «kjo rini nacionaliste (sic) e kulluar (sic) bashkë me nacionalistët e vërtetë, që i janë përveshur veprimtarisë krijuese» (këndo: me tradhtarët që i janë përveshur veprimtarisë shkatërruese të vendit tonë), na del me flamurin e Skënderbeut (sëpatat, po e thamë më lart, i kanë hequr që të na gënjejnë). Sa «e zgjuar» qenka kjo «rini nacionaliste e kulluar»! Por sa «e zgjuar» aq dhe «guximtare» është; po i bëka edhe interpelancë qeverisë, dhe dy pyetje e jo vetëm një:

1. — «Ku janë monumentet e heronjve të kombit tonë?!!». Mirë kanë bërë që kanë vënë pikëçuditëset, se kështu populli nuk do të mundohet as t'u përgjigjet. Ç'na çuditët, o plehranikë!!

2. — «Pse organet e qeverisë nuk u bëjnë një vizitë bodrumeve të disa zotërinjve akaparues që kanë depozituar gjëra ushqimi për dhjetë vjet?» (këtu duhet

një shënim nga ana jonë që «rinia nacionaliste e kulluar» e ka harruar). Me fjalën akaparues se mos popullit i shkon ndër mend për «nacionalistët e vërtetë» si Mustafa Merlika e vëllezër, Jakomoni e klika, Terenc Toçi e Roko, Jonuz Shijakër, Gulielm Llukë etj.? Jo, akaparues është Meti, që ka një kafene të vogël dhe që «ka akaparuar» 1/2 kile kafe; është Osmani, që «ka akaparuar» në shtëpinë e tij 5 kg fasule për të mbajtur gjallë shpirtin e kalamajve, është Smaili, që ka në Pazar të Vjetër një restorant të vogël e që «ka akaparuar» 5 kg vaj për ditë më të keqe! Këta janë akaparuesit, që qeveria e Merlikës po gjurmon e dënon për abuzime. Këta janë akaparuesit për të cilët «rinia nacionaliste e kulluar» kërkon prej qeverisë me aq guxim, që të bëhen ndjekje. Këta janë «abuzuesit», për të cilët dhe «Tomori» po shkruan artikuj të tërë kundër tyre. Dhe që hanë djersën e popullit, «këta e kanë fajin», këta «të poshtrit» dyqanxhinj, restoranxhinj, kafexhinj, hamej e karrocaxhinj dhe jo fashistët, jo Merlikët e të tjerë.

Sa poshtë ka rënë fashizmi! Të gjitha manovrat s'po i pinë ujë; në mungesë ai merr të parat dhe rifillon; rifillon manovrat për t'i mbushur kokën miletit, por askush s'e dëgjon. Atëherë na mbetet neve t'u japim një këshillë dhe i sigurojmë fashistët dhe tradhtarët se, po të ndjekin këshillën tonë, populli i tërë do t'i besonte me siguri dhe qind për qind.

T'i tregojnë popullit vuajtjet e mjerimet e popullit italian, që për njëzet vjet me radhë fashizmi po i pi gjakun, t'i tregojnë kusëritë e klikës fashiste, poshtërsitë e saj, çnderimet që i bëhen popullit italian nga

Duçja, Çianoja e të tjerë banditë. T'i tregojnë popullit krimet e panumërta që po bëjnë në tërë Evropën me padronin e tyre në krye, kryexhelatin Hitler.

Të tregojnë Jakomoni e shokët e tij dallaveret, vjedhjet, vrasjet që po bëjnë në kurrizin e popullit tonë, të tregojnë poshtërsitë që lidhen e zgjidhen në sallonet e Luogotenencës. Të tregojnë Mustafa Merlika dhe këlyshët e tij tradhtitë, vjedhjet, mizoritë që po i bëjnë popullit shqiptar, të tregojë Merlika liretat që ka ngrënë nga Duçja për veprën e tij tradhtare, të tregojë të ardhurat që i sjellin ortakët e tij italianë në kusërinë e përgjithshme që po bëjnë në kurriz të popullit. Të tregojë «i famshmi moralist i fashizmit», Kolë Biba, ai që leh si zagar sallhaneje duke thënë se komunizmi «shkatërron familjen», se «sa bukur e ruan nderin e familjes fashizmi», por të japë edhe shembuj në mbështetje. Le që populli s'do ta besojë, por edhe do të qeshë.

*Botuar për herë të parë në gazetën «Zëri i popullit», nr. 5-6, nëntor 1942*

*Botohet sipas: Enver Hoxha. Vepra, vëll. 1. Tiranë, 1968*

# TRADHTARI MUSTAFA MERLIKA E C° PËR TË PËRÇARË LËVIZJEN E POPULLIT SHQIPTAR E HEQIN VETEN NACIONALISTË (SIC)

*Artikull i botuar në gazetën «Zëri i popullit»*

**Nëntor 1942**

Fleta e të shiturve «Tomori» në numrin e saj 266, datë 6 nëntor 1942, boton një listë me emra familjesh atdhetarësh, që fashizmi, duke u lidhur nga një pension ose më mirë me thënë, duke u hedhur nga një kockë, kërkon t'i gënjejë, si ato, ashtu edhe popullin shqiptar.

Kjo manovër e armikut dhe e tradhtarëve s'është e re, ajo ka kohë që është paraqitur dhe është vënë në veprim nga spiunët fashistë, si Merlika, Mulleti dhe të tjerë tradhtarë. Kjo manovër fashiste përpiqet të zërë tokë, të mëkëmbet, por për fatin e mirë të atdheut kjo manovër, si çdo orvatje tjetër e armikut, është demaskuar prej popullit, i cili i shtyn dhe i hedh në plehra ndotësi të tilla. Veglat e ndyra të fashizmit, Merlikët, Mulletërit dhe të tjerë Qazim Koculër janë përpjekur me e heqë veten si nacionalistë (sic), që «përpiqen të ndërtojnë Shqipërinë» (këndo: që përpiqen t'i bëjnë varrin). Këta tradhtarë kanë për

qëllim përçarjen e lëvizjes nacionalçlirimtare të popullit, këta përpiqen që fashizmi të sundojë më mirë, këta përpiqen që popullin tonë ta bëjnë skllav nën okupatorin dhe, në këtë mënyrë, të shuajnë etjet e tyre shtazarake-fashiste. Sa më e madhe bëhet lëvizja shqiptare kundër zaptuesit, aq më të mëdha bëhen përpjekjet e këtyre nepërkave, se shohin me tmerr t'u afrohet dita e fundit, që krimet e tyre, të bëra në kurriz të popullit, t'i paguajnë me gjakun e tyre të ndyrë.

Këta pseudonacionalistë, që atdhe kanë vetëm liretën, kanë mbushur burgjet me patriotë, kanë mbushur ishujt e Italisë me të internuar dhe, nga ana tjetër, kërkojnë të gënjejnë, duke u lidhur pensione familjeve të atdhetarëve.

Tradhtari Qazim Mulleti, një nga agjentët e OVRA[1]-s, që torturon djemtë e Shqipërisë, një nga ata që çon në litar ajkën e popullit, i quan heronjtë e lëvizjes nacionalçlirimtare «agjentë të Mihajlloviçit», të atij Mihajlloviçi që është i shitur te fashizmi si dhe Qazim Mulleti. Ky tradhtar e spiunët e tij pëshpëritin andej-këtej se Qazim Mulleti e C° «janë patriotë, janë nacionalistë, janë kundër okupatorit, por ua do puna të veprojnë kështu, pa po të ngordhë gomari, ata janë të parët që do t'ia qitin potkonjtë».

Klika tradhtare kujton se lista që qitën në fletushkën «Tomori» i gënjeu atdhetarët e familjet e

1 Opera Volontaria Repressione Antifascista (OVRA) — organizatë e fshehtë policore terroriste e fashizmit italian për luftën kundër lëvizjes antifashiste.

tyre, si dhe mbarë popullin shqiptar. Tradhtarët kujtojnë se manovra e tyre qesharake dhe tragjike do të maskojë fytyrat e tyre gjakatare prej spiuni, më të ndyrat që ka parë vendi ynë. Klika e tradhtarëve përpiqet t'i përvetësojë heronjtë e popullit tonë derisa të arrijë që edhe ata që kanë luftuar kundër italianëve në Vlorë t'i bëjë heronj të lëvizjes fashiste. Me këtë gjë Merlikët duan t'i thonë popullit se Italia e Musolinit «s'është Italia e parë imperialiste», «skllavëruese», por Italia fashiste është ajo që «çliroi Shqipërinë» (sic), që «e bën Shqipërinë indipendente» (sic) e të tjera dokrra të tilla. Që ta kuptoni këtë manovër, këqyrni në numrin e «Tomorit» në fjalë: gruas së heroit tonë legjendar, Selam Musa Salarisë, fashizmi okupator i paska lidhur një pension. Fashizmi italian dhe tradhtarët përpiqen me përvetësue atë hero që, për të çliruar Shqipërinë nga thundra e ndyrë e italianëve, ra si fatos te Çezma e Re në sulm e sipër.

Merlikë tradhtari përpiqet t'i maskojë qëllimet e fashizmit me të tilla veprime, por ai i ka bërë hesapet pa djemtë e popullit, që luftojnë dhe vdesin për lirinë, i ka bërë hesapet pa ata djem, që manovrat e tradhtarëve i demaskojnë dhe i tregojnë popullit, nga i cili kanë dalë dhe për çlirimin e të cilit bien fli, se fashizmi është regjim i qelbur, skllavërues, gjakatar e kusar dhe jo «çlirues», siç thotë Merlika. Por Merlika s'ka ç'të thotë për qëllimet e Italisë, të cilat po i shënojmë më poshtë: *«Ardhja jonë në Shqipëri, aspirata jonë e vjetër, e ndaluar dhe kjo nga fuqitë e Versajës, ndërsa nga një anë ishte një revizion vendimtar i traktateve, nga ana tjetër i siguronte Italisë një pozitë*

*kryesore në Ballkan dhe forconte sundimin tonë në Adriatik. Pastaj na garantonte një shfrytëzim më të sigurt të lëndëve të para të këtij vendi plot me vajguri, me metale».* Dhe këto s'i shpifim ne, por i thotë Alfonso Manarezi, historian fashist, në librin e tij zyrtar me titullin: *«Storia Contemporanea. Sesta Edizione, faqe 386 — Casa Editrice L. Trevisini, Milano».* Këtë libër mund ta këndojë kushdo, para se Mustafa Merlika dhe klika tradhtare ta heqin nga qarkullimi, pse vë në dukje açik qëllimet e fashizmit dhe të tradhtarëve. Merlikë tradhtari vete edhe më tej. Ky katil, që ka vrarë Abdyl Ypin[1], po i lidh familjes së tij pension, ky tradhtar e katil i hedh një kockë nënës së heroit të Orman Çiflikut, Spiro Bellkamenit. Ky tradhtar e katil i hedh një kockë së shoqes së heroit të Mashkullorës, Çerçiz Topullit.

Pse vallë tradhtarët u kujtuan kaq vonë për këta atdhetarë? Apo e kishin harruar Spiro Bellkamenin, Çerçiz Topullin e Selam Musanë? Pse s'kishin harruar Mihal Bellkamenin, pse s'kishin harruar Qazim Koculët, Javer Hurshitët dhe të tjerë spiunë të tillë, që i kanë xhepat plot me para e duart e tyre të lyera me gjak të kulluar shqiptari? Tradhtarët i kujtuan sot patriotët jo se i preu malli, por sepse u vjen festja vërdallë. Ata duan që, nën maskën e nacionalizmit, të përçajnë popullin tonë, por gabohen, gabohen tmerrësisht, se mëma plakë e Spiro Bellkamenit dhe gratë e Çerçiz Topullit e të Selam Musa Salarisë, si dhe atdhetarët e tjerë, që

1 Ndihmoi në thirrjen e Kongresit të Lushnjës. U vra nga agjentët italianë dhe të qeverisë proitaliane të Durrësit.

fashizmi dhe tradhtarët kërkojnë t'i gënjejnë, ushqejnë në zemrat e tyre urrejtjen më të madhe për okupatorin dhe në shpirtin e tyre vlon dëshira e Luftës Nacionalçlirimtare, vlon ideali i lirisë, për të cilin ranë dëshmorë burrat dhe djemtë e tyre. Gjithë populli shqiptar është çuar si vigan për me luftue ashpërsisht dhe deri në fund fashizmin okupator dhe tradhtarët e popullit shqiptar.

*Botuar për herë të parë në gazetën «Zëri i popullit», nr. 5-6, nëntor 1942*

*Botohet sipas: Enver Hoxha. Vepra, vëll. 1. Tiranë, 1968*

## LUFTËTARI TRIM HAXHI LLESHI[1] DHE ÇETA E TIJ KRESHNIKE

*Artikull i botuar në gazetën «Zëri i popullit»*

**Nëntor 1942**

Bjeshkët e Shqipërisë së Veriut po buçasin; shkëmb mbi shkëmb, luginë më luginë, fshat më fshat, zëri i kushtrimit po buçet dhe flamuri i lirisë po valëvitet me krenari, se atë e mbajnë lart e të papërkulshëm Haxhi Lleshi dhe shokët e tij trima. Çeta heroike e Haxhiut është simboli i çetave kreshnike shqiptare, që shekuj me radhë kanë goditur me tërbim zaptuesin e vendit tonë, është simboli i atyre çetave, në gjirin e të cilave vlon vetëm ideali i lirisë, ai ideal i shenjtë që fitohet e ndërtohet me gjak e me sakrifica.

Komandant Haxhi Lleshi, me ty mburret Shqipëria, emri yt po depërton në çdo kasolle shqiptare, në çdo zemër shqiptari, sepse ti personifikon krenarinë, burrërinë, drejtësinë, luftëtarin e mençur, guximtar dhe të palodhur të popullit tonë, të këtij populli të

---

1 Komandant i Çetës partizane të Dibrës dhe anëtar i Këshillit të Përgjithshëm Nacionalçlirimtar.

shumëvuajtur, por të papërkulshëm, të këtij populli të etshëm për liri. Komandant Haxhi Lleshi, si Spiro Bellkameni, Gani Butka, Muço Qulli, si Çerçiz Topulli dhe Selam Musai, si Avniu [Rustemi], si gjithë bijtë e këtij populli, t'i s'mund të duroje thundrën gjakatare të armikut të urryer, s'mund të duroje poshtërsitë e tradhtarëve, s'mund të duroje mizoritë e paturpësitë që po i bëjnë popullit tonë zaptuesit fashistë e tradhtarët e tij, s'mund ta shihje atdheun tënd të shtypur, të shkelur, pa liri dhe në vuajtje; ti, djalë i Dibrës dhe i Shqipërisë, i ushqyer me ajrin e pastër të bjeshkëve tona, ti jetën tënde e ke shkuar në male, me pushkë në dorë për me fitue lirinë e popullit, nga i cili ke dalë, dhe këtë luftë ti po e vazhdon si u ka hije shqiptarëve të vërtetë. Në çetën tënde, që ti udhëheq me aq siguri, me aq guxim e trimëri, vlojnë zemrat e gjithë popullit shqiptar, e gjithë popullit të bashkuar për një qëllim, për një ideal të vetëm, për lirinë e Shqipërisë. Çeta jote përmbledh në gjirin e saj gjithë Shqipërinë, pa dallim feje e klase, pa dallim krahine e tendence politike, ajo ka me vete punëtorë, fshatarë, nëpunës dhe oficerë, studentë dhe mësues, ajo është modeli i çetës nacionalçlirimtare, tmerri i fashizmit zaptues dhe i tradhtarëve. Dhe armiku po dridhet nga lufta juaj. Çeta e Haxhiut po shkon nga aksioni në aksion, ajo godit pareshtur, papritur e me tërbim armikun; atë e gjen kudo të godasë si rrufe kazerma, depo, kamionë të armikut. Atë e gjen tek ura e Topojanit mbi Drin të godasë hordhitë fashiste, atë e gjen në kantieret e punëtorëve italianë, të cilët vëllazërohen me çetën partizane të

Haxhiut, i japin çetës së Haxhiut pushkë, ushqime, batanije dhe e përcjellin duke kënduar këngët e tyre antifashiste dhe revolucionare, atë e gjen në rrugë të ndalojë autokolonat e armikut.

Në aksionin e fundit, çeta e Haxhi Lleshit, pas një udhëtimi të gjatë, por e palodhur, si shqiponja e bjeshkëve tona, u vërsul mbi një autokolonë që transportonte armë, municion e ushtarë fashistë. Lufta vazhdoi gjatë, u vranë e u plagosën shumë ushtarë fashistë, u shkatërruan kamionë, u morën armë e municion dhe çeta e Haxhiut s'pati asnjë humbje. Dhe Haxhiu, me çetën e tij trime, vazhdon misionin e lartë, vazhdon luftën për liri. Reaksioni i pushtuesit dhe i Mustafa Krujës po tërbohet në atë anë dhe veçanërisht, pas vrasjes në Zerqan të kapitenit Stavro Jaho, armik i njohur i popullit. Pushtuesit dhe tradhtarët përpiqen me e ndalue këtë lëvizje heronjsh, por më kot, se dita-ditës zemërimi i popullit po shtohet kundër okupatorit. Populli i Dibrës tashmë i ka të qarta qëllimet e zaptuesit dhe mëria e tij kundër fashizmit dhe tradhtarëve ka arritur kulmin me vrasjen e partizanit, patriotit të ndershëm, studentit Nazmi Rushiti[1], i cili dy vjet me radhë ka qenë i internuar në ishujt e mallkuar të Italisë dhe tani vdiq nga torturat barbare e shtazarake dhe të denja vetëm për fashistët. Por, me gjithë reaksionin e egër, me gjithë torturat shtazarake, lufta jonë për liri po shkon kurdoherë përpara, ajo po

1 Anëtar i Partisë Komuniste të Shqipërisë që me themelimin e saj. Vdiq më 27 shtator 1942 nën torturat e fashistëve italianë, pasi u kap i plagosur rëndë në një aksion heroik në Zerqan, Hero i Popullit.

forcohet, ajo po bëhet një tmerr për fashizmin dhe për tradhtarët, ajo ka rrëmbyer gjithë Shqipërinë, dhe flamuri i lirisë po valon në kodra e male, në fusha e lugina, i mbajtur lart prej trimave luftëtarë si Haxhi Lleshi me shokë.

*Botuar për herë të parë në gazetën «Zëri i popullit», nr. 7, nëntor 1942*

*Botohet sipas: Enver Hoxha. Vepra, vëll. 1. Tiranë, 1968*

## SHOQËRIA SASTEB — KUSËRI KOLOSALE E ORGANIZUAR NGA MERLIKA E FASHIZMI PËR TË RRËMBYER KAFSHATËN E GOJËS TË FAKIRFUKARASË

*Artikull i botuar në gazetën «Zëri i popullit»*

**Nëntor 1942**

Fashizmi zaptues dhe klika tradhtare, me Mustafa Merlikën në krye, kanë organizuar vjedhjet më kolosale që ka parë vendi ynë, vjedhje tamam gangsterësh. Dhe këto vjedhje po bëhen, siç e kanë zakon fashistët, në kurriz të fakirfukarasë. Kjo kusëri e madhe ka për qëllim pasurimin e Mustafa Merlikës dhe klikës së tij gjakpirëse, ka për qëllim thëthitjen e gjakut të popullit tonë nga ana e Bankës Kombëtare (sic) dhe Bankës së Napolit; kjo kusëri ka për qëllim t'u rrëmbejë kafshatën e gojës kalamajve tanë, të mjelë sistematikisht popullin shqiptar. Pasuritë e nëntokës së atdheut tonë të dashur janë në duart e zaptuesit, i cili prej vitesh shfrytëzon jo vetëm pasuritë e nëntokës, por edhe të mjerët punëtorë që punojnë në puset e vajgurit të Kuçovës e gjetkë (mbi këtë çështje do të flasim më vonë dhe do të vëmë në korent popu-

llin për poshtërsitë, jetën e mjerueshme, sëmundjet, aksidentet që mbretërojnë në kantieret ku derdhin djersën me qindra punëtorë shqiptarë për hesap të Musolinit, Çianos e të tjerë gjakpirësve). Tani katilat dhe xhelatët e popullit tonë i janë përveshur punës për me hedhë në dorë gjithë pasuritë e mbitokës sonë, me plaçkitë pasurinë e popullit, me shfrytëzue djersën e tij dhe me e lënë të vdesë për bukë.

Ç'është, pra, shoqëria SASTEB? Si është organizuar kjo rrjetë gangsterësh, si vepron dhe cilat janë qëllimet e saj, do të përpiqemi t'ia bëjmë të qarta popullit tonë, i cili duhet të marrë armët dhe t'i luftojë me egërsinë më të madhe gangsterët që kërkojnë të na vdesin urie, të na rrëmbejnë kafshatën e gojës të fëmijëve tanë.

Çdo kusërie fashiste që bëhet në kurriz të popullit tonë tradhtarët i veshin nga një petk shqiptar për me i hedhë hi syve miletit; dhe shoqëria SASTEB s'mund të bëjë përjashtim. SASTEB do të thotë: Shoqëria Anonime Shqiptare Tregtare e Bujqësore.

Kush janë hajdutët që kanë organizuar këtë kusëri, të gjithë e marrin me mend, por që gjithë populli t'i ketë të qartë emrat e këtyre xhelatëve po i rreshtojmë më poshtë:

Në radhë të parë vjen mëkëmbësi i mbretit, fashisti Jakomoni. Ky njeri, natyrisht, të ardhurat s'i merr zyrtarisht, por prapa perdes, me anë çeku, prej Bankës Kombëtare (sic), të përfaqësuar prej fashistit Ettore Melis dhe prej Bankës së Napolit, të përfaqësuar prej fashistëve Alfredo Friani dhe Leo Petronio, këshilltarë të shoqërisë SASTEB. Bankat Kombëtare

(sic) dhe ajo e Napolit janë shushunjat kryesore, sikurse thotë vetë qarkorja e shoqërisë SASTEB numër 991, datë 14.11.1942, drejtuar zyrave të agjencive të saj: «Gjithmonë, me qëllim që të ushtrohet një kontroll i përshtatshëm i gjendjes së mallrave të SASTEB-it, një herë në muaj do të bëhet një inventar, në të cilin do të marrin pjesë dhe do të ndihmojnë drejtorët e Bankës Kombëtare dhe të Bankës së Napolit të qytetit tuaj, ose përfaqësuesit e tyre. Ne u jemi lutur të dy instituteve bankare (s'është nevoja për lutje, se ata e kanë në mendje vetë) të na ndihmojnë në këtë mes **dhe për arsye se ata janë edhe aksionistë të SASTEB-it, dhe kanë derdhur një pjesë të konsiderueshme të kapitalit».**

Pas sikarit[1] të Duçes vjen spiuni i OVRA-s, tradhtari Mustafa Merlika. Ky korb i zi, që është xhelat i popullit shqiptar, përfaqësohet në këtë kusëri prej të vëllait, Qazim Merlikës, një nga aksionistët më të mëdhenj. Pastaj vijnë me radhë Roko Vinçenco, Jonuz Shijaku e vëll., Jak Kodheli, Kosta Gofredi e të tjerë Rasim Mushqeta.

Këta kryebanditë të djersës e të bukës së popullit e kanë organizuar kusërinë në forma legale, me një kryetar matuf si Dhimitër Berati, me këshilltarë, disa emra të të cilëve ua shënuam më lart, me statute e rregulla sa për formë, se më poshtë do t'ju tregojmë se si Merlikët, Kodhelët e të tjerë Roko s'i përfillin fare ligjet e rregulloret që shtypen në fletoret zyrtare, fletore që legalizojnë vjedhjet dhe vrasjet në kurriz të

---

1 Xhelatit.

popullit. Si çdo shoqëri gangsterësh, edhe SASTEB-i ka organizuar rrjetën e vet, si Al Kapone[1]. Dhe Merlika me shokë **këtë shoqëri, që në fletoren zyrtare e kanë pagëzuar ent qeveritar e që «Zëri i popullit» e pagëzon «ent refugium brigantorum»**[2], e kanë pajisur me agjencitë e tyre në çdo pusi, ku i mjeri katundar rripet e milet pa mëshirë. Përveç agjencive, shoqëria ka transportet e saj, zyra trafiku dhe transporti. Transportimin ia siguron shoqërisë ministria me 50 autoqerre të saj dhe të ushtrisë, pse, natyrisht, edhe oficerët e lartë fashistë, që çojnë në kasaphanë me miliona bij të popullit, ndjekin shembullin e Duçes së tyre «vidh të vjedhim». Kjo është me pak fjalë rrjeta e jashtme e kësaj shoqërie kusarësh. **Tani le të shohim pak si paraqitet zyrtarisht dhe si vepron në realitet kjo shoqëri.**

Në numrat e ndryshëm të fletores zyrtare, për sa i përket SASTEB-it, këndojmë këto: Shoqëria në fjalë ka lidhur kontratë me Ministrinë e Ekonomisë Kombëtare, *kontratë e cila i jep të drejtë ekskluzive të grumbullojë dhe të shpërndajë drithërat në gjithë tokën shqiptare.* Me marrëveshje të veçanta me po atë ministri, *shoqëria SASTEB gëzon ekskluzivitetin e marrjes në dorëzim dhe të shpërndarjes në tokën shqiptare të sendeve ushqimore të kontrolluara ose të kontingjentuara, që janë vënë në dispozicion të posaçëm dhe që importohen nga jashtë.* Në anë tjetër, shpërndarja, shitja dhe depozitimi i grurit për farë i ngarkohen

1 Kryetar bande gangsterësh të Çikagos në SHBA.
2 Refugium brigantorum — strehë hajdutësh (me ironi).

shoqërisë SASTEB, dhe sasitë e realizuara kjo shoqëri i derdh pastaj në Bankën e Napolit (farë gruri).

Gjithashtu, me marrëveshje të veçantë, Ministria e Financave i shet shoqërisë SASTEB (me cilësinë e saj si ent i autorizuar prej qeverisë për grumbullimin e drithërave) sasitë e grurit, elbit dhe të misrit që ka për të realizuar nga të dhjetat e të tretat, të ushtrimit financiar 1942-1943. Natyrisht, qeveria ka harruar të shtypë në fletoren zyrtare edhe çmimet e caktuara, me të cilat do të blihen drithërat prej SASTEB-it dhe që do të shiten pastaj prej kësaj shoqërie.

Deri këtu kushdo e sheh qartë se klika e kusarëve me Jakomonin, Mustafa Merlikën, bankat etj. kanë grumbulluar në duart e tyre të gjithë pasurinë e tokës shqiptare, dhe këtë e shfrytëzojnë në interes të xhepit të tyre, që e kanë si thes.

Kjo është trajta zyrtare e punës, e firmuar dhe e vulosur prej vetë kusarëve. Tani t'i heqim cipën lakrorit dhe të këqyrim ndotësitë e poshtërsitë që bëhen në kurriz të popullit prej shoqërisë SASTEB.

SASTEB-i, përveç zyrave të tjera, ka dy zyra kryesore: zyrën e Prizrenit, në Kosovën e çliruar (sic), dhe zyrën e Durrësit.

Në zyrën e Prizrenit kryetar zyre është Jak Kodheli dhe në atë të Durrësit vëllai i tradhtarit, Qazim Merlika. Këta hajdutë me çizme kanë zënë pusitë më me rëndësi, midis të cilave kryhet trafiku i konsiderueshëm i drithërave. SASTEB-i i sjell drithërat prej Prizrenit në Durrës, në depot e magazinat e veta. Me një fjalë, agjenti Kodheli qeth Kosovën dhe dërgon të korrurat në Durrës. Qazim Merlika, me anën e

agjentit të tij, bashkëhajdutit Kodheli, ngarkon në Prizren autokolona me drithë, gjoja si për SASTEB-in, dhe, kësisoj, duke e blerë në Kosovë me një çmim të ulët, që cakton bashkëhajduti Mustafa Merlika, hajduti Qazim Merlika e shet dhe e shpërndan drithin gjatë rrugës me çmimin e bursës së zezë. Mund të thonë naivët, që ende i kanë sytë me cipë: «Po si mund ta shesësh rrugës me çmimin e bursës së zezë, kur kusari Qazim Merlika dhe Jak Kodheli kanë defterë, libra, dëftesa, fletore zyrtare, kontrolle?» etj. Ne këtyre naivëve u themi se s'duhet të jesh filozof për me e kuptue. Jak Kodheli e blen grurin në Kosovë 120 franga kuintalin, por ai deklaron, shkruan në defterë, regjistra e fletore etj., etj., 5 000 kv në vend të 10 000 kv. Këta pesëmijë kuintalët e tjerë i shet me 250 franga kuintalin, domethënë me bursën e zezë. Çështja e kontrollimit të defterëve dhe të dëftesave është si puna që thotë populli: «Vetë vulos dhe vetë vendos». Vjedh Qazim Merlika dhe e kontrollon Mustafa Merlika, vjedh Rokoja dhe e kontrollon Jakomoni, vjedh Banka Kombëtare dhe e kontrollon dr. Melis. Dhe në qoftë se ndonjë nëpunës me ndërgjegje fut hundët dhe bërtet, atij i është shënuar vendbanimi që më parë: një kurë në ishujt e mallkuar të Liparit[1], ose një qeli në burgun e Tiranës.

Fitimet e Merlikëve me shokë, pra, janë kolosale: me mijëra napolona çdo ditë, përveç sasisë që shesin hajdutët me bursën e zezë; sasia tjetër, që vjen e regjistruar, e zbukuruar sipas fletores zyrtare, vjen

1 Ishuj të Italisë në veri të Sicilisë. Përdoreshin si vende internimi për antifashistët.

dhe e rregulluar me kum e me gurishte (dhe sa për transportimin e kumit, atë e paguan ministria dhe ushtria që e transporton). Po këto veprime bëjnë edhe agjentët e qarqeve të tjera, sido që s'ka dhe aq lëvizje, por vjedhjet janë relative, natyrisht, si thotë populli: «Me sa u mundet». Merlikët dhe Jakomonët hanë pjesën e luanit, kusarët e mëdhenj — pjesën më të madhe.

Natyrisht, këto fitime kolosale në kurriz të popullit, hajdutët i ndajnë në mes të tyre, sipas gradës hierarkike. Më parë këto maskarallëqe i bënte shoqëria EAGA[1], shoqëri italiane. Mirëpo Mustafa Merlika s'po gjakoset më kot me popullin shqiptar, ai do shpërblim nga Duçja për tradhtinë që bën, dhe, nga ana tjetër, Jakomoni do të fshehë dorën dhe Mustafa tradhtari të bëjë demagogji, duke u veshur këtyre punëve, si thamë më lart, nga një petk shqiptar. Për këtë arsye EAGA u zhduk nga skena, u zhduk emri, por hajdutët mbetën. Jakomoni, Rokoja, bankat, shoqëria EAGA u shkarkuan nga barra, porse, natyrisht, hajdutët me gjithë valixhet u transportuan në SASTEB, ku u zgjerua rrethi, u zgjeruan fitimet, u rregulluan gërshërët dhe brisqet për të qethur popullin shqiptar. SASTEB-i është i lidhur ngushtë me ministrat, me komitetin qendror për nozullimet e konsumet, i kryesuar prej Rokos e Zef Kadarjes, maskarenj dhe tradhtarë të famshëm, dhe kjo rrjetë kusarësh po vepron për me thithë gjakun e popullit. Në këtë rrjetë kusarësh, të kryesuar nga Jako-

1 Ente Albanese Gestioni Agricoli (EAGA) — Enti Shqiptar i Veprave Bujqësore, shoqëri aksioniste italiane.

moni dhe Merlikë tradhtari, po vijnë vërdallë edhe shumë të tjerë, të cilët gënjehen nga aparencat gabuese të këtij «enti të famshëm qeveritar» që, në realitet, është një ent hajdutësh. Tradhtari përpiqet të tërheqë edhe të tjerë në llumin e tradhtisë, prandaj të gënjyerit të hapin mirë sytë, se dita e hesapeve përpara popullit ka afruar, dhe populli, që po i vdesin kalamajtë nga uria, nuk do të njohë më ekskyzat që do të paraqesin këta gjakpirës për të shpëtuar kokën.

Përpara kësaj kusërie të turpshme dhe të zakonshme të fashistëve, populli shqiptar do të marrë masat, dhe masat janë armët në dorë.

**Me armë në dorë kundër fashizmit, kundër tradhtarëve, kundër kusarëve fashistë, me armë në dorë mbroni bereqetin tuaj, mos ua shisni agjentëve të shoqërisë SASTEB; ruajeni bereqetin, fshiheni për fëmijët tuaj! Sulmoni agjencitë e SASTEB-it dhe rrëmbeni drithërat, se ato janë të popullit, se ato jua kanë vjedhur armiku dhe tradhtarët.**

**Luftë, pra, anembanë fashistëve, kusarëve, luftë të ashpër, se nga ajo do të lindë dita e lirisë, e lumturisë dhe e fatbardhësisë së popullit tonë të shumëvuajtur!**

*Botuar për herë të parë në gazetën «Zëri i popullit», nr. 7, nëntor 1942*

*Botohet sipas: Enver Hoxha. Vepra, vëll. 1. Tiranë, 1968*

## FJALIMI I TRADHTARIT, MBAJTUR MË 22 NËNTOR 1942

*Artikull i botuar në gazetën «Zëri i popullit»*

**Nëntor 1942**

Në numrin 5-6 të «Zërit të popullit» u bëmë këndonjësve tanë të dashur një pasqyrë të qartë se si armiku okupator dhe veglat e tij përpiqeshin me gjetë një *modus vivendi*, një manovër të re për me përça lëvizjen e popullit tonë, që dita-ditës bëhet e furishme, për me përça popullin e me muejtë, në këtë mënyrë, me shtue edhe ca kohë ditët e jetës së tyre. U treguam këndonjësve se si fashizmi dhe tradhtarët i kishin harxhuar të gjithë fishekët që kishin në torbë e se, për me kombinue një manovër tjetër të poshtër, u duhej të ndërmerrnin manovra të tjera dhe t'u jepnin një bojë sipas rastit. Kemi thënë në atë artikull se Jakomoni kishte lëshuar agjentët e spiunët e tij poshtë e përpjetë, kishte thërritur në Luogotenencë me përdhunë elementë të ndershëm, për me u konsultue, gjoja për me marrë mendimin e tyre, për me përgatitë terrenin, për «me qa hallet e Shqipërisë». Dhe pasi mbaroi kjo komedi, spiunët e Jakomonit, Mustafa

Merlikët, Toçët, gjeneral Gabrielët dhe Del Montët u mblodhën te padroni i tyre, zbrazën thasët me thesarë, që kishin qëmtuar andej-këtej, dhe hartuan të famshmin diskur[1] që, natyrisht, e mbajti në kinema «Savoja» kryexhelati Mustafa Merlika. **Më parë se të hyjmë në thellësinë e këtij diskuri me «frymë nacionaliste», duhet të shënojmë se ky diskur është hartuar prej «nacionalistëve shqiptarë me nam»: Jakomoni, gjeneral Gabrieli, Del Monte, Merlika e Toçi.**

Vetëm kaq do të ishte e mjaftë për popullin shqiptar për me e pasë të qartë si ujët e malit se ç'brendi do të ketë ky fjalim i përpiluar prej këtyre banditëve dhe «i bazuar» në mendimet e shfaqura prej elementëve të ndershëm, por që s'ishin aspak budallenj që t'u hapnin zemrën e tyre prej shqiptari spiunëve dhe xhelatëve të OVRA-s fashiste, që kanë mbushur burgjet dhe kanë varur vëllezërit e tyre. Por ne nuk do të qëndrojmë me kaq. Fjalimi i tradhtarit është modë sinteze e çoroditur e një të marri të hutuar, që s'di nga t'ia mbajë, që i vjen festja vërdallë, që lëpin ç'ka pështyrë, që pështyn ç'ka puthur, që bie në kontradikta kolosale, që hiqet si diplomat i madh, por që argumenton *comme un pied*[2], si thotë francezi, që lëshon lot prej krokodili si një nacionalist «i vërtetë» e që kërkon të gënjejë të tjerët, **por që mohon të shkuarën e ndritur të popullit tonë, për arsye se nuk i leverdis**, që merr *des vessies pour des lanternes*[3], si

1 Fjalim.

2 Si një këmbë, në kuptimin figurativ, si një njeri pa mend.

3 Të hash sapunin për djathë.

thotë populli francez, domethënë që merr spiunët e **OVRA-s për krerë të Partisë Komuniste**[1].

...Situatës kaq të vështirë, si këtu në Shqipëri, në Itali dhe në tërë Evropën, kuislingët e ndryshëm, si Mustafa Kruja, duan me i ba një çare, një çare të ngutshme, se koha s'pret, se erdhi koha e hakmarrjes mbi fashistët, dhe hakmarrja do të jetë e pashembullt në historinë e botës. Kjo s'do të thotë se fashistët i kanë hedhur hapset, por do t'i detyrojnë të tjerët t'i hedhin këto hapse, do t'i detyrojnë t'i hedhin ushtritë e aleatëve tanë të mëdhenj, Anglisë, Bashkimit Sovjetik e Amerikës, do t'i detyrojnë t'i hedhin popujt e robëruar, që kanë rrokur armët e që po i godasin me tërbim. Një nga këta popuj, që po i godet fashistët, është edhe populli shqiptar, sado që është i vogël. Pra, qëllimi i xhelatit të popullit tonë është që, për hesap të fashizmit, ta ndalojë këtë goditje, ta ndalojë, se po bëhet një rrezik i madh për okupatorin, një rrezik i madh për tradhtarët, një rrezik i madh për Italinë, që i ka ardhë lufta te pragu i portës. Kur lufta ishte larg, fashistët italianë hidhnin vicka, dhe tradhtarët e popullit tonë gjakosnin popullin. Tani që ranë nga fiku, po dridhen në brekë. Kur ishte koha e vickave, pllaka e gramafonit ishte ndryshe, tani që erdhi koha e etheve, pllaka ndryshoi, por një gjë s'ka ndryshuar, dhe ajo është gramafoni. Pllakat e

1 Është fjala për krerët e Grupit trockist të «Zjarrit», e veçanërisht për drejtuesin e këtij grupi, tradhtarin Zisi Andrea, i cili zhvilloi bisedime me Mustafa Krujën në emër të «Partisë Komuniste Shqiptare», siç e quante ai grupin e vet, dhe pranoi të zbatonte kërkesat e qeverisë kuislinge.

ndryshme që kanë luajtur fashistët në kohën e vickave ne i kemi dëgjuar, por edhe e kemi detyruar fashizmin të hedhë valle. Tani le të dëgjojmë këtë pllakën e re, që po na servir tradhtari në konferencën e tij të mbajtur më 22 nëntor, bash 6 ditë para ditës së festës së popullit tonë dhe jo festës së tradhtarëve.

Hidhini një sy fjalimit të tradhtarit, themi hidhini një sy të imët këtij fjalimi, që është i shtypur dhe që përbën 18 faqe plot me shkronja të vogla, dhe ai që do të mundë të gjejë në të fjalën «fashizëm» ose «Italia fashiste», do të jetë shumë i zoti. Tradhtari e pësoi si ai palaçoja prestigjiator, që të tregon sahatin që mban në dorë dhe që e përkëdhel dhe mbasandaj të thotë se s'ka asgjë në duar, asgjë në xhep. Ç'u bë sahati? U zhduk. Po, sahati u zhduk, por s'humbi, vetëm se ty ta fsheh dhe nuk të lë ta shohësh, sahatin ai e ka përsëri, e ka se mezi e ka dhe s'e lë t'i humbasë. Kështu e pësoi edhe tradhtari. Dje ishte teoricieni më i tërbuar i fashizmit, i Italisë fashiste, i çdo gjëje që ishte fashiste, i çdo gjëje që s'ishte kombëtare, tani na i zhduku krejt nga faqja e dheut këta terma. Dhe ka paturpësinë të thotë: «Amani burra, për izat të zotit, të mos e prishim ne me teoritë tona të kopjuara nga popujt e tjerë, që s'kanë të bëjnë aspak me ne, me traditat dhe me zakonet. Amani, të mos e bëjmë këtë krim, të merremi vesh». Por populli ynë i urtë s'gabon kur thotë se «ujku vetëm qimen ndërron», dhe tradhtari e pësoi kësisoj, por jo se ndërroi këmishën, ndërroi vetëm taktikën për me e mbajtë edhe ca kohë veshur këmishën e zezë që ka në trup, derisa të zërë zverkun.

Xhelati thotë në fjalën e tij për lëvizjet e popullit tonë tekstualisht kështu: «Të gjitha tentativat kanë dështue, pse s'kanë pasë frymë popullore. Niciatorëve s'u ka shkue kush prapa, pse i kanë ba hesapet pa popullin e s'kanë qenë prijësa populli». Dhe më tej, kur bën fjalë për besimin në fatet e Shqipërisë, ai na e nxjerr veten dhe larot e tij si prijësa të popullit dhe thotë: «Na të qeverisë së sotshme s'i kemi lanë kujt ma të voglin dyshim për rrugën tonë, dhe e kemi zgjedhë këtë rrugë me bindje të plotë, se asht e vetmja që e shpëton kombin prej katastrofës së shfarimit».

Sa prijësa palaço! Xhelati ka edhe paturpësinë ta quajë veten «prijës të popullit», kur e gjithë bota shqiptare parullat e këtij prijësi, fashizmin, fashiot e liktorit, kulturën fashiste dhe suazën ex-perandorake të tij i ka shqelmuar dhe i ka luftuar aq burrërisht, saqë i vetëquajturi prijës i popullit detyrohet t'i zhdukë nga vokabulari i tij. *O tempora! O mores!*[1]

Zhdukjen e fjalës fashizëm dhe të çdo gjëje që është fashiste, tradhtari e ka bërë enkas për me mbrojtë tezën e tij prej fashisti demagog: «përqafimin e çdo gjëje që është nacionaliste dhe popullore».

Me demagogjinë e tij ai fillon të bëjë një tablo të historisë së Rilindjes Shqiptare, por, si thonë plakat shqiptare, «kur s'e ke me allah ilexhan, në vend që t'i vësh vetullat, i nxjerr sytë». Dhe tradhtari, aty ku i duhet të mbështetë gjithë tezën e tij për të gënjyer popullin shqiptar, aty bie poshtë si leckë e ndyrë, bie poshtë, jo se është budalla, por sepse nuk e lejojnë

1 Latinisht — O kohë! O zakone!

rrethanat, nuk e lejon e shkuara e tij plot tradhti, nuk e lejon misioni i tij prej spiuni të dorës fashiste. Historia e Rilindjes Shqiptare, historia më e ndritur e popullit tonë, për Mustafa Merlikën përbëhet prej lëvizjesh sporadike të papjekura, pa kurrfarë ideali e pa frymë popullore. «Dhe nganjëherë, thotë ai, janë mbytur në gjak prej vëllezërve të tyre». Që kjo tablo të ishte më realiste, tradhtari do të bënte mirë të fliste për Kongresin e Lushnjës, që hodhi themelet e një Shqipërie të pavarur e që tradhtari s'e përmendi fare për dy arsye: e para, se Merlika ka qenë një nga ata tradhtarë që i bëri këtij kongresi luftën më të poshtër, dhe, e dyta, si mund ta përmendte këtë kongres, që hodhi themelet e një Shqipërie të pavarur, si mund ta përmendte, kur Mustafa Merlika, agjent i dorës fashiste, lufton për një Shqipëri raja, dhe, po të përdorim fjalën e tij, që ai e braktisi nga halli, për një Shqipëri «nën suazën e perandorisë fashiste»?

Po Lufta e Vlorës ç'u bë? Pse s'e shohim në skicën e Mustafës? S'duhet të jesh filozof për me e kuptue. Përsëri historia e sahatit që thamë më lart. Epopeja heroike e Vlorës s'i intereson Mustafës, dhe ajo është pika që errëson gjithë tezën e tij, pse gjithë teza e tradhtarit, i cili fshehu fashizëm e suazë, mbështetet te **miqësia e Italisë, dhe jo e Italisë fashiste, me Shqipërinë.** Mirëpo me Italinë e Mustafës, që kërkohet të na serviret për drekë, populli ynë, në atë Vlorë që s'i pëlqen Mustafës, është gjakosur, për atë Vlorë është ngritur në këmbë e gjithë Shqipëria, gjë që s'i pëlqen Mustafës ta përmendë. Shqiptarët i dhanë një dajak aq

të mirë Italisë saqë Benito Musolini, «patrioti» i saj, asokohe shkruante në «Popolo d'Italia»: «S'duhet ta lëmë në asnjë mënyrë Vlorën, se ajo do të jetë pikënisja për aspiratat tona në Ballkan». E kuptojmë, pra, kujdesjen e Mustafa Merlikës për mospërmendjen e Luftës së Vlorës kundër Italisë imperialiste, por vetëm ia themi popullit se sa të shëndosha janë kleçkat, mbi të cilat mbahet teza e tradhtarit.

Merlika e di fare mirë se populli shqiptar ia ka kënduar fermanin, por ai s'mund të mos e lozë deri në fund kartën e tradhtisë, dhe, në kohën kur gjithë populli i ka vënë damkën e tradhtarit, ai përpiqet t'i hedhë lule vetes gjatë fjalimit të tij për t'iu imponuar trutharëve dhe oportunistëve.

Taktika e Mustafa Krujës në fjalimin që mbajti është një taktikë e njohur me kohë dhe e demaskuar pa mëshirë prej «Zërit të popullit», dhe kjo taktikë është «me e harrue ujkun e me kërkue gjurmët»: Të harrojmë armikun, që na ka zaptue vatanë, që po na çnderon, që po na vret, që po na grabit dhe të mendojmë e të bisedojmë filozofikisht, akademikisht, diplomatikisht, në qetësi e pa bërë zhurmë për «ç'do të bëhet më vonë». Tradhtari mendon kështu: dy gjëra janë në shesh, fashizmi ka marrë teposhtën dhe, e dyta, ç'do të ngjasë me fashistët dhe tradhtarët, kur Musolini dhe Hitleri të jenë shfarosur tok me ushtritë fashiste të tyre? Pyetjes së fundit i është përgjigjur vetë Merlika, dhe kjo përgjigje ka qenë e shkurtër, e mprehtë si plumbi: «Na preu e zeza!». Çështjes së parë, që po e preokupon dhe i ka prishur gjumin e natës, se ka

lidhje fatale me të dytën, i duhet gjetur «ilaçi», si thotë ai vetë. Dhe bash për me i gjetë recetën këtij ilaçi ai po përpiqet dhe kujton se e ka gjetur, dhe se populli do ta pijë këtë ilaç, mendon ai. Tradhtari këshillon kësisoj taktikën «me e harrue ujkun...», pa harruar të thotë shumë herë: «Ejani të bisedojmë», ejani të fjalosemi, mblidhuni, bisedoni, bëni muhabet, se në është koha për muhabete, vetëm tani është, dhe armët lërini mënjanë, se për atë punë kujdesohet lalaxhani, prijësi i popullit, tok me shtatmadhorinë e tij, që përbëhet prej Hilmi Lekës, Djevat Kortchës, Kottes, Kolë Bibës. Meqenëse e këshillon popullin të bëjë muhabet, Mustafa Kruja jep shembullin dhe fillon muhabetin. «E pritmja jonë lidhet me ngadhënjimin e Boshtit[1]», thotë ai, por e thotë me gjuhë të vogël, ngadalë, pa metafora e të ngritura të zërit, pse, e para, duhet me u kujdesë për taktikën që duhet ndjekur: «harroje ujkun» dhe, e dyta, çka me folë për të mjerin Bosht, që po ha dru nga të katër anët, që po zbythet në të tëra fushat e luftës? Pse me e lëndue plagën që po bëhet gangrenë? Mustafa Merlika nuk u bë as si Radio Roma. Në kohën kur ushtritë e Romelit[2] po u binin këmbëve me një shpejtësi aq të madhe sa ia thyen rekordin edhe atletit të vrapit Parvo Nurmit[3],

1 Bosht quhej blloku agresiv ushtarak që përfshinte Gjermaninë naziste dhe Italinë fashiste. U krijua në tetor të vitit 1936. Më vonë me këtë bllok u bashkuan Japonia militariste dhe shtete të tjera satelite të Gjermanisë hitleriane.

2 Mareshal nazist gjerman.

3 Atlet finlandez, kampion olimpik për vrapimet e gjata.

Radio Roma lëshonte një komunikatë të jashtëzakonshme, ku kërkonte të kandiste dëgjuesit se kishin fituar një betejë navale me rëndësi... në imagjinatë. Jo, Mustafa Merlika s'u bë as si Radio Roma, por ai na dha ca argumente aq «të forta» për fitimin e Boshtit, saqë s'kanë bindur asnjë të marrë, e jo një njeri që ka pak tru në kokë.

Ja argumentet: Boshti do të fitojë, se ai sundoka në gjithë Evropën, Boshti do të fitojë, se gjermanët hëngërkan bukë të bardhë, Boshti do të fitojë, se Italia qenka plot benzinë, saqë automobilat privatë kanë benzinë e qarkullojnë në rrugët e Tiranës dhe, më në fund, ai do të fitojë, se brenda në valle qenka edhe Japonia! Këto argumente prej kalamani rrëzohen vetvetiu, por mjafton t'i themi tradhtarit se Boshti s'do të fitojë, sepse me të vërtetë ai e sundon Evropën, por popujt e robëruar po e godasin Boshtin. Të mos vemi larg, të hedhim një sy brenda në zemrën e fashizmit italian. Pesë herë u bombardua Italia e Veriut dhe muret u mbushën me parulla: «Poshtë fashizmi, duam paqe», kurse Farinaçi[1] shkroi në organin e tij: «T'i shtypim krimbat, kritikuesit e regjimit...». Në këtë mënyrë e sundojnë Evropën fashistët.

«Gjermanët hanë bukë të bardhë», thotë Mustafai, po ç'thonë ata që vijnë nga Gjermania, të tharë e të tretur nga uria, megjithëqë Gjermania po grabit bukën e gojës të të gjithë popujve të Evropës, edhe të vetë popullit italian, që nuk ha veçse 150 gr bukë në ditë?

«Benzina kullon si ujë nëpër rrugët e Tiranës»,

1 Gazetar fashist italian.

thotë tradhtari, por me mijëra autoqerre të armatosura italo-gjermane po ngelin në rërën e Libisë nga mungesa e karburanteve. «Boshti do të fitojë, se është edhe Japonia me ta», se «me mijëra aeroplanë, me mijëra tanke japoneze i çohen ndihmë nga Mikadoja[1] Musolinit e Hitlerit, e se Japonia e ndaloi flotën amerikane të vijë me 800 vaporë e të zaptojë Afrikën Veriore franceze». Dhe Mustafai ka plot arsye t'i përmendë këto, meqenëse muhabet bën dhe s'bën gjë tjetër, dhe s'do të ishte keq që, për t'i dhënë pak lezet këtij muhabeti, të shtonte se «japonezët për qejf po e humbasin ishullin e Guinesë së Re e të Guadalkanalit». Këto janë ndihma të konsiderueshme, ndihma që të japin dorë e të sigurojnë fitoren, por jo të Boshtit veç... por të anës kundërshtare.

Muhabeti vazhdon, dhe tradhtari e vazhdon, sepse i intereson që kolona e pestë e tij të vazhdojë edhe shumë kohë dhe kështu populli «të harrojë ujkun». Tema e muhabetit është: «Në qoftë se humbet Boshti, Shqipëria ç'do të bëhet?». Këtu diplomacia e Mustafa Krujës shkëlqen (!), por vetëm kujton se është në kohën e Luigjit XIII[2]. Tradhtari thotë: «Humbi Boshti, humbi Shqipëria, e jo vetëm Shqipëria, por populli, raca e gjithë ç'ka Shqipëria, për arsye se po të humbasë ai, do të fitojë Rusia sllave dhe Anglia. Rusia sllave o pansllave, ta lëmë mënjanë bolshevizmin», thotë tradhtari (dhe ka arsye, sepse i qëndron besnik kohës në të cilën kujton se e zhvillon tezën e tij, domethënë shekullit të Luigjit XIII, kur Rusia s'ishte bolshevike), «do

1 Perandori japonez.

2 Gjatë kohës së sundimit të Luigjit XIII (1610-1643) në Francë u forcua shumë absolutizmi.

të derdhet në Ballkan dhe atje do të gjejë sllavët e tjerë, që quhen jugosllavë, dhe do t'u thotë këtyre: Rrëmbeni Shqipërinë, që s'është sllave, dhe formoni imperatorinë sllave të Jugut, hidhuni dhe në Greqi dhe bëjeni edhe atë provincë sllave». Me një fjalë, «Shqipëria humbi»; nga ana tjetër, Çërçilli, për të ndaluar ekspansionin pansllav të Rusisë, do t'u thotë serbëve: «Rrëmbeni Shqipërinë dhe formoni imperatorinë sllave», në këtë mënyrë, pra, Çërçilli, për të ndaluar Stalinin (jo komunistin Stalin, se komunizmin tradhtari e la mënjanë), do të përdorë sllavët për t'u prerë hovin pansllavëve. Edhe në këtë rast «Shqipëria humbi». Në qoftë se s'jua mbush mendjen ky arsyetim, s'është faji i Esat Pashës[1] të sotëm, që quhet Mustafa Merlika. Në qoftë se ti, popull shqiptar, e ke formuar ndërgjegjen tënde dhe ke koshiencën e plotë dhe vullnetin e çeliktë, shpirtin liridashës, sikundër e kanë edhe popujt e tjerë të Evropës (ne këtu përjashtojmë fashistët) që luftojnë për liri, për një jetë të lumtur dhe të begatshme, që ty ta ka nxirë fashizmi i urryer, Merlika nuk e beson këtë, sepse ky Esat Toptani i dytë, që, ashtu si Esat Toptani i parë, na tregon anekdota në fjalimin e tij, popujt i kujton raja, si në kohën e mesjetës, i kujton se janë *l'éternel monnaie d'échange*[2] e Musolinëve dhe e Hitlerëve. Por mos u gaboni nga

---

1 Esat pashë Toptani — përfaqësues tipik i feudalëve tradhtarë shqiptarë. Me shpalljen e pavarësisë së vendit më 1912 u bë vegël e fuqive imperialiste duke shitur interesat e atdheut. U vra në Paris në një atentat të kryer kundër tij nga demokrati revolucionar Avni Rustemi në vitin 1920.

2 Frëngjisht — monedhë shkëmbimi e përjetshme.

demagogjia e tradhtarit, se ai e thotë këtë, por vetë s'e beson, e thotë sa për muhabet dhe, në vend që të merrni armët e të goditni armikun e fëlliqur, i cili ju është shtruar në vatër, të diskutoni e të ziheni me njëri--tjetrin jo pse Londra s'foli për Shqipërinë, jo pse Londra flet shqip e Moska s'flet shqip, kurse nga ana tjetër fashizmi të bëjë punën. Tradhtari s'e beson atë që thotë, se më tej mbron tezën që Shqipëria mund dhe të ekzistojë. Po si mund të ekzistojë? Këtu nxjerr përsëri Italinë, dhe jo Italinë fashiste, as një Itali sovjetike, por një Itali me po ata njerëz si Musolini, Farinaçi e të tjerë Çiano, por që kanë riveshur këmishat e vjetra të paraluftës së 1914-s, këmishat e socialshovinistëve; edhe këtu në Shqipëri të jenë po ata njerëz si Merlika, Djevat Kortcha, Papalilo e të tjerë Hilmi Leku, të veshur me këmishat bojë bari. Kjo Itali, pra, do të na shpëtojë me anë të inglizit, e jo me anë të pansllavizmit, dhe shton në fjalimin e tij se «inglizët s'kanë ndonjë interes për të na shpëtuar, dhe të mos vijë kush të na fjalosë për sentimentalizëm në politikën ndërkombëtare», por harron të shtojë se me sa gëzim të madh i pret të vijnë e t'i përsëritin fjalët e «Duçes së madh të fashizmit»: «Shqipëria është në zemrën time». Pra, kjo Itali do të na shpëtojë dhe, natyrisht, ne duhet të përpiqemi. Po si do ta shpëtojë Shqipërinë nga rrebeshi, këto, thotë tradhtari, «janë sekretet e qeverisë mbretërore», të qeverisë dhe shtatmadhorisë së kryesuar prej Mustafa Merlikës, Hilmi Lekut, Djevat Kortchës, Kolë Bibës. Fati i Shqipërisë është në duar të sigurta, sikundërqë e shihni edhe vetë, prandaj pushoni, «bëni muhabet».

Teza, pra, arrin në këto përfundime: «E ardhmja e errët, për mos me thanë e humbur fare, e tashmja e shkëlqyer, dhe, më pak se e shkëlqyer, e sigurt» (jo për popullin, por për tradhtarin). Mustafa Kruja thotë se e tashmja është e sigurt, sepse «jemi lidhur me Boshtin dhe e kemi atë fat të mirë se i kemi deklarue luftë inglizit e Rusisë», se «hymë në luftë për të çliruar vëllezërit tanë» dhe jazëk, thotë, që «s'derdhim dhe ca gjak për Musolinin dhe Hitlerin». Dhe, më në fund, ai lë të kuptohet se kush nuk është me fashizmin është kundër kosovarëve, dibranëve dhe gjithë Veriut të Shqipërisë, dhe se është gati të hedhë në vëllavrasje Shqipërinë e Veriut e kosovarët me Shqipërinë e Jugut, sikundër e ka zakon. Rreth çështjes së Kosovës Mustafa Kruja po bën zhurmë, jo pse i dhimbet për kosovarët e mjerë, estagfërëllah, se, po të ishte ashtu, do t'i dhimbej edhe për Mitrovicën e për Çamërinë, që s'ua përmend njeri emrin, e për çamërit e shkretë, që edhe ata janë njerëz, janë shqiptarë, si edhe ne. Por puna është se kaq i dha Hitleri Musolinit, dhe për atë bëjmë muhabet. Sikur të mos ia kishte dhënë Hitleri, Mustafa Kruja do të fliste dhe për Kosovën, aq sa flet për Çamërinë dhe Mitrovicën.

Mustafa Kruja bën zhurmë për Kosovën për arsyen e vetme se ajo i sjell atij dhe klikës fashiste me mijëra napolona në ditë, se gruri i Kosovës shërben për pasurimin e klikës gjakatare. «Fashizmi e çliroi Kosovën», thotë tradhtari, «aq sa çliroi edhe Shqipërinë», shton populli shqiptar dhe populli kosovar. Por populli shqiptar dhe vëllezërit tanë kosovarë i përgjigjen tradhtarit se lirinë do ta fitojnë vetë me armë në dorë, se luftën

për liri kundër fashizmit e kanë filluar me armë në dorë dhe se intrigat e tij të poshtra, që kërkon të hedhë popullin në vëllavrasje janë shqelmosë prej atyre vëllezërve kosovarë dhe atyre shqiptarëve, të cilët ai i kishte gënjyer e çuar në milicinë e tij të ndyrë, janë pikërisht këta vëllezër kosovarë, dibranë dhe mirditas që dezertojnë nga kazermat e Pezës, Tiranës e Gjirokastrës, ku ai i ka çuar për me vra vëllezërit e tyre.

Tradhtari, përveç armës së tij të zakonshme, vëllavrasjes, përdor edhe armën e urisë kundër popullit tonë dhe thotë: «Po të mos na çojë Italia 25 mijë kuintalë misër, populli shqiptar le të vejë të bëjë revolucion me bark bosh». S'ka pohim më të qartë që vë në dukje se si e bëjnë revolucionin fashistët barkmëdhenj. Definicion ekzakt, *image*[1] e diktaturës fashiste, diktatura më e egër e kapitalit financiar.

Tradhtari bën këtë kërcënim dhe thotë se «po të mos jetë Italia, ne vdesim për bukë» dhe këtë e thotë përpara atij populli shqiptar, që realitetin e sheh me sy. Ai përmend gjendjen ekonomike të popujve të tjerë, duke e krahasuar me atë të popullit tonë. Fashizmin italian e solli në Shqipëri tradhtari, kurse populli shqiptar e priti me pushkë. Me të vërtetë klika fashiste e ka barkun plot dhe vishet bukur e vë brilantinë në kokë, por katundari ecën zbathur e pa brekë, se këpucët i kushtojnë 8 napolona pala dhe basma një napolon metri. Tradhtari ka paturpësinë të flasë për koncesionet e nëntokës, që i shërbekan vendit tonë, në një

1 Frëngjisht — shembëlltyrë.

kohë kur katundari ynë s'ka pishë, e jo më gaz, se edhe pishën ia ka ndaluar klika fashiste ta presë e ta përdorë si pishtar, se duhet me e pague me pare, dhe shtrenjtë bile. Tradhtari Merlika nuk mund të lërë pa prekur lëvizjen e popullit tonë dhe këtë lëvizje, që do t'i hajë kokën fashizmit zaptues dhe tradhtarëve, e quan «konvulsione, lumnisht sporadike, që s'na trembin», «krizë e vogël që ka shkaktue aty-këtu pak pasoja të përgjakshme». S'ka dyshim, por vetëm se ata «çetnikë palaço, që në kësulat e tyre mbajnë flamurin me zhgabën dykrenare e mbi të një yll të kuq», se ata «çetnikë» që mbajnë në kapelet e tyre flamurin e kuq me zhgabën dykrenare e që tradhtari i quan palaço, po bëhen tmerr i fashizmit dhe simbol i lirisë, ata «çetnikë palaço» po bëhen me mijëra dhe po bëjnë të gjëmojnë malet e Dibrës, të Shkodrës, të Skraparit, të Krujës, të Pezës, të Korçës, të Oparit, të Kolonjës, të Gorës, të Mokrës, të Poloskës, të Lunxhërisë, të Zagorisë, të Labërisë, të Sevasterit, të Vlorës, po bëjnë të gjëmojnë malet e luginat e gjithë Shqipërisë. S'janë palaço, si thotë tradhtari me gojë, se për ta mendon ndryshe, dhe aq shumë mendon e aq shumë tmerrohet, sa gjumi s'e zë atë dhe gjithë klikën fashiste. «Krerët e Partisë Komuniste», që përmend tradhtari, po të ishin ata spiunët e OVRA-s, me të cilët ai është aleat dhe në marrëveshje të plotë, nuk do të detyrohej të bënte këtë fjalim që bëri e gjithë këtë manovër që lot. Por, në qoftë se tradhtari konfondon spiunët e tij me krerët e Partisë Komuniste, populli s'shkel në atë dërrasë të kalbët, se populli e di që anëtari i Partisë

Komuniste të Shqipërisë punët me spiunët dhe me tradhtarët i ndan me pushkë, dhe që komunisti shqiptar bashkëpunon me çdo nacionalist të ndershëm, por kurrë, deri në vdekje kurrë, me një tradhtar të atdheut të dashur Shqipëri. Partia Komuniste e Shqipërisë është ajo Parti që, me sakrifica të mëdha, me gjakun e kulluar të anëtarëve të saj, por më e fortë se kurrë, me një vullnet të çeliktë dhe me një vetëmohim të pashoq, po shkon, tok me turmat e popullit, drejt fitores së sigurt, ngordhjes së fashizmit.

Por nuk mjafton me kaq. Mustafa Kruja, me atë shpirtligësi e faqe të zezë që cilëson tradhtarët e këtij tipi, çirret e shkumëzon kundër gruas shqiptare, që ka rrëmbyer edhe ajo armët kundër fashizmit të urryer. I duket çudi tradhtarit që puna të arrijë gjer këtu, sa edhe shqiptarkat të marrin malin krah për krah me luftëtarët e lirisë, dhe e quan këtë, asgjëmangut, një «abuzim të zakonit e të traditës shqiptare». Po pse, o Mustafa Merlika, për qëllimet e tua të errëta kërkon të shtrembërosh çdo të vërtetë? Qysh guxon ta quash tradhti të zakoneve tona, ta quash kurvëri, heroizmin legjendar të gruas së sotme shqiptare? Qysh të bën zemra jote e ndyrë të mohosh përpara botës se gratë e këtij vendi s'e paskan bërë kurrë zakon luftën për çlirimin e tyre nga armiku? Nuk e ke mësuar heroizmin e grave të Sulit[1]? Heroizmin e Marigove[2] kundër

1 Është fjala për aktin që kryen një grup grash shqiptare nga fshatrat e Sulit, të cilat në vitin 1803, për të mos rënë në dorë të armiqve, u hodhën nga shkëmbinjtë në greminë bashkë me fëmijët e tyre.

2 Patriotja Marigo Pozio qëndisi flamurin kombëtar që u ngrit në Vlorë nga Ismail Qemali më 28 Nëntor 1912.

skllavërimit otoman? Trimërinë e gjalmëzezave të Labërisë në luftën kundër okupatorit italian më 1920?

Por është e kotë që bëjmë këto pyetje, se Mustafa Kruja hesht. Atij i pëlqejnë gjithnjë punët nën rrogoz. Por erdhi dita, o biri më bastard i kësaj toke, që të zbulohet fare rrogozi yt. Do t'i shohë me sy populli shqiptar dallaveret që ke kërkuar e po kërkon akoma të lozësh nën rrogozin tënd, në kurrizin plot plagë të këtij populli të denjë për liri. Ora e triumfit të kësaj lirie po tingëllon.

Dhe tradhtari e mbaron tezën e tij të turpshme duke bërë thirrje për bashkim rreth tij në «të mirën e Shqipërisë». Derri blegërin si qengj, fashisti i ndyrë po lëshon lot krokodili dhe po kërkon që të grumbullohen rreth tij. Ai thotë: «Ja baj bashkimin e gjithë patriotëve shqiptarë, ja se e pres shpresën për hesapin tem».

Ka plotësisht të drejtë tradhtari të shprehet në këtë mënyrë, se ky fjalim është fisheku i fundit që i ka mbetur në torbë, por edhe ky fishek do t'i vejë bosh, si edhe të tjerët, se **populli shqiptar është bashkuar, se patriotët shqiptarë janë bashkuar, por nga ana tjetër e barrikadës, janë bashkuar dhe kanë dhënë besën të vdesin për çlirimin e Shqipërisë nga thundra e ndyrë e fashizmit dhe e tradhtarëve, janë bashkuar e kanë vendosur rrugën që do të ndjekin, dhe kjo rrugë është rruga që kanë caktuar të parët tanë, që na ka caktuar Skënderbeu, që na kanë caktuar Naimi e Koto Hoxhi, Ismail Qemali e Luigj Gurakuqi, Çerçiz Topulli e Spiro Bellkameni, Bajram Curri e Avni Rustemi, Riza Cerova e Ali Kelmendi, rruga që na kanë caktuar heronjtë e**

**rinj antifashistë, rrugë që shkëlqen si dielli i pranverës:** ÇLIRIMI I SHQIPËRISË NGA THUNDRA E FASHIZMIT, ÇLIRIMI I SHQIPËRISË NGA TRADHTARËT DHE VENDOSJA E NJË SHQIPËRIE INDIPENDENTE E DEMOKRATIKE.

Këto janë qëllimet e errëta të fashizmit në fjalimin e tradhtarit. Por, që ta lozë manovrën në stil të gjerë, fashizmi fjalimin e tradhtarit e rrethon me «kontorno», domethënë i vë ca zarzavate rreth e rrotull mishit dhe zarzavatet janë këto: «festimi me madhështi i ditës së 28 Nëntorit», «ditën e 28 Nëntorit asnjë flamur italian nuk do të duket në Shqipëri, jo vetëm në Shqipëri, por as edhe në zyrat e italianëve». Këto janë patatet, por ka edhe karota dhe karotat janë këto: fashizmi krijon gjoja incidente, si për shembull, ajo që ngjau në të famshmin strehim të hajdutëve e që quhet «dhoma korporative fashiste». Atje hajduti kritikon hajdutin, njëfarë Omer Fortuzi demaskon Mustafa Krujën, që vjedh me të dy duart me anën e shoqërisë SASTEB. Gjoja Mustafa Kruja na zemërohet, gjoja Terenc Toçi jep dorëheqjen dhe Ernest Koliqi zë kolltukun. Nga ana tjetër, Jakomoni përkëdhel ëndrrat e disa politikanëve të falimentuar dhe bëhet ç'bëhet, një gjë bëhet: fashizmi vazhdon punën e tij me Mustafanë.

Këto incidente, të krijuara enkas, kanë për qëllim që populli ynë të vejë në teatër e të shohë të lozin palaçot dhe të harrojë që i digjet shtëpia.

Kësisoj, fashizmi, për me mbjellë përçarjen, për me na hudhë në vëllavrasje, për me na ba të harrojmë ujkun, kërkon të krijojë një psikozë në popull: prit se «diçka do të ngjasë nesër», «diçka e papritur», prit, se kur jep dorëheqjen një spiun si Terenc Toçi, dhe

vjen një spiun tjetër si Ernest Koliqi, se kur një kusar si Omer Fortuzi, kritikon një gangster si Mustafa Kruja, diçka do të ngjasë. **Por asgjë s'do të ngjasë.** Vetëm armiku përpiqet që të ngjasë një gjë, që popullin shqiptar ta zërë gjumi dhe ai të bëjë punën. **Por populli ynë i ka sytë hapur dhe s'fle, i ka sytë hapur për fatet e vendit të tij dhe as Mustafa Kruja me demagogjinë e tij, as Jakomoni me intrigat e tij s'e kthejnë dot nga rruga që ka zgjedhur —** LUFTË DERI NË VDEKJEN E FASHIZMIT DHE ÇLIRIMIN E ATDHEUT.

*Botuar për herë të parë në gazetën «Zëri i popullit», nr. 8-9, nëntor 1942*

*Botohet sipas: Enver Hoxha. Vepra, vëll. 1. Tiranë, 1968*

## 28 NËNTORI, DITA E BASHKIMIT TË POPULLIT SHQIPTAR KUNDËR ZAPTUESIT FASHIST

*Artikull i botuar në gazetën «Zëri i popullit»*

**Nëntor 1942**

Si më 28 Nëntor 1912, kur në Vlorën heroike ishin mbledhur nga të katër anët e Shqipërisë delegatët për me shfaqë vullnetin e popullit tonë, ashtu edhe më 28 Nëntor 1942 populli shqiptar, në gjithë qytetet e Shqipërisë, kishte dalë nëpër rrugë për me luftue për liri, kishte dalë në rrugë i madh e i vogël, plak e i ri, gra e çupa, myslimanë e të krishterë; kishte dalë në rrugë, si një bllok, kundër zaptuesit dhe hyzmeqarëve të tij të urryer. Popull kreshnik shqiptar, ti je i pathyeshëm, i patrembur. Mbi ty kanë kapërcyer valët e tmerrshme të robërisë, ty të kanë lidhur prangat e zgjedhës së huaj, por ti, si dragua, i ke këputur, i ke bërë thërrime e pluhur, ke çuar kryet madhështor, i gjakosur por i lirë, i lirë si ajri i maleve tona. Në momentet kritike të jetës tënde, në momentet kur rreziku po i turrej atdheut, popull shqiptar, ti forcove radhët e tua, ti shtrëngove supet, ti çelikose zemrat, dhe kraharorët e tu u bënë mburoja e atdheut.

Si më 28 Nëntor 1912, ashtu edhe më 28 Nëntor 1942, në gjithë rrugët e Shqipërisë, në malet e Shqipërisë, në fushat e Shqipërisë, gjëmoi kushtrimi «Ja vdekje, ja liri!», dhe më 28 Nëntor 1942 flamurin e Skënderbeut e ngriti lart populli i Shqipërisë, e ngritën nëpër male e fusha luanët antifashistë, që po luftojnë me pushkë në dorë fashizmin dhe tradhtarët, e ngritën dëshmorët e lirisë. Më 28 Nëntor zemrat e popullit tonë rrahën së bashku për një qëllim: vdekje fashizmit dhe liri popullit.

Fashizmi me hyzmeqarët e tij u drodhën këtë ditë, u drodhën nga forca e popullit tonë.

Fashizmi me hyzmeqarët e tij u përpoqën që të rrenin popullin, ata u përpoqën ta përvetësonin ditën e lirisë, ata u përpoqën të përdornin demagogjinë e tyre të zakonshme, por populli i demaskoi, populli fërshëlleu ushtrinë e Duçes dhe zagarët e Merlikës, populli brohoriti ushtarët shqiptarë dhe, në fytyrë të Merlikës e të Jakomonit, ai u thirri ushtarëve shqiptarë të dezertonin në male dhe të luftonin me pushkë kundër zaptuesit.

Në strofkën e tyre të kusarëve Jakomonët e Merlikët dridhen, sepse Shqipëria mbarë buçet:

«POSHTË FASHIZMI, POSHTË TRADHTARËT, POSHTË KOLONA E PESTË!», «RROFSHIN ALEATËT TANË TË MËDHENJ: ANGLIA – BASHKIMI SOVJETIK – AMERIKA!», «RROFSHIN ÇETAT VULLNETARE E PARTIZANE, RROFTË LUFTA NACIONALÇLIRIMTARE, RROFTË KËSHILLI I PËRGJITHSHËM NACIONALÇLIRIMTAR, RROFTË SHQIPËRIA E LIRË DHE DEMOKRATIKE!».

Në strofkën e tyre të kusarëve Jakomonët dhe Merlikët dridhen, se malet e Shqipërisë po buçasin nga krisma e pushkëve të partizanëve dhe vullnetarëve. Jakomonët e Merlikët dridhen, se gjëmon Zagoria, gjëmon Kurveleshi, gjëmon Vlora e Selam Musait, gjëmon Korça e Gërmenjit, e Bajazit Rehovës, gjëmon Skrapari i Riza Cerovës, gjëmon Elbasani i Kristoforidhit, gjëmon Tirana e Hasan Voglit, gjëmojnë rrethet e Pezës e të Krujës, gjëmojnë Shkodra dhe Dibra, gjëmon gjithë Shqipëria.

Në strofkën e tyre të kusarëve Jakomonët, Merlikët dhe kolona e pestë dridhen, se e shohin me tmerr që orvatjet e tyre vanë kot, se intrigat e tyre për të përçarë popullin tonë dështuan.

Populli shqiptar, më i bashkuar se kurrë, e ka kuptuar se liria fitohet me sakrifica e me gjak; populli shqiptar ditën e 28 Nëntorit u betua se do të luftojë si një trup fashizmin zaptues dhe kryehyzmeqarët e tij; populli shqiptar, i bashkuar rreth Këshillit të Përgjithshëm Nacionalçlirimtar, po hidhet i tëri në Luftën Nacionalçlirimtare dhe bën fli çdo gjë të tijën për luftën që do t'i sjellë lirinë e sigurt e të vërtetë.

*Botuar për herë të parë në gazetën «Zëri i popullit», nr. 8-9, nëntor 1942*

*Botohet sipas: Enver Hoxha, Vepra, vëll. 1. Tiranë, 1968*

## «PATRIOTI» MUSTAFA MERLIKA PAGËZON RRUGËT E TIRANËS ME EMRA «PATRIOTËSH SHQIPTARË TË RILINDJES SONË»

*Artikull i botuar në gazetën «Zëri i popullit»*

**Nëntor 1942**

Palaçoja prestigjiator, si e quan «Zëri i popullit» Mustafa Merlikë tradhtarin, gjatë muajit nëntor 1942 s'ka munguar të na zbavitë me pehlivanllëqet e tij. Me pehlivanllëkun e tij të fundit, që është fjalimi i 22 nëntorit, mbajtur në kinema «Savoja», mbi të cilin «Zëri i popullit» bëri një paraqitje të qëllimeve të errëta e gjakatare të tradhtarit, Mustafai «aq tepër e bindi popullin dhe e bëri me vete», saqë gjashtë ditë më vonë nga dita e fjalimit, domethënë më 28 Nëntor, populli shfryu në rrugët e qytetit të Tiranës në një demonstratë madhështore, ku s'dëgjohej të bërtitej, veçse: «Poshtë fashizmi, poshtë Mustafa Kruja!». Këtë herë pehlivanllëku merr ngjyrë komike. Mustafa Merlika, që është i vetmi «patriot shqiptar», tregoi edhe këtë herë «patriotizmin» e tij dhe bashkë me të edhe diturinë e tij të madhe. Njëfarë Omer Fortuzi, shërbëtor i Merlikës, i bëri popullit një surprizë nga Radio Tirana me

rastin e 28 Nëntorit. Kjo surprizë ishte në program të qeverisë dhe qeveria e Merlikës e mbante fshehur në arkivat e saj këtë xhevahir. Xhevahiri është aq i çmueshëm dhe aq i ndritshëm, saqë rrezet e tij të zjarrta rrëzuan gjithë të shkuarën dhe historinë. Qeveria «patriote» e Merlikës pagëzoi tri rrugë të Tiranës me emra «patriotësh të Rilindjes Shqiptare»: Julius Çezare, Augustus dhe Luixhi Ugolini. Këtë s'e pritnim. Mos u çuditni. Kjo është një *spécialité de la maison Merlika*[1]. Pa ofenduar antikitienët dhe historianët Ettore Pais e Karkopino, do t'i japim popullit shqiptar një biografi të shkurtër ala Djevat Kortcha për të tre këta «patriotë shqiptarë», që s'i njihte deri tani kurrkush, por që pati fatin e mirë t'i mësojë nga kujdesi i madh i qeverisë së Mustafa Merlikës, e cila i zbuloi. I pari, Julius Çezare, «patriot shqiptar», lindi në degë të fikut më 1942, luftoi tërë jetën për një Shqipëri indipendente dhe vdiq në Qafë të Thanës më 1942. Populli shqiptar, për mirënjohje, këtij patrioti të shquar i ka ngritur një statujë prej bronci në «Via-del-ex-impero»[2] Romë-Itali.

August, «patriot i shquar shqiptar», lindur në Krujë prej një babe katundar, që quhej Mustafa. Augusti luftoi me tërbim për indipendencën shqiptare dhe vdiq në Qafë të Sqepurit më 1942. Populli shqiptar, për mirënjohje, i ka ngritur një përmendore prej bronci në «Via-del-ex-impero» Romë-Itali.

Luixhi Ugolini, «patriot shqiptar» me famë, lindi

1 Frëngjisht — prodhim i veçantë i shtëpisë Merlika.

2 Italisht — rruga e ish-perandorisë.

në Itali dhe vdiq në Itali për indipendencën e Shqipërisë. Ky «patriot i shquar shqiptar» shquhet prej dy të parëve, se në vend që populli shqiptar t'i ngrinte një statujë në «Via-del-ex-impero», Ugolini ngriti gjithë statujat e Butrintit dhe i çoi në Itali, dhe qeveria e Merlikës, e cila s'mungon t'i nderojë njerëzit me një patriotizëm të tillë, pagëzoi një rrugë të Tiranës me emrin Ugolini. Na duket se s'ka nevojë më gjatë për komente.

*Botuar për herë të parë në gazetën «Zëri i popullit», nr. 8-9, nëntor 1942*

*Botohet sipas: Enver Hoxha. Vepra, vëll. 1. Tiranë, 1968*

## FASHIZMI TERRORIZON KOSOVËN. BANDA KRIMINELËSH FASHISTË TË ORGANIZUARA PREJ MUSTAFA MERLIKËS, KOLË BIBË MIRAKËS, ILIAZ AGUSHIT, FERHAT DRAGËS E KRYEZINJVE PO VRASIN E ÇNDEROJNË KOSOVARËT

**(Këto banda janë vënë nën komandën e djalit të Kolë Bibës, Ndoc Mirakajt)**

*Artikull i botuar në gazetën «Zëri i popullit»*

**Nëntor 1942**

Në Kosovë mbretëron terrori mesjetar fashist. Populli i Kosovës po jeton ditët më të errëta të jetës së tij. **Fashizmi me sikarët e tij, tradhtarë të popullit shqiptar, s'gënjyen asnjeri kur pëllitën se «çliruan Kosovën», se «bënë Shqipërinë e madhe», e aq më shumë nga çdo tjetër kosovarët s'u gënjyen nga demagogjia fashiste, dhe ata janë më në gjendje se çdo njeri të gjykojnë se sa i çliroi fashizmi.**

Ç'nuk po ngjet në të mjerën Kosovë! Fashistët, tradhtarët, po bëjnë poshtërsitë më të mëdha, që nuk i ka parë kurrë bota e qytetëruar: vjedhje, vrasje, tortura, çnderime, orvatje me mbjellë armiqësinë në mes popujve, që kështu të mundin banditët fashistë të sundojnë e të rrjepin, të mbushin xhepat. Fashizmi e tra-

dhtarët e popujve të tyre, që mbajnë emrat Nediç, Merlikë, Mihajlloviç, Ferhat Draga e të tjerë përpiqen që të gjithë, dhe dakord me njëri-tjetrin, me hedhë popujt në një përleshje të gjakshme, me nxitë shqiptarin kundër serbit, serbin kundër malazezit, malazezin kundër kroatit e sllovenit, që kështu të mundin të zgjatin ditët e jetës së tyre.

Në Kosovë, pra, fashizmi dhe tradhtarët po e lozin kartën e tyre të fundit me të gjitha atributet e mënyrat e tyre të poshtra.

Mustafa Merlika po çirret dhe thotë: «Kosovën e çlirova» dhe «luftë kundër shkjaut».

Drazha Mihajlloviçi tok me ortakun e tij Nediçin bërtasin: «Kosova është jona», «luftë shqiptarëve», Ferhat Draga, Iliaz Agushi, agjentët e fashizmit e të Merlikës, po vëllazërohen me Gani Kryeziun e vëllezër, agjentë të Nediçit e të Mihajlloviçit. **Lodra është e qartë. Agjentët kanë një padron të vetëm, Hitlerin dhe fashizmin, nga marrin urdhrat, dhe për një qëllim ata veprojnë gjoja veç e veç.**

Merlika pëllet për Kosovën, por s'flet për Mitrovicën, s'flet, se është ortak me Nediçin dhe me agjentin e tij, Kryeziun, i cili bën hyqëm në ato krahina. Por njerëzit e Kryeziut vëllazërohen në Pejë e gjetkë me njerëzit e Merlikës e të Kolë Bibës për një qëllim, për me terrorizue Kosovën dhe me futë grindje e me gjakosë popullin shqiptar me atë malazez për hesap të padronit të përbashkët.

Ja se ç'po bëjnë fashizmi dhe hyzmeqarët e tij, «kampionët e lirisë së Kosovës», në Kosovë e Metohi. Ja si e vjedhin, si e poshtërojnë, si e gjakosin popu-

llin e Kosovës këta xhelatë, të cilëve shpata e drejtësisë së popujve shpejt do t'u bjerë mbi krye.

**Liria e popujve për fashistët do të thotë plaçkitje e popujve në favor të klikës gjakatare, që quhet «hierarke e fashizmit».** Pra «liri e Kosovës» do të thotë për fashizmin grabitje sistematike e Kosovës prej hierarkëve fashistë: Jakomoni, Merlika, Kolë Biba, Ferhat Draga, Iliaz Agushi, Kryezinjtë e të tjerë.

Mustafa Merlika e Jakomoni kanë akaparuar pjesën e majme, dhe këtë e shpjeguam në artikullin e «Zërit të popullit» nr. 7 me titull: «Shoqëria SASTEB». Atje shpjeguam se si shoqëria SASTEB grabit gjithë drithin e Kosovës dhe si i sjell klikës në fjalë mijëra napolona në ditë.

Kolë Bibë Mirakaj (moralist i fashizmit) e bën tregtinë në vend, nuk e ka me të transportuar si SASTEB-i. Ai ka lëshuar njerëzit e tij në Kosovë që me terror po plaçkitin popullin. Ai ka lëshuar të vëllanë e tij, Pashuk Bibë Mirakën, të nipin e tij dhe djalin e tij, Ndoc Bibën, heroin e turpshëm të vrasjeve që do të tregojmë më poshtë. Fashizmi, me anën e katilit Kolë Biba, të cilin e ushqen me «leje transportimi» për qindra kuintalë manifakturë e sende të tjera spekulimi, me anën e Merlikës, Ferhatit e të tjerëve, po mobilizon pjesën më të dobët të kosovarëve në milici, të cilën e përdor si armë vëllavrasëse. Këta mercenarë shqiptarë s'veprojnë vetëm kundër çetave partizane shqiptare, por rrjepin e vrasin dhe në Kosovë brenda. S'mjafton me kaq. Fashizmi me hyzmeqarët e tij po mbjell terrorin këto kohët e fundit në mënyrat më shtazarake, të denja vetëm për fashistët.

Fashizmi dhe Merlika, dakord me Nediçin dhe me Mihajlloviçin, po organizojnë terrorin e bardhë në Kosovë, në atë Kosovë për të cilën lehin dhe thonë se «e çliruan».

Ç'po ngjet në Pejë dhe në vende të tjera të Kosovës? Pse patriotët kosovarë janë çuar në këmbë dhe po mprehin armët kundër okupatorit? Populli i Kosovës është çuar, se fashizmi dhe tradhtarët po e çnderojnë, po e gjakosin. Merlikë tradhtari ka organizuar tri skuadra fashiste me 11 veta çdo skuadër (emrat e 33 vetave që përbëjnë këtë bandë kriminelësh do t'i qarkullojmë më vonë, që drejtësia e popullit të marrë në shënim për ditën që do të qërohen hesapet). Këto tri skuadra kriminelësh udhëhiqen prej një vagabondi të quajtur Basha, federal fashist, dhe prej të birit të moralistit të fashizmit Kolë Bibë Mirakajt, Ndoc Mirakajt. Një proverb francez thotë: «*Tel père tel fils*», që do të thotë si babai dhe i biri. Në këto skuadra fashiste gjenden njerëz të hurit dhe të litarit: kriminelë, kusarë, të degjeneruar, imoralë, si njëfarë Muharrem Mitrovica, i mirënjohur në rrethet më të degjeneruara të Tiranës. Në këto skuadra, përveç sikarëve të Merlikës dhe të Kolë Bibës, ka çuar sikarët e tij edhe Gani Kryeziu, që vepron nën dhjetëshin e Nediçit. Dhe këto tri skuadra kanë hyrë në veprim nën patronazhin e oficerëve fashistë italianë.

Këta heronj të turpit kanë në aktivin e tyre dhjetë qytetarë kosovarë, burra të ndershëm, të cilët i kanë vrarë me një gjakftohtësi prej shtaze.

Me dhjetëra të tjerë kosovarë kanë pësuar torturat më të turpshme, u kanë futur gjilpëra ndër thonj e u

kanë bërë mizori të tjera aq të turpshme saqë s'mund të tregohen. Me kërbaç e me vaj recini kanë rrahur e çnderuar të tjerë kosovarë, për të vetmin faj se s'kanë lejuar të turpërohen prej këtyre të poshtërve, prej këtij llumi të ndyrë të kombit tonë.

Populli ynë thotë një fjalë: «Fshati që digjet s'do kallauz». Kështu edhe personat që formojnë këto skuadra s'duan kallauz për t'i marrë vesh populli, pse këta katila janë sheshit të veshur me këmishën e tyre të zezë dhe nën mbrojtjen e qeverisë fashiste të Merlikës. S'duhet kallauz me i njoftë këta katila, pse vetë udhëheqësi i kësaj bande, vagabondi federal Basha, duke dashur të imitojë gjestin e palaçove të Romës, ditën e 28 tetorit ia prezantoi popullit një nga këta hajdutë që do të përsëritnin palaçollëkun e Duçes dhe do të bënin «la marcia su Tirana»[1]. Por fakti është se patriotët e Kosovës përnjëherësh i demaskuan këta njerëz dhe do të zbatojnë drejtësinë shembullore kundrejt tyre.

Po ju tregojmë më poshtë «heroizmin» e burracakut Ndoc Biba karshi një nëpunësi të ndershëm shqiptar të Pejës, daktilograf në atë prefekturë.

Rrebeshi, që po u turret mbi kokë, i bën larot fashistë të dridhen, dhe burracaku Mirakaj përpara drejtësisë së popullit, që po avitet me hapa gjigantë, po zverdhet. Atëherë ky bir i denjë i babës e gjeti viktimën në personin e një shqiptari të ndershëm, nëpunës i thjeshtë e i pafajshëm në prefekturën e Pejës. Dhe «trimat» e Merlikës e të Gani Kryeziut, Basha dhe

---

1 «La marcia su Tirana» (ital.) — marshimi mbi Tiranë (me ironi), për analogji me «La marcia su Roma», 28 tetor 1922, ditën kur fashistët italianë morën në dorë fuqinë.

Mirakaj, u turrën si bisha në zyrën e të mjerit daktilograf dhe mizorisht shtinë mbi të dhe e gjakosën, duke përdorur si arsye se gjoja daktilografi kishte qitë emrat e katilëve që formonin skuadrën. Përveç plumbave që i dhanë, këta heronj të mesjetës, nëpunësin e mjerë e të gjakosur e goditën për vdekje, e hoqën zvarrë si një qen dhe e çuan në burg, ku i rifilluan torturat e turpshme.

Po i pyesim këta katilë: Kur pretendojnë se luftojnë për një drejtësi, përse përpiqen kaq tepër të fshehin emrat e tyre, pse përpiqen të mos i njohë emrat e tyre populli dhe pse vrasin të mjerin nëpunës, duke e akuzuar se ai i zbuloi popullit listën me emrat e tyre? Kur këta katilë pretendojnë se luftojnë për të mirën e popullit, pse fshihen e kanë kaq shumë frikë nga populli?

Por për katilin dhe gjakpirësin e popullit s'ka pyetje, për ata ka vetëm plumba kresë, dhe shpejt do të vijë dita që do të vlojë plumbi mbi të gjithë tradhtarët.

Populli i Kosovës tashmë e ka kuptuar se ku qëndron drejtësia, ai e ka kuptuar se sa vlen fjala «liri fashiste», ai i ka kuptuar qëllimet e fashizmit dhe të hyzmeqarëve të tij: Merlikëve, Kolë Bibëve, Nediçëve e Mihajlloviçëve. Ai e ka kuptuar se liria e vërtetë fitohet me gjak e me sakrifica, me bashkimin e shëndoshë, me vëllazërimin e plotë dhe me luftën e ashpër kundër fashizmit kriminel, hajdut, robërues, dhe hyzmeqarëve të tij të poshtër.

*Botuar për herë të parë në gazetën «Zëri i popullit», nr. 8-9, nëntor 1942*

*Botohet sipas: Enver Hoxha. Vepra, vëll. 1. Tiranë, 1968*

## ÇETAT PARTIZANE PO VEPROJNË NË QARKUN E GJIROKASTRËS DHE U VIJNË NË NDIHMË POPULLSIVE QË FASHIZMI U KA GRABITUR BUKËN E GOJËS

*Artikull i botuar në gazetën «Zëri i popullit»*

**Nëntor 1942**

Qyteti i vjetër dhe i shumëvuajtur i Gjirokastrës, qyteti i Çerçiz Topullit, i Bajo Topullit, i Koto Hoxhit, po lëngon, si gjithë Shqipëria, nën thundrën e ndyrë të okupatorit. Mjerimi, zia, uria po bëjnë kërdinë në popullin e atij qarku, popull kreshnik e punëtor, popull i thjeshtë e i dashur, popull që tërë jetën ka parë të zezat e ullirit, por i papërkulur kurrë nën vuajtjet e zgjedhës së okupatorëve që e kanë gjakosë e mjerue. Fashizmi i poshtër, pushtuesi i urryer i vendit tonë, qytetit dhe qarkut të Gjirokastrës i bëri dhe po i bën një mijë mizori. Aviacioni fashist në kohën e luftës së Greqisë[1] lëshoi bombat e tij anembanë qytetit,

1 Lufta italo-greke 1940—1941.

anembanë fshatrave, lëshoi bombat e tij mbi fëmijët dhe mbi gratë, ashtu siç e kanë zakon fashistët.

Populli i Gjirokastrës ushqen në zemrën e tij urrejtjen më të madhe kundër armikut tonë të betuar, fashizmit, që muaj me radhë e shtrëngoi të vuante në errësirën, në lagështirën e bodrumeve të Kalasë, në guvat e shpellave të Këcullës e të Përroit të Çullos; populli i qytetit të Çerçizit e të Koto Hoxhit, që s'ka duruar kurrë zgjedhën, është çuar dhe po e godet armikun pa mëshirë. Mali i Gjerë, malet e Kurveleshit, malet e Lunxhërisë, të Zagorisë e të Libohovës po gjëmojnë nga çetat partizane. Kushtrimi i lirisë po depërton ndër kasollet e katundarëve, dhe këta janë çuar me armë në dorë për të fituar lirinë. Statuja e heroit Çerçiz Topulli, si dhe Bajo Topulli nga varri i tij në majë të bregut, po udhëheqin luftën e bijve të tyre, luftën për liri, që po e vazhdojnë me krenari bijtë e Gjirokastrës. Dhe bijtë e Gjirokastrës, të Kurveleshit, të Lunxhërisë, të Zagorisë, si bijtë e Korçës, të Skraparit, të Vlorës, të Durrësit, të Pezës, të Krujës, të Elbasanit, të Shkodrës, të Matit, të Dibrës e të gjithë Shqipërisë po shkojnë përpara nga fitorja në fitore.

Çetat partizane në Gjirokastër ca kohë më parë kanë bërë këto aksione:

Në Kuç: Kanë çarmatosur 50 milicë, duke i këshilluar të kthehen në shtëpitë e tyre dhe të mos bëhen vegla të tradhtisë.

Në rrugën Mavrojer-Poliçan: Një partizan, i cili po shkonte të bashkohej me çetën e tij, hasi me karabinierë italianë, filloi luftën, plagosi njërin prej tyre

dhe të tjerët, siç e kanë zakon fashistët, u tërhoqën të shpartalluar.

Në fshatin Nokovë: Çeta partizane sulmoi depon e të dhjetave, ku fashizmi kishte grumbulluar djersën e popullit (44 kuintalë misër e grurë) dhe, pasi mblodhi gjithë fshatin e mbajti një konferencë, ua ndau të gjithë bereqetin fshatarëve. Çeta u përcoll me brohoritje nga katundarët.

Në Labovë të Zhabës: Depoja e të dhjetave e Labovës u sulmua dhe gruri iu nda popullit.

Në Stegopul: Çeta partizane sulmoi postkomandën e Stegopulit, mori armët dhe karabinierët shqiptarë u bashkuan me partizanët. Prej Stegopuli çeta partizane u hodh në Pogon dhe i ndau popullit tërë të dhjetën e Pogonit.

Ora e fundit: Nga Gjirokastra na lajmërojnë se gjithë Zagoria është në duart e çetave partizane dhe të katundarëve të armatosur. Fashistët po tërhiqen. Lajme më të gjera do t'i japim më vonë me komunikatë.

Milicët mirditas, që janë bij të popullit fukara, dhe që tradhtari i ka mashtruar dhe do t'i hedhë në vëllavrasje, si në fshatra, ashtu edhe në qytetin e Gjirokastrës, u rrethuan nga një atmosferë mbytëse për ta. Milicët mirditas u ngritën, bënë protesta duke bërtitur: «Ja na çoni në shtëpitë tona në Mirditë, ja ne dalim maleve me pushkë për me u bashku me luftëtarët e lirisë». Autoritetet fashiste, të tmerruara, i dërguan në Mirditë.

Djem të Gjirokastrës plakë, djem të atij populli

të shumëvuajtur, FORCONI LUFTËN TUAJ, ASHTU SI U KA HIJE BIJVE TË ÇERÇIZIT E TË SHQIPËRISË! PËRPARA KURDOHERË PËR NGORDHJEN E FASHIZMIT DHE LIRINË E POPULLIT!

*Botuar për herë të parë në gazetën «Zëri i popullit», nr. 8-9, nëntor 1942*

*Botohet i plotë sipas tekstit të gazetës «Zëri i popullit»*

## CELULA ËSHTË SHKOLLË E PARTISË

*Qarkore drejtuar organizatave të Partisë të qarkut të Tiranës*

[Nëntor 1942]

Të dashur shokë,

Në këto momente kaq të rënda, kur Partia jonë udhëheq popullin në luftën më të egër që ka parë njerëzimi, në luftën për jetë ose për vdekje, në këto momente, kur bota mbarë është çuar më këmbë për të mposhtur bishën e tërbuar, fashizmin, që gjakos e orvatet të skllavërojë popujt, me keqardhje vihet re se disa shokë po i shmangen detyrës që u është ngarkuar, e kanë harruar detyrën plot me responsabilitet karshi Partisë dhe popullit tonë. Këta shokë kujtojnë se lufta e sotme fitohet duke i kushtuar punës një orë ose dy orë në javë, këta shokë kujtojnë se e kanë mbushë misionin dhe meritue emrin e lartë të anëtarit të Partisë, duke u mbledhur një herë në javë ose në dy javë në celulë, kurse tërë kohën të lidhin duart e të bëjnë sehir evenimentet që rrokullisen me aq shpejtësi dhe, në këtë mënyrë, të qëndrojnë në bisht të lëvizjes.

Në organizatën tonë të Tiranës[1] nuk ndihet në të gjithë shokët ai hov revolucionar që duhet të frymëzojë gjithë shokët, përkundrazi, në disa prej tyre shihet të mbretërojë plogështia, shpirti mikroborgjez, deri në dezinteresim të plotë për punën që i është ngarkuar, punë, të cilën çdo militant komunist, që e do me shpirt dhe vdes për Partinë, duhet ta kryejë me koshiencë të plotë, me vetëmohim dhe me disiplinën e vetëdijshme që karakterizon komunistët e vërtetë. Raportet e celulave e vërtetojnë haptazi këtë lëshim në punë. **Këto raporte pasqyrojnë në përgjithësi më tepër një neglizhencë nga ana e shokëve sesa një mosditje me punue.** Në mbledhjet e celulave, që duhet të jenë mbledhje ku të rrihen me seriozitet gjithë problemet e vendit tonë, ku të caktohen mënyrat e punimit e të luftimit, ku t'u ngarkohen shokëve detyra, të cilat të kryhen me një precizion matematik, ku të studiohen mënyrat e punimit dhe të organizimit të grupeve edukative, të konferencave të simpatizantëve e të masave të gjera të popullit, atje bisedohen më të shumtat e herës gjëra të kota, gjëra që nuk sjellin asnjë fryt e pa shpirt revolucionar. Në këto mbledhje mbretëron fryma e «shkel e shko», e «ta heqim qafe këtë mbledhje», e «t'i bëjmë raportin komitetit», pa menduar aspak se celula është shkolla e Partisë, se celula është shpirti, jeta e Partisë, mbarëvajtja dhe sigurimi i fito-

1 Që nga krijimi i Partisë deri në muajin prill 1943 shoku Enver Hoxha, krahas detyrës së udhëheqjes së KQ të Përkohshëm të PKSH, kryente edhe funksionin e sekretarit politik të Komitetit Qarkor të PKSH për Tiranën.

res, pa menduar se në celulë rreh pulsi i Partisë dhe triumfi i kauzës së shenjtë për të cilën kanë rënë, po bien dhe do të bien me miliona shokë.

Rrojmë në kohëra kritike, kur masat janë në lëvizje të përhershme, dhe më të shumtat e rasteve të favorshme për të zhvilluar aktivitetin tonë. Mirëpo këto raste shokët as që i shfrytëzojnë. Masat e popullit po neglizhohen, duke gjetur pretekste pa vend e qesharake, jo të përshtatshme për anëtarët e një partie komuniste të tipit Lenin-Stalin, pretekste si jo «s'kam nge», jo «do të vete në zyrë», jo «kam dyqan», jo «më pret familja» e të tilla gjëra.

Ka shokë që as interesohen për grupet e simpatizantëve, as interesohen me formue kuadrot e rinj, por kënaqen me raportue në celula se «unë kam një grup me tre veta», «unë kam një tjetër me katër veta». Shumë herë këto grupe simpatizantësh as që janë mbledhur ndonjëherë, as që është bërë gjë për me i edukue, me i ngritë, me i lartësue. Këto grupe janë vetëm masa simpatizantësh të etshëm për punë e për luftë, por, mjerisht, të lëna pas dore, dhe shokët gjejnë pretekstin e përhershëm «s'kemi ku të mblidhemi».

Çështja ushtarake është lënë krejt pas dore, tamam sikur të ishim në kohën e komunizmit, në kohën e zhdukjes së shoqërisë me klasa, dhe jo sikur jemi në luftën më të egër. Formimi i njësiteve guerile është lënë pas dore, rekrutimi i vullnetarëve e i partizanëve as që përmendet fare. Rinia, gjithashtu, është braktisur dhe shokët e quajnë si një gjë të tepërt të interesohen për këtë punë, sepse, thonë ata, ekziston organizata e Rinisë. «Organizata e Rinisë le të vrasë veten me të

rinjtë», thonë disa shokë, «ne kemi punë të tjera». Për grupet edukative, që u ka dorëzuar Rinia për me i edukue, shokët, në përgjithësi, jo vetëm nuk interesohen, nuk i mbledhin, por edhe i përbuzin, duke i opozuar vullnetit të të rinjve për punë emrin e anëtarit të Partisë dhe duke u thënë «s'kemi nge, se kemi edhe punë të tjera». Është konstatuar se të tillë elementë, që mbajnë edhe emrin e anëtarit të Partisë, janë po ata që jo vetëm s'punojnë, por sabotojnë ndërmarrjet e shokëve dhe direktivat e Partisë.

Puna me gratë është lënë, gjithashtu, në një gjendje të vajtueshme. Shokët kujtojnë se me gratë duhet të punojnë vetëm gratë, sikundër me të rinjtë vetëm rinia, dhe dendur vijnë raporte nga shokët: «Unë kam tri gra simpatizante», «unë kam dy gra», «unë kam pesë çupa», «t'i marrë një shoqe». Përse veprohet në këtë mënyrë? Arsyeja është e thjeshtë: se duan t'i heqin qafe, se s'duan të mundohen, se duan të jenë të lirë të shkojnë në zyrë a në dyqan e të gëzojnë jetën pa kokëçarje; kjo është arsyeja e thjeshtë, aq sa është e thjeshtë edhe direktiva e Partisë se si me punue me gratë.

Për sa u përket teknikës dhe literaturës së Partisë të gjithë shokët thërresin, kërkojnë, kritikojnë: Ku është gazeta? Pse s'del gazeta? Pse s'del revista? S'na mjaftojnë komunikatat, duam libra! Por asnjëherë s'mendojnë, s'vrasin mendjen e të thonë: Këto gazeta, revista e libra, që kërkojmë me kaq autoritet, me kaq të kritikuar, nga bien, nga qiejt, apo bëhen prej shokëve? Të gjithë kërkojnë, po asnjeri s'interesohet për të mjerën teknikë, një nga armët më kryesore të luftës

sonë, asnjeri s'interesohet të gjejë vend ku të shtypet ky material, me gjithë direktivat e pareshtura të Komitetit Qendror për këtë punë me kaq rëndësi. Jo vetëm që s'interesohen për të ndihmuar teknikën, por ka shokë të cilët nuk lejojnë që në shtëpitë e tyre të lihen komunikatat të paktën as për gjysmë ore, derisa të vijë t'i marrë ndonjë shok e t'i shpërndajë në organizatë. Sikundër e shihni, sakrifica është e vogël për një që quhet anëtar partie, por, mjerisht, në organizatë ndodhen anëtarë të tillë që nuk e bëjnë këtë sakrificë.

**Sa për konspiracionin, ai thuajse nuk ekziston fare, tamam, bile edhe më keq, sikur organizata jonë të ishte legale. Çdo gjë, çdo punë që ngarkohet, çdo aksion, çdo lëvizje e marrin vesh edhe gurët e rrugës, dekonspirimi arrin deri në provokacion inkoshient. I ngarkohet ndonjërit një punë, ai do të vejë t'ia tregojë shokut, se nuk e zë gjumi; i tregohet vendbanimi i ndonjë shoku ilegal, ai do të vejë të vërë në korent shokun, se ndryshe i prishet oreksi i bukës; bisedohet ndonjë gjë në celulë, do ta marrë vesh gjithë organizata; kryhet ndonjë aksion, do ta marrë vesh gjithë bota se kush ishin ata që e kryen, dhe kur bie rrebeshi, kur vriten shokët, kur kapen shokët, kur kapet teknika, të gjithë hapin sytë dhe thonë: si u bë? Ku është provokatori? Shokë, jemi ne provokatorët inkoshientë, janë pëshpëritjet tona në mes të njëri-tjetrit, është mosmbajtja e konspiracionit shkaktari i katastrofës.**

Në përgjithësi shokët, për t'iu shmangur çdo responsabiliteti, për t'iu shmangur punës, kanë gjetur arsyetimin: «interesohet qarkori», «e bën qarkori», «shtëpinë e teknikës e gjen qarkori», «punën me të rinjtë

e bën qarkori», «punën me gratë e bën qarkori», «punën e sigurimit e bën qarkori», «komunikatën e nxjerr qarkori», «librat i përkthen qarkori», «manovrat e armikut i demaskon qarkori» dhe, më në fund, «fajin e ka qarkori»!

Shokët e qarkorit janë shokë si ju dhe në kondita ilegaliteti shumë më të vështira se tuajat, shokët e qarkorit mund të bëjnë gabime, por ata shokë që arsyetojnë në mënyrën e sipërme bëjnë gabim të madh që s'punojnë. Çfarë të bëjë qarkori, kur celula e pyet për gjëra si këto: «Kemi gjetur alkool me 16 lekë kilen, a është shtrenjtë apo është lirë?». Shokët që bëjnë këtë pyetje s'mund të venë dot vetë të pyesin se a është shtrenjtë apo lirë, por duhet të vejë të pyesë qarkori! Ç'të bëjë qarkori, kur aktiviteti i një celule prej 6 shokësh brenda dy javëve përmblidhet në raportin e poshtëshënuar, që po jua japim si model inaktiviteti të plotë: «Propozojmë që me rastin e 7 Nëntorit (raporti arriti më 10 nëntor) të mblidhen pako me dhurata për partizanët». «Kapiteni F.A. (aspak i njohur në Komitet) shkon në filan vend».

«Po ju tregojmë emrin e një personi që ka thënë se «tre shokë kanë marrë pjesë në Këshillin Nacionalçlirimtar»».

Të dashur shokë,

Kjo mënyrë punimi duhet të marrë fund sa më parë, këto lëshime në punë duhet të zhduken përgjithmonë. Në gjirin e Partisë sonë nuk mund të tolerojmë

kurrë elementë të tillë, që e quajnë Partinë e Lenin--Stalinit si një koshere të Internacionales së Dytë, që e konsiderojnë atë si një *refugium peccatorum*[1], një vend ku zvarriten të plogëtit, të fjeturit, dallaveraxhinjtë, karrieristët, elementë me shpirt mikroborgjezi, të frikshëm e pa shpirt sakrifice, elementë që kujtojnë se Partia jonë është një republikë shokësh, ku disiplina dhe konspiracioni braktisen.

As i kemi tolerue **dhe as do t'i tolerojmë**; mbi ta vendimet e Partisë do të bien pa mëshirë.

Ju drejtohemi juve, shokë të dashur, shokë që e doni me shpirt Partinë, shokë që jeni gati çdo minutë të bëni fli jetën tuaj për kauzën tonë të shenjtë, ju drejtohemi juve, që ditë dhe natë mendoni e luftoni për triumfin e armëve tona, ju drejtohemi dhe ju themi të keni kurdoherë në mendje e në zemër fjalët e shokut të madh Stalin, prijësit tonë gjenial:

> *«...ta ruajmë si sytë e ballit unitetin e partisë sonë»*[2].

Ta ruajmë Partinë dhe ta bëjmë të fortë, ta bëjmë të denjë për Ndërkombëtaren tonë të Tretë, ta bëjmë të denjë të prijë popullin tonë shumë të vuajtur; dhe e kemi ne në dorë për t'ia mbërritur këtij qëllimi. Është në dorën tonë që puna të kryhet e plotë, që organizimi të jetë i çeliktë, që Partia jonë Komuniste të jetë ashtu si thotë Stalini:

---

1 Latinisht — strehë mëkatarësh.
2 J. V. Stalin. Veprat, vëll. 6, f. 48.

> «...*reparti* pararojë *i klasës punëtore. Partia duhet të grumbullojë në gjirin e saj gjithë elementët më të mirë të klasës punëtore, eksperiencën e tyre, shpirtin e tyre revolucionar, besnikërinë e tyre të pakufishme për kauzën e proletariatit*»[1].

Shokë të vendosur të Partisë, në këto momente kaq kritike çdo lëshim në punë, çdo shmangie, është një thikë në zemrën e Partisë, çdo neglizhencë, çdo mosdisiplinë është një plumb në zemrën e Partisë, është një thikë e një plumb në zemrat tuaja, se ju jeni Partia.

Shokë të vendosur të Partisë, Stalini na mëson:

> «*Partia nuk është vetëm repart* pararojë *i klasës punëtore. Në qoftë se ajo do me të vërtetë të udhëheqë luftën e klasës, ajo duhet të jetë njëkohësisht edhe repart i* organizuar *i klasës së saj. Detyrat e partisë në kondităt e kapitalizmit janë jashtëzakonisht të mëdha dhe të ndryshme. Partia duhet të udhëheqë luftën e proletariatit në kondita jashtëzakonisht të vështira të zhvillimit të brendshëm dhe të jashtëm, ajo duhet ta hedhë proletariatin në ofensivë, kur situata kërkon ofensivë, ajo duhet ta largojë proletariatin nga goditja e një kundërshtari më të fortë, kur situata kërkon tërheqje, ajo duhet të futë në masat milionëshe të punëtorëve të paorganizuar, pa parti, frymën e disipli-*

1 J. V. Stalin. Veprat, vëll. 6, f. 174.

*nës dhe të rregullit në luftë, frymën e organizimit dhe të vendosmërisë. Por partia mund t'i përmbushë këto detyra vetëm në rast se ajo është vetë personifikimi i disiplinës dhe i organizimit, në rast se ajo vetë është një repart i* organizuar *i proletariatit. Pa këto kondita as që mund të bëhet fjalë për një udhëheqje të vërtetë të masave milionëshe të proletariatit nga ana e partisë.*

*Partia është reparti i organizuar i klasës punëtore»*[1].

Nuk na lejohet asnjë minutë, pra, që puna jonë të jetë e dezorganizuar, nuk na lejohet që puna në celulë të braktiset, nuk na lejohet që grupet e simpatizantëve të lihen pas dore pa i mbledhë në rregull, pa i edukue, pa i lartësue, nuk na lejohet me iu shmangë direktivave e me neglizhue punën në çfarëdo sektori.

Shokë të vendosur të Partisë, nuk ju permetohet asnjë minutë që masat e gjera të popullit të qëndrojnë të mënjanuara, nuk ju lejohet që grumbullimet e popullit, punëtorët, katundarët, të lihen pas dore, nuk na lejohet të ngjasë më si ngjau ditën kur armiku na vari shokun Shyqyri Ishmi, që u lanë masat e katundarëve t'u shpjegohej prej spiunëve e milicëve se ai i varuri ishte «një komunist i poshtër, katil që prish familjen, fenë» e të tjera poshtërsi të tilla.

Shokë të vendosur të Partisë, ruajeni materialin e Partisë, këndojeni dhe shpërndajeni! Gazetat e trak-

---

1 J. V. Stalin. Veprat, vëll. 6, f. 177-178.

tet tona, buletinet e fletët e Partisë të venë deri në kasollen më të vetmuar, zëri i drejtësisë e i kushtrimit të mos lërë vesh e zemër pa prekur.

**Shokë të vendosur të Partisë, shokë që jeni gati çdo orë për të derdhur gjakun tuaj si ushtarë të vërtetë të Stalinit, shtrëngoni radhët tuaja, ruajeni Partinë dhe shokët, jini syvigjilentë për çështjen e Partisë dhe të pamëshirshëm ndaj armiqve e tradhtarëve, mbani në kulm konspiracionin, se puna dhe lufta jonë s'është shesh muhabetesh e mburrjesh, por është një betejë e tmerrshme kundër një armiku të egër, asnjë mëshirë për provokatorët, të plogëtit, frikacakët, karrieristët e të tjerë elementë oportunistë, që kërkojnë me një mijë mënyra të prishin e të pengojnë punën brenda në Parti.**

Të dashur shokë, Partia ka besim te ju, se atje është forca e saj, ka besim dhe është e sigurt se do t'i përvisheni punës me zell, me disiplinë e me vetëmohim dhe se, në këtë mënyrë, Partia jonë do ta udhëheqë me siguri popullin tonë drejt fitores së sigurt.

Të fala shoqërore

Për Komitetin Qarkor
të Tiranës

*Malo*

*Botuar për herë të parë në: Enver Hoxha. Vepra, vëll. 1. Tiranë, 1968*

*Botohet sipas origjinalit që gjendet në Arkivin Qendror të Partisë*

## SEKRETET E QEVERISË FASHISTE TË MUSTAFA MERLIKËS, QË, PAS NGORDHJES SË FASHIZMIT «DO TË SHPËTOJË» SHQIPËRINË, RANË NË DUART TONA DHE PO I BOTOJMË

*Artikull i botuar në gazetën «Zëri i popullit»*

**Dhjetor 1942**

Në konferencën e tij, të mbajtur më 22 nëntor, tradhtari Mustafa Merlika u përpoq të gënjejë popullin shqiptar me demagogjinë e tij të ndyrë. Për së shpejti popullit tonë do t'ia bëjmë të qarta qëllimet e konferencës së tradhtarit, për t'i hequr maskën këtij spiuni të fashizmit, që leh si një zagar për «nacionalizëm», për «atdhe dhe për popull» dhe që në konferencën e parafundit të tij na fliste me aq krenari për ideologjinë fashiste, për suazën fashiste, kurse tani na i përmend rrallëherë këta terma liktorianë, që kanë marrë rrugën e greminës, nga ku nuk do të ngrihen më kurrë. Më vonë do t'ju sqarojmë mbi të gjitha qëllimet dhe përmbajtjen e konferencës së tradhtarit. Tani do të kufizohemi vetëm në disa sekrete të qeverisë mbretërore të tradhtarit, që na ranë në dorë.

Në konferencën e tij tradhtari tha pikërisht kështu: *«Të gjithë duhet të kemi besimin më të verbët në fi-*

*timet e atyne armëve që do t'i sigurojnë kombit tonë, para çdo gjaje e mbi çdo gja, ekzistencën e njisinë e tij etnike. Por njerëzit përgjegjës për fatin e tij, pa ju tronditun aspak ky besim, e kanë për detyrë të shenjtë me mendue edhe të kundërtën e me marrë ato masa që imponon rasa. Dhe qeveria mbretnore i ka mendue... por lypset gjithëkush ta kuptojë se natyra e këtyne masave asht tepër delikate për të pasë të drejtë me i dijtun çdo qytetar. Në atë vogëlsinë e vet edhe shteti shqiptar duhet të ketë sekretet e veta e shtatmadhorinë e vet. Kjo shtatmadhori asht qeveria mbretnore».*

Këto sekrete, pra, janë ato që na ranë në dorë, dhe ne, në kundërshtim me tradhtarin, i japim të drejtë çdo qytetari t'i mësojë dhe t'i gjykojë. Por më parë se ta vëmë në korent publikun për këto sekrete, duhet t'i themi se qëllimet e tradhtarit në konferencë janë një gjë dhe natyra e sekreteve është një tjetër. Qëllimet e tradhtarit të gjithë i dinë, dhe këto mund të përmblidhen kështu: tradhtari, vegla e ndyrë e fashizmit, përpiqet të përçajë popullin dhe lëvizjen e popullit tonë, që po bëhet kërcënuese për armikun, për tradhtarin dhe për tradhtarët. Por ai mundohet ta shuajë këtë lëvizje dhe ta shpëtojë fashizmin nga goditjet e forta të popullit tonë. Ta goditë me sëpatat e liktorit lëvizjen tonë popullore, që buçet si vullkan, ai s'mund, se sëpatës së liktorit i është thyer bishti, duke pritur që për së shpejti t'i thyhet dhe koka. Ta goditë popullin tonë, që po hidhet në kryengritje, me fjalë boshe, si fashizëm, suazë, Duçe dhe alalara, s'mund, sepse s'e dëgjon njeri. Le që populli s'i ka ngrënë kurrë këto gjellë, por edhe shokët e tradhtarit, nga frika e së nesërmes, e një

së nesërmeje të sigurt për popullin, po japin dorëheqjen e po përpiqen të fshehin gjurmët e tyre të përgjakura. Vapori po mbytet dhe minjtë kërkojnë të shpëtojnë.

Atëherë i duhet gjetur një ilaç sëmundjes, si thotë vetë tradhtari në fjalimin e tij, dhe ilaçin po na e servir me recetën e poshtme, por asnjeri s'e pi. Ja receta:

«Popull shqiptar, mos u ço, mos lëviz, unë ju kam pëshpëritë vesh më vesh me anë të kolonës së pestë temën se Merlika është nacionalist, se Djevat Kortcha është nacionalist, se Qazim Mulleti është nacionalist, se Jakomoni është ultranacionalist shqiptar dhe se tani, jua them haptazi (le të ketë edhe italianë në këtë mbledhje), unë s'flas më për fashizëm, për suazë, për liktor, por për popullin shqiptar, për nacionalizmin shqiptar dhe, si diplomat i shkollës së Jakomonit që jam, po ju bëj një skicë: në qoftë se humbet Boshti, Shqipëri s'ka, për arsye se do ta marrin Jugosllavia dhe Greqia, se Çërçilli, për të ndaluar përhapjen e pansllavizmit, të përfaqësuar nga Stalini, do të përkrahë shovinistët sllavë të Serbisë, dhe pansllavizmi rus, për të ndaluar hovin e inglizit, do të përkrahë sllavizmin serb». (Kur e mbaroi këtë profeci, diplomati i shkollës së Jakomonit, tradhtari, këqyri dëgjuesit dhe u përpoq të këndojë në sytë e tyre përshtypjen që u bëri ky parashikim. Atëherë në mikrofon u dëgjua zëri i tradhtarit të kërkonte një gotë ujë për ta gëlltitur këtë parashikim, se jo vetëm dëgjuesit që s'e gëlltitën, por edhe ai vetë, si duket, s'e shkonte dot.) Me një fjalë *portavoce*[1] i Jakomonit, tradhtari, donte të thoshte se unë, i vetëquaj-

1 Italisht — zëdhënës.

turi nacionalist, jam kryetar i kësaj qeverie. Ju kini besim, se si do të rrokullisen këto punë i di qeveria dhe ju, me nder, mos... flitni dhe mos lëvizni. Dhe për t'i mbështjellë këto thënie me një cipë misterioze, tradhtari foli për disa plane sekrete të së famshmes shtatmadhori të tij, të cilat i zbuluam dhe po jua tregojmë.

Këto dokumente mbajnë në fund firmën e njëfarë admirali Caf Meteliku, «revolucionar dhe antifashist i tërbuar». Na lënë të dyshojmë se këto dokumente janë të Mustafa Merlikës për arsyet e mëposhtme:

1. Së pari, këto u tërhoqën nga kasaforta e shtatmadhorisë mbretërore të Mustafa tradhtarit.

2. Dhe, sa për emrin Caf Meteliku, bashkë me titullin admiral, na i jep shpjegimet konferenca e tradhtarit që mbajti më 22 nëntor. Në këtë konferencë ai tha se është me origjinë katundare, dhe katundarët, pra, emrin Caf e kanë për shkurtim të emrit Mustafa. Sa për llagapin Meteliku, mos kujtoni se ka lidhje me fjalën pare, jo, se Merlika as ka vjedhur as vjedh, estagfërëllah, por përsëri ky emër ka origjinë katundare, pse katundarët janë raja e xhahila, si thotë tradhtari, dhe natyrisht s'dinë të këndojnë dhe, gabimisht, ata, fjalën Merlikë e shqiptojnë Metelik.

Prandaj askush s'duhet të dyshojë për autenticitetin e këtyre sekreteve. Përveç firmës Caf Meteliku, admiral, shohim dhe emra të tjerë në këto dokumente si Xhevat Korça, Hilmi Leku, ose me një variant Hilmi Lekaxhiu, Qazim Koculi e të tjerë Xim Mulletër, dhe mbi të gjithë këta emra shkëlqen emri i njëfarë Françesko Jakomoni, «proletar» i San Savinos. Midis sekreteve të tjera, që gjenden në këto dokumente, gjej-

më sekretin më të madh, të cilin e zinte me gojë kryeministri Mustafa Kruja. Dhe këtë sekret, i cili do të shërbejë, sipas thënies së Mustafa Krujës, për të shpëtuar kombin shqiptar (këndo: për të shpëtuar kokën e tradhtarit dhe të tradhtarëve) po jua riprodhojmë tekstualisht:

Kur të shihet, dhe dita është e afërme, se fashizmit italian po i këndohet *de profundis*[1] (për ata që s'e marrin vesh llatinçen, po ua themi arabçe: «kuluvallahu»), atëherë përnjëherësh dhe pa humbur rast shtatmadhoria, me Caf Metelikun admiral në krye, të kapë radiostacionin e Algjerit, pardon, radiostacionin e Tiranës, dhe t'i drejtohet botës së qytetëruar, ushtrive glorioze bolshevike, angleze dhe amerikane dhe t'u thotë qëllimet për të shkuarën e shtatmadhorisë: *«A tout seigneur tout honneur»*[2]. Admiral Caf Meteliku duhet të flasë i pari nga radiostacioni dhe ai do të thotë:

«Unë, admiral Caf Meteliku, me origjinë fshatare dhe me shpirt revolucionari të kulluar, antifashist deri në vdekje, po u çoj popujve çlirues përshëndetjet dhe besnikërinë time. Tërë jetën ia kam kushtuar kësaj dite të lumtur, zhdukjes nga faqja e dheut të fashizmit të urryer. Gjithë jeta ime ka qenë një jetë plot sakrifica dhe vuajtje; xhepat e mi kanë qenë kurdoherë të thatë, por në zemrën time vlonte mëria, urrejtja dhe lufta kundër gjakpirësve fashistë, Musolinit, Hitlerit dhe njëfarë Mustafa Merlikë Krujës, kryexhelat i popullit to-

1 Latinisht — lutje që u këndohet të vdekurve.

2 Frëngjisht, proverb — çdonjërit duhet t'i jepet ajo që meriton, sipas shkallës, sipas dinjitetit.

në. Ky Mustafa Merlikë Kruja, tradhtar dhe spiun i OVRA-s fashiste, s'la gjë pa bërë në kurriz të popullit tonë, ai vrau, vari, rropi deri në palcë popullin shqiptar, ai e hodhi popullin tonë në vëllavrasje, ai e plaçkiti për hesap të klikës, ai mbushi burgjet e Italisë me djem, burra, gra e pleq shqiptarë, se këta luftonin për çlirimin e popullit tonë. Por vullneti im dhe i popullit shqiptar triumfuan, fashizmi u mposht, dhe Mustafa Merlika Kruja s'di ku të fshihet, se po e ndjek drejtësia e popullit këmba-këmbës dhe s'ka shpëtim. Po shfaq besnikërinë time karshi aleatëve dhe, si shenjë devocioni, emrin e Portit të Sarandës, që fashistët e pagëzuan me emrin Porto Edda, unë po e ripagëzoj që tani me emrin «Sarandë». Rroftë Stalini, Çërçilli dhe Ruzvelti!». Pas admiralit, Caf Metelikut, do të marrë fjalën «revolucionari» Xhevat Korça, i cili thotë tekstualisht:

«Sa i gëzuar jam që shpëtuam nga thundra e ndyrë e fashizmit! Më në fund erdhi dita e lumnueshme që të ribotoj përkthimin që i kam bërë shumë vjet më parë, në mërgim, librit të famshëm mbi bolshevikët, «Dhjetë ditë që tronditën botën»[1]. Kjo është prova e përpjekjeve të mia në fushën e veprimeve revolucionare, këtë luftë e kam vazhduar me tërbim edhe nën regjimin fashist, dhe kam luftuar me mish e me shpirt njëfarë Djevat Kortcha, laro fashist dhe ministër i Arsimit i qeverisë së tradhtarit me xhufkë Mustafa Kruja. Ky Djevat Kortcha s'la gjë pa bërë për të italianizuar deri edhe emrin e tij, shkollat shqipe, dhe për të futur kulturën fashiste ndër shkolla; ky i poshtër u përpoq

---

1 Libër i shkrimtarit komunist amerikan Xhon Rid.

që mësuesit, profesorët, t'i bënte spiunë të OVRA-s, ky mbushi burgjet me djem të rinj, por djalëria shqiptare e mbajti kryet lart, derdhi gjak dhe sot, që arriti qëllimet e saj të shohë Shqipërinë të lirë, ajo po ndjek këmba-këmbës atë farë spiuni Djevat Kortcha, për të cilin, si thotë populli, vrimë e miut kushton pesëqind grosh. Sa për spiunët e tjerë, — vazhdon të flasë «revolucionari» Djevat Kortcha, — si Xim Mulletërit, Hilmi Lekaxhinjtë, Qazim Koculët dhe të tjerë Toçër, ata i ka kapur turma e popullit dhe u jep dënimin që meritojnë si njerëz që çnderonin familjet dhe banesat e atdhetarëve për të kapur vullnetarët e lirisë, si njerëz që çonin në litar djemtë e popullit, si njerëz që spekulonin me bukën dhe djersën e popullit. Shyqyr që shpëtuam nga këta njerëz të ligj. Vuajtëm shumë, por më në fund fituam.

Po i çoj përshëndetjen time ushtrisë glorioze bolshevike, që po me atë heroizëm që mposhti carizmin dhe vendosi sovjetët (për të cilët flet libri që kam përkthyer kur isha në mërgim), me atë heroizëm, dhe ca më të shkëlqyer, shtypi kuçedrën fashiste, dhe bashkohem me admiralin Caf Meteliku dhe si shenjë devocioni emrin e Kuçovës, që fashistët e pagëzuan «Borgo C. Ciano», unë, përkthyesi i librit «Dhjetë ditë që tronditën botën», e pagëzoj «Revolucioni i Tetorit».

Rroftë Stalini, Çërçilli e Ruzvelti!».

Këto janë sekretet e shtatmadhorisë që quhet qeveria fashiste e Merlikës dhe që tradhtari bëri aluzion në konferencën e tij më 22 nëntor.

Në gjuhën e popullit kësaj manovre politike i thonë të përgatitesh të ndërrosh këmishë ose lëkurë, po

mos kujtoni se të shiturit dalin në treg dhe u besojnë qind për qind të tilla llogarive; jo, ata e dinë fare mirë se me përmbysjen e fashizmit i pret e zeza. Këto manovra i përdorin vetëm tani e për të vetmen arsye që të shuajnë lëvizjen dhe të zgjatin edhe ca jetën e tyre. Por askush s'i lë, vdekja po u troket te dera tradhtarëve, dhe fitorja e popullit është e afërt.

*Botuar për herë të parë në gazetën «Zëri i popullit», nr. 10, dhjetor 1942*

*Botohet sipas: Enver Hoxha. Vepra, vëll. 1. Tiranë, 1968*

# 1943

*Artikull i botuar në gazetën «Zëri i popullit»*

Janar 1943

Duke aguar viti i ri, ky vit që na jep mjaft të shpresojmë në kurorëzimin e përpjekjeve të popullit shqiptar me fitoren e plotë të lirisë, «Zëri i popullit», organi që ka prova të besojë se përfaqëson si duhet shpirtin luftarako-çlirimtar të këtij populli, duke u uruar gjithë shqiptarëve faqebardhë gëzim e nder në vatrat e tyre familjare e, mbi të gjitha, realizimin e dëshirës së madhe të përbashkët, për të cilën zemrat e tyre rrahin natë e ditë, kërkon:

— Të drejtojmë, të bashkuar, kështu siç jemi, tej e përtej, të mëdhenj e të vegjël, burra dhe gra, katundarë e qytetarë, intelektualë dhe punëtorë, pa asnjë lloj dallimi, mendimin tonë të devotshëm ndaj bijve të popullit, që ranë burrërisht në sheshin e luftës për çlirimin kundër okupatorit fashist, dhe të betohemi përpara kujtimit të tyre se lufta që ata lanë në mes vazhdon e do të vazhdohet prej mbarë popullit shqiptar derisa këmbë armiku dhe tradhtari të mos mbetet në tokën shqiptare, derisa mbi këtë tokë të ndritë i madh e i shkëlqyer dielli i lirisë.

— Të hidhemi edhe një herë të vendosur, më të bashkuar dhe më me besim të patundur në fitore, në luftën kundër invaduesit, në këtë luftë të shenjtë, që është e përbashkët me luftën e popujve të tjerë të shtypur nga fashizmi dhe me atë të aleatëve tanë të mëdhenj, Bashkimit Sovjetik, Anglisë, Amerikës.

— Të zgjerojmë dhe të përgjithësojmë sa më shumë e me të gjitha fuqitë tona ndihmën tonë të pakursyer për çetat tona partizane dhe vullnetare, luftëtare për liri dhe tmerri më i madh i armikut në tokën shqiptare.

— Të brohorasim me zemrat e kulluara, me shpirtrat e ndezura me urrejtje për okupatorin dhe me bindjen e plotë në shembjen e shpejtë të barbarit dhe në fitoren e madhe që na pret:

VDEKJE FASHIZMIT INVADUES!

VDEKJE TRADHTARËVE TË POPULLIT!

RROFTË SHQIPËRIA E LIRË DEMOKRATIKE!

RROFTË LUFTA JONË NACIONALÇLIRIMTARE!

RROFSHIN ÇETAT TONA PARTIZANE E VULLNETARE!

RROFSHIN ALEATËT TANË TË MËDHENJ!

*Botuar për herë të parë në gazetën «Zëri i popullit», nr. 11-12, janar 1943*

*Botohet sipas: Enver Hoxha. Vepra, vëll. 1. Tiranë, 1968*

## KËSHTU LUFTON POPULLI SHQIPTAR

**(Shteg më shteg me çetat partizane e vullnetare, që luftojnë me tërbim okupatorin fashist)**

*Artikull i botuar në gazetën «Zëri i popullit»*

**Janar 1943**

Malet dhe fshatrat e Shqipërisë shohin të përsëritet historia, shohin të përsëriten përpjekjet e patriotëve tanë të Rilindjes, shohin djem e pleq me pushkën krahut, shohin ushtarët e popullit, të bashkuar në çeta e të frymëzuar me idealin e lirisë, të godasin armikun e urryer të vendit tonë, fashizmin gjakatar. Dhe kasollet çelen, dhe fshatrat e Shqipërisë i presin ushtarët e popullit, bijtë e tyre, me krahë hapur, fshatarët e Shqipërisë bashkohen me çetat partizane dhe vullnetare, ata rrokin armët e fshehura për të mbrojtur atdheun, bukën, nderin, për të fituar lirinë. Çetat partizane dhe vullnetare, që janë ushtria e popullit tonë, s'lënë fshat pa shkelur dhe, kudo që shkojnë, armiku thyhet, çarmatoset, katundarëve u ndahet bereqeti, të cilin ua rrëmbyen fashizmi dhe tradhtarët; dita-ditës ushtria e popullit po shtohet, radhët e saj po mbushen me punë-

torë, katundarë, mësues, studentë e të tjerë patriotë shqiptarë. Atje ku shkelin çetat, atje shkon fjala e lirisë, atje entuziazmi për të luftuar është i madh.

Ja se si e pret populli ushtrinë e vet, që depërton në çdo vend, në çdo shteg me pushkë në krah dhe me flamurin e lirisë përpara. Këto ndodhi, që takohen në çdo vend prej ushtarëve të popullit, janë aq të shumta, saqë vendi këtu nuk na lejon me i shkrue të gjitha, por po zgjedhim disa prej këtyre, të cilat tregojnë entuziazmin e madh të popullit tonë për me luftue armikun e urryer, që na ka robëruar atdheun.

Çeta partizane e Martaneshit po përgatitet me shkue në aksion. Partizanët po përgatiten duke kënduar, ata po fshijnë armët, rregullojnë fishekët dhe copën e bukës në trastat e tyre. Të gjitha fytyrat janë të qeshura, vetëm fytyra e Mustafës, partizanit të vogël pesëmbëdhjetëvjeçar, ushtari më i vogël i ushtrisë së popullit, është e trishtuar dhe sytë e tij janë të kuq. Ai po qan në një kënd të kasolles, se komandanti i çetës i ka dhënë urdhër që të qëndrojë, se udhëtimi do të jetë i vështirë për trupin e tij të njomë. Mustafa digjet zjarr, ai do të luftojë, ai i është lutur komandantit, ai u është lutur shokëve, por ata i flasin se është disiplina e tillë. Kur çeta niset, ai del te dera e kasolles dhe, me sy të përlotur, shikon shokët e tij të luftës që largohen dhe mallkon veten pse është pesëmbëdhjetëvjeçar.

Çeta partizane kalon përmes fshatrave për me arritë në vendin e aksionit. Në fshatin S. janë mbledhur katundarët, dhe një nga shokët e çetës u flet katundarëve përse kanë dalë të luftojnë, u flet për luftën e shenjtë për çlirimin e atdheut dhe u tregon se dita ka

arritë me marrë armët e me luftue fashizmin zaptues. Nga rrethi i katundarëve ngrihet britma çliruese dhe nga radhët e tyre shkëputet një djalë i ri njëzetepesëvjeçar, ai drejtohet drejt komandantit të çetës dhe i thotë: «Po shkruhem edhe unë në ushtrinë e popullit dhe dua të vdes për lirinë e atdheut». Dhe me vrap shkon e rrëmben pushkën. Fshatarët e tjerë shkojnë e marrin bukë dhe ua ndajnë partizanëve; afër një kasolleje të mjeruar një plakë ndalon një partizan dhe i thotë: «Prit, biri im, të të jap ca bukë, dhe zoti ju dhëntë jetë të gjatë, se pa ju armiku do të na e kishte grabitë misrin». Dhe pasi hyn në kasolle, ajo del me bukë dhe me ca ullinj. Partizani merr bukën, përqafon mëmën dhe shkon, por, kur kthen rrugën, dëgjon ta thërresin. Është plaka katundare me një lugë gjalpë për t'i lyer bukën partizanit. O populli ynë i dashur, përpara kaq bujarie, zemra e ushtrisë së popullit bëhet mal, dhe ajo shkon në luftë duke kënduar për të çliruar atdheun dhe popullin shqiptar.

Duke kënduar shkojnë në luftë çetat partizane në Gjirokastër. Ato kalojnë në Sopot dhe atje çobenjtë i presin me gëzim në stanet e tyre heronjtë antifashistë, i presin me krahë hapur partizanët, sepse këta janë luftëtarët e vërtetë të idealit të lirisë, që çobenjtë e maleve po e gëzojnë ndër gërxhe e në shkëmbinj, ku armikut s'ia mban të vërë këmbë. Çeta partizane e Kurveleshit kalon përmes një fshati të Labërisë, ku ishin mbledhur delegatë të shumë fshatrave të këtij qarku, që trimërinë e ka traditë, për të dëgjuar konferencën që do të mbante komisari politik i çetës. Në mes të këtyre fshatarëve të grumbulluar, që dëgjonin në heshtje fjalët e

drejta që dilnin nga goja e luftëtarit të çetës, ndodhej edhe një plak i thinjur, por me sy shqiponje, sigurisht shok i atyre trimave të popullit që u këndon këngë Labëria. Komisari politik i çetës, që fliste, kishte në festen e tij shenjën e partizanëve: flamurin e kuq me shkabën dykrenare dhe yllin e kuq. Pasi mbaroi konferenca, plaku u shkëput nga turma dhe përqafoi luftëtarin, duke i thënë: «Or biri im, s'dua të di si të quajnë, por vetëm them një gjë, se Shqipëria është vendi i Çerçizëve e i Selamëve dhe, duke pasur të tillë bij, ajo di të çlirohet nga qeni që na ka shkelur. Më lër të ta puth dhe të ta kërkoj atë shenjën që ke në kësulë».

Komisari politik me gëzim e heq shenjën e partizanit dhe ia dhuron plakut tetëdhjetëvjeçar, i cili e puth dhe e fut në sharkë.

Para se të hyjë në fshatin e tij, plaku tetëdhjetëvjeçar ulet rrëzë një gardhi, qit shenjën që i ka dhuruar luftëtari i ri, e qep në qylafin e tij të bardhë, dhe krenar hyn në fshat, t'u thotë fshatarëve ç'kishte dëgjuar nga djemuria.

Çetat partizane të Gjirokastrës hapën njëra pas tjetrës depot e të dhjetave dhe ua ndanë fshatarëve; njëkohësisht gjithë postat e milicisë, që agjenti i Merlikës, Tahir Kolgjini, kishte vendosur për të shtypur popullin, me bisht ndër shalë u kthyen në qendër, se në mal u binte erë barut.

Fshatrat e atij qarku s'shihnin të lëviznin ndër malet e tyre veçse partizanë. Një mëngjes fshatarët e Libohovës shikojnë të vijnë një tufë njerëzish civilë të armatosur. «Sigurisht, thanë, janë partizanët, që vijnë t'u vënë dërmën qeveritarëve dhe të na ndajnë

grurin», dhe, pa humbur kohë, fshatarët, me thasë ndër duar, dolën të pritnin partizanët. Kur u afruan afër, fshatarët çuan grushtet dhe bërtitën: «Vdekje Fashizmit!». Mirëpo në vend të buzëqeshjes së zakonshme dhe «Liri Popullit!», që del nga goja e ushtarëve të popullit, një e shame e ndyrë doli nga goja e civilëve të armatosur. Këta s'ishin partizanë, por ishin Merqez Aliu, një i degjeneruar dhe i ndyrë, me milicët bashibozukë të Mustafa tradhtarit, ishin hajdutët e rekrutuar nga armiku për të shuar lëvizjen e popullit tonë. Populli i krahinës së Gjirokastrës thotë me plot gojën: «Shpëtuam nga kusarët, se i ka veshur prefekti milicë dhe i mban në qytet».

Çeta partizane e Vlorës shkon për aksion. Në rrugë takon një bari që ruan dhitë, i cili i thërret: «Hej partizanë, ku po shkoni? Pritni nja dy dakika, se kam një fjalë». Çeta ndalet, dhe çobani i thotë komandantit: «E di që shkoni të digjni depot e armikut, por të lutem më merr edhe mua me vete, pa dhitë i çoj në shtëpi». Komandanti i thotë se me gjithë qejf do ta merrnin, por s'kishin kohë me pritë sa të çonte dhitë në kasolle, se duheshin me u gjendë në orën e caktuar në vendin e aksionit. Çeta ndahet me bariun me «Vdekje Fashizmit!», «Liri Popullit!».

S'kishte shkuar gjysmë ore rrugë, çeta shikon me çudi të dalë përpara bariu i dhive me pushkën në sup. Ai me vrap kishte çuar dhitë në kasolle dhe si era arriti çetën partizane dhe u bashkua me të për të luftuar zaptuesin.

Çeta heroike e Skraparit, para se të fillonte ope-

racionin, të cilin e kreu me sukses duke thyer 1 500 milicë të Merlikës, gjendej në vendin Th. Komisari politik i çetës shikon të vijë pa frymë një katundar, të cilit i kullonte djersa si lumë. Komisari politik e pret krahëhapur dhe e pyet se ç'ka. Katundari i thotë: «Shokë, jeni të rrethuar prej armikut», dhe i tregon pozitat e milicëve. Komisari e përqafon katundarin dhe e pyet se ç'ka vendosur të bëjë, a do të kthehet në katund, apo do të shkojë me çetën. Përgjigjja ishte e thjeshtë: «Po vij me ju». Kur çeta partizane doli nga rrethimi dhe i shpartalloi milicët, katundari, që luftoi si luan, i afrohet komisarit politik, e zë për qafe dhe i thotë: «Një lutje, shok, më shkruaj dhe mua në Partinë Komuniste të Shqipërisë».

Çetat partizane të Korçës kanë spastruar gjithë postat e karabinierisë dhe të milicisë nga malet e Oparit, Devollit, Kolonjës, Mokrës etj. Atje gjëmon hapi çlirues i partizanëve.

Në Çezmën e Mokrës çeta partizane lufton me armikun e thyer dhe çliron fshatin, mirëpo një plak nga fshati plagoset. Komandanti i çetës shkon dhe përqafon plakun, i cili i thotë: «Jam i gëzuar, djalë, ditët e mia vafshin në ditët e partizanëve!». Kur u ndanë, plaku përshëndet komandantin me këto fjalë: «Vdektë Duçja në një ferrë!».

Çeta partizane e Devollit, pasi shpartalloi karabinierët, i vuri zjarrin një poste të karabinierisë. Në postë ndodhej dhe një ushtar italian, të cilit iu fal jeta dhe i cili, para se të largohej, i thotë komandantit në gjuhën italishte: «Kamerata, më lejoni të marr një fo-

tografi të postës që po digjet, se kam qejf kur digjen zyrat dhe aktet e pushtetit fashist, që na ka robëruar ju dhe ne».

Në një fshat të Devollit, rreth vatrës së një katundari të varfër, partizanët po thajnë rrobat e qullura prej shiut. Përnjëherësh hapet dera, hyn një plak, i cili ngre grushtin dhe bërtet: «Vdekje të sëmurit!». Është nga ata pleqtë e vjetër, që ka parë çetat heroike të Rilindjes, të cilat luftonin kundër «të sëmurit të Bosforit»[1]. Tani ai sheh të përsëritet historia, dhe zaptuesi i vendit tonë po jep shpirt, kështu që plaku i moçëm lidh të shkuarën me të tanishmen. Partizanët i bëjnë vend plakut, i cili është i lodhur se vjen nga Korça. Partizanët e pyesin se ç'kishte ndonjë të re nga qyteti. Plaku, duke thithur cigaren, me kënaqësi thotë: «E dogjën!». «Kë dogjën?» — pyesin me habi partizanët. «Dogjën, he, si i thonë, atë viranen... atë të poshtrën... he mor djall, atë që s'na jep kripë». Partizanët qeshin pse viranja është zyra e fashios së Korçës, që u dogj prej partizanëve. Gëzimi i popullit ishte i madh kur njësiti gueril partizan i vuri zjarrin fashios së qytetit. Në çdo vend s'flitej, veçse për guximin dhe vendosmërinë e partizanëve.

Në një shtëpi po bëjnë muhabet mysafirët. E zonja e shtëpisë sjell ca prush dhe e hedh në mangall. Mirëpo një thëngjill bie përtokë, në qilim. I zoti i shtëpisë s'e lë rastin të shkojë kot dhe, duke ngritur

---

1 Kështu quhej Perandoria Otomane në fund të shekullit XIX.

thëngjillin thotë: «Grua, ç'po bën kështu, mos kërkon ta marrësh shtëpinë tonë për zyrë të fashios?».

Në Kreshovën e Mokrës çeta partizane hyn triumfalisht, fshatarët kanë dalë që të gjithë në sheshin e fshatit të presin ushtrinë e popullit. Në mes të fshatarëve qëndron një plak i moçëm, i cili, në duart e tij të dridhura, mban një flamur të vjetër.

Komandanti u flet fshatarëve, u shpjegon mizoritë që heq populli shqiptar nga zaptuesi fashist. Në mbarim të fjalimit plaku fshatar me flamur afrohet dhe i thotë komandantit: «Merreni këtë flamur, se e meritoni, është flamuri tridhjetëvjeçar, është flamuri i çetave të vjetra shqiptare. E mbaja në sënduqin tim, sot erdhi dita ta nxjerr dhe t'ua dorëzoj bijve tanë heroikë». Komandanti rroku flamurin, e puthi, dhe i tha plakut: «Dhuratën e shenjtë që na dhe do ta mbajmë kurdoherë të papërkulshme, flamuri i çetave kreshnike të Spiro Bellkamenit e Mihal Gramenos është në duar të sigurta. Mbi atë fushën e kuqe, ku janë shkruar fitoret e prindërve tanë, ne, bijtë e tyre, do ta shkruajmë me gjakun tonë dëshirën e përjetshme të popullit tonë, çlirimin e vërtetë të Shqipërisë».

*Malo*

*Botuar për herë të parë në gazetën «Zëri i popullit», nr. 11-12, janar 1943*

*Botohet sipas: Enver Hoxha. Vepra, vëll. 1 Tiranë, 1968*

## PAK FJALË PËR DISA SHËRBËTORË TË FASHIZMIT: GRUPI I «ZJARRIT»[1]

*Artikull i botuar në gazetën «Zëri i popullit»*

**Janar 1943**

Nuk na premton as koha, as vendi të shkruajmë një artikull të gjatë e të polemizojmë me ata elementë të Grupit të «Zjarrit», shërbëtorë dhe rrogëtarë të fashizmit e të Mustafa Krujës. Do të mjaftojnë këto radhë për t'ia bërë të njohur popullit këta krimba të ndyrë, spiunë të fashizmit, që përpiqen me çdo mënyrë, deri në provokacion, me sabotue Luftën Nacionalçlirimtare që po bën populli ynë kundër zaptuesit fashist.

Këto ditët e fundit na ra në dorë një fletë e tyre, e shtypur me daktilografi dhe e ndarë në pak copë. Në këtë fletë këta njerëz po na flasin për «revolu-

---

1 Pas krijimit të PKSH Grupi i «Zjarrit» vazhdoi punën e vet armiqësore për të shkatërruar Partinë dhe për të sabotuar Luftën Nacionalçlirimtare. Si rezultat i luftës dhe i demaskimit që i bëri Partia këtij grupi, në fillim të marsit 1943 ai u likuidua krejt. Grushti i fundit iu dha atij me këtë artikull të shokut Enver Hoxha.

cionin proletar», na nxitin për me luftue «për diktaturën e proletariatit dhe me zhveshë shpatën kundër kapitalizmit dhe çdo imperializmi». Kjo fletë mbaron me parullën: «Poshtë kapitali — Liri popullit». Me një fjalë këta myteberë, duke përdorur terma të tillë, si: «revolucioni proletar», «diktatura e proletariatit», «kapitalizëm» e «imperializëm» duan ta heqin veten si komunistë, por, në realitet, bien në llumin e ndyrë të fashizmit, se komunistët e vërtetë dhe partitë komuniste në gjithë botën po luftojnë si luanë për me zhdukë fashizmin robërues, bishën më të egër që ka parë bota, ata bëjnë luftën antifashiste dhe nacionalçlirimtare dhe jo luftën për revolucionin proletar. Në këtë luftë të përgjithshme, ku luhet fati i njerëzimit, popujt liridashës, me Bashkimin Sovjetik në krye, janë çuar në këmbë dhe po dërrmojnë pa mëshirë egërsirën e shekullit XX, fashizmin, regjimin mesjetar dhe gjakatar. Bashkimi Sovjetik, Anglia, Amerika dhe gjithë popujt e robëruar, që lëngojnë nën thundrën e Hitler-Musolinit dhe hyzmeqarëve të tyre, janë bashkuar për me zhdukë përgjithmonë nga faqja e dheut murtajën e reaksionit, që ka në ballë kryexhelatin e popujve, Hitlerin. Lufta, pra, që po zhvillohet prej komunistëve me aleatët e tyre demokratë e me gjithë elementët e ndershëm dhe liridashës, nuk është një luftë për revolucionin proletar, por është një luftë antifashiste, një luftë nacionalçlirimtare, është një luftë, në mbarim të së cilës çdo popull do ta fitojë lirinë dhe do të vetëvendosë formën e qeverimit që i pëlqen atij, pa futur duart dhe turinjtë as ndonjë fuqi tjetër e jashtme në punët e bre-

ndshme të çdo populli, dhe këtë liri dhe vetëvendosjen e qeverimit, popujve ua siguron lufta e tyre antifashiste, që po bëjnë sot kundër fashizmit, ua sigurojnë gjithashtu aleatët e tyre të mëdhenj, Bashkimi Sovjetik, Anglia, Amerika. Ky është karakteri i luftës që bëjnë sot popujt e qytetëruar me Bashkimin Sovjetik në krye, ky është karakteri dhe frymëzimi i luftës që bëjnë sot gjithë komunistët në botë dhe gjithë partitë komuniste.

Çfarë janë, pra, këta elementë të Grupit të «Zjarrit» që po na paraqiten me këto formula ekstremiste-trockiste? Këta janë vetëm shërbëtorët e fashizmit. Fashizmi përdor çdo mjet për me e përça Frontin Antifashist, ai përpiqet me çdo mjet për me e përça popullin dhe me e largue nga Lufta Nacionalçlirimtare. Si në çdo vend tjetër, që vuan nën thundrën fashiste, fashizmi edhe këtu, në Shqipëri, përdor agjentët e tij për me e përça popullin dhe me e largue nga Lufta Nacionalçlirimtare.

Populli shqiptar e ka të qartë se fashizmi është armiku kryesor i tij, është armiku që e ka robëruar e i ka grabitur lirinë dhe, për me ia ba varrin këtij armiku, populli ynë është bashkuar pa dallim klase, feje e krahine, pa dallim tendence politike; i frymëzuar me urrejtjen më të madhe kundër fashizmit po i bën këtij të fundit luftën më të egër, dhe luftën e tij populli shqiptar e lidh me atë të Bashkimit Sovjetik, Anglisë, Amerikës dhe me atë të të gjithë popujve të robëruar nën fashizmin. Agjentët e fashizmit përdorin lloj-lloj maskash. Ata na paraqiten si «nacionalistë», me qëllim që t'i shkëputin nacionalistët, t'i neutralizojnë

dhe t'i largojnë nga Lufta Nacionalçlirimtare; të tjerë agjentë të fashizmit, që quhen Grupi i «Zjarrit», duke përfituar nga simpatia e madhe që gëzon populli ynë për komunizmin, na paraqiten nën maskën marksiste dhe na flasin gjoja me simpati për revolucionin proletar, për diktaturën e proletariatit, për URSS-in dhe për Ushtrinë e Kuqe dhe na predikojnë luftën kundër borgjezisë e kapitalizmit dhe çdo imperializmi. Por, në realitet, këta elementë, me marksizmin në gojë, duke përdorur fjalë të marra nga Manifesti Komunist i Marksit dhe i Engelsit, përpiqen të shtrembërojnë teorinë Marks-Engels-Lenin-Stalin (për këta dy të fundit, mësues të mëdhenj të proletariatit botëror, të njohur dhe prej borgjezisë vetë, as që flasin fare, dhe kjo është e natyrshme për elementët me idera të tilla trockiste).

Aktualisht PKSH lufton në krye të Frontit Nacionalçlirimtar (ose për frontin e përbashkët kundër okupatorit) për çlirimin e vendit dhe për një Shqipëri demokratike të re. Kjo është etapa e parë e luftës sonë. Kjo nuk do të thotë se ne nuk punojmë dhe nuk përgatitim etapën e dytë. E para e përgatit diktaturën e proletariatit. Por të vësh aktualisht si detyrë etapën e dytë, në vend të së parës, kësaj i thonë të sabotosh luftën e përbashkët të popullit kundër okupatorit. Këtë përpiqet të bëjë armiku me zjarristët, me këta pseudomarksistë, agjentë të Italisë fashiste dhe të Merlikë tradhtarit.

Me disa fjalë «bombastike» ata përpiqen ta shtrembërojnë luftën tonë të sotme, Luftën e drejtë Nacionalçlirimtare, antifashiste, në një luftë të thjeshtë klasash,

gjë që e dëshiron armiku të ngjasë këtu në Shqipëri si dhe në vendet e tjera të robëruara prej fashizmit. Është për të qeshur kur sheh elementë sharlatanë të tillë të zënë me gojë Marksin dhe Engelsin, këta gjigantë të shkencës, e të shkruajnë kaq sende pa kurrfarë vlefte e pa kurrfarë themeli shkencor.

Të tilla shfaqje mendimesh s'janë paraqitur vetëm këtu, por janë paraqitur pak a shumë në gjithë botën, që prej kohës së Marksit e deri më sot. Këto shfaqje Lenini i ka stigmatizuar fare mirë në një vepër të tij me këtë frazë:

> *«Dialektika e historisë është e tillë, që fitorja teorike e marksizmit i detyron armiqtë e tij* **të vishen me petkun** *e marksistëve»*[1].

Pikëpamje të tilla do të jenë të dëmshme për luftën antifashiste, nëse nuk luftohen dhe demaskohen pa mëshirë, dhe bëhen një rrezik për bashkimin e forcave antifashiste, se këto pikëpamje kanë tendenca me i dhënë armë armikut me na luftue. Më në fund, këta armiq të njohur të marksizmit, të lidhur me arqiomarksistët e trockistët grekë, s'kanë se ç'na japin mësime neve.

Këta elementë të Grupit të «Zjarrit» Partia Komuniste e Shqipërisë i ka njohur e demaskuar me kohë dhe i ka dënuar pa mëshirë si tradhtarë, oportunistë, likuidatorë, grupistë, trockistë; këta janë rrogëtarë dhe agjentë të fashizmit, që sabotojnë Luftën

---

1 V. I. Lenin. Veprat, vëll. 18, f. 653.

Nacionalçlirimtare, që përpiqen të çajnë frontin e popullit, që përpiqen të zgjatin jetën e fashizmit. Këta janë ata elementë që kanë shkuar e biseduar me tradhtarin Mustafa Kruja, i cili e pohoi në fjalimin e tij se kanë rënë dakord, këta janë elementë që shërbejnë direkt si spiunë të Luogotenencës, të Merlikës e të Toçit.

Këta elementë janë armiq të popullit shqiptar, këta janë në radhët e armikut dhe si të tillë do të luftohen pa mëshirë. Drejtësia e popullit do të godasë mbi këta krimba të ndyrë, spiunë të fashizmit.

*Sali*

*Botuar për herë të parë në gazetën «Zëri i popullit», nr. 11-12, janar 1943*

*Botohet sipas: Enver Hoxha. Vepra, vëll. 1. Tiranë, 1968*

# NË BURGUN E TIRANËS PATRIOTËT SHQIPTARË KANË DEKLARUAR GREVËN E URISË

*Artikull i botuar në gazetën «Zëri i popullit»*

**Janar 1943**

Në burgun e Tiranës po luhet tragjedia e popullit shqiptar; më tepër se 300 patriotë, 300 bij të nënave shqiptare, që fashizmi barbar dhe Mustafa Merlikë tradhtari kanë përplasur në burgun më të poshtër të regjimit skllavërues, 300 bij nga ajka e popullit tonë, kanë deklaruar grevën e përgjithshme të urisë.

Fashizmi zaptues dhe tradhtarët që na kanë grabitur lirinë, që na kanë zhveshur, që na kanë gjakosur dhe vrarë, kërkojnë të na vdesin dhe bijtë tanë që ndodhen në burgjet e fashizmit, kërkojnë të na i vdesin urie, jashtë çdo ligji njerëzor e ndërkombëtar.

Në gjirin e kryeqytetit, në gjirin e popullit kreshnik të Tiranës, djemtë e Shqipërisë, që, për të luftuar okupatorin, s'kursyen asgjë, vazhdojnë sot, në burgun ku i ka mbyllur Merlika, luftën e tyre heroike.

Më tepër se 300 patriotë kanë deklaruar grevën e përgjithshme të urisë. Burgu i Tiranës, ku dergjen djemtë tanë, **«krimi» i të cilëve është pse kanë dashur të luftojnë për çlirimin e atdheut,** po bëhet varri i djalërisë. Fashizmi dhe Merlika, për ta shfarosur lulen

e patriotizmit në vendin tonë, kanë mbyllur djemtë e nënave shqiptare në qelitë më të errëta, në lagështirë e çimento, prej nga ata nuk mund të dalin të gjallë. Djemtë dhe vëllezërit tanë po bëhen tuberkulozë. Milicët e poshtër të Merlikës, këta kriminelë të lindur, që për hesap të fashizmit ruajnë burgjet, u kanë vjedhur djemve të burgosur gjithë teshat, krevatet, batanijet dhe i detyrojnë patriotët të dergjen në lagështirë e në të ftohtët e çimentos. Qentë e fashizmit e të Merlikës po rrahin e torturojnë në burg brenda pjellën e ndershme të popullit tonë. Qeni Merlika vajti dhe më tej: ai ia preu ushqimin dhe ia ndaloi çdo ndihmë ushqimore, që nëna shqiptare e këpuste nga goja e vet për t'ia çuar birit të saj të shtrenjtë, që lëngon në burg.

Për të gjitha këto poshtërsi mesjetare, për të gjitha këto tortura shtazarake, që po u bën fashizmi, më tepër se 300 patriotë të burgosur, si shenjë proteste e lufte, filluan grevën e përgjithshme të urisë.

Fashizmi dhe tradhtari kërkojnë hakmarrje për grushtet e rënda që u jep populli shqiptar, për grushtet vdekjeprurëse që u japin luftëtarët trima partizanë e vullnetarë, për grushtet që u japin Vlora, Skrapari, Korça, Gjirokastra, Dibra, Shkodra, e gjithë Shqipëria. Fashizmi dhe tradhtari Merlika kërkojnë të hakmerren si burracakë që janë, duke torturuar të burgosurit, duke i lënë pa bukë e pa shtresa, duke shkelur çdo ndjenjë njerëzore, çdo ligj ndërkombëtar. Qenve fashistë **po u themi: Mjaft më, se vëllezërit dhe djemtë tanë, që po luftojnë heroikisht në burg, s'janë vetëm, me ta është çuar e tërë Shqipëria kundër bishave të përtej Adriatikut dhe çakajve të vendit tonë.** Me djemtë

patriotë, që po bëjnë grevën e urisë, po çohen peshë burrat, nënat, motrat shqiptare, po çohen peshë solidarë, po çohen të tmerrshëm për me luftue me tërbim poshtërsitë që po i bëhen pjellës së tyre të dashur, shpresës së kombit tonë, nga i huaji i urryer dhe nga xhelatët e popullit shqiptar. **Ta dinë qentë burracakë fashistë se torturat që po u bëjnë të burgosurve shqiptarë, do të paguhen rëndë në kurriz të tyre, dhe se hakmarrja e popullit tonë do të jetë shembullore.**

Burra, nëna, gra, motra shqiptare, në këmbë, se armiku kërkon të vrasë bijtë dhe vëllezërit tanë në burg, kërkon të vdesë urie shpirtin dhe gjakun tonë, që i ka lidhur me pranga! Të burgosurit po luftojnë heroikisht, ditë me radhë ata s'kanë vënë asnjë thë**rrime buke në gojë, ata kanë vendosur të dalin të vdekur urie andej, në qoftë se qeni okupator dhe tradhtari Merlika nuk zbatojnë ligjet njerëzore dhe ndërkombëtare për të burgosurit politikë. Vëllezërit tanë në burg po e bëjnë detyrën e tyre, na mbetet neve, që jemi jashtë e me duar të lira, të çojmë zërin e grushtet tona dhe t'i godasim pa mëshirë xhelatët e patriotëve të burgosur, t'i godasim pa mëshirë, në rast se nuk dëshirojmë të shohim bijtë e vëllezërit tanë të dalin të vdekur nga dyert e burgjeve fashiste.**

**Patriotë të burgosur, rezistoni për të drejtat tuaja, i gjithë populli shqiptar po lufton me ju!**

*M.*

*Botuar për herë të parë në gazetën «Zëri i popullit», nr. 11-12, janar 1943*

*Botohet sipas: Enver Hoxha. Vepra, vëll. 1. Tiranë, 1968*

# LUFTËN NUK MUND TA BËJMË VETËM, POR ME GJITHË POPULLIN. VEPRONI ME GJAKFTOHTËSI ME NACIONALISTËT

*Letër drejtuar Komitetit Qarkor të Partisë Komuniste të Shqipërisë për Korçën*

[Janar 1943]

Të dashur shokë,

Morëm letrën tuaj dhe e kuptojmë fare mirë situatën kaotike të qarkut tuaj, situatë po e njëjtë si në të gjitha qarqet e tjera dhe që e ka shkakun te Balli Kombëtar. Që të mund ta zgjidhim këtë problem, na duhet me kuptue ç'është ky Balli Kombëtar dhe me ra në bashkëfjalim me njerëzit përgjegjës të tij e me i vu pikat mbi «i» ose me e nda kashtën nga kokrra, se me të vërtetë në atë mes s'merr vesh qeni të zonë, megjithëse myteberët e mëdhenj të Ballit duan të paraqiten si një trup e me një mendim të njëjtë. Balli është një *ramassis*[1] elementësh me tendenca të ndryshme e të pathemel, por që për *dada*[2] kanë fjalën nacionali-

1 Frëngjisht — grumbull sendesh, njerëzish pa vlerë.
2 Frëngjisht — zakon.

zëm në gojë. Fazlliu[1] s'ka gabuar aspak kur thotë se «në Ballin bëjnë pjesë që nga diktatura (është për ta pyetur çfarë diktature) e deri te socializmi», por vetëm Fazlliu ka harruar të thotë që këta elementë s'kanë asnjë princip të qartë në kokë, e këndej rrjedh që të mos kenë një qëndrim *fixe*[2] të bazuar në parime të shëndosha. Këta elementë, pra, «që nga diktatura e deri te socializmi», kanë zgjedhur nga një njeri ose, më mirë të themi, janë zgjedhur në një komitet qendror e kanë për kryetar Lumo Skëndon[3], dhe ky komitet qendror është gjenerali i pakualifikuar i një ushtrie «të madhe» («çdo shqiptar që s'është komunist, thonë ata, është i Ballit, jo i organizuar, por shpirtërisht, por përsëri i Ballit»), ushtri e madhe, por e pabindur, se populli s'pi ujë në mullirin e tyre. Por të shohim ç'ka brenda Balli, që ata e quajnë si një organizatë. Brenda Balli është një shportë karavidhesh; një pjesë e tyre, që e quajnë veten të mëngjër e që thonë: «Ne jemi Balli i vërtetë», duan të luftojnë, këtë e thonë dhe e shkruajnë në organin e Ballit[4], që e drejtojnë ata vetë në kundërshtim me pikëpamjet e komitetit qendror (natyrisht ata s'janë komunistë, njëri i bie gozhdës, tjetri potkoit). Një pjesë tjetër e do luftën, por jo si e bëjmë ne, një pjesë tjetër s'do të bëjë

1 Fazlli Frashëri — eksponent i Ballit Kombëtar në qarkun e Korçës, kriminel lufte.

2 Frëngjisht — i prerë, i pandryshueshëm.

3 Pseudonimi i Mithat Frashërit, kryetar i organizatës tradhtare të Ballit Kombëtar, kriminel lufte.

4 «Lufta e çlirimit kombëtar», organ i përmuajshëm i Ballit Kombëtar (nëntor 1942 — gusht 1943).

luftë, se konsumohen, por do organizim për të mbrojtur «kufijtë etnikë», të tjerë janë partizanë të «99 hileve dhe një trimërie», të tjerë partizanë të «berihasë» dhe të tjerë të fjalëve të mëdha, por të asnjë pune. Mbi të gjithë këta fryn «era e bashkimit të shenjtë» me fjalë, të gjithë kanë një admirim për luftën tonë, të gjithë respektojnë Lumo Skëndon, të gjithë e kanë kryetar, por të gjithë s'janë dakord me mendimet e tij, të gjithë do t'i dërgojnë ultimatum, por të gjithë të hidhen në grykë, kur i bën Lumos ndonjë kritikë të arsyeshme e me vend, kritikë, që ata ia bëjnë vetë. Kjo është pa e ekzagjeruar qendra e Ballit, e cila ka lidhje me qarqet që i pasqyron ajo e Korçës me Fazlliun në krye.

**Duhet, pra, me qërue lakrat këtu brenda, sepse me të vërtetë është një pengesë e madhe, sepse s'duhet me harrue influencën e tyre individuale në Shqipëri, dhe këta kanë mundur të krijojnë një psikozë në popull që ekziston një organizatë nacionaliste, dhe që komunistët duhet të merren vesh me të e të bien dakord.** Partia jonë, pra, ka çuar shokë dhe u ka dhënë kompetencë të bisedojnë e të vendosin me Ballin. Shokët kanë rënë në kontakt si me të dërguarit e tyre, si individualisht. Të mos harrojmë se atje ka mjaft elementë të mirë e të vendosur, që duan me të vërtetë bashkim e luftë. Këta janë ata elementët e mëngjër, të cilët, si na thonë, i kanë dhënë ultimatum komitetit qendror dhe i thonë: «Ose bashkim e luftë, ose ne po ndahemi prej Ballit». Me elementë të tjerë nacionalistë (natyrisht jemi duke folur për *pezzo*

*grosso*[1]-t, se shtresat e ulëta i kemi merak vetë) shokët kanë rënë në kontakt. Ata i kanë pritur aq mirë sa mënt i kanë puthur, duke lëvduar komunistët, Partinë, e duke u thënë se me gjithë zemër duan të bashkohen etj., etj., por bisedoni një herë me Ballin Kombëtar. Tani kontaktet zyrtare janë në vazhdim dhe brenda 15-20 ditëve duhet të marrin formë të prerë, se këta miqtë një pjekje e shtynë 10-15 ditë dhe kjo rrjedh se kapot. e komitetit qendror të tyre janë partizanë të «hiq e mos këput», derisa të thyhet fashizmi. Por tok me përfundimet që do të marrin bisedimet, shpresojmë se atje, brenda në Ballin, mund të ketë fraksione, se një kala prej karte s'mund të qëndrojë në këmbë. «Politikanët e mëdhenj», që janë dërguar të bisedojnë me shokët tanë, po bëjnë po ato kritika që bën Fazlliu, por shpejt vihen në qoshe të murit, sepse pretendimet e tyre janë pa baza. Për shembull, për Konferencën e Pezës, kur u thuhet se Konferenca e Pezës ka qenë hapi i parë i bashkimit dhe i organizimit të luftës, se në Konferencën e Pezës kishin marrë pjesë nacionalistë të vendosur e me pushkë në krah, që pushkën e kishin shkrehur përmbi armikun, se atje kishin marrë pjesë edhe nacionalistë që sot bëjnë pjesë në Ballin Kombëtar e se Balli Kombëtar s'është thirrur aty për të vetmen arsye se nuk ekzistonte (e në qoftë se ata pretendojnë se ka ekzistuar, ne u përgjigjemi se ekzistencën e një partie politike, që nuk manifestohet me një trakt të paktën, s'mund të na e thotë falli ose gishti i vogël), këta myteberë

1 Italisht — personalitet, njeri me influencë (me ironi).

s'kanë se ç'thonë, por e pranojnë dhe s'kanë guximin ta mohojnë rëndësinë e saj. Por dhe pretendimeve të tyre kundër Konferencës do t'u gjendet fare lehtë ilaçi, se, kur s'pranojnë këtë byrek, u themi se jemi gati të bëjmë një byrek tjetër, për hir të lirisë së popullit tonë, dhe atje do të duket vendosja e tyre.

Sa për çetat e Bazit[1], Myslimit[2] e Mestanit[3], që thonë se janë hedhur me ta, ju mos u çuditni aspak në qoftë se një mëngjes merrni vesh të thonë se gjithë çetat partizane janë hedhur me ta, vetëm Pasho Koloneci[4] mund të presë shumë kohë armët nga Peza, të

---

1 Abaz Kupi (alias Bazi i Canës) — komandant çete zogiste, kriminel lufte, udhëheqësi i organizatës tradhtare Legaliteti («partia» zogiste). U dërgua në Shqipëri nga shërbimi i fshehtë anglez në vitin 1941, për të sabotuar Luftën Nacionalçlirimtare. Në Konferencën e Pezës pranoi sa për sy e faqe programin e Frontit Nacionalçlirimtar me qëllim që të ndalonte rritjen e autoritetit dhe të rolit udhëheqës të PKSH në këtë front dhe u zgjodh anëtar i Këshillit të Përgjithshëm Nacionalçlirimtar dhe më vonë anëtar i Shtabit të Përgjithshëm të Ushtrisë Nacionalçlirimtare. Me pushtimin e vendit nga nazistët Abaz Kupi tradhtoi haptazi dhe u bë bashkëpunëtor i tyre duke i shpallur luftë Frontit Nacionalçlirimtar dhe PKSH. Legaliteti dhe bandat e tij zogiste u shkatërruan krejt nga Ushtria Nacionalçlirimtare.

2 Myslim Peza — komandant i Çetës partizane të Pezës dhe anëtar i Këshillit të Përgjithshëm Nacionalçlirimtar.

3 Mestan Ujaniku — ish-komandant i Çetës partizane të Skraparit. Gjatë luftës paraqiste lëkundje të theksuara dhe prirje për t'u bashkuar me Ballin Kombëtar. Fill pas luftës, tradhtoi, duke u bashkuar me grupet kundërrevolucionare të organizuara nga imperialistët anglo-amerikanë.

4 Komandant çete balliste në qarkun e Korçës.

paktën të ruajë qylafet që i kanë çuar. Në organin e tyre do të shihni shumë xhevahire, këto të mos ju mërzitin, sikundër s'u mërzitëm ne këndej kur këta shkruanin në organin e tyre se «Çeta e Safet Butkës[1] prej 1 000 vetash po i shkon për ndihmë Vlorës». Të kishte pritur Vlora nga çeta e Safetit i kishte mbirë bari mbi sy, si thonë andej nga ne.

Shokë, më falni që letrën e shkruaj me një ton të tillë për një punë me kaq rëndësi, por me të vërtetë pretendimet e këtyre «politikanëve» duhet të tregohen në këtë mënyrë, se s'janë përveçse dëckla.

Vetëm duhet të kemi parasysh një send: **luftën nuk mund ta bëjmë vetëm, por me gjithë popullin, dhe për këtë arsye me këta nacionalistë duhet ta marrim punën seriozisht.** Partia ka hyrë në bisedim me Ballin dhe do të merret një vendim e do të caktohet qëndrimi i tyre, i mirë a i keq, por kemi shpresa se do të përfundojmë në një rezultat të mirë. Nga ana tjetër, në qoftë se pikëpamjet nuk do të jenë të njëjta me të gjithë, ne do të vazhdojmë që një pjesë prej tyre ta bindim dhe atë pjesën tjetër, që s'pranon të luftojë, do të përpiqemi ta neutralizojmë e ta ndalojmë të hidhet nga ana e armikut. Detyrë, pra, shumë e rëndë e delikate, që lyp takt politik, gjakftohtësi dhe dinjitet, se duhet të kemi parasysh që e kemi për detyrë të shkojmë e t'i bindim ata që s'na kuptojnë, por kur këta i vënë gurë rrotës, ne s'u puthim gjunjët, por ua heqim kokës; **emrin e Partisë ne s'e përlyejmë,**

---

1 Eksponent dhe komandant çete i Ballit Kombëtar në Kolonjë.

kështu që me Fazlliun e me nacionalistët e tjerë evitoni hëpërhë përpjekjet e fjalët e thata, por, natyrisht, asnjë koncesion, por kurdoherë brenda direktivave që sigurisht i keni punuar në gjithë shokët. Bisedimet që keni me ta s'duhet aspak të ndalojnë aksionet e punën; kritikave të tyre, që u bëjnë aksioneve ose shenjës partizane, përgjigjuni si u jeni përgjigjur, por me gjakftohtësi. Sa për Pasho Kolonecin, që mund të vejë me ta, do të ishte mirë të ishte me ne, do të ishte mirë të kishte shokë tek ai. **Kini parasysh një gjë: bashkimi ynë do të bëhet me luftë.** Prandaj, në qoftë se Pashos ia kanë ngatërruar mendjen, faji s'është përveçse juaji, të paktën në princip, se s'e di situatën e Gorës, por po të dinin shokët, mund që Pashoja të mos ta trubullonte mendjen. Megjithatë, me njerëzit e çetave vullnetare duhet të krijoni një dashuri të madhe dhe të fitoni besimin e tyre, pastaj e shikon vetë nga eksperienca Pasho Koloneci se qylafet mbeten qylafe e s'bëhen kurrë pushkë.

Sa për Ganiun[1], nuk dimë se ç'ka bërë, që i është hequr komanda, sigurisht keni pasë arsye dhe keni bërë mirë, por mendimi ynë është të mos shkoni shumë thellë me Fazlliun, derisa të marrë karar puna. Ganiu s'është anëtar partie, sigurisht do të jetë ndonjë ambicioz pa vlerë, dhe plehrat që hedhim ne në shportë, mos u çuditni, ata do t'i marrin përherë dhe do t'i bëjnë heronj; ata do të bëjnë hero Ganiun, ata do të

1 Gani Peqini, pasi u shkarkua nga detyra si komandant çete partizane, për paaftësi dhe pavendosmëri, dezertoi dhe kaloi me Ballin Kombëtar.

bëjnë heronj Fallon[1] e Fundon[2], por ne do të dimë t'i vëmë në vend me gjithë kërcënimet e gjeneral Fazlliut, si e quani ju, **por, shokë, sa duruam nuk do të durojmë, prandaj mos lini kusur për të mbrojtur Partinë dhe luftën tonë, por veproni me gjakftohtësi në çështjen me nacionalistët.**

Sa për punën e Fetahut[3], kjo është më delikate. Këtu duhet të vini gjithë forcën tuaj me e bindë për rrugën e shtrembër, se situata e tij, meqenëse ka formuar çetë (?) dhe lufton, është në antipodë me atë të «Zjarrit». Nga ana tjetër, Grupit të «Zjarrit» i bini rëndë. e demaskoni pa mëshirë. «Zëri i popullit», që doli, ka një artikull[4] për këta plehra, këndojeni dhe merrni qëndrim karshi «Zjarrit».

Ata shokët hëpërhë s'vijnë, por ju, kur të lajmëroheni, të jini gati, por mund që të lihet. Sidoqoftë, ju lajmërojmë.

Të fala të gjithëve

*Taras*

*Botuar për herë të parë në: Enver Hoxha. Vepra, vëll. 1. Tiranë, 1968*

*Botohet sipas origjinalit që gjendet në Arkivin Qendror të Partisë*

---

1 Dhimitër Fallo — renegat i lëvizjes komuniste, eksponent i Ballit Kombëtar dhe bashkëpunëtor i pushtuesve gjermanë.

2 Llazar (Zai) Fundo.

3 Fetah Butka — eksponent i Grupit të «Zjarrit», i cili, me gjithë përpjekjet e PKSH për ta tërhequr në Frontin Nacionalçlirimtar bashkë me çetën e tij, kaloi në radhët e Ballit Kombëtar.

4 Shih në këtë vëllim f. 245.

## LUFTA E POPULLIT SHQIPTAR DETYRON FASHIZMIN ITALIAN TË NDËRROJË VEGLAT E TIJ. MUSTAFA MERLIKA, KUISLINGU I VENDIT TONË, JEP DORËHEQJEN NGA QEVERIA

*Artikull i botuar në gazetën «Zëri i popullit»*

**Shkurt 1943**

Kanë kaluar më shumë se tre vjet që fashizmi italian ka zaptuar vendin tonë, ka më shumë se tre vjet që populli shqiptar, i madh e i vogël, me urrejtjen më të madhe, i ka shpallur luftë të pamëshirshme këtij regjimi mesjetar, gjakpirës. Më tepër se tre vjet përpjekjet e armikut kanë qenë të pareshtura, por të kota, për ta nënshtruar vendin tonë, për ta bërë urë e debojë për qëllimet e tij imperialiste, për ta bërë popullin shqiptar raja të bindur nën kamxhikun e Romës. Armiku shekullor i Shqipërisë, tok me veglat e tij tradhtare të vendit tonë, u përpoq si gjarpri të gënjente, të përçante, të hidhte në vëllavrasje, të shuante Luftën Nacionalçlirimtare të popullit shqiptar; qëllimet e tij s'u realizuan, se okupatori kishte të bënte me një popull kreshnik e liridashës, me një popull që

**me shekuj s'i ka hedhur armët që fashizmi italian dhe hyzmeqarët e tij kërkojnë t'ia rrëmbejnë.**

Kanë kaluar më tepër se trembëdhjetë muaj që Mustafa Merlika, kuislingu i vendit tonë, vegla e errët e gjakatare e fashizmit, bëri çmos për ta shtypur popullin shqiptar. Ky korb i zi erdhi në fuqi kur demonstratat kishin shpërthyer në rrugët e qyteteve tona, kur populli ynë po gjakosej nëpër rrugë me forcat e okupatorit, ky korb i zi tërhiqet kur gjithë populli shqiptar, më i bashkuar se kurrë, më i fortë se kurrë e si një trup i vetëm, u ka shpallur luftën me armë fashizmit zaptues dhe hyzmeqarëve të tij. 13 muajt e kuislingut Merlika janë mbushur plot me tradhtinë më të poshtër që ka parë vendi ynë, duart e tradhtarit Merlika kullojnë gjak, gjak të këtij populli heroik, gjak të patriotëve shqiptarë, që çelikut dhe hekurit të armikut i vënë përballë trimërinë legjendare, vullnetin e pathyeshëm dhe shpirtin e tyre liridashës.

Fashizmi zaptues, kur pa se s'ishte aq lehtë ta gënjeje popullin tonë, kur pa se shqiptarët i luftonin haptazi dhe me guxim orvatjet e këmishëzinjve dhe veglave të tyre, kur pa se shqiptarët po organizoheshin për grushtin e rëndë që do ta godiste pa mëshirë, solli në fuqi Mustafa Merlikën, tradhtarin e vjetër të popullit shqiptar, agjentin që e kishte mahur me lireta, se fashizmi ishte i sigurt se ky hyzmeqar i tij do ta kryente si duhej detyrën që i ngarkohej. Merlika doli në skenë me një fjalim plot demagogji e optimizëm për ndërmarrjen e tij, dhe u zhduk nga skena me një fjalim tjetër, që ishte një *de profundis*, një kambanë vdekjeje për karrierën e tij prej xhelati; dhe

13 muajt e karrierës së këtij xhelati të popullit tonë do të mbeten të paharruar në historinë e Shqipërisë. Gjatë këtyre 13 muajve u pa të manifestohet dhe të zhvillohet me paturpësinë, egërsinë, poshtërsinë, terrorin që karakterizon regjimin fashist, lufta skllavëruese dhe kriminale që bëjnë sikarët e Duçes e të Hitlerit për të robëruar popujt dhe, nga ana tjetër, u pa të manifestohet vullneti i një populli heronjsh, u pa të realizohet ndërgjegjja kombëtare, u pa të hidhet si dikur populli shqiptar, i patrembur e i papërkulur, i bashkuar si një trup, ku rreh vetëm një zemër, dhe i frymëzuar prej një qëllimi të shenjtë, përmbi bishat fashiste, që kërkojnë ta zhdukin nga faqja e dheut.

«Fjala e popullit është fjala e zotit», thotë një fjalë e urtë latine, hovin e një populli, që lufton për një çështje të drejtë, s'ka kush e ndalon, kështu dhe hovin e popullit shqiptar, që lufton për lirinë e tij, s'mund ta ndalojnë as topat, as mitralozat e fashizmit dhe as vrasjet e prerjet e një xhelati si Mustafa Merlika. Populli shqiptar, nën rrebeshin fashist, nën terrorin e Merlikës, pa u tutur nga arrestimet, burgjet, vrasjet e varjet, pa u tutur se armiku i digjte shtëpitë, fshatrat, pa u tutur se gratë, pleqtë dhe kalamajtë binin nën predhat e mitralozit italian, i turrej kalasë së armikut me zemër të çeliktë dhe me besim të patundur në fitoren e sigurt. Qytetet e Shqipërisë po zienin, mbi to po shkonte afshi i lirisë, malet tona buçitën dhe u mbushën me çeta partizane e vullnetare, katundet e kasollet e Shqipërisë u bënë fole pushkësh të drejtuara kundër okupatorit, kundër tradhtarëve, kundër gjakpirësve, që shkonin të grabitnin misrin,

grurin, leshin, vajin e gjënë e gjallë. Në të katër qoshet e Shqipërisë krisi pushka kundër okupatorit: **rrugët e qyteteve u lyen me gjakun e kulluar të heronjve antifashistë, gjaku i Qemal Stafëve, Vojo Kushëve e Sadik Stavalecëve, Koci Bakove, Perlat Rexhepëve ngriti lart zemrat e popullit shqiptar dhe i mbushi këto me urrejtjen më të madhe kundër okupatorit, gjaku i këtyre heronjve u bë pishtari i luftës antifashiste për realizimin e një Shqipërie të re, e një Shqipërie të lirë demokratike.** Hapi çlirues i çetave heroike partizane e vullnetare godiste si një gozhdë në zemrën e armikut; gjëmuan malet e Korçës, gjëmoi Skrapari, u çua Dibra, u çua Shkodra, malet e Krujës buçitën, në Pezë vloi pushka, Vlora e Selam Musait e bëri fora si qëmoti, Kurveleshi, Lunxhëria, Zagoria morën zjarr.

Fashizmi zaptues dhe tradhtari Merlika luajtën të gjitha kartat e zeza që kishin në dorë në kurrizin e gjakosur të popullit tonë. Mustafa Merlika vuri gjithë shpirtin e tij satanik për t'i shërbyer ustait të Romës, vuri gjithë shpirtin e tij prej gjakësori për të shfarosur popullin shqiptar. Nën maskën e një qeverie nacionaliste, por që në të fshihej tmerri, kusëria, poshtërsia pa kufi, Mustafa Merlika, që në fillim, iu përvesh punës së tij djallëzore për me përça popullin tonë në gegë e toskë, në myslimanë e të krishterë, në komunistë e nacionalistë, për me rrjepë sistematikisht popullin shqiptar, duke u përpjekur me i rrëmbye kafshatën e gojës për hesap të fashizmit okupator. Lodra e tradhtarit aq sa ishte djallëzore ishte dhe e rrezikshme, se qe mbuluar me një demagogji të madhe. I madh dhe i vogël s'i harrojnë poshtërsitë që bëri fa-

shizmi me dorën e tradhtarit; ai goditi, ai vari, ai internoi me qindra e me qindra patriotë, «krimi» i të cilëve ishte se donin atdheun me gjithë shpirt dhe donin ta çlironin nga thonjtë e kuçedrës. Merlika, i sjellë në fuqi për të shtypur lëvizjen e popullit tonë, që ngrihej dita-ditës si ajo furtuna e egër, mobilizoi milicinë e kuesturën, u rrethua me të poshtër e me spiunë, dhe tok me ta, si çakall, filloi poshtërsitë në kurriz të popullit. Në shtëpitë e popullit tonë, ku asnjë armik okupator s'kishte guxuar të hynte e të shkelte nderin e familjes shqiptare, spiunët dhe milicët e Merlikës s'lanë gjë pa bërë, ata rropën, vodhën gjer rrobat nga krahët e grave, në emër të drejtësisë fashiste, ata rrëmbyen patriotët e paarmatosur dhe si qentë i përplasën në burg. Këta sikarë Mustafa Merlika i hodhi në luftën më të poshtër, në luftën vëllavrasëse; milici dhe agjenti i kuesturës, nën urdhrin e tradhtarit, ndiqte, plagoste patriotin, vëllanë e tij, i afrohej e i zbrazte në kokë heroit të popullit plumbat tradhtare. Në demonstratat e popullit kundër okupatorit, këta qenër pa mëshirë vranë djem e plaka patriote, që manifestonin urrejtjen kundër armikut. Milicët e Merlikës e të fashizmit luajtën rolin më të zi dhe pësuan disfatën më të turpshme. Ata u drejtuan për të shuar lëvizjen në Skrapar, por atje hëngrën drunë e merituar dhe i sollën padronit të tyre, Merlikës, pemët e hidhura të turpit e të disfatës. Çetat heroike partizane të Korçës e të Gjirokastrës jo vetëm që i diskredituan në popull këta mercenarë, por edhe i detyruan të tërhiqen nga gjithë qarku, ku binte erë barut prej partizanëve. Mustafa Merlika u përpoq ta gënjente popullin dhe

ta çonte në luftë tok me italianët kundër aleatëve tanë të mëdhenj, Bashkimit Sovjetik, Anglisë dhe Amerikës dhe kundër fqinjëve tanë të robëruar e që kanë rrokur armët kundër këtij armiku të përbashkët. Merlika u përpoq të organizonte ushtrinë shqiptare dhe ta bënte këtë mish për topat e fashizmit, mirëpo, si çdo orvatje e tij tradhtare, edhe kjo i ra në ujë, se djalëria shqiptare kishte vendosur të vdiste për çlirimin e atdheut dhe jo për Musolinin e Çianon. Mustafa Merlika u çor për me e ba popullin të besojë se ai e çliroi Kosovën, por populli shqiptar dhe populli i Kosovës e kanë kuptuar se Kosova është e robëruar sikundër edhe Shqipëria e se fashizmi Kosovën e ka bërë plaçkë tregu ndërkombëtar dhe një fushë grabitjeje për Jakomonët e Merlikët.

Mustafa Merlika, përveç terrorit dhe shtypjes, tok me padronët dhe veglat e tij, organizoi kusërinë, grabitjen sistematike të popullit tonë. Rrjeta e kusarëve u organizua në mënyrën më të përsosur, për të cilën fashistët janë të specializuar. Bankat e shoqëritë italiane s'lanë kusur për me shfrytëzue djersën e gjakun e popullit tonë; ekonomia e vendit tonë po shkonte me hapa viganë drejt greminës. U zhduk prej tregut çdo send ushqimor, u zhduk prej tregut veshmbathja, dhe buka e popullit u bë send spekulimi. Merlika bërtiste se Italia fashiste i jep popullit tonë bukë e një mijë të mira, por populli i di vuajtjet e mizerjet që ka hequr e po heq nga ky regjim i ndyrë. Fashizmi u jep bukë dhe shumë të mira hierarkëve dhe veglave të tij, por popullit i merr dhe atë që ka, i merr me forcë dhe kafshatën e gojës; dhe fashizmi italian me

Merlikën s'mungoi të kërkojë të rrëmbejë me forcë leshin e katundarëve, gjoja për shenjë «solidariteti» me Italinë dhe jo se Italia kishte nevojë për leshin e vendit tonë. Merlika rrëmbeu grurin e katundarëve dhe e grumbulloi në depot e tij për të spekuluar dhe për t'ia shitur më vonë katundarit me një çmim astronomik. Mirëpo Merlika i bëri hesapet pa popullin dhe pa çetat, të cilat i sulmuan depot, dhe grurin e grabitur e rrëmbyen me armë në dorë dhe ia shpërndanë popullit. Vaji i katundarëve u grabit prej hajdutëve fashistë, u grabit gjëja e gjallë, dhe në kurriz të popullit tonë u pasurua sadrazemi Merlika, u pasuruan hyzmeqarët e Jakomonit. Për të përballuar këtë situatë të rëndë robërie mesjetare, për të shpëtuar nga vuajtjet e vrasjet, për ta çliruar vendin nga ky rrebesh i poshtër, populli shqiptar rroku armët dhe heroikisht filloi luftën e tij çlirimtare. Manovrat e armikut ai i demaskoi, i shkeli nën këmbë, dhe terrorit të tij populli ynë iu përgjigj me luftë të hapët, luftë kreshnike, që i dha zjarr gjithë Shqipërisë, luftë për të cilën flet dhe e jep si shembull gjithë bota e qytetëruar, që është çuar e lufton kundër fashizmit. Lufta jonë, që dita-ditës po merr proporcione të mëdha, është sigurimi i së ardhmes sonë, sigurimi i patundur për lirinë dhe indipendencën e Shqipërisë. Deklaratat e të tre ministrave të shteteve aleate, Iden, Molotov e Hull[1], ishin

---

[1] Është fjala për deklaratat zyrtare të qeverive të BRSS, Britanisë së Madhe dhe SHBA-së të bëra në dhjetor të vitit 1942, me anën e të cilave njihej lufta heroike e popullit shqiptar kundër pushtuesve fashistë dhe shprehej dëshira për vendosjen e pavarësisë së Shqipërisë.

një njohje e luftës dhe e të drejtave të popullit tonë. Fashizmi italian u gjend këtu, në Shqipëri, përpara një populli të papërkulshëm, një populli që s'i gëlltiste dokrrat e tij dhe të hyzmeqarëve si Merlika, por që e shikonte realisht situatën e humnerën ku e çonte okupatori; fashizmi u gjend përpara Partisë së fortë Komuniste të Shqipërisë, që me sakrifica e me gjakun e anëtarëve të saj u bë flamurtarja e Luftës Nacionalçlirimtare, u bë pararoja e popullit tonë në këtë luftë antifashiste, ai u gjend përpara Partisë Komuniste të Shqipërisë, që realizoi bashkimin e gjithë patriotëve antifashistë dhe bëri në këtë mënyrë që gjithë populli ynë, duke hedhur poshtë mëritë dhe mosmarrëveshjet që mund të ekzistonin në gjirin e tij, me flamurin e Skënderbeut përpara, të hidhej në luftë kundër okupatorit, për të fituar lirinë e tij.

Merlika s'i doli dot mbanë detyrës së tij të turpshme. «Zëri i popullit» shkroi pas fjalimit që mbajti tradhtari më 22 nëntor: «Fjalimi i Merlikës bie erë hallve të vdekuri», dhe nuk u gabua. Merlikës i doli boja. Merlika u demaskua, Merlika, i lyer me gjakun e patriotëve shqiptarë që ai vrau, mbeti vetëm me ushakët e tij përpara popullit, që kishte rrokur armët për liri. Përpjekjet e popullit heroik të Vlorës i dhanë *le coup de grâce*[1] qeverimit të Merlikë tradhtarit, dhe drejtësia e popullit po ndjek atë dhe ushakët e tij, si drejtësia e zotit që ndiqte Kainin.

Fashizmi italian gjendet në momentet më kritike. Duçes i shkojnë ethet, se Armata VIII britanike gati

1 Frëngjisht — goditje përfundimtare.

hyn në Tripoli, dhe po bien kambanat për të përcjellë në varr «imperon e Musolinit» dhe për të paralajmëruar katastrofën e madhe. Padroni i Musolinit, Hitleri, e ka humbur toruan, se ushtritë e tij «të pathyeshme» po ndjekin taktikën e mirënjohur të ushtrisë fashiste italiane, domethënë taktikën e këmbëve të shpejta. Fashizmit italian i mbetet vetëm Shqipëria, por një Shqipëri që ka rrokur armët kundër tij dhe që ia bën gjendjen të vështirë, një Shqipëri ku ka me mijëra ushtarë italianë që duhet të kapërcejnë Adriatikun në momentin kritik. Pozita e tij është kritike dhe duhet me i ba ballë kësaj situate. Jakomoni po përpiqet të gjejë një qeveri tjetër kukull, sa për sy e faqe të botës, për të fshehur dorën e tij kriminale, por më kot, se populli shqiptar, më i fortë se kurrë, më i bashkuar se kurrë, do ta vazhdojë luftën e tij heroike, derisa të mos mbetet asnjë këmbë italiani në tokën e shqiptarëve, derisa të mos mbetet asnjë gjurmë tradhtari që për lekë shet atdheun e vet e popullin e arbërit.

VDEKJE FASHIZMIT!
LIRI POPULLIT!

*Malo*

*Botuar për herë të parë në gazetën «Zëri i popullit», nr. 13-14, shkurt 1943*

*Botohet sipas: Enver Hoxha. Vepra, vëll. 1. Tiranë, 1968*

# MYSLIM PEZA, BABA FAJA MARTANESHI[1]

*Nga artikulli i botuar në gazetën «Zëri i popullit»*

**Shkurt 1943**

Kush nuk e ka dëgjuar emrin e patriotit Myslim Peza, e këtij petrit mali, që tërë jetën me pushkë krahut ka luftuar padrejtësitë që i bëheshin popullit dhe që s'e ka kursyer jetën e tij për Shqipërinë? Myslimin e gjen në mal, e gjen në zemrën e katundarëve, me të cilët duhet dhe nderohet si shok, me të cilët rron vuajtjet dhe gëzimet, me të cilët qan hallet e Shqipërisë dhe lufton tok për lirinë e saj. Jeta e këtij patrioti është e bardhë si bora e malit dhe zemra bujare e kreshnike si e katundarit tonë.

Fytyra e Myslim Pezës ndjell simpati dhe dashuri tek ai që e sheh për herën e parë. Fytyra e tij e thatë, e qeshur dhe e sinqertë, sytë e tij të mprehtë e të zgjuar ngjallin në zemrën e cilitdo besimin te ky burrë që s'përkulet nga vuajtjet dhe fatkeqësitë.

Shpirti i këtij revolucionari s'mund të duronte

---

1 Mustafa Xhani — komandant i Çetës së Martaneshit, anëtar i Këshillit të Përgjithshëm Nacionalçlirimtar, u vra tradhtisht nga armiqtë e popullit në mars 1947.

palaçot e Musolinit ta bënin vendin tonë fushë kusërie e fushë lufte. Fjala e tij, që doli nga fundi i gjoksit, ishte: «Luftë të pamëshirshme armikut okupator»; dhe fshatrat e Pezës u bënë çerdhe të luftëtarëve, kasolle më kasolle dëgjohej fjala e drejtë e Myslimit dhe e shokëve të tij, në vatrat e mjeruara të vëllezërve katundarë, Myslimi me shokët e tij, në shi e në borë, shkonte e ndante mjerimin e tyre, ua shpjegonte arsyen e vuajtjeve dhe u tregonte udhën e shpëtimit.

Rreziku po bëhej më i madh për okupatorin, se rrethet e Pezës po organizoheshin, se katundarët revolucionarë të Pezës ishin solidarë me Babën e tyre (si e quajnë ata Myslimin) për të luftuar për çlirimin e Shqipërisë. Goditja e parë u bë, Myslimi dhe shokët e tij katundarë, si luanë, iu sulën këmishëzinjve italianë dhe u dhanë mësimin e merituar. Tetëdhjetë qenër armiq gjetën vdekjen në malet e Pezës. Lufta e hapët e Myslimit me okupatorin kishte filluar. E pashë për herë të parë Myslimin pasi u dha mësimin e merituar ushtarëve të Duçes. Shtëpia e tij ishte pylli, dhe ushtarët e tij ishin gjithë katundarët e rrethit. Si në luftë, si pas lufte, fytyra e tij qeshte, fjalët e tij goditnin në errësirën e natës si plumba: «Shokë, — u thoshte njerëzve të çetës, që ishin rreth e rrotull me pushkë ndër duar, — lufta e shenjtë filloi për ne, armiku na vrau disa shokë, hakën e tyre e morëm si duhet, por ky është fillimi, ne kemi një hakë të madhe për të marrë, hakën e gjithë popullit tonë kundër gjithë qenve fashistë. Ne jemi bijtë e Shqipërisë dhe si të tillë duhet të bëjmë detyrën». Dhe me frazeologjinë e thjeshtë të katundarëve Myslimi u shpjegon shokë-

ve: «Në dimër, kur e mbulon bora katundin, derrat dhe ujqit vërsulen nga mali për të shqyer e copëtuar bagëtinë dhe gjënë e gjallë. Përpara këtij rreziku katundi çohet dhe, kush me pushkë, kush me sëpatë, kush me dru, duke harruar grindjet dhe mëritë në mes njëri-tjetrit, ata bashkohen si një trup kundër bishave të malit. Kështu ngjet edhe për vatanin tonë. Bishat fashiste na u vërsulën për me na vue zgjedhën, për me na marrë tokat tona, me na çnderue gratë tona, për me na gjakosë, dhe, për të mbytur këto bisha, duhet që gjithë Shqipëria të bashkohet dhe me armë në dorë të çlirojmë atdheun». Qëllimet e Babës ishin qëllimet e shokëve. «Vallahi, thoshte një plak partizan i çetës me mustaqe të gjata, babë, s'po i lamë të gjallë këta qena në vendin tonë; o ne, o italianët këtu, por ne e dimë që do të fitojmë, sepse s'e hanë dot me ne këta breshkaxhinj. A e pe në Breg...» dhe filloi të tregonte numrin e forcave mësymëse të armikut dhe shpartallimin e tyre.

Myslimi dhe shokët e tij s'gaboheshin; lufta e shenjtë për ta kishte filluar. Çeta partizane e Myslim Pezës dita-ditës po shtohej me katundarë, punëtorë, profesorë, mësues, nëpunës, studentë, oficerë, të gjithë të dalë malit për një qëllim: për çlirimin e atdheut. Çeta partizane e Myslimit shkonte fshat më fshat, shpinte kushtrimin e Luftës Nacionalçlirimtare, shpinte zemrën e një populli të tërë, që rrihte në çetat e Myslimit. Peza pa të mblidheshin patriotët shqiptarë nga të katër anët e Shqipërisë, pa të hidhej hapi i parë i bashkimit të popullit tonë, pa të vëllazëroheshin patriotët shqiptarë me tendenca politike të ndryshme dhe t'i

jepnin dorën e besës shoqi-shoqit se do të luftonin me tërbim okupatorin dhe tradhtarët; Peza pa të hidhen themelet e këshillave nacionalçlirimtarë, organet e vërteta të luftës sonë. Ajo pa terrorin fashist. Bishat e Duçes dhe të Merlikës, me qindra e me qindra këmishëzinj u turrën me tanke dhe aeroplanë dhe, si çakaj të uritur, rrënuan ç'gjetën përpara, pushkatuan me duzina pleq, kalamaj, gra e plaka, dogjën kasolle, i vodhën katundarët. Por terrori s'e tronditi besimin e katundarit të Pezës; ai, më i fortë se kurrë, rreth Myslimit e shokëve të tij, rreth flamurit të shenjtë të atdheut, dha besën mbi gjakun e martirëve të kombit se armikut do t'ia punojë qindin. Dhe Myslimi me çetën e tij partizane e me popullin e gjakosur heroik të Pezës e të rretheve të saj, të tërë të bashkuar si një trup, po i derdhen armikut për me marrë hakën e Shqipërisë, për me ngritë lart flamurin e Luftës Nacionalçlirimtare.

Baba Mustafa Xhani i Martaneshit po prin katundarët e Martaneshit në Luftën Nacionalçlirimtare.

Invazioni i atdheut tonë nga egërsirat fashiste ndezi zjarrin e luftës që mori gjithë Martaneshin. Baba Faja fshat më fshat po mobilizonte katundarët, po i përgatiste për Luftën Nacionalçlirimtare, po u tregonte atyre rrezikun që po kalon vendi ynë dhe udhën e çlirimit. «Malet tona, — u thotë Baba Faja katundarëve, — kanë parë luftën e përgjakshme kundër turqve robërues e imperialistë dhe armët tona kanë dalë fitimtare. Armiku i fëlliqur fashist ka shkelur tokat tona, ai ka ardhur ndër male e lugina për me na robë-

rue, me na grabitë gjënë e gjallë dhe bereqetin, përme na çnderue e me na zhdukë nga faqja e dheut». «Shokë, nuk durohet, me pushkë në dorë ta godasim armikun, të bashkojmë armët tona. «Ja vdekje ja liri!»»». Ky është zëri i kushtrimit i Baba Mustafa Xhanit, kushtrim që hyn në çdo kasolle, në çdo katund të Martaneshit, dhe Baba Faja, me pushkë në krah e me kobure në brez, po prin Çetën trime partizane të Martaneshit. Armiku barbar e pa rrezikun, e pa se ajo çerdhe shqiponjash do t'i turrej me rrëmbim e do ta godiste rëndë dhe çoi sikarët dhe e dogjën teqen e Martaneshit. Por flaka e teqes në Martanesh ishte flakë e shenjtë e patriotizmit, ishte pishtar i Luftës Nacionalçlirimtare, që ndrit rrugën e predikuar nga i madhi Naim. Çeta e Baba Fajës po e godet armikun atje ku ai s'e pret, atë e gjejmë në Dibër të godasë kolonat e armikut, atë e gjejmë kudo në Martanesh të çlirojë gjithë krahinën nga milicët e Duçes dhe të tradhtarëve. Lajmi i fundit i Baba Fajës: «Krahina e Martaneshit është çliruar nga ushtarët e milicët e armikut», na mbush zemrat me gëzim e krenari.

Të dy këta patriotë, që me pushkë krahut ia kanë kushtuar jetën e tyre çlirimit të atdheut, duhet të jenë shembull për të gjithë patriotët shqiptarë, shembull sakrifice dhe solidariteti për një kauzë të drejtë, se vetëm në këtë mënyrë dëshirat e popullit shqiptar do të realizohen. Armiku i urryer i vendit tonë po ha grushte vdekjeje. Tani, pra, është koha më tepër se kurrë të bashkojmë energjitë tona, të bashkojmë armët tona, të shtrëngojmë radhët tona rreth Këshillit

Nacionalçlirimtar dhe, si një bllok graniti, t'i biem armikut nga të katër anët e Shqipërisë dhe ta hedhim në det, të përsëritim epopenë e Vlorës dhe t'i japim atdheut jetën e re plot liri dhe lumturi.

*Sali*

*Botuar për herë të parë në gazetën «Zëri i popullit», nr. 13-14, shkurt 1943*

*Botohet sipas: Enver Hoxha. Vepra, vëll. 1. Tiranë, 1968*

## EQREM LIBOHOVA[1], BEU KAMELEON, DHE TË ASHTUQUAJTURAT REFORMA TË TIJ

*Artikull i botuar në gazetën «Zëri i popullit»*

**Shkurt 1943**

Ç'mund të presë vendi nga një njeri si **Eqrem bej Libohova, që trupin dhe shpirtin ia ka shitur liretës së Musolinit?** Ç'mund të presë Shqipëria nga **Eqrem bej Libohova, që deri te pëllëmba e tokës që ka pasur në Shqipëri e ka shitur për me u ngulë në Italinë e Musolinit?** Ç'mund të presë populli nga një njeri **pa pikë morali politik, pa pikë skrupulli,** nga një njeri që tërë jetën e tij ka **ndërruar padronë, si ai zhapini kameleon** që ndërron lëkurën? **Asgjë përveç dëmit dhe tradhtisë.** Eqrem Libohova, **ish-ushtar i Turqisë, ish-ushtar i Vidit[2], ish-shërbëtor i Zogut, sot, si shërbëtor i fashizmit,** vjen në kolltukun e tradhtisë, ako-

---

1 Kryeministër kuisling në muajt janar-shkurt dhe maj-shtator të vitit 1943.

2 Vilhelm fon Vid — princ gjerman, vegël në duart e fuqive imperialiste. Në shkurt të vitit 1914 Fuqitë e Mëdha e emëruan «princ të Shqipërisë». Sundoi në Shqipëri gjatë periudhës mars-shtator të vitit 1914.

ma të ngrohtë dhe të lyer me tradhtinë e ish-kolegut të tij, Mustafa Merlikës, për me na qeverisë me atë «zgjuarsinë e tij prej diplomati» (sic). Me të vërtetë i çuditshëm diplomat, por vetëm se diplomacia e tij mund të shërbejë në sallonet e mykura të fashizmit, ku mbretëron korrupsioni dhe lireta, sepse diplomacia e tij s'bind kërkënd dhe s'vlen asnjë pesësh përpara shpirtit revolucionar e liridashës të popullit tonë. **Fashizmi e hodhi maskën «Merlika» dhe vuri maskën «Libohova». Ndryshimi qëndron në syzet, se maska është njësoj.**

Beu me syze të florinjta na del «reformator» si pa të keq. Ky pehlivan i tërkuzës (sigurisht tërkuzën do ta ndiejë nesër në zverkun e tij të mahur me djersën e popullit tonë) vjen të lozë «lodrën e madhe» dhe të na hedhë hi syve.

Jakomoni s'e ka zgjedhur mirë mashën, se masha është e qelbur kokë e këmbë, si manovra që kërkon të lozë qeveria e Libohovës me gjithë hyzmeqarët që e rrethojnë. Gjëja e parë që thonë këta është: «Neve na e kanë ngarkuar këtë barrë nacionalistët (sic), dhe, në rast se nuk përmbushen brenda 15 ditëve kondicat që i kemi kërkuar Jakomonit, ne marrim bastunin dhe kapelën e shkojmë». Këngë e vjetër kjo, ore tradhtarë, këngë false si tërë jeta juaj. Ju ju ka detyruar të bëheni vegla të armikut vetëm shpirti juaj bastard. Kush mund ta hajë këtë gjellë pa kripë që serviret prej Eqrem bej Libohovës, i cili e ka kockën e kurrizit të thyer nga reverencat që u bënte padronëve të ndryshëm të tij? Këtë gjellë na e servir Hilmi Leka, njëfarë Naraçi, të mos flasim për Kolë Bibë skandalo-

zin e për të tjerë plehra si Agushi. Dhe beu i Libohovës, me puron e diplomatit në gojë, na thotë: «Ndërruan kohërat, ne jemi një shtet sovran, pa humbur kohë po fabrikojmë një xhandarmëri shqiptare, një ushtri shqiptare me nga një gjeneral shqiptar në krye; këshilltarëve italianë u japim pasaportat dhe Merlikën e dërgojmë në Romë, se për së shpejti hapet sesioni i jashtëzakonshëm i senatit italian», ku do të këndohet duaja e imperos së humbur.

*Eureka*[1] thotë Jakomoni: «Ç'më bëri ai Mustafa Merlika me mënyrën e qeverimit të tij! S'është aq zor me e ba popullin shqiptar qole, s'është punë e rëndë me e heqë prej hunde, por duhet menduar. Kjo është punë uniformash: këmishëzinjtë e Halil Alisë i bëjmë gushëkuqë[2] dhe u vëmë një gjeneral arnaut në krye. Amerikanët na përlanë imperon, të paktën t'u marrim shpirtin praktik të tyre. Sa për ushtrinë shqiptare, ta lëmë mënjanë, se le që s'të vjen njeri ushtar, por edhe ata që kanë mbetur dalin malit duke marrë me vete edhe mitralozat. Megjithatë, s'humbasim gjë po ta lozim edhe këtë kartë, se kjo punë është si puna e eshkës, po mori zjarr, mori, po s'mori, s'humbasim gjë. Nderin, prestigjin, ushtrinë dhe imperon e humbëm, të paktën përpëlitemi edhe pak kohë. Sa për mijëra të burgosurit e të internuarit, e gjejmë ilaçin, lirojmë pesë të parrezikshëm dhe kolona e pestë jona e

---

1 Greqisht — e gjeta.

2 Me emrin «gushëkuqë» cilësoheshin xhandarët që nga koha e regjimit të Zogut, sepse jaka e uniformës që mbanin ishte e kuqe.

ka merak që t'i bëjë 500. Populli shqiptar është mësuar të ngopet me lugë të zbrazët».

Kështu mendon «diplomacia e lartë» fashiste dhe hyzmeqarët e saj, dhe kjo këqyrje kaq e stërholluar e situatave ka dhënë prova «të shkëlqyera»; shih Abisininë, Eritrenë, Somalinë, Tripolin. Jakomoni dhe Libohova zaten do ta pësojnë si i famshmi fashist Ansaldo, që hingëllin çdo natë nga Radio Roma e që të vjen qejf ta dëgjosh, për xhevahiret që thotë, si për shembull: «Që kur filloi ofensiva angleze në El-Alamein ne e dinim që do t'i lanim buzët me Tripolin, por nuk e thoshim, se na e merrte vesh armiku»; edhe Jakomoni me qolet e tij e dinë që e kanë të humbur davanë, por nuk e thonë, se e merr vesh armiku.

**Armiku e ka marrë vesh me kohë dhe ka marrë masat.** Dhe masën që ka marrë ju e keni ndier dhe do ta ndieni këtej e tutje ca më të fortë, më të ashpër dhe më të egër. Këto dallavere tuajat janë bërë bajate për popullin shqiptar dhe, në qoftë se do të ketë njeri që t'i besojë, do të jeni vetëm ju, që i keni pjellë nga trutë tuaja të çoroditura, **kurse populli shqiptar e ka mendjen top dhe rrugën e ka caktuar vetë, rrugën e luftës së pamëshirshme kundër okupatorit dhe tradhtarëve.** Ju mund të ndërroni uniformat e spiunëve dhe të mercenarëve tuaj me uniforma xhandari, por ata mbeten po ata njerëz, dhe për popullin mbetet po ajo luftë.

*S.*

*Botuar për herë të parë në gazetën «Zëri i popullit», nr. 13-14, shkurt 1943*

*Botohet sipas: Enver Hoxha. Vepra, vëll. 1. Tiranë, 1968*

## DIREKTIVAT E INTERNACIONALES KOMUNISTE[1] DHE LUFTA NACIONALÇLIRIMTARE

*Referat i mbajtur në mbledhjen e KQ të PKSH*

[Shkurt 1943]

Populli shqiptar, gjatë kohës së Rilindjes së tij, dhe veçanërisht që prej Kongresit të Berlinit[2] gjer më 1912, kur më në fund arriti të shpallte indipendencën e vet, është munduar me kryengritje kundër zaptuesit të atëhershëm osmanlli, me përpjekje politike kundër intrigave të imperializmit italian e austriak, të gjejë rrugën e tij të vërtetë, rrugën e çlirimit. Flamurtarë

1 Në dhjetor të vitit 1942 PKSH i erdhën direktivat e Komitetit Ekzekutiv të Internacionales Komuniste për Luftën Nacionalçlirimtare.

2 U mblodh në qershor 1878 me pjesëmarrjen e 6 Fuqive të Mëdha të kohës (Angli, Austro-Hungari, Francë, Gjermani, Itali dhe Rusi), për rishikimin e paqes së Shën Stefanit dhe për rregullimin e gjendjes në Ballkan. Mori nëpër këmbë parimin e vetëvendosjes së popujve duke kënaqur lakmitë e Fuqive të Mëdha dhe duke ruajtur sundimin e kalbur otoman në një pjesë të Ballkanit.

Në këtë kongres Fuqitë e Mëdha e mohuan krejtësisht ekzistencën e çështjes shqiptare, duke e konsideruar Shqipërinë thjesht si një «shprehje gjeografike» dhe si objekt pazarllëqesh.

kryesorë të kësaj lufte u bënë rilindësit shqiptarë të mërgimit, të cilët me ndihmën e tyre materiale, mendore e propagandistike dhe, më në fund, me gjakun e tyre mundën të zgjonin në popullin e tyre të shtypur me shekuj idenë e luftës çlirimtare, të domosdoshme për të arritur në pavarësinë e kombit shqiptar. Përpjekjet, mundimet, vuajtjet, sakrificat e popullit shqiptar u kurorëzuan me sukses. Më 1912 shpallet Pavarësia e popullit shqiptar dhe Shqipëria organizohet si komb dhe si shtet. Fatkeqësisht, imperializmi i huaj, nëpërmjet disa tradhtarëve, donte ta bënte Shqipërinë plaçkë tregu, ndërhyri në punët e brendshme të shtetit shqiptar të porsalindur, duke shfrytëzuar injorancën dhe fanatizmin e një pjese të popullit. Në këtë kohë fshatarët e Shqipërisë së Mesme ngritën krye me Haxhi Qamilin si kryetar kundër sistemit feudal që po i shtypte dhe përvetësuan tokat që ata punonin.

Në pragun e Luftës së Parë Botërore populli shqiptar nuk gjendej i bashkuar për t'i bërë ballë situatës së re që ishte duke u krijuar në Evropë. Shtetet e mëdha imperialiste, që haheshin në mes tyre dhe përgatitnin kasaphanën e luftës së madhe, ndërhynin në vendin tonë dhe, kështu, asnjë zgjidhje nuk mund t'i jepej çështjes shqiptare. Gjatë kësaj lufte Shqipëria u shkel në një pjesë nga aleatët dhe në një pjesë tjetër nga perandoritë qendrore dhe këlyshët e tyre. Toka shqiptare u bë fushë lufte dhe populli vuajti të zitë e ullirit; imperialistët kërkonin ta përdornin për mish topi. Pas luftës përsëri imperializmi i huaj kërkoi ta bëjë plaçkë tregu popullin shqiptar. Veçanërisht Italia, e cila më 1915 firmoi Traktatin e fshehtë të

Londrës[1] për shtrirjen e saj në Shqipëri (traktat që e shpallën publikisht sovjetët) u bë e rrezikshme për të ardhmen e popullit shqiptar dhe nuk e hoqi ushtrinë e saj nga një pjesë e tokës shqiptare. Populli shqiptar, përpara këtij rreziku, me fuqitë e tij të vogla, ia nisi luftës kundër okupatorit dhe tradhtarëve. Në Lushnjë u bë Kongresi që përmblidhte përfaqësuesit e vërtetë të popullit, patriotë të ndershëm, që hodhën bazat e pavarësisë shqiptare dhe të shtetit shqiptar. Kongresi i Lushnjës ishte kurorëzimi i përpjekjeve dhe i sakrificave të popullit me nacionalistë të ndershëm në krye, i luftës nacionalçlirimtare për të fituar të drejtat e tij politike. Qeveria tradhtare e Durrësit, vegël e Italisë, u rrëzua përpara frymës revolucionare të popullit. Populli i qytetit të Vlorës dhe fshatarët e tij rrëmbyen armët, dhe bashkë me këta me mijëra vullnetarë, nga të katër anët e Shqipërisë, të bashkuar nga një ideal i përbashkët — dëbimi i okupatorit, bënë një luftë heroike dhe hodhën në det zaptuesin. Shenjat e kësaj lufte mbetën të gjalla në popullin shqiptar dhe një urrejtje e madhe iu fut në shpirt për okupatorin.

Qeveria popullore e atëhershme e Tiranës nuk diti t'u bënte ballë problemeve ekonomike, shoqërore, politike të brendshme si dhe situatës së jashtme. Rinia shqiptare filloi të organizohet. Krijohet shoqëria «Bashkimi» me qëllim që t'u bëjë luftë tradhtarëve

---

1 U përfundua në mënyrë të fshehtë më 26 prill 1915 midis qeverive të Antantës (Angli-Francë-Rusi) dhe Italisë. Sipas këtij traktati Italisë i njihej sovraniteti i plotë mbi Vlorën, rrethinat e saj dhe mbi ishullin e Sazanit. Një pjesë tjetër e gjerë e tokës shqiptare u jepej shteteve fqinje.

reaksionarë të brendshëm dhe rrezikut imperialist të jashtëm; ajo, e formuar prej elementëve më të ndërgjegjshëm të çështjes kombëtare, mundohet ta drejtojë popullin, duke e edukuar politikisht, drejt mbrojtjes së interesave të tij ekonomikë, shoqërorë dhe politikë me një karakter popullor dhe demokratik. Reaksioni, me anën e imperializmit të huaj, rrëzon qeverinë me forcë dhe bëhet zot me anë të diktaturës personale dhe bashibozuke të Ahmet Zogut dhe klikës së tij. Sistemi reaksionar i regjimit të tij dhe lidhja e mëpastajme e Zogut me Italinë sollën pakënaqësi në patriotët shqiptarë, të cilët, bashkë me të emigruarit jashtë atdheut, u munduan me anë të kryengritjeve të rrëzonin Zogun dhe të largonin rrezikun italian, por, fatkeqësisht, të gjitha tentativat dështuan, mbasi këta nuk kishin masën e gjerë të popullit me vete. Drejtuesit e këtyre lëvizjeve, që shumë herë nuk kanë pasë vendosjen e duhur, nuk i organizuan këto në shkallë të gjerë, nuk e përgatitën popullin, që e urrente regjimin e Zogut dhe Italinë fashiste. Rreziku i fashizmit italian po bëhej më i afërt, dhe populli shqiptar në asnjë mënyrë nuk deshte të pranonte dhe të kishte fatin e keq të Abisinisë dhe të Spanjës. Italia fashiste, me tradhti dhe me forcë, dhe duke përfituar nga politika e gabuar e qeverisë së atëhershme, qeveri që i kishte lidhur fatet e saj me ato të Italisë, skllavëroi vendin tonë. Populli shqiptar e priti me pushkë fashizmin italian. Më 7 prill të 1939-s në Durrës, në Vlorë, në Sarandë, në Shëngjin u derdh gjak shqiptari për mbrojtjen e vendit të vet. Rinia, populli, luftuan në një luftë të pabarabartë kundër okupatorit. Populli

shqiptar e kuptoi fare mirë pse kishte ardhur fashizmi në Shqipëri; ai i dinte fare mirë qëllimet imperialiste të tij; ai i mbante mend dhe i dinte mizoritë, vuajtjet, grabitjet dhe internimet e 1920-s. Ai e dinte se fashizmi ishte shkaktari që gjatë regjimit të Zogut, me traktatet ekonomike dhe politike të imponuara prej tij, shkatërroi ekonominë e vendit, tregtinë, bujqësinë dhe blegtorinë. Me ardhjen e Italisë fashiste në Shqipëri rifilluan në shkallë më të gjerë grabitjet, poshtërsitë, vuajtjet morale, internimet, burgimet, vrasjet. Fashizmi italian mori në dorë aparatin e shtetit shqiptar dhe e italianizoi. Kudo funksionarët italianë, veçanërisht në punët drejtuese, zëvendësuan nëpunësit shqiptarë, të cilët mbetën si kukulla pa asnjë përgjegjësi. Shkollat, bazat e edukimit të rinisë shqiptare, filluan të italianizohen. Drejtësia shqiptare zëvendësohet nga gjyqet e jashtëzakonshme ushtarake. Xhandarmëria dhe ushtria shqiptare suprimohen. Administrata bëhet vegël e karabinierisë dhe e Luogotenencës për të shtypur popullin shqiptar. Nuk mbeti shoqëri italiane pa derdhur kapitale të saj në tokën shqiptare; u mobilizuan tregtia dhe mjetet e transportit. Bankat dhe shoqëritë bujqësore spekulonin në kurriz të popullit punëtor dhe zaptonin tokat e bujkut shqiptar. Shkurt, fashizmi shtiu në dorë shtetin shqiptar dhe pasuritë e vendit. Ja bilanci i veprimtarisë fashiste në vendin tonë. Ja, pra, pse populli shqiptar e urren okupatorin. Ja pse populli shqiptar filloi rezistencën për të mbrojtur të drejtat e tij jetike, rezistencë që u shpreh me forma të ndryshme: me propagandë, me agjitacion, me greva, me demonstrata, me sabotazhe dhe me luftë çetash. Ri-

nia qe e para që ia nisi luftës dhe u vu në ballë të Luftës Nacionalçlirimtare të popullit shqiptar kundër okupatorit. Populli shqiptar e kuptoi se vetëm me luftë mund t'i bëjë ballë rrezikut të zhdukjes nga faqja e dheut të kombit shqiptar nga fashizmi italian, ai e kuptoi se vetëm me anë të Luftës Nacionalçlirimtare do të mundë të fitojë lirinë e vet. Këtë gjë e ndjeu i madh e i vogël. Populli, kur i është dhënë rasti, nuk ka munguar të shfaqë sheshit urrejtjen e tij për okupatorin dhe t'i japë grushte: grushte morale, duke sabotuar propagandën e tij gënjeshtare që bënte me anë të Partisë Fashiste Shqiptare dhe të Luogotenencës, grushte vdekjeje, duke sabotuar aparatin e tij shtypës, aparatin ushtarak me anë të sabotazheve. Populli shqiptar ka qenë gjithmonë gati që të hidhet në zjarr. Mjafton që ai të ketë udhëheqës të vendosur. Shembujt janë konkretë: demonstratat e 28 Nëntorit të 1939-s, ato të 28 Nëntorit të 1941-shit e 1942-shit, sabotimi i luftës kundër Greqisë, demonstratat e 7 prillit, demonstratat e Tiranës dhe të Korçës kundër fashizmit dhe kundër përçarjes së popullit, demonstrata për bukë dhe, veçanërisht, demonstratat e fundit, me rastin e raprezaljeve të Vlorës, që u bënë në Tiranë, Durrës, Kavajë, Elbasan, demonstrata me rastin e vdekjes së dëshmorit Shenasi Dishnica, që u bë në Tiranë dhe në Fier[1] (dyqanet mbyllen, nëpunësit lënë zyrat, rinia

1 Është fjala për demonstratat e organizuara në Tiranë dhe në Fier në janar të vitit 1943 me rastin e përcjelljes për në qytetin e Fierit të trupit të dëshmorit Shenasi Dishnica, i vrarë nga pushtuesit fashistë italianë në Tiranë më 22 janar 1943.

lë shkollat, punëtorët lënë punën, dhe të gjithë së bashku shpërthejnë në demonstrata antifashiste). Në Skrapar dhe në Vlorë katundarët bashkë me çetat luftojnë kundër fuqisë fashiste.

Terrori fashist nuk e ka trembur popullin shqiptar, përkundrazi, urrejtja e tij kundër zaptuesit dhe tradhtarëve shtohet akoma më tepër. Lufta Nacionalçlirimtare dalngadalë merr një karakter të përgjithshëm. Fashizmi ha kudo dru, si në qytet, ashtu edhe në fshat.

Në luftën që bën sot populli shqiptar rolin kryesor udhëheqës e luan Partia Komuniste, e cila ka marrë pjesë aktive në këtë luftë dhe nuk ka ndenjur si spektatore duke shikuar të lëvizë masa e popullit. Komunistët kanë qenë në radhët e para, dhe gjaku i dhënë prej këtyre dëshmon vendosjen e tyre për këtë luftë që bën populli shqiptar. Partia Komuniste u bë motori i lëvizjes së popullit kundër zaptuesit dhe tradhtarëve. Partia, që në formimin e saj, i shpjegoi popullit veprimet dhe qëllimet e fashizmit në Shqipëri. Populli, që gjer atëherë nuk kishte pasur një parti drejtuese ashtu si duhej, përqafoi dhe përvetësoi parullat, direktivat e Partisë Komuniste dhe në bazë të tyre ia nisi luftës. Përpara formimit të Partisë Komuniste as komunistët, as nacionalistët e ndershëm nuk ishin në gjendje të futnin popullin në lëvizje dhe ta drejtonin në një luftë kundër fashizmit. Mungonte puna organizative e lëvizjes, e domosdoshme për të luftuar ashtu si duhet fashizmin italian.

Grupet e ndryshme komuniste, në vend që të bënin një luftë direkte kundër zaptuesit dhe tradhtarëve, të mobilizonin masat, luftonin shoqi-shoqin, gjoja në

bazë të argumenteve marksiste, duke akuzuar njëri-tjetrin. Kjo grindje u shndërrua në një luftë egoiste midis personash drejtues të grupeve; popullarizoheshin këta persona dhe shumë herë puna komuniste bëhej bisedë kafenesh. Komunistët s'kishin të qartë vijën politike.

Internacionalja Komuniste ishte interesuar që me kohë për një veprimtari komuniste në vendin tonë. Pas vitit 1924 shkuan në Bashkimin Sovjetik disa të rinj nga të emigruarit politikë, për t'u edukuar dhe për t'u bërë militantë komunistë, në mënyrë që këta, kur të ktheheshin në vendin e tyre, të bëheshin pionierë të lëvizjes revolucionare të popullit shqiptar kundër imperializmit të huaj dhe feudalizmit të brendshëm. Por pjesa më e madhe që u kthye në Shqipëri i neglizhoi këto detyra, harroi misionin e lartë që i ishte ngarkuar nga proletariati ndërkombëtar. Disa nga këta u bënë oportunistë, socialdemokratë dhe me predikimet e tyre, sjelljet e tyre, veprat e tyre, komprometuan në sytë e popullit punën komuniste. Populli priste nga këta ushqim të shëndoshë, punë komuniste të vërtetë. Një palë tjetër krijoi tarafet, futi në shpirtin e komunistëve të rinj, të etshëm për punë, frymën e grupit. Vetëm një shok, Ali Kelmendi, që për çështjen komuniste dha jetën e tij dhe emrin e të cilit ne, komunistët, lipset ta mbajmë lart, përhapi vijën e drejtë të Internacionales Komuniste. Vetëm ai e përmbushi detyrën e pionierit komunist ashtu si duhet. Ai kudo që shkonte futej në masat dhe formonte rrethe. Në Korçë hodhi bazat e para për organizimin e një pune me të vërtetë komuniste, duke vënë në lëvizje punëtorinë.

Internacionalja Komuniste edhe një herë tjetër ka pasë dërguar direktiva[1], por, fatkeqësisht, ato nuk u zbatuan, sepse atëherë ekzistonin grupet, përçarja në mendime, mospërgatitja politike e shokëve, kështu që nga disa nuk u pranuan fare, dhe nga ata që u pranuan nuk u aplikuan. Pra, shohim se atëherë direktivat u sabotuan ngaqë nuk gjetën fushë të favorshme. Sot është për herë të dytë që Internacionalja Komuniste na dërgon direktiva, por këto na gjejnë të bashkuar, me kuadro drejtues të shëndoshë, me vijën politike të caktuar dhe të drejtë, me një fjalë, na gjejnë të përgatitur dhe të fortë. Por, gjersa t'ia arrinte kësaj gjendjeje, Partia Komuniste duhej të kalonte një rrugë plot me pengesa. Partia Komuniste e Shqipërisë mundi të bashkonte grupet, të eliminonte elementët e dobët, grupashët, fraksionistët, oportunistët, të plogëtit, të edukonte shokët me një vijë politike dhe edukatë të shëndoshë, me shpirt leninist-stalinian, t'i lidhte këta me masën e popullit dhe të bënte veprime (greva, demonstrata, sabotazhe, aksione çetash, agjitacion e propagandë e të tjera) kundër okupatorit. Partia Komuniste u bë shtylla kryesore e Luftës Nacionalçlirimtare të popullit kundër fashizmit italian. Komunistët derdhën gjakun e tyre në këtë luftë dhe vazhdojnë ta derdhin. Partia Komuniste arriti të hiqte dyshimin për fitoren, dyshim që e mbillnin zaptuesi, tradhtarët dhe kolona e pestë me anë të propagandës gënjeshtare dhe të frikës. Partia Komuniste është një parti që ka dalë nga

1 Është fjala për direktivat që i dërgoi Internacionalja Komuniste lëvizjes komuniste shqiptare në vitin 1937.

lufta: nga lufta e grupeve dhe nga ajo kundër okupatorit. Nga kjo luftë e dyfishtë shokët komunistë fituan eksperiencë në luftën ideologjike dhe në atë praktike dhe kështu mundën të gjenin rrugën e vërtetë komuniste. Kjo luftë spastroi, forcoi dhe zgjeroi radhët e Partisë, në mënyrë që kjo të bëhej monolite dhe e zonja të drejtojë lëvizjen e popullit tonë kundër zaptuesit.

Internacionalja Komuniste, duke parë këtë punë të pastër që bëri Partia jonë, e njohu këtë si pjesëtare të saj. Përpjekjet e shokëve nuk kanë qenë të kota. Pikërisht ne u njohëm, pasi ne punonim në bazë të direktivave të Internacionales Komuniste, e cila sot, me njohjen e saj zyrtare të Partisë Komuniste, vulos punën tonë komuniste. Kjo njohje ka një rëndësi të veçantë sot, mbasi kjo bëhet në një kohë lufte, në një kohë shumë të zorshme, dhe Partia Komuniste, me punën e saj të pastër, të shëndoshë, të drejtë dhe me gjakun e anëtarëve të saj, arriti ta fitojë këtë të drejtë. Lipset të jemi kryelartë për këtë, sepse kjo rrëfen se ne kemi fituar një të drejtë që e kemi merituar. Por prej kësaj të drejte rrjedhin edhe detyrime, dhe detyra më e madhe është të forcojmë radhët e Partisë me kuadro të shëndoshë dhe të veprojmë në bazë të direktivave të Internacionales Komuniste. Të kemi vendosje në punën tonë, se lufta bëhet me vepra dhe jo me fjalë. Armiku është i fortë dhe ne duhet të dimë ta luftojmë dhe të jemi të përgatitur për këtë luftë. Duhet të eliminohen elementët oportunistë, socialdemokratë, fraksionistë, trockistë dhe sabotatorë të direktivave të forumeve më të larta dhe të Internacionales Komu-

niste. Duhet t'i kemi sytë të hapura karshi elementëve të «Zjarrit» dhe atyre si Z. F. dhe A. Q. Këta elementë, që dalin gjoja me parulla komuniste, janë shumë herë më të rrezikshëm se armiku direkt. Këta sjellin përçarje në mendimet e shokëve komunistë dhe mosbesim në direktivat e Partisë. Parullat e tyre antileniniste-staliniane, kundër vijës së sotme të Internacionales Komuniste, përçajnë Frontin e përbashkët Nacionalçlirimtar, duke i ndarë komunistët nga nacionalistët. Ata janë kundër Luftës Nacionalçlirimtare të popullit shqiptar, me parullat e tyre ekstremiste dhe antimarksiste futin në rrethet e nacionalistëve dyshimin se komunistët nuk luftojnë për çlirimin e Shqipërisë, por për komunizmin; ata nuk njohin luftën e përbashkët që bën sot Bashkimi Sovjetik me demokracitë e mëdha dhe me popujt e tjerë të shtypur; ata nuk njohin koalicionin e përbashkët të gjithë botës mbarë kundër fashizmit, imperializmit më të rrezikshëm dhe më barbar që ka parë bota. Ata, duke ndjekur këtë politikë, bëhen vegla të okupatorit, dhe asnjë marrëveshje nuk mund të bëhet me ta, por, si tradhtarë që janë, lipset të demaskohen dhe të dënohen si të tillë nga populli.

Nuk na lejohet më që në Partinë tonë të gjejnë strehë elementë që duan të prishin punën e Partisë, që duan ta pengojnë Partinë në ecjen e saj në Luftën Nacionalçlirimtare të popullit shqiptar. Duhet të jemi vigjilentë dhe të mos kemi asnjë mëshirë për këta elementë, që duan t'u vënë gurë rrotave të Partisë. Dënimin më të madh meritojnë të tillë elementë.

Tani nuk na lejohet më të bëjmë gabime dhe të mos zbatojmë direktivat e dhëna nga forumet më të

larta, në të cilat sot, më tepër se kurrë, duhet të kemi besimin më të madh. Sot jemi përgjegjës për veprat tona, jo vetëm përpara popullit shqiptar, por edhe përpara proletariatit ndërkombëtar, përpara Internacionales Komuniste. Vetëm një parti e organizuar dhe e edukuar politikisht në këtë mënyrë mund të jetë e denjë të mbajë emrin e anëtares së Internacionales Komuniste dhe të meritojë këtë emër. Kjo gjë varet nga ne, nga puna jonë komuniste.

Direktivat që na dërgon sot Internacionalja Komuniste për Luftën Nacionalçlirimtare ka kohë që i janë dhënë Partisë sonë Komuniste, e cila i ka vënë në zbatim, por akoma këto janë aktuale, akoma këto i përshtaten situatës politike të vendit tonë. Internacionalja Komuniste e mori në studim gjithë materialin e Partisë sonë Komuniste dhe e gjeti me vend pothuajse të tërë.

Këto direktiva që na vijnë sot duhet t'i studiojmë me vëmendje, t'i kuptojmë mirë dhe pastaj t'i zbatojmë, t'i bëjmë gjakun tonë dhe kështu duke i përvetësuar do të jemi në gjendje që t'i zbatojmë ashtu siç duhet.

Direktivat që na dërgon Internacionalja Komuniste janë:

1) Organizimi dhe zhvillimi i Luftës Nacionalçlirimtare të popullit shqiptar kundër italianëve dhe gjermanëve.

2) Krijimi dhe forcimi i Frontit Nacionalçlirimtar me të gjithë patriotët, duke evituar, tani për tani, parullat që dalin jashtë kuadrit nacionalçlirimtar të Shqipërisë.

3) Me futë në udhëheqjen e luftës partizane, përveç komunistëve, sa më shumë patriotë dhe nacionalistë të ndershëm shqiptarë.

Duke i analizuar këto direktiva shohim se këto na rrëfejnë rrugën tonë të tanishme, detyrat tona të afërme, na hapin perspektiva të gjera për t'u futur në masë dhe për të mobilizuar gjithë popullin shqiptar kundër zaptuesit. Duhet që këtë luftë ta organizojmë dhe ta bëjmë tok me popullin, se Partia jonë është një parti e popullit, që ka në programin e saj mbrojtjen e interesave të tij. Ta mobilizojmë popullin, ta futim në lëvizje dhe të gjitha energjitë e tij revolucionare t'i drejtojmë kundër një objekti të caktuar të përbashkët: kundër zaptuesit, kundër fashizmit italian dhe atij gjerman. Lufta Nacionalçlirimtare nuk është një luftë kuadrosh, por një luftë masash të gjera të frymëzuara dhe të drejtuara nga Partia. Këtu shohim se Partia Komuniste, si pararojë e kësaj lufte, si pjesa më koshiente e popullit shqiptar, ka një detyrë delikate, atë të udhëheqjes së të gjithë popullit, bashkë me pjesën nacionaliste koshiente dhe të vendosur. Partia e ka në ballë të programit të saj Luftën Nacionalçlirimtare dhe derdh të gjitha energjitë e saj për zhvillimin, organizimin dhe drejtimin e gjithë forcave antifashiste të popullit tonë kundër okupatorëve italianë e gjermanë. Populli e urren okupatorin, dhe ne lipset ta mobilizojmë, si edhe të gjitha tendencat politike të nacionalistëve të ndryshëm, kurse ato forca që nuk mund t'i mobilizojmë, duhet t'i neutralizojmë. Asnjë rezervë forcash nuk lipset të mbetet në duart e okupatorit. Zaptuesi duhet të izolohet dhe të luftohet me tërbimin

më të madh dhe për këtë, urrejtjen që ka populli, duhet ta kthejmë në një luftë të hapur kundër fashizmit. Populli shqiptar e do lirinë dhe nuk është kursyer gjatë historisë së tij, siç është thënë më lart, të luftojë imperializmin e huaj që ka dashur ta skllavërojë vendin tonë. Ai urren fashizmin italian si armik direkt, por edhe nazizmin gjerman, si armik bashkëpunues i të parit. Të dy duhen demaskuar. Partia Komuniste e Shqipërisë që në fillim e kuptoi rëndësinë që ka Lufta Nacionalçlirimtare për edukimin politik të popullit, për çlirimin e tij nga fashizmi dhe për të kaluar në etapën e dytë të revolucionit. Por për t'ia arritur këtij qëllimi të fundit më përpara duhet të thyhen zinxhirët që i ka hedhë popullit fashizmi, dhe këta zinxhirë mund të këputen vetëm me anë të Luftës Nacionalçlirimtare, që bashkon të gjitha forcat luftuese të popullit. Revolucioni bolshevik, na thotë Stalini, nuk do të kishte triumfuar, në qoftë se proletariati rus nuk do të kishte simpatinë dhe ndihmën e popujve të shtypur nga regjimi carist. Por, për të fituar këtë simpati dhe ndihmë të tyre, i duhej më përpara të këpuste zinxhirët dhe t'i shpëtonte nga thundra e imperializmit carist, armik i përbashkët. Kështu qe e mundur të vendosej rendi sovjetik dhe të krijohej ai organizim i mrekullueshëm i bashkëpunimit të të gjithë popujve që quhet URSS. Edhe sot, në qoftë se popujt e shtypur nuk luftojnë armikun e përbashkët, armikun më të rrezikshëm, fashizmin, kurrë nuk do të mundin të fitojnë lirinë e tyre, dhe proletariati ndërkombëtar kurrë nuk do të mundë të bëjë revolucionin e vet. Dhe populli shqiptar kurrë nuk do të mundë të fitojë lirinë e tij, në qoftë

se nuk zhduk më përpara fashizmin, armikun e përbashkët që shtyp fshatarin, punëtorin, intelektualin, tregtarin dhe kapitalistin e vogël, me një fjalë, popullin. Partia Komuniste e Shqipërisë kurrë nuk do të mundë të përmbushë programin e saj maksimal, në qoftë se më përpara nuk shfaros fashizmin që shtyp popullin, që nuk e lë të zhvillohet ekonomikisht, politikisht dhe nuk i jep liri.

Ja, pra, rëndësia e Luftës Nacionalçlirimtare për popullin shqiptar dhe për Partinë Komuniste të Shqipërisë.

Organizimi dhe zhvillimi i Luftës Nacionalçlirimtare bëhen me mobilizimin e popullit në çështje konkrete dhe aktuale, çështje që e prekin drejtpërsëdrejti dhe që ai i ka parasysh ditë për ditë, në çështje, për të cilat ai është gati të bëjë çdo sakrificë. Duhet që gjithë vëmendja e tij, gjithë vullneti i tij, të gjitha energjitë e tij, të koncentrohen rreth një objekti të caktuar dhe të pasqyruar me të gjitha karakteristikat e tij në luftën kundër fashizmit barbar dhe skllavërues, kundër tradhtarëve, veglave të tij, kundër fashizmit, që i rrëmben popullit bereqetin, tokën, mallin, shtëpinë, tregtinë dhe e lë pa bukë.

**Mobilizimi i gjithë forcave patriotike duhet të bëhet nga poshtë dhe nga lart.**

**Nga poshtë** katundaria duhet të zërë vendin e parë. Ajo është klasa më e madhe e popullit tonë, por edhe më e vuajtura, që dita-ditës është në rrezik të varfërohet nga fashizmi, i cili i rrëmben bereqetin dhe tokën. Fashizmi e ka shfrytëzuar deri në palcë atë, dhe shpeshherë, duke përfituar nga mosdija e saj, ka rekru-

tuar forca kundër Luftës Nacionalçlirimtare, si milicë, fuqi bashibozuke etj. Ajo duhet të bëhet shtylla kryesore e luftës, fuqitë e saj janë shumë të mëdha, por vetëm se ajo duhet të vihet në lëvizje, duhet t'i shpjegohet kjo luftë dhe ta kuptojë atë. Nuk kemi punuar aq sa duhet me fshatarësinë, nuk kemi lodhur këmbët që të vemi në fshat dhe t'ua qajmë hallet sa duhet katundarëve. Kemi punuar nëpër qendrat, por jo në rrethet, në katundet, që në shumë vende i kemi lënë mbas dore. Atje ku kemi vajtur dhe ku kemi ditur të punojmë, kemi pasur simpatinë dhe ndihmën më të madhe. Katundari ynë është i mirë, i ndershëm dhe revolucionar, mjafton që ne të dimë se ku ta prekim për të zgjuar në shpirtin e tij interesimin për Luftën Nacionalçlirimtare. Duhet t'i shpjegojmë se shkaktari i vuajtjeve të tij tani është fashizmi dhe vetëm me zhdukjen e këtij ai do të mundë të përmirësojë gjendjen e tij ekonomike.

Masat punëtore nuk kemi ditur t'i grumbullojmë dhe t'i organizojmë. Partia Komuniste e Shqipërisë duhet të jetë një parti punëtorësh dhe katundarësh, që janë elementët më të vendosur për çështjen tonë. Ne, që të mund t'i mobilizojmë punëtorët, duhet t'i afrojmë, duhet të bëjmë jetën e tyre, të rrojmë me ta dhe bashkë me ta të shkojmë përpara kundër fashizmit. Punëtori vuan nga fashizmi, i cili e lë pa punë, e hedh në rrugë dhe sot, më tepër se kurrë, e lë pa bukë. Mundësitë e punimit me klasën punëtore janë shumë të mëdha, sepse ajo është klasa që e ndien më tepër se kushdo tjetër Luftën Nacionalçlirimtare. Ajo duhet të marrë pjesë aktive dhe udhëheqëse.

Intelektualët e shohin me simpati lëvizjen tonë,

por një pjesë është oportuniste dhe shumë herë është bërë vegël e okupatorit, duke u tërhequr nga jeta e rehatllëkut, por nuk lipset të harrojmë se një pjesë qëndron në krye të lëvizjes dhe është e vendosur që ta luftojë fashizmin. Fashizmi e ka shtypur intelektualizmin e vërtetë. Intelektuali që kërkon liri mendimi, liri veprimi, duhet të jetë i pari për këputjen e zinxhirëve të fashizmit, helmues i mendjes dhe korruptues i shpirtit. Intelektualët akoma nuk kanë një ide të qartë mbi lëvizjen tonë, dhe detyra jonë është që t'i afrojmë, t'i sqarojmë aty ku janë të errët, t'u rrëfejmë rrugën e vërtetë që duhet të ndjekë sot një intelektual i ndershëm shqiptar. Energjitë, të shpërndara dhe me drejtime shumë herë të pacaktuara të intelektualëve tanë, duhet t'i kanalizojmë dhe t'i drejtojmë kundër një objektivi të caktuar, kundër fashizmit, armikut më të madh të zhvillimit të mendjes.

Rinia është bërë flamurtare e luftës së sotme. Ajo është e para që e tundi zgjedhën e okupatorit. Shpirti i saj i njomë nuk mundi të duronte atmosferën mbytëse dhe korruptuese, ku deshi ta hidhte fashizmi. Ajo nuk deshi të pranonte të bëhej lodër e okupatorit. Asaj kurrë nuk i është trembur syri dhe kudo është hedhur me zell dhe me vetëmohim të pashoq. Ajo bëri sakrificat më të mëdha dhe dha heronj të një epopeje të re shqiptare. Lufta për çlirimin e atdheut i është rrënjosur në shpirt, i është bërë një besim, një ideal.

Rinia e qendrave, dhe më tepër ajo shkollore, pothuajse është e mobilizuar e tëra. Edukata fashiste, në vend që ta degjeneronte dhe ta hidhte në korrupsion, përkundrazi, e revoltoi atë dhe demaskoi propagandën

gënjeshtare fashiste, e cila u mundua që të zhdukte ndjenjat kombëtare.

Rinia punëtore, që sot shfrytëzohet në kulm prej sistemit fashist, nuk është grumbulluar dhe organizuar ashtu si duhet, megjithëse është kurdoherë gati, e vendosur dhe me disiplinë proletare për çdo veprim.

Rinia fshatare, në përgjithësi, ka mbetur pas, dhe ky është faji i shokëve, të cilët nuk janë interesuar, nuk i kanë dhënë rëndësinë e duhur. Rinia fshatare mund të lozë një rol kryesor në luftën e çetave; ajo, bashkë me gruan fshatare, do të jetë ndihma më e shëndoshë për luftëtarët e lirisë.

Gruaja shqiptare është e shtypur nga fashizmi, nga traditat dhe ligjet borgjeze e feudale; ajo e ndien më tepër se kushdo tjetër luftën tonë, në të cilën ajo sheh edhe çlirimin e saj; ajo është gati të bëjë çdo sakrificë për burrin e saj, për vëllanë e saj, për djalin e saj që luftojnë. Me ndihma, me rolin e saj si infermiere dhe me armë, siç është bërë në Bashkimin Sovjetik, do të arrijë të lozë një nga rolet kryesore në Luftën Nacionalçlirimtare. Duhet të formojmë frontin e përbashkët antifashist të gruas shqiptare. Si punojnë shoqet tona, ashtu duhet të punojnë edhe gratë e popullit, sepse edhe ato e ndiejnë këtë luftë.

**Mobilizimi nga lart** mund të bëhet duke u bashkuar me të gjitha tendencat politike antifashiste. Disa nga nacionalistët, pas ardhjes së Italisë në Shqipëri, ndenjën pak a shumë pasivë karshi përhapjes së influencës fashiste, por të tjerë morën një qëndrim aktiv kundër fashizmit, duke ndihmuar lëvizjen nacionalçlirimtare, të filluar nga rinia, e cila dha shenjat e para

të një rezistence aktive me anë demonstratash. Lufta italo-greke e rrëzoi prestigjin e fuqisë fashiste në sytë e popullit dhe të nacionalistëve dhe këta filluan ta kuptojnë më qartë lëvizjen antifashiste. Me hyrjen e Bashkimit Sovjetik në luftë, lufta imperialiste, që u shpërthye nga fashizmi, mori një karakter tjetër, një karakter çlirimtar. Bashkimi Sovjetik bënte një luftë mbrojtjeje të tokave të tij dhe rezistenca e tij kundër gjermanëve ngjalli shpresa të mëdha fitimi në popujt e shtypur. Partia Komuniste e filloi hapur luftën kundër okupatorit dhe pjesa e ndershme nacionaliste e ndihmoi me vendosje këtë luftë. Nacionalistët panë se i vetmi shpëtim për Shqipërinë ishte që populli shqiptar të bashkohej dhe të luftonte okupatorin, siç bënin edhe popujt e tjerë të shtypur, dhe kjo luftë të shkonte paralel me atë që bënin Bashkimi Sovjetik dhe demokracitë e mëdha. Parulla e dikurshme «s'ka ardhur koha», që ishte bërë motoja e disave, që hiqeshin si nacionalistë, mori fund. Partia Komuniste e nisi luftën dhe shkonte përpara me hapa të mëdhenj. Parullat e saj gjenin simpati në popull, sepse ato shprehnin dëshirën e tij. Disa nacionalistë na akuzuan si ekstremistë, se gjoja ne shkonim shumë në të majtë dhe disa nga këta gjetën këtë pikë si shkak justifikimi për mosmarrje pjesë aktive në Luftën Nacionalçlirimtare bashkë me Partinë Komuniste. Nacionalistët e ndershëm simpatizuan Partinë tonë, lëvizjen tonë, vendosjen tonë për të luftuar fashizmin. Sa për parullat, për të cilat na akuzonin si ekstremistë, Partia Komuniste i ka hedhur këto:

1) Për të forcuar kuadrot që sapo dilnin nga lufta

e grupeve, në mënyrë që të formohej një ndërgjegje me të vërtetë komuniste;

2) për t'i dhënë popullit të kuptojë se ç'është komunizmi, Bashkimi Sovjetik, Ushtria e Kuqe, shoku Stalin, meqenëse komunistët e grupeve kishin punuar me maskë dhe puna komuniste nuk ishte popullarizuar në popull. Ishte i nevojshëm ky popullarizim, që t'i hiqeshin nga mendja popullit të gjitha ato paragjykime antikomuniste, që klasa borgjeze dhe fashizmi ia kishin futur në tru, dhe populli të fitonte besim në fitoren e popujve të Bashkimit Sovjetik dhe të merrte si bazë për Luftën Nacionalçlirimtare të tij shembullin e Bashkimit Sovjetik.

Gjendja ndërkombëtare dalngadalë ndryshonte në favor të aleatëve. Brenda në Shqipëri fillojnë sabotazhet, aksionet, veprimet e çetave partizane (aksioni i parë i Skraparit). Lufta Nacionalçlirimtare merr një hov të gjerë. Gjendja u poq për krijimin e një Fronti të përbashkët Nacionalçlirimtar, gjë që pjesa më e vendosur e nacionalistëve e gjeti të favorshme. Me iniciativën e Partisë delegatët e ardhur nga të gjitha anët e Shqipërisë, përfaqësuesit e të gjitha tendencave të nacionalizmit shqiptar, të Partisë Komuniste të Shqipërisë, të rinisë nacionaliste, të Rinisë Komuniste dhe të rinisë popullore femërore shqiptare, të udhëhequr nga qëllimi i shenjtë për çlirimin e Shqipërisë nga thundra e Italisë fashiste dhe nga tradhtarët e shitur tek i huaji, mbasi shqyrtuan mirë situatën e jashtme dhe gjendjen në Shqipëri dhe, veçanërisht, mbasi theksuan dëshirën dhe nevojën për organizimin e gjithë

energjive, për bashkimin e plotë të tyre në Luftën Nacionalçlirimtare zgjodhën Këshillin e Përgjithshëm Nacionalçlirimtar (të Përkohshëm), i cili merrte përsipër krijimin e këshillave në të gjitha krahinat. Rëndësia e kësaj konference ka qenë e madhe, sepse bashkoi popullin në luftë kundër okupatorit. Shembullin e Pezës duhet ta vazhdojmë. Ai qe hapi i parë dhe tani duhet të hedhim hapin e dytë, që kështu të shkojmë përpara. Ai qe kontakti i parë me nacionalistët dhe përfitimet kanë qenë të mëdha. Masat popullore u futën në lëvizje, nacionalistët, që gjer dje rrinin inaktivë; filluan të na afrohen dhe të simpatizojnë lëvizjen tonë. Rrethi i simpatizantëve dhe i miqve tanë u shtua, lëvizja u zgjerua më tepër dhe mori një karakter të përgjithshëm. Shumë mosmarrëveshje dhe keqkuptime midis nacionalistëve dhe Partisë Komuniste u sqaruan dhe populli nuk e sheh më komunizmin si një gogol dhe komunistët si njerëz «pa atdhe», siç do t'i prezantojë fashizmi. Ky qe hapi i parë për krijimin në formë organizative të frontit të përbashkët. Ky qe një sukses i madh politik për Partinë Komuniste, megjithëse ky nuk u konkretizua siç duhej, sepse të gjithë nacionalistët nuk binin dakord në mes tyre dhe një pjesë e këtyre dyshonin në fitoren e Frontit Antifashist (ofensiva gjermane e verës).

Këshillat kanë një rëndësi të madhe për luftën, ata janë organet më demokratike dhe mobilizojnë gjithë popullin e çdo kategorie dhe të çdo tendence në luftën kundër fashizmit.

Ja se si i përkufizon Rezolucioni i Konferencës së Pezës:

«**Ndër vendet e paçliruara** këshillat janë organe lufte, bashkojnë të gjitha forcat popullore çlirimtare, bëjnë agjitacion dhe propagandë, udhëheqin luftën politike kundër armikut okupator, mobilizojnë masat popullore për luftën çlirimtare dhe njëkohësisht bëjnë mobilizimin material të sendeve të nevojshme për luftën; këshillat do të jenë **këshilla masash të gjera**, që të grumbullojnë turma të gjera popullore. Këshillat sigurojnë armë për partizanët dhe vullnetarët e lirisë dhe i mbajnë me ushqime. Popullarizojnë Luftën Nacionalçlirimtare, lajmërojnë lëvizjet e armikut, fuqinë e tij e të tjera. Këshillat formojnë dhe organizojnë shtypin, propagandën, agjitacionin, organizojnë sabotazhin (bereqet, të dhjeta, lesh etj.), [luftojnë] çdo ndërhyrje të okupatorit (banka, shoqëri anonime, monopole, shoqëri bujqësore). Luftë të organizuar kundër Bankës Bujqësore, kundër shoqërive anonime, që kërkojnë t'i rrëmbejnë tokën fshatarit, luftë kundër atyre që u japin toka dhe koncesione të ndryshme italianëve. Luftë kundër të gjithë agjentëve përfitues në kurriz të popullit, me ndërmjetësim të okupatorit. Këshillat demaskojnë gjithë përfituesit dhe ndërmjetësit e okupatorit; popullarizojnë kryengritjen e përgjithshme si një etapë të fundit, si një rrjedhje të luftës partizane; organizojnë dhe përgatitin opinionin publik, burra dhe gra, të rinj dhe të reja.

**Në tokat e çliruara** këshillat nacionalçlirimtarë bëjnë detyrën qeveritare, por jo atë ushtarake, vënë rregullin dhe qetësinë, bëjnë luftë kundër tradhtarëve, bëjnë kontrollin e qarkullimit të personave, luftojnë kriminalitetin, vjedhjen etj. Në bashkëpunim me or-

ganet ushtarake, këshillat bëjnë luftë kundër kolonës së pestë; kujdesohen për ekonominë dhe ushqimin e popullit; organizojnë tregtinë dhe financat; sigurojnë ushqimet dhe gjërat e nevojshme për çetat partizane dhe njësitë vullnetare[1]; zhvillojnë arsimin dhe punën e edukatës popullore; shumojnë dhe grumbullojnë materialin për propagandë dhe agjitacion, si shtypshkronja, radio etj. Bëhet mobilizimi politik për Luftën Nacionalçlirimtare, forcohet fuqia e këshillave dhe luftohet çdo armik dhe çdo rrezik. Për disa gjëra bëjnë gjyqe të vogla dhe veçanërisht duhet që këta këshilla të pajtojnë gjaqet, sidomos sa kohë që është okupatori në vendin tonë. **Rëndësia e këshillave nacionalçlirimtarë është e madhe.** Me anë të këtyre bëhet qeveria, mobilizohet populli për luftë e për kryengritje. Ja, pra, rëndësia e tyre».

Shohim, pra, se Partia Komuniste e Shqipërisë ka zbatuar pikërisht direktivat e Internacionales Komuniste për të krijuar dhe forcuar Frontin Nacionalçlirimtar me të gjithë patriotët shqiptarë, megjithëse suksesi nuk qe i plotë. Vetëm kur të arrijmë të organizojmë gjithë masën e popullit mund të themi se e kemi përmbushur direktivën e Kominternit. Sot kemi një grup nacionalistësh, që quhet Balli Kombëtar. Këtu janë grumbulluar njerëz nga të gjitha tendencat politike, por akoma nuk ekziston një organizim i shëndoshë. Aty ka njerëz, nga të bazës, që duan ta luftojnë me gjithë mend fashizmin, që e kanë kuptuar rëndësinë

1 Pas Konferencës së Pezës, veç çetave partizane, në krahinat e çliruara u krijuan edhe çetat vullnetare territoriale.

e Luftës Nacionalçlirimtare, ka edhe të tjerë që nuk kanë një vendosje të fortë dhe pak a shumë anojnë nga oportunizmi dhe okupatori. Detyra jonë është që të bisedojmë me këta, t'i bindim për bashkëpunim dhe për një luftë direkte kundër okupatorit.

Ka nacionalistë që janë të izoluar dhe që akoma s'e kanë kuptuar Luftën Nacionalçlirimtare. Ne duhet t'i afrojmë, t'u shpjegojmë atyre luftën tonë dhe t'i bindim që të hidhen në luftë.

Ka zogistë, dhe me këta lipset të bëjmë politikë afrimi dhe bashkëpunimi.

Është kleri katolik, i cili është i organizuar dhe përfaqëson një fuqi politike pak a shumë nën influencën e okupatorit. Puna jonë e do që ne t'i afrojmë, t'u zgjatim dorën dhe t'i bindim për bashkëpunim të gjithë ata elementë që e kanë kuptuar rolin e poshtër të okupatorit dhe janë të vendosur ta luftojnë.

Kemi edhe Grupin e «Zjarrit», për të cilin janë dhënë shpjegime më lart.

Kemi filogjermanët, të cilët lozin rolin e kolonës së pestë dhe të përçarjes së Frontit Nacionalçlirimtar. Këta duhet t'i demaskojmë si fashistë, si tradhtarë të shitur tek armiku.

Shohim, pra, se rrethi është i gjerë dhe kërkon punë me mend, me vullnet dhe me vendosje. Komunistët duhet të marrin pjesë aktive në këtë luftë dhe t'u shpjegojnë të gjithëve përse luftojnë. Ata kanë një gjuhë të sinqertë dhe të vërtetë për të gjithë: luftojnë për çlirimin kombëtar nga armiku i përbashkët, fashizmi, për vetëvendosjen e popullit, për një Shqipëri Demokratike Popullore. S'duhet të dalim me parulla

ekstremiste, me parullat e revolucionit komunist, por me parulla nacionalçlirimtare, përndryshe do të sjellim përçarje në frontin e përbashkët. Komunistët luftojnë sot për lirinë e Shqipërisë dhe jo për komunizmin. Sot dalim me parulla nacionalçlirimtare, pa e humbur individualitetin e Partisë. Duhet të popullarizojmë veprat tona, heronjtë tanë dhe Bashkimin Sovjetik, si pararojë e luftës çlirimtare të popujve të shtypur. Parullat tona të jenë parulla të zgjeruara, plot kuptim, të qarta, por gjithmonë brenda kuadrit nacionalçlirimtar. Po japim disa shembuj:

Rroftë bashkimi i popullit shqiptar në luftë kundër okupatorit dhe tradhtarëve të vendit!

Vdekje okupatorit fashist dhe tradhtarëve të atdheut tonë!

Jashtë zaptuesi fashist!

Rroftë lidhja me besa-besë e popullit shqiptar kundër zaptuesit!

Rroftë vëllazërimi i popujve të robëruar në luftë kundër okupatorit!

Rroftë Ushtria Nacionalçlirimtare e Partizane Vullnetare e lirisë!

Rroftë aleanca e madhe antifashiste!

Rroftë Fronti Antifashist Nacionalçlirimtar!

Rroftë Shqipëria e lirë dhe demokratike!

Rroftë Këshilli i Përgjithshëm Nacionalçlirimtar!

Rroftë PKSH, luftëtarja e vërtetë për çlirimin e Shqipërisë!

Rroftë Bashkimi Sovjetik, flamurtari i luftës kundër fashizmit për çlirimin e popujve të robëruar!

Këto janë parullat nacionalçlirimtare, parulla të

zgjeruara, por që ndryshojnë nga ato të nacionalistëve shovinistë, dhe Partia nuk e humbet personalitetin e saj. Ne duhet të zgjojmë në shtresat e gjera të popullit (katundarë, punëtorë etj.) interesin më të madh për parullat dhe për luftën tonë. Kur të na pyesin se ç'është Partia Komuniste, ç'është komunizmi dhe si do të vendoset këtu në Shqipëri, ne duhet t'u japim përgjigjen tonë komuniste për t'u shpjeguar hallet e tyre dhe për të gjetur ilaçin. Ne nuk jemi oportunistë dhe nuk i kemi harruar aspak detyrat tona më të largëta, por përpara se të arrijmë në atë fazë duhet të plotësojmë detyrat tona më të afërta: Luftën Nacionalçlirimtare.

Roli i Partisë në këtë luftë duhet të jetë frymëzues, udhëheqës, jo me fjalë dhe me dekrete, por me punë konkrete, duke u futur në masat, në jetën e tyre praktike dhe duke u afruar me nacionalistët. Komunistët duhet të jenë në radhë të parë trima, të vendosur dhe me vijë politike të qartë për çështjet aktuale që i interesojnë popullit. Partia është shtylla kryesore e Luftës Nacionalçlirimtare, por edhe nacionalistët e ndershëm dhe të vendosur duhet të marrin pjesë aktive në udhëheqjen e kësaj lëvizjeje. Partia Komuniste, bashkë me nacionalistët, si një bllok i vetëm antifashist, me vijë dhe qëllime të caktuara, do të prijnë popullin në luftën kundër okupatorit. Gjendja e sotme politike, e jashtme, si dhe ajo e brendshme, është shumë e favorshme për një bashkëpunim të ngushtë me nacionalistët. Në frontin sovjetik Ushtria e Kuqe po del e fortë më tepër se kurrë dhe ofensiva e saj po merr përpjesëtime të mëdha dhe katastrofike për na-

zizmin gjerman dhe këlyshët e tij. Kudo në Evropë popujt e shtypur po marrin frymë dhe po fillojnë lëvizjen kryengritëse. Qeverive kukulla dhe tradhtarëve po u dridhen këmbët. Në Mesdhe perandoria fashiste mori fund, fuqitë aleate janë gati për të likuiduar forcat italo-gjermane në Tunizi dhe kërcënimi kundër Italisë bëhet më i afërt dhe më i rrezikshëm. Gjendja e brendshme ka bërë ndryshime të mëdha. Qeveria e Mustafa Krujës, qeveri e tmerrit fashist, jep dorëheqjen ngaqë nuk i bën dot ballë situatës së krijuar në sajë të Luftës Nacionalçlirimtare të popullit shqiptar. Fashizmi e humbet kontrollin e timonit dhe vret njerëzit e tij. Ai fillon raprezaljet, që kështu të mundë, me anë të frikës, të ndalojë luftën kundër tij. Por edhe këtu falimenton, sepse populli nuk trembet (demonstratat e fundit). Qeveria e re, e shtyrë nga Luogotenenca, përpiqet me anë të kompromiseve të përçajë frontin e përbashkët. Këto janë shenja dobësie të fashizmit italian dhe të tradhtarëve dhe populli e ka kuptuar këtë lodër dhe ai, më tepër se kurrë, gjendet i vendosur për të luftuar armikun. Demonstratat e fundit provojnë se populli është i bashkuar dhe është gati të luftojë. Kjo shtytje për bashkëpunim, që vjen nga poshtë, sigurisht që do të influencojë mbi ata nacionalistë që e heqin punën zvarrë, hiq e mos këput. Bashkimi nga poshtë do të sjellë vetvetiu, në qoftë se ne dimë të punojmë, bashkimin edhe nga lart, kështu që lufta çlirimtare do të marrë një karakter të përgjithshëm.

Kjo luftë bëhet me anë të njësiteve guerile, të çetave partizane dhe vullnetare. Roli i çetave parti-

zane është kolosal. Një burim i tyre janë anëtarët e Partisë. Komunistët janë në vijë të parë, por çeta duhet të ketë sa më shumë njerëz të popullit dhe nacionalistë; ajo nuk është ushtri e Partisë, por e popullit. Në çetë ekziston celula dhe komisari politik, por kjo nuk do të thotë se çeta partizane duhet të mbetet një çetë kuadrosh. Në çetë komunistët luftojnë jo vetëm me pushkë, por edhe me penë, me agjitacion, me propagandë dhe me konferenca. Çeta mobilizon popullin, mobilizon fshatarësinë dhe mbron interesat e saj. Komunistët duhet të lozin një rol drejtues në bazë të Luftës Nacionalçlirimtare, por me bindje, me siguri, me disiplinë, me qartësi politike dhe jo me aventura, kështu që këta të fitojnë simpatinë e gjithë pjesëtarëve të çetës dhe të rrethit ku ajo vepron. Çeta duhet të ketë një karakter popullor dhe, për t'ia arritur këtij qëllimi, duhet të futim, na thotë direktiva, në udhëheqjen e luftës partizane, përveç komunistëve, sa më shumë patriotë dhe nacionalistë të ndershëm shqiptarë. Në Konferencën e Pezës u pranua se Shtabi madhor do të dilte prej luftës nga elementë komunistë dhe nacionalistë të vendosur për luftë. Partia ka organizuar çeta, por këto nuk përmbajnë sa duhet nacionalistë. Çetat duhet të jenë të popullit, në to lipset të futen të gjithë ata që duan të luftojnë pa dallim tendencash politike dhe nga çetat të hidhemi më vonë në ushtri popullore, kur lufta do të bëhet dhe me truparmatë. Në shtabet madhore të marrin pjesë nacionalistë të ndershëm që kështu lëvizja të marrë një karakter të përgjithshëm. Komunistët nuk duhet të shkojnë me prapamendime. Populli i njeh se kush janë komunistët

dhe e di se ata dalin me ballë të hapur; këta nuk duhet të kenë druajtje nga nacionalistët e vendosur, por, përkundrazi, midis luftëtarësh që përpiqen për një qëllim të përbashkët, duhet të ekzistojë sinqeriteti më i madh. Lufta e përbashkët, gjaku i derdhur së bashku, do të na japin besim njëri te tjetri dhe do të na çojnë përpara gjer në fitoren e popullit kundër zaptuesit. Shohim, pra, se detyrat e komunistëve janë të mëdha dhe nga ata kërkohet punë e jo fjalë. Për t'i realizuar të gjitha këto direktiva që na dërgon Internacionalja Komuniste duhet të jemi të organizuar mirë, me pikëpamje të qarta, duhen hedhur jashtë Partisë të gjithë ata që nuk e kuptojnë vijën e Luftës Nacionalçlirimtare dhe që sabotojnë këto direktiva. Pa formimin e frontit të përbashkët është e pamundur që t'ia arrijmë fitores, pa këtë front fashizmi do të na izolojë dhe do të gjejë mundësinë pastaj që të na shkatërrojë. Këto direktiva, që kanë për qëllim t'i afrojnë nacionalistët dhe jo t'i largojnë, duhet të zbatohen pikë për pikë. Të demaskojmë dhe të luftojmë vetëm ata që bëjnë lodrën e okupatorit. Me nacionalistët duhet të kemi një sjellje dhe vijë politike të tillë që me parullat tona të mos i ofendojmë kurrë idetë dhe principet e tyre. Duhet të dimë se Lufta Nacionalçlirimtare është jeta jonë e sotme dhe e ardhme dhe pa atë nuk mund të shkojmë përpara, por, përkundrazi, do të shkatërrohemi. Këto direktiva duhet të zbatohen plotësisht, sepse është rrezik të shkohet në vëllavrasje, të përçahet populli në dy kampe, në njërin komunist dhe në tjetrin nacionalist; kjo është e keqja më e madhe që mund t'i bëjmë popullit tonë, Partisë dhe çështjes

sonë, për të cilën luftojmë. Fashizmi përçarje kërkon dhe atë po mundohet ta bëjë; ai e di se një popull të bashkuar, të vendosur për luftë, asgjë nuk mund ta trembë dhe ta shkatërrojë, as edhe masat më barbare, si për shembull, raprezaljet etj. Prandaj duhet t'i vihemi me tërë vendosjen tonë zbatimit të këtyre direktivave kaq të qarta dhe të drejta që na dërgon Internacionalja Komuniste dhe të jemi të sigurt se, po t'i zbatojmë këto, do të shkojmë gjithmonë përpara, Partia do të forcohet, fashizmin do ta zhdukim, populli do të fitojë lirinë e tij dhe nesër do të jemi në gjendje për të përmbushur programin tonë maksimal.

*Botuar për herë të parë në: Enver Hoxha. Vepra, vëll. 1. Tiranë, 1968*

*Botohet sipas kopjes së daktilografuar që gjendet në Arkivin Qendror të Partisë*

# LUFTA JONË TË MOS SHNDËRROHET NË NJË LUFTË CIVILE

*Letër drejtuar Komitetit Qarkor të Partisë Komuniste të Shqipërisë për Gjirokastrën*

**23 shkurt 1943**

Të dashur shokë,

Morëm letrën tuaj më datë 18.2.1943 si dhe materialin propagandistik.

Me Ballin Kombëtar u arrit ky përfundim: Partia jonë i parashtroi Ballit Kombëtar pikëpamjet e saj për luftën dhe organizimin e Luftës Nacionalçlirimtare dhe njëkohësisht i sqaroi Konferencën e Pezës dhe platformën politike të shprehur në rezolucionin e saj. Nga ana tjetër, i theksoi Ballit se duhej të bëhej një bashkim i vërtetë i të gjithë popullit, i cili duhet të organizohet i tëri më së miri për ta luftuar okupatorin.

Balli s'e njeh Konferencën e Pezës dhe e quan si krejt komuniste, por të gjitha argumentet që jepnin ata ishin pa asnjë themel dhe rrëzoheshin njëri pas tjetrit prej delegatëve të Partisë. Megjithatë as hanin pykë nga ajo punë. Atëherë Partia u propozoi që të

formohej një komision iniciator prej delegatëve të Partisë, të Ballit dhe të Këshillit Nacionalçlirimtar dhe ky komision të organizonte këshillat në çdo qytet dhe të përgatiste fushën për një konferencë të madhe nga të dilte një këshill i përgjithshëm. Dhe këtë s'e pranuan. Me një fjalë, për sa i përket organizimit të popullit në këshilla, në emër të një bashkimi, kjo s'u pranua prej tyre. Këta propozonin që Balli dhe Partia Komuniste të formonin nga një komision mikst në çdo qytet, dhe gjithsecili të bënte punën. Kjo punë është një minimum i vogël fare, i përshtatshëm vetëm për ata që s'e kanë marrë me zemër këtë çështje. Me gjithë përpjekjet e Partisë për t'i bindur për një bashkim të gjerë e të shëndoshë, ata s'e lëshonin aspak brezin, prandaj u përfundua kështu, që ne të kemi një lidhje me Ballin. Në çdo qytet do të ketë nga një komision[1] për koordinim aksioni, i përbërë prej një shoku nga tanët dhe një prej atyre. Ky komision ka këtë të drejtë: njëra palë propozon të bëhet ndonjë aksion, ku duhet të bashkohen që të dyja palët; në qoftë se aksioni pranohet, atëherë veprohet, në rastin e kundërt, pala që e propozoi aksionin e kryen vetë. Aspak s'jemi të detyruar me i pyetë për kryerjen e ndonjë aksioni që ne na duket i nevojshëm dhe konspirativ. Nga ana tjetër, ky komision duhet të përpiqet me zhdukë mosmarrëveshjet që mund të ngjasin dhe me i bindë të Ballit të marrin pjesë aktive në luftë. Ky komision

1 Këto komisione për koordinimin e aksioneve të përbashkëta kundër fashizmit, si minimumi i propozimit të bërë nga PKSH për pjesëmarrjen e Ballit Kombëtar në luftë, nuk funksionuan asnjëherë.

dhe kjo marrëveshje s'e ndryshojnë asnjë qime të kokës luftën tonë dhe organizimin e luftës. Ne do të vazhdojmë të formojmë këshillat nacionalçlirimtarë (siç i keni formuar atje) dhe sa më shumë e sa më të gjera, ku të marrë pjesë populli. Këshillat kurdoherë të krijohen në platformën e rezolucionit të Pezës. Ballin e ftoni të marrë pjesë në këshilla, sikundër e keni bërë, po s'deshën, udha e mbarë u qoftë. Prerogativat e këshillave i theksoni mirë në popull. Organizimi i çetave të vazhdojë, si nga ana e shokëve, ashtu dhe nga ana e këshillave. **Sikundër e shihni, kjo lidhje është qepur me pe të bardhë, dhe pengesa do të takojmë mjaft rrugës, të cilat s'duhet të na alarmojnë, as të na bëjnë të humbasim gjakftohtësinë, as të lëmë të shkelet dinjiteti (qoftë edhe një qime) i Partisë sonë dhe as të lejojmë të vihen gurë në rrotat e Luftës Nacionalçlirimtare.**

Ata që kritikojnë Partinë dhe Luftën Nacionalçlirimtare i demaskoni, i luftoni, duke pasur kurdoherë parasysh që lufta të mos degjenerojë në një luftë civile, të cilën okupatori përpiqet ta vërë në lëvizje me anë të agjentëve të tij. Për sa u përket njerëzve të Ballit si individë dhe Ballit si tërësi, vazhdojeni punën ashtu si e keni, por çështja e J. (ky është mendimi ynë, se çështjen, si është paraqitur atje, ju e dini më mirë) është ashpëruar shumë dhe nuk bën të shkojë në atë gradë që ka vajtur, se i japim armë armikut.

S'ka aspak dyshim që J. e ka bërë atë, por ju kurdoherë mbani gjakftohtësinë dhe përpiquni ta ulni punën derisa është edhe koha, se kur të mbushet kupa, si thoni ju andej, «dëngëza», atëherë çohet majë më

majë, sepse në këtë mënyrë një pjesë e energjive të popullit preokupohet me këto çështje dhe harron ujkun e madh, një pjesë tjetër tërhiqet dhe ftohet, dhe pipinot thonë *«tra i due litiganti il terzo gode»*[1]. J. e meritonte traktin që i keni hedhur, por nuk na duket ende oportun për arsyet e sipërme. Të mos çuditeni aspak, se Mihajlloviçët dhe Kosto Peçanot s'janë tipikë vetëm në Jugosllavi, nga ata do të na dalin edhe në vendin tonë dhe bash për këtë arsye të përpiqemi t'ua presim hovin atyre, më parë me arsyetim e me bindje, pastaj edhe me *manière forte*[2].

Të dashur shokë, kjo çështje është shumë delikate dhe duhet shumë, shumë kujdes. Jemi në një kthesë të historisë sonë, në një kthesë të rrezikshme, që, po dolëm me sukses, kauza jonë ka fituar, po shkamë, e thyem zverkun.

Puna me nacionalistët është shumë delikate. Këta s'janë të organizuar, këta s'kanë principe, as maturitet politik, por s'mund të themi se s'kanë influencë. Pra, këtë influencën e tyre duhet ta kanalizojmë në rrugën e luftës, pjesën tjetër ta neutralizojmë e të mos e lëmë t'i hedhë dorën okupatori, dhe të poshtrit t'i shtypim. Keni plotësisht të drejtë që t'ju ketë ardhur shpirti në hundë nga plehrat reaksionare, politikanë të falimentuar, kompromisaxhinj si Bahri Omari dhe Ali Këlcyra me shokë, por punën merreni me gjakftohtësi, se çdo gjëje do t'i vijë koha; situata, sigurisht, do të jetë e tillë që për së shpejti do të gjejë vendin gjith-

1 Italisht – kur zihen dy vetë përfiton një i tretë.
2 Frëngjisht – me forcë.

secili dhe, që t'ia arrijmë kësaj dite, kjo varet nga ne komunistët, nga puna jonë në masat, nga zhvillimi i luftës sonë, nga disiplina e hekurt dhe dashuria e madhe për Partinë, prej nga rrjedh dashuria e madhe për popullin e për lumtërinë e tij. Prandaj, shokë, guximi s'ju mungon, vullneti dhe dashuria për Partinë, gjithashtu, prandaj me ballë hapët dhe me tempin që na karakterizon ne komunistët, vazhdoni punën me trimëri, me guxim, me qartësinë e komunistit dhe me gjakftohtësinë e modestinë që duhet të ketë një anëtar i Partisë së Stalinit. Duhet të keni kujdes të madh që këshillave t'u jepen gjithë kompetencat që u përkasin dhe lufta të drejtohet vetëm kundër okupatorit e tradhtarëve. . .

Për çështjen e «gostisë»[1] ju duhet të ndodheni në datën 12-13 mars tek adresa që ju lajmëruam me letër. Ardhja të bëhet e përpiktë dhe shumë konspirative. Më parë se të lënë vendin, shokët që vijnë duhet të lënë zëvendësit e tyre që puna të mos çalojë.

Aksionet tuaja na e ngrohin zemrën, dita me ditë shkoni përpara, se vetëm në këtë mënyrë do ta dëmtojmë armikun, do të mobilizojmë popullin dhe do të ngremë lart emrin e Partisë.

Të fala shoqërore të gjithë shokëve

*Selami*

VDEKJE FASHIZMIT
LIRI POPULLIT

---

1 Është fjala për Konferencën e Parë të Vendit të PKSH që u mbajt në Labinot të Elbasanit më 17-22 mars 1943. Kon-

*PS* — Për sa u përket çetave, tani mund të shkojmë në taktikën e re dhe kurdoherë të shkruani: «Çeta partizane e vullnetare *X* («Çerçiz Topulli», për shembull) e Ushtrisë Nacionalçlirimtare Shqiptare, e komanduar prej shokut *X* ose *Y*». Kurdoherë në këtë mënyrë.

— Mbasi paraqitet nevoja ushqimore në çetat tona, shokët duhet të veprojnë në këtë mënyrë: kur hapen depot, duhet të mbledhin katundarët e popullin e në një konferencë t'i bindin ata se duhet t'u lënë shokëve një sasi misri ose gruri, sepse nevoja do të jetë shumë e madhe. Mundësisht duhet të përgatiten depot tona.

— Me shkue një shok i pjekur e me këshillue baba Selimin të mos bjerë nën influencën e kolonës së pestë. T'i thoni që ne s'djegim teqe, por armiku i djeg, sikundër bëri për teqen e Martaneshit. T'i thuhet baba Selimit lidhja jonë e ngushtë me Baba Fajën e Martaneshit, i cili do t'i shkruajë dhe një letër nga ana e tij.

— Organizimi i këshillave duhet të jetë konspirativ, që të mos e marrë vesh armiku.

— Letrat këtej e tutje duhet të shkruhen konspirative, në mënyrën që ju kemi thënë.

— Oficerët italianë që zihen rob, të mos lirohen, por të mbahen dhe të na lajmëroni sa më parë ne,

---

ferenca shqyrtoi çështjet e përgatitjes së kryengritjes së përgjithshme popullore dhe të organizimit të Ushtrisë Nacionalçlirimtare. Ajo zgjodhi Komitetin Qendror definitiv me Sekretar të Përgjithshëm shokun Enver Hoxha.

që t'ju dërgojmë emrin e shokut me të cilin duhet të shkëmbehen.

**— Karabinierët e këmishëzinjtë me i vra si qentë.**

Të fala

*S e l a m i*

*Botuar për herë të parë në: Enver Hoxha. Vepra, vëll. 1. Tiranë, 1968*

*Botohet sipas origjinalit që gjendet në Arkivin Qendror të Partisë*

## MBI BASHKËPUNIMIN ME ÇETAT PARTIZANE MAQEDONASE E GREKE DHE MBI SIGURIMIN E USHQIMEVE PËR USHTRINË NACIONALÇLIRIMTARE

*Letër drejtuar Komitetit Qarkor të Partisë Komuniste të Shqipërisë për Korçën*

**23 shkurt 1943**

Të dashur shokë,

Po ju japim disa udhëzime dhe përgjigje pyetjeve që na keni bërë më parë.

Sa herë që flitet o shkruhet për çeta duhet të veprohet kështu: **«Çeta partizane e vullnetare X (emri i çetës, për shembull: «Themistokli Gërmenji») e Ushtrisë Nacionalçlirimtare Shqiptare e komanduar prej shokut X ose prej patriotit Y» etj.**

Organizata duhet të shtrihet në fshatrat e Prespës për të bërë agjitacion dhe me u propozue shokëve partizanë maqedonas që të kalojnë matanë kufirit të vjetër, në qoftë se kanë kondita për me jetue, dhe, në qoftë se kanë ikur prej reaksionit të madh, atëherë komandanti i çetës, komisari politik e zëvendësi duhet

të bisedojnë e të bashkëpunojnë me komandantin, komisarin e zëvendësin tonë; komandant le të jetë ai yni dhe të kenë flamurin tonë. Kjo do të ishte më e mira, **por në qoftë se ata mund të jetojnë** edhe në atë anë të kufirit, le të dalin andej. Për këto bisedime duhet që zëvendëskomisari ynë të takohet me zëvendëskomisarin e tyre dhe t'i kallëzojë qëndrimin tonë. Po të vijë puna për ndonjë aksion, vendimi le të merret prej të dy shtabeve bashkë, kështu le të veprohet deri në kufirin e vjetër. Më këtë anë të kufirit duhet flamuri ynë, kurse tamam në kufi e në katunde aty afër mund të bashkohen të dy flamurët.

Pasi tani paraqitet nevoja ushqimore për çetat tona, duhet që ato të veprojnë në këtë mënyrë: kur hapen depot duhet që shokët tanë të mbledhin katundarët e me një konferencë t'i bëjnë ata që t'u lënë shokëve tanë një sasi misri ose gruri, sepse problemi i ushqimit do të jetë shumë i madh; mundësisht të përgatiten depot tona. Të gjitha paret e qarkorit mund të shpenzohen për sende që u nevojiten çetave, por çetat duhet të këshillohen që të hanë në katundarë.

Çetës së Devollit shkruajini se mund të takohet me çeta greke për të bërë së bashku konferenca e po qe nevoja prapë së bashku mund të shkojnë nëpër katunde fqi kufirit e t'i flasin popullit për me i shpjegue vëllazërimin e dy luftërave nacionalçlirimtare, të Greqisë e të Shqipërisë. Secila le të mbajë flamurin e vet.

Karabinierët e këmishëzinjtë duhet me i vra si qentë, oficerët me i mbajtë rob dhe me na lajmërue sa më parë që t'ju dërgojmë emrin e ndonjë shoku me të cilin të shkëmbehen.

Emrat e çetave «Drapër e Çekan» ose shenja të tilla duhet të hiqen.

Fetah Butkës i propozoni t'i shtrohet komandës sonë. Derisa t'i shtrohet komandës sonë le të kërkojë lidhje me njerëzit e tij, por derisa s'është nënshtruar, këshillojeni t'i heqë shenjat partizane.

Letrat këtej e tutje i bëni konspirative.

Lajmet që po ju çojmë i shumëzoni dhe i dërgoni edhe në çetat.

Të fala

*Selami*

*Botuar për herë të parë në: Enver Hoxha. Vepra, vëll. 1. Tiranë, 1968*

*Botohet sipas origjinalit që gjendet në Arkivin Qendror të Partisë*

# MBI SHPËRNDARJEN E GRUPIT TË «ZJARRIT» DHE MBI EDUKIMIN E ANËTARËVE TË TIJ

*Letër drejtuar Komitetit Qarkor të Partisë Komuniste të Shqipërisë për Korçën*

**7 mars 1943**

Të dashur shokë,

Po ju vëmë në dijeni për sa vijon dhe të vepron në mënyrën që ju tregohet. Është çështja për Grupin e «Zjarrit».

Grupi i «Zjarrit» u dorëzua në Parti pa kondita. Kjo gjë ngjau nga shkaku i presionit që kanë bërë anëtarët e këtij grupi mbi udhëheqësit e tyre si dhe ngaqë këta të fundit kanë parë se puna që bënin ishte një punë fraksioni. Qenia e tyre si grup i çonte në katastrofë dhe, nga ana tjetër, për Partinë është një sukses, sepse e likuidon grupin dhe inkuadron në radhët e saj komunistë që qenë udhëhequr në vijë të shtrembër e që me edukim do të bëhen komunistë të mirë.

Ju është folur shumë herë për Grupin e «Zjarrit», që ishte me të vërtetë një grup i cili ka pasë vijë të gabuar, si nga pikëpamja politike, ashtu dhe organiza-

tive, për shkaqe të ndryshme dhe veçanërisht pse nuk ka pasur dijeni mbi mënyrën e punimit.

«Zjarri» (Zisi Andrea) ka futur idera të huaja në grupin e tij dhe politikisht ka bërë gabime të mëdha, përveç të tjerave edhe mbi Luftën Nacionalçlirimtare. Ai ka dashur me u fshehë prapa maskës së një nacionalizmi të qelbur e me ba tentativë me u lidhë me M. Krujën, si dhe gabime të tjera që u ngjasin këtyre, të cilat kanë qenë shkaku i gabimeve organizative. Duke e fshehur veten dhe duke mos e lejuar veten me qenë indipendent si dhe duke bërë kompromis me M. Krujën, ai, nga kjo pikëpamje e gabuar për Luftën Nacionalçlirimtare, e ka lënë grupin në bisht të lëvizjes së Ballit Kombëtar dhe këta[1], si thonë vetë, kanë qenë iniciatorët e formimit të Ballit.

«Zjarri» i ka gënjyer shokët me disa lidhje që, në qoftë se kanë ekzistuar (me Partinë Komuniste të Greqisë), ishin shtrembëruar prej tij dhe i ka çuar ata në atë drejtim të keq për me përmbushë qëllimet e tij të errëta, si për shembull, lidhja me M. Krujën. Por ndoshta këto lidhje që pretendon «Zjarri» të kishte me partinë greke i ka shpifur nga koka e vet për të mashtruar.

Shokët, që kanë besue në lidhjet e «Zjarrit» dhe në vijën që caktonte ai, kanë bërë gabime:

a — Për unitetin e komunistëve në Shqipëri. Si nga ana e Partisë, ashtu dhe nga ana e grupit[2] afrimi për unitet ishte kërkuar, por është sabotuar nga ana

1 Anëtarët e Grupit të «Zjarrit».
2 Grupit të «Zjarrit».

e «Zjarrit» (Z. Andreas). Kur është vënë në kontakt me tre shokët tanë[1], kanë bërë gabime të dyja palët, duke caktuar një njeri, që do të bënte lidhjet midis Partisë dhe grupit.

Kjo mënyrë lidhjeje dhe veprimtarie ishte krejt e gabuar dhe Komiteti Qendror e hodhi tej këtë mënyrë veprimi, por shokët nuk ia kanë lajmëruar këtë vendim Grupit të «Zjarrit». Në këtë mënyrë është mbetur pa lidhje me ta.

b — Për vijën e punimit me nacionalistët. Kanë punue objektivisht që të mos arrihet një bashkëpunim me nacionalistët e ndershëm, të cilët kanë dëshiruar njësinë e Luftës Nacionalçlirimtare. Ata kanë ndihmuar për formimin e Ballit Kombëtar dhe kjo mënyrë ka shkaktuar që të mos arrihet bashkëpunimi midis nacionalistëve të ndershëm dhe Partisë, duke i dhënë dukje sikur ekzistojnë dy lloj komunistësh: komunistë «të egër», luftëtarë, dhe komunistë pacifistë, dhe duke lejuar që principi komunist të humbasë në ujërat e nacionalizmit të djathtë; kanë formuar çeta të veçanta në kohën kur ekzistojnë çetat partizane në Shqipëri, që përbëjnë ushtrinë e vërtetë të popullit, kanë pranuar parullat e ndryshme nacionaliste dhe kanë botuar një lloj literature plot me gabime. Ata kanë krijuar komitetin qendror, komitete qarkore si dhe celula treshe; të gjitha këto kanë qenë të gabuara, sepse ka ekzistuar Partia sipas principit Lenin-Stalin.

---

1 Takimi i parë midis përfaqësuesve të PKSH dhe të Grupit të «Zjarrit» për të biseduar rreth shkrirjes së tij u bë në janar të vitit 1943.

Shokë, duke pasur kurdoherë në konsideracion të gjitha sa thamë më sipër, si do të jetë qëndrimi ynë karshi këtyre shokëve të rinj që do të hyjnë në Parti dhe si do t'i inkuadrojmë?

Para së gjithash, eksperienca jonë e vjetër duhet të na shërbejë mjaft për këtë punë. Shokët e grupit që do të vijnë janë në atë stad që kemi qenë ne në kohën e grupeve.

Partia jonë është shëruar nga ajo sëmundje dhe shokët janë në gjendje me i shërue e me i ngritë në nivelin e tyre këta shokë të rinj, që vijnë nga një grup që luftohej, që politikisht dhe organizativisht janë shumë ulët, që kanë qenë të gabuar, që ende s'e dinë ç'është Partia dhe dashuria për të, por që shumica e tyre e duan komunizmin, janë komunistë dhe e duan Partinë.

Cila ka qenë arma që përdori Partia për me shërue shokët e infektuar nga sëmundjet e grupeve? Në fillim ka qenë bindja, sqarimi, ngjallja në zemrat e shokëve e dashurisë për Partinë, për shokët, disiplina, konspiracioni, prerja e lidhjeve personale, për sa i përket çështjes organizative, hapja e syve më katër për mos me lënë që elementët e rrezikshëm të zinin këmbë mbi dhé, e, më në fund, spastrimi i elementëve të lëkundshëm, antiparti, fraksionistë, grupashë.

Kjo do të jetë mënyra e veprimit me këta shokë të rinj, të cilët kanë nevojë për çdo sqarim, për çdo këshillë, për çdo përkrahje. Shokëve që do të vijnë t'u shpjegohet e t'u rishpjegohet pa pushim ç'është Partia, ç'është disiplina, ç'është konspiracioni, celula, ç'janë lidhjet organizative dhe **vija e Partisë, vija e**

**Luftës Nacionalçlirimtare, direktivat e Internacionales Komuniste.** Kjo do të bëhet me qartësinë më të madhe, me durimin më të madh, me bindjen më të plotë, se ato i kanë pasë të gabuara si edhe gjithë vijën organizative. T'u jepet çdo mundësi me u ngritë, si teorikisht, ashtu dhe politikisht, me vu në duart e tyre gjithë materialin e Partisë që të edukohen. **Me i bindë, me i bindë dhe përsëri me i bindë. Mbi të gjitha këto, sytë e shokëve duhet të bëhen katër. Të jenë kurdoherë të zgjuar për me mbrojtë Partinë si sytë e ballit, me ruejtë unitetin, me ruejtë radhët e shokëve dhe me i pre këmbët çdo sëmundjeje që mund të ngjasë.**

Shokët e rinj me i futë në punë, me i mësue si punohet, me u kërkue rezultate. Me një fjalë, me qenë për ta udhëheqës të sigurt dhe komunistë të vërtetë, që kanë merak me lartësue shokët e mirë, me ndreqë të gabuarit dhe me shqelmue elementët antiparti.

Sikundër shënuam më sipër ky grup ka qenë iniciator i Ballit Kombëtar dhe një pjesë e tyre ka punuar nën maskën e nacionalistëve.

Tani si duhet të veprojnë? Ata shokë të grupit që janë në Ballin Kombëtar do të vazhdojnë të punojnë si fraksion në Ballin dhe ky fraksion të përpiqet tok me pjesën nacionaliste revolucionare që ndodhet atje me ba që Balli të pranojë një bashkëpunim të ngushtë me Partinë, të pranojë të marrë pjesë në këshillat nacionalçlirimtarë dhe të përpiqet që të mbahet një konferencë e madhe, ku të marrë pjesë Partia, Balli e nacionalistë të ndershëm pa parti dhe, mbi të gjitha, fraksioni ynë ta lëkundë Ballin e ta detyrojë me marrë pjesë direkte në luftë kundër zaptuesit. Të luftojnë

në Ballin gjithë kompromisaxhinjtë dhe të neutralizojnë të plogëtit dhe të frikshmit, të bëjnë që çetat e Ballit të vëllazërohen në çdo gjë me çetat tona. Të insistohet në Ballin për krijimin e një komande të njëjtë për Luftën Nacionalçlirimtare, të luftohet pikëpamja e reaksionarëve të Ballit për sa i përket formimit të ushtrisë, xhandarmërisë, se ushtria e xhandarmëria e popullit formohen në male e jo në kazermat e fashizmit. Në këtë mënyrë do të punojë fraksioni ynë atje, sa për të tjerat, s'do bisedim, vazhdohet puna në rregull.

Si do ta merrni në dorëzim grupin? I quajturi komitet qendror i tyre është duke biseduar çështjet me shokët e tij dhe, mbasi këta të vënë në korent qarqet me anën e përgjegjësve të punës së tyre, do të na japin lidhjet në çdo vend dhe atëherë ne do t'jua komunikojmë me një parullë për të rënë në kontakt me përgjegjësin e grupit në qarkun tuaj.

Ky përgjegjës do t'ju dorëzojë «ushtrinë» që ka, me armë e bagalie[1]. E mira do të jetë që njëri prej shokëve tanë të shkojë në celulat e tyre dhe t'i likuidojë celulat, për këtë gjë bindeni atë me të cilin do të viheni në kontakt. Në rast të kundërt, listën e shokëve që do t'ju dorëzojnë e këqyrni me kujdes dhe ku të keni ndonjë dyshim e diskutoni me të ose me ta, duke i bindur se për mbarëvajtjen e punës është kurdoherë mirë të shihet kualiteti dhe jo kuantiteti, se ata që s'janë të vendosur mund të qëndrojnë në grupe edukative dhe shpejt të hyjnë në Parti, në qoftë se janë të mirë.

---

1 Pajime.

Me i thënë atij përgjegjësit se është më mirë me e mbajtë një shok një kohë në grup sesa me e qitë nga Partia dhe, nga ana tjetër, i theksoni se përgjegjësia bie mbi të, meqë ai i njeh shokët. Me shokët që do t'ju vijnë formoni celula prej 6-7 vetash, në mes të të cilëve të futni 2 a 3 shokë nga tanët, por shokë të mirë e të vendosur që të punojnë në mënyrën e sipërme.

Shokët e rinj që vijnë mos i shpërndani në celulat e vjetra.

Pra, që tani ndaloni luftë e kritikë kundër tyre dhe vëllazërohuni derisa t'i inkuadroni.

Letrën këndojeni me kujdes, që të mos bëhen gabime.

Të fala shoqërore

*Selami*

*Botuar për herë të parë në: Enver Hoxha. Vepra, vëll. 1. Tiranë, 1968*

*Botohet sipas origjinalit që gjendet në Arkivin Qendror të Partisë*

## BARBARIZMAT E FASHIZMIT DHE TË HYZMEQARIT TË TIJ MIHAJLLOVIÇ

*Artikull i botuar në gazetën «Zëri i popullit»*

Mars 1943

Populli shqiptar e kuptoi më mirë se kurrë se ç'do me thënë liri e dhuruar nga dora fashiste; kjo liri do të thotë, në realitet, skllavërim, barbarizëm, viktima, gra, pleq e çiliminj të therur pa mëshirë nga egërsirat me këmishë të zezë e nga hyzmeqarët e tyre, qofshin këta shqiptarë, si Mustafa Kruja e Kolë Biba, ose të huaj, si Mihajlloviçi, Nediçi, Borisi[1], Lavali[2] e Kuislingu[3]. Mizoritë që ngjanë në Kosovë e që u kryen prej bandave çetnike të Mihajlloviçit, në lidhje të ngu-

1 Borisi III — mbret i Bullgarisë (1918-1943). Në vitet e Luftës së Dytë Botërore ai e futi Bullgarinë në aleancë me Gjermaninë hitleriane duke e bërë satelite të saj.

2 Pierr Lavali kryesoi qeverinë prohitleriane franceze të Vishisë (1942-1944).

3 Kryetar i fashistëve norvegjezë. Veproi tradhtisht për pushtimin e Norvegjisë nga Gjermania hitleriane në vitin 1940. Kryeministër i qeverisë tradhtare të Norvegjisë.

Emri «kuisling» ka hyrë si sinonim i fjalës tradhtar.

shtë me fashizmin okupator, sikundër e tregon haptazi dokumenti me rëndësi që u tërhoq nga arkivat sekrete të fashizmit, hedhin një dritë të qartë në opinionin shqiptar, sqarojnë më së miri se ç'do të thotë «Kosovë e çliruar», e trumbetuar nga fashizmi dhe hyzmeqarët e tij shqiptarë si dhe nga ata pseudonacionalistë e politikanë të falimentuar që ende s'e kanë kuptuar karakterin e kësaj lufte të madhe, për jetë a për vdekje, jo vetëm të Shqipërisë sonë të dashur, por të të gjithë botës.

Barbarizmat e Kosovës, të kryera prej dorës së çetnikëve të Mihajllovièit në bashkëpunim të plotë e të sinqertë me fashizmin italian e gjerman, s'mund t'i përshkruajmë kurrë më mirë se ç'bën dokumenti i lartpërmendur, por ne në këto radhë do të përsëritim ato që ka thënë kurdoherë «Zëri i popullit» për sa i përket luftës që bëhet sot, për sa i përket Shqipërisë, për sa i përket Kosovës.

Kush nuk ka kuptuar karakterin e kësaj lufte gjiganteske, kush nuk ka kuptuar se bota është ndarë në dy kampe: nga njëra anë fashizmi skllavërues, bashkë me këlyshët e tij, dhe, nga ana tjetër, gjithë popujt liridashës, gjithë bota e dritës dhe e përparimit, ai s'ka kuptuar asgjë; ai person që s'ka kuptuar ende se kjo sëmundje e poshtër, që quhet fashizëm, s'ka pllakosur vetëm Shqipërinë, por gjithë Evropën, e që gjithë bota e madhe, tok me Shqipërinë e vogël, është çuar në këmbë për me e zhdukë përgjithmonë nga faqja e dheut këtë murtajë, ai s'ka kuptuar asgjë.

Nga kjo vendosje e problemit të kësaj lufte çlirimtare nxjerrim këtë rezultat, që është i njëjtë për

të gjithë popujt e robëruar, si edhe për popullin tonë: ka njerëz që e kanë kuptuar karakterin e kësaj lufte, ka njerëz që s'e kanë kuptuar ende, ka edhe njerëz që s'duan ta kuptojnë. Kategoria e parë ka rrokur armët dhe lufton me vendosmërinë më të madhe fashizmin dhe hyzmeqarët e tij. Për këtë kategori s'ka kompromis me okupatorin dhe as me hyzmeqarët e tij, por ka luftë të pamëshirshme deri në zhdukjen e fashizmit dhe dëbimin e okupatorit nga vendi ynë. Për kategorinë e dytë, që ende s'e ka kuptuar, është detyra e çdo patrioti të vërtetë, **patrioti të vërtetë me punë e jo me llogje,** t'i tregojë rrugën e vërtetë, që e çon vendin tonë drejt indipendencës, drejt demokracisë së vërtetë; kategoria e fundit, që, për fat të mirë, është një pakicë, me dashje e pa dashje, bën lodrën e okupatorit.

**Në këtë luftë çlirimtare gjithë botën e përparimit, gjithë botën e robëruar nën fashizmin e lidh ngushtë një qëllim, një ideal, një luftë:** lufta kundër fashizmit italian e gjerman dhe këlyshëve të tyre. Qoftë kjo botë angleze, amerikane, ruse, poloneze, shqiptare, kineze, peruane, qofshin demokratë-socialistë, komunistë e ruajalistë, janë bashkuar, kanë vënë forcat e tyre për të zhdukur këtë regjim skllavërues.

Nga ana tjetër, fashizmi, qoftë gjerman, qoftë italian, përpiqet të mbledhë rreth vetes gjithë kriminelët, gjithë të poshtrit, të shiturit dhe tok me ta të zhvillojë luftën gjakatare që shpalli dhe që po e vazhdon me shpirt në dhëmbë, derisa të thyejë zverkun përgjithmonë.

Në mes të të dyja palëve luftuese është hapur një

hendek i thellë, i cili do të mbushet me kërmat fashiste. Ndërmjet këtyre dy kampeve ndërluftuese s'ka as do të ketë, deri në fund, asnjë kompromis, asnjë marrëveshje, asnjë paqe të veçuar.

Fjala e urtë e popullit tonë thotë: «Një për të gjithë dhe të gjithë për një».

Pra, të këqyrim luftën e popullit shqiptar dhe çlirimin e atdheut tonë nga thundra e okupatorit. Halli që ka gjetur popullin shqiptar është po ai hall që ka gjetur gjithë botën, dhe lufta që bën populli shqiptar është lufta që bën gjithë bota. Lufta e popullit tonë është një luftë e lidhur ngushtë me luftën që bëjnë popujt e Anglisë, të Amerikës, të Rusisë dhe popujt e gjithë vendeve të robëruara dhe s'është një luftë e izoluar, speciale për Shqipërinë, si duan ta paraqitin disa politikanë të falimentuar që, për të fshehur inaktivitetin e tyre, hipokrizinë e tyre, dhe për të ruajtur pozitat e tyre, duke parë se të gjitha argumentet e tyre po rrëzohen si fiq të kalbur, konkludojnë me këto thënie: «Unë shikoj interesin e Shqipërisë», sikur shqiptarët e tjerë që luftojnë e vriten shikojnë interesin e peshqve të detit! Kur armiku është i njëjtë, problemi shtrohet njësoj kudo, gjithashtu edhe në Shqipërinë tonë. Armiku bën çmos për të na shtypur, për të na skllavëruar, për të na shuar çdo lëvizje, që të mundë, në këtë mënyrë, të forcojë frontin e tij dhe të zgjatë kasaphanën dhe regjimin e tij skllavërues.

Po këtë punë ai bën në Jugosllavi, në Greqi, në Francë, në Poloni e gjetkë e gjetkë.

Ç'u mbetet të bëjnë patriotëve shqiptarë? Të li-

dhin duart? Të luftojnë njëri-tjetrin? Të bëjnë kompromis me fashizmin? Të gënjehen nga buférit si Maliq Bushati[1] e Merlika, që rri prapa perdes duke u premtuar reforma?

Jo, patriotëve shqiptarë u mbetet t'u bëjnë luftë të hapët fashizmit dhe veglave të tij, se atje është fitimi. Patriotëve shqiptarë u mbetet të bashkohen me sinqeritet dhe jo me dollapë.

Disa «politikanë të famshëm» arsyetojnë kësisoj: Ne jemi një vend i vogël, s'kemi se ç'bëjmë, s'kemi forcën e Anglisë e të Rusisë, prandaj të lidhim duart; disa të tjerë thonë: Ta shohim fashizmin, ta shohim Mustafa Krujën e Maliq Bushatin, por të përpiqemi të fitojmë nga «reformat» që na bëjnë këta «budallenj», dhe kështu as më pe, as të pashë, nën hundën dhe mjekrën e fashizmit, dhe pa derdhur gjak, forcohemi, organizohemi. Sa për luftën, le ta bëjë Rusia me Anglinë, sikur rusët e anglezët s'janë djem të mëmave, por janë djem prej lope!

Ç'ngjet po të arsyetonin gjithë bota si këta «politikanë të mëdhenj»? Ç'ngjet sikur serbët, grekët, polakët, francezët, belgët e të tjerë të mendojnë kësisoj? Ngjet një gjë shumë e thjeshtë, që Gjermania dhe Italia fashiste e gëlltit dhe Anglinë dhe Rusinë, edhe Shqipëria e vogël (mund t'u vijë çudi këtyre politikanëve) bëhet për jetë raja e Musolinit. Pse Gjermanisë i vjen festja vërdallë tani? Sepse nga të katër anët po goditet, sepse nga të katër anët po ha grushte, sepse

1 Një nga krerët e Ballit Kombëtar, kryeministër kuisling në muajt shkurt-maj 1943.

vendet që ka okupuar, s'janë qole, po vullkan i zjarrtë.

Një për të gjithë e të gjithë për një. Rusia, Anglia, Amerika e bëjnë luftën me ushtri të mëdha, me tanke e aeroplanë, por kjo s'ekskludon që ne ta bëjmë luftën me atë pushkën e vetme që kemi, me atë sëpatën që kemi. Disa myteberë idiotë venë deri aty sa thonë se gjaku që është derdhur gjer tani këtu ka vajtur kot, por, nga ana tjetër, u vjen rehat dhe fërkojnë barkun kur flet Ideni, Molotovi dhe Hulli për indipendencën tonë. Luftën populli shqiptar s'e bën për beriha, por e bën për të fituar lirinë, e cila nuk dhurohet. Aq sa ia ka qejfi atij rusit ose anglezit që t'i digjen qytetet, aq ia ka qejfi edhe patriotit shqiptar që t'i digjen shtëpitë ose fshatrat, mirëpo këtë luftë s'e ka dashur populli ynë, ashtu si nuk ka dashur dhe robërinë. Lufta s'bëhet me trëndafila dhe as me pambuk, dhe liria s'fitohet me fjalë dhe as me kompromise, por me vuajtje e gjak. Pra, atë luftë që bën populli shqiptar kundër okupatorit dhe Merlikëve, Kolë Bibëve e të tjerë të shitur, po atë luftë bën edhe populli jugosllav kundër po atij okupatori, që na ka robëruar ne, dhe hyzmeqarëve të tij që quhen Nediç, Hasimoviç, Paveliç[1], Mihajlloviç e të tjerë. Në mes nesh e jugosllavëve qëndron çështja e Kosovës, të cilën fashizmi po e përdor si mollë sherri për të përçarë unitetin e luftës që po i bëjnë të dy popujt, ai po e përdor Ko-

1 Udhëheqës i organizatës terroriste të ustashëve. Në vitet e Luftës së Dytë Botërore ishte diktator fashist në të ashtuquajturin shtet të pavarur të Kroacisë.

sovën për të na hedhur në gjakderdhje me popullin jugosllav dhe ta lëmë të lirë fashizmin të na robërojë më mirë.

Të gjithë e dinë, dhe s'ka kush e mohon, se shumica e banuesve të Kosovës janë shqiptarë. Padrejtësi të turpshme janë bërë në kurrizin e popujve. Aq sa ka vuajtur Kosova nga imperialistët serbë, aq ka vuajtur edhe populli serb, malazez, kroat, slloven, maqedon, boshnjak etj. Kosovarët shqiptarë e dinë mirë se tok me ta vuanin edhe malazeztë, si dhe serbët e ndershëm në Kosovë, prej xhelatëve të kralit Aleksandër[1] dhe xhandarëve të tij. Të mos kapërcejmë në shtetet e tjera, kufijtë e të cilave ishin rregulluar sipas qejfit të imperialistëve dhe vullneti i popujve qe shkelur me gjak. Lufta e sotme botërore plasi, fashizmi i fëlliqur gjerman dhe italian, regjim mesjetar dhe robërues, shkeli gjithë Evropën, shkeli edhe Jugosllavinë dhe Shqipërinë. Italia fashiste dhe hyzmeqarët shqiptarë bërtitën: «Kosova u çlirua!». Se sa u «çlirua» Kosova s'është nevoja të zgjatemi, se i madh e i vogël në Shqipëri e di që Kosova është «e çliruar» sa ç'është dhe Shqipëria, por të konkretizojmë problemin. Sikundër në Shqipëri ka patriotë, që kanë marrë armët dhe po luftojnë, sikundër në Shqipëri populli ka hedhur gjithë forcat e tij në luftën për çlirimin e atdheut, sikundër në Shqipëri ka Merlikër, Kolë Bi-

---

1 Aleksandër Karagjorgjeviç — mbret i Jugosllavisë (1921--1934). Ka ndjekur ndaj Kosovës dhe krahinave të tjera të banuara nga shqiptarët në Jugosllavi një politikë shkombëtarizimi dhe shfarosjeje.

bër, Maliq Bushatër dhe të tjerë hyzmeqarë, ashtu edhe në Jugosllavi ka patriotë, që kanë rrokur armët dhe luftojnë; populli jugosllav është çuar në këmbë, por ka dhe atje Nediçë, Mihajlloviçë e të tjerë hyzmeqarë. Si në Jugosllavi, ashtu edhe në Shqipëri, nga një anë është populli, që lufton për liri dhe, nga ana tjetër, fashizmi me hyzmeqarët e tij. Këtu fashizmi me Merlikën e të tjerë lufton popullin shqiptar, në Jugosllavi fashizmi me Mihajlloviçin lufton popullin jugosllav.

Të dy popujt, jugosllav dhe shqiptar, duhet të vëllazërohen, se armiku është i njëjtë. Këtë vëllazërim të të dy popujve fashizmi përpiqet ta shkatërrojë, se është një rrezik vdekjeje për të. Fashizmi përdor Kosovën si mollë sherri. S'ka shqiptar të ndershëm e patriot që të thotë se malazezi ose serbi, që është në Kosovë, s'është serb e malazez, dhe se shqiptari, që është kosovar, s'është shqiptar kosovar, dhe, nga ana tjetër, s'ka jugosllav të ndershëm dhe patriot që të thotë se shqiptari, që është kosovar, s'është shqiptar, dhe serbi e malazezi, që është në Kosovë, s'është serb e malazez. Ndershmëria, drejtësia, s'janë virtyte vetëm të popullit tonë. Ai që mendon se vetëm populli ynë i ka këto cilësi, bie në absurditetin më të madh. Vetëm Merlikët, Bibët, Bushatët thonë se populli jugosllav është i poshtër dhe duhet shfarosur, vetëm Mihajlloviçët, Nediçët, Paveliçët thonë se populli shqiptar është i poshtër dhe duhet shfarosur; edhe fashizmi italian dhe gjerman thonë se vetëm italianët dhe gjermanët janë racë ariane, pra, sunduese, dhe popujt e tjerë duhet të jenë skllevërit e tyre. Për t'ia mbërritur këtij

qëllimi, që thamë më sipër, si vepron fashizmi? Ai lëshon Kolë Bibën e Merlikën dhe bandat e tij dhe vret serbët e malazeztë në Pejë e gjetkë. Populli shqiptar proteston tok me shqiptarët e Kosovës për këto krime të poshtra që bën fashizmi; nga ana tjetër, fashizmi armatos dhe lëshon Mihajlloviçin dhe bandat e tij dhe ther me mijëra gra, pleq, çiliminj shqiptarë. Lodra është e qartë, dokumentet flasin vetë. Merlika dhe «politikanët e hollë» ulërijnë «na griu serbi, rreziku serb është i madh, prandaj të armatosemi nën fashizmin dhe të jemi gati për nesër».

Cili është ky rrezik serb? Ky rrezik serb quhet Nediç, Mihajlloviç, Paveliç. Mund t'u vijë çudi «politikanëve të mëdhenj», por ky rrezik serb, që quhet Nediç, Mihajlloviç, Paveliç, po gjakos jo vetëm shqiptarët, por edhe popullin serb, malazez, kroat, slloven; me mijëra dhe me mijëra jugosllavë janë torturuar dhe therur barbarisht, si në Bihor, prej çetnikëve të Mihajlloviçit. Me mijëra fshatra të Kroacisë, të Malit të Zi, të Serbisë janë djegur e përvëluar prej tradhtarëve të popullit jugosllav.

**«Rreziku serb» i Merlikës dhe i «politikanëve të mëdhenj» është për ne rreziku fashist, se fashizëm e Mihajlloviç janë një dhe jo dy, se fashizëm dhe Merlikë janë një dhe jo dy. Zhdukja e fashizmit është zhdukja e «rrezikut serb»; pra, një armik, një luftë, një çlirim.** Ta përmbledhim: Kosovarët po vriten prej Mihajlloviçit, serbët vriten prej Merlikës, jugosllavët vriten prej Mihajlloviçit, shqiptarët vriten prej Merlikës, shqiptarët dhe jugosllavët vriten prej fashizmit, atëherë këta dy popuj, që po i vret një armik, duhet të

vëllazërohen, dhe vëllazërimi sjell lirinë. Por liria, o politikanë të falimentuar, s'fitohet me dëckla, por fitohet me gjak.

Asnjeri s'e gjen të shtruar sofrën, por tundi këmbët e mos i mpreh dhëmbët. Çlirimin tonë do ta fitojmë me gjak, se s'na e dhuron kush; gjithashtu edhe Kosova. Lirinë e Kosovës nuk do ta fitoni ju, or politikanë të falimentuar, por do ta fitojë vetë populli kosovar, do ta fitojnë Asim Vokshët[1], Emin Durakët[2]. Do ta fitojë lufta heroike e popullit të Kosovës, luftë e lidhur ngushtë me luftën heroike të popullit shqiptar, të popullit jugosllav, francez, grek, çekosllovak etj., luftë e lidhur ngushtë me luftën titanike që bëjnë popujt e Bashkimit Sovjetik, të Anglisë dhe të Amerikës. Nga kjo luftë heroike, që do të bëjë populli i Kosovës kundër fashizmit, kundër Merlikëve, kundër Mihajlloviçëve, do të lindë liria e vërtetë e Kosovës, liri që askush s'do t'ia prekë, se e ka fituar me gjakun e saj, ashtu sikundër s'do të guxojë kush me na prekë lirinë tonë, që e fitojmë me gjak, ashtu sikundër s'do

1 Asim Vokshi — Hero i Popullit. Mori pjesë në lëvizjen antizogiste të Fierit të vitit 1935. Në vitet e intervencionit fashist kundër Republikës Spanjolle u inkuadrua në rreshtat e brigadës internacionaliste «Garibaldi». Në tetor të vitit 1937 ra heroikisht në betejën e Fuento Del Ebros, Fronti i Katalonjës.

2 Emin Duraku — anëtar i Partisë Komuniste të Shqipërisë. U dërgua nga Komiteti Qendror në Kosovë e në Rrafsh të Dukagjinit për organizimin e punës së Partisë dhe të lëvizjes nacionalçlirimtare. U vra heroikisht në luftë kundër pushtuesve fashistë në dhjetor të vitit 1942 në Gjakovë.

të ketë kush që të prekë lirinë e popujve serb, kroat, malazez, grek, francez, belg etj., etj. Vetëm agjentët e fashizmit thonë se ky gjak i popujve, që kullon, po shkon më kot, vetëm ata të shiturit dhe kompromisaxhinjtë thonë se fati i popujve do të shqelmohet pas fitores, kurse populli, që lufton, që gjakoset, që vritet e theret, mendon ndryshe. Populli, që ka marrë armët e po lufton, është i sigurt, si buka që ha, se do të vetëvendosë për fatin e tij, është i sigurt se s'do të gënjehet më nga dallaveraxhinjtë, që s'kanë ngritur një qime nga qulli, por që kurdoherë kanë shikuar rehatin e tyre. Në këtë mënyrë mendojnë dhe gjithë popujt e tjerë, që vriten dhe po luftojnë heroikisht. Të gjithë ata popuj që luftojnë për liri e çmojnë sa vleftë ka kjo liri, sa gjak e sakrifica duhet me e fitue dhe njëkohësisht sa e shenjtë është kjo liri për fqinjin e tij, që edhe ai ka luftuar si luan për ta fituar. Këtu qëndron forca e besimit tonë, këtu qëndron forca e luftës sonë dhe këndej rrjedh bashkimi dhe vëllazërimi i gjithë popujve liridashës në luftë kundër okupatorit, dhe këndej rrjedh bindja e patundur se s'do të ketë njeri që të guxojë të prekë lirinë e popujve dhe vetëvendosjen mbi fatin e tyre.

*Malo*

*Botuar për herë të parë në gazetën «Zëri i popullit», nr. 16, mars 1943*

*Botohet sipas: Enver Hoxha. Vepra, vëll. 1. Tiranë, 1968*

# 7 PRILL, DITA E ZISË DHE DITA E LUFTËS SË POPULLIT SHQIPTAR

*Artikull i botuar në gazetën «Zëri i popullit»*

**Prill 1943**

7 prill 1939 — 7 prill 1943, plot katër vjet robëri nën armikun e urryer e shekullor, nën kuçedrën fashiste të lyer me gjakun e popujve të pafajshëm, nën tmerrin e këmishave të palara dhe shpirtrave të poshtra tradhtare, katër vjet dredhi, dallavere, intriga, gjak, burgime dhe internime në kurriz të popullit tonë fatkeq, por edhe katër vjet përpjekje, mundime, greva, demonstrata, luftë — luftë të pamëshirshme e të papërkulshme, luftë të paprerë e që dita-ditës shtohet, zmadhohet, forcohet nga vetë populli shqiptar. Katër vjet lot e shpresa, katër vjet mundime dhe fitime.

Jemi larg ditëve të zeza të 7 prillit 1939, larg atyre ditëve fatkeqe, kur zemrat shqiptare po pëlcitnin nga zemërimi se s'mundnin dot të gjenin armë dhe portet e Durrësit dhe të Vlorës, gërxhet dhe grykat e maleve tona t'i bënin kështjella të pathyeshme, t'i bënin varreza të «barbarëve të Perëndimit» e të

përsëritnin historinë e popullit tonë. Mbi ne kanë shkuar ditë të zeza, kanë shpërthyer valët e reaksionit të zi, valë terrori dhe gjaku. Vendet tona pritën bombat e aeroplanëve fashistë, fshatrat dhe qytetet na u dogjën nga katilët e Musolinit, tradhtarët e ndyrë bënë çmos që ta bënin popullin shqiptar skllav të bindur dhe ta përdornin për qëllimet e padronëve të tyre; popullit iu grabit pasuria, iu shkel vatra nga agjentët e shitur kokë e këmbë tek i huaji. Okupatori dhe tradhtarët u përpoqën që popullit shqiptar t'i rrëmbenin djemtë, t'i çonin të gjakoseshin me fqinjët tanë, që luftojnë për të fituar lirinë, atë e burgosën, e internuan, e vunë në plumb, e varën, i dogjën kasollen dhe fshatin, por vullnetin dhe forcën e shpirtit të tij liridashës armiku dhe veglat e tij s'mundën dot t'ia thyenin. Përpara furtunës së tërbuar populli shqiptar qëndroi i pathyer.

Kaluan kohët kur fashizmi, i fryrë dhe i fuckosur nga fitimet e tij të lehta mbi popujt e pafajshëm e të papërgatitur, gënjente botën. Shkuan kohët kur larot fashistë dhe tradhtarët e ndyrë kapardiseshin me këmishat e zeza ndër qytetet e fshatrat tona. Fashizmit iu këputën krahët, bersalierëve u ranë pendët. Në të katër anët e Evropës fashizmi po shkon ditë të këqija, fronti i Lindjes është bërë për ushtrinë e Hitlerit fronti i vdekjes, varri i djalërisë gjermane. Planet e gjakpirësit Hitler u shkatërruan si armatat e tij para Stalingradit. Ushtria e Kuqe, ushtria heroike e popujve sovjetikë, ia theu dhëmbët fashizmit gjerman dhe, ngadhënjyese, bëhet dita-ditës më e fortë e më e çeliktë. Ajo shkon përpara për çlirimin e tokave të saj

dhe për çlirimin e popujve të robëruar nën fashizmin. Aleatët tanë, Angli dhe Amerikë, po u shkrijnë hekur dhe plumb mbi kokë fashistëve.

Asistuam në dekompozimin e imperatorisë karnavaleske të Romës, dhe Musolinit i afrohet dita të shohë luftën në portat e Italisë. Musolini i lau buzët nga Afrika, i ka ngelur vetëm një këmbë në Ballkan. Por në çfarë Ballkani? Mund të themi në një vullkan të zjarrtë, ku hordhitë e Musolinit, të Hitlerit, të Paveliçit, të Borisit po goditen pa mëshirë prej patriotëve shqiptarë, jugosllavë, bullgarë dhe grekë.

Populli shqiptar katër vjet me radhë goditi okupatorin dhe veglat e tij pareshtur. Lëvizja nacionalçlirimtare dita-ditës ngrihet, zmadhohet, çetat partizane dhe vullnetare po mbushin malet, dhe armiku po pëson humbje dhe disfata kudo. Aksionet e pareshtura, goditjet e kolonave, depove, postave të armikut e ngritën lart moralin e popullit tonë dhe e bënë këtë të vetëdijshëm për luftën që bën; traditat dhe burrëria e popullit shqiptar s'janë shuar, zemra e shqiptarit është po ajo zemër kreshnike dhe e etshme për liri e shekullit të Skënderbeut dhe e kohërave heroike të Rilindjes sonë. Përpjekjet e këtij populli të vogël, por heroik, e ngritën lart emrin e Shqipërisë, bënë që gjithë bota të flasë me admirim për luftën e tij, për përpjekjet dhe për idealet e tij, për të cilat bie theror.

Armiku dhe tradhtarët përpara kësaj situate të dëshpëruar, si ajo bisha e plagosur rëndë, po grumbullojnë forcat e tyre të fundit për sulmin e dëshpëruar. Ai me hyzmeqarët e tij po lozin qindin në kurrizin e popullit tonë; ai po djeg fshatra, po arreston në ma-

së, po vret pengjet dhe njerëzit e pafajshëm në mënyrë burracake dhe të ndyrë, ai terrorizon me qëllim që të shuajë lëvizjen; nga ana tjetër, me demagogji dhe me manovrat e tij dinake, ai përpiqet të hedhë mjegull ndër mendjet e shqiptarëve, të krijojë diversion; ai gjoja po krijon karabinierinë e ushtrinë shqiptare për t'u dhënë të mefshtëve dhe oportunistëve iluzionin e një indipendence e vetëqeverimi, por qëllimi i tij është të formojë një ushtri me ballkanas, dhe me këtë ushtri ballkanase të shtypë popujt e Ballkanit, që luftojnë për liri. Kolona e pestë po përpiqet të mbjellë panikun në popull dhe të përçajë lëvizjen, por populli shqiptar e ka zgjedhur rrugën, atë s'e trembin kërcënimet dhe vrasjet; gjaku i heronjve antifashistë, që vaditën rrugët e qyteteve, fshatrave dhe maleve tona, po bëhet pishtari i kësaj lufte të shenjtë.

7 prilli i 1943-shit të jetë më tepër se herë tjetër dita e kushtrimit. Sot, më shumë se kurrë, zëri i atdheut po na thërret të rrokim pushkët e të parëve tanë të lavdishëm dhe të luftojmë e të fitojmë LIRINË, që na e lanë si amanet të çmueshëm stërgjyshërit tanë. Flamuri i Kastriotit, lyer me gjakun e prindërve tanë, i ruajtur me shekuj në gjirin e përvëluar të patriotëve shqiptarë, ai flamur që udhëhiqte çetat heroike të Rilindjes sonë, duhet të na prijë në luftën heroike për shpëtimin e atdheut, të vatrave tona, të nderit tonë, që na i ka shkelur armiku.

Robëria e rëndë e armikut po na përgatit fatin më të errët, ditë më të zeza kanë mbuluar fshatrat e qytetet pa përjashtim.

ATDHEU ËSHTË NË RREZIK!

Jeta e çdo patrioti të ndershëm, qoftë fshatar, punëtor, intelektual, qytetar, qoftë ky i krishterë a muhamedan, qoftë ky nacionalist, demokrat a komunist, është në rrezik. Në rrezik janë pasuritë e popullit; në rrezik është fryti i djersës së ballit tonë; janë në rrezik nderi dhe jeta e grave, e çupave, e mëmave dhe e kalamajve tanë. S'ka shqiptar të ndershëm që të mos e ketë kuptuar ç'është Italia fashiste, që na bën të gjitha këto të zeza, që të mos e ketë kuptuar rolin që luan dhe qëllimin që kërkon të përmbushë në kurrizin e popullit tonë. Është e qartë për këdo që zaptuesi po na përgatit varrin. Ai që hiqet sikur s'e ka të qartë këtë gjë, ai bën lodrën e armikut. Shqiptarët e vërtetë ç'mund të presin, pra, nga një bishë e lyer me gjakun e popullit tonë? Asgjë, përveç fatkeqësisë; dhe fatkeqësia e rrebeshi, që na gjakosin, mposhten vetëm me luftë dhe jo me fjalë. **Vetëm me forcën, vullnetin, trimërinë tonë, vetëm me bashkimin e çeliktë që ka karakterizuar popullin tonë përpara çdo rreziku, vetëm me luftën e ashpër e të paprerë do ta fitojmë lirinë, do ta çlirojmë atdheun tonë, do t'i japim popullit shqiptar begatinë dhe lumturinë. Këto të jenë motot e popullit tonë dhe, të bashkuar, si vëllezër dhe si bij të një vendi, të shkojmë drejt fitores, se fitorja është jona, se drejtësia është me ne.**

*Malo*

*Botuar për herë të parë në gazetën «Zëri i popullit», nr. 17, prill 1943*

*Botohet sipas: Enver Hoxha. Vepra, vëll. 1. Tiranë, 1968*

## PËRPARA NESH PO HAPEN PERSPEKTIVA TË QARTA PËR ORGANIZIMIN E NJËSIVE MË TË MËDHA TË USHTRISË NACIONALÇLIRIMTARE

*Qarkore drejtuar komiteteve të Partisë Komuniste të Shqipërisë në qarqe*

**10 prill 1943**

KOMITETIT QARKOR... [1]

Shokut...

Ndodhemi në kohë të organizimit të Ushtrisë Nacionalçlirimtare; për këtë gjë dhe që të mund të drejtojmë lëvizjen nacionalçlirimtare, e cila po zhvillohet në kryengritje, është i nevojshëm krijimi i njësive më të mëdha si edhe i shtabeve më të larta. Sikundër kemi biseduar dhe sikundër u vendos, krijimi i shtabit kryesor dhe i shtabeve të tjera është i domosdoshëm. Nga çështja teknike dhe praktike është parë që ekzistenca e çetave dhe veprimtaria e tyre nuk mund të

1 Pikat janë të vetë dokumentit.

drejtohen vetëm nga ana e udhëheqësve të çetës, por duhet që të krijohet shtabi i zonës së operacionit . . .[1]. Kjo është parë e arsyeshme, dhe zona . . . . . . . . do të jetë objektivi ushtarak i veprimtarisë suaj. Edhe një shpjegim të vogël para se të kalojmë në shpjegimin se si formohet shtabi. Përpara nesh po hapen perspektiva të mëdha për organizimin e njësive më të mëdha të Ushtrisë Nacionalçlirimtare Partizane dhe Vullnetare Shqiptare (UNÇPVSH); tani s'na paraqiten vetëm aksione të vogla, por na paraqitet çështja e çlirimit të Shqipërisë, dhe kjo gjë nuk mund të bëhet prej dy ose më shumë çetave, por ka nevojë për një ushtri të rregullt. Që të mund të bëjmë këtë gjë, duhet të bëhet mobilizimi i gjerë dhe krijimi i çetave, batalioneve, aradheve dhe njësive më të mëdha. Kalojmë tani në çështjet teknike të formimit të shtabit të zonës.

1) Duhet të përgatitet politikisht terreni për këtë gjë me nacionalistët e ndershëm të asaj zone, duke shpjeguar nevojën e krijimit të këtij shtabi. Këtë gjë duhet ta bëni së bashku me organizatën e . . . . .

2) Pjesëtarët e domosdoshëm të shtabit janë: komandanti (i cili është mirë të jetë nacionalist i ndershëm), komisari politik, zëvendësit e tyre (në qoftë se keni kuadro për të vënë nënkomisar politik, mirë, nëse jo, bëni pa të), pjesa operative, domethënë një njeri

---

1 Shtab zone u krijua vetëm për qarqet Vlorë dhe Gjirokastër, me emrin «Shtab i Zonës I Operative Vlorë-Gjirokastër». Në qarqet e tjera të vendit u krijuan shtabe qarqesh ose shtabe grupesh.

dhe mundësisht edhe zëvendësi i tij, të cilët të kenë haber nga planet e luftës (nëse i pari është nacionalist, i dyti, zëvendësi, duhet të jetë patjetër anëtar partie). Këta janë pjesëtarët e domosdoshëm të shtabit të zonës. Përveç këtyre, mund të jenë në shtab edhe disa persona të tjerë me influencë nga terreni. Detyra e shtabit është që të drejtojë të gjitha veprimet që do të bëhen në atë zonë. Këtij shtabi i drejtohen të gjitha shtabet dhe njësitë më të ulëta. Anëtarët e tij, pjesa e domosdoshme, qëndrojnë së bashku në një vend, prej të cilit mund të drejtojnë operacionet e zonës. Kjo gjë nuk duhet të kuptohet ngurtë; kur ka veprime me rëndësi, një pjesë ose krejt shtabi mund të shkojnë për të drejtuar. Kjo zonë mund të ndahet vetëm në dy ose në tri pjesë. Aradha duhet të ketë shtabin e vet, përbërja e të cilit është si ajo e zonës; ajo duhet të ketë lidhjen e gjallë me anë të dy korrierëve shumë të vendosur dhe anëtarë partie, të cilët do të bëjnë postën e shtabit të zonës, prej të cilit do të merren udhëzimet e planet e luftës. Derisa të krijohen aradhet, po këtë gjë duhet ta bëjnë çetat e batalionet. Dy korrierë nga më të vendosurit, anëtarë partie, bëjnë lidhje me Shtabin kryesor të UNÇPVSH. Duhet, gjithashtu, të kemi lidhje me shtabet e zonave kufitare. Afër shtabit të zonës duhet të jetë intendenca e shtabit të zonës, e cila do të kujdeset për ushqime e veshmbathje të ushtrisë së zonës përkatëse, plaçkat që i zihen armikut nga ana e njësive të ndryshme i dorëzohen shtabit të zonës, i cili i shpërndan sipas nevojave.

Për sa u përket detyrave të komandantit e të komisarit politik nuk po ju shkruajmë, se ju i dini vetë.

Po ju shkruajmë vetëm për sa i përket pjesës operative. Këta bëjnë planet e luftës (sulmet dhe ritiratat etj.) në bazë të informatave dhe të njohurive të tyre dhe i parashtrojnë në shtab për diskutim; pas vendimit të shtabit u shpërndahen direktivat ose urdhrat njësive të ndryshme të zonës përkatëse. Komisari politik ose zëvendësi mban lidhje me Partinë me anën e sekretarit politik të qarkorit të vendit ku ndodhet shtabi. Gjithashtu, organizata e Partisë në ushtri duhet të derdhë aktivitetin maksimum; këtë aktivitet e ndihmon, e udhëheq dhe e kontrollon komisari politik ose zëvendësi.

Organizimi i shtabit të zonës është çështje urgjente për krahinën tuaj. Njëkohësisht e përsëris se duhet të marrin pjesë atje edhe nacionalistë të ndershëm me influencë dhe që e kanë marrë me gjithë mend luftën kundër okupatorit dhe tradhtarëve të vendit.

Sikundër kemi biseduar, na dërgoni sa më shpejt emrat e personave që mund të bëjnë pjesë në Shtabin kryesor të UNÇPVSH.

Ndërkaq, duke organizuar shtabin, mos i pezulloni aksionet, por vazhdoni sipas planeve që keni.

Me përshëndetje shoqërore

Për Komitetin Qendror

*Shpati*

*PS* — Udhëzimet me hollësi jua dërgojmë së

shpejti; kjo letër le t'ju ndihmojë derisa t'ju çojmë direktivat e duhura.

*Botuar për herë të parë në «Dokumente kryesore të PPSH», vëll. I. Tiranë, 1960*

*Botohet sipas: Enver Hoxha. Vepra, vëll. 1. Tiranë, 1968*

## KËSHILLAT ANTIFASHISTË TË GRAVE TË JENË SHPREHJE TË VULLNETIT TË GRAVE SHQIPTARE

*Letër drejtuar një shoqeje në Korçë*

**[Prill 1943]**

Morëm letrën tënde ku na vë në korent për punën me gra. Pikësëpari në këshillin që po formoni me gra kini kujdes që të mos futen elemente të një mijë dallavereve, që janë nën influencën e krerëve ballistë kapadainj, të cilët duan që këto këshilla të shkëputen nga qëllimi kryesor, lufta e përbashkët.

Për pjesëmarrjen e Ballit në këtë punë që keni organizuar, jemi dakord, por aspak dakord me ta që të zhdukim fjalën «antifashist» nga emri i këshillit. Ky këshill të quhet vetëm Këshilli Antifashist i Gruas Shqiptare — ose Komiteti Antifashist i Gruas Shqiptare. Fjala antifashist duhet të jetë patjetër. T'u thuhet atyre të Ballit se lufta që bëhet sot është një luftë antifashiste dhe luftë antifashiste e quajnë jo vetëm komunistët, por edhe demokracitë, i madh e i vogël, me përjashtim të njerëzve të Ballit. Në qoftë se ata s'e kanë kuptue karakterin e kësaj lufte, kur gjithë

bota e ka kuptue, në qoftë se ata nuk janë dakord tashti me karakterin politik të kësaj lufte, atëherë s'do të jenë përsëri dakord dhe me zhvillimin e vetë luftës. Njerëzve të Ballit që bëjnë këtë pretezë absurde u këshilloni të këndojnë pak më mirë traktet dhe organet zyrtare të organizatës së tyre ku flitet për një luftë antifashiste dhe jo antiitaliane.

Nga ana tjetër, çështjen mos e shikoni shumë ngushtë e vetëm për qarkun e Korçës. Këta këshilla do të kenë një karakter të përgjithshëm në gjithë Shqipërinë dhe emri do të jetë i njëjtë, si dhe qëllimi. Në Tiranë, gjithashtu, është duke u formuar një këshill. Shoqet andej shkruajnë që ai këshill do të marrë iniciativën të nxjerrë dhe një gazetë.

Sidoqoftë ju vazhdoni punën, me aderimin ose jo të Ballit. Ne nuk mund të ndërrojmë karakterin e luftës, për hatrin e disa elementëve llafazanë e apolitikë, që kanë nge për çdo gjë, po për luftë jo. S'është nevoja të të theksojmë se kur të bisedosh me ta, ose me to (të Ballit) përpiqu t'i bindësh me argumente dhe me gjakftohtësi, dhe në rast se nuk binden, dërgoi «të shëtitin» si thonë francezët, dhe ti vazhdo punën duke formuar këshillin, i cili të fillojë sa më parë nga puna. Formimi i këshillit të mos jetë formal, por të kërkohen rezultate prej anëtareve që e formojnë dhe gjëja më kryesore: grumbullimin e të gjitha grave rreth tij. Të punohet sinqerisht me to, t'u lihet iniciativë në punë, t'i interesojmë ato drejtpërdrejt për luftën dhe të ndiejnë me të vërtetë se gruaja jonë ka një detyrë të rëndësishme dhe këtë detyrë e kryen me plot koshiencë.

Të organizoni konferenca, ku të flasin gra të popullit, natyrisht, të udhëzuara nga ne. Por të bëhet kujdesi më i madh që të mos biem në gabimet që kemi rënë në ndonjë rast me këshillat nacionalçlirimtarë, të cilët në shumë vise i konfondojnë me celula partie dhe kudo flasin për Partinë dhe vetëm për Partinë dhe aspak për rolin e veçantë e kryesor që kanë këshillat.

Rrugën e drejtë këshillave të grave të mos ua imponojmë me forcë, si direktivë të lëshuar nga Partia, por me bindje e me durim dhe duke zënë pak Partinë në gojë, pse ato e shohin vetë që shoqja komuniste që bën pjesë në këshill është anëtare partie dhe, si e tillë, ajo shfaq mendimin e Partisë.

Kur na shkruan letër mos u limito vetëm në një problem, por na shkruaj gjatë, mbi të gjitha problemet që ju paraqiten atje, si dhe mbi gjendjen e organizatës dhe zhvillimin e punës në çdo sektor. Kemi dhe ne ca të drejtë të dimë ç'bëhet andej, apo s'është kështu?

Të fala shoqërore

*Taras*

*Botohet për herë të parë sipas origjinalit që gjendet në Arkivin Qendror të Partisë*

# GRUAJA SHQIPTARE — FAKTOR I RËNDËSISHËM NË LUFTËN NACIONALÇLIRIMTARE

*Qarkore drejtuar komiteteve të Partisë Komuniste të Shqipërisë në qarqe*[1]

**14 prill 1943**

Të dashur shokë,

Në luftën kundër okupatorit fashist, në këtë luftë vendimtare për popullin tonë, gruaja luan një rol me rëndësi[2]. Para këtij faktori të rëndësishëm të Luftës Nacionalçlirimtare, organizatës i paraqiten disa detyra, nga të cilat më kryesorja është formimi i frontit antifashist të gruas shqiptare.

Për formimin e këtij fronti duhet të grumbullohen masat e gjera të grave të çdo kategorie e të çdo shtrese shoqërore. Konferencat janë mjeti më i mirë ku mund të grumbullohen gratë, por këto nuk do të jenë mble-

---

1 Kjo qarkore u dërgua për krijimin e organizatës antifashiste të grave shqiptare.

2 Rreth 6 000 gra e vajza morën pjesë me armë në dorë në Luftën Nacionalçlirimtare. Dhjetëra mijëra të tjera ishin pjesëmarrëse aktive në prapavija.

dhje akademike për të biseduar probleme jashtë jetës praktike; grumbullimi duhet të lindë prej nevojave të tyre konkrete — kërkesë buke, protestë kundër internimeve, protestë kundër kërcënimeve, pushkatimeve etj. Në këto mbledhje e konferenca nuk do të bëhet vetëm politikë e lartë, por do të flitet mbi nevojat e shtypjen e tyre, mbi armikun e urryer, fashizmin, mbi nevojën e luftës kundër tij dhe mbi detyrat që u përkasin në këtë luftë çlirimtare. Lufta do të na japë material për punën. Komunikatat, proklamatat, thirrjet e ndryshme të punohen herë pas here në mënyrë të thjeshtë e të kuptueshme. Me anë të këtyre e me anë të organeve të Partisë e të rinisë do të ngjallet në to urrejtja kundër armikut, do të theksohen barbarizmat e tij, djegiet, vrasjet e grave dhe të fëmijëve etj. Në këto mbledhje, gjithashtu, të flitet mbi higjienën, mbi rritjen e fëmijës, mbi mënyrën e punës dhe detyrat e ndryshme të një amvise të mirë. Kjo mund t'u duket atyre e kotë dhe e papëlqyeshme, por shoqet[1] ose ato që janë të përshtatshme për këtë punë duhet të kenë durim dhe t'u shpjegojnë grave në mënyrë që t'i bindin për nevojën e këtyre udhëzimeve. Do të jenë të vlefshme dhe do të na ndihmojnë në formimin e këtij fronti kurset e ndryshme për zhdukjen e analfabetizmit e sidomos ndër fshatra; kurse për prerje e qepje dhe kurse infermierie — këto të fundit janë të domosdoshme të formohen sa më parë, tani që lufta është duke u bërë çdo ditë më e ashpër. Duhet theksuar se në mbledhjet e ndryshme, në kurset, në konferencat

1 Anëtaret e Partisë.

duhet të marrin pjesë të gjitha ato që duan, me një mënyrë ose me një tjetër, të ndihmojnë luftën kundër fashizmit, të marrin pjesë të gjitha gratë e fshatit e të qytetit, që kanë në shpirt luftën kundër armikut, të çdo tendence e të çdo rryme politike — gratë antifashiste, zogiste, balliste, fetare; të mos bëhet sektarizëm në këtë pikëpamje. Në ato qytete ku ka gra që janë nën influencën e Ballit Kombëtar të bashkëpunohet me to në mënyrë të plotë e të sinqertë.

Prej konferencave do të dalin këshillat antifashistë të grave. Këshillat formohen në këtë mënyrë: prej konferencës së mëhallës del këshilli i mëhallës, këtë e zgjedhin vetë gratë. Prej këshillave të mëhallave të ndryshme caktohet nga një grua, e cila do të bëjë pjesë në këshillin e qytetit. Ky këshill bëhet prej aq anëtareve sa të shikohet nevoja. Mund të formohen këshilla edhe sipas zanatit dhe profesionit. Prej mbledhjeve e konferencave në fshat del këshilli i fshatit, i cili lidhet me këshillin e qytetit. Kjo është mënyra demokratike, mënyra më e mirë dhe më e preferuar për formimin e këshillave. Por kjo nuk është e vetmja mënyrë; në rast pamundësie, për shkak reaksioni, zgjidhet më parë këshilli i qytetit nga lart prej grave më të përshtatshme e më aktive. Ky këshill merr përsipër të organizojë këshillat e mëhallave, të cilat caktohen prej këshillit të qytetit dhe nuk zgjidhen prej grave të mëhallës. Në këshillin e çdo mëhalle duhet të marrë pjesë një shoqe, në qoftë se ka, por në këshillin e qytetit duhet patjetër. Këta këshilla të jenë shprehja e vërtetë e vullnetit të grave. Këta këshilla kanë për detyrë të grumbullojnë sa më shumë që të jetë e mun-

dur masat e grave të fshatit e të qytetit rreth frontit antifashist të grave. Këta interesohen për agjitacion, propagandë, për furnizimin e çetave me çdo mjet, përkurset e ndryshme dhe për të shtuar radhët e partizanëve e vullnetarëve me vajza e gra luftëtare. Shoqet do të jenë luftëtaret më të mira dhe shembull për gjithë gratë e tjera.

Kur ka mundësi, një anëtare e këshillit të qytetit bën pjesë edhe në këshillin nacionalçlirimtar të atij qarku.

Prej mbledhjeve të ndryshme duhet të përfitohet organizativisht, të formohen grupe edukative me vajzat dhe gratë më të mira e më të vendosura; prej këtyre të rekrutohen shoqe të reja që do të shtojnë radhët e organizatës.

Të fala shoqërore

Për Komitetin Qendror

*Valbona*

*Botuar për herë të parë në «Dokumente kryesore të PPSH», vëll. I. Tiranë, 1960*

*Botohet sipas: Enver Hoxha. Vepra, vëll. 1. Tiranë, 1968*

# ORGANIZIMI DHE MOBILIZIMI I RINISË KËRKON KUJDES TË VEÇANTË. ME ELEMENTËT E GËNJYER TË BALLIT TË PUNOHET ME DURIM

*Letër drejtuar Komitetit Qarkor të Partisë Komuniste të Shqipërisë për Korçën*

**[Prill 1943]**

Të dashur shokë,

Mirë do të ishte të na shkruanit më me hollësi për punën e aksionit, sidoqoftë shikoni e kini mendjen që të bëhet në kondita më të mira për të pasur sukses. Mos harroni t'i vini një rëndësi të veçantë punës së organizimit si në Parti, ashtu edhe në rini. I vini një kujdes të veçantë si organizimit, ashtu edhe mobilizimit të rinisë; për mobilizimin do të keni direktiva të veçanta (këto do t'ia dërgoni rinisë bashkë me këtë letër ose më vete). Me mobilizimin e rinisë duhet të keni mendjen mirë që të mos dekonspirohet puna, të mobilizohet sa më mirë, por duke pasur parasysh që rinia të mos çorganizohet. Me këtë rast do të forcohen çetat, si

politikisht, ashtu dhe ushtarakisht, do të marrin një hov të ri, ashtu si e do momenti dhe lufta jonë.

Në të dyja krahinat ku ka reaksion më të madh të mos lihet puna pas dore, por t'i vihet një rëndësi e jashtëzakonshme si organizimit, ashtu edhe propagandës, pa lënë pas dore punën e aksioneve, që i nxjerrin frikën popullit dhe ngrenë prestigjin e luftës sonë e të Partisë.

Të mos harrojmë se gjendja ndërkombëtare është kurdoherë në favorin tonë.

**Puna e «Zjarrit»:** Merrni organizatën në dorëzim. Ata më të saktët i futni në celula, **celula të veçanta ku të ketë një shok përgjegjës nga më të aftit** prej shokëve të vjetër, disa të tjerë në grupe edukative.

Me Fetahun [Butka] duhet të piqeni vetë, të fjaloseni gojarisht mbi të gjitha e të merrni një qëndrim të prerë, duhet ta bindni se ai ka fare kollaj mundësi të marrë komandën e një çete në Kolonjë e të marrë me vete të gjithë miqtë e tij që sot qëndrojnë me Safetin [Butka]; në interesin e Partisë është që të dalë si çetë partizane, ose fundja si një çetë vullnetare nën komandën e tij, me një komisar politik. Fuqitë tona nuk duhet të shpien ujë në mullirin e Safetit, sidomos sot që Safeti po bën manovra. Kjo nuk do të thotë që të bëheni hasmë me Safetin, por secili në pozitat e partisë së vet ose të idesë së vet. Në Kolonjë, po të punojnë shokët si duhet, edhe Fetahut i bie veçanërisht një detyrë ndaj Partisë, që besoj se do ta mbarojë me sukses dhe me sinqeritet (ky është qëndrimi ynë karshi Safetit tani për tani).

A. V. e futni në Parti dhe, mbasi t'i shpjegoni de-

tyrat e një anëtari të një partie të vërtetë komuniste, e lini në çetë bashkë me shokë të tjerë, kjo është detyra e tij dhe asgjë më tepër. Në përgjithësi duhet të keni pak durim, në fillim të përdorni bindjen, por sigurisht pa lënë kurrë pas dore rregullat themeltare të Partisë sonë, sot më tepër se kurrë.

Çështja e Mestanit[1] rregullohet lehtë, sigurisht Mestani qengj nuk është, por edhe shokët e Kolonjës do ta kenë marrë punën si kaluar që të vejë puna gjer në të sharë të tillë. Puna e Dangëllisë[2] të mbetet për në shportën e lugëve, psenë po e thotë letra e gjatë mbi punët ushtarake. T. i thoni mirë është atje, por si atë dhe shokët të mos i zërë gjumi, të punojnë në atë sektor aq delikat dhe me aq rëndësi.

Për punën e ndërrimit të shokëve t'i fshini buzët, keni boll elementë, sa të punoni mirë vetë dhe të ndihni edhe krahinat e tjera; shkurt, Todo Mançon e nisni sa më shpejt për në Vlorë me anën e Skraparit e të Mallakastrës.

Sa për përçarjet që përpiqet të krijojë karabinieria, ju të mençur jeni vetë, me atë rast demaskoni edhe të gjithë ata që bien në atë llum, por kini mendjen për punën e Ballit e të Safetit, të mos bini në provokacion. Durim, shokë, ju i dini mirë këto punë!

1 Mestan Ujaniku. Këtu është fjala për një fërkim të vogël midis komandave të dy çetave partizane, të Skraparit dhe të Kolonjës.

2 Deri në fillim të vitit 1943, Dangëllia varej, për punët e Partisë, nga Komiteti Qarkor i Korçës. Komiteti Qendror i PKSH vendosi që kjo krahinë të lidhej me Qarkorin e Gjirokastrës dhe të futej në Zonën I Operative Vlorë-Gjirokastër.

Ne dhe i gjithë populli shqiptar këto ditë, me rastin e 12 prillit[1], pamë se ç'dallavere kanë bërë M. Kruja, Qazim Koculi, A. Këlcyra dhe shokët e tij më 1938—1939, besoj se e keni kënduar «Rojen kombëtare»[2] të 13 prillit; aty keni plot xhevahire për të shkuarën e shumë ballistëve. Por puna është se **ku e ka hallin armiku dhe tradhtarët**, sigurisht që të mbjellin konfuzion në masat, të përçajnë lëvizjen tonë dhe të forcojnë reaksionin. Prandaj ne, para kësaj situate, duhet të bëjmë përpjekje për një bashkim të sinqertë me elementët e pastër të Ballit. Krerët e komprometuar do t'i ulin veshët dhe baza do ta shtyjë Ballin të afrohet me ne. Sigurisht kjo nuk do të bëhet automatikisht, por me punën tonë politike, duke nxjerrë në shesh rëndësinë e Luftës Nacionalçlirimtare, të Partisë sonë e të patriotëve të ndershëm dhe pa njolla.

Të mos biem në politikën e nuses që vajti fjeti me mullixhinë nga inati i së vjehrrës, tamam ashtu si e bënë disa krerë të «Bashkimit Kombëtar»[3] më 1938—1939. Të mos harrojmë kurrë qëllimin kryesor: të

---

1 Më 12 prill 1939 «asambleja» fashiste e organizuar nga pushtuesit italianë shpalli «bashkimin personal» të Shqipërisë me Italinë dhe vendosi «t'i lutej» mbretit të Italisë, Viktor Emanuelit III, të pranonte kurorën e Shqipërisë.

2 Gazetë e përditshme qeveritare fashiste (prill-maj 1943).

3 Organizatë tradhtare e krijuar në vitin 1927 në emigracion, si fraksion i Komitetit Nacional Revolucionar (KONARE). Më 1938 krerët e kësaj organizate u bashkuan me grupin fashist të Mustafa Krujës. Pas pushtimit të Shqipërisë nga Italia fashiste ata zunë pozita kryesore në qeveritë kuislinge, në partinë fashiste dhe në Ballin Kombëtar.

**bashkuar në luftë për vdekje kundër okupatorit e tradhtarëve.**

Kjo nuk do të thotë se me këtë rast disa krerëve të komprometuar të Ballit të mos u bëhet lëkura pesë pare, siç e meritojnë.

Sot u fillua të flitet për një krizë kabineti. Ministri i Brendshëm, Luogotenenca dhe Mustafai po i turren Ballit, kërkojnë ta zgjerojnë reaksionin, Bushati me disa të tjerë rëndojnë nga një politikë «hiq e mos këput», s'u vjen mirë të kapin njerëzit e Ballit. Të bëhet një trakt sa më parë kundër mobilizimit dhe xhandarmërisë.

*T a r a s*

*Botuar për herë të parë në: Enver Hoxha. Vepra, vëll. 1. Tiranë, 1968*

*Botohet sipas origjinalit që gjendet në Arkivin Qendror të Partisë*

# MASAT PËR ZHDUKJEN E GJENDJES SË KRIJUAR NË ORGANIZATËN E VLORËS

*Udhëzime dërguar Komitetit Qarkor të Partisë Komuniste të Shqipërisë për Vlorën*

**3 maj 1943**

KOMITETIT QARKOR

*Vlorë*

Raportet e ndryshme, që na erdhën nga ai terren na vunë përpara një realiteti të hidhur, përpara një gjendjeje kritike që kalon ajo organizatë. Ajo gjendet para një fraksioni të kurdisur nga elementi i poshtër antiparti Sadik Premte[1], i cili ishte hedhur pa mëshirë

---

1 Fraksioni kundër Partisë në qarkun e Vlorës u organizua nga tradhtari Sadik Premte në prill 1943. Ai u shkatërrua në maj 1943 me ndërhyrjen e drejtpërdrejtë të Komitetit Qendror të Partisë pas shkuarjes në vend të shokut Enver Hoxha (Shih: Enver Hoxha. «Kur lindi Partia (Kujtime)», botim i tretë, f. 399-448. Tiranë, 1983.) si dhe me pjesëmarrjen aktive të komunistëve të qarkut të Vlorës të udhëhequr nga shoku Hysni Kapo, anëtar i KQ të PKSH dhe sekretar politik i Komitetit Qarkor të Partisë për Vlorën.

jashtë Partisë. Për të ishte këshilluar pa pushim organizata e atjeshme të kishte zgjuarsinë më të madhe dhe të merrte masat më radikale për të shtypur pa mëshirë çdo tentativë që mund të bëhej prej këtij elementi tradhtar.

Pa pushim, e në çdo rast, gjithë organizatave, gjithë shokëve, veçanërisht juve, ju është theksuar rreziku i madh që vjen për Partinë nga ana e elementëve grupashë. Qarkoret e ndryshme jua kanë bërë të qartë punën shkatërrimtare sistematike, sabotimet e pareshtura të elementit grupash, të udhëhequr nga dy krerët e tij tradhtarë Anastas Lula dhe Sadik Premte. Ju është shpjeguar veçanërisht juve qëndrimi krejt negativ i Xhepit (Sadik Premtes) dhe ju është theksuar me këmbëngulje se ai ishte elementi më i rrezikshëm, më i pabesë, më dallaveraxhi që ekzistonte ndër elementët antiparti, dhe bash për këtë arsye, kujdesi e vëzhgimi dhe më në fund shqelmosja e tij definitive të ishin një nga preokupacionet më kryesore të organizatës, e sidomos të shokëve drejtues. Faktet na kallëzojnë se nuk është vepruar aspak në këtë drejtim.

Në momentet më kritike të historisë sonë, në momente të përgjakshme, kur ushtritë e okupatorit po na djegin katunde e qytete, po na vrasin pa mëshirë e në masë popullin tonë, kur ne duhet të vëmë gjithë forcat tona për ta bërë organizatën tonë të fortë e të denjë ta udhëheqë këtë lëvizje të shenjtë, faktet na kallëzojnë se organizata atje sot është në një gjendje për të qarë hallin; mospërfillja dhe moskujdesia ndaj çështjes organizative kanë dobësuar organizatën dhe kanë lejuar formimin e fraksionit me tradhtarin Xhep në krye.

Në vend që në qarkun e Vlorës, ku populli ka marrë armët dhe me tërbim po lufton krah për krah me shokët tanë, të kemi një organizatë të fortë, të disiplinuar, me elementë të provuar në zjarr e në flakë, atje kemi një organizatë ku Xhepi ka mundur të hedhë rrënjët dhe nën hundën e mjekrën e drejtuesve dhe të shokëve po organizon torpilimin e Partisë. Kjo gjendje e krijuar nuk mund t'i ketë rrënjët veçse në moskujdesinë plot përgjegjësi tuajën.

Gati muaj me radhë, në bazë të raporteve që kemi, nuk është shkuar me i kontrollue e me ngritë shokët e celulave, por këta janë lënë në fatin e tyre. Këta elementë, sigurisht të vendosur, të rekrutuar sipas parimeve të shëndosha, por të lënë pas dore pa i edukuar si duhet me frymën e Partisë, me disiplinën e saj dhe me direktivat e lëshuara nga KQ, janë lënë të bëhen një fushë veprimi i elementëve grupashë, i përpjekjeve të tyre për krijimin e një pune antiparti. Veçanërisht një përgjegjësi e madhe i bie shokut Vjosa[1], sekretar organizativ, për këtë gjendje anormale që

1 Pseudonim i Mehmet Shehut, në atë kohë sekretar organizativ i Komitetit Qarkor të Partisë për Vlorën. Gjatë luftës është kritikuar shpesh për gabime të rënda në moszbatimin e direktivave të Komitetit Qendror të Partisë, për shkelje të vijës së saj dhe të urdhrave të Shtabit të Përgjithshëm, për qëndrime të theksuara sektare me qëllim që të diskreditohej vija politike e Partisë dhe Lufta Nacionalçlirimtare, për oportunizëm ndaj armiqve të Partisë dhe për arrogancë e përçmim të forumeve drejtuese të Partisë.

Siç u vërtetua më pas, prej kohësh ka qenë rekrutuar agjent i disa shërbimeve të huaja të fshehta, për t'u shërbyer

është sot në organizatë. Detyrat e sekretarit organizativ ju janë përsëritur shumë herë, dhe këto detyra në rast se nuk përmbushen puna patjetër do të shkojë keq. Është e tepërt të invokohen ekskyza: «Po s'kemi shokë», «na kanë premtuar shokë e nuk na i dërgojnë». Populli ynë thotë një fjalë: «Me u fërgue me dhjamin e vet» dhe «me i nderë këmbët sa ke jorganin». Këto janë të vërteta për ne. Shumë herë ju është thënë se shokët duhet të formohen në vend, t'u jepet përgjegjësi në punë, të ndihmohen dhe të ngrihen shokët e rinj, dhe jo të presim nga KQ të çojë shokë, të cilët nuk ka se ku i gjen përveçse në organizatat e ndryshme, që janë të gjitha të reja e të nevojitura. Përkundrazi, te ju nuk është punuar me këtë kriter. Jo vetëm që nuk janë ngritur në formë të gjerë dhe nuk u janë dhënë detyra me përgjegjësi elementëve të shëndoshë e që e duan me shpirt Partinë, por është punuar disa herë me kriter të gabuar, duke lejuar të vihen në dukje elementë të dyshimtë, me një të shkuar jo të pastër; këta janë vënë në vende me rëndësi të Partisë e të luftës, është proceduar në rifutjen në Parti të elementëve të qitur jashtë Partisë, në një mënyrë të gabuar e duke mos u marrë pëlqimi i qarkorit, gjë që nuk është e lejueshme. Të gjithë këta elementë, të vënë në vende me rëndësi të Partisë prej qarkorit në mënyrë të pakujdesshme, u bënë patjetër shtyllat e fraksionit të organizuar prej Xhepit. Nga ana tjetër, shokut Vjosa i janë dhënë veçanërisht direktiva precize dhe kategorike për qëndrimin

planeve të tyre agjenturore të afërta dhe të largëta. (Shih: Enver Hoxha. «Titistët (Shënime historike)», f. 532-583.)

karshi Xhepit, dhe konstatohet se këto direktiva jo vetëm që nuk janë zbatuar, por janë neglizhuar. Shoku Vjosa jo vetëm që nuk ka pasur kujdesin e duhur mbi Xhepin, jo vetëm që nuk e ka izoluar dhe nuk ka marrë masa kundër tij, por ai e ka lejuar të kthehet në Vlorë, ku Xhepi ka proceduar për mëkëmbjen e këtij fraksioni. Për të gjitha këto lëshime dhe gabime do të procedohet më vonë për sqarimin e tyre të plotë dhe për përgjegjësitë e gjithsecilit.

Gjendjes së krijuar atje, menjëherë duhet t'i gjendet shërimi. Masat të jenë të pamëshirshme, radikale dhe të menjëhershme.

Sipas raporteve tuaja, Xhepi, që organizoi fraksionin, ndihmohet në këtë punë të poshtër e shkatërrimtare prej Vangjos, Difit, Palit[1] dhe prej të tjerëve të dorës së dytë. Xhepi dhe të tre të tjerët rifilluan veprimtarinë e tyre shkatërrimtare dhe antiparti, duke zënë gjithë shokët e tyre të vjetër, duke i bindur ata se duhej patjetër me organizue një konferencë dhe me rrëzue qarkorin, me marrë frenat në dorë, me pasë komandat e çetave dhe me u imponue me forcë. Nga ana tjetër, Xhepi është takuar me H.L.[2] dhe e ka bindur atë për pafajësinë e vet. Xhepi ka hapur ndër shokë panikun dhe disfatizmin. Në këto kondita qëndrimi i Partisë duhet të jetë shembullor dhe shtypja e gjarpëri-

1 Vangjo — Neki Ymer Hoxha, Difi — Qazim Çakërri, Pali — Pali Tërova, bashkëpunëtorët më të afërt të Sadik Premtes në organizimin e fraksionit antiparti në krahinën e Vlorës.

2 Hysni Lepenica — eksponent i Ballit Kombëtar në qarkun e Vlorës.

njve duhet të bëhet shpejt. Partia duhet të jetë në lartësinë e duhur, me emrin e saj duhet t'u futë tmerrin armiqve të jashtëm dhe të brendshëm, ashtu siç ngre shpirtrat dhe besimin e dashurinë e popullit për të. Për këtë gjë duhet të veprohet kësisoj: Xhepi dhe Pali duhet të pushkatohen përnjëherësh si tradhtarë, fraksionistë, armiq të betuar të Partisë e të popullit. Njëkohësisht të arrestohen Vangjoja e Difi dhe të gjithë ata elementë që kanë marrë pjesë në këtë punë dhe, pa humbur kohë, të bëhet gjyqi i tyre. Në gjyq të marrin pjesë disa shokë të vendosur të Partisë e të qarkorit. Atje të sqarohet qëndrimi i Vangjos, Difit dhe i të tjerëve, pjesëmarrja e tyre dhe përgjegjësitë që kanë marrë në këtë punë. Për Vangjon e për Difin dënimi i tyre minimum është qitja jashtë Partisë, shkarkimi nga çdo funksion, mbajtja e tyre në çetë dhe në një survejancë të paprerë. Në rast se ata janë kurdoherë solidarë me Xhepin dhe në asnjë mënyrë nuk pendohen për sa kanë bërë si dhe vijojnë të mbajnë një qëndrim antiparti, edhe ata të pushkatohen. Të implikuarit e tjerë të gjykohen me gjakftohtësinë më të madhe dhe t'u jepen dënimet e merituara. Ata që dënohen me dënimin kapital të demaskohen në popull për tradhtinë e tyre. Kjo duhet të bëhet me shpejtësinë më të madhe, me shpejtësi duhet njëkohësisht të merren edhe masat për këtë gjendje, të forcohen vendet, si në organizatë, ashtu dhe në krahina, ku parashikohet një tronditje, dhe çdo lëvizje të goditet pa mëshirë. Të spastrohen nga komandat të gjithë elementët e dyshimtë e të lëkundshëm dhe të zëvendësohen me besnikët e Partisë. Të forcohet disiplina, të shkojnë dy veta të flasin me

H.L. dhe t'i tregojnë arsyet e ta bindin për masat që janë marrë kundër këtyre tradhtarëve.

Për zbatimin e këtyre direktivave ngarkohen shokët e qarkorit dhe sh. Besnik[1], dhe gjithë shokët e organizatës duhet të binden kategorikisht në vendimet e tyre. Gjithashtu me udhëzime të veçanta i thuhet shokut Besnik si të organizojë qarkorin dhe punën në organizatë.

Për zbatimin e këtyre masave dhe likuidimin e shpejtë të kësaj situate si dhe shuarjen në rrënjë të grupazhit, jeni që të gjithë përgjegjës para Partisë.

Shokut Vjosa, veçanërisht, në bazë të letrës që i ka drejtuar Qarkorit të Vlorës më datë 27.4.1943 dhe trakteve të ndryshme po i bëjmë disa vërejtje, të cilat duhet t'i shërbejnë atij e të gjithë shokëve për qëndrimin e mënyrën e punës, taktika me nacionalistët, me popull e me shokë. Konstatojmë se të gjitha traktet janë plot gabime politike që dalin jashtë direktivave të dhëna nga KQ.

Çështja me nacionalistët është zgjidhur me dekrete e me terror dhe aspak me vëllazërim e me bindje. Buja e madhe e përgatitjes për luftë dhe forma e organizimit të kësaj lufte duke bërë llogore, duke grumbulluar gjithë çetat nga krahinat e ndryshme tregojnë se po i bëjmë një luftë frontale fashizmit, gjë që e tremb popullin dhe, nga ana tjetër, është jashtë direktivës së Partisë. Sjellja me shokë duhet të jetë vëllazëruese dhe aspak përbuzëse. Tek armiku nuk kemi besim, por te

1 Pseudonimi i shokut Hysni Kapo.

shokët më të mirë duhet të kemi besim; prandaj duhet të merren masa për t'i ndreq këto gabime dhe lëshime, që po i caktojmë në vijë të përgjithshme, për të cilat do t'ju çojmë një letër të gjatë me hollësira; shoku Vjosa veçanërisht të këshillohet, derisa të vijë letra jonë, të ketë më shumë kujdes. Shoku duhet të këshillohet veçanërisht se për çdo gjë që bën duhet të këshillohet e të vendosë tok me shokët e qarkorit më parë, dhe nuk duhet të merren vendime me responsabilitete të mëdha pa u këshilluar.

Të fala shoqërore

Për Komitetin Qendror

*Shpati*

*Botuar për herë të parë në: Enver Hoxha. Vepra, vëll. 1. Tiranë, 1968*

*Botohet i plotë sipas origjinalit që gjendet në Arkivin Qendror të Partisë*

## PËR LIKUIDIMIN E FRAKSIONIT TË SADIK PREMTES

*Letër drejtuar Komitetit Qarkor të Partisë Komuniste të Shqipërisë për Tiranën*

**[Qershor 1943]**

I dashur shoku Hysen[1],

Kam disa ditë që jam kthyer nga Vlora. Situata e krijuar nga tradhtari Sadik Premte ishte mjaft kritike. Mungesa e një organizate të fortë, mungesa e kontrollit të madh në punë dhe e zgjuarsisë komuniste shkaktuan që Xhepi të kurdiste atë punë të poshtër antiparti. Shokët me përgjegjësi të qarkorit kishin ngritur në vende të rëndësishme të Partisë dhe të luftës elementë të pakontrolluar dhe ambiciozë, dhe puna e tyre as që kontrollohej. Nga ana tjetër, shumë lëshime të shokëve dhe moskujdesia për elementët e rinj e për çështjet organizative kanë qenë arsyet që kanë lejuar dhe kanë ndihmuar Xhepin të kurdisë tradhtinë. Në trupin e sëmurë

1 Pseudonimi i shokut Gogo Nushi, anëtar i KQ të PKSH dhe sekretar politik i Komitetit Qarkor të Partisë për Tiranën.

mbijnë dhe rriten kurdoherë mikrobet dhe, në rast se nuk mjekohet, ato bëhen të rrezikshme. Kësisoj na ngjau dhe në Vlorë. Xhepi diti të manovrojë me këta elementë ambiciozë dhe antiparti dhe tok me ta ai kishte gënjyer një pjesë të madhe shokësh koshientë dhe inkoshientë duke i ngritur kundër qarkorit, të cilin e luftonin me parulla si «klika tradhtare, poshtë qarkori». Se ç'kërkonin të bënin këta elementë, ti je në dijeni, por qëllimet e tyre venin dhe më tej. Me anën e çetës, në të cilën komandanti e komisari ishin të tyret, ata kërkonin të arrestonin shokët dhe t'i imponoheshin Partisë me forcë. Nga ana tjetër, Xhepi dhe shokët e tij s'ishin limituar vetëm në qarkun e Vlorës, por ata u ishin drejtuar me anë letrash edhe disa shokëve në Gjirokastër, te të cilët Xhepi kujtonte se do të gjente përkrahje dhe ndihmë e pjesëmarrje në këtë tradhti. Pasi u zbulua çështja, natyrisht duke e parë punën e tij të humbur, Xhepi dhe shokët e tij u hodhën në luftë të hapur kundër Partisë; në luftë me armë Xhepi dhe shokët e tij alarmuan popullin dhe e egërsuan kundër shokëve të Partisë dhe kundër Partisë. Vrasja e atyre dy shokëve[1], që ishin implikuar në këtë punë dhe që u arrestuan dhe u vranë aksidentalisht, hodhi më tepër mjegull dhe Xhepi, që e shikonte kokën në rrezik, bëri çmos dhe e ngatërroi popullin në këtë punë, me qëllim që të gjente një mbështetje në të. Xhepi kishte marrë parasysh çdo masë që mund të merrte Partia kundër tij, dhe jo vetëm që alarmoi po-

1 Është fjala për vrasjen aksidentale të fraksionistëve Xhemil Çakërri dhe Hidajet Miçolli (Dysheku).

pullin, por, njëkohësisht, armatosi fshatarët e tij duke i *«gonfluar à bloc»*[1] dhe ndalonte me kërcënim çdo shok që do të shkonte nga fshati i Gjormit. Përpara kësaj situate na duhej të ndriçonim popullin për tradhtinë e Xhepit dhe të shokëve, të fitonim përsëri besimin e tronditur të tij dhe njëkohësisht të izolonim Xhepin nga populli dhe nga shokët që kishte rreth. Të gjithë sa ishim shkuam në ato krahina, ku Xhepi dhe shokët e tij kishin punuar, mblodhëm popullin, e sqaruam dhe njëkohësisht thirrëm ata shokë që ishin me Xhepin. Njëri prej tyre u prezantua dhe bëri autokritikë dhe ishte gati të priste çdo dënim që do t'i jepte Partia. Ky ishte një nga bashkëpunëtorët më aktivë të Xhepit dhe dorëzimi i tij shkaktoi një tronditje në radhët e tyre. Mbasandaj u prezantuan dhe të tjerët, nga të cilët Pali dhe Difi mbajtën një qëndrim antiparti. Xhepi është mbyllur në fshatin e tij dhe rri i armatosur. Vangjoja është i arrestuar; doktori bëri një autokritikë shumë të mirë dhe rifilloi punën. Pali është tradhtar; Difi s'pranoi propozimin që i bëmë të shkonte në çetë, por do të rrijë në shtëpi pa u përzier. Por kjo s'do të thotë asgjë, përveçse një qëndrimi anti.

Pra, të vazhdohet puna që Xhepi të izolohet; nga ana tjetër, të forcohet organizata, e cila pas kësaj që ngjau është mjaft e tronditur; njëkohësisht ky është një mësim i mirë për ta dhe për të gjithë ne. Mos harroni, veçanërisht ju, fjalët që ju kam përsëritur e ripërsëritur që të hapni sytë në elementët e sëmurë,

1 Duke i «gonfluar à bloc» (frëngj.) — duke i fryrë në maksimum.

në ata që kanë qenë të infektuar dhe në të gjithë ata elementë që ju i keni bërë të gjithë përgjegjës celule. Kini mendjen të mos ju ngjajë si në Vlorë. Kjo s'do të thotë që të merrni masa dhe për ata që paraqiten të mirë, por për të gjithë duhet: **«besim dhe kontroll» i madh.** Mos flini me llafet e tyre dhe me disa suksese të tyre, por vërejeni punën e tyre si komunistë të vërtetë, duke mos harruar fare *antécédent*[1]-in e tyre. *A bon entendeur salut*[2]. Do të kemi rastin për së shpejti të takohemi dhe do të fjalosemi gjatë për këtë çështje.

Punët si po shkojnë andej? Mos harro se duhet çdo pesëmbëdhjetë ditë të na bësh një raport të imët për punën e atjeshme, raport me detaje për çdo gjë e për çdo fushë punimi.

Shokë, edhe një herë, mbani sytë hapur në organizatë, ndihmoni shokët e rinj, i ngrini, i mësoni të jetojnë jetën e Partisë dhe ta duan këtë si sytë e ballit, luftoni me ashpërsinë më të madhe grupashët, mos lini asnjë grimë pas dore çështjet organizative, se atëherë çdo gjë e kemi të humbur. Konferenca e Vendit[3] të jetë një mësim i mirë për ne dhe jo një gjë që ka shkuar në prehistori.

Këtu brenda po të vë një letër për A.P., ia jep dhe i thuaj që mund të shkojë në Korçë. E kemi thirrur që të sqarojmë punën me disa elementë të tyre, të cilët duan disa sqarime nga ai.

I thuaj atij të riut, në shtëpinë e të cilit rrija unë

1 Frëngjisht — të kaluarën.

2 Frëngjisht, proverb — kush e kupton le të nxjerrë përfitim.

3 Konferenca e Parë e Vendit e PKSH.

përherë, që të të nxjerrë ato sendet që kam në çantë. Janë dy pako me libra dhe me gazeta dhe disa dokumente, të cilat m'i ço në Elbasan, duke i shkruar letër Topit[1] që t'i vërë në vend të sigurt dhe të m'i dorëzojë mua. Mos harro që të më çosh në Elbasan dhe «Zërin e popullit», që doli kur ika unë, si dhe një numër nga çdo fletë që keni nxjerrë.

Shumë të fala

[*Enver Hoxha*]

Duhet të zgjidhni një shok të mirë e të vendosur dhe që të ketë pak vesh «muzikal» dhe ta çoni në datën 23 (njëzet e tre) qershor në Korçë, në shtëpinë e N. dhe t'i thotë atij që jam për baranga. Ky shoku, që do të çoni, do të asistojë një muaj rresht në një kurs special që organizon Partia. Mbasandaj duhet të përgatitni një vend shumë konspirativ në ndonjë shtëpi të sigurt, ku mund të punojë vetëm një shok. Për këtë punë lajmëroni dhe Ison[2] në Durrës, që të veprojë në këtë mënyrë.

*Botuar për herë të parë në: Enver Hoxha. Vepra, vëll. 1. Tiranë, 1968*

*Botohet sipas kopjes së daktilografuar që gjendet në Arkivin Qendror të Partisë*

1 Pseudonimi i shokut Tomor Sinani, sekretar politik i Komitetit Qarkor të PKSH për Elbasanin, dëshmor i Luftës Nacionalçlirimtare.

2 Pseudonimi i shokut Kozma Nushi, sekretar politik i Komitetit Qarkor të PKSH për Durrësin, Hero i Popullit.

# RINIA KOMUNISTE E SHQIPËRISË KA DHËNË E PO JEP SHEMBULLIN E SAKRIFICËS DHE TË VETËMOHIMIT NË LUFTËN KUNDËR OKUPATORIT

*Përshëndetje drejtuar Konferencës së Parë të Vendit të Aktivit të Rinisë Komuniste të Shqipërisë*[1]

**Qershor 1943**

VDEKJE FASHIZMIT – LIRI POPULLIT

KONFERENCËS SË PARË TË VENDIT TË AKTIVIT
TË RINISË KOMUNISTE TË SHQIPËRISË

Shokë e shoqe,

Ushtria e Kuqe lavdiplote me popujt heroikë të Bashkimit Sovjetik, nën udhëheqjen gjeniale të shokut të madh Stalin, i ka gjunjëzuar hordhitë e Hitlerit. Nën grushtet e Ushtrisë së Kuqe, të ushtrisë së aleatëve anglo-amerikanë dhe të partizanëve dhe vullnetarëve të Evropës së robëruar po përgatitet shkatërrimi i fashizmit dhe çlirimi i popujve.

---

1 Konferenca e Parë e Vendit e Rinisë Komuniste të Shqipërisë u mbajt më 9-13 qershor 1943 në Zaloshnjë të Skraparit.

Populli ynë, që ka kaluar nëpërmjet vuajtjesh dhe mjerimesh të panumërta, e ka gjetur rrugën e ringjalljes në Luftën Nacionalçlirimtare. Ne, komunistët, bijtë e këtij populli, kemi derdhur të tëra forcat tona në këtë luftë. Ne duam të shpëtojmë vendin tonë nga robëria fashiste, duam të çlirojmë popullin tonë. Rruga e shpëtimit është një dhe e vetme, dhe është ajo që ka zgjedhur vetë populli ynë, është ajo që ndjekim ne, është lufta e paprerë dhe pa kondita kundër okupatorit fashist.

Rinia shqiptare e ka përqafuar me entuziazëm këtë luftë të shenjtë, ajo ka përbuzur dhe ka luftuar kompromisin që çon në një luftë vëllavrasëse dhe në varrosjen e indipendencës sonë dhe ka dalë në radhët e para të Luftës Nacionalçlirimtare. Partia Komuniste e Shqipërisë, në momentet më të vështira të luftës së saj kundër okupatorit dhe reaksionit të brendshëm të tërbuar, për qenien dhe forcimin e saj, për zgjerimin dhe forcimin e Luftës Nacionalçlirimtare, ka gjetur përkrahjen më të vlefshme te rinia e vendit tonë. Rinia Komuniste e Shqipërisë ka ditur të mobilizojë, të organizojë dhe të prijë masat e rinisë drejt çlirimit të tyre, drejt fitimit të një bote të re, pa robëri dhe pa fashizëm, që realizohet vetëm duke kaluar përmes Luftës Nacionalçlirimtare. Rinia Komuniste ka dhënë shembullin e sakrificës dhe të vetëmohimit, ka dhënë shembullin e trimërisë, të ashpërsisë në luftë dhe të urrejtjes kundër okupatorit dhe tradhtarëve; ajo i ka dhënë pa kursim atdheut tonë të dashur e të robëruar gjakun e saj, dëshmorët e saj.

KQ i PKSH i përulet kujtimit të dëshmorëve të

rinj, i përulet kujtimit të drejtuesve të Rinisë Komuniste, që ranë në ballë të luftës, i përulet kujtimit të Qemal Stafës, sekretar politik i KQ të RKSH dhe Misto Mames, anëtar i KQ të RKSH.

Shokë e shoqe të rinisë,

Lufta Nacionalçlirimtare na vë detyra të reja dhe të rënda, duhet ta forcojmë dhe ta bëjmë më të ashpër luftën kundër okupatorit. Duhet t'i shumojmë dhe t'i forcojmë radhët e çetave partizane dhe vullnetare, që të formojmë kështu një ushtri të fortë, Ushtrinë Nacionalçlirimtare të popullit shqiptar, garanci për çlirimin e atdheut tonë. Duhet që radhët e ushtrisë sonë t'i mbushim me të rinj, me të rinj që kërkojnë me padurim t'i hidhen në fyt okupatorit të urryer.

Shokë e shoqe të konferencës,

Atdheu ynë i dashur është i robëruar. Zëri i tij e thërret rininë në luftë. Është detyra jonë dhe, para së gjithash, juaja, o shokë e shoqe të konferencës, që ta mobilizoni dhe ta organizoni rininë në këtë luftë të shenjtë. Duhet ta udhëhiqni rininë, ta përgatitni dhe ta forconi me punë e me luftë dhe ta bëni, kështu, një forcë më të madhe e më të gjallë për Partinë tonë Komuniste të re; duhet ta ngrini dhe ta edukoni rininë, që kështu radhët e saj të jenë një burim i pashtershëm elementësh të shëndoshë për të zmadhuar dhe për të

forcuar radhët e Partisë sonë. Duhet ta drejtoni me kujdesin më të madh Rininë Komuniste, këtë organizatë kaq të çmueshme dhe kaq të dashur për Partinë; duhet ta mbroni nga çdo armik.

Shokë e shoqe,

Duhet t'i vëmë shpatullat Partisë sonë të re dhe t'u biem kokës pa mëshirë armiqve të saj të jashtëm dhe të brendshëm. Duhet t'u shtypim kokën rrymave dhe elementit trockist dhe grupash, elementit të fëlliqur, dallaveraxhi dhe frikaman, që mundohet të dobësojë radhët e Partisë.

Shokë e shoqe të konferencës,

Kini parasysh shembullin e rinisë heroike të Bashkimit Sovjetik, të rinisë së Leninit dhe të Stalinit. Bëjani të njohur mirë rinisë shqiptare luftën heroike të rinisë sovjetike, vetëmohimin dhe sakrificat e saj, punën e saj, sukseset e saj.

KQ i PKSH ju përshëndet dhe ju uron sukses.

RROFTË SHOKU I MADH STALIN!

RROFTË E PATHYESHMJA USHTRI E KUQE LAVDIPLOTE!

RROFTË BASHKIMI SOVJETIK, KËSHTJELLA E LIRISË!

RROFTË KOALICIONI I FUQISHËM ANGLO-SOVJETO-AMERIKAN!

RROFTË LUFTA NACIONALÇLIRIMTARE E POPUJVE TË ROBËRUAR!

RROFTË BASHKIMI I POPULLIT SHQIPTAR!

RROFTË LUFTA NACIONALÇLIRIMTARE E POPULLIT SHQIPTAR!

RROFTË PARTIA KOMUNISTE E SHQIPËRISË!

RROFTË BASHKIMI I RINISË ANTIFASHISTE SHQIPTARE!

RROFTË RINIA KOMUNISTE E SHQIPËRISË!

RROFTË KONFERENCA E PARË E VENDIT E AKTIVIT TË RINISË KOMUNISTE TË SHQIPËRISË!

Për KQ të PKSH

*Shpati*

*Botuar për herë të parë në «Dokumente kryesore të PPSH», vëll. I. Tiranë, 1960*

*Botohet sipas: Enver Hoxha. Vepra, vëll. I. Tiranë, 1968*

# PËR SHKATËRRIMIN E FRAKSIONIT NË QARKUN E VLORËS

*Qarkore drejtuar Komitetit Qarkor dhe shokëve të organizatës së Vlorës*

**17 qershor 1943**

KOMITETIT QARKOR DHE SHOKËVE TË ORGANIZATËS SË VLORËS

Në bazë të raporteve të ndryshme të paraqitura prej komitetit qarkor të organizatës së atjeshme dhe në bazë të raportit të të deleguarit të Komitetit Qendror të dërguar apostafat në qarkun e Vlorës për të hetuar në vend situatën e krijuar prej tradhtarit dhe armikut të Partisë, Sadik Premtes (Xhepit), po ju drejtojmë të gjithë juve këtë letër, e cila të këndohet në gjithë organizatën dhe të veprohet si më poshtë.

Që në formimin e Partisë elementi i sëmurë grupash, i udhëhequr nga Sadik Premtja dhe Anastas Lula, duke përdorur tërë dinakërinë e tij, u përpoq për të shkatërruar themelet e Partisë sonë të re. Këta vunë në lëvizje çdo mjet, për të mbjellë në shokët mosbesimin ndaj Partisë, mosbesimin ndaj forumeve që drejtonin punën, mosbesimin në organizimin e lëvizjes e

të luftës dhe këshillonin moszbatimin e direktivave të lëshuara nga Komiteti Qendror.

Kundër këtyre elementëve grupashë Partia veproi duke përdorur bindjen. Për një kohë të gjatë ajo i këshilloi dhe u tërhoqi vërejtjen se një punë e tillë, e bërë me plot koshiencë nga ana e tyre, ishte një punë antiparti dhe se kjo rrugë do t'i çonte në pozita të kritikshme dhe do të merreshin masa drakoniane kundrejt tyre në këtë rast.

Në Konsultën e Parë të Aktivit të Partisë, rezolucionin e së cilës e keni kënduar dhe punuar, u mor vendim që të gjithë elementët e infektuar nga fryma e grupeve dhe të lëkundshëm të bindeshin dhe të hiqnin dorë nga puna e vjetër dhe të zbatonin direktivat e Partisë, se për t'u bërë ballë detyrave që na paraqiten dhe evenimenteve, që zhvillohen dhe rrokullisen me një shpejtësi të madhe, duhet medoemos të kemi në Partinë tonë një njësi të plotë mendimi dhe veprimi, një shikim të njëjtë, si në punën politike, ashtu dhe në organizatën vetë. Megjithëse nga ana e Partisë u bënë të gjitha tentativat për t'i ngritur këta shokë të sëmurë, koha dhe faktet treguan se këta shokë vijuan punën e tyre të vjetër të grupeve. Këta shokë kanë kundërshtuar gjithmonë direktivat e Partisë: direktivën e moralit proletar kundër vjedhjes, të punës me fshatarët, vijën e rinisë, konspiracionin, aksionet, dhe pakënaqësia e tyre ka qenë e vazhdueshme, duke kritikuar shokët e Partisë dhe sidomos forumet e saj. Këto moskënaqësi dhe kritika kishin një karakter kolektiv dhe të organizuar.

Në momentet më kritike që kalonte Partia, kur

reaksioni godiste pa mëshirë dhe shokët tanë nga më të mirët binin dëshmorë në fushën e nderit për lartësimin e Partisë sonë dhe për çlirimin e popullit shqiptar nga zgjedha e huaj, Sadik Premtja dhe Anastas Lula u përpoqën edhe një herë të realizonin ambiciet e tyre të ndyra të një pune antiparti, duke dashur të merrnin në dorën e tyre vendet udhëheqëse dhe, kësisoj, të rivendosnin përsëri punën e tyre të vjetër prej gangsteri.

Komiteti Qendror i Partisë, duke marrë parasysh të gjitha këto gjëra dhe duke parë se këta elementë nuk dëshironin të korrigjoheshin dhe të ndiqnin rrugën e vërtetë komuniste dhe pas një konference[1], ku morën pjesë Sadik Premtja, Anastas Lula dhe shokë të tjerë, vendosi të marrë një qëndrim të caktuar për të spastruar radhët e Partisë dhe të jetë i pamëshirshëm kundër elementëve antiparti të çdo lloji dhe nën çdo petk që të fshihen. Pas kësaj konference Anastas Lula, Sadik Premtja dhe disa të tjerë u hodhën jashtë radhëve të Partisë; por përsëri u është theksuar këtyre elementëve grupashë se shpresohet që ata të shohin gabimet e tyre serioze dhe t'i përmirësojnë jashtë Partisë, se në Parti ata s'mund t'i përmirësonin.

Përpara gjithë organizatave të Partisë është vënë në dukje rreziku i madh që mund t'i sjellë grupazhi Partisë, dhe gjithë shokëve u është nënvizuar se lufta kundër grupashëve duhet të jetë e ashpër, se elementi

---

1 Është fjala për Konferencën e Jashtëzakonshme të Partisë, që zhvilloi punimet në Tiranë në qershor të vitit 1942, e cila vendosi përjashtimin nga Partia të Anastas Lulës, Sadik Premtes dhe të disa fraksionistëve të tjerë.

grupash me çdo mënyrë përpiqet të shkatërrojë sistematikisht punën e ngrehur, duke sabotuar e shumë herë duke shkuar edhe në provokacion në favor të armikut. Elementët grupashë janë sëmundja e brendshme më e poshtër e Partisë, se ata përpiqen ta marrin kalanë nga brenda, duke përdorur dhe duke vënë në veprim çdo gjë që s'është komuniste. Gjithë shokëve të Partisë u është theksuar se duhet të kenë zgjuarsinë më të madhe, duhet të kenë sytë hapur mbi këta njerëz, mbi çdo gjest e fjalë të tyre dhe se s'duhet në asnjë mënyrë të harrohen këto mikrobe, le të jenë edhe jashtë radhëve të Partisë, se, si thotë shoku Stalin: *«Sëmundja më e rrezikshme është ajo që harrohet»*[1]. Lufta më e ashpër që mund t'u bëhet grupashëve është forcimi i organizatave tona, është ngritja e shokëve të Partisë në radhën e komunistëve të vërtetë, është zbatimi i direktivave të Komitetit Qendror në një mënyrë të përpiktë, është puna e palodhur e sistematike për kujdesimin dhe edukimin e kuadrove të rinj të Partisë, në mënyrë që t'i bëjmë këta të aftë për punë dhe për luftë. Forcimi i organizatave të Partisë me elementë të vendosur, të lartësuar si politikisht, teorikisht dhe organizativisht, është vdekja e paevitueshme e elementit grupash, se mikrobi mbin dhe shtohet kurdoherë në një trup të dobët dhe, përkundrazi, ai shfaroset në një trup të çeliktë. Dhe Partia jonë Komuniste duhet të jetë një parti e tipit Lenin-Stalin, një parti ku të ndihet e pathyeshme njësia dhe disiplina e hekurt e vetëdijshme.

Veçanërisht organizatës së Vlorës, si shokëve udhë-

---

1 Shih: J. V. Stalin. Veprat, vëll. 13, f. 348.

heqës, ashtu dhe shokëve të Partisë, i është theksuar dhe vënë në dukje rreziku që vjen nga elementët grupashë. I është shpjeguar qëndrimi krejt negativ dhe antiparti i Sadik Premtes dhe i është theksuar me këmbëngulje se Xhepi është elementi më i rrezikshëm, më i pabesë, më dallaveraxhi që ekziston ndër elementët antiparti, dhe, për këtë arsye, kujdesi dhe vëzhgimi i punës së tij duhet të jetë një nga detyrat e shokëve drejtues dhe e shokëve të organizatës.

Mjerisht, jo vetëm që ky kujdes nuk është bërë, por ka munguar gati krejt zgjuarsia nga ana e shokëve dhe janë bërë lëshime dhe neglizhenca në punë, të cilat kanë favorizuar punën tradhtare të Xhepit dhe të shokëve të tij. Duhet, pra, të bëjmë diagnozën e shëndoshë të kësaj sëmundjeje, se me të vërtetë atëherë do të gjejmë shërimin e saj dhe, si rrjedhim, do të shqelmojmë mikrobin dhe do të forcojmë Partinë.

Në organizatën tuaj gati është harruar rreziku i grupashëve, sido që në atë qark gjendej Sadik Premtja, një nga elementët më të rrezikshëm e më të ndyrë. Karshi këtij që në fillim është mbajtur një qëndrim jokategorik; dëbimi i tij nga Partia dhe dëmi që i kishte sjellë punës u ishte komunikuar shokëve (jo të tërëve) me gjysmë zëri dhe as që u ishte vënë në dukje anëtarëve të Partisë e gjithë simpatizantëve rreziku që mund të vinte nga një element i tillë. Nga ana tjetër, vazhdimi i qëndrimit negativ të Xhepit nuk ju shtyu aspak të mendonit se ky element, për të cilin ishte harxhuar aq kohë për ta bindur e që nuk mund të vinte në rrugën e drejtë, por shkonte drejt tradhtisë më të ndyrë, duhej demaskuar në popull, por është vazhduar

të mbahet karshi tij një qëndrim plot neglizhencë. Xhepi, në heshtje, si ai mikrobi i fëlliqur, ka punuar sistematikisht kundër Partisë, duke përfituar nga lëshimet e shokëve drejtues dhe shokëve të organizatës. Dhe gabimet e lëshimet nga ana juaj kanë qenë mjaft të mëdha.

Në radhë të parë është neglizhuar puna organizative, çështja më me rëndësi dhe më kryesore jona. Në një parti komuniste të tipit Lenin-Stalin të gjitha çështjet ndërlidhen ngushtë njëra me tjetrën dhe zgjidhja e këtyre çështjeve në bazë të direktivave përbën suksesin e paevitueshëm të Partisë dhe triumfin në çdo lëmë veprimi. Por, pa shikuar si duhet dhe pa i vënë rëndësinë më të madhe çështjes organizative, që është baza dhe pikënisja e çdo veprimi, sigurisht, puna do të çalojë dhe më të shumtat e herës do të shkojë në greminë. Këtë punë me kaq rëndësi jetike për Partinë tonë shokët e Vlorës s'e kishin çmuar aq sa duhet, dhe lëshimet që kanë bërë kanë shkaktuar situatën e krijuar prej tradhtarit Sadik Premte dhe shokëve të tij. Është e rëndë dhe e çuditshme të kuptohet si mund të ngjasë që në qarkun e Vlorës, ku populli ka marrë armët dhe me tërbim po lufton krah për krah me shokët tanë, në vend që të kemi një organizatë të fortë, të disiplinuar, me elementë të sprovuar në zjarr e në flakë, të kemi një organizatë, ku tradhtari Xhep përpiqet të hedhë rrënjët dhe të torpilojë Partinë. Kjo gjendje anormale s'mund t'i ketë rrënjët veçse në moskujdesimin plot përgjegjësi të gjithë shokëve të organizatës së Vlorës. Gati muaj me radhë nuk është shkuar për të kontrolluar e për të ngritur shokët e celulave, por këta janë lënë

në fatin e tyre. Këta elementë, sigurisht të vendosur, të rekrutuar sipas parimeve të shëndosha, por të lënë pas dore pa i edukuar me frymën e Partisë, me disiplinën e saj dhe pa i ushqyer me direktivat e lëshuara nga Komiteti Qendror, janë bërë një fushë veprimi i elementëve grupashë dhe i përpjekjeve të tyre për krijimin e një pune antiparti.

Celula, që duhet të jetë për çdo anëtar partie shkolla e vërtetë komuniste, ku të armatoset me eksperiencën e përditshme të luftës së gjithë shokëve, me teorinë marksiste-leniniste dhe të mbrujë shpirtin e tij me ndjenja të larta bolshevike, për shokët e Vlorës celula ka qenë një gjë pa rëndësi, ku shokët mblidheshin në të harruar, por edhe atëherë jo për të rrahur çështjet me seriozitetin e një komunisti, që ka barrën e rëndë të jetë pararoja e popullit tonë, por për të kaluar radhën. Vetvetiu vjen që këta shokë, të cilëve u dhimbet çështja dhe e duan me gjithë shpirt dhe derdhin gjakun pa u kursyer për Partinë, kanë formuar në tru një mënyrë veprimi dhe mendimi të tyren, duke kujtuar se kurdoherë dhe çdo gjë që bëjnë është në të mirën e Partisë. Këta shokë nuk kanë jetuar jetën e Partisë në gjithë luftën dhe përpjekjet e saj, dhe idealizimi i Partisë, jo i stabilizuar në themele të shëndosha, shkakton që, në rastet (që në qarkun e Vlorës s'janë aspak të jashtëzakonshme) kur një shok përgjegjës ose një shok tjetër i organizatës bën ndonjë faj ose gabon, në shpirtin dhe në zemrat e tyre prej komunisti të paformuar të krijohet një deziluzion i madh, i cili i çorienton dhe, inkoshient, ata rrëshqasin në pellgun ku i pret elementi grupash, i cili i përdor për

qëllimet e tij të errëta antiparti. Natyrisht, kur këta shokë, të paformuar, në deziluzionin dhe çorientimin e tyre nuk gjejnë përkrahje dhe nuk shohin krahun e shëndoshë që t'i ngrejë nga ajo gjendje e turbullt ku kanë rënë dhe t'u japë shpirtin, vullnetin dhe ndriçimin e komunistit të vërtetë, ata bëhen vegla të grupashit dhe viktima të armiqve të Partisë.

Lënia pas dore e punës ndër celula dhe, si rrjedhim, neglizhenca në punën e ngritjes së shokëve, ka shkaktuar që këta të jenë të huaj me direktivat e Partisë, të mos dinë se ç'është disiplina e hekurt dhe e vetëdijshme e Partisë, të mos dinë ç'është kritika dhe autokritika e shëndoshë komuniste, të mos dinë vleftën e organizimit dhe të centralizmit, të mos dinë të dallojnë interesin e lartë të Partisë përpara interesit dhe ambicies personale, të mos dinë ta duan shokun me atë dashurinë e shëndoshë, të sinqertë e pa njolla prej komunisti, dhe të mos dinë të urrejnë dhe të luftojnë pa mëshirë elementin e poshtër antiparti. Shokët e Vlorës, të huaj me këto parime bolshevike dhe të lënë pas dore prej shokëve drejtues për përmirësimin e tyre, kanë ushqyer në mënyrë koshiente ose inkoshiente punën tradhtare të Sadik Premtes.

Nga ana tjetër, shokët drejtues të qarkut të Vlorës kanë punuar shumë herë me kriter të gabuar, duke ngritur e duke vënë në dukje elementë të dyshimtë, me një të shkuar jo të pastër, ambiciozë, dhe këtyre elementëve u janë dhënë detyra me rëndësi në Parti dhe në luftë. Shokët drejtues të Vlorës, me plot bindje, kanë dashur t'i lartësojnë këta shokë për të mirën e punës, por kanë harruar se në Partinë tonë ka kurdo-

herë besim, por ka edhe kontrollim. Dhe kontrollimi ka munguar. Kontrollimi i shëndoshë i punës së shokëve është mbarëvajtja e Partisë dhe forcimi i kuadrove të saj. Komunisti i vërtetë njihet kur ai gëzohet dhe kënaqet kur sheh se puna që i është ngarkuar kontrollohet me imtësi, jo për t'i gjetur gabimet, për ta ulur e nënvleftësuar, por për ta korrigjuar, për ta mësuar dhe për ta lartësuar. Ky kontrollim është neglizhuar prej shokëve drejtues të Vlorës dhe shokëve të organizatës, dhe kjo ka shkaktuar që shpirtra të sëmura dhe elementë të pangritur dhe të paedukuar me frymën e Partisë të bëjnë gabime të shpeshta, dhe këto gabime të mbjellin moskënaqësi, moskënaqësi e cila është kthyer në urrejtje kundër një ose dy shokëve dhe më vonë, e trilluar nga elementët antiparti, në një moskënaqësi kundër forumeve drejtuese të Partisë.

Konspiracioni ka munguar gati krejt për sa u përket çështjeve organizative dhe ushtarake. Gjithë bota ishte në dijeni për funksionimin e aparatit të Partisë në qarkun e Vlorës, dhe emra shokësh qarkullonin si të supozuar udhëheqës të punës.

Gjithashtu nuk është kuptuar si duhet roli i pararojës së Partisë sonë. Shokët e Vlorës s'e kanë çmuar sa duhet se anëtarët e Partisë janë pjesa më koshiente e popullit, udhëheqësit e vërtetë të turmave të gjera, por ata i kanë konfonduar rolet, dhe shumë herë kanë rënë në pozitat e turmave. Janë bërë gabime në zbatimin e direktivave të Luftës Nacionalçlirimtare dhe shumë herë janë konfonduar këshillat nacionalçlirimtarë me celulat e Partisë, nuk u është dhënë rëndësia dhe roli special këshillave në këtë luftë, dhe shumë herë popu-

lli është ngatërruar në punët e brendshme të Partisë.

Të gjitha këto lëshime nga ana e shokëve drejtues dhe shokëve të organizatës së Vlorës kanë qenë një armë, të cilën e ka përdorur elementi grupash, i kryesuar prej Sadik Premtes dhe Palit, për të kurdisur veprimin e tij të poshtër.

Sadik Premtja dhe Pali, për të përmbushur qëllimet e tyre, kishin filluar punën antiparti sistematikisht dhe me plot koshiencë. Qëllimi i tyre ishte të grumbullonin rreth vetes një pjesë të madhe shokësh, tok me ta të rrëzonin qarkorin, të merrnin në dorë punën organizative, gjithashtu dhe komandat e çetave dhe, duke shpresuar të tërhiqnin në punën e tyre tradhtarë e shokë të tjerë jashtë qarkut të Vlorës, ata i shkruan qarkorit të Gjirokastrës[1] dhe, në këtë mënyrë, deshën t'i impononin Partisë vullnetin e tyre. Tradhtarët, trockistët Sadik Premtja dhe Pali, për këtë qëllim ishin marrë vesh edhe me elementë të jashtëm të Partisë, të cilët u kishin furnizuar armë dhe këshilluar e lehtësuar mënyrën e veprimit.

Ky akt rebelizmi kundër Partisë, i frymëzuar dhe i udhëhequr prej Xhepit dhe Palit, kishte si pjesëtarë kryesorë: Vangjon (komandant çete dhe përgjegjës celule), Qazim Çakërrin (Difin, komisar politik dhe përgjegjës celule), Xhemil Çakërrin (komisar politik), Ze-

1 Nën ndikimin e fraksionit të Sadik Premtes në qarkun e Vlorës, edhe në organizatën e Partisë të qarkut të Gjirokastrës filluan të aktivizohen e të kritikojnë direktivat e Partisë disa elementë të pakënaqur e grupashë. Sipas udhëzimeve të Komitetit Qendror të PKSH, u morën ndaj tyre masa të ndryshme dënimi dhe nuk u lejua të shndërroheshin në fraksion antiparti.

qon. Këta elementë Partia, me drejtësinë më të madhe, i kishte ngritur nga radhët e shokëve të thjeshtë dhe u kishte besuar pozita me rëndësi, por ambicia e tyre e pafrenuar dhe mungesa e disiplinës dhe e bindjes ndaj forumeve dhe komandave shkaktoi që Xhepi dhe Pali t'i inkuadrojnë në radhët e tyre. Këta elementë mbanin lidhje të ngushta me Sadik Premten e Palin, të cilët i kishin studiuar pikat e dobëta të tyre dhe i kishin matur rëndësinë e influencën që mund të kishin këta shokë në radhët e Partisë dhe të opinionit publik. Kështu që këta elementë, Sadik Premtja dhe Pali i përdorën si mbulesë për të zbatuar planin e tyre. Xhepi dhe Pali, të cilët rrinin zgjuar dhe informoheshin për gjithçka ngjiste në organizatë dhe pritnin momentin e favorshëm për ta goditur në shpinë Partinë, përkëdhelën ambiciet e këtyre elementëve dhe i nxitën me mënyrën e tyre dinake kundër shokëve të supozuar përgjegjës të punës së atjeshme, kundër vendimeve që merreshin, kundër direktivave të Partisë, kundër aksioneve, kundër vijës së Luftës Nacionalçlirimtare dhe mundën që në shpirtrat e këtyre shokëve të sëmurë të konkretizonin mërinë që ushqenin kundrejt Partisë, duke i armatosur këta për një luftë kundër forumit drejtues, të cilin e cilësonin si «klikë tradhtarësh» dhe «bandë kriminelësh». Këta elementë të sëmurë dhe ambiciozë, me Xhepin dhe Palin në krye, me plot bindje, iu përveshën luftës kundër Partisë, ata shkonin sistematikisht në shumë shokë, të cilëve u ngjallnin dhe u ushqenin mërinë kundër forumit dhe, duke thyer çdo vijë organizative e disiplinore, i përgatitnin për marrjen pjesë në një konferencë që do të bëhej fshehurazi nga

Partia për të gjykuar qarkorin dhe për të vënë ligjin e tyre. Këta zotërinj, për të gënjyer shokët e pafajshëm, lëshuan parullën e kësaj konference, e cila është po ajo parullë e përhershme që karakterizon punën e poshtër trockiste: «Këtë e bëjmë për të mirën e Partisë — për të mirën e Partisë ne thyejmë çdo ligj dhe disiplinë që ka vendosur Partia — s'kemi gjë kundër Partisë, por udhëheqësit dhe forumet janë klikë tradhtarësh dhe kriminelësh».

Tradhtia i ka kurdoherë këmbët e shkurtra dhe sidomos në Partinë tonë, ku shokët e vendosur dhe që e duan me shpirt Partinë ruajnë me vigjilencë atë dhe radhët e shokëve. Kështu, kjo thikë, që i përgatitej Partisë prej tradhtarëve Sadik Premte dhe Pali në bashkëpunim me Vangjon, Difin, Xhemilin, Zeqon, u zbulua, dhe, pa humbur kohë, Partia mori masa për likuidimin e gjendjes, duke ndjekur pa mëshirë tradhtarët Sadik Premte e Pali dhe duke thirrur të tjerët, të cilët, mbasi të bënin autokritikën e tyre, në bazë të fajeve, të merrnin dënimin e merituar. Zbulimi i tradhtisë solli panik në radhët e rebelëve, një pjesë e të cilëve, duke parë greminën ku i çonte Xhepi dhe Pali, u dorëzuan në Parti, një pjesë tjetër u arrestuan dhe Xhemil Çakërri, i arrestuar për këtë faj, aksidentalisht ra viktimë e planit që kishin kurdisur për të goditur Partinë, duke u vrarë tok me Dyshekun.

Tradhtarët Sadik Premte dhe Pali, duke e parë punën e tyre të humbur e duke parashikuar dënimin e pamëshirshëm që meritonte tradhtia e tyre, u tërhoqën me të shpejtë në krahinën e Mesaplikut dhe të Dukatit dhe atje alarmuan popullin, duke përdorur fjalët më

të dobëta dhe shpifjet më të poshtra kundër Partisë dhe shokëve. Qëllimi i tradhtarëve ishte të gjenin një mbështetje në popull për të shpëtuar kokën e tyre, të gjenin atë mbështetje që kujtonin më parë se e kishin në shokët që gënjyen e që u rrëzuan si keshtjellë prej karte. Sadik Premtja dhe Pali u munduan që në mes tyre dhe Partisë të vinin popullin si një barrikadë shpëtimi të fundit. Prej tyre populli u vu në dijeni të gjithë punës organizative, të shokëve që supozoheshin të ishin udhëheqës si dhe të lidhjeve organizative. Shpifje të ndyra dolën prej gojës së tyre, me qëllim që të diskreditonin Partinë dhe shokët; njëkohësisht Xhepi dhe Pali u munduan të përgatitnin popullin për një goditje me armë kundër shokëve të Partisë dhe çetave partizane. Duke përfituar edhe nga vrasja aksidentale e Xhemil Çakërrit dhe e Dyshekut, ata u përpoqën të ngjallnin në farefisin e tyre ndjenjën e hakmarrjes e të gjakut.

Mirëpo çdo ditë që shkonte ishte një disfatë për tradhtarët dhe, nga ana tjetër, një fitim për Partinë dhe për drejtësinë e saj të madhe. Populli u ndriçua mbi situatën dhe punën tradhtare të Xhepit dhe të Palit, ai pa qartazi se këta ishin armiq të Partisë dhe të popullit dhe i la vetëm këto mikrobe të vendit tonë, të cilët janë strukur, si kriminelë të vërtetë që janë, në një kënd të fshatit Gjorm, duke pritur dita-ditës shpatën e Damokleut, që do t'u bjerë mbi krye për t'i spastruar përgjithmonë. Banditët trockistë, Xhepi dhe Pali, me dy-tre bashkëpunëtorë të tyre, mundohen të gjejnë përkrahjen e fundit ndër fshatarët e Gjormit, por, patjetër, fshatarët patriotë të Gjormit, ata që luftuan tok me shokët e Partisë kundër invaduesit barbar, në vend

që t'i përkrahin, do t'u japin shqelmin këtyre tradhtarëve, që kanë ngritur krye kundër Partisë dhe që kërkojnë disfatën e popullit tonë. Drejtësia e Partisë është e pamëshirshme për tradhtarët, për trockistët Xhepi e Pali, dhe për të gjithë ata që do ta lidhin fatin dhe jetën e tyre me këta banditë.

Nga ana tjetër, Partia, duke pasur kurdoherë për parim t'i ngrejë shokët që kanë rënë viktima të grupashëve, me gjithë gabimet e tyre shumë të rënda, përdor bindjen dhe përpiqet me çdo mjet për t'u dhënë dorën e për t'i ngritur nga llumi ku janë futur; atyre Partia u tregon rrugën e drejtë që duhet të ndjekin, u jep mundësitë të korrigjohen dhe të tregojnë me prova bindjen e tyre për gabimet që kanë bërë, për dëmin që i kanë sjellë punës dhe me përpjekje e me luftë të tregojnë dashurinë për Partinë dhe për çështjen.

Prandaj Vangjon e Zeqon, të cilët u dorëzuan në Parti dhe bënë autokritikë, duke njohur fajin e madh të tyre dhe tradhtinë që po përgatitnin kundër Partisë, Komiteti Qendror i përjashton nga Partia dhe u jep rastin, në radhët e çetave partizane, të tregojnë me fakte pendimin, bindjen dhe dashurinë për Partinë dhe për popullin.

Qazim Çakërri (Difi) përjashtohet nga Partia dhe, mbasi refuzoi të marrë pjesë në çetat partizane, ku e urdhëroi Partia të vente për të treguar me fakte njohjen e gabimeve të tij e për të dhënë prova për ndreqjen e tij, të mbahet nën vëzhgimin më të madh dhe, në rast se shihet se aktiviteti i tij drejtohet kundër Partisë, të merren masa drakoniane kundër tij. Por përsëri të përdoret karshi tij mënyra e bindjes.



Ky pësim duhet të jetë një mësim për gjithë organizatat e Partisë e sidomos për organizatën e Vlorës. Gjithë shokët mund të këqyrin dhe të realizojnë se deri ku mund të vejë aktiviteti kriminal i grupashëve. Këta elementë grupashë trockistë e tradhtarë shoku Stalin i cilëson kështu:

> *«...trockizmi nuk është më një rrymë politike në klasën punëtore, se nga rrymë politike në klasën punëtore, siç ishte 7-8 vjet më parë, trockizmi u shndërrua në një bandë të tërbuar e pa parime sabotatorësh, diversantësh, spiunësh dhe vrasësish...»*[1].

Këta elementë shesin atdheun, nderin, ata trafikojnë çdo të fshehtë të Partisë për të mbërritur në fuqi, ata i vënë zjarr gjithë shtëpisë, ata lidhen me armiqtë e Partisë e të atdheut, ata i hapin portat armikut vetëm e vetëm për të përmbushur qëllimet e tyre të turpshme, qëllimet e tyre prej krimineli të klasës më të ulët. Këta elementë trockistë fshehin nën maskën e rregulluar më së miri fizionominë e vërtetë të armikut të betuar të popullit. Trockistët e poshtër si Xhepi e Pali bëjnë pjesë në atë bandë kapitulluesish që fshihen nën maskën e frazave «revolucionare» histerike dhe

1 J. V. Stalin. Veprat, vëll. 14, f. 97.

provokuese dhe, nga ana tjetër, kurdoherë i kurorëzojnë veprimet e tyre duke u bashkuar me armiqtë e Partisë.

Tradhtarët Xhepi dhe Pali s'humbisnin asnjë rast për të shfryrë kundër vijës politike të Partisë, të cilën e luftonin me fraza të majta, duke e akuzuar shumë «të butë» karshi rrymave të tjera politike. Xhepi bëri ç'mundi për të sabotuar përpjekjet dhe frytin e punës së shokëve, duke shkatërruar gjithë këshillat nacionalçlirimtarë të një krahine dhe, me qëndrimin e tij provokues, e hodhi popullin në prehrin e reaksionit. Xhepi tok me Palin mallkonin dhe shanin elementë të ndryshëm me tendenca politike jokomuniste, me qëllim që të dobësonin lëvizjen nacionalçlirimtare; dhe vepra e tyre tregoi objektivin që ndiqnin: dobësimin e Partisë, shkatërrimin e saj dhe bashkëpunimin e ngushtë me elementë jashtë Partisë; faktet tregojnë se këta ishin lidhur ngushtë dhe ndihmoheshin me armë prej elementëve të tillë.

Por tani maska e tyre u çor, fytyra e tyre e vërtetë prej banditi u pa prej të gjithëve, u dukën të qarta qëllimet e tyre të turpshme. Me rrena ata mundën të tërhiqnin në krimin e tyre të poshtër disa njerëz të izoluar, ata u përpoqën të gënjenin popullin, por ata s'kanë dhe s'do t'i kenë kurrë masat me vete, se

*«...trockistët e sotëm kanë frikë t'i tregojnë klasës punëtore fytyrën e vet të vërtetë, kanë frikë t'i shfaqin asaj qëllimet dhe detyrat e veta të vërteta, mundohen t'ia fshehin klasës punëtore fizionominë e vet politike, duke pasur frikë se mos klasa punëtore, po të marrë vesh synimet e*

*tyre të vërteta, do t'i nëmë ata, si njerëz të huaj për të, dhe do t'i largojë nga vetja»*[1].

Lufta jonë kundër këtyre armiqve të poshtër duhet të bëhet me ashpërsinë më të madhe, dhe që të mundim ta luftojmë këtë sëmundje të ndyrë duhet t'i urrejmë këta njerëz dhe pa mëshirë t'i godasim, kudo që t'i gjejmë e në çdo rast që manifestohen. Por lufta kundër këtyre elementëve nuk bëhet duke konstatuar vetëm faktet dhe të lidhim duart, por duke punuar e duke pasur zgjuarsinë më të madhe dhe kontrollin më të imët në një punë të vazhdueshme. Duhet të dimë se elementët grupashë humbasin tokë dhe hedhin armët vetëm kur organizata jonë të jetë e shëndoshë, kur shokët tanë të jenë të vendosur, të ngritur në çdo pikëpamje dhe luftëtarë trima e të zgjuar në çdo fushë veprimi. Arritja e këtij qëllimi është vetëm në dorën tonë; është në duart tona të mbajmë organizatën pastër nga çdo element antiparti, është në duart tona të vëmë të gjitha forcat dhe mundin tonë për ta bërë organizatën një trup me një vitalitet të jashtëzakonshëm, t'i ndihmojmë shokët, t'i ngremë në radhën e komunistëve të vërtetë, t'i pajisim me virtytet e larta marksiste-leniniste-staliniane, t'i ushqejmë me direktivat e Komitetit Qendror të Partisë dhe t'u futim në zemër e në gjak fjalët e shokut tonë të madh Stalin: *«Ta ruajmë Partinë si sytë e ballit»*. Këto kërkon prej jush Komiteti Qendror i Partisë Komuniste të Shqipërisë dhe ai ka bindjen se shokët e organizatës së Vlorës do t'i kuptojnë gabimet

---

1 J. V. Stalin. Veprat, vëll. 14, f. 98.

dhe lëshimet e tyre, do të gjejnë ilaçin dhe shpejt, si u ka hije komunistëve, do të bëjnë përmirësime dhe përparime në pikëpamjet organizative; Komiteti Qendror i Partisë ka bindjen se lufta e brendshme kundër grupashëve dhe ajo e jashtme do të çelikosë komunistët shqiptarë, të cilët do të ngrenë lart flamurin e Lenin--Stalinit dhe do të bëjnë që emri i Partisë sonë t'u futë tmerrin armiqve të brendshëm e të jashtëm, ashtu si ngre shpirtrat dhe besimin e dashurinë e popullit për të.

VDEKJE FASHIZMIT — LIRI POPULLIT

Për Komitetin Qendror të Partisë
Komuniste të Shqipërisë

*Shpati*

*Botuar për herë të parë në «Dokumente kryesore të PPSH», vëll. I. Tiranë, 1960*

*Botohet sipas: Enver Hoxha. Vepra, vëll. 1. Tiranë, 1968*

## FORMIMI I FORMACIONEVE TË MËDHA TË UNÇSH FORCON BESIMIN NË POPULL PËR ZHVILLIMIN E LUFTËS SONË DREJT KRYENGRITJES SË PËRGJITHSHME

*Qarkore drejtuar komiteteve të Partisë Komuniste të Shqipërisë në qarqe*

**20 qershor 1943**

Të dashur shokë,

Tani që Lufta Nacionalçlirimtare po merr një karakter të gjerë me formimin e zonave dhe të shtabeve të tyre, duhen formuar sa më shpejt dhe batalionet, të përbëra prej 2 deri në 4 çeta.

**Njëkohësisht duhet të zgjidhet një numër i caktuar nga partizanët më të mirë të çetave të vendit dhe që kanë marrë pjesë në një ose më shumë aksione për t'i dërguar në një vend të caktuar, ku do të formohet Brigada I e Ushtrisë Nacionalçlirimtare Partizane dhe Vullnetare.**

Për këtë punë me kaq rëndësi t'u kërkohen komisarëve dhe komandantëve luftëtarët më të mirë, sipas caktimit të shifrave të qarkorit. Por kjo direktivë nuk

duhet të kuptohet ngurtë; formimi i Brigadës I dhe rekrutimi i anëtarëve të saj duhet të shërbejnë për t'i dhënë vrull formimit të batalioneve të zonës e jo si një pengesë. Formimi i Brigadës I si dhe formimi i batalioneve ngjall dhe forcon besimin në zhvillimin e luftës sonë drejt kryengritjes së përgjithshme.

Në Brigadën I dhe në batalionet e zonave të ndryshme, populli do të shohë bërthamën e shëndoshë e të sigurt të Ushtrisë NÇPVSH. Duhet, pra, të popullarizoni në luftëtarët Brigadën I.

Rëndësia e direktivës kërkon shpejtësi dhe kujdes në rekrutimin e elementëve dhe në formimin e batalioneve. Me këtë rast shpejtoni mobilizimin sa më të gjerë të popullit që do të luftojë, veçanërisht të elementëve të rinj.

Po ju dërgojmë 10 kopje të një qarkoreje[1]. Kjo qarkore ka një rëndësi të madhe dhe me kujdesin më të madh të punohet në të gjitha celulat e organizatave dhe në qarkorët.

Të mos shumëzohen kopjet, por të mos mbetet asnjë shok në errësirë dhe të punohet sa më mirë, se rëndësia e saj është e madhe.

Të fala shoqërore

*Shpati*

---

1 Qarkorja e KQ të PKSH e datës 17 qershor 1943 (shih në këtë vëllim f. 379).

*NB* — Batalioni përbëhet prej dy ose katër çetave dhe përbëhet prej 50 vetave e lart. Batalioni ka një komandant dhe një komisar, ashtu edhe një nënkomandant e një nënkomisar. Shtabet e batalioneve varen prej shtabit të zonës[1].

Brigada do të ketë luftëtarë nga të gjitha anët e Shqipërisë dhe karakterin e një ushtrie të rregullt. Qarku juaj duhet të dërgojë 120 veta për brigadën, dhe këta të nisen për në Vithkuq (Korçë) dhe të ndodhen atje në datën 25 korrik 1943. Këta luftëtarë të zgjedhur duhet të kenë armët më të mira.

Të çoni brenda datës 30 qershor në barangat e Zvarishtit (Korçë), një shok të mirë që të ketë edhe vesh «muzikal», se do të marrë pjesë në një kurs special. Tok me këtë shok duhet të çoni patjetër, po në barangat e Zvarishtit, shokun telegrafist që kishit çuar një herë për çështjen e radios. Këta shokë do të mungojnë afro një muaj këtej...

*Botuar për herë të parë në «Dokumente kryesore të PPSH», vëll. I. Tiranë, 1960*

*Botohet sipas: Enver Hoxha. Vepra, vëll. 1. Tiranë, 1968*

1 Letra drejtuar gjithë komiteteve qarkore të PKSH mbaron këtu; pjesa e mëposhtme e dokumentit ndodhet vetëm në letrën drejtuar Komitetit Qarkor të PKSH për Vlorën.

## MBI FORCIMIN E PUNËS ORGANIZATIVE TË PARTISË DHE MBI DËRGIMIN E PARTIZANËVE PËR BRIGADËN I SULMUESE

*Letër drejtuar Komitetit Qarkor të Partisë Komuniste të Shqipërisë për Gjirokastrën*

**28 korrik 1943**

ORGANIZATËS SË GJIROKASTRËS
KOMITETIT QARKOR

Të dashur shokë,

Kemi marrë raportet e ndryshme që na keni çuar. Konstatojmë në përgjithësi se në qarkun tuaj mundësitë e punimit dhe të zgjerimit të organizatës janë të shumta, se terreni paraqitet i favorshëm, sidomos në fshatrat krishtere të Lunxhërisë, Zagorisë, Përmetit, gjithashtu edhe në krahinën e Kurveleshit, e cila qëndron mirë me gjithë goditjet e reaksionit.

Por kësaj situate nuk keni mundur t'i dilni mbanë ashtu si duhet për mungesë kuadrosh të shëndoshë dhe shokësh të ngritur, si politikisht, ashtu edhe organizativisht.

Me gjithë punën e gjerë që shfaqet para jush, qarkori duhet të dyfishojë punën dhe të zotërojë situatën e qarkut, dhe kjo situatë zotërohet vetëm duke dhënë gjithë forcën në **ngritjen dhe konsolidimin e kuadrove të rinj të Partisë, të cilët, pa asnjë dyshim, janë të vendosur për Partinë e për luftën, por u mungon eksperienca.** Qarkori ka krijuar komitete krahinore, si: në Gjirokastër, Lunxhëri, Zagori, Përmet dhe Kurvelesh, por duhet me u dhënë ndihmën më të madhe këtyre krahinorëve, që kështu organizatat e atjeshme të mëkëmben dhe të forcohen.

Raportet tuaja na vënë në dukje numrin e mjaft celulave dhe të anëtarëve të Partisë, por dobësitë e tyre politike dhe organizative shkaktojnë që edhe lufta dhe përpjekjet tona nuk kryhen me sukses si, për shembull, në Përmet, ku batalionet tona gjetën mjaft pengesa nga Balli Kombëtar në zbatimin e urdhrave të komandës së operacionit.

Që puna të vejë mirë, duhet që anëtarët e qarkorit të venë shpesh dhe të ndihmojnë celulat dhe krahinorët e ndryshëm; krahinori i Kurveleshit të mos mbetet pa asnjë delegat të qarkorit. Në çdo celulë të dërgohet literaturë si edhe në krahinorët. Siç konstatojmë nga materiali që na dërgoni, teknika punon mirë, por, që celulat të ngrihen, materialin e çoni kudo në rregull e me shumicë dhe shokët ta punojnë patjetër. Mbledhjet e celulave të bëhen në rregull dhe mundësisht në çdo mbledhje të shkojë një anëtar delegat i qarkorit për me u dhënë ndihmë.

— Të 80 partizanët për brigadën mbërritën, por këta s'janë zgjedhur me kriterin që është kërkuar.

Këta që të gjithë janë pjesëtarë të njësiteve territoriale dhe asnjë nga të çetave vepruese.

Ka mundësi që qarku juaj të na çojë dhe 100 partizanë të tjerë për brigadën.

**Prandaj 10-15 ditë nga data e letrës duhet të na çoni patjetër për brigadën 180 partizanë të vendosur, që kanë qenë në përpjekje, në mes të të cilëve të jenë dhe disa djem të rinj dhe disa anëtarë partie, të tërë të pajisur me armë. Këtë gjë duhet ta bëni me urgjencë dhe brenda datës që ju caktojmë.**

Të fala shoqërore

*Shpati*

*PS* — Për çështjen e grupashit të atjeshëm[1] do t'ju shkruajmë në letrën tjetër.

*Botuar për herë të parë në: Enver Hoxha. Vepra, vëll. 1. Tiranë, 1968*

*Botohet sipas origjinalit që gjendet në Arkivin Qendror të Partisë*

1 Shih në këtë vëllim shënimin e faqes 388.

# USHTRIA JONË BËHET E FORTË KUR ORGANIZATA E PARTISË ËSHTË E FORTË DHE E GJALLË

*Letër drejtuar Komitetit Qarkor të Partisë Komuniste të Shqipërisë për Vlorën*

**29 korrik 1943**

KOMITETIT QARKOR TË VLORËS (shokut Besnik)

Letrën tuaj e morëm. Për goditjen e Mallakastrës[1] as që mundëm të kemi një ide të qartë, për sa u përket veprimeve dhe qëndrimit të popullit. Komunikata e jashtëzakonshme juaja e tregon zhvillimin e luftës në favorin tonë, kurse letra e L. e bën më të errët, sido që ka mjaft kontradiksione në të, për sa i përket qëndrimit të popullit... Jemi duke formuar dhe një brigadë të dytë, prandaj duhet të parashikoni që të

---

1 Më 25-29 qershor dhe më 14-18 korrik 1943 forca të shumta fashiste italiane ndërmorën një operacion luftarak në zonën e Shpiragut, Mallakastrës dhe Tepelenës, me qëllim që të asgjësonin forcat partizane në këto krahina. Operacioni dështoi dhe forcat fashiste pësuan humbje të rënda. Në këto luftime forcat partizane patën mbështetjen e gjithanshme të popullit të këtyre krahinave.

dërgoni dhe një sasi tjetër luftëtarësh të zgjedhur për nja 20-25 ditë. Kjo s'do të thotë që të dobësoni terrenin, por ta forconi terrenin me çeta e batalione të plota dhe njëkohësisht me furnizue edhe brigadat, që janë ushtria jonë, e cila në evenimentet që po rrokullisen me kaq shpejtësi do të jetë arma kryesore, e stërvitur për momentet decizive. Këto që po ju themi duhet t'i merrni parasysh dhe të mos i konsideroni si muhabete, por si urdhra që duhen zbatuar me përpikëri.

Batalionet dhe çetat duhet t'i forconi, duke mobilizuar luftëtarë të rinj, dhe këtyre t'u jepni edukimin dhe vendosjen e merituar dhe që lyp momenti. Natyrisht, kjo ushtri, këto batalione, do të jenë të forta në rast se organizata jonë do të jetë e fortë dhe e gjallë që t'i japë shpirt. Këto vërejtje po i bëjmë përherë, por s'duhet t'i marrë era, përkundrazi, duhet të punohet me plan dhe me gjithë vullnet e me shpejtësi, se situata po na mbulon. S'kemi kohë për gjumë dhe për hiq e mos këput. Për çdo situatë që krijohet të merret qëndrim i prerë dhe aspak hezitime. Asnjë hezitim karshi Xhepit dhe shokëve të tij, asnjë hezitim karshi të gjithë atyre që ju pengojnë në luftën e drejtë, qoftë ballistë, qoftë zjarristë. Por kurdoherë t'i gjykoni evenimentet dhe ndodhitë me gjakftohtësi dhe të ruheni nga provokacionet që mund t'ju ngrenë përpara. **Jini realistë, kini iniciativë, jini të drejtë në vendime dhe të pamëshirshëm në zbatimet e tyre!**

Situata e organizatës, sido që na paralajmëroni se neve «mund të na duket e zezë pasqyra» që po na bëni, kjo pasqyrë s'është aspak e zezë, vetëm këtyre celulave dhe këtyre shokëve u duhet dhënë ushqimi i

nevojshëm. Nuk na kënaqin numri i madh i celulave dhe i anëtarëve, kur këto të lihen në fatin e tyre. Eksperienca e organizatës suaj ka qenë e hidhur dhe me konsekuenca të rënda. Kjo gjë duhet t'ju jetë bërë mësim dhe t'ju ketë armatosur për mos me rënë më në ato gabime.

Marrim vesh se delegatët që kemi dërguar (ata vetë s'na kanë lajmëruar), kanë ardhur në marrëveshje me Ballin për 4 pika kryesore... por në ç'baza janë vazhduar bisedimet dhe marrëveshjet s'e dimë. Së shpejti do t'ju vëmë në korent.

Duhet t'i paraqitni Shtabit madhor me hollësi informata mbi lëvizjet e armikut:

1) Në ka gjermanë[1] a jo? Sa ka? A zbresin në port? Sa vaporë vijnë ditën? Ku shkojnë gjermanët?

2) Kazermat, depot e armikut.

3) Forcat e armikut në atë rajon.

4) Urat, rrugët strategjike etj., etj.

Me sulmue pareshtur kolonat e armikut, me goditë qendrat.

Me ba mobilizimin duke organizuar komandat e vendit me njësitet guerile, të cilat duhet të mbajnë situatën e brendshme, dhe me batalionet me goditë dhe njëkohësisht me mobilizue. Ushtarë, sa më shumë ushtarë dhe me i drejtue në luftë nën një disiplinë të hekurt.

Jeni shokë përgjegjës, gjykoni situatën, dhe prandaj mos humbisni kohën me gjëra të vogla. Problemet

---

1 Trupat fashiste gjermane hynë në Shqipëri në verën e vitit 1943.

e mëdha duhet të jenë kurdoherë përpara syve tuaj. Këtu do të njihen kapacitetet e gjithsecilit. Mos kini frikë nga përgjegjësitë, sepse kush heziton, humbet. Komunikacionet janë të vështira, prandaj, për me vendosë, mos pritni sa të na shkruani dhe t'ju kthejmë përgjigje. Shokët Besnik e të tjerë, që janë delegatë të Komitetit Qendror, të marrin responsabilitet tok me gjithë shokët drejtues të Vlorës.

Të fala shoqërore

Për Komitetin Qendror të Partisë
Komuniste të Shqipërisë

*Shpati*

VDEKJE FASHIZMIT
LIRI POPULLIT

*PS* — Me ba mobilizimin e përgjithshëm politik të popullit, me mbajtë konferenca të gjera dhe të gjalla, me formue këshillin e përgjithshëm të qytetit dhe të fshatrave, me ba mobilizimin e rinisë, si ushtarakisht ashtu dhe politikisht.

*Botuar për herë të parë në: Enver Hoxha. Vepra, vëll. 1. Tiranë, 1968*

*Botohet sipas origjinalit që gjendet në Arkivin Qendror të Partisë*

## ME BUJARI E ME GËZIM POPULLI I VARFËR DO T'JU NDIHMOJË

*Letër drejtuar Komitetit Qarkor të Partisë Komuniste të Shqipërisë për Korçën*

**31 korrik 1943**

QARKORIT TË KORÇËS

Të dashur shokë,

Biseduam me dr. K. C. për çështjen e spitalit që do të ngremë. Natyrisht duhen mjaft sende, të cilat ose duhet t'i mbledhim në popull, ose duhet t'i blejmë. Por ne jemi të mendimit se teshat që po shënojmë më poshtë duhet t'i mbledhim në popull, natyrisht, duke e organizuar mbledhjen e tyre në mënyrë që të mos i kërkohet njërit më shumë se tjetrit dhe shumë herë një personi. Mund të thoni se keni kërkue një herë, kërkoni dhe një herë tjetër, pse Korça s'është 20 shtëpi, shkoni dhe në të varfër, kërkoni nga një dorë lesh ose një këllëf jastëku. Me bujari dhe me gëzim do t'jua japin kur t'u thoni se janë për luftëtarët e sëmurë. Duhen nja 20 faqe dysheku. I kërkoni ndihmë, në rast të kundërt i blini, 60 çarçafë jataku, 40 faqe jastëku, 20

palë nallane ose pantofla. Në rast se pantoflat janë më tepër se 15 fr, atëherë blini nallane.

Dr. ka marrë përsipër të kërkojë nga një mik i tij dhe imi këto sende: 1 garderobë, 1 vitrinë farmacie, disa gozhdë, xhama, kana uji.

Prandaj bisedoni me dr. dhe në rast se ai miku po i blen fare mirë, në rast të kundërt i blini vetë. Këto sende për të mbledhur në popull, ose për të blerë nuk duhet të vonohen me muaj, **por brenda 5-6 ditëve.** Komunikoni me dr. për këtë çështje, na lajmëroni edhe neve rezultatet. Për këto sende duhet të organizoni njerëz në drejtimin e ndonjë shoku ose të ndonjë të riu, dhe ky me anë simpatizantësh, me anë miqsh partie dhe të luftës, të kryejë punën.

2. — Këtu brenda po ju vë një letër për në Tiranë. Dr. do t'ju japë një listë barnash dhe këtë listë bashkë me letrën tonë për në Tiranë i mbyllni në një zarf të vetëm dhe e çoni në Tiranë në adresë të Hysenit. Tirana të përpiqet me i mbledhë ato barna dhe me na i çue shpejt.

3. — Nga ana tjetër, unë i kam dhënë K. një letër për një mikun tim, në të cilën i kërkoj një sasi teshash për spitalin. Duhet t'i jepni K. disa të holla, jo për teshat, por për transportin e tyre. Në rast se s'vete K. në Tiranë, atëherë letrën time e merrni dhe ia dërgoni Hysenit tok me të tjerat, dhe korrieri që do t'i çojë të rrijë e të presë për të marrë teshat që kërkohen.

4. — Në lidhje me letrën e fundit që ju çuam, na dërgoni sa më parë informatat mbi sa ju kërkonim për gjermanët. Nesër të vijë korrieri me ato informata. Që të mund t'i keni dhe të na i çoni në rregull duhet

të veproni ashtu si ju kemi thënë në letrën e fundit. Duhet me krijue sa më parë zyrën informative dhe informatat të vijnë sa më parë dhe të sakta. Kur të vijë këndej F. të sjellë me vete dhe atë shok që do të keni zgjedhur për të organizuar rrjetin informativ dhe të cilit do t'i japim udhëzime se si të punojë. Kur të largohen (për disa ditë), F. dhe V., të lënë zëvendësit e tyre që kështu të mos çalojë puna.

5. — Tre traktet që ju dërguam mbrëmë i shtypni, por duhet që hedhja në popull të korrespondojë me Tiranën. Prandaj brenda dy ditëve ju duhet t'i keni gati, t'i çoni pastaj kopjet në Tiranë dhe t'i caktoni Tiranës ditën që duhet të hidhen. Këto trakte duhet të hidhen sa më parë.

Komandantit të shtabit i këshilloi doktori se duhet të mbajë një brez në mes, pse është i sëmurë. Prandaj i blini një brez nga ato të katundarëve dhe na e çoni.

6. — Nuk dimë aspak se a e ndriçoni popullin për situatat që krijohen. Komunikata s'po marrim dhe s'dimë se ç'bëni. Duhet të merrni përgjegjësi dhe të shkruani në komunikatë, ose ndonjë trakt për popullin e Korçës, mbi gjendjen e krijuar...

Të fala shoqërore

*Shpati*

*Botohet për herë të parë sipas origjinalit që gjendet në Arkivin Qendror të Partisë*

# GJALLËRIMI I PARTISË DHE FORCIMI I PUNËS ORGANIZATIVE E POLITIKE

*Letër drejtuar Komitetit Qarkor të Partisë Komuniste të Shqipërisë për Tiranën*

**1 gusht 1943**

KOMITETIT QARKOR TË TIRANËS (shokut Hysen)

As marrim gjë vesh se ç'ngjet andej! Se ç'u përfundua me Ballin që është kryesore, se ç'qëndrim mbajnë ata me rënien e Musolinit! Cilat janë reperkusionet e këtyre evenimenteve në qarqet e Tiranës, në qarqet e fashistëve dhe të qeverisë, në popull, mundësitë e punës që paraqiten nga situata e krijuar etj.? Nga të gjitha këto për asgjë ju s'po na vini në korent. Marrim vesh se ka dalë në mal J. Ç. me shumë të tjerë e me karabinierë (!). Por sa pare bën që ka dalë? Ne s'kemi as më të voglin informacion, ne s'mundemi të përdorim në shërbim të luftës këtë gjë, për të cilën është punuar aq tepër, s'dimë ku është ky njeri! Dhe në qoftë se ka dalë, kushedi ku është futur, kurse vendin e ka gjetkë. Ju as që informoni dhe jo më ta shoqëroni e ta sillni këndej ku jemi ne. Lufta nuk bëhet duke konstatuar dhe regjistruar evenimentet, por duhet të përfitojmë prej tyre në minutë dhe në maksimum.

**Në lëvizje, në lëvizje, shokë, të shkundim burokratizmin, se përndryshe do të humbasim.**

I. Mos e shihni punën ngushtë, mos shihni vetëm rrethin e Tiranës, shihni dhe ca më gjerë. Ç'ngjet në Tiranë, ka reperkusione edhe në krahina, prandaj dilni pak nga rrethi i ngushtë dhe nga punët e vogla e «hamallëqe», ngarkoni shokë të rinj, mos kini frikë, se sigurisht ata do ta kryejnë punën më mirë se pleqtë.

II. Forconi organizatën dhe bëjeni të gjallë e luftarake, mos i komunikoni plogështinë, në qoftë se kjo ka mbuluar disa prej jush. S'është më koha që celulat të flenë, s'është më koha që grupet simpatizante t'i zërë gjumi, dhe as miqtë e Partisë. Organizata duhet të punojë si ai zgjoi i bletëve, me detyra të caktuara, me udhëzime të qarta, me një qëllim të qartë. Këtu do të tregoni se me të vërtetë jeni drejtues. Organizata e atjeshme ka rolin më me rëndësi, sepse është në qendër, ku do të zhvillohen ngjarjet dhe ku do të merren vendimet e mëdha. Prandaj, që prej organizatës së rinisë deri tek ajo e grave, duhet të përshkojë një frymë e thellë për punë dhe për luftë, duhet me qenë gati për evenimente me shumë rëndësi, që do të ngjasin për vendin tonë dhe për Partinë tonë.

a — Të organizohen konferenca politike në çdo anë prej shokëve dhe simpatizantëve (mjaft shokë qitin ekskyza jo kam punë, jo kam zyrë, jo kam familje. Ata që qitin pengesa të tilla edhe në këto kohëra, dërgojini «të shëtitin», sepse ata s'janë komunistë, por sabotatorë).

b — Të mblidhen celulat në rregull dhe t'u jepen çdo herë udhëzime për punën e javës, udhëzime konkrete, jo ëndrra dhe fjalë të mëdha, por punë praktike,

konkrete, që i sjell fitim lëvizjes dhe Partisë. S'duhet të ketë më mbledhje celule të kota dhe angari, por mbledhje celule të gjalla, ku të rrihen me seriozitetin më të madh çështjet që po rrokullisen e që kërkojnë zgjidhje. **Ja sot ja kurrë shokët do të armatosen dhe do të bëhen revolucionarë.**

Grupeve simpatizante t'u vihet rëndësia më e madhe, ato duhet të jenë rezerva e celulës, ndihmësja kryesore, atje të formohen, të mësohen kuadro të rinj.

c — Ndihmën më të madhe rinisë, edukimin e saj mos e lini pas dore, se do të bëni krimin më të madh. Atë ta forconi, ta bëni luftëtare, ta bëni armën më të fortë të Partisë. Mos kurseni asgjë për të kanalizuar aq energji të pastra dhe të shëndosha, të cilat do të rëndojnë shumë në balancën e ngjarjeve të ardhshme. Kini parasysh të ardhmen, kini parasysh rininë dhe rolin e saj, forconi grupet edukative, aktivet të bëhen të gjalla dhe të zgjerohen.

d — Të organizohen dhe të forcohen njësitet guerile të qytetit. Ato të bëhen me të vërtetë një ushtri e fortë dhe e përgatitur për luftën e qytetit. Këto njësite të armatosen me pushkë dhe me bomba. Kemi parasysh që këto t'i armatosim edhe me armë automatike. Të kini gati 5-6 veta legalë nga këto njësite, se do të thërriten të mësohen për luftën e qytetit dhe për përdorimin e mjeteve eksplozive të ndryshme, me të cilat do t'ju furnizojmë. Këta pesë veta do të jenë instruktorët e ekipeve të specializuara, që do të formoni prej njësiteve. Këto njësite duhet të edukohen më së miri, të studiohet plani i qytetit me imtësi, të studiohen pikat strategjike, si brenda, ashtu edhe jashtë, dhe këto

plane njëkohësisht t'i dërgohen dhe Shtabit madhor.

e — **Të organizohet zyra informative.** Si duhet të organizohet kjo zyrë dhe si do të punojë? Pranë qarkorit. Ose një anëtar i qarkorit të jetë drejtuesi i kësaj zyre, ose nga ai të kalojnë patjetër të gjitha informatat që do të mblidhen. Do të ketë, pra, një përgjegjës për këtë punë. Ky duhet të zgjedhë shokë të mirë, të zgjuar, të vendosur (dhe këta të mos e njohin njëri-tjetrin se janë ngarkuar me këtë punë speciale), të cilët të lidhen me të; këta shokë të organizojnë dhe të zgjerojnë rrjetën me simpatizantë, miq e popull. Të gjithë këta të dytët do të punojnë individualisht dhe do të kenë lidhje me shokun që është caktuar. Të gjitha informatat që do të japin populli, miqtë, simpatizantët, shokët, do të grumbullohen, kësisoj, në dorë të përgjegjësit të zyrës informative.

Rrjeti i informatorëve do të interesohet për çdo gjë, veçanërisht:

1. — Për lëvizjet e armikut (për shembull, sot shkuan 30 kolona të armikut, erdhën prej Durrësit dhe shkuan nga Elbasani; ishin me ushtarë ose material etj.).

2. — Për sasinë e ushtrisë që ndodhet aty; kazermat, depot me municion ose me ushqime; zyrat e komandave, të SIM-it (gjeni një plan të Tiranës dhe vendet ku ndodhen këto i shënoni me të kuqe dhe na i çoni); aerodromin (sa avionë ka, lëvizja e avionëve, depot e benzinës), urat, pikat strategjike etj.

3. — Për lëvizjen e ushtarëve gjermanë: Nga vijnë, ku venë? A ka në Tiranë? Sa ka? Sa shkojnë? Me këqyr në xhaketat, jakat ose supet e tyre, numrat që ka çdo ushtar, boja e jakës ose e supit, shenjat e tjera

dalluese, që mund të kenë në kapela ose në gjokse. Të vizatohen këto shenja, s'ka gjë edhe keq; për shembull, do të shihni në gjoksin e tyre shenja të ndryshme si shkaba në forma të ndryshme. Këto informata, veçanërisht për gjermanët, duhet të na i çoni me korrierin më të parë, se janë me shumë rëndësi për të identifikuar divizionet gjermane që kanë ardhur këtu dhe nga kanë ardhur.

4. — Me identifikue kolonën e pestë, me grumbullue informata e dokumente për ta, me vëzhgue lidhjet e tyre dhe punën e tyre.

5. — Me identifikue spiunët, agjentët e italianëve, të gjermanëve dhe të të shiturve.

6. — Me identifikue armiqtë e Partisë sonë, lidhjet e tyre, rrethin e tyre etj., etj.

Çdo informatë me karakter ushtarak me ia çue Shtabit, dhe ato që i përkasin Partisë — Komitetit Qendror. **Kjo punë është me shumë rëndësi, prandaj brenda 10 ditëve nga data e letrës, ky aparat duhet të ngrihet dhe të fillojë nga puna.**

Këtu brenda keni një letër. Ky është një urdhër që i vete qarkut të Tiranës nga ana e Shtabit. Të këshillohen shokët t'i bëjnë Shtabit një raport të imët për situatën ushtarake të qarkut, për forcën ushtarake tonën. Sa janë ata? A ka mundësi formimi i batalioneve? A ka mundësi mobilizimi? Cilët janë komandantët e çetave? A janë të përshtatshëm? Vërejtjet e tyre për këta njerëz dhe propozimet e tyre, gjendjen e armatimeve të atjeshme dhe nevojën për armët që mund t'ju duhen. A mund të blihen armë andej? etj.

Me i komunikue, shoku Hysen, me një letër Du-

rrësit për organizimin e atjeshëm të informacioneve (ata të na lajmërojnë sa më parë lëvizjen në port dhe të ushtrisë gjermane, si ju shënuam më lart) dhe organizimin e njësiteve guerile. Shoku Hysen të shkojë herë pas here të kontrollojë punën e Durrësit, ose të thërresë përgjegjësit e atjeshëm dhe t'i ndihmojë e t'i këshillojë për punë.

Po ju çojmë një listë barnash, përpiquni të na i mblidhni si ndihmë nga farmacitë e atjeshme, se na duhen për spitalin që po ngrihet. Besoj se keni aq miq farmacistë për t'i mbledhur këto sende të pakta...

Të kontrollohet qëndrimi i Çiçës, ta pyesni për çështjen e Palit. S'u dogjët nga planet e Vlorës, por edhe ju bini në ato gabime[1]! Me planet e mëdha që kishit kurdisur nuk qërohej Pali. I bëni hesapet pa hanxhinë dhe kujtoni se Pali qenka vetëm e pa njerëz që ta lajmërojnë. Prandaj më pak fjalë të mëdha për zbatimin e urdhrave e më shumë punë. Armiqtë e Partisë luftohen me sistem e me shpejtësi, dhe jo me plane e mbiplane.

**Hapni sytë dhe ruajeni organizatën, goditni pa mëshirë ata që e luftojnë Partinë nga brenda.**

— Si u bë puna e celulës së Pezës dhe e grindjeve që ngjanë atje[2]? Më duket se Komiteti Qendror ka

---

1 Është fjala për dobësitë që u vërejtën në organizatën e Partisë të qarkut të Vlorës dhe që u shfrytëzuan nga fraksioni i Sadik Premtes.

2 Është fjala për luftën që zhvillohej në celulën e Partisë në Pezë midis komunistëve të shëndoshë, që mbronin vijën e Partisë, dhe Mustafa Gjinishit, që qëndronte në pozita oportuniste dhe zhvillonte një veprimtari përçarëse.

shumë të drejtë të dijë se ç'ngjet në çdo organizatë. Raportin që solli dr. Roshoja[1] nga Peza, duhet me e çue menjëherë këndej, si edhe masat që morët për organizimin e punës së atjeshme.

– Çetat e tjera të qarkut të furnizohen me material, literaturë.

– Ju kemi shkruar të na çoni një pasqyrë të gjendjes financiare të atjeshme si dhe të hollat që ju teprojnë.

Nuk dimë a mbani qëndrim politik për ngjarjet që po rrokullisen. Si po konstatojmë, çështjes propagandistike ia keni hequr fare fillin. Kemi afro dy muaj që s'kemi marrë veçse dy a tri komunikata, dhe ato të thata si ai druri i kalbur.

Propagandës duhet t'i vini rëndësinë më të madhe dhe të merrni përgjegjësi e të mbani qëndrime karshi çdo ngjarjeje që shfaqet. Për sa i përket shtypit tjetër të Partisë s'dimë ç'bëhet. A del «Zëri i popullit»? Apo pritni t'ju vijnë artikujt nga ne ose nga qielli? Ç'libra keni shtypur? Për çdo gjë që shtypni duhet të na çoni nga 5 kopje për KQ.

Të fala shoqërore

Për Komitetin Qendror të Partisë
Komuniste të Shqipërisë

*Shpati*

*Botuar për herë të parë në: Enver Hoxha. Vepra, vëll. 1. Tiranë, 1968*

*Botohet sipas origjinalit që gjendet në Arkivin Qendror të Partisë*

1 Pseudonimi i shokut Vasil Nathanaili.

# TË KUJDESEMI SERIOZISHT PËR ARMATOSJEN E USHTRISË NACIONALÇLIRIMTARE

*Qarkore drejtuar organizatave të Partisë*

**2 gusht 1943**

GJITHË ORGANIZATAVE TË PARTISË

Duke marrë parasysh proporcionet e gjera që ka marrë Lufta jonë Nacionalçlirimtare, sidomos në këto kohët e fundit, sasinë e madhe të luftëtarëve të rekrutuar në radhët e Ushtrisë Nacionalçlirimtare Partizane Vullnetare dhe mungesën e armatimeve në lidhje me situatën e krijuar, ndihet e nevojshme pajisja me mjete të ndryshme luftarake; prandaj duhet:

1 — Të kujdesemi dhe të kujdesemi seriozisht për gjetje armësh, të cilat mund edhe t'i blejmë. Duhet të blejmë sa të jetë e mundur më tepër armë, por, natyrisht, duhet të kemi sytë hapur e të mos i marrim me çmime të ekzagjeruara.

Armët mund t'i blejmë edhe nga italianët, mirëpo në të tilla raste duhet të jemi të kujdesshëm që të mos biem në kurthin e ndonjë provokacioni.

2 — Të bëjmë konferenca të ndryshme nëpër gji-

thë katundet, me anë të të cilave të vihet në dukje veçanërisht hovi i madh i Luftës sonë Nacionalçlirimtare dhe rëndësia e Shtabit të Përgjithshëm të Ushtrisë Nacionalçlirimtare Shqiptare, që është koka ushtarake e luftës sonë.

3 — Të mundohemi që, si rezultat i konferencave të bëra nëpër fshatra, të rekrutojmë luftëtarë të rinj të armatosur. Në rast se në terrenin ku kalojmë gjejmë njerëz me armë, që s'mund t'i rekrutojmë në radhët tona, duhet t'ua kërkojmë armët. Duhet pasur parasysh që kërkesa të mos bëhet në formë urdhri dhe me forcë, por në mënyrë bindëse. Duhet t'ua paraqitim si detyrë kundrejt luftës dhe t'ua bëjmë të qartë se në këtë mënyrë ata ndihmojnë Luftën tonë Nacionalçlirimtare.

Të fala shoqërore

Për Komitetin Qendror

*Shpati*

*Botuar për herë të parë në «Dokumente kryesore të PPSH», vëll. I. Tiranë, 1960*

*Botohet sipas: Enver Hoxha. Vepra, vëll. 1. Tiranë, 1968*

## NE JU KEMI DËRGUAR NË MUKJE[1] PËR T'IA VËNË BALLIT KOMBËTAR KËMBËT NË NJË KËPUCË DHE JO PËR KOMPROMIS ME TË

*Letër drejtuar Ymer Dishnicës*

**6 gusht 1943**

Shafingo,

Kemi përpara dy letrat e tua, dhe tek e para na heq vërejtjen për fletushkat që i çuam pa asnjë këshillë dhe udhëzim. Është e vërtetë që ato qenë fletushka pa udhëzime, sepse s'dinim aspak se ç'bëhej andej, asnjë lajm prej teje s'kishim.

---

1 Më 4 korrik 1943 Këshilli i Përgjithshëm Nacionalçlirimtar vendosi të bëhej përpjekja e fundit për ta tërhequr Ballin Kombëtar në Luftën Nacionalçlirimtare. Për të marrë pjesë në bisedime me përfaqësuesit e Ballit, u caktua delegacioni, ku bënin pjesë Ymer Dishnica, Mustafa Gjinishi, Abaz Kupi e të tjerë. Takimi i parë me krerët e Ballit u bë më 26 korrik 1943 në Tapizë, afër Tiranës dhe i dyti më 1-2 gusht po të atij viti në Mukje, afër Krujës. Në këto bisedime delegacioni i Këshillit të Përgjithshëm ra në pozitat e Ballit Kombëtar dhe pranoi një marrëveshje që ishte në kundër-

Letra e parë na linte në mjegull, sikundërqë ishit dhe ju atje, se të katër pikat që arritët të hidhnit në kartë, janë jo vetëm katër pika që qëndrojnë në hava (të paktën në letër nuk shohim ndonjë gjë konkrete për bashkimin dhe për luftën), por dhe, e dyta, jokomplete. Na shkruaje në letër se «nuk kemi hyrë në hollësira» dhe se do të mblidheshit përsëri për të diskutuar e vendosur. Na theksoje dhe propozimin këmbëngulës të Dostit[1] si dhe të vërtiturit e «vitheve» (na falni ekspresionin) të Bazit.

Letrës së parë, pra, nuk shihnim se ç'përgjigje t'i jepnim, sepse nuk e shihnim qartë dhe konkretisht punën që po zhvillohej.

Letra e 3 gushtit na e përcaktoi më mirë zhvillimin e bisedimeve tuaja me Ballin.

---

shtim të drejtpërdrejtë me interesat e Luftës Nacionalçlirimtare. Ymer Dishnica, ish-anëtar i Byrosë Politike, shkeli porositë e Komitetit Qendror, nuk mbrojti vijën e Partisë, kapitulloi përpara presionit të borgjezisë reaksionare, duke kryer kështu një akt tradhtie. Një rol tepër negativ në lidhje me marrëveshjen e Mukjes luajti Mustafa Gjinishi.

1 Eksponent i Ballit Kombëtar, kriminel i Luftës Nacionalçlirimtare. Hasan Dosti dhe anëtarët e tjerë të delegacionit të Ballit Kombëtar në Mukje refuzuan të pranonin kërkesën e Këshillit të Përgjithshëm Nacionalçlirimtar për të hyrë Balli si organizatë menjëherë në luftë kundër pushtuesve fashistë dhe kërkuan, për qëllime demagogjike, «shpalljen e pavarësisë» dhe anulimin e vendimit të 12 prillit 1939 të «asamblesë» fashiste, e cila kishte shpallur «bashkimin personal» të Shqipërisë me Italinë dhe mbretin italian, Viktor Emanuelin III, edhe mbret të Shqipërisë. Në këtë «asamble» fashiste kishin bërë pjesë gati të gjithë krerët e Ballit, por populli nuk e kishte njohur kurrë.

Gjëja që na heq vërejtjen dhe që ka rëndësi është se në pjekjen e dytë që keni bërë, në të vërtetë orkestrën e ka udhëhequr Balli dhe ai ka mundur të imponojë vullnetin e tij për me diskutue gjëra që s'janë të kohës, kurse gjërat kryesore me i lanë pas dore ose mos me i diskutue fare.

Në letrën e 3 gushtit na thoshit se në diskutimet dy gjëra ju ngatërronin: e para, Shqipëria etnike dhe, e dyta, shpallja e indipendencës, dhe se këto diskutime kanë përfunduar me formimin e komisioneve e të nënkomisioneve për të shpallur indipendencën, se vendimet do të merren në datën 8, dhe për këto gjëra me rëndësi na kërkonit edhe mendimin tonë.

Neve na duket se zhvillimi i bisedimeve ka marrë një rrugë pak ters, për arsye se ju jeni atje për t'ia vënë Ballit këmbët në një këpucë: të pranojë ose jo bashkim, të futet ose jo në luftë, të pranojë ose jo bashkëpunimin në këshilla, të pranojë ose jo të marrë pjesë në shtab, mbasi të ketë hyrë në luftë, dhe të vijë në një konferencë, ku do të marrë pjesë një shumicë patriotësh. Nga të gjitha këto që kishim caktuar, në letrat tuaja s'po shohim asnjë rezultat, përveç katër pikave për të cilat jua dhamë mendimin më parë; ato janë të mira, por edhe s'janë gjëkafshë[1], në qoftë se nuk kemi rezultate *palpables*[2]. Nga ana tjetër, shohim të zhvillohet dhe të marrë përpjesëtime çështja e indipendencës,

---

1 Këto çështje ishin formuluar në mënyrë të papërcaktuar dhe për më tepër Ymer Dishnica në informacionin e vet kishte kamufluar përmbajtjen e tyre të vërtetë. Shih në këtë vëllim f. 441-442.

2 Frëngjisht — konkrete, të ndjeshme.

derisa arrihet të formohen komisione dhe nënkomisione.

S'është nevoja t'jua themi se kush është Balli, se ç'kërkon Balli, se si do të shpëtojë Balli. Këto i dini fare mirë ju, këto i theksoni fare mirë në letër, por e meta është se korrenti ju ka tërhequr pakëz zvarrë dhe, duke harruar objektivat, keni arritur në konkluzione jo të drejta dhe fare të kota. Keni arritur të diskutoni dhe të votoni dëshirat e Ballit dhe jo tonat, domethënë jo gjënë kryesore që kërkojmë ne: a do të hyjë Balli në luftë apo jo, por indipendencën e Shqipërisë.

Do të jetë një marrëzi nga ana jonë dhe do të jemi të vetmit që të shpallim indipendencën pa luftuar dhe zbuar fashizmin; këtë gjë na e vënë në tryezë ballistët, që s'kanë hedhur asnjë pushkë kundër armikut dhe që s'duket të kenë ndër mend të hedhin. Nga ana tjetër, Balli, që deri tani ka sabotuar luftën, na del të proklamojë indipendencën, ndërsa ne të bëjmë lodrën e tij. «Duhet shpallur indipendenca dhe sidomos duhet rrëzuar vendimi i asamblesë së 12 prillit», insiston Balli me Hasan Dostin. Dhe s'është vetëm ky jurist skolastik që insiston, prandaj duhet ta shihni punën ndryshe.

Po t'i hidhni një sy listës së asamblesë së 12 prillit, aty do të shihni se është gjithë Balli brenda. Ata kërkojnë të lajnë gjynahet dhe ne t'u shtiem ujët. Ne as e kemi pranuar asamblenë e 12 prillit dhe as që e njohim. Populli as që e ka pranuar dhe as që e njeh. Ne dhe populli e kemi luftuar dhe po e luftojmë, ata zotërinj, që e kanë pranuar, le ta rrëzojnë në daçin me konferenca, në daçin me gazeta, në daçin me letra. Ha-

san Dostit i djeg piperka në b... dhe kërkon t'ia mëlcojmë ne me sheqer.

Mbasandaj ju e shihni vetë që Balli përpiqet të fitojë kohë, «të hyjë në histori», të drejtojë lëvizjen, pa hedhur asnjë pushkë kundër fashizmit, por mjaft kundër nesh. Pse ju të arrini që bisedimet të marrin këtë rrugë? Jo të udhëhiqemi nga mendimi që Bazin s'duhet ta humbim, por të kemi kujdes, të mos humbasim objektivin tonë e, pra, objektivi juaj duhet të jetë ky dhe asnjë tjetër: 1) Ballin me e futë në luftë përnjëherësh, me punë e jo me fjalë. 2) Të proklamojë luftën kundër fashizmit dhe jo indipendencën. 3) Të formojmë komandën e përbashkët mbasi të ketë luftuar. 4) Të shkojë drejt bashkimit duke luftuar, duke hyrë në këshillat e, sidomos, duke ndaluar luftën antikomuniste që po bën dhe të ndreqë traktet që ka hedhur kundër Partisë sonë me trakte të tjera — kësisoj të shkojmë drejt konferencës a kongresit etj. Këto duhej të ishin pikat që duheshin të diskutoheshin — të tjerat ne i gjejmë të kota, pa vend dhe në dëmin tonë e në favor të atyre.

Rruga s'është e shtruar, prandaj ruhuni mirë nga gjembat. Ethet e shkaktuara prej evenimenteve duhet të jenë ethe të ftohta, që të mos humbisni mprehtësinë e gjykimit, sepse s'është ashtu (të paktën kështu mendojmë ne) si thotë Mustafa [Gjinishi] se «fashizmi vdiq». Ai s'ka vdekur akoma, dhe kemi për të bërë një copë herë luftë, e bile të rreptë, këtu në Shqipërinë tonë, jo vetëm me fashizmin, por edhe me Ballin mundet, se, ndërsa ju po flitni atje për indipendencë e për proklamata, ne këndej arritëm derisa për pak u qëlluam

me horrat e Ballit. Këtu poshtë po ju vëmë një sërë dokumentesh, të cilat t'ua futni në sy delegatëve të Ballit, dhe, në vend që të na çjerrin veshët për indipendencën, të kontrollojnë punën dhe njerëzit, sepse puna mund të ashpërsohet. Po ju çojmë edhe kopjet e trakteve që kanë hedhur kundër nesh. Aty ti ke një dokument të Mallakastrës, — të tëra ua tregoni dhe u thoni që këto gjëra nuk na çojnë drejt bashkimit, por drejt luftës vëllavrasëse, për të cilën jeni shkaktarë ju. Ja ç'ka ngjarë këtu:

Ushtria italiane hyn në Voskop. Batalionet tona zënë pozicionet për ta ndaluar të hyjë thellë dhe të godasë Voskopojën. Kur këto janë në pozicionet, Safet Butka me gjithë Fazllirat, Fallot, Xhevdet Kapshticat e nja dyqind veta, mbasi kishin rrethuar nja dy fshatra, ku kërkonin me zor të dhjetat, ku i detyronin me zor të bëheshin të Ballit, erdhën dhe u vendosën prapa krahëve të trupave tona. Ta merr mendja që s'vinin si miq. Atëherë ne çuam S. e N. që të fjaloseshin me ta dhe t'u thoshin se në qoftë se kanë ardhur të luftojnë, atëherë të vijnë të zënë pozicione dhe jo të rrinë pas krahëve. Safeti refuzoi takimin (po jua vëmë letrën brenda). Iku ushtria nga Voskopi. Pas dy ditësh, kur ushtarët ishin ende në pozicionet, Musa Moglica[1] çon një letër (që po jua vëmë brenda), ku na kërcënon që të ikim nga Kucaka. N. i përgjigjet (po të vëmë letrën), ai përgjigjet prapë, atëherë detyrohemi të dërgojmë forca andej dhe bash pas dy ditësh, kur forcat venë drejt Musa Moglicës, ushtria italiane hyri në Vosko-

1 Komandant çete balliste.

pojë. Atje s'kishte forca, vetëm 20 veta ishin, të cilët tërhoqën të sëmurët si nga Shën Prodhoni, ashtu edhe nga Shipska, ku në shkollë kishin infermierinë. Voskopojën, ku s'kishte asnjë fshatar, sepse kishin ikur në mal, e dogjën të tërë. Trupat tona u grumbulluan t'i goditnin por ata ikën, dhe tamam një ditë mbasi ikën italianët, Safet Butka, Falloja, Xhevdet Kapshtica e 50 veta të tjerë venë në Shipskë, shqyejnë derën e shkollës dhe hyjnë brenda.

E marrim vesh, dhe vete N. e bisedon sinqerisht me ta dhe u thotë: «Këtu ishte baza jonë, këtu ka qenë infermieria, prandaj duhet ta lironi». Safeti përgjigjet: «Ne s'e lirojmë veçse me pushkë». Atëherë N. u jep një afat të lirojnë shkollën se përndryshe do t'i goditnin, dhe zënë pozicionet. Atëherë ngrihet i tërë fshati dhe i thotë Safetit: «Në rast se s'ikni këndej, atëherë ne që të gjithë ju ramë sipër tok me partizanët, se shkolla është e tyre dhe jo e Ballit». Zoti Safet para ultimatumit ua mbathi këmbëve.

Shafingo, puna është kështu si po të themi. Duam që nga bisedimet me Ballin të dalin gjëra konkrete dhe jo përralla, jo diplomaci; nuk jemi në fillim të bisedimeve me ta, por nga fundi; bisedimet duhet të jenë njëkohësisht edhe demaskim i Ballit, demaskim në mbledhje, demaskim në publik, por demaskim brenda frymës së bisedimeve. Ju duhet ta shtroni punën kurdoherë në mënyrë konkrete që të dalë sheshazi se ç'm... kanë bërë gjer tani ata, si na kanë luftuar, se tani a duan me të vërtetë të ndërrojnë rrugë apo jo, a duan të luftojnë apo jo, a do t'i lëmë bisedimet e kota dhe a do të bëjmë bashkim që të jetë me të vër-

tetë i tillë, sepse ai që kanë kërkuar ata deri tani i bën varrin bashkimit. Të pranojnë se tjetër kanë shkruar dhe tjetër kanë bërë, se shumë trakte të tyre kanë një vijë politike të gabuar. Duhet që organizata të mos flejë, të punojë e tëra në këtë drejtim, të mos shtrihet mbi optimizmin që vjen nga mosnjohja e situatës. Duhet që organizata, sido që të venë bisedimet me Ballin, t'ia bëjë të papranueshme popullit pikëpamjet që ka pasur Balli dhe ato që vazhdon të ketë. Populli duhet të sqarohet politikisht dhe duhet të jetë i mobilizuar nga ne. Duhet që organizatat, sidomos ato të Tiranës, Durrësit, Elbasanit, Shkodrës dhe Dibrës, të mbahen në korent të situatës. Shkruaju shokëve të krahinave mbi ç'po ngjet, ose thirr aty nga një shok për ta vënë mirë në korent, ose më mirë të dyja së bashku — shokët e krahinave janë akoma në erë mbi çka ngjet, kurse ata të Ballit jo.

Ne do të mundohemi të vijmë sa më shpejt, por para 15-s jo, sepse do të kalojmë edhe nga Skrapari. Në rast se mund të shtyhet mbledhja, mirë, në rast të kundërt, vepro sipas kësaj letre dhe sipas mendjes sate. Por ki parasysh se duam gjëra konkrete dhe nuk duam që Balli të dalë i larë nga të palarat dhe të marrë flamurin e lëvizjes në dorë.

Të fala

*Taras*

*PS* — Mund t'i zgjatni bisedimet edhe më gjerë, për shembull, mund të bisedoni edhe për çështje ushta-

rake, porse duhet që të mos preket në asnjë mënyrë sistemi i organizimit të ushtrisë sonë, domethënë brenda do të ketë komunistë, do të ketë komisarë politikë etj. Nuk duhet t'u jepet asnjë ndihmë dhe strehim dezertorëve tanë si Xhepi e të tjerë, të cilët ne do t'i luftojmë jo vetëm me fjalë, por do t'i ndjekim, duke i sulmuar edhe ndër çetat e Ballit.

Pra, Shafingo, vazhdo bisedimet në frymën e bisedimeve tona të Elbasanit[1], të direktivave të mësipërme, pa qenë kjo një ndalesë për iniciativën tënde. Por mos harro interesin e Partisë sonë, ajo duhet të jetë ashtu siç ka qenë: organizatorja dhe udhëheqësja e Luftës Nacionalçlirimtare dhe të mbetet e tillë e jo një fraksion në këtë luftë.

Lufta jonë nuk mund të zhduket me një konferencë dhe, ashtu si Balli mundohet të na futë në frenat e tij, ashtu edhe ne duhet, përkundrazi, ta futim atë në luftën tonë si një fraksion të kësaj.

Të fala

*Idem*

*Botuar për herë të parë në: Enver Hoxha. Vepra, vëll. 1. Tiranë, 1968*

*Botohet sipas origjinalit që gjendet në Arkivin Qendror të Partisë*

---

1 Është fjala për bisedimet që u zhvilluan dhe porositë që iu dhanë delegacionit të Këshillit të Përgjithshëm në mbledhjen e Këshillit, që u mbajt në Labinot të Elbasanit më 4 korrik të vitit 1943.

# QËNDRIMI YNË NDAJ BALLIT: JO BASHKIM PËR BASHKIM, POR BASHKIM NË LUFTË PËR ÇLIRIMIN E SHQIPËRISË

*Qarkore drejtuar komiteteve të Partisë Komuniste të Shqipërisë në qarqe*

**8 gusht 1943**

Të dashur shokë,

Lajmërohemi se ju është dërguar nga Tirana një trakt për t'u shpërndarë, i firmuar prej «Komitetit për Shpëtimin e Shqipërisë», ku flitet për bashkimin e plotë të arritur në mes Këshillit Nacionalçlirimtar dhe Ballit Kombëtar. Ky trakt është në kundërshtim me vijën nacionalçlirimtare dhe dezaprovohet nga Komiteti Qendror i Partisë, prandaj, në rast se nuk e keni shpërndarë, çirreni dhe të mos flitet më; në rast se Balli ju kërkon shpjegime për këtë gjë, i thoni se duhet të realizohet një bashkim konkret në terrenin tuaj: një herë, të pushojnë luftën kundër lëvizjes nacionalçlirimtare, të ndalojnë propagandën antikomuniste dhe kundër Partisë sonë, të spastrojnë radhët nga kriminelët dhe agjentët e fashizmit, të deklarohen haptazi dhe me

fakte kundër fashizmit, siç bëjnë aleatët tanë Angli — URSS — Amerikë, dhe pastaj mund të mbërrijmë në të tilla konkluzione. Në rast se trakti është shpërndarë nga ju ose nga Balli, atëherë nënvleftësojeni, thoni se puna është të luftojmë me të vërtetë kundër okupatorit dhe për një Shqipëri demokratike, e jo për të firmuar letra që Balli deri tani i ka kundërshtuar dhe vazhdon t'i kundërshtojë haptazi me veprat e tij. Insistoni në popull për faktin se Balli ka sabotuar luftën tonë dhe po vazhdon ta sabotojë. Përmendni në konferenca dhe komunikata sabotimet dhe tradhtitë që po bën Balli me fakte. Kjo nuk duhet bërë në formë lufte të hapët, por në formë apeli, për të hequr dorë nga këto gjëra që shkaktojnë përçarje dhe vëllavrasje. Kjo duhet të shërbejë për demaskimin e Ballit në popull dhe sidomos të krerëve të tij, kjo duhet të shërbejë për ta ndarë atë element të mirë që mund të ketë në Ballin nga Balli dhe sidomos për ta ndarë Ballin nga populli.

Duhet, shokë, të kuptojmë se Balli po mobilizohet për kolltuk, për të na luftuar, prandaj ne duhet të kemi kujdes të forcojmë radhët tona, të mobilizojmë popullin rreth nesh dhe të mos e lëmë reaksionin të na godasë dhe të na marrë frenat nga duart.

Qëndrimi ynë me Ballin është ai i pari. Jo bashkim për bashkim, se kështu i bëjmë varrin bashkimit, por bashkim me baza të shëndosha, domethënë pasi të bëjnë një rishikim të politikës së tyre, pasi të dënojnë politikën e tyre të mëparshme të gabuar dhe pasi të hyjnë në luftë.

Për këtë gjë, shokë, duhet të mobilizoni të tërë or-

ganizatën, t'i sqaroni shokët politikisht si duhet, të mobilizoni këshillat dhe miqtë. Agjitacioni ynë duhet ta mbulojë dhjetë herë atë të Ballit.

Shokë, situata po ecën me hapa të shpejtë, nuk duhet të na zërë gjumi në rrugë. Për të përballuar situatën, për të qenë kaluar mbi të, duhet të forcojmë organizatën mirë.

Kini kujdes, shokë, të kontrolloni dhe të ndihmoni celulat, që kështu të jenë me të vërtetë në lartësinë e duhur; kini kujdes të rregulloni grupet edukative, të rregulloni punën me simpatizantët dhe me miqtë, kini kujdes të forconi këshillat, t'i shtini në punë, forconi organizatën në Ushtrinë Nacionalçlirimtare (pa organizatë të Partisë në çeta s'ka Luftë Nacionalçlirimtare). Por mos harroni t'i vini rëndësinë më të madhe forcimit të ushtrisë sonë, ta bëni luftëtare në kulm, ta pajisni mirë me armë.

Ndihmoni organizatën e rinisë dhe organizatën e gruas, i vini rëndësi mobilizimit politik dhe ushtarak të rinisë, që është forca jonë më e gjallë.

Direktivat, për sa i përket vijës politike që po ju komunikojmë, transmetojani mirë dhe organizatës së rinisë.

Ju, shokë, e kuptoni vetë se për të kryer të tilla detyra duhen kuadro, dhe kuadro të shëndoshë. Partia jonë është Partia e punëtorëve, Partia e popullit që punon, prandaj duhen nxjerrë kuadro të formuar mirë nga këta. Por duhet të punojmë për një gjë të tillë dhe jo të kufizohemi të lavdërojmë punëtorinë.

Shokë, ndajini mirë detyrat, ngarkojini mirë shokët me përgjegjësinë e duhur dhe përvishjuni punës.

Ne e matim punën me rezultatet, prandaj, shokë, i presim këto sa më shpejt. Partia jonë është Parti masash dhe ka si objektiv që të jetë udhëheqësja e vërtetë e popullit shqiptar për fitoren e indipendencës së tij dhe të të drejtave të tij. Duhet këtë gjë ta kemi kurdoherë parasysh, kjo gjë duhet t'ju prijë dhe me këtë duhet t'i matni rezultatet.

Të fala shoqërore

Për Komitetin Qendror të PKSH

*Shpati*

*Botuar për herë të parë në «Dokumente kryesore të PPSH», vëll. I. Tiranë, 1960*

*Botohet sipas: Enver Hoxha. Vepra, vëll. 1. Tiranë, 1968*

## KE RËNË KOKË E KËMBË NË POZITAT E BALLIT. TRAKTI SHKEL VIJËN TONË POLITIKE, PRANDAJ DËNOHET NGA KOMITETI QENDROR

*Letër drejtuar Ymer Dishnicës*

**9 gusht 1943**

Shafingo,

Për traktin që na dërgon Hyseni ti nuk na kishe vënë në dijeni më parë, këtë gjë nuk mund ta kuptojmë, dhe ti kurdoherë na vë para një *fait accompli*[1]; nuk na lajmërove që më parë për hedhjen e traktit, për përmbajtjen e tij dhe të na kërkoje mendimin tonë për një gjë të tillë me kaq rëndësi historike. Në Labinot të ishte thënë, si ty, ashtu dhe Tafarit, se kompetenca juaj nuk shkonte deri në këtë pikë (nuk zgjatem mbi këtë gjë, se ju e dini fare mirë deri ku ishit kompetentë, dhe s'ju ishte penguar iniciativa, por një iniciativë kurdoherë në favor të Partisë dhe jo në dëm të saj). Ju vetëm duhet të bisedonit me Ballin, ta shtynit për një bashkim konkret me ne; por ky bashkim nuk kryhet në tryezë, por në terren, në luftë. Ju

1 Frëngjisht — fakt i kryer.

ishin caktuar, gjithashtu, pikat, mbi të cilat duhet të bisedonit dhe të konkludonit (shih edhe letrën e datës 6.8.43). **Ti ke rënë kokë e këmbë në pozitat e Ballit me këtë trakt, ku flitet për Shqipërinë etnike dhe ku nuk flitet aspak për luftën kundër fashizmit dhe për luftën tonë.** Asnjë fjalë nuk ka në trakt për Partinë Komuniste. Bashkimin e keni bërë me kondita pariteti në mes Ballit, që është një organizatë me një numër të kufizuar njerëzish, dhe Këshillit Nacionalçlirimtar, që përfaqëson Frontin Antifashist të popullit. Me këtë trakt ju pranoni t'i hidhet një perde tërë së kaluarës dhe së tashmes së fëlliqur të Ballit dhe ia hapni dyert që të hyjë triumfalisht në histori. **Prandaj ky trakt, i cili shkel kryekëput vijën tonë politike, dënohet nga Komiteti Qendror.**

Duhet të kuptosh se Balli, si dhe të gjithë oportunistët e tjerë, sot kanë nevojë të madhe për të kapërcyer me marifet të kaluarën; duhet të kuptosh se ata janë vërsulur me tërë forcat e tyre për të trashëguar fashizmin që po vdes (por që nuk ka vdekur akoma, i thuaj Tafarit), për të marrë pushtetin dhe për të na larguar nga radha e parë, ku jemi sot, si dhe për të na dhënë shqelmin nesër; veçanërisht, kur konditat politike të jashtme po rrokullisen, ju nuk deklaroni luftën kundër fashizmit, por proklamoni indipendencën, kur okupatori është ende brenda, gjithashtu dhe Shqipërinë etnike, tezë që e mbron vetëm fashizmi dhe reaksioni.

Për sa thamë më lart, në qoftë se trakti nuk është shpërndarë, të mos shpërndahet në asnjë mënyrë, sepse ky trakt është një kapitullim komplet përpara Ba-

llit. Me këtë trakt ju keni fshirë këshillat nacionalçlirimtarë, Shtabin dhe ushtrinë, që i ngritëm me aq gjak e sakrifica; ju zhdukët parullat, që dy vjet me radhë udhëhoqën dhe frymëzuan luftën e popullit tonë. Emri «Komiteti për Shpëtimin e Shqipërisë» është krejt i gabuar, si në fond edhe në formë, dhe letrat e tua, për sa u përket të katër pikave, janë në kontradiktë me pikat e traktit. Luftën tonë e futët në pellgun e Ballit dhe guxoni të vini në trakt emrin e Ballit përpara atij të Këshillit të ndërtuar me kufomat e shokëve tanë të vrarë nga fashizmi dhe nga Balli. Me hedhjen e traktit ju keni krijuar një situatë të vështirë, prandaj mos u shtyni më tutje në bisedime dhe, sidomos, mos konkludoni asnjë marrëveshje tjetër. Së shpejti Partia do të dërgojë një delegat tjetër.

Për Komitetin Qendror të Partisë

[*Enver Hoxha*]

*Botuar për herë të parë në: Enver Hoxha. Vepra, vëll. 1. Tiranë, 1968*

*Botohet sipas kopjes së daktilografuar që gjendet në Arkivin Qendror të Partisë*



## LETËR DREJTUAR SHOKUT HAKI TOSKA

**16 gusht 1943**

I dashuri Vogli,

Mufit Dudushi, në rast se di me të vërtetë «morsin», të niset me të marrë letrën për në Voskopojë. Puna është urgjente, prandaj mos humbisni kohë.

Shumë të fala

*Shpati*

***Botohet për herë të parë sipas origjinalit që gjendet në Arkivin Qendror të Partisë***

# MISIONET ANGLEZE VIJNË PËR TË FUTUR HUNDËT NË PUNËT TONA TË BRENDSHME

*Letër drejtuar Komitetit Qarkor të Partisë Komuniste të Shqipërisë për Gjirokastrën*

**16 gusht 1943**

Aty vjen një major anglez[1] për rrethin e Gjirokastrës. Këta vijnë për punën e tyre, natyrisht, dhe për të futur hundët në punët tona të brendshme. Premtimet në armë dhe të holla, që kanë dhënë, as që i mbajnë. Tendenca e tyre është të pyesin çdo njeri, çdo partizan, çdo komandant çete dhe këndej të kuptojnë dhe të futin gishtin në ushtrinë tonë dhe në lëvizjen tonë.

---

1 Në pranverë të vitit 1943 erdhën në Shqipëri, pa u ftuar, përfaqësues të Shtabit të Forcave Aleate të Mesdheut me qendër në Kajro, të cilët e paraqitën ardhjen e tyre si të diktuar nga interesi për luftën kundër hitlerianëve dhe morën përsipër, me fjalë, të ndihmonin Ushtrinë Nacionalçlirimtare Shqiptare me mjete luftarake. Qëllimi i tyre ishte kryesisht politik. Ata zhvilluan veprimtari minuese dhe përkrahën e ndihmuan të gjitha forcat reaksionare. PKSH e cilësoi këtë ndërhyrje si një rrezik për fitoren e revolucionit dhe për pavarësinë kombëtare dhe mbajti qëndrim të prerë ndaj kësaj ndërhyrjeje.

Këtyre duhet me u vu në shërbim disa shokë të mirë dhe me ta të shëtitin, duke evituar pjekjet me njerëzit që ju gjykoni se s'duhet të piqen. Pak informata për punët tona të brendshme!

Të fala shoqërore

*Shpati*

*Botuar për herë të parë në: Enver Hoxha. Vepra, vëll. 1. Tiranë, 1968*

*Botohet sipas origjinalit që gjendet në Arkivin Qendror të Partisë*

## MBI BISEDIMET NË MUKJE ME BALLIN KOMBËTAR DHE MBI DËNIMIN E OPORTUNIZMIT TË YMER DISHNICËS

*Letër[1] drejtuar Komitetit Qarkor të Partisë Komuniste të Shqipërisë për Vlorën*

**17 gusht 1943**

Morëm vesh për situatën e atjeshme si të organizatës, ashtu dhe të ushtrisë dhe shpresojmë për sa i përket të parës që me vullnet edhe me punë të pareshtur do të arrini në rezultate të mira. Për sa i përket ushtrisë ju përgëzojmë për formimin e shtabit të zonës dhe hyrjen e tij në veprim. Kjo do të jetë një nga siguritë tona për forcimin e ushtrisë dhe të influencës sonë.

Pesë ditë më parë ju dërguam një qarkore[2] ku ju vinim në korent për hedhjen e një trakti në Tiranë, i cili do t'ju jetë dërguar edhe juve për t'u shtypur dhe mënyrën si duhet të vepronit për këtë gjë. Këtu

---

1 Kjo letër gabimisht është lënë jashtë në botimin e parë të vëllimit 1 të Veprave të shokut Enver Hoxha.

2 Shih në këtë vëllim f. 428.

do të jap disa sqarime që ta kuptoni mirë si ngjau kjo gjë, ku e ka origjinën dhe masat që duhet të marrim si kundërveprim. Kam munguar t'ju shkruaj për zhvillimet e bisedimeve në Pezë, kjo është një e metë, por shkaku është se kemi qenë shumë të okupuar. Formimi i Brigadës I, fillimi i punës me shtabin dhe hapat e parë, puna e Partisë në sektorin e Korçës si edhe koha e udhëtimeve nëpër rrugë, më kanë penguar t'ju shkruaj. Në Labinot u mblodhën gjithë anëtarët e Këshillit të Përgjithshëm[1] me përjashtim të Kamber Qafmollës[2] dhe Ndoc Çobës[3] të cilët u trembën të vinin. Kjo mbledhje pasi shqyrtoi situatën, vendosi formimin e Shtabit të Përgjithshëm me këta persona: Spiro Moisiu — komandant, Enver Hoxha — komisar, dhe anëtarë: Bazi i Canës, Myslim Peza, Baba Faja, Haxhi Lleshi, Baca [Ramadan Çitaku], Ymer Dishnica, Sejfulla Malëshova, Mustafa Gjinishi, Bedri Spahiu, Dali Ndreu... U bisedua për zgjerimin e Këshillit të Përgjithshëm Nacionalçlirimtar dhe u pranua unanimisht këshilli i vjetër duke kooptuar dhe Sejfulla Malëshovën e Haxhi Lleshin. [U caktua dhe një] kryesi[4] e Këshillit,

---

1 Mbledhja e 4 korrikut 1943 e Këshillit të Përgjithshëm.

2 U la jashtë Këshillit të Përgjithshëm Nacionalçlirimtar në Konferencën e Dytë Nacionalçlirimtare të Labinotit për shkak të mosaktivizimit të tij në Luftën Nacionalçlirimtare.

3 Më vonë dezertoi përfundimisht nga Këshilli i Përgjithshëm Nacionalçlirimtar duke u bërë bashkëpunëtor i pushtuesve gjermanë.

4 Në procesverbalin e mbledhjes së Këshillit të Përgjithshëm në korrik të vitit 1943, bëhet fjalë për formimin e një sekretariati që do të merrej me punët e përditshme të Kryesisë së Këshillit të Përgjithshëm Nacionalçlirimtar.

që do të marrë përsipër të organizojë një konferencë të gjerë për të zgjedhur një këshill më të gjerë me elementë të tjerë të provuar gjatë një viti lufte. U diskutua qëndrimi sabotator i Ballit dhe mbi këtë pikë ishim që të gjithë të një vendimi dhe mendimi. Vetëm Bazi i Canës bëri objeksione për yllin duke e prezantuar këtë gjë sikur s'e pëlqen populli etj. dhe duke shtuar nga ana e tij se s'është aspak në kundërshtim me mbajtjen e yllit, «pse e keni lyer me gjak dhe me sakrifica, por nuk duhet me e vënë mbi flamur, mund ta vini kudo gjetkë». Pas disa diskutimeve ramë dakord duke i shpjeguar Bazit se çështjen e yllit s'e ngre populli, por e ngrenë ballistët dhe qëllimet e tyre i dimë fare mirë, por yllin ne nuk mund ta heqim se u dashka qejfi ballistëve, ne këtë gjë mund ta diskutojmë kur ata të kenë hyrë në luftë dhe të jenë gjakosur mirë me okupatorin dhe jo të bëjnë një luftë të tillë, e cila na bëhet më shumë neve dhe aspak okupatorit. Bazi i pranoi këto arsye. U vendos, gjithashtu, që t'i bëhej edhe një herë thirrje Ballit duke thirrur disa krerë të tij dhe t'u thuhej haptazi qëllimi dhe vendimi i Këshillit [të Përgjithshëm] Nacionalçlirimtar. U caktuan nga ana jonë delegatët që do të venin të bisedonin me ta dhe këta ishin: Bazi i Canës, Myslimi [Peza], Ymeri [Dishnica], Mustafa Gjinishi dhe Kamber Qafmolla në rast se ai pranonte pikëpamjen e Këshillit mbi të gjitha ç'ishin vendosur në Labinot. U caktuan dhe pikat mbi të cilat do të bazoheshin bisedimet me Ballin. Këto pika ishin: Balli Kombëtar të ndalonte luftën që u bënte këshillave dhe të hynte përnjëherë në luftë me prova dhe jo me fjalë, të pra-

nonte të hynte në këshillat nacionalçlirimtarë dhe të merrte pjesë në një konferencë të gjerë ku do të merrnin pjesë përveç Këshillit Nacionalçlirimtar e Ballit dhe një numër i madh patriotësh të tjerë të ndershëm. Njëkohësisht Balli të qëronte nga radhët e tij elementët kompromisaxhinj si Ali Këlcyra[1] me shokë. Veçanërisht iu theksua Ymer Dishnicës dhe Mustafa Gjinishit për qëndrimin që duhet të mbanin, si komunistë që ishin, duke ditur fare mirë se ç'ishte Balli, manovrat dhe lojën e tij.

Pasi u ndamë nga Labinoti, pas 10 ditësh marrim letrën e parë të Ymerit ku na shkruan në esencë këto: Në një takim të parë që patën me Lumo Skëndon dhe Hasan Dostin, pas shumë diskutimeve dhe lëkundjeve nga ana e këtyre të fundit, vendosën që konkluzionet e bisedave t'i hidhnin në një procesverbal dhe ky procesverbal u bë dhe u nënshkrua prej të dyja palëve dhe ja pikat kryesore që na shënonte Ymeri në letrën e tij (po i vë tekstualisht se kanë rëndësi të madhe):

I) Luftë imediate zaptuesit fashist.

II) Të dy organizatat pranojnë idenë themeltare të formimit të një komiteti të përbashkët me emrin «KOMITETI PËR SHPËTIMIN E SHQIPËRISË».

---

1 Njëri nga krerët e organizatës tradhtare të Ballit Kombëtar, kriminel i Luftës Nacionalçlirimtare. Me autorizim të Komitetit Qendror të Ballit, në mars 1943, nënshkroi me komandantin e trupave fashiste italiane të pushtimit, R. Dalmacon, një protokoll të fshehtë që parashikonte bashkërendimin e veprimeve kundër forcave nacionalçlirimtare.

III) Luftë për një Shqipëri të lirë indipendente dhe demokratike të vërtetë.

IV) Komiteti ka për program gjithashtu çlirimin e Shqipërisë së 1913-s dhe, për viset e tjera të banuara prej shqiptarësh, reklamon të drejtën universale të vetëvendosjes së popujve të garantuar edhe prej Kartës së Atlantikut[1]. Mbasandaj në letër Ymeri zgjatej mbi konsideracionet e tij dhe vërejtjet mbi njerëzit e Ballit, duke treguar dallaveren e Ballit që përpiqet «të hyjë pa luftë në histori», «që të marrë frenat e lëvizjes» etj. Mbasandaj shtonte vërejtjet e tij «që evenimentet po rrokullisen», «që rënia e Duçes do të ketë reperkusione të mëdha», «që gjithë bota ishte në ethe», «që edhe ata ishin në ethe» etj., etj. Këtë letër as që e përfundon, pse shkoi të piqej me delegatët e Ballit në një fshat të Dajtit. Kjo ishte brendia e letrës dhe ne s'kuptuam asgjë nga kjo letër e nga këto bisedime që të mundnim ta ndihmonim. Shikuam katër pika të thata nga të cilat pika e dytë ishte e errët, por prapëseprapë [ishte] në procesverbal, [kurse] për pikat që ne kishim vendosur në Labinot dhe që duhej të diskutoheshin, asnjë fjalë për to në letër. Meqenëse afati që ne u kishim dhënë që të qëndronin atje kishte shkuar dhe rezultati i letrës së parë që na dër-

1 Deklaratë zyrtare e kryetarëve të qeverive të SHBA-së dhe Anglisë, nënshkruar më 14 gusht 1941, me anën e së cilës njiheshin sovraniteti i popujve të pushtuar nga shtetet fashiste dhe të drejtat e tyre për të zgjedhur vetë, pas luftës, formën e qeverimit. BRSS u bashkua me Kartën e Atlantikut më 24 shtator 1941. Më 1942 aderuan në të 26 shtete.

goi ishte insinjifiant[1] ne i shkruam që të ktheheshin.

Marrim një letër të dytë nga Ymeri ku na shkruante në esencë këto: Në mbledhjen e dytë që patën me Ballin dy pika kryesore ua ngatërronin hesapin: e para «Shqipëria etnike», shpallja e indipendencës, dhe e dyta rrëzimi i vendimit të asamblesë së 12 prillit. «Ndalesën e «Shqipërisë etnike» e kapërcyem me një formulë as femër as mashkull, por si atë që ju shkrova në letrën e parë». «Ndalesën e dytë, vazhdon në letër Ymeri, e kaluam duke ia lënë në dorë një komiteti definitiv që do të caktohet para 8 gushtit». Këto përmbante letra e dytë dhe asgjë më tepër; as që do të hedhim një trakt, as të kërkonin mendimin për hedhjen e këtij trakti, vetëm thoshte se duhet të venim ne afër Tiranës ose t'u dërgonim direktivat para datës 8 [gusht].

Ne iu përgjigjëm se s'jemi dakord me ato që po bisedonin ata, se koha s'ishte për të shpallur indipendencën e Shqipërisë, por Balli duhej t'i shpallte më parë luftë Italisë dhe se Balli me këto manovra do të fshijë të shkuarën e tij të zezë, do të hyjë në histori dhe se do të rrëzojë me çdo kusht asamblenë e 12 [prillit], sepse në të figurojnë gjithë ballistët. Nga ana tjetër, u kujtonim detyrat që u ishin ngarkuar dhe pikat mbi të cilat u ishin thënë të bisedonin, dhe i këshillonim që të mos vepronin në asnjë mënyrë jashtë tyre. Por këta as që pritën përgjigjen tonë dhe më 6-7 gusht hodhën traktin në emër të «Komitetit për Shpë-

1 Nga frëngjishtja — i parëndësishëm.

timin e Shqipërisë», trakt i cili flet për çdo gjë, por aspak për luftën kundër fashizmit, aspak për përpjekjet e Partisë sonë, por «luftë për një Shqipëri indipendente demokratike, popullore dhe për zbatimin e parimit të njohur universalisht e të garantuar nga Karta e Atlantikut të vetëvendosjes së popujve, për një «Shqipëri etnike»». Ky trakt për ne ishte një kapitullim përpara Ballit, pse fshinte të gjitha përpjekjet tona, gjithë luftën tonë, këshillat nacionalçlirimtarë, parullat me të cilat udhëhoqëm dhe frymëzuam luftën dhe nga ana tjetër Balli, që ka bërë gjithë ato poshtërsira, po na dilte si shpëtimtari i Shqipërisë. Pas këtij trakti ne u dërguam gjithë organizatave të Partisë qarkoren që sigurisht e keni marrë dhe keni vepruar.

Kjo gjë, natyrisht, do të ketë reperkusione në punën tonë, pse ne në asnjë mënyrë nuk do të pranojmë një gjë të tillë që të biem në pozitat e diktuara nga Balli dhe të pranuara prej Doktorit, asnjë parullë nuk do të ndërrojmë dhe as formën dhe emrin e këshillave nacionalçlirimtarë. Ne do ta vazhdojmë luftën më të ashpër nën ato parulla dhe nën flamurin e Luftës Nacionalçlirimtare. Për këtë arsye duhet të denoncohet trakti që është hedhur në emër të «Komitetit për Shpëtimin e Shqipërisë» dhe sa për çështjen e bashkimit ne e bëjmë vetëm në këto kondita, që po ju shënojmë më poshtë:

1. — Luftë kundër fashizmit okupator dhe gjithë shërbëtorëve të tij.

2. — Bashkim në luftë, por jo në një luftë demonstrative e bërë me qëllim për të larë fajet e vjetra,

për të marrë flamurin e luftës dhe me e sabotue luftën në një mënyrë tjetër, pse e para dështoi, por në një luftë të vërtetë, të ashpër dhe të paprerë kundër fashizmit okupator dhe tradhtarëve.

3. — Gjatë kësaj lufte, si u caktua në pikën e sipërme, do të arrijmë në formimin e një shtabi operativ të përbashkët për të gjithë Shqipërinë si edhe në shtabet operative të zonave.

4. — Këshillat nacionalçlirimtarë janë pushteti, i cili ka lindur nga populli dhe nga lufta dhe u zgjodhën në një mënyrë demokratike prej tij, prandaj si një pushtet i tillë demokratik-popullor duhet të pranohet prej të gjithëve.

5. — Për një Shqipëri indipendente, demokratike dhe ku populli vetë, pas luftës, do të vendosë formën e regjimit.

6. — Respektimin e Kartës së Atlantikut, të traktateve të Londrës dhe të Uashingtonit në mes URSS-it, Anglisë dhe Amerikës, dhe në lidhje me të çështja e Kosovës dhe e Çamërisë do të zgjidhet pas luftës dhe vetë popujt e Kosovës e të Çamërisë, sipas dëshirës së tyre, do të vendosin për fatin e tyre. Ne do t'i japim gjithë mundësitë që të krijohet situata e tillë që çështja të zgjidhet me drejtësinë e plotë. Derisa fashizmi të zhduket detyra jonë kryesore patriotike është të frymëzojmë dhe të ndihmojmë që popujt e Kosovës e të Çamërisë të hyjnë në luftë kundër okupatorit dhe shërbëtorëve të tij, se vetëm në këtë mënyrë ata do të sigurojnë jetën e tyre dhe të drejtën e vetëvendosjes.

7. — Ne jemi për një luftë të përbashkët me të

gjitha rrymat politike të vendit, të cilat janë në luftë të paprerë, imediate dhe të rreptë kundër fashizmit okupator dhe shërbëtorëve të tij.

8. — Ne nuk bashkëpunojmë me Ballin Kombëtar si organizatë kompakte derisa Balli të ketë në radhët e tij njerëz që kanë lidhje me okupatorin, që sabotojnë Luftën Nacionalçlirimtare, që bëjnë luftë kundër Frontit Nacionalçlirimtar dhe kundër Partisë Komuniste dhe derisa ai të mbajë në radhët e tij elementë kriminelë dhe kusarë.

9. — Ne bashkëpunojmë me të gjithë ata elementë që deri tashti s'kanë bërë krime në kurriz të popullit, por që kanë qëndruar në pozita të okupatorit dhe që këtej e tutje ndjekin vijën e vërtetë të luftës dhe që do të largohen një herë e mirë nga ato pozita të gabuara ku i ka mbajtur propaganda armike.

Është e pamundur t'ju themi të gjitha mendimet tona për konsekuencat dhe situatat që mund të krijohen prej kësaj pozite. Ju duhet të thelloheni dhe t'i nxirrni vetë, por ne ju këshillojmë në përgjithësi se si duhet vepruar për ta zhdukur këtë situatë dhe jo vetëm ta zhdukim, por ta kapërcejmë në favorin tonë; atje do të duket vendosja jonë dhe aftësia e komunistëve në situatat më të vështira.

Gjëja e parë është me forcue organizatën dhe mos me lënë që të shfaqet asnjë lëkundje dhe moskënaqësi. Këtë gjë do ta bëni duke u shpjeguar qartazi vijën tonë të drejtë dhe për këtë punë janë përgjegjës delegatët dhe jo Komiteti Qendror dhe se një person ose dy mund të gabojnë, por Partia s'gabon dhe vija politike e saj nuk mund të lejohet të thyhet dhe të shtre-

mbërohet. Nga ana tjetër, përnjëherësh, gjithë organizata duhet të mobilizohet dhe të shtrëngohen radhët e Partisë, të fillojnë konferenca të gjera dhe të gjalla në popull ku t'u tregohet qëndrimi ynë dhe qëndrimi i Ballit, duke demaskuar të gjithë personat që kanë bërë dallavere, që kanë bërë poshtërsira dhe të kërkoni haptazi nga populli mendimin e tij që me këta njerëz nuk mund të bashkëpunohet. Si për shembull: Ali Këlcyra, ka bërë këtë e këtë, ky është njeri i poshtër, ky ka luftuar kundër lëvizjes, ky ka bërë kompromis me okupatorin, ky është edhe në Ball, prandaj ne s'mund të bashkëpunojmë me Ballin derisa ai të mos qitë jashtë elementë të tillë dhe në bazë të pikave që ju shkruajmë t'i tregojmë popullit se vetëm në këtë mënyrë ne pranojmë bashkëpunimin dhe bashkimin. Të mobilizohen këshillat, miqtë, anëtarët e Partisë, simpatizantët dhe të tërë të vihen në lëvizje. Të rikëndoni edhe qarkoren e parë që ju dërguam dhe të vepróni edhe në bazë të saj duke forcuar organizatën. Shpejt do t'ju vijnë dy trakte që do t'i shumëzoni dhe do t'i hidhni nga të katër anët dhe do t'i punoni kudo në konferenca e në mitingje me popullin. Njëri nga këto trakte do të jetë nga Komiteti Qendror si përgjigje akuzave që na bën Balli dhe tjetri nga ana e këshillit që do t'ju sqarojë edhe ca më mirë për qëndrimin tonë. Duhet sa më parë të lajmëroni dhe Gjirokastrën për këtë qëndrim dhe [ata] të veprojnë në këtë mënyrë...

Për çështjen e ushtrisë do t'i shkruajmë veç komandës së zonës nga ana e Shtabit të Përgjithshëm.

Më 15 të këtij u bë festa e brigadës, e cila pati një sukses shumë të madh. Më shumë se 1 000 veta asis-

tuan në ceremoninë, dhe parakalimi i brigadës me entuziazëm të madh u duartrokit prej popullit, prej gjithë këshillave të qarkut që kishin vrapuar të asistonin në themelimin e [njësisë] së parë të ushtrisë sonë të rregullt. Dhe me të vërtetë, shokë, ajo kishte pamjen e ushtrisë së rregullt. U mbajtën fjalime të shumta, u kënduan këngë dhe pastaj u bë një piknik i madh ku s'dëgjohej përveçse këngë, fjalime dhe urrejtje për okupatorin. Kjo është një datë në historinë e lëvizjes sonë. Dhe ky shembull duhet për së shpejti të ndiqet prej të gjitha krahinave.

Miqtë aleatë as që i mbajnë premtimet që na kanë dhënë; fare pak armë po na hedhin, për të mos thënë aspak.

Situata në qarqet është e pandryshuar. Organizata e këtushme ka mjaft të meta dhe lëshime, shpresojmë se brigada këto pak kohë që do të qëndrojë këtu do t'i japë një impuls punës.

Po vë një letër brenda, të cilën e sjell një partizan i brigadës. Nga të hollat që keni një pjesë do t'ia jepni këtij [partizani] dhe do ta ndihmoni që të blejë sasinë e bereqetit dhe të depozitohet për Brigadën I në vendet që ju caktohen. Këto ushqime të mos preken. Të tërhiqni napolonat e tjerë që t'i përdorni për armë dhe këto armë të mbahen në dispozicion të Shtabit të Përgjithshëm.

Telegrafisti që erdhi një herë dhe iku përsëri duhet të niset sa më parë për te vendi i parë dhe të mos vijë me mendje se do të kthehet prapë në shtëpi, por do të rrijë këtej. Kur të vijë te vendi që erdhi më parë atje të kërkojë Nexhipin dhe ai e drejton ku duhet.

Me dr. Ymerin s'jemi pjekur ende, por do të piqemi për së shpejti dhe do t'ju lajmërojmë për [këtë] çështje. Ju duhet të na jepni mendimin tuaj për sa ju shkruajmë në mungesë të një mbledhjeje të Komitetit Qendror, të cilën kemi ndër mend ta bëjmë për së shpejti dhe që do t'ju lajmërojmë për këtë gjë me kohë.

Duke ju çuar të falat e mia shoqërore si dhe të gjithë shokëve dhe veçanërisht të Halimit[1].

*Taras*

Pas këtij gabimi që bëri Dr. asnjë ndarje mendimesh në mes shokëve të KQ, të gjithë mendojnë njësoj dhe dezaprovojnë traktin dhe ç'ka bërë Dr.

*Taras*

*Botuar për herë të parë në «Dokumente kryesore të PPSH», vëll. I, botim i dytë. Tiranë, 1971*

*Botohet sipas origjinalit që gjendet në Arkivin Qendror të Partisë*

1 Një nga pseudonimet e komunistit internacionalist jugosllav, Miladin Popoviç, i cili u lirua nga komunistët shqiptarë në vjeshtë të vitit 1941 nga një kamp përqendrimi fashist në Shqipëri. Qëndroi në Shqipëri për të mbajtur lidhje midis PKSH dhe PKJ dhe përkrahu qëndrimin internacionalist të PKSH. Në shtator 1944, me urdhër të udhëheqjes së PKJ u largua nga Shqipëria dhe, në mars 1945, u vra nga një atentat i kurdisur nga shërbimi i fshehtë jugosllav.

## PËR PLOTËSIMIN E NEVOJAVE TË REPARTEVE PARTIZANE ME MATERIAL PROPAGANDISTIK

*Udhëzime dërguar organizatës së Partisë të qarkut të Korçës*

**17 gusht 1943**

ORGANIZATËS SË KORÇËS

Dërgoni, nga materiali letrar që keni, një sasi të mjaftueshme pranë komandës së Brigadës I të Ushtrisë Nacionalçlirimtare.

Duke qenë se mungesë materiali letrar ndihet edhe nëpër çetat e qarkut tuaj, si dhe në krahinën e Skraparit, nevojat e së cilës zakonisht i përmbushni ju, ju porositim që të plotësoni këto nevoja me materialin e dalë deri tani. Po ashtu, të kihet ndër mend dërgimi i vazhdueshëm i materialit letrar në vendet e sipërshënuara.

Për Komitetin Qendror

*Shpati*

*Botuar për herë të parë në: Enver Hoxha. Vepra, vëll. 1. Tiranë, 1968*

*Botohet sipas origjinalit që gjendet në Arkivin Qendror të Partisë*

# MBI QËNDRIMIN KUNDREJT RRYMAVE TË NDRYSHME JASHTË LËVIZJES NACIONALÇLIRIMTARE

*Referat në Konferencën e Dytë Nacionalçlirimtare*[1] *(të Labinotit)*

**6 shtator 1943**

Arritëm gati në pikën e fundit. Kjo pikë ka një rëndësi të veçantë. Në diskutimet e kësaj pike kërkoj që të jemi gjakftohtë. T'i presim fjalët shkurt e ashpër, aty ku duhen prerë. Duhet, pra, të jemi në lar-

---

1 Konferenca e Dytë Nacionalçlirimtare u mblodh në Labinot të Elbasanit më 4-9 shtator 1943. Ajo kapi si hallkë kryesore çështjen e forcimit të pushtetit demokratik popullor, aprovoi Statutin dhe Rregulloren e këshillave nacionalçlirimtarë dhe hodhi parullën: «Të njihen këshillat nacionalçlirimtarë, si i vetmi pushtet i popullit në Shqipëri». Zgjodhi Këshillin e Përgjithshëm Nacionalçlirimtar prej 67 vetash, dënoi botërisht marrëveshjen tradhtare të Mukjes, si një akt kundër parimeve të Konferencës së Pezës dhe vendosi të demaskohej deri në fund veprimtaria armiqësore e Ballit Kombëtar.

Referati i mbajtur nga shoku Enver Hoxha «Mbi qëndrimin kundrejt rrymave të ndryshme jashtë lëvizjes nacionalçlirimtare» nuk është ruajtur. Teksti që paraqitet këtu është nxjerrë nga shënimet e procesverbalit të Konferencës.

tësinë e kësaj konference. Nuk do të zgjatem. Lufta filloi që kur Italia fashiste okupoi tokat tona. Filluam të mbrojmë nderin, atdheun, historinë tonë. Lufta në fillim ishte një rezistencë pasive e mandej mori hov e vrull. Donim që të bashkoheshim rreth një ideali, një flamuri. Luftën nuk mund ta bënte vetëm një grup, një pakicë njerëzish, duhej ta bënte i gjithë populli, i bashkuar. Kësaj nuk ia arritëm menjëherë.

Partia Komuniste ishte e vetmja parti që doli hapur në popull, ishte e vetmja parti që hodhi anëtarët e kuadrot e saj për një qëllim: çlirimin e vendit tonë. Partia Komuniste e dinte se pa popullin nuk mund të bënte asgjë. Ajo u fut në luftë dhe u bashkua me atdhetarët e parë, që e kishin kuptuar edhe ata se duhej luftuar. U bashkuam pa dallim feje, pa dallim partie. Secili kishte besim te tjetri dhe veçanërisht te komunistët, të cilët kishin bërë sakrifica të shumta. Lufta mori një hov më të madh. Populli kuptoi nga gjaku që u derdh nëpër rrugë se forcat ishin të mjafta për të mos e lënë fashizmin të shtypë popullin. Partia Komuniste me disa nacionalistë, duke u nisur nga një dëshirë e një qëllim i shenjtë, thirrën Konferencën e Pezës. Në Konferencën e Pezës u thirrën mjaft elementë. Nga këta kishte elementë të ndershëm, të papërlyer. Kishte disa të tjerë që simpatizonin Zogun. Kishte të tjerë që kishin marrë pjesë në parti të ndryshme më 1924, por që nuk kishin dalë sheshit në popull, si Lumo Skëndo, Aziz Çami, Abaz Ermeni, Skënder Muço, Thoma Orollogaj, eksponentë të tanishëm të Ballit Kombëtar. Lumo Skëndoja dërgoi delegatin e tij. Abaz Ermeni u thirr të vinte, por nuk erdhi, ose

më mirë nuk e lanë, megjithëse erdhi në Tiranë dy ditë më parë. Për Skënder Muçon ishim dakord që të vinte, dhe ai nuk erdhi. Në Pezë u vendos të luftohej okupatori pa kompromis, të organizoheshin këshillat nacionalçlirimtarë, organe të luftës. U hodhën bazat e luftës. Në këta këshilla do të merrnin pjesë gjithë njerëzit e ndershëm. Këshillat do të ishin provizorë. Më pas do të zëvendësoheshin nga pjesëtarë të dalë nga lufta. Dyert mbeteshin hapur për të gjitha ato parti politike që mund të dilnin në shesh. Çetat do të ishin nën komandat e atyre që i kishin krijuar, derisa të krijohej Shtabi i Përgjithshëm. Në fund të mbledhjes vjen Aziz Çami dhe Skënder Muçoja. Megjithëse mbledhja kishte mbaruar, atyre iu këndua rezolucioni: e pranuan rezolucionin pa ndonjë kundërshtim.

Filluan të krijohen këshillat. Atëherë doli Balli Kombëtar. Si u paraqit në popull kjo organizatë? Në traktin e parë dukej sikur pranonte luftën me fashizmin. Këshilli i Përgjithshëm, me anë të përfaqësuesve të vet, i bëri thirrje Ballit Kombëtar të dërgonte delegatë për të marrë pjesë në Këshill. Ata deklaruan se nuk e njohin Konferencën e Pezës, se ajo ishte komuniste për ta. Por Konferenca e Pezës nuk ishte komuniste. Por, thonë ata, Partia vajti e organizuar, kurse nacionalistët jo. E vërtetë është se B. Canës, Baba Faja, M. Peza, Ndoc Çoba[1] e të tjerë nuk janë komunistë. Më tjetër anë ne u themi: Ju, si «organizatë e fortë»,

1 Morën pjesë në Konferencën e Pezës si nacionalistë Abaz Kupi dhe Ndoc Çoba. Më pas këta e tradhtuan Frontin Nacionalçlirimtar

pse nuk futeni në Këshill dhe të ndërhyni për të kontrolluar veprimet që të mos ju shpjerë «në shkatërrim» Partia Komuniste? Balli Kombëtar nuk e njohu Pezën e Këshillin e Përgjithshëm Nacionalçlirimtar. Përse nuk e njohu? Mendimi im është ky: duhet ta shohim punën në esencën e saj. Balli Kombëtar përbëhet nga elementë që kanë parime jo të qarta. Ata vetë, kur thonë se janë demokratë, socialistë, nuk kanë as më të voglën ide të demokracisë e të socializmit. Nuk kanë asnjë ideal të vërtetë, por janë lidhur njëri pas tjetrit. Balli udhëhiqet prej komitetit qendror, të përbërë prej elementësh reaksionarë, me të kaluar jo të pastër, me të kaluar të zezë. Pjesa e tyre, që ka qenë jashtë në emigracion, ka ngrënë në çdo livadh, ka ngrënë para në çdo vend, është marrë vesh me Xhiron[1] e shokë për të rrëzuar Zogun, është mbështetur në Traktatin e Mynihut[2] dhe është përkrahur nga politika e Boshtit. Balli drejtohet prej këtyre njerëzve si një reaksion kundër këshillave nacionalçlirimtarë. Këta elementë kujtojnë se duhet medoemos të luajnë një rol në Shqipëri, që të mund të marrin frenat e shtetit në dorë me sa më pak sakrifica nga ana e tyre dhe me plot sakrifica nga ana e popullit, për t'u hedhur nga një kolltuk

---

1 Xhiovani Xhiro — hierark fashist italian. Specialist për çështjet shqiptare në planet e qeverisë fashiste italiane për pushtimin e Shqipërisë.

2 Marrëveshja e Mynihut (shtator 1938) u arrit midis krerëve të qeverive të Britanisë së Madhe, Francës, Gjermanisë dhe Italisë për copëtimin e Çekosllovakisë. Kjo marrëveshje ishte rezultat i komplotit imperialist kundër Bashkimit Sovjetik dhe çeli rrugën për shpërthimin e Luftës së Dytë Botërore.

në tjetrin. Megjithëse kanë dashur të sabotojnë lëvizjen nacionalçlirimtare, Këshilli Nacionalçlirimtar trokiti 3-4 herë në dyert e Ballit Kombëtar. Ata pranojnë «bashkëpunim me Partinë Komuniste dhe jo me Nacionalçlirimtaren». Nuk duan të njohin Frontin Nacionalçlirimtar. Ne kemi insistuar që në Frontin Nacionalçlirimtar të merrnin pjesë jo vetëm Partia Komuniste dhe Balli, por çdo patriot që do të derdhë gjak për lirinë e atdheut. U propozuam që një delegat i Këshillit Nacionalçlirimtar, një i Ballit, një i Partisë Komuniste, të dilnin të mbanin konferenca e të bënin bashkimin konkret të popullit, por ata refuzuan. Gjithkush punoi veçan. Pastaj propozuam në minimum një koordinim aksioni midis nesh, që ishim hedhur në luftë, dhe atyre që nuk ishin hedhur e nuk donin të hidheshin në luftë. Qëllimi ishte të luftonim së bashku. Po të hidhej në luftë Balli, bashkimi do të bëhej nga vuajtjet e njëjta, dhe Ali Këlcyra s'do të kishte fushë veprimi për ndërlikime, megjithëse koordinimi ishte minimumi për marrëveshje. Lufta që Balli Kombëtar i ka bërë lëvizjes nacionalçlirimtare është e shumanshme. Ai e quajti atë komuniste. Këta duket që bëjnë një luftë ideologjike. Kjo ishte kështu jo pse ata nuk e kuptonin, por pse donin që të ndanin lëvizjen për të krijuar përçarje në Frontin Nacionalçlirimtar. Atëherë ushtritë e Boshtit ishin në fitim e sipër dhe këta njerëz nuk kishin as besimin më të vogël në fitoren e aleatëve dhe në aleancën. Duke thënë se nuk donin të luftonin fashizmin, kjo do të thoshte se nuk pranonin as Kartën e Atlantikut, por pranonin parullat e Mus-

tafa Krujës, luftën kundër Greqisë e Jugosllavisë, kompromisin me armikun për t'u mbrojtur nga «rreziku grek e jugosllav». Balli Kombëtar filloi njëkohësisht të futë spicat te njëri e te tjetri, duke bërë shpifjet më të mëdha kundër komunistëve dhe duke gënjyer turmat mbi lëvizjen nacionalçlirimtare; ai filloi kompromisin me Italinë për të luftuar lëvizjen nacionalçlirimtare. Njerëzit e Ballit kishin kontakt me qeverinë e Mustafa Krujës. Ëndërronin të merrnin qeverinë në dorë, por kur panë se Mustafa Kruja, i cili leu duart me gjakun e popullit, u demaskua krejt, megjithëse u pëlqente kompromisi, bënë sikur u larguan prej tij. Por kompromisi vazhdoi me ardhjen në fuqi të Maliq Bushatit. Nuk munguan t'i thërrisnin në pallat njerëzit e Ballit që t'i jepnin Jakomonit mendime për qeverinë e «popullit shqiptar», se cili ministër e kryeministër duhej të vinte që të ndreqte poçet e thyera të Mustafait. Balli solli në fuqi Bushatin, me ardhjen e të cilit u bënë kompromise, intriga dhe akte tradhtie. Balli Kombëtar, në momente kur vriteshin atdhetarët dhe digjeshin fshatrat, bënte kompromis me Jakomonin e Dalmacon. Ali Këlcyra me protokollin që nënshkroi i siguroi rrugën e lirë ushtrisë italiane që të kalojë për të ndjekur çetat nacionalçlirimtare. Ushtritë e Dalmacos dogjën fshatrat e Vlorës. Balli Kombëtar kujtoi se me këtë mënyrë e dëmtoi lëvizjen nacionalçlirimtare, të cilën e konsideron komuniste. Ali Këlcyra paguante fshatarët e djegur (me paret e Italisë), duke thënë se gjoja fshatrat i dogjën komunistët. Si qëndron puna për atë pushkën që hodhën në

Gjorm[1]? Hysni Lepenica e kundërshtonte luftën, por populli i tha: «Ja të vesh të luftosh, ja se je kundër popullit». Kjo është ajo «epope» që ngrenë ballistët.

Këta elementë bëjnë punën që bën spiuni më ordiner. Për këtë kemi akte, prova të nënshkruara nga komandantë çetash të Ballit, si Bektash Cakrani, Qazim Selfo e të tjerë. Këta kanë nënshkruar një dokument[2] *(shih letrën).* Ali Këlcyra shkonte kudo në emër të Ballit Kombëtar dhe nxiste popullin për të marrë armët kundër partizanëve e vullnetarëve. Atje ku kishte reaksionarë, Balli Kombëtar fitonte njerëz, atje ku fuqia jonë kishte zënë vend mirë, ata bënin çmos për të penguar luftën duke thënë: «S'ka ardhur koha, duhet të ruajmë forcat. Italia është një fuqi e madhe. Nuk duhet të harrojmë fuqitë dhe rrezikun grek e jugosllav». Më anën tjetër, Balli përpiqej të ruante e të mbante institucionet që mbronin fashizmin. Ai ishte kundër përpjekjeve për spastrimin e autoriteteve civile e ushtarake në shërbim të okupatorit, se e shihte se nuk mund ta organizonte dot ndryshe pushtetin e vet. Luftonte me mish e me shpirt për xhandarmërinë

1 Në luftën e Gjormit kundër pushtuesve italianë më 1-3 janar 1943, Hysni Lepenica, një nga eksponentët kryesorë të Ballit Kombëtar në krahinën e Vlorës, nën presionin e masave, u bashkua sa për sy e faqe me forcat nacionalçlirimtare, me qëllim që ta sabotonte këtë luftë. Balli Kombëtar u përpoq ta përvetësonte luftën e Gjormit për të mashtruar masat, por nuk pati sukses.

2 Në shkurt të vitit 1943, Bektash Cakrani, eksponent i Ballit Kombëtar, nënshkroi me komandantin e garnizonit italian të Fierit një marrëveshje bashkëpunimi kundër reparteve partizane.

shqiptare, që do ta përdorte si një forcë reaksionare kundër lëvizjes nacionalçlirimtare. Nga ana tjetër, ata kujtonin se, duke krijuar xhandarmërinë, katundari s'do të kishte guxim të lëvizte e të hidhej në luftë kundër fashizmit.

Ata ishin për një «ushtri shqiptare». Kur ne thoshim se ushtria shqiptare duhej të bëhej në mal e jo në kazermat e fashizmit, Balli Kombëtar hidhte trakte për të ndaluar daljen në mal dhe thoshte se ushtria duhej të krijohej në kazermat dhe të dilte në mal kur ta lajmëronte Balli Kombëtar.

Balli ka dashur të mbajë në fuqi ligjet e vjetra, marrjen e të dhjetave etj., kurse ne i kemi kundërshtuar, dhe fshatari arriti të mos i japë okupatorit asnjë kokërr grurë. Kur ne thërrisnim që të mos i paguhej asnjë taksë okupatorit, Balli Kombëtar i thoshte fshatarit: «Paguaj se do të na vrasin, do të na djegin».

Lufta e Ballit Kombëtar kundër lëvizjes nacionalçlirimtare dita-ditës merrte forma të ndryshme. Këshilli Nacionalçlirimtar ka pasur durim të fortë. Gjithë anëtarët e lëvizjes kanë dashur t'ia tregojnë Ballit rrugën e vërtetë, që ai ta linte rrugën që shpie në kompromis. Por Balli Kombëtar ka bërë një politikë hiq e mos këput. Kohët e fundit lufta e Ballit Kombëtar kundër nesh është ashpërsuar pa masë nga Jugu në Veri. Gjithë puna e tyre ka qenë vetëm kundër nesh. Në Gjirokastër Dervish Rexhepi, Rasim Babameto kanë bërë çmos të pengojnë lëvizjen. Në Libohovë kanë provokuar ardhjen e ushtrisë italiane, u kanë vënë pushkën çetave tona. Kanë djegur fshatra të krishtere të minoritetit grek për të ndarë minoritetin. Kurse

minoritarët kanë dhënë prova për lirinë e Shqipërisë. Deshën ta shuajnë lëvizjen atje. Por luftëtarët dhe anëtarët e Frontit Nacionalçlirimtar kanë ditur t'i demaskojnë ballistët në mbledhje të ndryshme në popull. Populli i ka parë qëllimet e çetave të Ballit, të cilat u shpërndanë dhe komandantët e tyre tani shëtitin lirisht ndër qytete. Në Vlorë Balli Kombëtar po na mburret pa masë për «veprimet e tij heroike», kurse ai ka punuar atje një mijë e një të zeza. Cila është, në realitet, lufta që Balli trumbeton kaq tepër: ata çirren për luftën e Gjormit me Hysni Lepenicën, për luftën e Selenicës me Isuf Luzajn, për luftën e Mallakastrës me Tefik Cfirin. Thonë se këto luftëra i kanë bërë ata, kurse në të vërtetë në Vlorë, në Korçë, në Elbasan e gjetkë s'kanë luftuar veçse kundër nesh. Në Gjorm Hysni Lepenica, si u tha më lart, hyri nga zori me ne dhe luftuam së bashku, por luftën e Selenicës e bëmë ne. Çetat partizane e vullnetare kapën 80 karabinierë dhe armatime. Isuf Luzaj nuk hodhi asnjë pushkë. Luftën e Mallakastrës nuk e bëri Balli, por e bënë çetat tona të Vlorës dhe të Myzeqesë. Tefik Cfiri dhe Skënder Muçoja kanë mbajtur qëndrim kundër nesh.

Këshilli Nacionalçlirimtar i bëri thirrje Ballit Kombëtar të marrë pjesë në luftë. Balli nuk iu përgjigj Këshillit Nacionalçlirimtar, por Partisë Komuniste, sepse e konsideron Frontin Nacionalçlirimtar si Parti Komuniste, që gjoja fshihet nën maskën e Nacionalçlirimtares. Në traktin, me anën e të cilit na përgjigjet, Balli Kombëtar vepron si okupatori fashist. Në fund të bisedimeve, keni këtu në dispozicion traktin për ta kënduar ju vetë. Balli Kombëtar thotë se Partia Ko-

muniste nuk ka punë tjetër, veçse të na akuzojë ne si të kompromisit. Por Partia Komuniste ka bërë tjetër punë dhe puna e saj dihet. Sa për qëndrimin e Ballit mjafton akordi me Dalmacon për ta provuar kompromisin. U drejtohen komunistëve: «Kthehuni në shqiptarizëm». Dhe kush u drejtohet? Ata njerëz që janë shitur tek okupatori, që u mohojnë Qemal Stafës, Vojo Kushit e shokëve të tyre patriotizmin. Këta njerëz janë kundër luftës, bëjnë punën që ka bërë milicia fashiste. Çetat partizane bëjnë, sipas tyre, një luftë kundër popullit shqiptar dhe jo kundër okupatorit. Çetat nacionalçlirimtare nuk i zënë në gojë, por flasin vetëm për Parti Komuniste. Këta falsifikatorë të historisë i mohojnë popullit shqiptar lëvizjen nacionalçlirimtare. Kjo është një luftë që i bëhet Frontit Nacionalçlirimtar, është një provokim për luftë vëllavrasëse. Në Skrapar është bërë një provë të bëhet bashkim me çetat e Ballit, që edhe ato të marrin pjesë në aksion, por nuk është arritur asgjë, se ato kanë luftuar kundër nesh, dhe çetat e Ballit kanë vrarë komandantin Ramiz Aranitasi[1] dhe mbajnë kriminelin në gjirin e tyre. Në Korçë Balli ka bërë propagandë: «turq e kaurë»; nga ana tjetër, Safet Butka me shokë ka filluar hapur luftën kundër nesh. Kemi zënë dokumente që vërtetojnë tradhtinë[2]. Njerëz të Ballit në Korçë shëti-

1 Anëtar i PKSH, komandant i një çete partizane të Skraparit, Hero i Popullit. U vra tradhtisht në qershor të vitit 1943 nga një agjent i Ballit Kombëtar.

2 Një nga dokumentet, për të cilat bëhet fjalë, është dhe një shkresë e karabinierisë italiane të Ersekës, 3 shkurt 1943, drejtuar kuesturës mbretërore të Korçës, që bënte të njohur se

tin krahas me spiunët e fashizmit të ardhur nga Jugosllavia e Greqia. Dokumentet deklarojnë se lëvizja nacionalçlirimtare është kundër okupatorit, ndërsa Safet Butka është kundër prerjes së telave, goditjes së postave etj. Ballistët janë duke vepruar me mënyra gangsteri për mbledhje të hollash.

Balli Kombëtar na dërgon ultimatume për të lëshuar vendet ku jemi ne, duke parë se, kur largohemi ne nga pozicionet, okupatori shkon e djeg fshatrat, ashtu siç ndodhi në Voskop. Ne jemi të detyruar të dyshojmë se Balli Kombëtar bashkëpunon me pushtuesit fashistë kundër nesh. Kur ne presim trupat e okupatorit në Voskop, çetat e Ballit godasin trupat tona, dhe i godasin nga pas. Na kërcënojnë të mos bëjmë goditje në rrethet e tyre, se në rast të tillë do të na godasin prapa kurrizit (për shembull, Pasho Koloneci). Gjithashtu Hasan Velçani e Haki Blloshmi në Mokër na bëjnë po këto kërcënime. Abaz Ermeni i shkruan Safet Butkës: «Po të jetë se vazhdojmë kështu pa aksion, në këtë rast inglizi, që kërkon aksion, do të përkrahë anën tjetër. Goditni, thotë, armikun pa dëgjuar ç'thotë komiteti qendror i Tiranës me urdhrin e datës 29.VI.1943».

Këto dokumente janë pak. Kemi dhe të tjera, çdo krahinë ka me qindra. Ne i shohim lakuriq punët e Ballit. I shohim se ata janë futur në tradhti. Duhet patjetër t'i bindim njerëzit e gënjyer të Ballit për t'i sjellë në rrugën e mbarë.

---

Safet Butka, një nga krerët e Ballit Kombëtar në qarkun e Korçës, zhvillonte një veprimtari të theksuar për të sabotuar Luftën Nacionalçlirimtare.

Këshilli Nacionalçlirimtar ka pasur për qëllim bashkimin e shëndoshë, bashkim lufte e jo pengim. Për këtë ai vendosi të dërgojë një delegacion te Balli Kombëtar për të sqaruar qëndrimin e këtij dhe për të parë nëse kishte qëllim të bënte bashkim serioz. Këshilli zgjodhi në delegacion: Bazin e Canës, Ymer Dishnicën, Mustafa Gjinishin e të tjerë dhe u dha këtyre pikat kryesore për këtë bashkim. Pikat ishin: të futnin Ballin Kombëtar në luftë kundër okupatorit; Balli të ndalonte luftën kundër lëvizjes nacionalçlirimtare dhe Partisë Komuniste dhe, në luftë e në përpjekje, të arrihej që Balli Kombëtar të merrte pjesë në një konferencë të gjerë, ku do të diskutoheshin e të viheshin në tavolinë shumë çështje rreth bashkimit. Ky delegacion shkoi e ra në kontakt me Ballin Kombëtar. Ndonjëri prej jush mund të ketë asistuar në Zall-Herr e në Mukje. Shokët tanë atje nuk kanë ditur të mbrojnë vijën e Frontit Nacionalçlirimtar, por kanë rënë në prehrin e Ballit Kombëtar, i cili ka ditur të imponojë qëllimet e tij. Duket qartë *(shih traktin)* se atje Këshilli Nacionalçlirimtar ka humbur. Përse vanë shokët tanë atje? Shokët vanë të futin në luftë Ballin, të pengojnë luftën e tij kundër lëvizjes nacionalçlirimtare e Partisë Komuniste. Kurse atje është biseduar për «Shqipëri indipendente», për «Shqipëri etnike», është harruar lufta e sotme.

Më 26 korrik 1943 u firmua procesverbali i parë[1].

---

1 Procesverbali i parë i nënshkruar në mbledhjen e Tapizës midis përfaqësuesve të Këshillit të Përgjithshëm Nacionalçlirimtar dhe të Ballit Kombëtar.

Balli do që me pak luftime demonstrative të hidhet nga kolltuku në kolltuk, duke përfituar nga lufta e të tjerëve. Balli Kombëtar kujtoi se erdhi dita të merrte fronin. Kur ra Duçja, ata kujtuan se puna mbaroi, sikurse kujtoi Musolini me rënien e Francës. Balli Kombëtar u trumbetoi anëtarëve të dilnin në mal.

Balli u përpoq të na frymëzonte e të na imponont mendimet e tij. Dhe në vend që të bisedohej për luftë të përgjakshme kundër okupatorit, u bisedua për krijimin e një komiteti. U zu puna nga bishti. Krijohet «Komiteti për Shpëtimin e Shqipërisë». Ky është gabimi i parë i shokëve tanë, kur u ulën në tavolinë me ata njerëz që na kanë luftuar kaq tepër e na kanë kategorizuar si pa atdhe.

U fol për luftë imediate. Por Balli përherë flet, dhe vetëm flet për luftë. Vetë anëtarët e Ballit e quajnë tradhtar Ali Këlcyrën dhe, më tjetër anë, e kanë Aliun demokratin më patriot.

Flitet për indipendencë të plotë të Shqipërisë. Për këtë u fol gjatë edhe në Mukje. Qëllimi është të fshihet 12 prilli i 1939-s, të shpallet «indipendenca» me ethe të madhe. Por indipendencën do ta deklarojë populli shqiptar dhe jo Balli, që ka bashkëpunuar me fashizmin. Balli donte ta shlyente 12 prillin e 1939-s, sepse 3/4 e ballistëve e kishin njohur akordin e kurorës, ndërsa ne nuk e kishim njohur asnjëherë. As populli vetë nuk e kishte njohur pushtimin fashist dhe Viktor Emanuelin.

Çështja e indipendencës u bisedua gjatë, po ashtu edhe çështja e Kosovës. Kjo çështje ka shërbyer edhe për Mustafa Krujën si mollë sherri, grindjeje e përçarjeje.

Këshilli Nacionalçlirimtar ka pasur një vijë e një politikë të qartë për Kosovën e Çamërinë dhe qëndron tek ajo politikë, sepse është më e drejta. Lufta jonë Nacionalçlirimtare është një luftë popujsh, e përbashkët, krahas me aleatët kundër Boshtit. Aleanca e shëndoshë me luftë e gjak vlen më tepër se kartat. Qëllimi është që tok, të bashkuar, të ndjekim këtë luftë, duke harruar gjithë të kaluarën, sepse mbi kokën tonë na turret një armik i njëjtë, pastaj, ne që kemi luftuar së bashku me dashurinë më të madhe, do t'i ujdisim moskuptimet. Populli shqiptar, që ka vuajtur, nuk do të dojë të skllavërojë e të copëtojë tjetrin, që ka vuajtur si ai e kësisoj reciprokisht. Kjo luftë ka bashkuar popujt. Ne kemi mbrojtjen e Bashkimit Sovjetik, mbrojtësin e shteteve të vogla dhe të të gjithë popujve. Kësisoj puna e Kosovës s'mund të mohohet. Pra, vetë popullsitë në mes tyre, në Kosovë, do të merren vesh e do të vendosin se nga të shkojnë. Lëvizja nacionalçlirimtare e ka për detyrë ta bëjë popullin e Kosovës të ndërgjegjshëm për aspiratat e tij, duke i thënë se ka për të shpëtuar vetë, me luftë, nga okupatori fashist ose nga okupatori eventual jugosllav, si Mihajlloviçi. Duhet ta bëjmë popullin e Kosovës të vendosë vetë nga ka për të vajtur, siç e duam dhe ne, dhe të luftojë atë Jugosllavi që do ta skllavëronte.

Shokët tanë kanë shkarë në atë mbledhje. Ne e themi me kurajë mendimin tonë. Këta shokë janë treguar oportunistë. Në procesverbalin e dytë[1] Balli Ko-

1 Procesverbali i dytë i nënshkruar në Mukje më 2 dhe 3 gusht 1943 midis përfaqësuesve të Këshillit të Përgjithshëm Nacionalçlirimtar dhe të Ballit Kombëtar.

mbëtar mundi të bëjë ndryshimin e disa neneve: «Luftë imediate kundër armikut okupator dhe kundër çdo okupatori tjetër eventual»[1]. Delegatët tanë kanë diskutuar, por nuk kanë ditur të mbrojnë pikëpamjet e tyre dhe e nënshkruan procesverbalin. U shtua dhe një gjë tjetër: «Shqipëria etnike». Kështu që pranohet teza e Ballit Kombëtar, i cili nuk bën luftë nacionalçlirimtare, por luftë kundër nesh, dhe në këtë mënyrë delegacioni ynë e mohoi luftën tonë, programin tonë, Konferencën e Pezës. Në pikën 3 shtohet fjala «popullore», se ishte vetëm «demokratike». Në pikën 4 flitet për një «qeveri provizore»: «ethet» e qeverisë së Ballit Kombëtar. U arrit një vendim për një «komitet provizor»; pastaj një «komitet definitiv» që të vendoste çlirimin e Shqipërisë.

Këto janë procesverbalet që delegacioni i Këshillit Nacionalçlirimtar nënshkroi. Shohim se shokët tanë kanë shkarë, kanë rënë në oportunizëm, nuk ditën të qëndronin në direktivat që morën nga Këshilli. Doli një proklamatë që i vë kapakun punës që kanë bërë ata *(këndohet trakti)*. Në këtë trakt shohim se lëvizja nacionalçlirimtare është fshirë. Del një Ball Kombëtar që nuk hodhi një pushkë dhe del «komiteti» që drej-

---

1 Pjesa e parë e këtij formulimi u pranua nga Balli Kombëtar për qëllime thjesht demagogjike. Me fjalët «kundër çdo okupatori tjetër eventual», Balli Kombëtar synonte të largonte vëmendjen e masave nga lufta kundër pushtuesve fashistë italianë, me të cilët bashkëpunonte, duke cilësuar si armiq më të rrezikshëm të Shqipërisë «pushtuesit serbë e grekë».

ton luftën. Ngritën Ballin që na luftoi kaq kohë, dhe për lëvizjen nacionalçlirimtare nuk flitet fare. Nuk bëhet fjalë fare për fashizmin, për barbarizmat e italianëve. S'kemi ç'presim më. Ne nuk mund të pranojmë që lëvizja jonë të fshihet, sakrificat tona të fshihen, këshillat tanë nacionalçlirimtarë të fshihen, ashtu siç ngjau në Mukje.

Këtu delegacioni ynë ka shumë faj. Këshilli i Përgjithshëm Nacionalçlirimtar nuk është dakord me ta, edhe delegatët e kuptuan se bënë një gabim të madh. Balli Kombëtar ka mundur t'u imponojë atyre dallaveret dhe «ethet» e tij. Ç'duhet të bëjmë ne karshi Ballit Kombëtar? Sikundër thashë, lëvizja kërkon që të bashkohen në luftë gjithë elementët përparimdashës. Ne kërkojmë një bashkim të fortë, të shëndoshë e ky bashkim arrihet vetëm në luftë. Ne me Ballin Kombëtar do të bashkohemi kur ai t'i përvishet punës, të luftojë e të gjakoset kundër armikut, kur të mos ketë në radhët e tij elementë të shitur, oportunistë, kur të mos ketë hajdutë e kriminelë, kur t'i ketë radhët të pastra (Ali Këlcyra, Safet Butka, Tefik Cfiri e të tjerë duhet të spastrohen). Njerëz si këta ne do t'i demaskojmë në popull si shkaktarë të vëllavrasjes, sepse janë ata që na kërcënojnë me letra e trakte, janë ata që shkruajnë sharje e na luftojnë me armë. Ne do të bashkëpunojmë me Ballin Kombëtar, kur elementët e ndershëm ta kuptojnë ku i ka shpënë koka krerët e Ballit Kombëtar, meqenëse në mes të ballistëve ka dhe njerëz që nuk janë të përlyer sa krerët. Kur Balli të japë prova të dukshme, vetëm atëherë mund të bashkohemi. Por

Balli Kombëtar po bëhet *refugium peccatorum*, strehim i gjakatarëve, i reaksionarëve. Po inkuadrohen në të Irfan Ohri dhe agjentët e tij, të gjithë ata që ishin me fashizmin, njerëz si Shefqet Vërlaci me shokë. Ata duan të shuajnë lëvizjen e të imponojnë përsëri forcën e errësirës dhe populli të mos ketë rast t'i gjykojë nesër për ato tradhti që kanë bërë. Balli Kombëtar po ecën në një rrugë krejt të shtrembër e dëshiron që populli shqiptar të mos ia gjejë dot kurrë këmbët. Ne nuk do të lejojmë që njerëz reaksionarë të Ballit Kombëtar të vijnë e të prishin këshillat tanë ndër vendet ku janë vrarë shokët tanë. Ne do t'i dënojmë ata me rreptësinë më të madhe. Tani populli na ka kuptuar kush jemi, ç'kërkojmë, dhe do të na përkrahë e do të bashkohet me ne. Ballit Kombëtar do t'i përgjigjemi edhe për «komitetin» që është formuar, edhe për akuzat që bën, por ne duhet të organizojmë këshillat, të forcojmë ushtrinë, të bëjmë të ndërgjegjshëm popullin, të bëjmë luftë të ashpër kundër gjithë tradhtarëve. Ky Këshill[1] s'e ka pranuar «komitetin» dhe kjo konferencë, kam besim se nuk ka për ta pranuar. Duhet të bëjmë një bashkim me elementët e ndershëm, dhe jo me njerëzit që nuk vlejnë.

Fronti Nacionalçlirimtar dhe PKSH, që e udhëheq atë, siç e shihni, bënë çmos, patën durim të madh, u përpoqën me çdo mjet, edhe me sakrifica, që Ballin Kombëtar ta bindnin të hidhej në luftë kundër okupatorëve për çlirimin e popullit. Balli Kombëtar u hodh në luftë kundër popullit, kundër Frontit, kundër PKSH;

1 Këshilli i Përgjithshëm Nacionalçlirimtar.

Balli Kombëtar, ose balli tradhtar, u bashkua me okupatorët. Pra, urat ata i prenë. Ata do të luftohen pa mëshirë, si tradhtarë dhe bashkëpunëtorë të okupatorëve që janë.

Luftuam dhe mundëm fashizmin italian, Mustafa Krujën, milicinë. Po luftojmë e do të mundim edhe Ballin Kombëtar, po të jetë se elementët e gënjyer të Ballit nuk do të pendohen dhe të vijnë në rrugën e drejtë. Kërkoj që secili prej jush të japë mendimin, por mos kujtoni se pika kryesore është Balli. Pika kryesore është lufta kundër okupatorit dhe problemi i Ballit shkon në një plan tjetër.

Në lëvizjen nacionalçlirimtare do të përpiqemi të futim edhe rryma të tjera. Kështu kemi vepruar, për shembull, me minoritarët grekë. Ata sot ndodhen të okupuar prej armikut të njëjtë. Atyre u është dashur të luftojnë krahas me ne, lufta jonë është lufta e tyre, të njëjtin armik kemi në qafë. Populli i Dropullit është në dijeni dhe e ka kuptuar mirë. Populli i minoritetit grek është treguar në lartësinë e duhur, ka luftuar me besnikëri dhe ka mbrojtur interesat e atdheut kundër grekëve reaksionarë.

Kemi krerët e Dibrës: për ta do të flasin shoku Haxhi Lleshi dhe të tjerë, por do të them edhe unë diçka. Ata kanë bashkëpunuar dhe bashkëpunojnë hapur me okupatorët. Ne nuk kemi munguar t'i demaskojmë në popull, që ata të heqin dorë nga «besëlidhja» e firmuar me okupatorin në dëm të lëvizjes, të luftës së çetave dhe aksionit. U kemi thënë individualisht dhe në popull, që të marrin pjesë në këshilla, të formojnë këshilla. Ata kujtuan se do të shpëtonin me kompro-

mise nga lufta dhe, në fund, të merrnin kolltukët, por nuk kuptuan se fashizmi ishte i pabesë (shembull Qazim Koculi[1]). Fashizmi i goditi veç e veç, ose me ndonjë lidhi kompromis. Si duhet të veprojmë me ata elementë që nuk janë të komprometuar krejt? Si me këta, ashtu dhe me të tjerë, që nuk janë me okupatorin, duhet të bashkohemi. Por me ata që kanë vrarë e djegur, me ata do të ndahemi me pushkë.

Me klerin katolik të Shkodrës e të malësisë: të përpiqemi që ata të largohen nga rruga e luftës kundër lëvizjes nacionalçlirimtare, përndryshe t'i luftojmë pa mëshirë.

Ne duhet të arrijmë të shkëputim nga tradhtarët njerëzit e gënjyer të shtresave të varfra, që nuk kanë një darkë bukë. Po të mundohemi, edhe kësaj do t'ia arrijmë.

Kemi shumë, shumë patriotë e nacionalistë të izoluar, të cilët nuk kanë marrë pjesë në luftë. Ata janë njerëz me mentalitete të ndryshme. Luftën e parë e kanë bërë ndryshe. Kanë frikë për veten e tyre dhe tremben nga ne. Duhet t'u shtrijmë dorën, t'i mbledhim, t'i sqarojmë, të kërkojmë që të ndihmojnë luftën, sado e vogël të jetë ndihma e tyre. T'i grumbullojmë rreth këshillave nacionalçlirimtarë.

Duhet të mbajmë, si kurdoherë, qëndrimin tonë sipas parimeve që u caktuan në Konferencën e Pezës.

---

1 Eksponent i Ballit Kombëtar, komisar i jashtëzakonshëm i Mustafa Krujës në luftën kundër popullit të Vlorës në janar të vitit 1943. Pas disfatës që pësuan fashistët italianë e shqiptarë në Gjorm, Qazim Koculi u vra nga vetë fashistët.

Duhet që popullit t'i tregojmë punët e rrugën tonë, që të mos vijë qorrazi, por t'i ketë këto parime të qarta. Duhet me këtë mënyrë të shkojmë në popull, të bëjmë që pushteti i këshillave nacionalçlirimtarë të jetë pushteti i vetëm, sepse ai është i vetmi demokratik. Në këtë mënyrë do të arrijmë në pushtetin demokratik më të drejtë, për të cilin japim dhe gjënë më të shtrenjtë, jetën tonë. *(Duartrokitje të shumta.)*

*Botuar për herë të parë në vëllimin «Dokumente të organeve të larta të pushtetit revolucionar nacionalçlirimtar (1942-1944)», Tiranë, 1962*

*Botohet sipas tekstit të procesverbalit të Konferencës së Dytë Nacionalçlirimtare*

## DIREKTIVA NË LIDHJE ME GJENDJEN E KRIJUAR PAS KAPITULLIMIT TË ITALISË FASHISTE[1]

**9 shtator 1943[2]**
*Ora 10 e mbrëmjes*

GJITHË KOMITETEVE QARKORE TË PARTISË

Të dashur shokë,

Sigurisht jeni në korent të situatës së krijuar, por megjithatë ne po ju vëmë në dijeni të gjendjes dhe të qëndrimit e masave që duhet të merrni, sidomos në lidhje me situatën e brendshme.

Ofensiva e madhe sovjetike, e kryer me një stil të gjerë dhe të ri, dhe në një front prej më tepër se një mijë kilometrash gjerësi, shkon përpara, duke çliruar qytete dhe krahina të gjera. Kjo ofensivë kaq e fortë ka detyruar gjermanët jo vetëm të ndalohen, por të tërhiqen me humbje të panumërta. Po plotësohen

1 Akti i kapitullimit të Italisë fashiste u nënshkrua më 3 shtator dhe u shpall zyrtarisht më 8 shtator 1943.

2 Në botimin e parë gabimisht është vënë data e shpërndarjes së këtyre direktivave, 10 shtatori.

fjalët e shokut Stalin, i cili ka thënë se «*ne do të çlirojmë tokat tona nga okupatori fashist gjerman brenda një kohe të shkurtër, dhe ky do të pësojë disfatat më të turpshme*». Qytete si Harkovi, Bjellgorodi, Orjolli, Stalinoja dhe gjithë baseni i Donecit janë përgjithmonë në duart e Ushtrisë së Kuqe heroike. Forcat e armatosura sovjetike, që dita-ditës shtohen e forcohen, të armatosura me materialin më modern, po marshojnë drejt Ukrainës me forca të dhjetëfishuara. Përpara tankeve, avionëve dhe përpara strategjisë së shkëlqyeshme dhe gjeniale të shokut tonë të madh Stalin, banda e Hitlerit dhe strategjia gjoja e pamundshme e gjermanëve pësoi thyerjen e turpshme, dhe Ushtria e Kuqe lavdiplote, e udhëhequr prej Partisë Bolshevike të URSS-it, po përgatit çlirimin e shpejtë të popujve të robëruar, po përgatit një të ardhme të lumtur të popujve të robëruar.

Italia u dorëzua pa kondita. Disfatat e vazhdueshme politike dhe ushtarake të pësuara nga fashizmi, si në Afrikë, ashtu dhe në Sicili e gjetkë, shkaktuan rrëzimin e turpshëm të Musolinit dhe ardhjen në fuqi të qeverisë reaksionare të Badolios. Një nga shkaqet kryesore që detyruan rrëzimin e qeverisë Badolio është zhvillimi i lëvizjes së popullit italian, grevat madhështore të punëtorëve (proletariatit) të Veriut, të drejtuara nga Partia Komuniste Italiane heroike dhe nga partitë e tjera përparimdashëse. (Shënojmë se Radio Londra nuk përmend fare Partinë Komuniste Italiane, çka është karakteristike, por Partinë Socialiste Italiane, si udhëheqëse të kësaj lëvizjeje, ashtu si bën për Partinë Socialiste Poloneze dhe për të tjera parti «përpa-

rimdashëse» socialdemokrate, «agrare» etj., si infeksion të jashtëm për t'u krijuar edhe në vende të tjera parti të këtij tipi, me qëllim që të përçajë forcat popullore në luftën e tyre çlirimtare dhe t'i shmangë nga objektivi i luftës së tyre. Në këtë mënyrë rrëzimi i Hitlerit dhe i Musolinit të mos ketë konsekuenca të rënda për reaksionarët dhe kapitalistët e Londrës dhe të Nju--Jorkut, të shkaktojë shpërndarjen e proletariatit, në radhë të parë, të forcave popullore dhe të ngjallë mosbesim në turmat. Po në këtë mënyrë kanë vepruar edhe në luftën e parë me partitë socialdemokrate, socialshoviniste, të kryesuara prej Kautskit, Shejdemanit, Ceretelit, Çernovit, Leginit e C°. Por partitë komuniste kanë eksperiencën e luftës së parë dhe do të dinë të orientohen në këtë situatë.)

Aleanca në mes popujve anglez dhe amerikan më një anë, dhe të Bashkimit Sovjetik, në anën tjetër, është një realitet, e lidhur fortësisht në luftë kundër fashizmit. Ajo është faza e veçantë dhe karakteristike e kësaj lufte, është aleanca që po forcohet si në mes popujve anglez, amerikan dhe të Bashkimit Sovjetik, ashtu edhe të popujve të robëruar.

Hitleri donte të zaptonte të gjitha vendet e botës dhe, në këtë mënyrë, cenonte qenien nacionale të Ingliterës dhe të Amerikës. Një nga shkaqet më kryesore të aleancës anglo-sovjeto-amerikane është ky. Por s'duhet të harrojmë se qeveritarët anglezë kanë refuzuar kërkesën e kësaj aleance shumë kohë më përpara nga ana e Bashkimit Sovjetik, derisa interesat e Ingliterës u kërcënuan direkt nga ana e imperializmit gjerman, që u bë një rrezik real për Ingliterën. Është e natyr-

shme që në një situatë të tillë u arrit në një bllok aleance kaq të fortë, në krye të të cilit qëndron Bashkimi Sovjetik. Në këtë mënyrë filluan të grumbullohen tepër e më tepër fuqi antifashiste rreth e përqark këtij blloku.

Në shtresat e larta «të popullit», dhe në vetë qeverinë angleze, ka elementë reaksionarë, të cilët duan të vendosin fuqi reaksionare ndër vendet e shtypura dhe bash për këtë arsye kanë formuar dhe tentojnë të formojnë në Londër qeveri reaksionare të vendeve të shtypura pas rënies së Hitlerit. Po këto rrethe, që kishin prurë Hitlerin dhe Musolinin në fuqi, tani përpiqen për ta ndërruar rrymën e luftës së sotme kundër Hitlerit dhe Musolinit në drejtimin, gjoja, të një Evrope të re, domethënë të një Versaje të re. Në këtë mënyrë ata kanë krijuar në Londër qeveri reaksionare të popujve të shtypur, me pretendimin se këto qeveri përfaqësojnë këta popuj, por që në të vërtetë ato nuk janë veçse vegla të këtij reaksioni për të shtypur lëvizjen nacionalçlirimtare të këtyre popujve. Nuk përjashtohet mundësia e formimit të një qeverie të tillë shqiptare në Londër ose ndihma për ta krijuar në vend, prandaj shokëve u drejtohemi që në një rast të tillë të dinë të marrin qëndrim të caktuar. Disa persona të rretheve qeveritare si dhe disa gazetarë të mëdhenj, si «sociologu» për «Evropën e re», Beverixh[1], premtuan ringjalljen e «Evropës së re» dhe ndihmë në rroba, ushqime, barna etj. Ne jemi kundër mënyrës me të cilën ata e japin atë ndihmë dhe me çfarë tendence

1 Ekonomist reaksionar anglez, mbrojtës i flaktë i rendit kapitalist.

e japin. Shokët duhet ta kenë të qartë këtë gjë dhe ta studiojnë me vërejtje që agjitacionin e tyre të mos e drejtojnë kundër Anglisë dhe Amerikës në përgjithësi, me të cilat ne jemi në aleancë në këtë luftë, por kundër këtyre elementëve reaksionarë, të cilët ndodhen në qeveritë e këtyre vendeve.

Pas dorëzimit pa kushte të Italisë është krijuar një situatë e re jo vetëm në Itali, por edhe te ne. Gjermanët mundohen të marrin krejt fuqinë në dorë dhe kështu të okupojnë Shqipërinë «e okupuar». Në një situatë të këtillë paraqiten kundërshtime në mes ushtarëve gjermanë dhe atyre italianë. Ndërsa qëndrimi ynë tani po ndryshon kundrejt ushtrisë italiane, të cilën ne sot e shohim me sy tjetër. Duhet të qëndrojmë në shfrytëzimin e kundërshtimeve, të cilat po paraqiten dita-ditës më të thella. Në qoftë se kjo ushtri italiane nuk do të luftojë kundër nesh, ne do ta ftojmë në luftë me parullën «vëllazërim në luftë kundër Gjermanisë hitleriane» dhe ushtarët italianë do t'i konsiderojmë si vëllezër armësh[1]; në rast të kundërt, në qoftë se do të

1 Thirrjes së Shtabit të Përgjithshëm të UNÇSH që të dorëzonin armët dhe të bashkoheshin me UNÇSH në luftë kundër hitlerianëve, iu përgjigjën vetëm rreth 15 mijë ushtarë e oficerë italianë. Nga këta, 1 500 u inkuadruan në repartet partizane shqiptare dhe të tjerët u strehuan në zonat e çliruara të vendit, ku, sipas porosive të PKSH, populli i priti e i mbajti në mënyrë vëllazërore, pavarësisht nga mizoritë që kishte kryer ushtria fashiste italiane në Shqipëri. Pjesa më e madhe e armatës italiane në Shqipëri iu dorëzua gjermanëve, të cilët shumicën e ushtarëve i dërguan për punë të detyruar në Gjermani, kurse mjaft oficerë e ushtarë i masakruan barbarisht.

vijojnë luftën kundër nesh, ne do ta bëjmë luftën me atë ashpërsi si kundër gjermanëve.

Më përpara qe filluar diferencimi i reaksionit, veçanërisht ky diferencim duket fort e më fort jo në favorin tonë, por me forcimin edhe më tepër të reaksionit. Mund të shihet qartazi që rreth e përqark Ballit elementët reaksionarë po grumbullohen dita-ditës më tepër. Këta elementë reaksionarë dhe të Ballit përpiqen të marrin pushtetin dhe të vendosin qeverimin e tyre reaksionar. Këta përpiqen të forcohen, që kështu të përfitojnë nga eventualiteti i një zbarkimi të aleatëve.

Zbarkimi i aleatëve në Ballkan, ose edhe në Shqipëri, nuk është më një perspektivë shumë e largët[1]. Prandaj organizatat tona duhet të punojnë për të përballuar një situatë të tillë. Duhet që në rastin e zbarkimit të aleatëve, këshillat nacionalçlirimtarë të jenë me të vërtetë pushteti i popullit, të mobilizojnë gjithë popullin rreth tyre dhe të mos lejojnë që forcat e tjera, si Balli Kombëtar, të kenë influencë në popull. Duhet që Ushtria Nacionalçlirimtare të jetë shumë e fortë,

1 Në atë kohë flitej se shpejt do të kryhej një zbarkim i forcave aleate në Ballkan, por kjo nga trupat anglo-amerikane nuk u bë as në vitin 1943, as në fillim të vitit 1944. Anglo-amerikanët u orvatën të zbarkonin në Shqipëri vetëm në verë e në vjeshtë të vitit 1944, kur UNÇSH ishte plotësisht në gjendje të çlironte me forcat e veta gjithë vendin. Kërkesën e tyre për zbarkim anglo-amerikanët e bënë në këtë kohë, me qëllim të caktuar: të shpëtonin reaksionin e brendshëm nga shkatërrimi i plotë e të pengonin fitoren e revolucionit popullor. Por Komanda e Përgjithshme e UNÇSH nuk e autorizoi Komandën e Forcave Aleate të Mesdheut të zbarkonte trupat e saj në Shqipëri.

të ketë gjithë popullin pas dhe të mos lejojë që të ketë grumbullime të tjera ushtarake, kundërshtare të saj, si për shembull të Ballit Kombëtar. Duhet të dini se fuqitë aleate të zbarkimit do të përkrahin të gjitha forcat shqiptare që do të gjejnë përpara, pa preferencë për ato të lëvizjes nacionalçlirimtare dhe, bile, po të marrim parasysh çështjen e Darlanit[1], me preferencë për ato reaksionaret. Që të mund të evitohet një gjë e tillë, forcat nacionalçlirimtare duhet të fillojnë të impozohen që tani kudo dhe në rastin e zbarkimit t'u paraqiten aleatëve me anën e këshillave dhe Ushtrisë Nacionalçlirimtare si i vetmi pushtet i popullit shqiptar. Aleatët duhet të jenë në Shqipëri me ushtritë e tyre vetëm për të thyer Gjermaninë me këlyshët e saj, por qeverimi i Shqipërisë duhet të jetë plotësisht në duart e lëvizjes nacionalçlirimtare, dhe këtë gjë aleatët duhet ta njohin. Prandaj, pra, që sot të gjitha organizatat me të gjitha forcat e tyre duhet të punojnë në këtë drejtim.

Ju e dini se marrëveshja e arritur me Ballin Kombëtar për krijimin e «Komitetit për Shpëtimin e Shqipërisë» ka qenë në dëm të lëvizjes nacionalçlirimtare dhe të Partisë sonë dhe si e tillë është dezaprovuar nga Komiteti Qendror. Mbi këtë gjë ju kemi vënë me kohë në dijeni. Kjo marrëveshje na ka futur në pozita të vështira. Në momentin kur Balli duhej vënë me shpatulla në mur për aktivitetin e tij në favor të fashizmit

1 Admiral reaksionar francez, ish-kryekomandant i forcave të armatosura të qeverisë fashiste të Vishisë. Në nëntor të vitit 1942 u dorëzua rob tek amerikanët në Afrikën e Veriut, të cilët duke ndjekur qëllimet e tyre imperialiste e emëruan atë komisar të Afrikës Veriore Franceze.

okupator, në momentin kur Balli duhej paraqitur para popullit shqiptar si një organizatë përçarëse, që saboton sistematikisht të gjitha përpjekjet tona për një bashkim të shëndoshë të popullit tonë, ne i dhamë në dorë kartën e marrëveshjes, të një marrëveshjeje, siç e donte ai, për të intriguar më mirë në popull. Ishte momenti për të shpejtuar diferencimin në radhët e Ballit, për të ndarë popullin nga Balli, për të ndarë elementin e ndershëm, që kishte shkuar viktimë nga krerët reaksionarë, nga rruga oportuniste antipopullore dhe antipatriotike e politikës së Ballit. Me këtë marrëveshje ne lejuam që Balli të lidhet më ngushtë me elementët që bënin presion brenda radhëve të tij për një marrëveshje me ne, lejuam që Balli të shtrëngojë e të forcojë radhët e tij dhe të mbahet akoma i lidhur mirë me turmat që, të gënjyera prej tij dhe të pasqaruara politikisht, vazhdojnë ta ndjekin. Reaksioni dhe veçanërisht krerët e Ballit mendojnë tani të përçajnë radhët e Luftës Nacionalçlirimtare, të konsolidojnë pozitat e tyre me anë manovrash politike; ata mendojnë të formojnë një parti socialdemokrate për këtë punë. Kanë qitur në krye të kësaj manovre elementë si Skënder Muçoja dhe Hysni Lepenica që, reaksionarë në punë, pandehen fatkeqësisht si demokratë prej një pjese të popullit. Duhet të kemi kujdes që të mos bjerë në grackën e kësaj manovre ajo pjesë e lëvizjes nacionalçlirimtare që është e pasqaruar akoma, për sa i përket bashkimit dhe se si mund dhe duhet të bëhet ky bashkim me Ballin dhe me rrymat e tjera jashtë lëvizjes sonë; duhet të kemi kujdes për elementin që ka hyrë në radhët e Partisë jo pas një pune të shën-

doshë dhe që ka pasur lidhje të ngushta me elementë që janë kundër Luftës Nacionalçlirimtare, duhet të kemi kujdes nga elementët që vijnë nga ish-Grupi i «Zjarrit».

Për të sqaruar situatën, për të marrë qëndrim të caktuar karshi gjendjes së krijuar, qe e nevojshme të mblidhej Këshilli i Përgjithshëm Nacionalçlirimtar dhe Konferenca e Dytë e Vendit Nacionalçlirimtare. Nuk qe e mundur, nga shpejtësia dhe nga konditat në të cilat gjendemi, që të vinte një numër shumë i madh delegatësh. Në Konferencë u konstatua unanimitet në mendimet dhe veçanërisht për sa i përket qëndrimit që duhet të kemi karshi Ballit Kombëtar. Megjithëse për së shpejti do t'ju dërgojmë Rezolucionin e Konferencës, prapë ne po ju japim të përmbledhura në pikat kryesore vendimet e saj:

> «Balli Kombëtar është një organizatë e lindur si reaksion kundër lëvizjes nacionalçlirimtare; ai ka rënë në manovrën e kurdisur prej armikut për të përçarë popullin shqiptar dhe për të shkaktuar vëllavrasje. I tërë reaksioni me ngjyrat e tij të ndryshme është futur dhe po futet në radhët e tij.
>
> Qëndrimi ynë karshi Ballit duhet të jetë i rreptë dhe i drejtë. Duhet të demaskohet pa mëshirë politika oportuniste e tij, të luftohet fushata e tij demagogjike për bashkimin dhe të shpjegohet mirë se për bashkimin e vërtetë të popullit shqiptar ka punuar me të tëra forcat e saj vetëm lëvizja nacionalçlirimtare, se bash-

kimi është një gjë që u intereson më tepër se kujtdo atyre që janë për luftën dhe lirinë e popullit, se bashkimi nuk mund të bëhet kur njëri shkon në një rrugë dhe tjetri në rrugën e kundërt, se bashkimi duhet të mbështetet në baza të shëndosha, përndryshe nuk është bashkim, por përçarje. Ne kërkojmë që Balli Kombëtar të heqë dorë nga politika e tij e gabuar dhe të hyjë në radhët e Frontit Nacionalçlirimtar, duke pranuar programin e Këshillit. Megjithatë, që të mos lëmë të na ikë asnjë mundësi për bashkimin e popullit shqiptar, pranojmë edhe një bashkëpunim më të largët me organizatën e Ballit Kombëtar, por ky bashkëpunim duhet t'u shtrohet këtyre konditave minimale: 1) luftë e menjëhershme dhe e paprerë kundër okupatorit fashist italian e gjerman; 2) luftë krah për krah me aleatët e mëdhenj anglo-sovjeto-amerikanë, me popujt e shtypur dhe, veçanërisht, me lëvizjet nacionalçlirimtare të popujve fqinjë të Jugosllavisë e të Greqisë; në konformitet me luftën e përbashkët të popujve liridashës, duke u mbështetur në Kartën e Atlantikut dhe në Traktatin e Londrës e të Uashingtonit, të pranohet politika e vetëvendosjes së popujve; çështja e Kosovës do të zgjidhet sipas dëshirës së popullit të Kosovës; 3) të njihen këshillat nacionalçlirimtarë si i vetmi pushtet demokratik popullor dhe të insistohet mbi këtë pikë; 4) Balli të spastrojë radhët e tij nga elementët që kanë lidhje me fashizmin okupa-

tor, nga spiunët, nga kriminelët, nga spekulatorët e lidhur me klikat spekuluese të armikut për t'i hequr popullit bukën nga goja në këto kondita ekonomike të vështira lufte; 5) të pushohet menjëherë lufta dhe propaganda antikomuniste dhe kundër Partisë Komuniste, gjë që është në papajtim me luftën për vendosjen e një demokracie popullore në Shqipëri.

Krerët e Dibrës, në pjesën më të madhe, shumë bajraktarë të Veriut dhe shumë persona me influencë në Shqipërinë e Jugut dhe të Mesme kanë qëndruar në pozita që u afrohen atyre të Ballit. Krerët e Dibrës kanë bërë një *itifak*[1] ndërmjet tyre dhe një lidhje me armikun, që është njëlloj me protokollin Dalmaco-Këlcyra. Për këta, si dhe për të gjithë ata që janë jashtë lëvizjes nacionalçlirimtare, çështja e bashkimit ose e bashkëpunimit shtrohet si me Ballin Kombëtar.

Në lidhje me kapitullimin e Italisë, Konferenca vendos që t'u drejtohemi italianëve të dorëzohen te ne, sepse ne jemi një fuqi aleate e anglo-sovjeto-amerikanëve. Në rast se ata vazhdojnë qëndrimin e mëparshëm kundër nesh, ne, gjithashtu, vazhdojmë qëndrimin e mëparshëm, dhe më të ashpër. Por duhet të marrim parasysh se armiku ynë kryesor sot është Gjermania dhe se ushtari italian do me çdo mënyrë të shkojë në shtëpinë e tij, prandaj ne

1 Turqisht — besëlidhje.

> duhet t'i drejtohemi atij që të bashkohet me ne kundër gjermanëve ose të na japë armët. Duhet të insistojmë për çarmatosjen e ushtrisë italiane. Po në lidhje me situatën e re duhet që, sidomos në zonat e çliruara, këshillat nacionalçlirimtarë të ushtrojnë me të vërtetë pushtetin dhe të zhdukin influencën e rrymave të tjera. Për këtë gjë të forcohen, sidomos nga pikëpamja organizative, këshillat nacionalçlirimtarë, të krijohen këshilla në çdo fshat, të krijohen këshilla të komunave, të nënprefekturave (jo të qytetit, por të gjithë nënprefekturës) dhe prefekturave»[1].

Ne mendojmë se me Ballin Kombëtar nuk do të jetë e mundur të arrihet në një marrëveshje. Mendojmë, gjithashtu, se Balli ka marrë një rrugë që do ta shpjerë patjetër në një përpjekje me ne, prandaj ne duhet të punojmë në drejtimin që vijon: me anë të një demaskimi të zgjuar dhe të një pune të palodhshme të diskreditojmë Ballin në popull, t'ia shkëputim atij ata njerëz që ka gënjyer dhe t'i lidhim me ne, të shkaktojmë divergjenca në vetë radhët e Ballit, të krijojmë situata të përshtatshme për të shkaktuar dhe për të shpejtuar diferencimin në radhët e Ballit dhe t'u biem kokës me zgjuarsi dhe në mënyrë gjithmonë më vendimtare krerëve reaksionarë të tij; ta paraqi-

---

1 Në Rregulloren e këshillave nacionalçlirimtarë, të aprovuar në Konferencën e Dytë Nacionalçlirimtare, u ruajt ndarja e vjetër administrative (komunë, nënprefekturë dhe prefekturë).

tim mirë në popull Ballin si përçarës dhe shkaktar vëllavrasjeje, të bëjmë që populli ta shohë se politika e Ballit do të na shpjerë në përpjekje me armë, të bëjmë që populli i tëri të revoltohet për këtë gjë dhe kështu përgjegjësitë historike të mosbashkimit të popullit shqiptar dhe të përpjekjes me armë të bien, siç është e vërteta, dhe kjo gjë të jetë e qartë për të gjithë në Shqipëri, mbi Ballin Kombëtar; të përgatitemi, të përgatitim të tërë ata të lëvizjes nacionalçlirimtare, të përgatitim popullin për një përpjekje me Ballin; Balli po e përgatit këtë përpjekje dhe nuk duhet të na gjejë me duar lidhur, nuk duhet në asnjë mënyrë që t'i lejojmë Ballit të përgatitet dhe të na godasë në kondítat më të favorshme për të, duhet ta vëmë me shpatulla në mur dhe ta shtrëngojmë që t'i qitë sheshit kartat e tij dhe, kështu, të mund ta godasim kur të jetë më e favorshme për ne, kur ta ketë kuptuar tërë populli lodrën e tij dhe kur i tëri të bashkohet me ne kundër tij.

Situata na shtrëngon që të veprojmë, por që të veprojmë duhet të jemi të përgatitur, sidomos ushtarakisht. Organizimi dhe forcimi i njësiteve në qytete shtrohet sot si një problem urgjent dhe me shumë rëndësi. Njësitet duhet të jenë të pajisura mirë me revolverë e bomba dore dhe, mundësisht, me pushkë automatike (të bëjmë çmos t'i blejmë dhe t'ua marrim italianëve me çdo mjet dhe sa më parë këto armë, të mos presim asnjë ditë që të na i dërgojnë të tjerët). Njësitet të vihen nën komandën e njërit prej shokëve më të mirë, më të zot dhe më të përshtatshëm të Partisë. Të studiojmë mënyrën e sulmimit të qendrave

më me rëndësi të qytetit dhe veçanërisht të atyre ku ka armë. Të diktohen dhe të sulmohen qendrat e Gestapos dhe të komandave gjermane përgjithësisht. Të ekzekutohen spiunët më të rrezikshëm, agjentët e kolonës së pestë, njerëz, të cilët, të lidhur deri dje ngushtë me armikun, sot hidhen në ilegalitet ose futen në organizata të tjera si Balli Kombëtar për të organizuar luftën kundër lëvizjes nacionalçlirimtare dhe veçanërisht kundër Partisë sonë, si, për shembull, Irfan Ohri, Qamil Xhani, Vehib Runa e të tjerë. Të ekzekutohen spiunët dhe agjentët e ushtrisë gjermane. Të krijohen në qytet vende të fshehta për armë, për ilegalë, për sigurimin e funksionimit të vazhdueshëm të organizatave tona dhe të njësiteve.

Të keni kurdoherë parasysh që, në rast sulmi kundër qyteteve nga ana jonë, të kombinohen veprimet e guerileve të brendshme me ato të çetave. Të mos harrohet rëndësia e dokumenteve ndër zyrat sekrete të armikut, të cilat duhet të bien në duart tona. Gjithë organizatat e Partisë, qysh tani, duhet të jenë të mobilizuara për çdo eveniment dhe të jenë gati për të përballuar çdo të papritur. Celulat e Partisë që do të jenë motori, i cili do të vërë në lëvizje tërë popullin e qyteteve e të katundeve, duhet të spastrohen nga gjithë ata elementë që nuk do t'i kryejnë këto detyra me kaq rëndësi. T'u thuhet shokëve të Partisë se sot është koha që ata të tregohen me të vërtetë prijës të sigurt dhe guximtarë të popullit dhe të kuptojnë momentin vendimtar që po përshkojmë drejt marrjes së pushtetit. Celulat të jenë motori i grupeve të simpatizantëve dhe miqve të Partisë, të cilëve t'u theksohet se sot

duhet të japin çdo gjë për çlirimin e atdheut dhe lartësimin e forcimin e Partisë sonë. Teknika e Partisë duhet të jetë e mobilizuar dhe të punojë ditë e natë, duke sqaruar popullin, me trakte e proklamata, për situatat e ndryshme që krijohen dhe evenimentet që rrokullisen, duke i treguar kurdoherë rrugën që duhet të ndjekë. Në çdo moment duhet të mbani qëndrime politike të qarta, në bazë të direktivave të Komitetit Qendror. Me mobilizimin e gjithë organizatës duhet të lidhni mobilizimin dhe përgatitjen e popullit për kryengritjen e përgjithshme. Duhet t'i dedikoni kujdes të madh mobilizimit dhe organizimit të rinisë, sepse rinia është në Shqipëri forca më e gjallë dhe më e shëndoshë e lëvizjes nacionalçlirimtare. Për këtë gjë duhet t'i jepni ndihmën më të madhe rinisë.

Duhet të krijohen organizatat e Gruas Antifashiste dhe këto nuk është e thënë të grumbullohen në bazë të mëhallëve ose të fshatrave, por mund dhe duhet të krijohen edhe në bazë të profesioneve ose në baza të tjera si, për shembull, duke krijuar shoqëri për zhdukjen e analfabetizmit, për të krijuar punë për veshmbathjen e ushtrisë etj. Këtyre organizatave duhet t'u japim gjithë ndihmën dhe nga këto organizata të nxjerrim edhe elementë për Partinë.

Me kapitullimin e Italisë duhet të parashikojmë rezistencën gjermane, në kontinent dhe këtu në Shqipëri. Gjermanët po forcojnë buzëdetin tonë pjesërisht, për t'u mbrojtur nga zbarkimi i aleatëve. Nga ana tjetër fashistët gjermanë do të përpiqen të na godasin; gjithashtu do të mundohen të lidhin pas qerres së tyre reaksionin e brendshëm. Balli Kombëtar s'ka folur deri-

tani kundër nazizmit dhe, sigurisht, në Ballin po manifestohet që tani dëshira për një bashkëpunim me gjermanët. Sidoqoftë përsëri reaksioni do të përpiqet, në mos haptazi (se Gjermania po shkon drejt varrit) tërthorazi, t'u shtrijë dorën gjermanëve për të forcuar pozitat e veta të tronditura. Për këtë shkak duhet t'i gjykoni situatat me gjakftohtësinë më të madhe, duke qenë kurdoherë në ballë të situatës dhe të popullit.

Të fala shoqërore

Për Komitetin Qendror të Partisë

*Shpati*

VDEKJE FASHIZMIT — LIRI POPULLIT

*PS* — Këto direktiva, pa qenë nevoja që t'u këndohen, duhet të punohen me të gjitha celulat e Partisë dhe në bazë të këtyre direktivave t'u jepen udhëzime gjithë organizatave të Partisë, deri në grupet e simpatizantëve. Veçanërisht të punohen në të gjitha celulat e çetave dhe batalioneve të qarkut tuaj.

*Botuar për herë të parë në «Dokumente kryesore të PPSH», vëll. I, Tiranë, 1960*

*Botohet sipas: Enver Hoxha. Vepra, vëll. 1. Tiranë, 1968*

## MBI GABIMET E KADRI HOXHËS

*Letër drejtuar Ramadan Çitakut*

**20 shtator 1943**

Shoku Baca,

Morëm letrën tënde. Lajmet që ti na jep në lidhje me Lilën[1] qenë një e papritur për ne, jo për gjë tjetër, porse nuk mendonim kurrë se do të arrinte në atë gradë. Duhet të marrësh Lilën dhe të bisedosh me të gjatë dhe haptazi, pa mënyra prapaperdesh, por drejtpërdrejt dhe me shumë argumente, në mënyrë këshillimi. Nga ky bisedim Lila të dalë me mësime dhe më i përparuar, të heqë dorë nga mënyra e tij e punës së deritanishme dhe të përmirësohet. Të paraqitësh para Lilës, si detyrat organizative, ashtu dhe ato ushtarake, në mënyrë që nga veprimi këtej e tutje i tij të shohim qartë se si është ai. Me ia nënvizue se ai është anëtar

1 Pseudonimi i Kadri Hoxhës, ish-komandant i Shtabit të Grupit të Elbasanit. Në kohën e luftës është kritikuar shpesh dhe i është tërhequr vërejtja nga udhëheqja e KQ të PKSH për pakujdesi dhe indiferentizëm të theksuar. Pas luftës zhvilloi veprimtari antiparti dhe antishtetërore.

i forumeve të larta dhe se me komprometimin e tij nuk komprometohet vetëm një person, porse në këtë komprometim shihet komprometimi i një funksionari të Partisë.

Që tani e tutje pritet prej tij punë dhe rezultati i kësaj pune, nuk ka më bisedime.

Të fala shoqërore

*Taras*

*Botuar për herë të parë në: Enver Hoxha. Vepra, vëll. 1. Tiranë, 1968*

*Botohet sipas origjinalit që gjendet në Arkivin Qendror të Partisë*

## MBI FUNKSIONIMIN E RREGULLT TË KËSHILLIT TË PËRGJITHSHËM NACIONALÇLIRIMTAR

*Letër drejtuar Ramadan Çitakut*

**20 shtator 1943**

Shoku Baca,

Interesohuni për punën që bëhet për Këshillin e Përgjithshëm. Nuk na është dërguar akoma trakti dhe as rezolucioni[1], duket nuk janë gati. Organizoni gjendjen materiale atje, mbasi shpejt mund të kemi aty shumë miq të Këshillit të Përgjithshëm. Kujdesohuni për «Bashkimin» që të shkruhen artikuj në mënyrën dhe frymën e artikullit të «Zërit të popullit», numri i fundit. Shpejtoni të gjitha punët, trakti patjetër të shtypet, gjithashtu dhe rezolucioni, koha nuk na lejon me pritë asnjë minutë dhe as Sejfullanë[2] derisa t'i vijë

1 Është fjala për Rezolucionin e Konferencës së Dytë Nacionalçlirimtare.

2 Sejfulla Malëshova — ish-anëtar i Kryesisë së Këshillit të Përgjithshëm Nacionalçlirimtar dhe kandidat i KQ të PKSH. Me ndërhyrje të udhëheqjes jugosllave u kooptua anëtar i KQ dhe i Byrosë Politike të PKSH në Plenumin e Beratit (nëntor

në mend për të shkruar pesë rreshta. Edhe artikujt për «Bashkimin» sa më parë. Të mos humbet koha që është aq urdhnuese sot.

Sejfullai dhe të tjerët të rrinë atje, të bëjnë nga një konferencë, të dëgjojnë radion etj., sepse ne s'kemi vend stabël deri tani dhe kurrfarë komoditeti për të punuar.

Procesverbalet e Këshillit dhe listat e të burgosurve po jua dërgojmë bashkë me këtë letër.

Të fala shoqërore

*T a r a s*

*Botuar për herë të parë në: Enver Hoxha. Vepra, vëll. 1. Tiranë, 1968*

*Botohet sipas origjinalit që gjendet në Arkivin Qendror të Partisë*

---

1944). Veprimtarinë e tij antishqiptare dhe antimarksiste e zhvilloi me konsekuencë para dhe pas Çlirimit të vendit, duke u bërë kështu një nga përkrahësit dhe mbështetësit kryesorë të planeve të udhëheqjes jugosllave për të komplotuar kundër PKSH dhe vijës së saj marksiste-leniniste. Për veprimtarinë e tij oportuniste, borgjeze, u përjashtua nga Partia.

## PARTIA TË QËNDROJË PO AQ LART NË ORGANIZIMIN E PUSHTETIT POLITIK, SA TREGOHET E ZONJA NË ORGANIZIMIN E LUFTËS

*Letër drejtuar Komitetit Qarkor të Partisë Komuniste të Shqipërisë për Gjirokastrën*

**22 shtator 1943**

KOMITETIT QARKOR TË GJIROKASTRËS

Të dashur shokë,

E morëm raportin tuaj në datën 27.8.1943 si dhe letrën tuaj në datën 1 shtator 1943.

Sigurisht situata e tashme në Gjirokastër duhet të jetë ndryshuar krejt nga ajo që na shkruanit në raporte e në letra, se gjatë këtyre ditëve evenimentet kanë precipituar, e sidomos me kapitullimin e Italisë.

Bash për këtë situatë ne do të dëshironim, dhe është e domosdoshme, të na vini në korent sa më parë, që të mundim kësisoj t'ju japim ndihmën edhe ne, se duhet të dini se këto momente janë aq kritike sa dhe

vendimtare, dhe një gabim i bërë nga ana jonë mund të na kushtojë shumë. Para një jave ju kemi çuar një letër të gjatë me direktiva, të cilat duhet t'ju sqarojnë dhe t'ju udhëheqin në këto momente. Besojmë se do ta keni marrë dhe do ta keni punuar e vënë në zbatim. Na duket se s'është e tepërt t'ju përsëritim dhe disa sende të tjera që të mos bini në po ato gabime që kanë rënë disa shokë në vendet që kanë çliruar. Me marrjen e ndonjë qyteti përnjëherësh duhet të stabilizoni pushtetin tonë, domethënë këshillin nacionalçlirimtar. Këshilli nacionalçlirimtar nuk duhet të jetë një këshill formal dhe sektar, por një këshill i vërtetë, i zgjedhur sipas rregullores së dalë nga Këshilli i Përgjithshëm. Ky këshill duhet të marrë përnjëherësh në dorë gjithë qeverimin e vendit dhe për këtë shkak në këshill duhet të krijohen seksionet e ndryshme me një anëtar të këshillit përgjegjës të seksionit. Këto seksione duhet të jenë: ai i brendshmi, i arsimit, i botores, i financave, i shëndetësisë dhe i propagandës. Mund të krijoni dhe ndonjë seksion tjetër, po ta shihni të nevojshme. Çdo kryetar seksioni duhet të organizojë punën, duke marrë rreth vetes ndihmëtarë, qoftë nga ata që kanë marrë pjesë në lëvizjen nacionalçlirimtare, qoftë nga ata nëpunësit e ndershëm që s'i kanë shërbyer okupatorit. Këto seksione duhet menjëherë të hyjnë në veprim, dhe me organizimin e shpejtë dhe të shëndoshë t'i japim popullit të kuptojë se ka kush i mbron interesat e tij me një drejtësi të madhe. Në asnjë mënyrë nuk lejohet të krijohet konfuzion dhe të japim përshtypjen se s'dimë të qeverisim. Partia jonë

duhet të qëndrojë aq lart në organizimin e pushtetit, sa u tregua e zonja në organizimin e luftës.

Në lidhje me komandat ushtarake të formohen përnjëherësh komanda e qarkut dhe komanda e vendit[1] me shtabet e tyre, në të cilat të marrin pjesë njerëzit më të besuar të luftës e të Partisë, elementë guximtarë. Të gjitha format e pushtetit të vjetër të fshihen dhe të mos pranohen. Nuk duhet të ekzistojë forma e karabinierisë, këtë do ta zëvendësojnë komandat e vendit e të qarkut me elementë të zgjedhur nga populli dhe nga guerilet e qytetit. Në rast se Balli Kombëtar përpiqet të ngatërrojë ujërat, ju duhet me marrë masa energjike që të pengohet, si edhe masa propagandistike, duke vënë në dukje poshtërsitë e tij, qëllimet dhe mënyrën e qeverimit të tij. Ngandonjëherë mund të përdoren dhe mënyra të forta, të cilat të peshohen mirë dhe të kryhen me vend.

Armët, që mundësisht do t'ua merrni italianëve, s'duhet në asnjë mënyrë të shpërndahen edhe në persona që s'luftojnë, por këto të depozitohen në vende të sigurta. **Armët automatike të jenë vetëm në duart e anëtarëve të Partisë.** Guerilet e qyteteve të jenë mundësisht të armatosura me dyfekë, automatikë, dhe këto të mbrojnë me çdo kusht interesat e popullit, të mbrojnë popullin nga vjedhjet, që mund t'i bëhen nga

---

1 Nga gjashtëmujori i dytë i vitit 1943 u bë organizimi i pushtetit ushtarak partizan të prapavijave. Si organe të këtij pushteti u krijuan komandat e vendit dhe komandat e qarkut, si mbështetje e shëndoshë dhe ndihmëse të këshillave nacionalçlirimtarë dhe të reparteve partizane.

kushdo qoftë. Njësitet e qytetit të bashkëpunojnë me këshillin nacionalçlirimtar. Ndër fshatra, komuna dhe nënprefektura, të vendosni përnjëherësh pushtetin dhe të krijoni komandat e vendit. Të mbahen konferenca të gjera në fshatra për mbrojtjen e këtij pushteti popullor dhe të demaskohen pa mëshirë Balli dhe manovrat e tij. Të popullarizohen Lufta Nacionalçlirimtare dhe këshillat. Partia Komuniste në çdo konferencë duhet të dalë si shtyllë e luftës, të vini në dukje heroizmat e Partisë sonë, sakrificat e saj, rrugën e drejtë dhe në këtë mënyrë, pa e ndarë këtë nga Fronti Nacionalçlirimtar, t'ia futni në shpirt popullit dhe ky të shohë te Partia jonë forcën përparimtare dhe shpëtimtare. Në radhë të parë, të bëni çmos për vëllazërimin e të krishterëve dhe myslimanëve, të luftoni shovinizmin, dhe në vend të tij të ngjallni dashurinë në masat myslimane e të krishtere, dashurinë dhe vëllazërimin. Në Dropull të vazhdohet puna si më parë. Energjitë tona duhet t'i drejtojmë tani në luftë kundër nazizmit gjerman dhe njëkohësisht të forcojmë pushtetin tonë.

Të jini të zgjuar kurdoherë para grackave që mund t'ju ngrejë reaksioni për sa i përket administrimit. Të mos harrohet se lufta jonë po vazhdon kundër gjermanëve. Në rast se Gjirokastra është e çliruar, të mos kujtohet se me çlirimin e një qyteti përnjëherësh duhet të zbatojmë reformat e mëdha. Duhet të vazhdohet sipas udhëzimeve të dhëna, dhe për çdo situatë të koklavitur, e që nuk mund ta zgjidhni, duhet të na lajmëroni më mirë sesa të bëni gabim.

Për sa i përket aktivitetit të Partisë, ai duhet të

shtohet e të dhjetëfishohet, por duhet të keni kujdes të vepróni kurdoherë me prudencë e në mënyrë konspirative (flasim në rast se qyteti është i çliruar). Mund që një pjesë e kuadrove të ekspozohet, por kurdoherë duhet të punojë në mënyrë konspirative një forcë e gjallë e Partisë, sepse duhet dhe të parashikoni eventualisht një goditje të reaksionit. Pësimet e partive tona motra dhe eksperienca e tyre duhet të na shërbejnë si mësim.

Të forconi radhët e Partisë sonë me elementë të vendosur për luftën dhe që vdesin për Partinë, këta të edukohen, të ngrihen dhe t'u jepet punë me përgjegjësi. Është momenti më shumë se kurrë që radhët e Partisë sonë të shtohen me elementë katundarë dhe punëtorë. Duhet të përfitoni nga çdo moment që paraqitet i favorshëm për ne për të riorganizuar, shtuar dhe forcuar radhët me anë konferencash, mitingjesh dhe përpjekjesh me armë. Përfitoni nga rastet, në qoftë se ju paraqiten, për të shumëzuar materialin propagandistik dhe ky të vihet në dorë të çdo anëtari të Partisë. Çdo moment dhe rast që do të na shkojë kot është në dëmin tonë. Duhet të shkojmë krahas me ngjarjet dhe këto të mos na gjejnë të papërgatitur e të na mbulojnë, por duhet t'i dominojmë.

Duhet të mbani lidhje të ngushta dhe të shpeshta me shtabet e ushtrisë dhe të koordinoni veprimet me to; t'i jepni ndihmën më të madhe organizatës së Partisë në ushtri, në mënyrë që kjo të drejtohet në rrugën e vërtetë nga anëtarë partie të sigurt, të guximshëm.

Duhet të mbani kontaktin më të ngushtë me ne

dhe këtë e bëni me anë të Tiranës tani, derisa t'ju lajmërojmë ne...

Të fala juve dhe gjithë shokëve

Për Komitetin Qendror të Partisë
Komuniste të Shqipërisë

*Shpati*

*Botuar për herë të parë në: Enver Hoxha. Vepra, vëll. 1. Tiranë, 1968*

*Botohet sipas origjinalit që gjendet në Arkivin Qendror të Partisë*

# KËSHILLI NACIONALÇLIRIMTAR NË KRUJË TË ZGJIDHET NGA I GJITHË POPULLI NË MËNYRËN MË DEMOKRATIKE

*Letër drejtuar një anëtari të Kryesisë së Këshillit të Përgjithshëm Nacionalçlirimtar*

**23 shtator 1943**

Me marrjen e Krujës nga çetat tona duhet që ne atje të vendosim pushtetin tonë nacionalçlirimtar me tërë kuptimin e fjalës, domethënë që ai këshill nacionalçlirimtar që do të vendosim në Krujë të zgjidhet prej gjithë popullit në mënyrën më demokratike sipas rregullores që kemi nxjerrë. Nga ana tjetër, ky këshill të marrë në duart e veta gjithë drejtimin e jetës shoqërore të qytetit, duke ndarë punën e tij në seksione të ndryshme, dhe çdo seksion të ketë në krye një element të këshillit, njeri të ndershëm dhe të vendosur për Luftën tonë Nacionalçlirimtare dhe, sikundër thotë qarkorja që po të vë brenda, mund të ndihmohen edhe prej atyre nëpunësve të shtetit të mëparshëm që nuk kanë qenë të përlyer. Për t'i dhënë dhe një rëndësi vendosjes së këtij pushteti në Krujë, ne jemi të mendi-

mit të vesh tok me dr. Omer Nishanin[1] dhe, në emër të Kryesisë së Këshillit të Përgjithshëm Nacionalçlirimtar, të veproni për këtë punë. Atje do të gjeni përkrahjen e forcave tona partizane, me të cilat do të bini në kontakt. Me ta mbaruar punën atje të kthehesh përnjëherësh në detyrën që të është ngarkuar në Tiranë. Mos humb shumë kohë në Krujë se evenimentet lypin që të ndodhesh në Tiranë. Atje mund të qëndrojë dr. Omer Nishani për pak kohë, derisa të forcohet dhe të ambientohet këshilli i Krujës. Në rast se Bazi ndodhet atje, fol me të, i thuaj të marrë pjesë dhe të ndihmojë në formimin e këshillit nacionalçlirimtar sipas rregullores dhe jo sipas qejfit të tij, në rast se ai luan bishtin, ti vazhdo punën tënde edhe pa të.

*T a r a s*

*Botohet për herë të parë sipas origjinalit që gjendet në Arkivin Qendror të Partisë*

---

1 Patriot e demokrat revolucionar, një ndër figurat e shquara të lëvizjes nacionalçlirimtare. Nga shtatori i vitit 1943 anëtar i Këshillit të Përgjithshëm Nacionalçlirimtar, në Kongresin e Përmetit u zgjodh Kryetar i Këshillit Antifashist Nacionalçlirimtar. Nga viti 1946 gjer në korrik 1953, ka qenë Kryetar i Presidiumit të Kuvendit Popullor të RPSH.

# MBI VENDOSJEN E PUSHTETIT POLITIK E USHTARAK NË KRUJË E DIBËR DHE MBI QËNDRIMIN NDAJ MINORITETIT MAQEDONAS

*Letër drejtuar shokut Haxhi Lleshi*

**24 shtator 1943**

I dashur shoku Haxhi,

Morëm letrën tuaj dhe ju urojmë për suksesin që patët duke çliruar Krujën. Për organizimin e pushtetit civil në qytet lajmëruam të vijë aty dr. Nishani dhe të formohet këshilli në bazat që cakton rregullorja[1]. Atje, sigurisht, do të ketë ardhë dhe Bazi i Canës, qëndrimin e të cilit do të ishte interesant ta dinim. Në rast se Bazi është atje, të fjaloset me të mbi vendimet e Këshillit[2] dhe, në qoftë se ai është dakord, tok me të të bëhet zgjedhja e këshillit në mënyrën më demokratike dhe nëpërmjet konferencave e mitingjeve të popullit. Aspak si t'ia dojë qejfi Bazit të Canës, por

1 Rregullorja e këshillave nacionalçlirimtarë, që u aprovua në Konferencën e Dytë Nacionalçlirimtare të Labinotit.

2 Është fjala për vendimet e Konferencës së Dytë Nacionalçlirimtare, në të cilën Abaz Kupi nuk mori pjesë.

si ta dëshirojë populli dhe kë të dojë populli në bazë të rregullores që kemi. Në rast se Bazi s'mban qëndrim të mirë, shokët të vazhdojnë punën duke vendosur pushtetin. T'u thuash shokëve përgjegjës që çdo ditë të mos mungojnë të bëjnë konferenca në popull, në rini e në gra. Populli të kuptojë se ka ardhur dita të shprehë vullnetin e tij dhe të vendosë vetë dhe jo bajraktarët.

Për çështjen e ikjes sate për në Dibër jemi dakord me ty, domethënë ti të shkosh menjëherë, se prezenca jote atje është e domosdoshme. Sigurisht në Dibër do të gjesh mjaft pengesa, por jemi të sigurt se me një punë të rregullt dhe me kriter, duke u mbështetur në simpatinë që kanë masat për lëvizjen tonë, do të arrish një rezultat konkret. Çështjen e parisë e di më mirë nga ne, përpjekjet e tyre për të marrë pushtetin janë në dijeninë tënde, gjithashtu dhe metodat që ata përdorin. Përpara kësaj gjëje ne duhet të bëjmë çmos që në atë kaos të dominojmë situatën dhe të drejtojmë punën për vendosjen e pushtetit tonë. Për këtë gjë duhet me i vënë rëndësi të madhe krijimit të këshillave, të cilët të marrin në dorë gjithë pushtetin dhe për ta kryer këtë detyrë të ndihmohen prej gjithë atyre nëpunësve të vjetër të shtetit që nuk janë përzier dhe përlyer me okupatorin. Pushteti ynë duhet t'i japë të kuptojë popullit me prova se ne dimë ta qeverisim me drejtësinë më të madhe. Për këtë arsye për çdo seksion pune në këshill të vihen njerëz të ndershëm dhe të vendosur. Asnjë pushtet tjetër nuk duhet të ekzistojë përbri tonit, nuk mund të ketë një dualitet pushteti. Dhe në qoftë se ndonjë klikë si Balli Kom-

bëtar tenton të rikrijojë qeverimin e vjetër, ju ta sabotoni me çdo mënyrë, duke e demaskuar në popull si një qeverim që i sjell po ato vuajtje dhe mjerime të mëparshme. Të krijoni përnjëherësh komandat e vendit e të qarkut me elementë të ndershëm të qytetit ose të fshatit dhe të mos duket më xhandari i vjetër nëpër rrugë të mbajë qetësinë. Këtë ta mbajnë vullnetarët, të cilët të rregullohen në seksione të ndryshme: për mbajtjen e qetësisë, rregullimin e trafikut, ndalimin e vjedhjeve e të spekulimit, sigurimin e ushqimit të popullit etj. Këta vullnetarë të veprojnë nën urdhrat e komandës së qarkut, e cila varet nga komanda ushtarake juaja. Formimin e komandave dhe atë të pushtetit, shoku Haxhi, duhet ta merrni me seriozitetin më të madh, se nga hapat e parë që do të bëjmë varet suksesi ynë më pastaj. Me atë pari që paraqitet deri diku në favor të këtij pushteti hyni kurdoherë në marrëveshje dhe mos lini asnjë rast pa i shfrytëzuar antagonizmat e tyre në mes njëri-tjetrit për fitimin e çështjes sonë.

**Çështja e minoritetit maqedonas.** — Kemi marrë një letër nga Tempo[1] si edhe nga përgjegjësi i punës

1 Vukmanoviç Tempo — anëtar i Byrosë Politike të KQ të PK të Jugosllavisë. Qysh gjatë luftës ka mbajtur qëndrim të theksuar shovinist ndaj Shqipërisë dhe PKSH.

Në shtator 1943, batalionet partizane që komandoheshin nga shoku Haxhi Lleshi, anëtar i Shtabit të Përgjithshëm dhe komandant i Grupit të qarkut të Dibrës, çliruan qytetin e Dibrës dhe ngritën atje këshillin nacionalçlirimtar të përbërë nga shqiptarë e maqedonas. Ky vendim internacionalist nuk u pëlqye nga udhëheqësit shovinistë të PKJ. V. Tempo i dërgoi nga Maqedonia KQ të PKSH dy letra, më 13 dhe 23 shtator 1943, me anën e të cilave kërkonte, me një ton arrogant, lar-

maqedonase në Dibër, ku ata na shkruanin për çështjen e Dibrës dhe të punës që duhet zhvilluar atje.

Ti duhet të veprosh kështu, dhe këto udhëzime komunikojua edhe shokëve të tjerë udhëheqës të atjeshëm: çështja e kufijve të mos përmendet aspak ndër këto momente, të mos flitet jo Dibra duhet të jetë jugosllave apo shqiptare. Ne e dimë se çështja e kufijve është një sëmundje e koklavitur, e cila do të zgjidhet më vonë; nga ana tjetër, ne jemi kundër ndarjes që ka bërë fashizmi dhe jemi për vetëvendosjen e popujve. Për sa i përket Dibrës ne e dimë që atje ka një minoritet maqedonas dhe që ky qytet ka qenë në kufijtë e vjetër jugosllavë. Në situatën e tanishme, kur armiku është ende në Ballkan, kur gjithë Kosova dhe Maqedonia janë nën thundrën e reaksionit më të egër, kur në qarkun e Dibrës krerët reaksionarë janë në këmbë dhe aq të fortë, në mos më tepër nga ne, nuk mund dhe nuk duhet në këto momente me zbatue vijën e drejtë tonën për sa u përket kufijve, sepse, po të veprojmë si na shkruan Tempoja dhe ta lirojmë Dibrën, jo vetëm që maqedonasit nuk do të jenë në gjendje të zotërojnë situatën, por reaksioni do t'i godītë rëndë ata edhe ne bashkë, dhe ne ca më tepër do të na luftojë pa mëshirë. Nuk na duket zgjidhje e mirë

---

gimin e menjëhershëm të reparteve partizane shqiptare nga Dibra dhe vënien e shtabit shqiptar nën komandën e shtabit maqedonas. Në mënyrë shpifëse, ai akuzonte shokun Haxhi Leshi, komisarët politikë shqiptarë dhe KQ të PKSH si «shovinistë shqiptaromëdhenj». KQ i PKSH i hodhi kategorikisht poshtë këto shpifje të V. Tempos. (Shih në këtë vëllim: «Përgjigje akuzave shpifëse të Tempos», f. 619.)

ajo që na propozoi Tempoja, por ne duhet të ngremë pushtetin tonë nacionalçlirimtar, t'u japim të drejtat maqedonasve si minoritet, të përpiqemi që dhe nga ata të marrin pjesë në këshillin nacionalçlirimtar, dhe kësisoj të mundemi të bindim popullin dhe të fitojmë besimin e tij. Kur pozitat tona të jenë të forcuara, gjithashtu dhe ato të jugosllavëve, në Kosovë, në Metohi e në Maqedoni, kur ne të jemi më të fortë se reaksioni, atëherë kuptohet vetvetiu se do ta zbatojmë parimin për të cilin luftojmë. Duke vepruar në këtë mënyrë besojmë se nuk jemi në gabim në situatat që paraqiten. Në këtë drejtim i shkruajmë dhe Tempos, por edhe ti kërko të biesh në kontakt me të ose me përgjegjësin e partisë jugosllave në Dibër dhe i shpjego pikëpamjen tonë. Për këtë punë na lajmëro si do të zhvillohet dhe ju këshillojmë të vepроni me kujdes të madh dhe me një vëllazërim të plotë.

Mos humbisni asnjë rast për me forcue pozitat e Partisë sonë, konferenca të bëni pareshtur, celulat të mblidhen në rregull dhe atje të merren vendime e të zbatohen.

Shumë të fala

Për Komitetin Qendror të PKSH

[*Enver Hoxha*]

*Botuar për herë të parë në: Enver Hoxha. Vepra, vëll. 1. Tiranë, 1968*

*Botohet sipas kopjes së daktilografuar që gjendet në Arkivin Qendror të Partisë*

## NUK LEJOHET DUALITETI NË PUSHTET

*Letër drejtuar Komitetit Qarkor të Partisë Komuniste të Shqipërisë për Beratin*

**26 shtator 1943**

Të dashur shokë,

E morëm letrën tuaj në datën 22.9.1943. Për sa i përket mbajtjes në korent të Komitetit Qendror nga ana juaj kjo është bërë një sëmundje e keqe që ka një vit e ca që po vazhdon. Nuk është puna të na lini nga dy tre muaj pa lajme, turbull dhe, më në fund, të na çoni një letër, ku të na thoni se «jemi gati të pranojmë dënimin për gabimin që kemi bërë». Na duket se me fjalë të tilla nuk shkon puna mbarë. Është e tepërt t'ju përsëritim edhe një herë se në këtë mënyrë nuk mund të vazhdojë puna, por ju sigurojmë se kjo do të jetë hera e fundit që kemi toleruar një gjë të tillë dhe në përsëritje do të marrim masa, të cilat nuk do të jenë në nderin tuaj, si komunistë dhe udhëheqës.

Ju çuam dy qarkore, njërën për zëvendëskomi-

sarët në çeta[1] dhe tjetrën për këshillat nacionalçlirimtarë[2]. Këto qarkore duhet të shumëzohen vetëm në një numër të caktuar dhe jo me shumicë: vetëm për zëvendëskomisarët dhe për këshillat nacionalçlirimtarë. Natyrisht, këto qarkore duhet të shkojnë t'i punojnë shokët (mbasi t'i kenë punuar mirë vetë) në një aktiv ku të mbledhin zëvendëskomisarët e çetave si edhe komisarët. Gjithashtu edhe në këshilla shokët tanë, që bëjnë pjesë në ta ose që i ndihmojnë, të punojnë qarkoren përkatëse për ta.

Me keqardhje konstatojmë se në një raport prej tetë faqesh të bërë nga shokë përgjegjës dhe drejtues të punës në gjithë rrethin e Beratit, raport që i drejtohet Komitetit Qendror të Partisë, nuk gjejmë asnjë radhë për gjendjen organizative të Partisë. Dimë vetëm një gjë, dhe këtë aspak me hollësi, se reaksioni pati bërë shumë dëme në radhët e shokëve tanë, por dhe këto të thëna populli dhe aspak zyrtare. Nuk dimë, a ekziston atje organizatë partie apo jo? A ekziston një komitet drejtues? Për këtë s'jemi në gjendje t'i përgjigjemi askujt, sepse puna e Beratit është një mister i madh për ne. Duke qenë në një situatë të tillë,

---

1 Udhëzime të KQ të PKSH për forcimin e organizatave të Partisë në Ushtrinë Nacionalçlirimtare, 23 shtator 1943. (Shih: «Dokumente kryesore të PPSH», vëll. I, botim i dytë, f. 199, Tiranë, 1971.)

2 Letër e Kryesisë së Këshillit të Përgjithshëm Nacionalçlirimtar, në lidhje me vendosjen e pushtetit të këshillave nacionalçlirimtarë në mbarë vendin, 23 shtator 1943. (Shih: «Dokumente të organeve të larta të pushtetit revolucionar nacionalçlirimtar (1942-1944)», f. 75. Tiranë, 1962.)

Komiteti Qendror nuk di si ta ndihmojë atë terren, nuk di si ta drejtojë atë organizatë. Në qoftë se punën e Partisë e merrni me kaq pak seriozitet dhe mbajtjen në korent të Komitetit Qendror e quani të tepërt, atëherë ndryshon krejt puna. Ky është një gabim që po përsëritet motmot e gjysmë me radhë dhe nuk është një gabim i rastit. Kjo mënyrë punimi do të na dëmtojë për së tepërmi dhe do të gjendemi në situata të vështira. S'dimë si qëndron rinia, si qëndron organizimi i saj. Mundet që rinia të ketë raportet e saj, të cilat ia dërgon Komitetit Qendror të saj, por s'duhet të harroni se ajo është një sektor i Partisë dhe ju duhet të na raportoni dhe me kujdesin më të madh për këtë punë. Për çështjen e Partisë po u themi edhe një herë, dhe kjo do të jetë e fundit shpresojmë, të na raportohet situata qartë, të na raportohet puna që zhvillohet, të na raportohet numri i celulave, i grupeve simpatizante, të na raportohet numri i anëtarëve të Partisë dhe emrat e tyre, sikundër janë ndarë ndër celula dhe përbri emrave, shokët udhëheqës të qarkorit të vënë observacionet e tyre për shokët. Nga ana tjetër, të mos harrohet të shënohet profesioni i tyre. Këtë gjë e duam patjetër të bëhet në një kohë fare të shkurtër. Brenda pesë ditësh ne duhet të kemi një pasqyrë të të gjithë organizatës së atjeshme. Këtë pasqyrë e duam çdo muaj, duke shtuar kurdoherë punën ose celulat apo anëtarët e Partisë që shtohen. Këtë punë jua kemi lypur kushedi se sa herë dhe kurrë s'kemi marrë përgjigje. Na duket se s'mund ta përsëritim në çdo letër. Në qoftë se mund të thoni se s'ka kush i bën këto, ne ju themi vetëm se këto janë të domosdoshme

për Komitetin Qendror dhe janë direktiva që çdo qarkor duhet t'i ekzekutojë. Ata që s'i bëjnë, tregojnë mosbindje ndaj këtij Komiteti.

Duke pasur një raport të tillë do të përpiqemi t'ju ndihmojmë me sa do të mundim, përndryshe nuk kemi se si, sepse është e pamundur me ju dhënë udhëzime për situatat që krijohen te ju. Nuk do të mjaftonin vetëm udhëzimet e përgjithshme, sepse këto udhëzime të përgjithshme janë dhënë kurdoherë, por shihet se në praktikë dhe në jetë ato më të shumtat e herës nuk zbatohen, si për shembull te ju. Në qytetin tuaj ekzistojnë dy pushtete: njëri i Ballit dhe tjetri yni, gjë që s'duhet të ndodhë. Nuk mund të tolerojmë që Balli të ngrejë pushtetin e vet krahas me tonin, nuk duhet të lejoni dualitet në këtë gjë. Prandaj duhet patjetër ta luftoni këtë pushtet dhe të njihet vetëm pushteti ynë; të luftohet me çdo mënyrë: me propagandë, me mitingje, duke folur haptazi, në konferenca të gjera, se ç'është Balli dhe njerëzit e tij me radhë. Të demaskoni Ballin dhe njerëzit e tij, që prej Abaz Ermenit deri te Fazlli Frashëri. Bashkim nuk ka me Ballin. Ata që e kuptojnë se ç'është Balli le të vijnë të hyjnë në radhët tona dhe të mohojnë publikisht qenien e tyre në Ballin si dhe të pranojnë gabimin që kanë bërë. Shokë, vendosja e pushtetit nuk është një shaka, dhe, në rast se ne nuk do të dimë të veprojmë si duhet, që në ditët e para, të jemi të sigurt se do të gjejmë pengesa të mëdha për më vonë. Këshillat tani nuk duhet të zgjidhen me atë kriter që i kemi zgjedhur deri më sot, që në mjaft raste kanë qenë të vdekur dhe formalë. Këshillat tani janë forma më e përsosur e

pushtetit dhe me aktivitet të shumanshëm. Këshilli i tanishëm në vendet e çliruara, dhe sidomos në qytete, nuk mbledh vetëm ndihma, por qeveris dhe drejton gjithë jetën shoqërore të qytetit dhe të qarkut në të gjitha degët e saj, me gjithë komplikacionet që takohen në jetë e në luftë. Prandaj për zgjedhjen e tyre të veprohet sipas rregullores dhe statutit që ka këshilli dhe që sigurisht i keni. Këta këshilla të zgjidhen prej gjithë popullit dhe të ndahen në seksione të ndryshme, si seksioni i arsimit, i botores, i financës, i shëndetësisë etj., dhe për çdo seksion të ketë një këshilltar përgjegjës, burrë i vendosur, besnik i luftës me provë dhe me eksperiencë. Ky, në seksionin e tij, mund të ndihmohet edhe prej ish-nëpunësish të vjetër. Duhet të ketë gjithsecili zyrat e veta, se këto punë nuk bëhen në këmbë. Duhet që populli të shohë se me të vërtetë ne dimë të qeverisim dhe të evitohet patjetër anarkia dhe çrregullimi. Duhet që në qytet të mos shihen më xhandarë e të tjerë si këta, por duhet të organizohen komandat e vendit e të qarkut dhe këto të kenë partizanët e tyre, të cilët do të mbajnë kurdoherë shenjat dalluese të partizanëve. Këta të jenë shembull disipline e drejtësie dhe të mbrojnë popullin. Në qytet këta duhet të stabilizojnë rregullin, pastërtinë, furnizimin e popullit me ushqime, të luftojnë spekulimin etj. Të gjitha këto, shokë, duhet t'i vini në zbatim, mos u merrni me gjëra të vogla dhe të harroni rolin drejtues. Mos kujtoni tani se Berati është çliruar dhe na lejohet të bëjmë edhe ndonjë lëshim. Lëshimet tani më tepër se kurdoherë janë një dëm i madh për ne. Komanda ushtarake të veprojë kurdoherë, duke e goditur armi-

kun dhe duke vënë gjithë forcën e vet për të ndihmuar stabilizimin e pushtetit dhe forcimin e tij. Sot më tepër se kurdoherë duhet të spastroni elementët e poshtër dhe armiq të popullit dhe të Partisë. Për sa i përket çështjes ushtarake është treguar po ajo moskujdesi nga ana juaj si dhe për çështjen e Partisë.

Shtabi ju ka kërkuar shumë gjëra, por asnjë përgjigje s'po i jepni. Të raportosh luftën kundër Isa Toskës[1], ose të çarmatosësh ushtrinë italiane është një gjë, dhe të raportosh e të interesohesh për çështjet organizative të ushtrisë, është një gjë tjetër. Për pikën e dytë as që ju ka shkuar ndër mend me i raportue Shtabit, dhe këtë punë e presim nga komisari i atij grupi, Gjini [Marku]. Ju kemi shkruar për çështjen e elementëve që duhet të dërgoni në brigadë, për mobilizimin e punëtorëve të Kuçovës, për armatimin dhe për dërgimin e tyre në vendin e caktuar, por ju nuk na shkruani aspak. Nuk e keni kuptuar rëndësinë e këtyre çështjeve dhe moszbatimi i tyre ose neglizhenca shkatërron gjithë planet tona. Kur japim një urdhër për me çue njerëz në brigadë, na duket se ju jo vetëm që duhet të tregoheni në lartësinë tuaj organizative prej komunisti, por, të paktën, me i dhënë të kuptojë Shtabit se ç'mundësi keni ju për kryerjen e këtyre gjërave, kështu që të dijë dhe ai si të veprojë.

Shtabi nuk ka një raport ekzakt për ushtrinë e atjeshme, për kuadrot e asaj ushtrie, për armatimet e saj si dhe për moralin dhe perspektivat e batalioneve

---

1 Kriminel lufte, komandant çete terroriste në shërbim të pushtuesve italianë.

dhe të komandës së atjeshme. Të gjitha këto ne nuk i presim nga njeri tjetër, veçse nga komunistët. Të gjitha këto janë të lidhura ngushtë me njëra-tjetrën, dhe moszbatimi i ndonjë urdhri çalon gjithë aparatin që po ndërtojmë, i cili lyp prej nesh zgjuarsinë më të madhe, gjakftohtësinë, sigurinë në punë dhe rregullin mbi të gjitha. Këto duhet t'i keni parasysh nëse dëshironi që të shkojmë përpara, këto duhet t'i zbatoni nëse doni që qëllimet tona të realizohen. Pa një punë të rregullt, të disiplinuar, të udhëzuar me direktiva të qarta dhe të njëllojta në të gjithë Shqipërinë, nuk do të mundni kurrë të mbërrini në një gjë të shëndoshë. Komunistët duhet të jenë në radhët e para të luftës, këtë e kemi thënë kurdoherë, por lufta s'është vetëm në grykë të pushkës, ajo është edhe në organizimin e pushtetit dhe të ushtrisë. Për organizimin e këtyre dy gjërave duhet që komunistët, dhe më parë se kushdo, shokët drejtues, të jenë në radhën e parë dhe në lartësinë e duhur.

Situatat që po krijohen janë në favorin tonë, vetëm se duhet të jemi në gjendje t'i dominojmë këto situata. Balli Kombëtar dita-ditës po diskreditohet, dita-ditës ne fitojmë tokën që ai po humbet, por të mos kujtojmë se këto fitime vijnë vetvetiu, por me përpjekje. Duhet të merret si shembull organizata e Partisë sonë për Tiranën, që arrin të nxjerrë dita-ditës komunikata të gjera, proklamata, trakte, «Zërin e popullit» dhe «Bashkimin» në një numër aq të madh dhe me një shtyp aq të shkëlqyeshëm, saqë habit tërë popullin. Dhe të mos harrohet se shokët në Tiranë punojnë nën kërcënimin e përhershëm të Gestapos. Një punë e tillë

bën që populli të ketë një besim të madh në Partinë tonë dhe në shokët tanë. Rrugët e Tiranës, ku mbretëron Gestapoja, çdo natë mbushen me afishe të ndryshme të shtypura me teknikën moderne, afishe që popullarizojnë Partinë tonë heroike, Luftën, Ushtrinë, Këshillin Nacionalçlirimtar dhe URSS-in. Kjo është një punë aq intensive, saqë populli tani s'mund të rrijë një ditë pa kënduar fletët ose gazetat tona. Propaganda jonë në këtë qytet ka bërë të duken haptazi poshtërsia e Ballit dhe dobësia e tij organizative, sepse nuk mjafton t'i thuash popullit se Balli s'ka gjë në vijë, por me punën tonë të bëjmë që populli ta shohë vetë se Balli me të vërtetë s'qenka gjë. Dhe këtë gjë në Tiranë populli e ka kuptuar si buka që ha. Një punë e tillë duhet të ndiqet prej çdo krahine, sidomos prej jush, që jeni në një qytet të lirë. Jeni qarë më parë, por tani s'keni asnjë arsye, vetëm se duhet punë dhe sistem në punë. Këtë asnjëri nga shokët tanë s'e kishte të mësuar në ndonjë shkollë, por e mësuan në luftë. Ju i keni të njëjtat kondita, prandaj kërkojmë prej jush që të bëhet pareshtur një punë e tillë si ajo e Tiranës, bile edhe më e përsosur. Ali Këlcyrën dhe ndonjë element tjetër të poshtër të mos hezitoni në asnjë mënyrë t'i zhdukni.

Të kini kujdesin më të madh për ushtrinë, ta forconi, ta bëni koshiente. Armët automatike kurdoherë të jenë në duart e Partisë. Telefonat dhe telegrafet të jenë në duart tona. Të rregulloni mjetet e komunikacioneve, me ushtarët italianë që keni atje të rregulloni lidhjet telefonike me të gjitha qendrat e liruara dhe të jeni në kontakt të përhershëm me vendet e ndry-

shme për të këmbyer eksperiencën me njëri-tjetrin dhe për t'i udhëzuar më mirë shokët. Lidhjet e rregullta dhe të shpejta janë një nga kushtet më kryesore të fitores sonë.

Të dashur shokë,

Besojmë e kemi bindjen se, për sa ju shkruajmë, do të veproni ashtu si ju themi më lart. Shpejt edhe ju edhe ne do të kemi rezultate të mira. Në rast të kundërt do ta kemi shumë keq me ju.

Shumë të fala

Për Komitetin Qendror të Partisë

*Shpati*

*Botuar për herë të parë në: Enver Hoxha. Vepra, vëll. 1. Tiranë, 1968*

*Botohet sipas origjinalit që gjendet në Arkivin Qendror të Partisë*

## POPULLI TË SHOHË TE BRIGADA USHTRINË E VET, TË FORMUAR PREJ BIJVE QË MBROJNË INTERESAT E TIJ

*Letër drejtuar komandës së Brigadës I të UNÇSH*

**28 shtator 1943**

KOMANDËS SË BRIGADËS I TË USHTRISË NACIONALÇLIRIMTARE

Morëm raportin tuaj më datën 25 shtator 1943. Për sa u përket aksioneve të kryera gjatë rrugës prej Pogradecit në Labinot s'kemi përveç se t'ju themi që të tilla aksione të përsëriten edhe në një shkallë më të madhe në të ardhmen.

Brigada, në këto momente decizive, duhet të godasë pa mëshirë gjermanët dhe njëkohësisht të fitojë besimin e popullit, i cili të shohë tek ajo ushtrinë e vet, të formuar prej bijve të tij që janë gati të mbrojnë interesat e popullit. Këtë gjë e themi në lidhje me shkuarjen tuaj në Muzhaq të Polisit, për të cilën duhej të na vinit në korent.

Baca, anëtar i këtij Shtabi, na informon se me shkuarjen tuaj në Muzhaq, kur keni kërkuar bukë,

kjo ju është refuzuar prej familjes së Muzhaqit; atëherë është dhënë urdhër që partizanët të futen pa leje nëpër shtëpi dhe të gatuajnë vetë[1]. Prej kësaj sjelljeje armiqtë kanë përfituar për të alarmuar Polisin. Sjellje dhe urdhra të tillë nga ana e komandës suaj janë rreptësisht të ndaluara. Nuk permetohet në asnjë mënyrë që ndaj popullit, qoftë edhe ndaj kundërshtarëve tanë, të futeni ndër shtëpi e ndër familje dhe të vepronі në këtë mënyrë. Ndaj kundërshtarëve të merren masa të drejta dhe gjakftohtësia të mos ju mungojë kurrë, ndaj armiqve të merren masa të rrepta, por ndaj familjeve të pafajshme dhe zakoneve të vendit të mos veprohet si bëtë, pse sjellje të tilla s'janë të denja për partizanët dhe për brigadën, por janë në kundërshtim me Luftën Nacionalçlirimtare.

Për sa u përket propozimeve tuaja në lidhje me vajtjen e një pjese të brigadës në Xhyrë, jemi dakord me ju. Të shkojë për atë drejtim një pjesë e brigadës dhe t'i caktohet për detyrë me pre vazhdimisht rrugën. Pjesa tjetër e brigadës të veprojë në vendin e caktuar në letrën tonë të mëparshme[2].

Për sa u përket propozimeve të tjera, për ndryshi-

---

1 Mehmet Shehu, ish-komandant i Brigadës I, jepte qëllimisht urdhra të tillë për të diskredituar Ushtrinë Nacionalçlirimtare dhe për ta shkëputur atë nga lidhjet e saj të ngushta me popullin.

2 Shih: «Urdhër dërguar komandës së Brigadës I për veprim kundër autokolonave ushtarake gjermane gjatë rrugës Elbasan-Tiranë», 18 shtator 1943, në «Dokumente të Shtabit të Përgjithshëm e të Komandës së Përgjithshme të UNÇSH», vëll. 1, botim i dytë, f. 101, Tiranë, 1976.

met në shtabe që kërkoni të bëni, këtu kemi disa vërejtje, të cilat duhet t'i merrni parasysh dhe t'ju shërbejnë për herë tjetër.

Në radhë të parë, raportet të jenë më të plota dhe të firmuara kurdoherë prej komandantit dhe komisarit të brigadës; në rast mungese të këtyre, të firmosë zëvendëskomandanti, por të ketë kurdoherë kujdes që të prekë si çështjen ushtarake, ashtu edhe anën politike të brigadës... Dëshirojmë që kurdoherë të na vini në korent të gabimeve që bëjnë shokët dhe sidomos komandantët dhe nënkomandantët. Për çështjen e Argjirit s'kemi asnjë kundërshtim[1]. Gjithashtu dhe për Plakun[2], por vetëm kur propozohet për heqjen e një komisari duhet të na vijnë raporte të imëta dhe jo vetëm dy-tri fjalë, sikundërqë bëni në raport, ku nuk figuron as dhe firma e komisarit.

Në të gjitha raportet që na keni bërë, nuk shohim të na tregoni forcën e brigadës. Prandaj, herë tjetër, duhet të na shënoni çdo veprim që të dimë se a veprohet sipas udhëzimeve që ju janë dhënë dhe a është brigada me të vërtetë një njësi ku rekrutohen luftëtarë të popullit. Këtu shihet dhe puna politike që mund të ketë bërë brigada.

Në rast se brigada ka sjellë me vete armë të rezer-

1 Propozohej që shoku Ngjeli Argjiri të emërohej zëvendëskomandant i batalionit të tretë.

2 Panajot Plaku, ish-komisar i batalionit të parë, meqenëse në luftimet që kishte zhvilluar brigada ishte treguar frikacak dhe kishte braktisur repartet partizane, propozohej të shkarkohej. Më vonë Panajot Plaku dhe Mehmet Shehu «u miqësuan» shumë me «bekimin» e Dushan Mugoshës.

vuara për Shtabin e Përgjithshëm, këto armë t'i dorëzohen shokut Baca, pse do të shërbejnë për armatimin e Brigadës II. Në rast se keni material të tepërt që u është zënë italianëve ose gjermanëve ia dorëzoni dhe ato shokut Baca. Të na dërgoni një listë të materialit që keni zënë në aksionet e ndryshme.

Për çështjen e kuajve nuk na keni vënë në dijeni se si e rregulluat me majorin anglez.

Lidhuni me shokun Baca dhe organizoni formimin e një spitali, i cili të ngrihet në një vend të përshtatshëm dhe thellë, që të mos rrezikohet nga ndonjë sulm eventual nga ana e armikut. Spitali të bëhet mjaft i mirë dhe i gjerë për të gjithë Grupin e Elbasanit. Në lidhje me këtë mund t'ju çojmë dhe doktorë.

Aksionet që keni bërë të na i raportoni me hollësi për me i shtyp në «Zërin e popullit», pa harruar të shënohen emrat e të rënëve.

*Botohet për herë të parë sipas origjinalit që gjendet në Arkivin Qendror të Partisë*

## LUFTË ATYRE QË I SHËRBEJNË ARMIKUT

*Letër drejtuar shokut Haxhi Lleshi*

**28 shtator 1943**

I dashuri Haxhi,

Morëm letrën tënde ku na lajmëroje për ardhjen këtej të gjeneralit italian dhe ndarjen e divizionit [italian][1] në batalione të ndryshme, të ngjitura çdo batalioni tonë partizan. Tani, që keni me vete dhe nga një bateri topash, besojmë se do të vepronі më me forcë kundër fuqive gjermane, kudo që t'i gjeni, dhe t'i kërkoni t'i gjeni. Disa ditë më parë të çova disa letra, me të cilat ju vinim në korent të disa çështjeve që do t'ju shërbenin në zhvillimin e punës dhe qëndrimin që

1 Është fjala për divizionin «Firence» të ish-trupave italiane të pushtimit në Shqipëri. Përfaqësues të komandës së divizionit erdhën në marrëveshje me përfaqësues të Shtabit të Përgjithshëm të Ushtrisë Nacionalçlirimtare për t'u dorëzuar te forcat e Ushtrisë Nacionalçlirimtare të popullit shqiptar, si pjesëtar i koalicionit antifashist. Një pjesë e ushtarëve dhe e oficerëve italianë shprehën dëshirën për të luftuar së bashku me luftëtarët e Ushtrisë Nacionalçlirimtare Shqiptare kundër pushtuesve gjermanë.

mund të mbani. Besojmë se i ke marrë dhe do t'i kesh punuar me shokët udhëheqës.

Besojmë se jeni në dijeni të një trakti të hedhur tani shpejt nga një parti zogiste[1], trakt që firmohej nga Fiqri Dine si komandant i përgjithshëm, Muharrem Bajraktari, Myftar Kaloshi, Bazi i Canës, e nga disa Murat Bashër të tjerë. Ky trakt kërkon të mbledhë popullin nën flamurin e Zogut, «shpëtimtarit, yllit të Shqipërisë» e të tjera gomarllëqe, por që kanë alarmuar gjendjen. Kjo situatë, që ka krijuar hedhja e këtij trakti, është në favorin tonë, se të gjithë elementët që hiqeshin si demokratë e që rrinin të fjetur, ose të gjithë ata që ishin në Ballin e që na luftonin, tani e kanë punën ngushtë, sepse shohin një rrezik zogist, dhe, të tronditur nga kjo gjë, kërkojnë të gjejnë një mbështetje, të cilën ata e dinë që s'mund ta gjejnë gjëkundi gjetkë, veçse te ne. Në këto kondita, që tani, këta elementë po lëkunden në Ballin, po na fërkohen neve, duke filluar të shajnë Ballin dhe të ngrenë çështjen e Zogut, duke kërkuar të formojnë nga një parti demokrate e duke kërkuar të hyjnë në lëvizjen tonë. Në këtë situatë ju duhet të jeni të squet dhe të dini të përfitoni nga kjo gjë dhe njëkohësisht të ruheni nga provokacioni. Për sa u përket atyre firmëtarëve të traktit, ne i njohim të gjithë se kush janë dhe cilat janë qëllimet

1 Organizatë tradhtare e shpallur në shtator 1943 si «parti zogiste», dhe dy muaj më pas e pagëzuar me emrin Legaliteti. U formua nga A. Kupi me ndihmën e anglezëve me qëllim që të shkëpuste popullin shqiptar nga lëvizja nacionalçlirimtare dhe të rivendoste në Shqipëri regjimin e ish-mbretit Zog, duke e propaganduar atë si të vetmin regjim «legal».

dhe planet e tyre. Bazi i Canës, duke parë se sa vleftë ka në këtë lëvizje, ku s'pyetet veçse ai që lufton dhe derdh gjak, kujtoi se ishte koha e përshtatshme të ngrinte flamurin e Zogut me të gjithë të falimentuarit e tjerë. Ky njeri, që s'ka hedhur gati asnjë pushkë kundër italianëve, nuk do të hedhë asnjë gjysmë pushke kundër gjermanëve. Për këtë arsye (dhe ka mundësi që gjermani të ketë gisht në këtë çështje), ky po ngre çështjen e Zogut dhe përpiqet që mercenarët e të falimentuarit, që kanë bërë gjithë ato mutësira, t'i grumbullojë rreth emrit të Zogut dhe, pa i ngarë gjermanët, përkundrazi, duke i ndihmuar ata me këtë mënyrë, të organizojë një forcë mercenare për të thënë dhe ai fjalën e tij, duke kujtuar se do të pinë ujë metodat e vjetra. Kjo punë, që bëjnë këta të famshëm majorë, ka të mirat dhe të këqijat e veta për çështjen tonë. E keqja është se mos biem në grackën që sigurisht po na ngre armiku, i cili përpiqet të krijojë diversione për të na hedhur në grindje njëri me tjetrin dhe të bëjmë kësisoj që të harrohet gjermani okupator, të bëjmë që populli, i hutuar dhe nga një frikë e Zogut, të grumbullojë forcat dhe energjitë vetëm e vetëm për një gjë, që në të ardhmen, natyrisht, po të mos dimë ne të veprojmë si dhe të luftojmë, duke u organizuar e forcuar, të mbetet një energji e vdekur .ose një energji që armiku do të përpiqet nga ana tjetër ta kanalizojë për interesat e veta. Por, nga ana tjetër, ne nuk duhet aspak të rrimë me duar lidhur përpara kësaj situate, por duhet të marrim pozita. Në këtë rast ju do të veproni kësisoj: nuk jemi kundër formimit të ndonjë partie, qoftë kjo zogiste ose socialdemokrate, por jemi vetëm për ato parti

përparimtare që kanë për qëllim kryesor luftën kundër okupatorit dhe këlyshëve të tij, luftën kundër të gjithë atyre që me një mijë manovra po i shërbejnë haptazi a tërthorazi armikut. Të gjitha ato parti reaksionare, që dalin si kërpudha, gjoja si parti patriotike e nacionaliste, dhe që, me qëndrimin e tyre o me mosluftimin e tyre dhe me programin që shfaqin i shërbejnë armikut, ne do t'i luftojmë si të dëmshme. Trakti i hedhur nga partia zogiste është një trakt i një partie që i shërben okupatorit, se ajo vë në shesh problemin e një regjimi në një kohë kur okupatori është ende brenda në vatrat tona, ajo parti përpiqet, me programin e saj, t'i imponojë popullit një regjim dhe ta grumbullojë këtë popull rreth një flamuri e një partie. Kjo parti, ose më mirë këta efendilerë, që s'njohin sovranitetin e popullit dhe të drejtën e këtij të vetëvendosë regjimin që ai dëshiron, nuk mund të jetë një parti përparimtare, një parti që ka për qëllim luftën kundër okupatorit, por ajo synon vetëm drejt marrjes së pushtetit nga ana e një klike antipopullore. Një parti e vërtetë, në kuptimin përparimtar, duhet të marrë pjesë në Frontin Nacionalçlirimtar, të lërë mënjanë çështjen e regjimit, duke mbajtur kurdoherë të drejtën e indipendencës së partisë, dhe tërë aktivitetin e saj ajo parti duhet ta drejtojë drejt luftës kundër okupatorit. Çështja e regjimit do t'i lihet në dorë popullit ta zgjedhë, dhe ky regjim do të jetë një regjim demokratik popullor. Kjo parti zogiste s'paraqitet në këto forma, por kjo paraqitet si një grumbull njerëzish që deri dje kanë bërë kompromiset më të turpshme me okupatorin, që kërkojnë të përvetësojnë lëvizjen e me gënjye masat dhe që aspak

s'kanë në program as në praktikë luftën kundër okupatorit. Nga ana tjetër, Bazi i Canës, si anëtar i Këshillit dhe i Shtabit të Përgjithshëm, bën pjesë në një komandë tjetër, siç e lë të kuptojë trakti. Kundër tij do të merret, sigurisht, një qëndrim i qartë nga ana e Këshillit dhe e Shtabit, dhe për këtë arsye na ço edhe ti mendimin tënd. Pra, kundër kësaj partie, qëndrimi ynë duhet të jetë ai që thamë më sipër. Popullit do t'i themi që Zogu dhe Çërçilli mund të fjalosen dita me ditë për çështjen tonë, por jemi vetëm ne ata që do të vendosim, dhe as Çërçilli, as Zogu s'mund të vendosin për fatin e popullit tonë, do të jetë vetëm ky ai që do të vendosë për fatin e vet dhe për regjimin që do ta qeverisë. Dhe këtë gjë do ta sigurojë lufta jonë, lufta e popujve të tjerë të robëruar dhe lufta që bëjnë popujt e demokracive të mëdha, me Bashkimin Sovjetik në krye. Zogun e di populli se sa ka «luftuar» e «derdhur gjakun» për Shqipërinë, populli e di se sa ai ka «luftuar» jashtë, tok me njerëzit e tij në mërgim, populli e di se sa kanë «luftuar» zogistët në Shqipëri, dhe për këtë arsye ne e dimë se sa kredi ka Zogu dhe propaganda e tij këtu. Për këtë arsye ju në popull ta hapni gojën ashtu si duhet, duke i thënë popullit pikëpamjen tonë, që Zogu le që shkoi pa hedhur ndonjë pushkë, por në qoftë se ai e donte Shqipërinë dhe u përvëlua për këtë popull, si thotë trakti, ai duhet të kishte ardhur dhe të luftonte këtu dhe jo të bënte qejf jashtë. Sa për luftën e Bazit të Canës që ka bërë në Durrës, ne do të flasim se ajo s'ishte lufta e Bazit, por lufta e popullit tonë. Por duhet të kemi kurdoherë kujdes që gjithë lufta e popullit të mos drejtohet vetëm

në një polemikë, por objektivi më kryesor të jetë lufta kundër okupatorit dhe, duke pasur këtë parim, ne të godasim këtë propagandë të zogistëve dhe, nga ana tjetër, të grumbullojmë rreth Frontit Nacionalçlirimtar të gjithë ata elementë, të cilët do të jenë të shumtë, që nga frika e Zogut do të vijnë të mbështeten te ne. Po në këtë kohë ne duhet të godasim radhët e Ballit, se hedhja e këtij trakti do t'i lëkundë ballistët, dhe ata elementë që deri dje po shitnin mend në emër të demokracisë do të shohin se qëndrimi i tyre në Ballin do të jetë një humbje për ta dhe një fitim për çështjen e Zogut, nga e cila ata tmerrohen, se e gjykojnë me mendjen e tyre si një forcë të madhe. Momenti është i përshtatshëm me e shpartallue formimin e reaksionit që po grumbullohet rreth Ballit. Pra, dy punë paraqiten përpara nesh: me vazhdue me e goditë Ballin, duke e demaskuar deri në rrënjë, me demaskue partinë zogiste dhe të gjithë ata persona që e nënshkruanin atë trakt dhe, mbi të gjitha, me vazhdue luftën e ashpër kundër gjermanëve, kundër intrigave të tyre zyrtare, si kongresit dhe lidhjes së Prizrenit[1] dhe formimit të ndonjë qeverie nën drejtimin e Gestapos. Njëkohësisht me forcue Partinë, me forcue Frontin Nacionalçlirimtar, duke përfituar nga të gjitha kontradiktat e këtyre rrymave. Së shpejti «Zëri i popullit» dhe «Bashkimi» do të kenë

1 Është fjala për organizatën reaksionare «Lidhja e Dytë e Prizrenit» të krijuar nga i ashtuquajturi Kongresi i Prizrenit që u mbajt në shtator 1943. Me qëllim mashtrimi tradhtarët i vunë këtë emër duke bërë aluzion për Lidhjen Shqiptare të Prizrenit të vitit 1878, të krijuar nga patriotët shqiptarë të Rilindjes.

nga një artikull për këtë çështje dhe atje do të shihni më qartë qëndrimin tonë. Tani veproni sipas udhëzimeve të mësipërme.

Besojmë se do të kesh qenë më i përpikti nga të gjithë në dërgimin e kontingjentit për Brigadën II. Në rast se ke ndonjë sasi armësh të tepërta, e sidomos mitraloza të rëndë, ço disa në Elbasan. Haxhi, duhet të mendosh seriozisht që tani për mundësinë e krijimit të një brigade në Dibër. Jemi duke bërë planet, por më njofto edhe ti perspektivat e tua. Që të mundim ta zotërojmë situatën si duhet, lipsen medoemos të tilla formacione. Eksperienca ndër terrene të ndryshme na mëson se, po s'patëm elementë të disiplinuar dhe të stërvitur me një shpirt më të lartë se në çetat e deritanishme, nuk mund të korrim ato suksese që dëshirojmë. Këtu në Pezë jemi duke formuar Brigadën III dhe sot duhet të kenë mbërritur në Elbasan partizanët nga çdo anë, që i kemi thirrur për të formuar Brigadën II. Kemi në projekt formimin e tri brigadave të tjera, dy në Jug, Gjirokastër dhe Vlorë, dhe një atje te ti. Prandaj, i dashur Haxhi, duhet të mendohesh për këtë. Në rast se inglizi ka hedhur diçka prej qielli (gjë që s'e besojmë, se në vendet e tjera janë qesharake ato që kanë hedhur), këto armë ruaji për brigadën e vendit tënd ose jepi në batalione, por me konditë që të merren kur të kërkohen. Mund të fillosh agjitacionin, që tani, në gjithë krahinën tënde dhe në ushtrinë e asaj zone, për formimin e asaj brigade, kështu që kur të japim urdhrin të kemi të paktën 150-200 dibranë, ashtu si e di ti, që të bëjnë thelbin e brigadës dhe restin e sjellim nga krahinat e tjera.

Këtu brenda po të vë disa lajme të brendshme. Lidhjet me ty janë në rregull, dëshirojmë që t'i mbani kurdoherë kësisoj, të na vini kurdoherë në korent të situatës së atjeshme, edhe ne do t'ju vëmë në korent të çështjeve dhe mundësisht t'ju ndihmojmë.

Këto letra që po të çojmë i punoni mirë tok me shokët drejtues të atjeshëm dhe, mbasi t'i keni rrahur në çdo anë, t'i vini përnjëherësh në zbatim, duke i aplikuar sipas rrethanave që paraqiten në vendin tuaj.

Shumë të fala

Për Komitetin Qendror të Partisë

*Shpati*

*Botuar për herë të parë në: Enver Hoxha. Vepra, vëll. 1. Tiranë, 1968*

*Botohet sipas origjinalit që gjendet në Arkivin Qendror të Partisë*

## FATIN E VENDIT DO TA VENDOSË VETËM POPULLI, KËTË NA E SIGURON LUFTA JONË

*Letër drejtuar Ramadan Çitakut*

**28 shtator 1943**

Shoku Baca,

E morëm letrën tënde si edhe letrat e ndryshme që u ke drejtuar reparteve ushtarake. Fillojmë të mendojmë ndryshe për ty, pse shohim se je bërë aktiv, kjo na gëzon pa masë. E dimë që ti je djalë i mirë, por dimë që je dhe pak dembel, por këto letrat e fundit na bëjnë të ndërrojmë mendim, sepse je i vetmi shok, dhe këtë pa të bërë një kompliment, që na mban në korent për çdo gjë që ndodh andej.

Për çështjen e Brigadës II, jemi në merak sa ta formojmë. Shokët, që kemi lajmëruar për të dërguar efektivet nga vendet e ndryshme, as që na janë përgjigjur nëse po e zbatojnë urdhrin që u kemi dhënë. Sot është data në të cilën duhej të gjendeshin aty. Në rast se kanë ardhur, atëherë duhet të na lajmërosh sa më parë. Po të pyesim, a do të mundesh dot ti ta organizosh Brigadën II apo të dërgojmë një shok tjetër

që të të ndihmojë? Por për sa u përket furnizimeve të ndryshme, si ushqime e të tjera, besojmë se e ke rregulluar. Nuk dimë në ç'gjendje gjenden armatimet e atjeshme, a keni zënë diçka. Kontingjenti që do të japë Elbasani, do të jetë sigurisht i armatosur. Ndryshe, ato armë që keni zënë nga italianët, me i rezervue për ta. A ka ardhur ajo pjesë e armëve nga Korça, të cilat ishin në dispozicion të Shtabit të Përgjithshëm? Në qoftë se nuk kanë ardhur, ço me urgjencë një korrier me një letër drejtuar Grupit të Korçës dhe i thuaj t'i çojë ato, si edhe të gjitha armët e tjera automatike dhe materialin tjetër luftarak, me përjashtim të pushkëve automatike, të cilat t'i lajmërosh t'i dërgojnë në qytet për guerilet. Ti duhet të mendosh për emërimin e një komisari politik. Ne mendojmë për Topin, në qoftë se ti je dakord, atëherë mendo për ta zëvendësuar. Do të thuash se s'mundemi me e heqë Topin nga terreni, por s'kemi njerëz të tjerë dhe duhet patjetër që ne të gjejmë një komisar të mirë.

Pra, Baca, për Brigadën II na lajmëro sa më parë a të duhet ndonjë shok për ndihmë apo mund ta rregullosh vetë; ki parasysh që edhe shokë shumë s'kemi.

Për punën e Këshillit Nacionalçlirimtar mendohuni ca më shumë dhe punoni pak më tepër; Sejfullait i shkrova një letër, ku i them të lëvizë si për këtë punë, ashtu dhe për punë të shkrimeve. Atë traktin që më çove ti, shokët e Tiranës kanë një shekull që e kanë hedhur, bile edhe me mijëra copë, por ne kërkojmë nga Sejfullai traktin tjetër që i kishim ngarkuar si detyrë, ku do t'i shpjegonim popullit se si e kuptojmë ne bashkimin, me kë bashkohemi ne dhe si mund të bash-

këpunojmë me Ballin Kombëtar etj., etj. Gjithashtu i kërkonim edhe rezolucionin[1]. Për rezolucionin i kishim thënë Sejfullait se, mbasi ta mbaronte së redaktuari, duhej të na e çonte ta shihnim edhe ne një herë pastaj të shtypej, por ju e keni dhënë për të shtypur; për ta ndarë, mos e ndani pa ju lajmëruar e pa na dërguar një kopje ta shohim edhe ne. Na bënit fjalë për një artikull të Sejfullait, që s'e gjejmë në letrën që na dërgove dhe që s'dimë a e ke harruar atje apo e ke dërguar në Tiranë, por, sidoqoftë, i thuaj Sejfullait se me një lule s'vjen behari dhe me një artikull në tre muaj nuk mund të shkojë puna përpara; na duket se ai mund të mendojë vetë për me shkrue diçka, por në qoftë se i mungojnë temat, mund edhe t'i dërgojmë, por e dimë që ai s'bën artikuj *sur commande*[2], të paktën të bëjë pa komandë.

Fiqri Dine, Bazi i Canës, Myftar Kaloshi, Muharrem Bajraktari, Sulë Kurti, Cen Elezi kanë hedhur një trakt në emër të «partisë nacionalzogiste» dhe thërresin popullin që, nën flamurin e Zogut, të shpallë lirinë dhe se mbreti «i dashur, i shtrenjtë, yll i Shqipërisë» etj. ka derdhur gjak e po derdh, po përpiqet për Shqipërinë e për kombin dhe është fjalosur me Çërçillin etj., etj. Një i tillë trakt natyrisht ka hedhur alarmin në të gjithë ata elementë që kanë frikë nga Zogu dhe, si janë të shpartalluar dhe të paorganizuar vetë, e kujtojnë këtë një forcë të madhe. Këta elementë natyrisht kërkojnë mbështetje, dhe këtë mbështetje nuk mund ta

---

1 Rezolucioni i Konferencës së Dytë Nacionalçlirimtare.
2 Frëngjisht — me porosi.

gjejnë veçse te ne. Ky trakt po ndihmon situatën tonë dhe këta zogistë kanë gjetur momentin më të keq për ta shpallur këtë punë, moment i keq për ta dhe i favorshëm për ne, sepse hedhja e këtij trakti ndalon grumbullimin e reaksionit në Ballin Kombëtar, sepse të gjithë ata elementë që na luftonin deri dje, duke u hequr si demokratë e të tjera dokrra, e shohin açik se ndejtja e tyre në Ballin është një krim, se kësisoj do të lejojnë e do të favorizojnë forcimin e zogistëve. Ata do të kuptojnë se Balli Kombëtar s'është gjë tjetër veçse një strehim i të gjithë atyre që kërkojnë t'i bëjnë varrin lëvizjes sonë, e cila do të jetë e vetmja mburojë kundër çdo tentative të Zogut; kështu që duken shenjat e para të afrimit me ne të shumë elementëve që kërkojnë të formojnë parti, të hyjnë në Frontin Nacionalçlirimtar. Pra, na duhet njëkohësisht me goditë Ballin dhe me e demaskue dhe, nga ana tjetër, me demaskue dhe partinë zogiste, si një parti jopërparimtare, e cila, në vend që të drejtojë gjithë aktivitetin e vet drejt luftës kundër okupatorit, ajo jo vetëm që s'bën asnjë çap drejt këtij objektivi, por sjell në bisedim dhe kërkon t'i imponojë popullit regjimin e Zogut. Për ne, çdo parti, çdo grumbullim ushtarësh dhe çdo komandë jashtë Frontit Nacionalçlirimtar dhe ushtrisë sonë, janë parti dhe ushtri që duhet të luftohen, se objektivisht bëjnë lodrën e armikut dhe përgatitin ardhjen në fuqi të klikave e të personave. Por duhet të kemi kujdes një gjë, që luftën të mos e drejtojmë të gjithë kundër këtyre rrymave dhe që populli të preokupohet vetëm për këtë çështje dhe të harrojë objektivin kryesor. Nga ana tjetër, ne t'i themi haptazi popullit se ushtria jonë është ajo që do

ta shpëtojë nga çdo rrezik, qoftë i jashtëm, qoftë nga ai zogist, dhe për këtë arsye ai duhet të forcojë Frontin Nacionalçlirimtar dhe ushtrinë, të forcojë këshillat dhe njëkohësisht, kur ai lufton okupatorin, të luftojë dhe të gjithë ata që kërkojnë të sjellin regjimet e vjetra shtypëse. Për bisedimin që mund të ketë pasë Zogu me Çërçillin, si thotë trakti, ju t'i thoni popullit që ne e njohim kush është Zogu dhe se ç'punëra ka bërë në kurriz të popullit tonë, dhe se ai mund të fjaloset çdo ditë me Çërçillin, por neve aq na bën, fatin e vendit tonë do ta vendosim vetëm ne dhe as Çërçilli, as Zogu; këtë na e siguron lufta jonë, na e siguron lufta e gjithë popujve përparimdashës, me në krye Bashkimin Sovjetik. Pra, duhet patjetër të përfitohet nga rasti që na paraqitet për me shpartallue Ballin, për me forcue ndjenjën anti-Zog dhe me forcue Frontin tonë. Në gazetat tona do të dalin dhe artikuj për këtë punë, të cilat t'ua rekomandosh shokëve t'i punojnë, se janë direktiva pune dhe jo muhabete.

Këtej jemi duke formuar Brigadën III, sikundër të kemi shkruar. Disa përpjekje po bëhen dita me ditë me gjermanët, të cilët po përdorin këtë taktikë: meqenëse s'kanë mundësi të futen thellë në tokat tona, bëjnë çdo ditë nga një sulm herë mbi Petrelë, herë mbi Damjan, bëjnë nga një orë ose dy orë pushkë dhe largohen duke lënë disa të vrarë e duke na dëmtuar edhe ne. Qëllimi i tyre është që të mos na lënë t'u afrohemi qendrave të tyre, domethënë qyteteve, dhe t'i sulmojmë.

Ushtarët italianë, që qenë me Haxhi Lleshin, janë ndarë në batalione, njëri nga të cilët, tok me një bateri topash, ju vjen aty. Dakord me oficerët italianë që i ko-

mandojnë, duhet të bëni seleksionimin e të gjithë atyre që luftojnë dhe të tjerët t'i ndani në ekipe dhe t'i vini në çdo punë, që nga ndërtimi i rrugëve deri te zhveshja e misrit e në punë private të katundarëve. Ata që do të luftojnë, t'i çoni në aksione tok me tanët dhe, natyrisht, atje ku do të vendosni ju e t'ia komunikoni edhe komandës italiane. Këtu kemi një nga ata gjeneralët që qenë në Qafë të Shtamës, i cili do të marrë komandën e trupave italiane në Jug dhe ky do të dërgojë nga një oficer në çdo vend që ka italianë, për t'i grumbulluar dhe për t'u dhënë ato udhëzime që të thashë më lart[1].

Paraqitet shumë e nevojshme lidhja jonë me anë të radios e të telefonit. Ne këtu kemi disa radio dhe specialistë, do të përpiqemi t'i instalojmë dhe të lidhemi, se kësisoj, o Bacë, nuk po ecën puna.

Me anë shtypi, organizata e Elbasanit të demaskojë keqas Lef Nosin dhe Ballin Kombëtar, të demaskojë komitetin gjerman[2], të popullarizojë ofensivën dhe përparimet e Ushtrisë së Kuqe, të demaskojë ata njerëz që thonë se Gjermania po tërhiqet vetë nga fronti sovjetik dhe, me një fjalë, të godasë çdo manovër të kolonës së

1 Shtabi i Përgjithshëm i UNÇSH, me qëllim që të sistemonte dhe të organizonte në luftë kundër pushtuesve fashistë gjermanë ushtarët dhe oficerët italianë të dorëzuar pranë formacioneve të UNÇSH, lejoi formimin e «Komandës së Trupave Italiane të Malit» pranë tij dhe pranë shtabeve partizane të qarqeve. Në krye të kësaj komande u vu gjeneral Aci (Azzi).

2 Është fjala për «komitetin ekzekutiv provizor», që u krijua nga pushtuesit hitlerianë më 14 shtator 1943 si «qeveri e përkohshme» e Shqipërisë dhe që përbëhej nga reaksionarë të njohur, bashkëpunëtorë të ngushtë të pushtuesve fashistë italianë dhe gjermanë, me Ibrahim bej Biçakun në krye.

pestë. Të popullarizojë Partinë tonë si parti që është në ballë të luftës dhe që heroikisht po vë gjithë forcat e saj për çlirimin e atdheut dhe të popullit. Të popullarizojë Bashkimin Sovjetik, ndërtuesin e madh të së ardhmes së lumtur të popujve, të çlirimit të tyre dhe mbrojtësin e lirive dhe të drejtave të të gjithë popujve të robëruar.

Për këto, Bacë, shokët këshilloji t'i bëjnë në shkallë të gjerë; shtypi, që di ti, duhet të punojë pa pushuar; në rast se Seferi merret me gjëra të kota, i thuaj se në qoftë se nuk kryen detyrën, do ta ketë keq. S'ka rrugë tjetër, mjaft është tallur dhe, nga ana tjetër, u thuaj shokëve të Elbasanit ta furnizojnë me të gjithë materialin që i duhet dhe tërë propaganda në shtyp të dalë që andej. Për këto punë lër një shok përgjegjës, të cilit shpjegoji mirë detyrën dhe të jetë përgjegjës për të e ta kryejë me përpikëri, se sot më tepër se kurdoherë duhet të dominojmë situatat që po rrokullisen.

Shumë punë sigurisht ke, Baca, por duhet me vënë gjithë forcën që t'i kryesh. Ti e di më mirë se kushdo tjetër që nga mungesa do të bëjmë punën e dhjetë vetave, por që të mund t'ia arrijmë këtij qëllimi, duhet ta sistemojmë punën dhe kurdoherë të kemi parasysh që t'u japim punë shokëve që kemi rrotull, t'i ndihmojmë këta, duke i mësuar dhe duke u dhënë punë me përgjegjësi dhe me i ba udhëheqës. Më tepër se kurrë në këto momente, kur puna zhvillohet me kaq shpejtësi, paraqitet urgjente formimi i kuadrove drejtues dhe udhëheqës. Duhet të mendojmë seriozisht për këtë dhe të vëmë forcat, të mos na zërë gjumi një minutë, derisa ta plotësojmë këtë nevojë. Nga ne pret Partia, që

ta përmbushim këtë të metë, dhe, për të ngritur lart emrin e Partisë sonë, ne duhet të sakrifikojmë çdo gjë. Kjo duhet të jetë parulla e gjithë shokëve në punë.

Shumë të fala

[*Enver Hoxha*]

*Botuar për herë të parë në: Enver Hoxha. Vepra, vëll. 1. Tiranë, 1968*

*Botohet sipas kopjes së daktilografuar që gjendet në Arkivin Qendror të Partisë*

# LËVIZJA NACIONALÇLIRIMTARE DO T'I PRESË RRUGËN ÇDO TENTATIVE TË RIKTHIMIT TË REGJIMIT TË VJETËR

*Letër drejtuar Komitetit Qarkor të Partisë Komuniste të Shqipërisë për Tiranën*

**29 shtator 1943**

Të dashur shokë,

Mora fletushkën tënde (Detit)[1], ku prisja të më thoshe diçka për traktin që kanë hedhur Bazi i Canës e kompani me emrin e «partisë nacionalzogiste». Për këtë trakt e për këtë parti ne mendojmë kësisoj: Për sa i përket partisë, s'ka dyshim që kjo bën pjesë ndër ato parti jopërparimtare e që objektivisht bëjnë lodrën e okupatorit, është nga ato parti që dalin jashtë lëvizjes nacionalçlirimtare për të luftuar lëvizjen, për të ndihmuar okupatorin dhe për të sjellë në fuqi klika ose persona. Për këtë arsye ne duhet ta luftojmë këtë, sikundër bëmë dhe për Ballin. Bazi kërkoi të legalizonte

---

1 Pseudonimi i Nako Spirut, në atë kohë anëtar i Byrosë Politike të KQ të PKSH dhe sekretar politik i KQ të Rinisë Komuniste të Shqipërisë.

tërheqjen e tij nga lëvizja jonë, duke kërkuar që ne t'i botonim atë deklaratën e errët që i shtypi Balli e që e kishte qëllimin këtu, por ne s'e hëngrëm dhe këtu jemi në pozita ta akuzojmë këtë si një që dezerton dhe shkel besën dhe betimin. Tani për tani ne mendojmë ta goditim këtë parti, që po formohet progresivisht, që kështu lufta jonë të mos degjenerojë në një luftë partish dhe kujdesin e popullit dhe luftën e tij të mos e shpiem në këtë drejtim dhe të mos bëjmë që populli të harrojë okupatorin e Ballin dhe gjithë reaksionin tjetër të fshehur nën çdo maskë. Ky trakt, sikundër e keni konstatue edhe ju, ka hedhur të ngjethura në kurrizin e shumëkujt që tmerrohet nga një rrezik zogist. Këta zotërinj deri tani ishin në gjumë, ose përkëdhelnin idenë se Bazin a zogistët do t'i kishin si vegël për të realizuar qëllimet e tyre, dhe tani ata shohin se u del ndryshe, gjithsecili kërkon të tërheqë jorganin nga këmbët e tij, duke kujtuar se erdhi fundi që të ndajnë plaçkën. Këta elementë deri tani kanë vegjetuar në radhët e Ballit ose kanë qëndruar jashtë, por një gjë kanë bërë: të na luftojnë ne me çdo mjet. Përpara këtij rreziku të Zogut, këta elementë do të ndryshojnë pozita, mendojmë ne, dhe do të kërkojnë të na afrohen, se për të shpëtue nga ai hall ata e dinë se kush mund t'i shpëtojë, ata e dinë se vetëm lëvizja jonë është ajo që do t'i presë këmbët çdo tentative të rikthimit të regjimit të vjetër. Ky trakt i zogistëve vjen në moment të keq për reaksionin, tamam kur ky përpiqej të grumbullohej në Ballin dhe të forconte pozitat e luftës kundër nesh. Ky trakt dhe puna që do të bëjmë ne, duke e shfrytëzuar këtë rast, do të tronditë radhët e Ballit, që si kur-

doherë, nuk do të dijë të mbajë një qëndrim, dhe kredia në popull, i cili është antizogist, do t'i bjerë. Prandaj ne mendojmë që s'duhet humbur kohë, por zjarr për zjarr t'i vëmë zjarrin Ballit dhe zogistëve dhe në këtë përpjekje ne mendojmë se do të fitojmë shumë dhe s'do të humbasim hiçgjë, sepse Bazi i Canës për ne qe një hiç i madh. Për këtë arsye unë kam bërë një artikull[1], të cilin këndojeni, shtoni diçka dhe ju, por ne mendojmë që fryma dhe qëllimi të jetë ai që ju thashë më lart. Mos u shpejtoni të shtoni gjë për çështjen e traktit, se veçanërisht për atë trakt jam duke bërë një artikull të dytë, i cili do të ndiqet prej një të treti, kështu që tre numra me radhë të gazetës të kenë nga një artikull për këtë çështje dhe një për Ballin, që do të bëni ju duke i ilustruar me dokumente, si për Fiqri Dinen e kompaninë (ato dokumente i kam këtu). Për të goditur Zogun direkt, kjo do të vijë gradualisht; gjithashtu edhe Bazin, me të cilin do të fjalosemi një herë, pastaj t'ia këndojmë dekoratat në gazetë. Pra, duhet sa më parë të dalë «Zëri i popullit», ku të shtypet ky artikull që po të çoj dhe ai që po bën ti, sigurisht për ofensivën sovjetike; dua të them që këto ditë duhet patjetër të dalë ky numër dhe, pas këtij numri, të përgatitet numri i dytë, i cili të ndjekë të parin pas katër ditësh. Kjo duhet patjetër, shokë, e bëni këtë sforco, sepse ne mendojmë që kjo është e nevojshme dhe e frytshme. Përveç punës me shtyp duhet që gji-

1 Ky artikull u botua në gazetën «Bashkimi», nr. 4, tetor 1943, me titull «Nuk mund të përsëritet koha e vjetër». (Shih në këtë vëllim, f. 602.)

thë shokët të fillojnë agjitacionin me gojë, duke i treguar popullit se rreziku i Zogut zhduket vetëm me forcimin e Frontit Nacionalçlirimtar dhe të Ushtrisë Nacionalçlirimtare, se vetëm kështu do të evitohet ardhja e klikave gjakpirëse në Shqipëri. Të theksoni se portat e këshillave nacionalçlirimtarë janë kurdoherë të hapura për të gjithë ata që duan të luftojnë okupatorin, tradhtarët dhe kompromisaxhinjtë.

Ab... Ç..., që është një rekalcitrant[1] e zevzek, kishte ardhur në një fshat afër nesh, atje kishte thirrur M. dhe i kishte thënë që «jam çuar prej Mehdiut, Hysni Pejës, Fuat Asllanit e disa të tjerëve, që të pyes një të Partisë se si e shikon formimin e një partie demokrate, e cila të hyjë në këshilla dhe të luftojë okupatorin e, bashkë me të, edhe zogistët e ballistët, që përpiqen të turbullojnë punët e të sabotojnë luftën».

Ju sigurisht duhet të jeni në korent të këtyre lëvizjeve dhe jo vetëm që të rrini zgjuar, por me shkrime ndër komunikata t'i provokoni këto fisura[2] në radhët e tyre dhe të jeni gati për të manovruar. Këto që po ju them, janë të tepërta, se ju i dini vetë.

Për punën e rinisë ti, Deti, do të na bësh verem. Ku e ke hallin? Po ta themi dhe një herë që rinia do t'i bëjë lidhjet me anë të komitetit (byrosë) që ekziston në repartin ushtarak. Në çdo byro do të ketë nga një përfaqësues të rinisë dhe ai do t'i bëjë raportin byrosë së shtabit, i cili do t'jua komunikojë juve, burrave të Komitetit Qendror të Rinisë (mos u ofendo); gjithë ri-

1 Kryeneç.

2 Nga frëngjishtja — të çara.

ninë në ushtri nuk mund ta quash rini komuniste, se në realitet s'është e tëra, ka të rinj komunistë, por ka edhe të rinj antifashistë.

. . .Mbledhjet që bëni herë pas here me shokë udhëheqës ose aktivistë të Partisë, janë shumë *appréciables*[1] nga ne dhe na vjen keq që s'marrim dot pjesë dhe ne ndër to. Ju lumtë, por edhe ne do të përpiqemi të mos ngelim pas jush; me gjithë fukarallëkun tonë kemi në plan të thërresim një kurs të vogël për komandantë dhe komisarë politikë, se paraqitet urgjente nevoja e shokëve drejtues në ushtri, e sidomos në kushtet ku jemi ne.

Petrela u bë Verdun[2]: herë merret prej gjermanëve, herë prej nesh; tani që ju shkruaj letrën, është në duart tona, nesër të shohim, sido që luftë s'bëhet në atë sektor. Sot ushtarët gjermanë sulmuan italianët, që futeshin në malet tona të shoqëruar prej partizanëve; ishin 500 italianë me 20 automobila; përpjekja u bë afër Damjanit, nuk kemi lajme. Letrat e Nakos janë si receta të vogla, prandaj ti Dr. mos harro të na shkruash gjatë.

*PS* — Kalaja e Petrelës është në duar të gjermanëve.

Të çoni përkëtej dhjetë drejtues njësiti, t'i më-

---

1 Frëngjisht — të çmuara.

2 Krahasim figurativ me betejat e përgjakshme midis ushtrive franceze dhe gjermane që u zhvilluan në rajonin e qytetit francez Verdun, më 1916.

sojmë mbi luftën e qytetit dhe përdorimin e eksploziveve.

Komunikimin nga Moska për vajtjen e Vishinskit në Algjer e vini në reliev në «Zërin e popullit», bëni dhe një koment në faqen e tretë a të katërt.

Të fala shumë

*Taras*

*Botuar për herë të parë në: Enver Hoxha. Vepra, vëll. 1. Tiranë, 1968*

*Botohet sipas origjinalit që gjendet në Arkivin Qendror të Partisë*

## VETËM PUSHTETI I KËSHILLAVE. ASNJË KOMPROMIS!

*Letër drejtuar komiteteve qarkore të Partisë Komuniste të Shqipërisë*

**1 tetor 1943**

SHOKUT...

PËR VEPRIM GJITHË KOMITETEVE QARKORE TË PARTISË

Ju kemi çuar disa letra; deri tani besojmë se i keni marrë dhe i keni punuar. Në këto momente paraqitet urgjent dërgimi i lajmeve dhe i raporteve të imëta nga ana juaj, sepse vetëm në këtë mënyrë do të mund të ndihmojmë shoqi-shoqin dhe t'u japim një zgjidhje të shpejtë dhe të drejtë çështjeve që po rrokullisen.

Në radhë të parë na paraqitet **çështja e pushtetit**, dua të them vendosja kudo e këshillave nacionalçlirimtarë, forcimi i tyre dhe mbrojtja e tyre nga çdo tentativë e Ballit ose e ndonjë partie tjetër, që do të përpiqet t'i sabotojë ose t'i luftojë haptazi. Për këtë punë nuk duhet të ketë dy kuptime: vetëm pushteti i këshillave duhet të ekzistojë dhe asnjë pushtet tjetër, nuk ka

kompromis dhe dualitet në këtë gjë. Për këtë shkak ne duhet të jemi të zgjuar dhe jo të flemë e ta lëmë Ballin të hyjë në ndonjë vend dhe atje ai të bëjë ligjin e të vetëvendosë, kurse ne të lidhim duart dhe të kënaqemi me një luftë politike. Në këtë kohë forcat tona, që në shumë raste janë më të shumta se ato të Ballit, presin duarlidhur që demaskimi i Ballit të bëhet komplet dhe pastaj të shohin a mund të veprojnë. Këtë e them që veprimet e ndryshme që kanë bërë shokët në krahina të na shërbejnë si mësime. Për shembull, në Gjirokastër ballistët hynë të parët në qytet me 600 bashibozukë, dhe Ali bej Këlcyra, Bahri Omari dhe Koço Muka kanë marrë frenat dhe po shesin mend në Gjirokastër. Shokët tanë hynë më vonë në qytet me 1 500 veta, thonë, dhe në vend që t'i spastrojnë këto plehra që andej, po kënaqen me një luftë politike kundër tyre, ndërsa gjatë kësaj kohe Balli vazhdon punën e tij[1]. Puna politike kundër Ballit nuk duhet të jetë e vetme në këto raste, ajo duhet të ndihmojë veprimet ushtarake, të cilat duhet të jenë decizive; nuk mjaftojnë mitingje dhe konferenca, por duhet menjëherë të merret pushteti, të organizohen komandat dhe të stabilizohet pushteti i këshillave, duke mbajtur disiplinën, rregullin, duke organizuar jetën në qytet dhe duke luftuar me ashpërsinë më të madhe dhe me pushkë në dorë të gjitha padrejtësitë dhe vjedhjet që i bëhen popullit nga kushdo që të

1 Pas kapitullimit të Italisë fashiste në shtator 1943, Komiteti Qarkor i PKSH për Gjirokastrën, që drejtohej nga Bedri Spahiu, nuk mori masa për shkatërrimin e aparatit të pushtetit të vjetër, por lejoi që ky aparat të vihej nën kontrollin e Ballit Kombëtar dhe të përdorej prej tij.

jetë. Nuk duhet të qëndrojmë spektatorë përpara poshtërsive të Ballit dhe të presim që nga këto gjeste Balli të demaskohet; ne duhet të ndërhyjmë dhe t'i godasim pa mëshirë. Asnjë hezitim kur është puna për të mbrojtur popullin. Ndryshe ne e kemi të humbur në qoftë se veprojmë me zemër prej murgeshe. Balli nuk ta liron pushtetin, dhe askush tjetër, në qoftë se nuk e rrëmben me forcë, se është e drejta jote dhe e popullit. Në Berat ngjet, gjithashtu, po ky avaz: nga një anë pushteti i Ballit e, nga ana tjetër, pushteti ynë dhe, nëpërmjet të dyve, xhandarmëria e vjetër mban qetësinë. Për Ballin, të gjitha raportet që na vijnë nga shokët tanë s'kanë të tjerë terma veçse këta: «Balli s'qenka gjë, ai demaskohet, ai bën gabime, ai udhëhiqet prej reaksionarëve, populli e urren» etj., etj. Për këshillat thuhet kudo, në radhë të parë, se janë të fortë, të organizuar, por, mjerisht, Balli Kombëtar edhe në Berat është shtruar dhe po çjerr e pret si një pushtet më vete. Nga populli marrim vesh (se raporte andej na vijnë shumë rrallë, sëmundje kjo e gjithë shokëve, të cilët ende s'e kanë kuptuar rëndësinë e centralizimit të punës dhe mbajtjen në korent të Komitetit Qendror) që vetë Abaz Ermeni del nëpër qytet dhe çjerr me duart e veta afishet e «Zërit të popullit», që gjermanët janë tek Ura e Hasan Beut dhe ata, mbasi kontrollohen prej shokëve tanë, kanë të drejtë të hyjnë në qytet dhe të blejnë plaçka[1]. Këto gjëra s'na besohen, s'na besohet

1 Në shtator-tetor 1943 komanda partizane e qarkut të Beratit, që drejtohej nga Gjin Marku, pa dijeninë e Shtabit të Përgjithshëm dhe në kundërshtim me vijën e Partisë, lejoi hyrjen e lirë të forcave gjermane në Beratin e çliruar nga

që shokët tanë të kenë arritur në atë shkallë sa të bëjnë të tilla kompromise, por flitet me aq insistim në popull saqë shokët në Tiranë janë të alarmuar, se edhe Balli filloi të flasë për këtë gjë. «Perëndia» të na ruajë nga ata shokë që i kanë mendtë prapa kokës! Prandaj këtë gjë t'ua futni mirë në kokë shokëve. Përpara Ballit dhe kompromisaxhinjve të tjerë s'ka dobësi, rruga është e qartë dhe pa kthesa. Kthesa ka vetëm për ata që ishin të gënjyer dhe që pranojnë vijën tonë, por për të tjerët ka plumba kokës. Në lidhje me këtë duhet të dini se sot është momenti më shumë se kurrë që elementët e poshtër të qërohen, të qërohen pa mëshirë ata armiq të popullit që kanë sabotuar luftën, që janë vegla të okupatorit, që luftojnë komunizmin dhe Partinë tonë; mos u merrni me krimbat e vegjël, por me ata që kanë luajtur fillin e poshtërsive.

**Çështja e Ballit Kombëtar** duhet të merret me seriozitetin më të madh dhe, para së gjithash, për ta luftuar armikun më së miri duhet të njohësh forcat e tij, forcat reale dhe jo në tym. Për fat të keq, shokët tanë ende i bëjnë hesapet kaluar, pastaj kur vjen puna në gllup, si themi ne andej, ata fillojnë të flasin përçart. Mbaroi çështja e bashkimit me Ballin, s'jemi më në atë periudhë, tani Balli duhet të demaskohet si një organizatë reaksionare që bën lodrën e okupatorit; njëkohësisht të demaskohen sistematikisht të gjithë krerët

forcat e Ushtrisë Nacionalçlirimtare. Ky akt përbënte një faj shumë të rëndë dhe si i tillë u dënua nga Partia. Gjin Marku u përjashtua nga KQ i PKSH.

e tij, sidomos ata të krahinës suaj. Demaskimi të bëhet i vazhdueshëm; sikundër e shihni ne vemi drejt likuidimit të Ballit dhe jo drejt bashkimit me të. Ne bashkohemi vetëm me ata elementë që njohin gabimet e tyre, që pranojnë vijën tonë dhe hyjnë në radhët tona, dhe aspak me organizatën e Ballit. Për këtë arsye në çdo moment dhe kudo Ballin duhet ta demaskojmë dhe të mos e lëmë në asnjë mënyrë që ai të zërë tokë. Nëse ai gjen rast të vendoset në ndonjë fshat a qytet, duhet të vepronі përnjëherësh edhe politikisht edhe ushtarakisht kundër tij; në rast se ushtarakisht s'jeni në gjendje, duhet ta goditni politikisht, por s'duhet të harroni asnjë moment për të përgatitur grushtin që duhet t'i jepni ushtarakisht. S'ka rrugë tjetër.

Letrat tona dhe artikujt e «Zërit të popullit» e të «Bashkimit» të mos jenë për shokët artikuj sa për të shkuar kohën, por artikuj direktivë, të cilët duhet të punohen. Këta artikuj duhet të shpërndahen me shumicë, duke i riprodhuar veç e veç e duke shënuar poshtë: «Marrë nga «Zëri» ose «Bashkimi»». Përveç kësaj, duhet t'ia shpjegojmë mirë popullit pse ne po e godasim kësisoj Ballin, sepse shumë miq tanët nuk e kuptojnë mirë fjalën bashkim: ne s'duam bashkim për bashkim, por bashkim të sinqertë dhe në luftë të ashpër e të papreré kundër okupatorit.

**Çështja e një trakti që ka hedhur «partia nacional-zogiste»** dhe që po e mbyll këtu brenda. Ç'qëndrim duhet të mbajmë ne në këtë rast dhe në ç'mënyrë duhet të përfitojmë? Ne mendojmë se ky trakt është hedhur në një moment të keq për reaksionin dhe në një mo-

ment të favorshëm për ne. Ky trakt vjen kur reaksioni po i grumbullon të gjitha forcat e tij në Ballin Kombëtar për të na luftuar më mirë ne dhe lëvizjen nacionalçlirimtare. Me daljen e këtij trakti shumë vetave u shkojnë të ngjethura në trup dhe fillojnë të mendojnë seriozisht për rrezikun e Zogut, që lufta kundër nesh i kishte bërë ta harronin për një moment. Këta njerëz, qofshin në Ballin, qofshin jashtë Ballit, por që tërë kohën s'kanë bërë tjetër veçse na' kanë hedhur gurë, e realizojnë vetë se kush mund të jenë ata që do të qëndrojnë ballë një rreziku eventual të Zogut; ata e dinë që s'do të jetë Balli ajo organizatë, përkundrazi Balli mund të hidhet edhe në prehrin e Zogut. Këta elementë, pra, që vënë gishtin në kokë dhe lëvizin në Ballin, këta do të kërkojnë të afrohen me ne dhe të luftojnë Ballin e Zogun. Kështu, në radhët e reaksionit që grumbullohet në Ballin, ky trakt do të jetë një nga shkaqet e përçarjes. Këto momente nuk duhet të na shkojnë pa përfituar prej tyre. Pra, këshilloheni të vazhdoni demaskimin e Ballit dhe njëkohësisht t'i bini kokës partisë zogiste. Në demaskimin e kësaj partie duhet të kemi kujdes që të mos biem në gabime e në kurthin që mund të ketë ngrehur okupatori; dua të them që ky demaskim të mos bjerë si bombë, në mënyrë që gjithë lufta jonë dhe kujdesi i popullit të drejtohet vetëm kundër rrezikut zogist dhe të harrohet objektivi kryesor që është lufta kundër okupatorit. Këtë trakt duhet ta demaskojmë si një trakt të një partie jopërparimtare, të një partie që objektivisht bën lodrën e okupatorit, sepse kjo parti gjoja nacionale, në vend që ta drejtojë gjithë aktivitetin e saj në luftë kundër okupatorit, sjell

*sur le tapis*[1] çështjen e regjimit të Zogut dhe kërkon t'i imponojë popullit një regjim nga lart e kundër vullnetit të tij. Kjo parti doli dhe vepron jashtë Frontit Nacionalçlirimtar, por çdo parti e tillë dhe çdo grumbullim forcash jashtë Frontit dhe Ushtrisë Nacionalçlirimtare duhet të luftohet si parti që bën lodrën e armikut dhe si forcë bashibozuke, që përpiqet të sjellë ditë të zeza për popullin dhe të vendosë në vendin tonë regjime të klikave dhe të personave. Sa për Zogun, me anë të propagandës me gojë t'ia përsëritim popullit se kush është Zogu, se ç'ka bërë Zogu dhe se ai mund të bisedojë dita me ditë me Çërçillin. Fatin e popullit tonë do ta vendosë vetë populli dhe regjimin do ta zgjedhë ai vetë. Të demaskohen njerëzit që kanë firmuar traktin, si njerëz që deri dje kanë qenë të lidhur me okupatorin e që tani, kur po afrohet ora e drejtësisë, kërkojnë të gjejnë një strehë, ku të fshehin poshtërsitë e tyre, dhe këtë strehë ata nuk mund ta gjejnë veçse te një parti e falimentuar si ajo zogiste. Sa për Bazin ju mund të thoni vetëm se ai me këtë trakt tregoi me të vërtetë qëllimet e tij, të cilat janë jashtë direktivave të Frontit Nacionalçlirimtar. Deri tani ai s'ka hedhur asnjë pushkë kundër okupatorit. Mirëpo ky trakt, në të cilin figuron edhe emri i tij, bën objektivisht lojën e okupatorit, se lë mënjanë luftën kundër këtij të fundit dhe hedh në shesh çështjen e regjimit dhe kërkon që këtë regjim t'ia imponojë popullit nga lart, kurse tani është momenti që të luftojmë okupatorin që është brenda; sa për regjimin, atë do ta

1 Frëngjisht – në shesh.

zgjedhë vetë populli dhe askush tjetër. Ju, pra, duhet ta kuptoni mirë se si duhet të veproni për këtë gjë, sepse kjo është një çështje shumë delikate, nga e cila mund të përfitojmë; të veproni në një mënyrë që populli ta shohë haptazi se shpëtimi i tij, si nga okupatori, ashtu edhe nga çdo armik i brendshëm, që kërkon të sjellë përsëri ditët e zeza, është vetëm Lufta Nacionalçlirimtare, se për të përmbushur dëshirat e tij ai duhet të luftojë pa mëshirë okupatorin, tradhtarët dhe çdo parti që përpiqet të sabotojë luftën tonë, duhet të grumbullohet rreth këshillave, të forcojë ushtrinë e tij, Ushtrinë Nacionalçlirimtare. Pra, demaskimi i kësaj partie të vijë progresivisht dhe të mos mërzitemi që s'i vemi përnjëherësh deri në fund; së shpejti do të kemi rast që t'ia heqim fare petën byrekut. Ndodh një gjë, si e marrim vesh nga populli, dhe jo zyrtarisht, që Bazi nuk ka dijeni për këtë trakt (gjë që s'e besojmë) dhe që ky do ta përgënjeshtrojë, duke treguar se është besnik i lëvizjes nacionalçlirimtare. Sidoqoftë ne s'na pengon gjë që të godasim një trakt që është hedhur në popull. Nga ana tjetër, së shpejti do të mësojmë qëndrimin e Bazit, sepse Këshilli i Përgjithshëm do t'i kërkojë hesap dhe qëndrim të qartë.

Në bazë të traktit zogist dhe të udhëzimeve që japim më lart, ju mund të shkruani diçka në komunikatën që nxirrni në qytet.

**Çështja e Partisë** duhet të jetë për ju preokupacioni i parë, në mënyrë që ta bëni atë motorin e shëndoshë dhe të sigurt në çdo fushë veprimi, sidomos në këto momente kaq vendimtare. Partia jonë duhet të

jetë në lartësinë e rastit. Kësaj gjëje mund t'ia arrini vetëm me një punë të rregullt dhe kur shokët të japin maksimumin e rendimentit dhe të mos i zërë gjumi, derisa puna të kryhet ashtu si duhet ta kryejnë komunistët dhe jo përciptazi. Duhet të forconi radhët e Partisë me elementë të rinj e të vendosur dhe t'i ruani këto radhë nga plehrat e sëmura, duhet t'i ngrini, si politikisht, ashtu edhe organizativisht, dhe t'i bëni këta udhëheqës dhe administratorë. Të mbani çdo ditë konferenca, mitingje në popull, në rini dhe në gratë antifashiste. Të shumëzoni agjitacionin dhe propagandën me shkrim dhe kjo të bëhet një ushqim i përditshëm për popullin.

Për **çështjen e misioneve angleze,** në qoftë se keni, qëndrimi kundrejt tyre duhet të jetë i qartë. Ato janë këtu përfaqësuese të ushtrisë angleze dhe si të tilla duhet të përkrahin ata që luftojnë kundër okupatorit; në asnjë mënyrë ato s'kanë të drejtë të përzihen në punët tona të brendshme dhe ushtarake. T'u thuhet haptazi qëndrimi ynë karshi Ballit dhe çdo partie tjetër, dhe për çdo gjë që ato do të bëjnë në favor të tyre dhe në disfavor të luftës që bën populli shqiptar, do të jenë përgjegjës para qeverisë së tyre dhe para nesh. Në asnjë mënyrë të mos merren si arbitra për të zgjidhur çështjet tona dhe të Ballit, këto ne i rregullojmë vetë; ato mund të veprojnë si t'u dojë qejfi, ne kemi për detyrë t'u bëjmë vërejtjet, sepse jemi në vendin tonë dhe jemi ne që bëjmë ligjin këtu; pastaj ne jemi të lirë të veprojmë ashtu si na e lyp interesi i vendit tonë, i popullit tonë dhe i luftës sonë, që është e lidhur

ngushtë me luftën që bëjnë popujt e demokracive të mëdha dhe jo me ato që kërkon të bëjë misioni anglez në qarkun tuaj.

Ne i njohim kush janë amerikano-inglizët dhe nuk harrojmë për asnjë çast se ata janë kapitalistë, se ata janë kundër komunizmit, kundër socializmit; as ata nuk harrojnë kush jemi ne, por as ne nuk harrojmë kush janë ata. Tani jemi në aleancë me ta kundër fashizmit italian dhe nazizmit gjerman dhe ne i qëndrojmë besnikë kësaj aleance. Por ne nuk kemi lejuar dhe nuk do të lejojmë kurrë që ata të ndërhyjnë në punët e brendshme të Shqipërisë. E kaluara e hidhur e popullit tonë nuk do të përsëritet më. Këtë nuk do ta lejojnë PKSH dhe populli shqiptar.

Shumë të fala

Për Komitetin Qendror të Partisë Komuniste të Shqipërisë

*Shpati*

*Botuar për herë të parë në «Dokumente kryesore të PPSH», vëll. I, Tiranë, 1960*

*Botohet sipas: Enver Hoxha. Vepra, vëll. 1. Tiranë, 1968*

# POPULLI TË SHOHË HAPUR SE SHPËTIMI I TIJ ËSHTË VETËM LUFTA, KËSHILLAT DHE USHTRIA NACIONALÇLIRIMTARE

*Letër drejtuar Komitetit Qarkor të Partisë Komuniste të Shqipërisë për Gjirokastrën*

**1 tetor 1943**

KOMITETIT QARKOR TË GJIROKASTRËS

Të dashur shokë,

Morëm letrën tuaj në datën 27.9.1943. Ju kemi çuar dy letra, ku ju jepnim udhëzime se si duhej të vepronit në rast se qyteti ishte i çliruar. Nga letra juaj kuptojmë një gjë, që Balli Kombëtar, me forcat mercenare të tij, po bën ligjin në atë qytet, ai është i instaluar si pushtet dhe me njerëzit e tij, që arrijnë në 500-600 veta, ai ka mbërritur të futë terrorin në popull dhe të grabitë. Nuk kuptojmë një gjë në këtë mes. Si bëhet që forcat tona, që shkruani se arrijnë në 2 000 veta, lanë të hyjnë njerëzit e Ballit në qytetin e Gjirokastrës, gjithashtu edhe të Delvinës, ndoshta edhe gjetkë? Na duket se e keni nënvleftësuar shumë forcën e Ballit, i cili, ashtu si është, e bën punën e tij dhe

s'na pyet aspak, kurse ne mbetemi vetëm në konstatime të përgjithshme, duke këqyrur që Balli po vjedh, që Balli po drejtohet prej reaksionarëve, që Balli po diskreditohet në popull, dhe me gjithë këto ai qëndron i shtruar në Gjirokastër, kurse ju kënaqeni të bëni vetëm punë politike dhe t'i shihni me duarkryq këta maskarenj të veprojnë dhe të dalin e të mbajnë konferenca nëpër qytet. Diskreditimi i Ballit dhe urrejtja e popullit për të, na duket se duhet të na shërbejë për diçka, jo për të bërë polemikë me fjalë me Ali Këlcyrën me shokë: **por t'i spastrojmë ato plehra, me forcë e me armë të marrim pushtetin në dorë, të qërojmë vendin nga bashibozukët dhe të stabilizojmë rregullin e qetësinë. Të ngrehim përnjëherësh pushtetin e këshillave, dhe këtë ta mbrojmë me çdo kusht. Nuk duhet të kufizohemi vetëm me punë politike, por kjo punë politike duhet të forcohet me veprime ushtarake dhe veprime energjike, derisa të mos ketë tjetër pushtet atje, përveç tonit. Këto janë detyrat tuaja imediate, që duhet t'i kryeni patjetër.**

Me majorin anglez qëndrimi juaj duhet të jetë i qartë. Ai është këtu përfaqësuesi i ushtrisë angleze dhe si i tillë duhet të përkrahë ata që luftojnë kundër okupatorit. Në asnjë mënyrë ai s'ka të drejtë të përzihet në punët tona të brendshme e sidomos ushtarake. T'i themi haptazi qëndrimin tonë karshi Ballit Kombëtar, dhe për çdo gjë që ai do të bëjë në favor të tij dhe në disfavor të luftës që bën populli shqiptar, do të jetë vetë përgjegjës përpara qeverisë së tij dhe përpara nesh. Në asnjë mënyrë të mos merret si arbitër për të zgjidhur çështjet tona dhe të Ballit, këto i rregullojmë vetë, ai

mund të veprojë si t'i dojë qejfi, por edhe ne pastaj jemi të lirë të veprojmë ashtu si na e lyp interesi i vendit tonë, i popullit tonë, gjithashtu edhe i luftës sonë, që është e lidhur ngushtë me luftën që bëjnë popujt e demokracive të mëdha dhe jo me ato që mund të kërkojë të bëjë majori anglez. Balli Kombëtar mund t'i bëjë njëqind e një promemorie, ne promemoriet ia bëjmë popullit tonë dhe aq na bën për punët që do të bëjnë Ali Këlcyra me Bahri Omarin e shokë. Punët tona të jenë kësisoj me majorin anglez.

Bashkimi me Ballin Kombëtar tani është një punë e vdekur dhe s'bisedohet më për atë punë. Tani bisedohet shpartallimi i Ballit Kombëtar dhe ata elementë që hiqeshin ballistë e që e kuptojnë punën e fëlliqur të Ballit duhet të futen në radhët tona. S'ka më bashkim me Ballin, zhdukeni këtë iluzion, dhe as kemi ndonjë fitim për t'ia arritur kësaj pune. Me një organizatë që ka në shpirt kompromisin, që s'ka hedhur asnjë pushkë kundër fashizmit dhe që vazhdon të mos hedhë asnjë kundër gjermanëve, por i ndihmon këta për të na vrarë, me një organizatë që gjithë aktivitetin e saj e ka drejtuar kundër lëvizjes sonë, kundër komunizmit dhe Partisë Komuniste, s'kemi se si bëjmë bashkim. Për t'ia arritur këtij bashkimi kemi punuar kaq kohë, kemi bërë kaq përçapje, kemi bërë veshin të shurdhër përpara sharjeve të tyre të ndyra, kemi sakrifikuar shokë, që na janë vrarë poshtërsisht prej tyre, por tani është mbushur kupa. Ne Ballin Kombëtar do ta luftojmë si një organizatë reaksionare që i shërben armikut, dhe vetëm me ata njerëz që mohojnë të shkuarën e tyre në Ballin, duke e demaskuar botërisht,

tok me gabimet e tyre, dhe që pranojnë të hyjnë në radhët tona e të luftojnë okupatorin, vetëm me ata mund të bashkëpunojmë. Prandaj, demaskimi i Ballit dhe i eksponentëve të tij të bëhet në shkallë të gjerë dhe populli ta marrë vesh një herë e mirë se kush janë ata bukuroshë. Luftën që po i hapim Ballit duhet t'ia shpjegoni mirë popullit dhe për t'ia shpjeguar duhet që ju ta keni kuptuar mirë esencën e kësaj lufte që po i bëhet kësaj organizate, duhet të keni kuptuar mirë letrat tona si dhe artikujt e «Zërit të popullit» dhe të «Bashkimit». Materialin propagandistik të mos e pritni vetëm t'jua dërgojë Tirana, por ta riprodhoni vetë, sepse ju punoni në një qytet të lirë, kurse Tirana punon nën tmerrin e Gestapos dhe të agjentëve të saj.

Këto ditët e fundit u hodh një trakt nga «partia nacional-zogiste». Poshtë këtij trakti figuronin emrat e Fiqri Dines, Muharrem Bajraktarit, Bazit të Canës, Myftar Kaloshit e të disa majorëve zogistë të tjerë. Ky trakt thërriste popullin të shpallte lirinë nën flamurin e Zogut, «mbretit të dashur, yllit të Shqipërisë» etj., etj. gjëra të tilla. Kjo parti, sikundër edhe Balli e çdo parti tjetër që del dhe punon jashtë Frontit Nacionalçlirimtar, duhet të luftohen si parti jopërparimtare, sepse objektivisht këto parti bëjnë lodrën e okupatorit, dhe çdo grumbullim ushtarak e komandë jashtë Ushtrisë Nacionalçlirimtare janë grupe bashibozukësh, që përpiqen të sjellin në fuqi regjimin e vjetër dhe klika e persona në fuqi. Ky trakt i hedhur prej kësaj partie zogiste erdhi tamam në momentin e duhur për ne dhe bile të favorshëm, se në atë moment Balli Kombëtar përpiqej të grumbullonte rreth tij gjithë reaksionin

dhe ta hidhte në luftë kundër nesh. Ngjet që në Ballin Kombëtar ka mjaft elementë antizogistë dhe që tmerrohen nga ardhja e Zogut këtu. Këta elementë, që deri dje na luftonin, e kishin harruar Zogun ose e quanin një rrezik të largët dhe do të mundnin me «organizimin e tyre» ta luftonin, por tani atyre u shkojnë ethe në kurriz, se e dinë fare mirë sa forca ka Balli dhe ç'elementë ka në Ballin «të aftë për të luftuar një rrezik zogist». Ata e dinë, nga ana tjetër, se kush janë ata që do ta luftojnë realisht kthimin në Shqipëri të një regjimi të tillë. Kështu që këta njerëz do të kërkojnë një mbështetje, dhe këtë mbështetje do ta gjejnë vetëm te ne. Prandaj ata do të fillojnë të tërhiqen nga Balli dhe të afrohen me ne. Nga ana tjetër, shumë njerëz kanë qëndruar deri tani indiferentë, por kur shohin se flitet për një ardhje të Zogut në fuqi, ata frikësohen. Populli, po ai malum, në shumicën më të madhe është antizogist. Në këtë situatë ne, po të dimë të veprojmë, mund të përfitojmë shumë si në likuidimin e Ballit, si në likuidimin e zogistëve dhe diskreditimin e kësaj tentative të tyre, ashtu edhe në forcimin e pozitave tona. Tani ju duhet njëkohësisht të vazhdoni demaskimin e Ballit e të të gjithë atyre që e udhëheqin, veçanërisht në krahinën tuaj dhe, nga ana tjetër, të luftoni çdo parti tjetër që vepron jashtë lëvizjes nacionalçlirimtare. Kjo s'do të thotë se jemi kundër formimit të partive të ndryshme politike, por këto parti, që të mund të formohen, duhet që në programin e tyre të kenë në ballë të parë luftën kundër okupatorit, luftën me prova dhe jo me fjalë dhe këto parti të marrin pjesë në Frontin Nacionalçlirimtar, duke pasur

të drejtë të ruajnë individualitetin e tyre. Për çështjen e Zogut, me anën e propagandës mund t'i themi popullit se «Zogu është ky», se «ka bërë këtë ose atë», se «ai në vend që të luftonte, shkoi pa hedhur asnjë pushkë», se «Zogu po të ishte nga ata burra, duhej të vinte të luftonte dhe jo të bënte qejf andej», se «Çërçilli mund të fjaloset dita me ditë me Zogun, neve aq na bën», se «për fatin tonë nuk do të vendosë as Zogu, as Çërçilli, por do të vendosim ne vetë, me armët që kemi në dorë, dhe këtë të drejtë na e ka siguruar lufta jonë, na e siguron lufta e popujve përparimdashës në botë dhe, në radhë të parë, Bashkimi Sovjetik». (Këtu të propagandoni në shkallë të gjerë Bashkimin Sovjetik, ofensivën e tij të shkëlqyer dhe dërgimin në Algjer të Vishinskit, i cili do të bëjë pjesë në komisionin e zbatimit të armëpushimit me Italinë dhe do të ndihmojë në zbatimin e vetëvendosjes së çdo populli që çlirohet nga okupatori.) Të demaskohen njerëzit që kanë firmuar këtë trakt, si Fiqri Dinja e të tjerë, të cilët deri dje kanë bërë lodrën e armikut, kurse tani, që po u afrohet ora e drejtësisë, kërkojnë të gjejnë një strehë, ku të fshehin poshtërsitë e tyre dhe, sigurisht, këtë strehë nuk mund ta gjejnë veçse në një parti të falimentuar si ajo e Zogut. Sa për Bazin e Canës, ju mund të thoni vetëm që ai me këtë trakt tregoi me të vërtetë qëllimet e tij, të cilat janë jashtë direktivave të Frontit Nacionalçlirimtar. Deri tani ai s'ka hedhur asnjë pushkë kundër okupatorit. Trakti, në të cilin figuron edhe emri i tij, bën objektivisht lodrën e okupatorit, sepse hedh në shesh çështjen e regjimit dhe kërkon që këtë regjim t'ia imponojë popullit

nga lart, kurse tani është momenti të luftojmë okupatorin që kemi brenda; sa për regjimin, atë do ta zgjedhë vetë populli dhe askush tjetër. Ju, pra, duhet ta kuptoni mirë se si duhet të vepronì, sepse kjo është një çështje shumë delikate, nga e cila mund të përfitojmë shumë, por edhe të humbasim. Duhet të mos harroni se në këtë mes mund të ketë gisht edhe armiku, i cili kërkon të mbjellë diversione dhe luftën tonë ta drejtojë kundër njëri-tjetrit, domethënë që ne të harrojmë luftën kundër gjermanëve dhe ta drejtojmë gjithë aktivitetin tonë kundër shoqi-shoqit dhe kundër partive të ndryshme; prandaj për ne mbetet kurdoherë si objektiv kryesor lufta kundër okupatorit dhe, krahas me këtë, lufta kundër tradhtarëve nën soldën[1] e Gestapos, lufta kundër reaksionit, që përpiqet të grumbullohet në Ballin dhe në parti të tjera si ajo e Zogut. Të vepronì në një mënyrë që populli ta shohë haptazi se shpëtimi i tij, si nga okupatori, ashtu edhe nga çdo armik i brendshëm që kërkon të sjellë përsëri ditët e zeza, është vetëm Lufta Nacionalçlirimtare, këshillat nacionalçlirimtarë dhe Ushtria Nacionalçlirimtare, se për të përmbushur dëshirat e tij ai duhet të luftojë pa mëshirë okupatorin, tradhtarët dhe çdo parti që përpiqet ta sabotojë luftën tonë, duhet të grumbullohet rreth këshillave, të forcojë ushtrinë e tij, Ushtrinë Nacionalçlirimtare. Demaskimi i partisë zogiste të bëhet progresivisht, pa u shpejtuar, në mënyrë që të mos bjerë si bombë dhe populli të mos mendojë vetëm

1 Në shërbim.

për rrezikun zogist. Kini durim, se çështja e Zogut do të na preokupojë edhe pak, dhe do të kemi rast që t'ia heqim fare petën byrekut, bile fare shpejt. Pse ndodh një gjë, si e marrim vesh jozyrtarisht, që ky trakt është hedhur pa lejën e Bazit të Canës (gjë që s'e besojmë) dhe që ky do ta përgënjeshtrojë, duke treguar se është besnik i lëvizjes nacionalçlirimtare. Sidoqoftë ne s'na pengon asgjë që të godasim një gjë që hidhet në popull dhe që e këndon populli. Nga ana tjetër, do të shohim shpejt qëndrimin e Bazit, pse, sigurisht, Këshilli i Përgjithshëm Nacionalçlirimtar do t'i kërkojë hesap. Bashkëngjitur po ju vëmë edhe një kopje të këtij trakti, dhe në bazë të këtij, në bazë të udhëzimeve që ju japim më lart, duke mos harruar asnjë minutë objektivin kryesor, demaskojeni edhe në rrethin e Gjirokastrës, kështu populli të shohë se ne jemi me të vërtetë mbrojtësit e të drejtave të tij. Sigurisht, Balli s'do të mbajë qëndrim dhe kjo do të jetë një fitim për ne. Për këtë trakt këndoni edhe «Zërin e popullit» të ardhshëm dhe i lexoni artikujt jo veresie, por si artikuj ku jepen direktivat e punës. Ndër artikujt e «Zërit» dhe të «Bashkimit» ju do të shihni direktivat e Partisë sonë dhe ato të Këshillit Nacionalçlirimtar.

Ju rekomandojmë, në radhë të parë, të kini kujdesin më të madh për Ali bej Këlcyrën, ai element aq i poshtër nuk duhet të ekzistojë më.

Duhet tani, që jeni në një qytet të lirë, të forconi radhët e Partisë dhe këto t'i ngrini politikisht, të mbani çdo ditë konferenca e mitingje të gjera të popullit, të

rinisë dhe të gruas antifashiste, të organizohen klube, ku të mblidhet populli dhe t'i jepet çdo këshillë që i shërben luftës sonë.

Të na mbani në korent për çdo gjë që ngjet andej dhe për çdo ndihmë që mund t'ju japim. Për çdo gjë që s'mund ta zgjidhni dot, na lajmëroni me urgjencë. Këndej do t'ju mbajmë në korent për çdo gjë që ngjet e që duhet dhe ju andej të mbani një qëndrim politik.

Të fala shoqërore

Për Komitetin Qendror të Partisë

*Shpati*

*Botuar për herë të parë në «Dokumente kryesore të PPSH», vëll. I. Tiranë, 1960*

*Botohet sipas: Enver Hoxha. Vepra, vëll. I. Tiranë, 1968*

## KOMPROMISI JUAJ PËRBËN NJË GABIM TË RËNDË ME PËRGJEGJËSI TË MADHE

*Letër drejtuar Gjin Markut*

**2 tetor 1943**

GJIN MARKUT

*Berat*

Ju kemi çuar disa letra dhe kemi marrë vetëm një letër nga ju. Në këtë letrën që na dërgon, mbasi na tregon gjendjen e atjeshme, na tregon dhe pozicionet e gjermanëve. Kurdoherë ne bazohemi në raportet e shokëve për informatat që na jepen, por duhet të vërtetojmë ose mohimin ose pohimin nga ana juaj përsa dëgjojmë të flitet me insistim në popull.

Në popull flitet me insistim se gjermanët që gjenden jashtë Beratit, pasi kontrollohen në bllok nga shokët tanë, ata lihen të lirë dhe të qetë të hyjnë në qytet dhe të blejnë sende që kanë nevojë dhe, si i përmbushin këto nevoja, ata kthehen në kampet e tyre. Po kjo punë, na informojnë, ngjet edhe në Lushnjë, ku gjermanë dhe partizanë me pushkë krahut vijnë rrotull në qytet si pa gjë të keq. Bile partizanë, në mos komu-

nistë, kanë shkuar dhe kanë biseduar me komandantin gjerman të vendit. Këto lajme janë dhe më përpara se të merrnim letrën tuaj.

Ne nuk i besojmë këto gjëra, sepse s'mendojmë kurrë që ju andej të bini në një kompromis e në një gabim kaq të madh. Jo një gjë të tillë, por ne dita--ditës po luftojmë kundër Ballit për këtë çështje, prandaj është një gjë e pabesueshme. Por populli flet me insistim për këtë gjë, shokët janë alarmuar, kolona e pestë ia ka mbërritur qëllimit në këtë pikë, prandaj të na sqaroni përnjëherësh dhe me imtësinë më të madhe për këtë punë, jo në një mënyrë të thjeshtë, qoftë çështja dhe e thjeshtë, në rast se ka ngjarë ndonjë send që armiqtë e kanë zmadhuar. Në rast se ballistët e kanë toleruar këtë gjë ose më mirë me thënë kanë qenë ata që e kanë lejuar dhe ju e keni toleruar, keni bërë një gabim të madh për të cilin keni një përgjegjësi të madhe. Marrim vesh, gjithashtu, se vetë Abaz Ermeni, dhe këtë e ka parë një i besuar, del në qytet dhe me dorën e tij gris gjithë afishet tona që janë ngjitur në mur. Në qoftë se është e vërtetë, nuk mund të kuptojmë si toleroni një gjë të tillë. **Për sa ju kemi shkruar dhe për këto që po ju pyesim kërkojmë me urgjencën më të madhe përgjigje.**

Të fala shoqërore

[*Enver Hoxha*]

*Botuar për herë të parë në: Enver Hoxha. Vepra, vëll. 1. Tiranë, 1968*

*Botohet sipas kopjes që gjendet në Arkivin Qendror të Partisë*

## FORCIMI I PUSHTETIT TË KËSHILLAVE ARRIHET ME PUNË E JO DUKE NDENJUR DUARLIDHUR

*Letër drejtuar Sejfulla Malëshovës*

[Tetor 1943]

Aty vijnë dr. Shtylla[1] dhe inxhinier Tashkoja[2], të dy gati për punë, vetëm duan udhëzime dhe ndihmë. Vendosja e pushtetit të këshillave paraqitet e nevojshme në radhë të parë e veçanërisht në vendet që po çlirohen nga gjermanët. Puna nuk është aq e lehtë në praktikë; shokët deri tani ishin mësuar me formue këshilla në fshatra dhe në qytete (këta jo të përsosur, dhe të zgjedhur jo në baza të gjera demokratike nga shkaku i reaksionit), tani paraqiten situata të reja dhe të koklavitura dhe shokët tanë nga më të mirët nuk dinë të orientohen dhe të punojnë si duhet për sa i përket ngritjes së pushtetit. Në Berat, për shembull, ndodhemi përpara një situate të tillë (me sa kemi marrë vesh nga një letër lakonike që na çojnë shokët e atjeshëm), që brenda në qytet ekziston një pushtet i Ballit, një pushtet yni, të cilin s'e dimë se si punon, dhe gjerma-

1 Dr. Medar Shtylla.
2 Inxh. Gaqo Tashko.

nët janë të lirë të hyjnë në qytet e të blejnë plaçka. Kësaj gjendjeje anormale duhet patjetër me i gjetë ilaçin. U çuam të gjithëve udhëzime[1] se si duhet të veprojnë në këto cirkonstanca, se si duhet ta kuptojnë pushtetin tonë, ta vendosin e ta mbrojnë. Në lidhje me këtë Këshilli i Përgjithshëm, i cili duhet të lozë një rol me rëndësi, e sidomos në këto momente, na duket se po fle gjumin e madh, më të madh se kurdoherë. Kjo, natyrisht, e ka sëmundjen tek anëtarët e tij që s'kanë iniciativa, por faji më i madh është te ne, se ne s'po bëjmë sa duhet për t'i dhënë gjallëri dhe shpirt këtij Këshilli. Nuk dimë aspak se ç'po bëni andej, s'kemi asnjë lajm nga ju për punën që po bëni dhe për detyrat që ju janë ngarkuar. Letra kemi marrë nga Baca dhe, për sa i përket punës së Këshillit, vetëm këtë shënim: «Sejfullai do të vijë këndej, të afrohet afër Tiranës». Për sa u përket traktit të Këshillit, rezolucionit të Konferencës, kopjeve të letrave, që iu dërguan këshilltarëve të ndryshëm, si edhe udhëzimeve të punës ndër qytete të ndryshme, nuk po shohim asnjë. Në qoftë se s'janë mbaruar, është një gabim i madh nga ana jote dhe e Bacës, gabim ca më i madh që nuk na lajmëroni të mos i presim nga ju, por të bëjmë ç'të bëjmë ose t'i japim t'i bëjnë të tjerët, se dalja e tyre është më shumë se e domosdoshme. Meqenëse jemi në çështjen e propagandës, duhet të shtypni sa më parë, me mjetin që di Baca, Rregulloren e këshillave nacionalçlirimtarë; me të vërtetë që kopjet janë dërguar

---

1 Është fjala për letrën e KQ të PKSH të datës 1 tetor 1943. (Shih në këtë vëllim, f. 539.)

nëpër qytete të ndryshme, por as që i shohim në qarkullim, dhe këndej rrjedhin gabimet që bëjnë shokët për zbatimin e direktivave të Këshillit. Çështjen e këshillave shokët e kanë kuptuar në përgjithësi si një gjë të thjeshtë, si një gjë që mund të kryejë një punë pa hasur shumë pengesa. Duhet t'u japim të kuptojnë gjithë shokëve dhe miqve tanë nacionalçlirimtarë se këshillat, e sidomos ata në qytete, kanë një barrë të rëndë: me rregullue dhe me administrue të gjithë jetën shoqërore në një mënyrë të përsosur dhe shumë më të sigurt se qeverimet e mëparshme. Hapat e parë tanët në këtë fushë do të na sigurojnë suksesin e mëpastajmë, ose do të na vështirësojnë punën, në qoftë se ne nuk do të jemi të zotët dhe në gjendje t'i tregojmë popullit me prova se jemi aq administratorë të mirë sa edhe luftëtarë. Nga rregulli, disiplina dhe puna me një drejtësi të plotë, që ne do të tregojmë në momentet e para, varet besimi që do të fitojmë në popull. Miqtë tanë nacionalçlirimtarë duhet të japin një kontribut të madh në çdo qytet dhe fshat, por kur shokët tanë dezorientohen në situatat e ndryshme që po rrokullisen, sigurisht miqtë tanë do të kenë më tepër zor të ambientohen dhe të gjejnë fillin e rrugës së mirë, ata shpejt do të konfondojnë pushtetin tonë me atë të vjetrin, bashkinë me këshillin, xhandarmërinë me rojat e vendit. Këto kanë ngjarë në qytetet që janë çliruar. Kur çlirohen qytetet, dhe bile më parë se të çlirohen, shokët tanë dhe këshillat nacionalçlirimtarë duhet të kenë të ngritur më parë planin e marrjes së pushtetit dhe ngritjen e këtij pushteti. Roli i shokëve brenda në qytete dhe ai i miqve të këshillave nuk është vetëm të presin

çetat ose t'i ndihmojnë nga brenda, duke organizuar rezistencën, por duhet që të përgatitin planin e punës mbasi të vijnë çetat, dua të them me këtë që këshilli i qytetit të mos presë që ndihma për rregullimin e punës t'i vijë nga jashtë; kjo ndihmë sigurisht do t'i vijë, por vetëm si një plotësim i asaj që do ta ketë ngritur ai dhe rregulluar më parë. Pra, shok, ti duhet ta marrësh ca me gjallëri këtë punë, të kam folur dhe tjetër herë, nuk mjafton vetëm të bësh kritika (kritika është shumë e mirë), por duhet dhe me veprue e me pasë iniciativë. Do të thuash që nuk ke lajme nga krahinat; edhe ne s'kemi, ose fare pak e të çala; për shembull, nga Berati, që kur kemi ikur nga Vithkuqi, s'kemi marrë veçse një letër me dy radhë dhe atë jo nga Gjini, por nga një që s'i këndohet as firma. Duhet patjetër t'i mbledhësh këta këshilltarë që vijnë dhe t'u ngarkosh detyra, mbasi t'u japësh udhëzime; këta të shkojnë në ato qytete që çlirohen si anëtarë të Këshillit, të forcojnë punën, të ndihmojnë me eksperiencën e tyre të mëparshme dhe të fituar nga kjo luftë dhe nga ne. Në radhë të parë, mbasi jeni në terrenin e Elbasanit dhe në rast sulmi mbi të, duhet me e përgatitë punën atje, me e forcue terrenin; dërgo njërin prej tyre që të ndihmojë. Kurdoherë në ndonjë qytet që çlirohet, në qoftë se ekziston këshilli, ai të marrë pushtetin, ta organizojë, duke mbledhur rreth tij të gjithë ata që katër vjet me radhë kanë luftuar me shpirt në dhëmbë okupatorin. Ndër ato vende që nuk ka këshilla, të ngrihen përnjëherësh nëpërmjet konferencave dhe mitingjeve të popullit dhe në një mënyrë demokratike.

Të rekomandohet veçanërisht ty dhe Bacës që këtë

punën e këshillave ta merrni më me seriozitet dhe jo si deri tani. Na falni që po ju bëjmë këto kritika, por detyrohemi ne këndej t'u bëjmë letër gjithë këshillave që t'i udhëzojmë, në vend që ta kryeni ju; dhe në qoftë se e keni bërë ju më parë nga ne, keni bërë gabim që s'na mbani në korent.

Lajmet e fundit që na vijnë janë:

Kruja u mor nga çetat tona; atje po dërgojmë këshilltarë të formojnë pushtetin; tok me çetat tona që hynë në Krujë, janë dhe 8 000 italianë, të cilët janë bashkuar me ne me armë, me municion e me topa. Çetat tona të Pezës dita-ditës po presin rrugët; dje shpartalluan 1 000 italianë, të cilët i çarmatosën, se rezistuan; me qindra dyfeqe, mitraloza, mushka janë në duart tona. Afro 1 200 italianë kemi këtu në Pezë. Lajme nga Jugu thonë se i gjithë bregdeti i Himarës është në duart tona si dhe Gjirokastra, Delvina dhe Tepelena. Në Gjirokastër, flitet se është vrarë Hysni Lepenica, i cili kishte vajtur të binte në marrëveshje me italianët për të marrë pushkët. Italianët i goditën dhe u vranë mjaft prej tyre. Në Korçë marrim vesh se, në një demonstratë që është bërë, italianët kishin qëlluar me mitraloz dhe kishte mjaft të vrarë.

Këto janë lajmet që na kanë ardhur. Gjermanë në Tiranë mund të ketë deri në 1 500, ka edhe në Durrës, Kavajë e Vlorë. Në Vlorë çetat tona janë përpjekur në Drashovicë me gjermanët. Njëqind e ca gjermanë janë vrarë dhe shumë të plagosur; në këtë aksion është plagosur lehtë në këmbë Besniku.

Kaq po të shkruaj këtë herë; po e shkruaj shpejt se ikën korrieri; edhe një herë po të rekomandoj që ta

shpejtosh punën, të marrësh përgjegjësi dhe të kesh iniciativë në punë. Ne nuk e shohim të domosdoshme ardhjen tënde këndej, në rast se ti s'e mbaron punën andej dhe s'e forcon terrenin e këshillave. Na shkruaj për çdo gjë që keni andej. Të fala.

[*Enver Hoxha*]

*Botuar për herë të parë në: Enver Hoxha. Vepra, vëll. 1, Tiranë, 1968*

*Botohet sipas kopjes së daktilografuar që gjendet në Arkivin Qendror të Partisë*

# GJENDJA E KRIJUAR PAS KAPITULLIMIT TË ITALISË FASHISTE, DËNIMI I QËNDRIMIT SHOVINIST TË TEMPOS, QËNDRIMI NDAJ MISIONEVE USHTARAKE ANGLEZE DHE NDAJ ABAZ KUPIT

*Letër drejtuar shokëve të Komitetit Qendror të PKSH në Tiranë*

**4 tetor 1943**

Të dashur shokë,

Morëm letrën tuaj e të Dr. dhe ku ti shoku Nako na kishe dhënë nja 3-4 «ultimatume». Çështja e raporteve të shokëve me të vërtetë është bërë një problem që duhet studiuar seriozisht. Këto jo vetëm që s'vijnë fare, pse shokët s'e kanë kuptuar rëndësinë e centralizimit të punës, por edhe kur dërgojnë ndonjëherë raporte, ato qëndrojnë në hava. Do të përpiqem t'ju vë shkurt në korent të disa raporteve që na kanë ardhur nga terreni, disa prej të cilave mund t'i keni kënduar. Nga Korça na shkruajnë, në mes të tjerave, që në demonstratën e parë janë vrarë 50 veta dhe më tepër se 80 të plagosur janë në spitale, përveç atyre

që mjekohen në shtëpi. Për ata të spitaleve thonë se janë në rrezik dhe pa shpresë, sepse predhat kanë qenë të helmatisura. Në Maliq pas kapitullimit është bërë një luftë «e rreptë» në mes tanëve dhe italianëve që s'donin të dorëzoheshin, ku janë vrarë shumë italianë, kurse nga tanët ndonjë a dy (shihni në lajmet që ju çojmë). Tre-katër doktorë italianë, tok me nja 300 italianë, kanë shkuar me tanët në mal, ku këta po organizojnë spitale etj. Safet Butka vrau veten. Ky me 400 hajdutë dhe me gjithë kaporionët e Ballit kishte vajtur në Rrëmbec, fshat yni, ku donte të merrte me forcë 300 killë grurë. Çetat tona i rrethuan ata dhe u dhanë urdhër: «O të lënë grurin, o luftë»; një pjesë e tyre e kundërshtoi Safetin, Fazlliu [Frashëri] me Xhevdetin [Kapshtica] dhe me Jani Dilon, kurse Safeti thoshte se «s'duhet t'ua japim grurin dhe duhet të luftojmë, se ata do të na vrasin». Fazlliu dhe ata të tjerët u ngritën të shkojnë dhe Safet «trimi» ia hoqi vetes. Natyrisht, shokët ia kanë futur një propagande në stil të gjerë kundër ballistëve, saqë ata janë hutuar, por do të flasim ca më vonë për këtë, tani jemi në kronikën. Radion e Korçës, po e keni marrë vesh, e kemi marrë dhe myteberët e Korçës, me Koçin[1] në krye, s'e harrojnë shpirtin e tyre prej korçari lokalist.

1 Koçi Xoxe — në atë kohë anëtar i Byrosë Politike të KQ të PKSH, i ngarkuar me detyrën e sekretarit organizativ të Partisë. Në fillim të verës së vitit 1943 u rekrutua agjent i jugosllavëve prej Vukmanoviç Tempos. Zhvilloi me konsekuencë veprimtari agjenturore, antishqiptare e antimarksiste, gjersa u zbulua e mori dënimin e merituar në Parti në fund të vitit 1948 dhe në vitin 1949 u dënua nga organet e drejtësisë popullore.

Koçi shkruan me një entuziazëm të papërshkruar se do ta instalojnë dhe do të fillojnë emisionet duke thënë: *Zëri i Korçës së Lirë* (jo po zëri i Koçit të lirë). Shokët e Korçës nuk shohin më larg nga Korça, për ta s'ka Shqipëri, por ka Korçë vetëm. Ushtarët «trima» të Korçës zunë nja 4 000 italianë nga ana e Këlcyrës a e Përmetit dhe nuk i çarmatosën, se i ndaloi një oficer anglez, dhe këta zotit agjent të Intelixhens Servisit iu bindën më mirë se urdhrave të Shtabit shqiptar dhe i lanë ushtarët [italianë] të futen në shtrungën e Ali bej Këlcyrës, i cili i zhveshi nga të gjitha, edhe brekët, bile dhe oficerit anglez i tha si burrë: «Mos më çaj kokën». A e dini se ç'solucion kanë gjetur shokët e Korçës për të rimarrë këto armë? (Vetëm mos qeshni, se është për të qarë hallin.) Kanë çuar shokë që t'i blejnë me pare, kështu që të mos i përdorë dot Ali Beu! E kuptoni planin, *i kishin në dorë, ia dhanë Ali Beut dhe tani i japin pare Ali Beut* (paret që ia ka sjellë Koçit xha Dhimitri nga Negovani) *dhe marrin armët.* Duhet t'i kesh trutë në fund të këmbës që të punosh kësisoj; dhe ju kërkoni ofensivë të përgjithshme në të tërë frontin me këta njerëz! Ushtria atje është shtuar dhe propozojnë për formimin e një brigade. Jemi dakord me ta dhe do të japim urdhra në këtë drejtim. **Nga Elbasani,** sipas Bacës, puna s'vete keq, ballistët «po hanë grushte politike dhe po humbasin terren»; ku ekzistonte influenca e ballistëve, e Lef Nosit dhe e Muzhaqit, atje po rritet jona. Rreziku më i madh është Shefqet Vërlaci, i cili po lëviz shumë dhe po na pengon mjaft. Atje kanë ardhur elementët për Brigadën II, e cila do të formohet këtë javë. Po grum-

bullojmë armatimin, të cilin e sjellim nga vendet rreth e rrotull. Për kuadrot, vallahi, ore shokë, jemi keq dhe në një *embarras*[1] të madh. Brigada III po përgatitet në Pezë dhe besojmë se, tok me atë të dytën, do të dalë dhe ajo. Kjo brigadë, e treta, do të vijë rrotull Tiranës dhe do të formohet në thelb prej 200-250 vetash nga të Pezës, 100 nga batalioni i Dajtit dhe 100 nga ai i Ishmit. Batalionet e Ishmit dhe të Dajtit do të vazhdojnë me kuadrot që mbeten dhe t'i mbushin radhët e tyre. Baca na çon një letër nga Tempoja për Komitetin Qendror. Kjo letër është shumë fyese për ne, dhe Tempoja shkruan në një mënyrë aspak komuniste, duke na akuzuar si sabotatorë, se ne nuk kemi çuar ushtritë tona të shuajmë reaksionin në Maqedoni dhe Tempoja të vendosë pushtetin. Ai paturpësisht akuzon Haxhi Leshin dhe shokët e tjerë se punojnë tamam si shovinistë serbë dhe shqiptarë etj., etj. Por ne do t'i japim përgjigjen që meriton dhe më vonë do t'ju vëmë në korent të të gjithë çështjes, pse më duhet ca kohë që t'jua analizoj këtë punë. Gjithashtu, po i ruajmë të gjitha letrat e Tempos dhe tonat që i çojmë dhe në rastin më të parë të gjitha do t'ia komunikojmë Titos, t'i gjykojë vetë mutësirat e Tempos.

**Çështja e Beratit**, shoku Nako, për sa dimë ne nga informatat tuaja dhe nga ato që kemi ne, qëndron kështu: Ne kemi një raport nga i famshmi Gjin Marku, ku na flet për heroizmat e tij, por që për gjermanët[2] ai s'flet asnjë fjalë, bile thotë se ata janë tek Ura

---

1 Frëngjisht – gjendje e vështirë.

2 Për kompromisin me gjermanët.

e Hasan Beut dhe po përgatitim sulmin. Tani ne po marrim vesh nga ju e nga gjetkë për të gjitha ato që shkruani dhe, duke u bazuar në këto, shoku Nako, i kemi dërguar tri letra urgjent Gjinit, përveç letrave që i keni dërguar ju. Asnjë përgjigje. Nuk është mirë, shoku Nako, ajo mënyrë të shkruari, ku na thua: «A do të merrni masa apo jo, se po shkojnë në tradhti andej poshtë». Ne, këto masa që mund të marrim, i kemi marrë, por na duket se ti s'i ke marrë si duhet andej. Ti i akuzon ata me fjalët e popullit, por ti pse s'dërgon një shok që të fjaloset gojarisht me Gjinin për këtë gjë ose të shkosh vetë dhe ta sqarosh këtë punë? Automobili shkon në Berat. Derisa rrugët janë të hapëta, ti i shmangesh detyrës **në rast se nuk dërgon njeri me urgjencë të madhe të sjellë informata të sigurta dhe, pasi t'i kemi këto informata, atëherë dimë ne fare mirë t'i marrim masat.** Por mund të jenë larg fjalët e popullit nga ç'mund të jetë realiteti. S'është çudi që të ketë dhe tradhti, por puna duhet të sqarohet **dhe për këtë arsye duhet të veprosh si të shkruaj më lart.** Mbasandaj dhe një send tjetër, veçanërisht për shokun Nako: kur flet për masa, duhet me dhënë edhe ti mendimin për ato që propozon. Edhe letrat për këto punë që të gjithë ju i shkruani pak më gjatë. Nuk është mirë kur shkruan, ti Nako, nga një radhë dhe ato në formë urdhri dhe direktive. Nuk e di në më kupton ç'dua të them, por gjykimet duhen peshuar pak me gjakftohtësi, kur i jep, dhe me i zhvillue pak gjerë. Të marrim vetëm këto fjalë që thua ti: «Majori anglez i Vlorës të qitet menjëherë jashtë si filofashist». Pikësëpari ne s'jemi dot në gjendje që

të nxjerrim përnjëherësh majorin anglez nga Shqipëria. Por, edhe sikur të jemi në gjendje, ti duhet ta dish mirë që, me aq sa më shkruan ti dhe që s'më shkruan hiç Vlora (atje është faji i tyre), unë jo vetëm që s'mund të marr një masë të tillë, por s'kam si vete dhe ta akuzoj në misionin anglez këtu, sepse s'kam asnjë argument, përveç atij që më thua ti se «është filofashist». Në përgjithësi puna jonë me misionet angleze është mjaft delikate. As kemi pasur ndonjëherë iluzione për ta, por sjelljet tona kundrejt tyre duhet të akordohen me ato të atyre; në rast se ata sillen keq me ne, edhe ne po ashtu duhet të sillemi; në rast se ata dinë të sillen si duhet, edhe ne të sillemi gjithashtu. Mirëpo shokët s'mendojnë kurdoherë kësisoj; shumë prej tyre i lënë këta që të ngatërrohen dhe në çështjet tona. Kështu dhe ata një herë, dy herë, pastaj kërkojnë çdo herë të ngatërrohen; dhe, në rast se s'mban vendin tënd, natyrisht ta hipin në qafë. Ata s'kanë ardhur këtu për të mirën tonë, siç mendojnë disa; ata kanë ardhur më shumë si aleatë, por aleatë që duan të rregullojnë punën e tyre; këto janë të tepërta që po jua them, por, mjerisht, disa shokë nuk i dinë, ashtu si i dimë ne. Dhe për këtë i kemi lajmëruar. I thuaj Ramizesë, «kur anglezi është kaq i poshtër», ju është tharë dora atyre shokëve të Vlorës të na bëjnë një raport të imët për punën e tij dhe manovrat që bën, manovra konkrete, sepse me argumente të shëndosha ne mund t'ua shtrëngojmë rripat atyre.

Për çështjen e ofensivës së përgjithshme kundër Ballit, ne mendojmë që kjo ofensivë të mos jepet në atë mënyrë siç e kuptoni ju. Në udhëzime u kemi

thënë gjithë organizatave se duhet demaskue Balli pa mëshirë politikisht, gjithashtu edhe të goditim të gjithë ata që na kanë sabotue luftën dhe që janë armiq të Partisë dhe të komunizmit. Natyrisht, në ato raste kur çetat e Ballit po tronditen si, për shembull, në Korçë, çetat tona duhet t'i goditin dhe t'i shpartallojnë. Si mund të japim ne urdhrin e një ofensive të përgjithshme kur në krahinë ke të bësh me shokë që akoma s'e kanë kuptue detyrën e tyre, me shokë që lënë ballistët të hyjnë në qytete, të stabilizojnë pushtetin e tyre etj., etj.? Nuk është kollaj ajo që propozoni ju, në një kohë që kemi përballë pushtuesit e egër gjermanë, prandaj mendoni pak më me gjakftohtësi, duke llogaritur mirë edhe forcat tona.

**Puna e Bazit** duhet likuiduar; jemi plotësisht dakord, por duhen njerëzit që të venë atje dhe të bisedojnë me të. Juve ju ka dalë një punë e mirë, na i kujtoni vetëm sendet (sikur ne i kemi harruar), këto na preokupojnë ditë e natë, si ne, ashtu edhe ju, por duhet të na jepni edhe një zgjidhje. Kë të çojmë te Bazi? Për mungesë të njerëzve ne po i bëjmë një letër nga ana e Shtabit dhe po i kërkojmë, me një fjalë, ku qëndron ai, në cilën karrige është. Puna në Këshill do të mbetet ashtu si ka qenë, se s'kemi shokë kush t'i japë shpirt. Sa për Sejfulla Malëshovën, unë nuk të ndaloj, shoku Dr., që të kesh atë admirim dhe atë mendim, por për pjesën time unë jam mjaft i deziluzionuar prej tij, se e shoh që s'po bën gjëkafshë, dhe këtë gjë ia kam shkruar dhe nuk i është përgjigjur as letrës sime dhe as detyrave që i janë ngarkuar. Trakti, që duhej të bënte nga ana e Këshillit, se «si

e kuptojmë bashkimin», rezolucioni dhe artikujt hala s'po vijnë; mund të jesh një komunist «me kokë të madhe», mund të kesh qëndruar dhe në Moskë, «mund të kesh punuar dhe në Komintern», si thotë Sejfullai, por fakti është se Sejfullai s'po bën gjë. Mundet Sejfullai të pretendojë shumë gjëra, por ne pretendojmë prej Sejfullaut atë që pretendojnë komunistët: punë dhe përmbushjen e detyrave. Rezultate s'shohim, vetëm «kritika» bën. Këtë punë bënte dhe Koço Tashkoja, në qoftë se të kujtohet, **dhe e hiqte veten si kontrollues nga lart i punës, pa i futur duart në brumë;** në qoftë se dhe Sejfullai mendon kësisoj, gabohet, se punën e kontrollojnë ata që punojnë dhe jo ata që lidhin duart e «kritikojnë».

**Çështja e Radio Londrës;** mund të bëjmë një artikull, ku t'i përmbledhim në një thes të gjithë: traktin zogist, Ballin dhe emisionet e Radio Londrës. Nuk mund të goditim qeverinë angleze, por vetëm BBC[1]-në tërthorazi, thumba mund t'i hedhim, por edhe BBC-së jo në një mënyrë të fortë. Por prapë Radio Londrës mund t'ia sëllojmë. Këtë artikull do ta bëjmë ne dhe do t'jua çojmë. Sa për me gojë, këtyre anglezëve këtu ua kemi bërë kokën çorbë, por ka dert putana? I pin të tëra, dhe e vetmja këngë që thonë është se «përnjëherësh do të lajmërojmë Kajron për këtë gjë»!

**Mustafa Gjinishi** ka katër ditë që ka ardhur aty, i dërguar (se ai dëshironte dhe insistonte) që të fjalosej me Cungun, i cili ka në dorë automobilat e minis-

1 British Broadcasting Corporation (BBC) — Korporata e Radiodifuzionit Britanik.

trisë e ky t'ia japë që ne të transportojmë grurë e misër që do të blejmë për ta depozituar etj., etj. punë të tilla. Ne i kishim dhënë vetëm dy ditë lejë; shkuan katër dhe hala s'po vjen dhe ne jemi të bindur se s'do bëjë punë, ajo ka qenë një pretekst. Shokë, puna e Mustafait neve nuk na pëlqen, dhe **«Çështja e Mukjes», e traktit që u hodh,** na bëjnë të mendohemi shumë në lidhje me mesazhin e Londrës për Tafarin dhe qeverinë shqiptare që përmend Radio Londra e që i vjen keq që nuk kemi etj. Këto duhet dhe ju t'ju bëjnë të mendoni pakëz; s'është puna aq e thjeshtë dhe qëndrimi i Mustafës është tamam si i atij njeriu që ka shumë gjynahe dhe që ka frikën dhe tmerrin se mos i zbulohen. Lidhjet e tij dhe lëvizjet duhet t'i kontrollohen. Me Mustafën duhet të luajmë një lodër *très serré*[1]. Për këtë punë do t'ju shkruaj një letër me hollësi, se tani s'kam kohë, se duhet me ju tregue ç'ka ngatërruar Tafari, që Radio Londra dha atë mesazhin ditë me radhë për Tafarin dhe Shkëmbin e Kuq[2].

**Për artikujt kundër Ballit** jemi të kënaqur; artikuj ose më mirë gjilpëra; bile i dyti më kënaqi, se erdhi pas Radio Londrës dhe isha me nerva kundër kodoshëve anglezë. Këndimi i tij m'i qetësoi pak nervat.

Për furnizimin e brigadave etj., etj., organizata të mos angazhohet. Po të duan, ata le të gjejnë njerëz dhe të dërgojnë të blejnë. I thuaj Hysenit të ketë

1 Frëngjisht — me shumë kujdes.

2 Pseudonimi i Hasan Reçit, agjent i Intelixhens Servisit, dënuar pas Çlirimit nga gjyqi i popullit.

mirësinë të na dërgojë një llogari të vogël të atyre të hollave që na ndërroi. E pësuam si kalamajtë, por i thuaj Hysenit që i duam punët pakëz në rregull, plaçka s'i kërkojmë që të mërzitet, vetëm një sqarim...

Shumë të fala të gjithëve

*Taras*

Shoku Nako, do të të bëj një porosi të vogël, se me të gjithë jam «zënë» dhe asnjeriut s'i kërkoj. Kisha një stilo të mirë dhe m'u thye, tani kam mbetur pa stilo dhe mendimet e mia «të bukura» s'mund t'i hedh dot në letër.

*Taras*

Traktet për Kosovë të shtypen edhe 4 000 copë. Korrigjoni atje ku i kam shënuar. Këto të katër mijët e tjera i korrigjoni me dorë. Mos i shpërndani në Tiranë, se janë për Kosovën.

*Botuar për herë të parë në: Enver Hoxha. Vepra, vëll. 1. Tiranë, 1968*

*Botohet sipas origjinalit që gjendet në Arkivin Qendror të Partisë*

# MBI ORGANIZIMIN E BRIGADËS II SULMUESE, MBI DËNIMIN E QËNDRIMIT SHOVINIST TË TEMPOS NDAJ PKSH DHE MBI QËNDRIMIN PASIV TË SEJFULLA MALËSHOVËS

*Letër drejtuar Ramadan Çitakut*

5 tetor 1943

Shoku Baca,

Morëm letrat tuaja si edhe ato që na çoje nga ana e këshillave. Për Brigadën II duhet të na japësh hollësi ca më shumë dhe jo aq sa na jep ti, se me aq s'na mbushet mendja. Duam të dimë sa veta kanë ardhur nga çdo vend, në ç'gjendje janë armatimet e tyre, si edhe ata që do të venë nga Elbasani. Sa armë të rënda janë, sa mitraloza të lehtë e të rëndë, sa mortaja bëhen, të mëdha dhe të vogla. Çfarë armësh kanë dërguar nga Korça, në qoftë se kanë dërguar. Të gjitha këto do të na ndihmojnë të llogaritim se sa armë të tjera duhen, që kështu, në rast se i kemi në ndonjë vend, si në Korçë, t'i sjellim dhe në rast të kundërt t'i lëmë andej, se dhe atje dhamë urdhër të formohet Brigada IV. Ne presim me ditë që të vijë këtu dhe t'ju çojmë koman-

dantin e brigadës që kemi caktuar për Brigadën II. Ti duhet të përgatitësh kuadrot për batalionet e brigadës. Nga ata që ka dërguar Gjirokastra, ti do të zgjedhësh komandantin e atij batalioni si edhe zëvendësin, gjithashtu dhe komandantët dhe nënkomandantët e kompanive. Gjithashtu dhe për batalionet e tjera, që do të formohen me njerëzit që kanë ardhur nga Skrapari e Vlora si dhe me ata të Elbasanit. Kuadrot e komisarëve duhet t'i rregullosh gjithashtu. Për komisar të brigadës ne propozojmë Topin dhe zëvendëskomisar duhet të gjesh përsëri në atë qarkor një element të vendosur dhe që të ketë pak haber nga organizimi. Mos kërko të jetë një as, po ta gjesh të tillë, ca më mirë. Mbasandaj të caktosh komisarët dhe nënkomisarët e batalioneve. Këta do të jenë nga ata anëtarë partie që kanë ardhur nga vendet e ndryshme, dhe shumicën, natyrisht, do ta mbushësh me shokë nga të Elbasanit. Për kompanitë nuk është nevoja të ketë zëvendëskomisarë. Do të bësh mirë të na dërgosh edhe neve një kuadër, se mund të të japim dhe ne ndonjë ndihmë për ndonjë komisar a nënkomisar batalioni si edhe ndonjë komandant. Për veshmbathjen e brigadës dhe ushqimin e saj po e ke rregulluar vetë. Në rast se kthehet D., shpejt po ta dërgojmë dhe ai do të të japë dorë për brigadën, se ai ka haber mirë për ndarjen e reparteve dhe armatimin e tyre.

**Të famshmit Tempo** do t'i përgjigjemi. Letra e tij, sikundër thua dhe ti, s'është aspak komuniste, edhe ne jemi të po atij mendimi që na shkruaje ti në letër, dhe letrat e Tempos, gjithashtu dhe përgjigjet tona, me rastin më të parë që të gjejmë kanalin, do t'ia dërgojmë Titos.

D.G. e poqëm përpara këtu, por ne s'dinim asgjë për punën e Peqinit dhe ai bile e zuri në gojë këtë, duke thënë që Elbasani na ka dërguar një përgjegjës celule që është djalë i mirë, por që është i ri dhe këtë na e ka imponuar, se celula nuk e ka zgjedhur. Ne do ta thërresim dhe do t'i flasim, por ju andej bëni punën tuaj, në qoftë se ai s'bindet dhe qit pengesa, ju e përjashtoni nga Partia.

**Çështja e punës së këshillave**, shoku Bacë, na duket se s'bëhet duke ndenjur të gjithë ata hamshorë aty, si Sejfulla Malëshova me shokë. Puna nuk bëhet me «këshilla», por me punë praktike. Në rast se Sejfullai dhe të tjerët ngrihen në orën 10 të ditës dhe i bien një herë vreshtit rreth e rrotull dhe pastaj fillojnë të bëjnë muhabet dhe «kritika», sigurisht që s'kanë për të nxjerrë gjë në shesh. Asnjë artikull s'po shohim nga ata burra. Dita me ditë nga tre-katër artikuj po ngjiten në muret e Tiranës, burrat e botës s'presin Sejfullain! Por, sidoqoftë, Bacë, ti atë seksionin e famshëm të brendshëm vure në veprim dhe Fetahun[1] e Malon [Frashëri] çoji përnjëherësh, pasi t'u japësh udhëzime, të shkojnë në Berat të organizojnë këshillat, si në qytet, ashtu edhe në fshatra. Çështja e Beratit, or miku im Baca, është në tym. Gjin Marku, pas një shekulli, na ka dërguar një raport, ku s'na thotë aspak për ato që flet populli dhe bile thotë se jemi duke përgatitur një sulm kundër gjermanëve që janë tek Ura e Hasan Beut. Se ç'ngjet andej, as dimë. Katër

1 Fetah Ekmekçiu, anëtar i Këshillit të Përgjithshëm Nacionalçlirimtar.

letra i kemi shkruar Gjin kapedanit, asnjë përgjigje s'kemi marrë. Por ato që na thua ti[1] fliten kudo me insistim dhe kjo na alarmon tepër. Do të jetë një tradhti e poshtër sikur të kenë bërë një gjë të tillë, por na duket aq e poshtër saqë s'mund ta besojmë të jetë e vërtetë. Do të shohim. Sot u dërgojmë një letër ku u japim urdhër të sulmojnë gjermanët[2].

Tash erdhi Duqi[3] me Mehmetin.

Të fala

*Taras*

*Botuar për herë të parë në: Enver Hoxha. Vepra, vëll. 1. Tiranë, 1968*

*Botohet sipas origjinalit që gjendet në Arkivin Qendror të Partisë*

---

1 Është fjala për kompromisin e Gjin Markut me gjermanët në Berat.

2 Shih «Urdhrin dërguar komandës së Grupit të Beratit dhe komandës së Batalionit të Lushnjës mbi qëndrimin e prerë luftarak kundër pushtuesve gjermanë». «Dokumente të Shtabit të Përgjithshëm e të Komandës së Përgjithshme të Ushtrisë Nacionalçlirimtare Shqiptare», vëll. I, f. 133, botim i dytë. Tiranë, 1976.

3 Pseudonimi i Dushan Mugoshës. Erdhi në Shqipëri në verën e vitit 1941. Siç u vërtetua më pas ishte ngarkuar nga udhëheqja jugosllave për të zhvilluar punë agjenturore në radhët e komunistëve shqiptarë e të PKSH. Në pranverën e vitit 1943 rekrutoi si agjent të jugosllavëve Mehmet Shehun, të cilin e nxiti që të kryente akte terroriste e gabime të rënda sektare me qëllim që të përgatitej terreni për shtrembërimin e vijës së drejtë të PKSH, për goditjen e nënshtrimin e udhëheqjes së saj.

## PËR FUNKSIONIMIN DHE RRITJEN E ROLIT DREJTUES TË KRYESISË SË KËSHILLIT TË PËRGJITHSHËM NACIONALÇLIRIMTAR

*Letër drejtuar Ramadan Çitakut*

**6 tetor 1943**

Shoku Baca,

Na dërgon një letër nga ana e Këshillit Nacionalçlirimtar dhe aty thua se puna e Këshillit të Përgjithshëm deri tani ka ngelur një gjë në letër. Këtë gjë, shoku Baca, e kam theksuar dhe unë, më duket në një mbledhje tonën, dhe kam pasur frikë se do të ngjiste kësisoj. Ç'duhet bërë për këtë? Ne s'jemi në një mendje me ty, se s'mendojmë që duhet pjekur patjetër së toku, pastaj diçka të bëhet. Është shumë mirë ajo që kemi thënë, dhe që përsërit ti, që të jemi së toku, që Kryesia e Këshillit, në mos e tëra, një pjesë të jetë tok me Shtabin etj., etj. Këtë gjë e kemi thënë dhe për Byronë Politike të Komitetit tonë. Por praktikisht si ngjet? Ngjet e kundërta, sepse na mungojnë kuadrot dhe këta do t'i formojmë duke shkuar në terren, ngjet kjo që ka ngjarë: në vend që të jemi katër a pesë veta

së toku, këtu, nga ne, kam ngelur vetëm unë. Të gjithë janë ndër terrene, se terreni s'i lëshon, se terreni ka nevojë urgjente për ta. Kështu duhet të ngjasë dhe për Këshillin, në rast se s'keni menduar të mblidheni së toku me ne. Edhe atë punë që po bëjmë do ta qelbim fare, se po të mblidhet këtu, ku jemi, vetëm Sejfullai me kompaninë, jam i mendimit që s'do të bëjmë gjëkafshë fare. Më duket se në atë mbledhjen e Kryesisë që bëmë, e ndamë punën, i ndamë seksionet, i caktuam njerëzit. Mbetet të funksionojnë. Këto seksione nuk do të funksionojnë duke u pjekur me mua dhe me Spiron[1], se praktikisht ne kemi ngelur këtu, por duke marrë kontakt direkt me terrenin, me këshillat, duke shkuar ose duke dërguar delegatë me i ndihmue, me i udhëzue, me i ngritë etj. Të bëni lidhjen me këshillat e prefekturave, të kërkoni prej tyre t'ju raportojnë për ç'po ngjet në vendet e tyre etj., etj. Këto duhet t'i bëni vetë, se puna e mbledhjeve s'nxjerr gjëkafshë, pastaj na duket se duhet iniciativë dhe vullnet në punë nga të gjithë ata që janë aty. Seksioni i brendshëm, që është formuar, pse s'vepron, pse nuk çoni delegatë në vendet e çliruara të ngrenë këshillat, të bëjnë lidhjet, t'i shohë bota se janë të deleguarit e Këshillit të Përgjithshëm? Seksioni i financave nuk ka ndonjë punë me ne. Ai të interesohet direkt për njerëzit e vet, që duhet t'i zgjedhë dhe t'i çojë në terrene, dhe për lidhjet që do të bëjë me këto terrene dhe me këshillat. Që të vijë këtu, është puna e humbjes së kohës, se po të

---

1 Shoku Spiro Moisiu, në atë kohë Komandant i Shtabit të Përgjithshëm.

dojë të veprojë, mund fare lehtë ta ketë qendrën atje. Në rast se ka ndonjë që të thotë, dhe veçanërisht Sejfullai, se këtu janë afër lajmeve, të cilat na vijnë çdo ditë, thuaju se nga ato që na vijnë neve, s'nxjerrin ndonjë fryt për punën speciale që duhet të kryejnë. Për punën e këshillave asnjeri s'na raporton, për çështjen ushtarake na vijnë disa herë lajme, të cilat jua komunikojmë. Seksioni i propagandës, në të cilin është caktuar dhe Sejfullai, po e bën punën e vet pa e pritur këtë dhe pa pritur artikujt e tij që s'vijnë kurrë. Organizata e Tiranës është në lartësinë e duhur për këtë punë, çdo ditë muret e Tiranës mbushen me afishe e trakte, komunikata, artikuj etj., saqë me të vërtetë asnjë organizatë tjetër partie, nga ato të tjerat motra, nuk e ka bërë në këtë shkallë. Me këtë dua të them se kur është vullneti puna kryhet, se udhëzimet janë dhe po t'i ndjekim do t'ia dalim. Në qoftë se ju atje, që bëheni afro 8 veta nga të Këshillit, nuk i përvisheni punës, duke marrë në dorë gjithë organizatat e këshillave, atëherë sigurisht mos pritni nga ndonjë njeri tjetër. Po të doni ejani dhe këndej, hajdeni dhe në Tiranë, në qoftë se jua ka qejfi, por ne një gjë do t'ju themi: më pak do të punoni dhe më shumë do t'ia jepni lumit, sepse njerëzit si Sejfullai me shokë, në rast se venë të tërë së toku në një qytet a në ndonjë vend tjetër, nuk do të bëjnë veçse të merren me muhabete e me «kritika». Prandaj na shkruani si do të bëni. Po të doni hajdeni dhe këndej, këtu unë e Spiroja jemi, por edhe ne mund të deplasohemi[1]. Ne nuk jua këshi-

1 Nga frëngjishtja — të zhvendosemi.

llojmë. Në qoftë se keni nevojë për ndonjë ndihmë jua japim, por në qoftë se ju e gjeni të domosdoshme që të mblidhemi, hajdeni.

Shumë të fala

[*Enver Hoxha*]

*Botuar për herë të parë në: Enver Hoxha. Vepra, vëll. 1. Tiranë, 1968*

*Botohet sipas kopjes së daktilografuar që gjendet në Arkivin Qendror të Partisë*

## MBI VLERËSIMIN E PUNËS SË NJËSITEVE GUERILE DHE MBI QËNDRIMIN NDAJ ABAZ KUPIT

*Letër drejtuar Komitetit Qarkor të Partisë Komuniste të Shqipërisë për Tiranën*

**7 tetor 1943**

I dashuri Hysen,

Po i marrim letrat tuaja dhe këndej kuptojmë «që keni shumë punë», megjithëse s'është nevoja të na i thoni. S'jemi aq xhahila që të mos kuptojmë se në ç'fushë punohet më mirë dhe korren rezultate shumë të mira (si, për shembull, në atë të propagandës) dhe ku çalon shumë herë, dhe se për ato përpiqeni të bëni më shumë. Për shembull, çështjet e njësiteve, për të cilat s'keni tjetër ç'të na raportoni, si ju në letra, ashtu edhe të gjithë shokët, se ato janë ende formale, se ato s'janë të stërvitura etj., etj., dhe s'mungoni të jepni si provë atë që njërit i ra koburja në aksion. Dhe këtë fakt e përmendni aq tepër sa po bëhet historik. Mirëpo nga ato njësitet dolën dhe nga ata që, si burra dhe me dyfek në krah, i futën Jani Kristos 32 plumba në bark. Po kësaj ç'i thoni? I gjykoni dhe ca më mirë shokët

dhe parullat që lëshon ndonjëri të mos i bëni slogane. Ato njësite do të bëhen njësitet guerile më të fortat e më trimet që ka parë deri tani lufta jonë, vetëm ato s'do të bëhen gjë, në rast se ju nuk punoni dhe nuk i konsideroni si duhet...

Të gjurmohet dhe të vritet Irfan Ohri. Hetoni, se në një shtëpi atje rreth kinemasë «Rex» po rri. Jua japim këtë informatë, megjithëse zyra juaj informative punon më mirë. Për Bazin e Canës mos bëni shumë iluzione, si ju edhe Doktori e të tërë, se Bazi i Canës është Bazi i Canës dhe Xhemal Herri është Xhemal Horri, të cilit i ka hyrë frika në bark dhe po bën ato deklarata.

I thuaj Dr., për çështjen e Këshillit të Përgjithshëm që propozon të vijë në Tiranë, që ne s'jemi aspak të këtij mendimi. Anëtarët e Këshillit e kanë vendin në terrene të ndryshme, se vetëm në atë mënyrë punohet. Ashtu si e kanë zënë ata, me Sejfulla Malëshovën në krye, s'kanë për të nxjerrë gjë në vijë. Në rast se e do Sejfullain të vijë në qytet të prishë punë, si në shtyp, ku s'jep as kontributin më të vogël, si dhe në organizimin e këshillave, ne nuk mund ta permetojmë atë. U është dhënë direktiva të shkojnë të ndihmojnë këshillat kudo, ndër qytete të çliruara etj., ata vazhdojnë të shtrihen atje ku janë. Ata s'kanë kurrë ndër mend të centralizojnë punën, por ju, me anë të shokut tonë, që është në këshillin e Tiranës, t'i dërgoni raport Këshillit të Përgjithshëm etj., se përndryshe ata s'kanë për të lëvizur as për njëqind vjet. Këtë përshtypje kam dhe këtë impresion më jep letra e vetme e tyre që na kanë dërguar. Po ju çojmë këtë letër,

të cilën t'ia dërgoni Bazit me atë njeriun që na shkruani në letër.

Këtu po vë një artikull të «Kombit»[1], të cilin duhet ta demaskoni. Duhet të demaskohet kjo demagogji e madhe që po përdor armiku. Kjo të shtypet, fundi, në komunikatë. Po ju çojmë disa sende dhe disa lajme, që po të doni i shtypni. Këtë të Korçës, në rast se nuk e shtypni, na e çoni përsëri.

Të fala

*Taras*

Patjetër të gjithë ilegalët që s'duhen në Tiranë **të qiten jashtë qytetit sa më parë. Asnjë të mos ngelë atje. Ata që kundërshtojnë të na lajmëroni emrat e tyre sa më parë.** Të gjithë të huajt që janë në shtëpitë-baza të dërgohen në vendet e tyre patjetër.

*Botuar për herë të parë në: Enver Hoxha. Vepra, vëll. 1. Tiranë, 1968*

*Botohet sipas origjinalit që gjendet në Arkivin Qendror të Partisë*

1 Organ i «komitetit ekzekutiv provizor» i krijuar nga pushtuesit gjermanë (shtator-nëntor 1943).

# MBI KUJDESIN QË DUHET TREGUAR NDAJ ELEMENTËVE TË LËKUNDSHËM NË PARTI DHE MBI QËNDRIMIN NDAJ SEJFULLA MALËSHOVËS

*Letër drejtuar Ymer Dishnicës*

[Tetor 1943]

Shoku Dr.

M. i thashë për sa më shkruani për familjen... që ka filluar dhe hedh vicka. Këtë gjë ia kam thënë M., ka afro dhjetë muaj a motmot, dhe i kisha hequr vërejtjen bile rëndë për punën e tij, që e bënte personale ose që e monopolizonte, si edhe për punën e Partisë që e kishte bërë si punë familjeje. Çështja e M. s'më kishte pëlqyer as më parë dhe s'më pëlqen as tani, se ky është treguar i frikshëm në kampin e përqendrimit të Durrësit dhe s'është ndonjë kushedi për punë...

Për çështjen e Sejfullait të kam shkruar dy-tri herë, si dhe mendimin tonë për të. Insistimi yt, që ai të vijë në Tiranë, na duket pak i çuditshëm, se në rast se ti dëshiron që ai të vijë në Tiranë për të prishur

punë, atëherë është ndryshe. Kur them për të prishur punë e them me gjithë mend, se ai jo vetëm që s'jep asnjë rezultat pozitiv, por i ka shtuar kritikat edhe ca më shumë, kritika të një njeriu të sëmurë dhe që e quan veten të predestinuar të kontrollojë që lart dhe jo të punojë. Ti e di fare mirë se këto gjëra në një parti komuniste nuk shkojnë. Ai kritikon bile ashpër të gjithë artikujt që shkruhen në «Zërin e popullit» dhe në «Bashkimi» kundër Ballit. Për vete të tij s'ka shkruar asnjë radhë, dhe atë artikull që ka shkruar s'ishte nevoja që ta shtypnit me shkronja të shkrifëta. Nga ana tjetër, në një mbledhje që është bërë me këshilltarët, ai këtë herë shkon shumë majtas, duke i quajtur këshillat sovjete dhe në çdo muhabet që bëhet ai tregon një «majtizëm» të ekzagjeruar. Sidoqoftë ti nuk duhet aspak të shtyhesh nga simpatia personale që ke për të, për të mos shikuar të metat e tij dhe të mos ia korrigjosh, se atëherë dhe veprimi yt në këtë mënyrë shket drejt një gabimi. Të metat e Sejfullait s'janë vetëm ato që ke njohur ti, por po shohim se në punë ka dhe mjaft të meta të tjera. Këto të meta duhet t'ia zhdukim. Prandaj, në rast se duam të mirën e një shoku dhe të Partisë, duhet me e qortue rëndë për të metat dhe me e lavdërue për meritat. Vetëm me këtë sy duhet me e shikue Sejfullain. Sa për ardhjen e tij, që na shkruan dy herë, ne nuk e shohim të arsyeshme që të vijë në Tiranë për arsyet që treguam më lart.

Ti duhet të tregosh edhe ca gjallëri më tepër, për sa i përket punës me nacionalistët në Tiranë, të jesh më shumë në lëvizje, dhe nga këto lëvizje, takime dhe bisedime, të nxjerrësh mjaft gjëra konkrete. Intrigat

që luhen kundër nesh, nuk duhet vetëm t'i konstatojmë, por duhet të gjejmë mënyrën me i shkatërrue, duke u rënë në kokën e tyre, atje ku e kanë origjinën. T'i biem gjarprit në kokë, se kulishët shpartallohen me pak mundime.

Të fala

[*Enver Hoxha*]

*Botuar për herë të parë në: Enver Hoxha. Vepra, vëll. 1. Tiranë. 1968*

*Botohet sipas kopjes së daktilografuar që gjendet në Arkivin Qendror të Partisë*

## MBI PUNËN E DYSHIMTË TË MUSTAFA GJINISHIT

*Letër drejtuar Nako Spirut*

[Tetor 1943]

Ne, nesër a pasnesër, mund të nisemi për në vendin e Bacës dhe ti mund të vish atje të bisedojmë. Nuk do të shkruaj gjatë, por veç një gjë do të të porosis, për të cilën të kam shkruar edhe një herë tjetër, çështjen e Mustafa Gjinishit. Mua, ore djalë, nuk më mbushet mendja për këtë njeri dhe dita-ditës po më bëhet një ide *fixe*[1] çështja e tij. Prandaj duhet t'i hetosh mirë lëvizjet e tij, pjekjet dhe punën e tij atje në Tiranë[2]. Kur të vish të piqemi, mos harrosh se do të të kërkoj hesap për atë punë. Qëndrimin e tij në Tiranë nuk e gjejmë aspak të mirë. Besojmë se allçija s'e ndalon të vijë menjëherë këtu ku ka punën. Po i bëjmë një letër ku i themi të niset sa më parë për te vendi i Bacës. Nuk të shkruaj më gjatë.

*Enver Hoxha*

*Botohet për herë të parë sipas origjinalit që gjendet në Arkivin Qendror të Partisë*

---

1 Idée fixe (frëngj.) — këtu, preokupim i vazhdueshëm.

2 Është koha kur Mustafa Gjinishi, nën maskën e punës me nacionalistë, hynte në lidhje me bejlerë tiranas e me agjentë si Cungu e të tjerë, për të realizuar detyrat e ngarkuara nga Intelixhens Servisi anglez.

# ÇDO POROSI PËR LUFTËN TË KRYHET DERI NË FUND

*Letër drejtuar Komitetit Qarkor të Partisë Komuniste të Shqipërisë për Tiranën*

**13 tetor 1943**

I dashuri Hysen,

Detyrohem të të përsëris për të tretën herë disa porosi me rëndësi për Partinë tonë dhe për luftën. Këto porosi s'janë as të na blesh bukë, as të na blesh çorape, që mund të thuash se të mërzitim, dhe këtej e tutje heq çdo përgjegjësi nga ana ime, se kam tri kopjet e letrave që të kam shkruar për këto:

I — Na kishit thënë se keni zënë nga italianët pesë a gjashtë radio transmetuese dhe marrëse. Jua kemi kërkuar të na i çoni sa më parë, se duhen për nevojat e ushtrisë. S'na përgjigjeni fare. Nesër patjetër të na jepni një përgjigje, o pozitive o negative, domethënë, o radiot o na shkruani që na keni gënjyer.

II — Çështja e A.P. si u bë? Dhe për këtë punë është e treta herë. Më nuk ju shkruajmë. Çdo përgjegjësi bie mbi ju.

III — Çështja e S.K. si u bë? Jua kemi kërkuar të na e çoni në Shtab. Asnjë përgjigje. Jeni përgjegjës për ç'mund të ngjasë.

IV — Për elementët e brigadës. Formimi i kësaj është ndaluar nga ju. Përgjegjësia është e madhe. Na keni shkruar se mund të dalin deri në 200 veta për brigadë. Na shkruani se pas datës 12 do t'i nisni. Sot është 13, jo dyqind që s'na kanë ardhur, por as edhe 2. Prandaj që tani që merr letrën të na përgjigjesh për këtë punë. A do të çoni njerëz për brigadën apo jo? Në rast se keni gjë në torbë, duhet patjetër të çohen brenda datës 15 tetor.

Shoku Hysen, duhet të dish t'i ndash punët me rëndësi dhe ato pa rëndësi. Ato me rëndësi të kryhen dhe të tjerat të hidhen në shportë.

Të fala

*Taras*

*Porosi jo zyrtare,* të cilën mund ta hedhësh në shportë. Një pilë për radio.

*Botuar për herë të parë në: Enver Hoxha. Vepra, vëll. 1. Tiranë, 1968*

*Botohet sipas origjinalit që gjendet në Arkivin Qendror të Partisë*

# ÇËSHTJA E BALLIT TË NDIQET SERIOZISHT, TË MOS BIEM NË GRACKËN E TIJ

*Letër drejtuar Nako Spirut*

**14 tetor 1943**

Shoku Deti,

I kemi marrë të dy letrat e tua të fundit dhe të gjitha ç'keni nxjerrë nga shtypi, si dhe ato fletushkat e Ballit. Balli Kombëtar me të vërtetë ka filluar fushatën kundër nesh. Kjo fushatë, sipas mendimit tim, është një fushatë sistematike dhe tipike fashisto-naziste. S'është aspak çudi që këtë ta drejtojë një njeri i regjur i Gestapos, i cili do t'i mësojë këta tradhtarë dhe do t'u japë metoda se si duhet të luftojnë komunizmin dhe Partinë tonë. Sigurisht traktin e tyre të fundit e ke kënduar me vërejtje dhe atje duket ashiqare që lufta e tërë drejtohet kundër komunizmit, Partisë sonë; dhe në fund të traktit ata shkruajnë: «Po jua themi dhe ma kjartë: Partia Komuniste *mbaroi qëllimin e vet, që qe ai i luftës kundër fashizmit etj. . .*».

Kjo e tregon açik që për këta bukuroshë lufta ka mbaruar dhe që Gjermaninë as që e konsiderojnë si armik, por që tani për ta ka ardhur koha e një lufte ideologjike, si në një Shqipëri të lirë e demokratike. Asnjë fjalë ndër traktet e tyre kundër okupatorit gjerman. Kjo do të thotë shumë. Prandaj çështjen e Ballit duhet ta marrim seriozisht dhe të mos biem në grackën që kërkojnë të na ngrenë, duke na thënë se kjo po merr formën e një polemike. Jo, kjo s'duhet të jetë polemikë, por luftë tamam, sikundër u bëhet agjentëve të Gestapos, se ata s'janë gjë tjetër. Tek ai trakt ka shumë gjëra që duhet të merren veç e veç dhe të goditen njëra pas tjetrës, përveç të tjerave, çështja e italianëve, ku na thonë se jemi përqafuar. Me ba një artikull ku me theksue se, kur duhej luftuar Italia, Balli bënte kompromis me Dalmacon dhe komandantët e Ballit firmonin akte të tilla me okupatorin (si ai i Mallakastrës[1], të cilin botojeni tok me ndonjë artikull të veçantë, që të demaskojë atë pjesë të traktit ku flitet për «heroizmat» e çetave të Ballit në Mallakastër), dhe tani që Italia kapitulloi, tani që aleatët e njohin si një bashkëluftëtar, që i deklaroi luftë Gjermanisë, Balli i ka hapur luftë bash tok me gjermanët. Theksoni se ata elementë përgjegjës italianë ne as nuk i kemi lënë dhe as do t'i lëmë, por do t'i gjykojë gjyqi i popullit dhe do t'i ekzekutojë. Jepni shembull atë kapitenin italian në Durrës etj., po të keni; këto janë disa sugjerime të

1 Është fjala për marrëveshjen e nënshkruar në shkurt 1943, midis Bektash Cakranit dhe komandantit të garnizonit italian të Fierit për bashkëveprim kundër reparteve partizane.

miat, ju mund të keni të tjera andej, por vetëm në këtë frymë të jetë artikulli. Edhe ne do të bëjmë një artikull këndej dhe mundësisht një trakt, të famshmin trakt që i kishim ngarkuar Sejfullait të bënte nga ana e Këshillit me të famshmet pika të bashkimit.

Mund të shkruhet dhe një artikull i vogël, duke marrë për themel atë shënimin e traktit të Ballit që thotë: «Lajmërojmë se personeli i zyrës së redaksisë së Ballit etj., etj. ndërrohet. . .», ku të thuhet se s'ishte nevoja me na lajmërue për këtë ndryshim, se me ardhjen e hitlerianëve duhet të ndërrohen edhe njerëzit e taktika. Tani këta njerëz kanë marrë përsipër të shajnë Stalinin, Bashkimin Sovjetik, komunizmin, Partinë Komuniste, të shajnë luftën partizane. Këta nxënës të denjë të Gëbelsit e bëjnë mirë shërbimin. Populli dhe ne mbajmë shënim për këto gjëra. Këto dokumente do të jenë prova për gjyqin e ardhshëm kundër atyre që i shërbejnë okupatorit. Të thuhet se sigurisht shpejt do të vijë dita që Balli Kombëtar, fole e poshtërsive dhe e tradhtisë, do të dezertohet prej të gjithëve, dhe më parë prej atyre që bëjnë këto manovra të poshtra, se do të shohin se u doli boja me këtë maskë, por emrat e atyre që bëjnë këto poshtërsi i kemi në shënim, që nga Lumo Skëndo deri te Ramazan Jarani me shokë, duke kaluar prej Skënder Muços e Isuf Luzajt. Çështjes së Beratit, shoku Nako, është mirë të mos i vësh pikën, por të zgjidhet sa më parë. Tri-katër letra i kemi shkruar Gjin Markut, asnjë përgjigje s'kemi. A dërgove njeri të fjaloste me gojë me të, sikundër të shkruanim? Si do t'i përgjigjemi Ballit? Për kompro-

misin e Azizit[1], në qoftë se e keni të sigurt, pse nuk e demaskoni, ç'pritni? Mos lini asnjë rast.

Për çështjen e direktivave që do t'i jepni rinisë, është e mira të na i çoni dhe neve këtej, që t'i dimë dhe ne se ç'dërgohen. Natyrisht ato që kanë njëfarë rëndësie. Për çështjen e KQ të Rinisë jemi të mendimit që ai të mos shtohet, por të mbetet aq sa është, domethënë prej pesë vetash. Ata që propozon ti mund të jenë si kandidatë, por jo në KQ. Më vonë shohim dhe bëjmë. Sa për anëtarët e Partisë, që po dërgoni në Vlorë, na lajmëroni dhe ne që të dimë kush janë këta.

Letrat që kemi çuar për krahinat e ndryshme a janë dërguar? Na lajmëroni. Për stilon që më dërgove të falemnderit, ishte shumë i mirë, pale që shkruan bukur.

Kaq për sonte.

Të fala

*Taras*

Kjo është komunikata e Pezës. Këtë dokumentin e Mallakastrës mos e humbisni. Kopjojeni dhe na e çoni. E kopjonim dhe ne këtu, por fotomakina që kemi kërkuar s'po vjen. **Kini kujdes te ky dokument!**

*Taras*

*Botuar për herë të parë në: Enver Hoxha. Vepra, vëll. 1. Tiranë, 1968*

*Botohet sipas origjinalit që gjendet në Arkivin Qendror të Partisë*

---

1 Pas kapitullimit të Italisë fashiste, Aziz Çami, eksponent i Ballit Kombëtar, zhvilloi bisedime në emër të Ballit Kombëtar me autoritetet gjermane të pushtimit për krijimin e një trupi policor kundër forcave nacionalçlirimtare.

## PËR PLOTËSIMIN E NEVOJAVE TË LUFTËS ME MATERIAL PROPAGANDISTIK E ME VESHMBATHJE

*Letër drejtuar Komitetit Qarkor të Partisë Komuniste të Shqipërisë për Tiranën*

**16 tetor 1943**

I dashur shoku Gogo,

1) Letrat tona mbetën pa përgjigje.

2) Brigada III na lajmëron se keni këpucë në dispozicionin tonë. Në qoftë se keni, jepni për Brigadën III 100 (njëqind) palë këpucë. Na lajmëroni sa palë mbeten dhe mos i jepni askujt.

3) Partizanët për brigadën po i presim përherë. Po na pengoni punën. Në qoftë se keni, i çoni sa më parë.

4) Materialin propagandistik, që i përket Brigadës III, kur të jetë në terrenin tuaj, duhet t'ia rezervoni veç brigadës dhe vjen e merr vetë korrieri i saj. Për sende të tjera, në qoftë se ju kërkojnë, i dërgoni të shëtitin, në rast se s'keni mundësi t'ua përmbushni.

5) J.P., tipograf, niseni për Elbasan dhe e drejtoni me një letër për Bacën. Dërgoni dhe dy tipogra-

fë të tjerë që dinë të radhitin. Duhet të na lajmëroni për dërgimin ose jo të këtyre. T'i dërgoni në Elbasan Bacës kapitujt e tjerë të «Historisë së Partisë»[1] që duhet t'i keni në Tiranë. Të na lajmëroni dërgimin e këtyre.

Elbasani kërkon një thikë për të prerë libra. Në rast se gjeni, e çoni sa më parë nga rruga e Shëngjergjit tok me disa kuintalë letër, nga ato me bojëra, për reklama për mure. Të na lajmëroni për dërgimin ose jo të këtyre sendeve.

6) Të hollat që të ka çuar Shulja[2] mos i blini kuaj, por i thyeni dhe i çoni të holla lekë.

7) Radiot transmetuese!!

8) Porositë që të kam bërë!

Të fala

*Taras*

*PS* — Brigada ka vajtur vetë, s'di ku, për të bërë një vulë dhe për të shtypur letër, pse i keni ndaluar? Në qoftë se keni ndonjë arsye na lajmëroni. Vulat tona ç'i bëtë?

*Botuar për herë të parë në: Enver Hoxha. Vepra, vëll. 1. Tiranë, 1968*

*Botohet sipas origjinalit që gjendet në Arkivin Qendror të Partisë*

---

1 «Kurs i shkurtër i PK(b) të BRSS».

2 Pseudonimi i shokut Kristo Themelko.

## FORCA JONË VARET SHUMË NGA CENTRALIZIMI I PUNËS DHE NGA NDIHMA E SHOQI-SHOQIT

*Letër drejtuar Komitetit Qarkor të Partisë Komuniste të Shqipërisë për Shkodrën*

**18 tetor 1943**

KOMITETIT QARKOR TË SHKODRËS

*Shkodër*

Të dashur shokë,

Kemi muaj e muaj me radhë që Komiteti Qendror i Partisë s'ka marrë asnjë rresht letër nga Komiteti Qarkor i Shkodrës. Nuk dihet se ç'bëhet dhe ç'ngjet në atë organizatë. Komiteti Qarkor i Shkodrës vepron krejtësisht i izoluar nga ne, megjithëqë i ka pasur të tëra mundësitë të komunikonte më së miri me ne. Ky gabim kaq i madh nga ana juaj sigurisht do të ketë konsekuenca të këqija në zhvillimin e punës së Partisë dhe të luftës sonë, por atëherë, kur t'ju vijnë

mendtë juve, do të jetë shumë vonë, me gjithë masat e pamëshirshme që do të merren kundër të gjithë atyre përgjegjësve të atjeshëm, të cilët do të jenë shkaktarët e atyre situatave të vështira. Duhet të dini më parë se çdo gjë tjetër se forca jonë varet shumë te centralizimi i punës dhe nga ndihma që mund t'i japim shoqi-shoqit, ndihmë dhe shkëmbim eksperience të fituar gjatë luftës dhe përpjekjeve nga të gjitha organizatat e Partisë. Por këtë eksperiencë dhe këto udhëzime shumë të vlefshme për organizatën e atjeshme, e cila ka nevojë më tepër se çdo organizatë tjetër, nga faji juaj shokët e Shkodrës nuk mund t'i përfitojnë, se ju i keni shkëputur gati të gjitha lidhjet me ne. Ju kemi çuar udhëzime, ju kemi çuar qarkore dhe urdhra, asnjë përgjigje s'kemi marrë prej jush; **kjo situatë na duket shumë e dyshimtë, të cilën duhet ta sqaroni sa më parë.** Veçanërisht Veliut[1], sekretarit politik dhe atij organizativ u hiqet vërejtja rreptësisht për këtë mungesë të palejueshme. Jeni këshilluar kurdoherë ta mbani Komitetin Qendror në korent të situatës së atjeshme si dhe të gjendjes së organizatës. Asnjë sqarim nga ju. **Kjo s'është në nderin e shokëve udhëheqës.**

**Duke mos ditur se ç'ngjet aty, duke mos ditur gjendjen e organizatës, nuk mund t'ju japim si duhet ndihmën tonë. Shpresojmë se s'do të vazhdojë më kjo gjendje.**

Këtu brenda ju vëmë një letër për komandën e batalionit partizan të Shkodrës. Ia çoni sa më parë.

---

1 Pseudonimi i shokut Vasil Shanto, kandidat i KQ të PKSH, Hero i Popullit. U vra në shkurt 1944 në ndeshje me armikun.

Këtë zarfin ia dorëzoni Veliut, i cili ta hapë dhe brenda do të gjejë udhëzimet se si duhet të veprojë me urgjencë.

Me të fala shoqërore

Për Komitetin Qendror të Partisë

*Shpati*

*Botuar për herë të parë në: Enver Hoxha. Vepra, vëll. 1. Tiranë, 1968*

*Botohet sipas kopjes së daktilografuar që gjendet në Arkivin Qendror të Partisë*

# NUK MUND TË PËRSËRITET KOHA E VJETËR

*Artikull i botuar në gazetën «Bashkimi»*

**Tetor 1943**

Populli shqiptar është një popull që ka vuajtur tepër në jetën e tij; ditë të zeza skllavërie, shtypjeje, urie dhe vuajtjeje kanë lënë plagë të thella dhe të pambyllura në trupin dhe në shpirtin e shqiptarit, të cilit pësimet i janë bërë mësime. Shqiptari, i djegur prej kaq mjerimeve, tani e sheh të shkuarën e tij me syrin e një njeriu që gjatë një sëmundjeje ka fituar eksperiencë dhe di të mbrohet nga ai mikrob që për pak e vdiq.

Vite me radhë, populli ynë, i munduar dhe i torturuar, ka mbajtur në kurriz regjime robërie, që shtypnin çdo ide përparimtare dhe çdo parim demokratik, që pa mëshirë i kanë pirë gjakun, e kanë torturuar, vrarë, burgosur për të vetmin «krim» se ai ka hapur gojën kundër kusërisë së organizuar dhe të ngritur në një art të veçantë, se ai ka bërtitur për turpësitë dhe kurvëritë që i bëheshin, se ai ngrinte krye dhe luftonte dita me ditë kur shihte se vendi ynë po kalonte, si financiarisht, si politikisht e ushtarakisht, nën zgjedhën e fashizmit italian, dhe përgatiteshin kësisoj zin-

xhirët e robërisë prej atyre të shiturve që mbushën xhepat dhe e lanë popullin shqiptar të plagosur e të dezorientuar përpara hordhive të Musolinit. Populli shqiptar vite me radhë ka vuajtur nga uria, se njerëzit që e qeverisnin spekulonin deri te buka e kalamajve dhe, kur ai kërkonte bukën e gojës, qeveritë e Musa Jukëve[1] me shokë i jepnin plumba kresë. Vite me radhë populli ynë ka njohur errësirën, se njerëzit që e qeverisnin ia ndalonin dritën e kulturës, e cila ishte vetëm për njerëzit e privilegjuar. Me këto plagë të rënda në kurriz e gjeti fashizmi italian popullin tonë, i cili që në momentet e para, i hutuar, por kurrë i përulur, filloi të marrë veten përpara këtij rreziku të madh. Ky përnjëherësh e kuptoi se shpëtimin duhej ta kërkonte nga forcat e gjalla të tij dhe se ata që e kishin shtypur deri atëherë dhe që ikën turpërisht, duke e lënë në të katër rrugët, se ata që vite me radhë kishin qenë në emigracion dhe ktheheshin tok me Duçen në Shqipëri, me telegrame urimi dhe me buqeta me lule për prijësin «e shkëlqyer të fashizmit», nuk kishin aspak për qëllim shpëtimin e këtij populli, por përmbushjen e ambicieve të tyre personale dhe mbushjen e xhepave. Ky shikim i qartë i problemit nga ana e popullit e shtyu shqiptarin të organizojë rezistencën, të përgatitë luftën çlirimtare, të luftojë me çdo mjet armikun okupator dhe tradhtarët dhe të gjithë ata kompromisaxhinj që do ta pengonin në këtë luftë të shenj-

1 Musa Juka — ministër i Punëve të Brendshme në qeverinë e Ahmet Zogut, gjatë regjimit të të cilit shtypi me gjak çdo lëvizje demokratike përparimtare që shpërthente në Shqipëri.

të. Lufta e tij heroike buçiti në të katër anët e Shqipërisë dhe gjaku i kulluar i djemve të popullit vaditi rrugët e malet e atdheut. Lufta Nacionalçlirimtare ishte i vetmi shpëtim nga kjo robëri fashiste, dhe kjo lufta jonë e kishte paguar me gjak e me djersë eksperiencën e kaq vjetëve robërie. Populli ynë i gjakosur, por kurdoherë heroik, kapërceu pengesat e fashizmit italian, grackat që ai i ngriti; plumbat e armikut shponin gjokset e djemve të Shqipërisë, por mbi kufomat e martirëve të atdheut kalonin të palodhur e të vendosur shokët e tyre që, të patrembur nga vdekja dhe me besim të plotë në fitoren e drejtësisë, luftonin për të realizuar dëshirat e popullit tonë të shumëvuajtur. Forcat energjike të shëndosha të këtij populli, armike të papajtueshme me fashizmin, armike të të gjithë atyre që kërkonin të loznin lodra të turpshme në kurriz të popullit, armike të kompromisaxhinjve dhe të frikacakëve, realizuan bashkimin e gjithë forcave të gjalla në Frontin Nacionalçlirimtar, i vetmi front ku marrin pjesë të gjithë ata që kanë marrë vdekjen në sy dhe i kanë shpallur luftë çdo armiku të vendit. Ky front hodhi bazat e këshillave nacionalçlirimtarë, i vetmi pushtet demokratik, ku merr pjesë i gjithë populli. Me përpjekje, me vuajtje, me heroizma u formua Ushtria e rregullt Nacionalçlirimtare, ushtri e përbërë prej djemve të popullit, që vite me radhë, në shi e në borë, me bukë e pa bukë, e nën terrorin e armikut e të tradhtarëve, në fillim me nga një kobure të prishur dhe tani me mitraloza, mortaja dhe topa, bënë të dridhen armiqtë e atdheut. U formua ajo ushtri, për të cilën tani flet me simpati të madhe gjithë bota përparimtare,

për të cilën flasin aleatët tanë të mëdhenj me Bashkimin Sovjetik në krye. Rënia e fashizmit dhe shkelja e vendit tonë nga egërsirat naziste e gjetën popullin tonë të gatshëm për t'u bërë ballë kësaj murtaje të Hitlerit dhe manovrave të tij. Ushtria Nacionalçlirimtare po e godit pareshtur ushtrinë gjermane dhe e detyron këtë të kërruset në disa qytete. Krahina të tëra janë në duart e partizanëve, Gjirokastra, Delvina, Saranda, gjithë bregdeti i Himarës, Berati, Dibra, Peshkopia, Zerqani etj., janë çliruar. Nëpër këto furtuna që po kalon, populli ynë ka fituar një eksperiencë të madhe. Ky e ka kuptuar se ku qëndron drejtësia, kush janë ata që derdhin gjakun për të, kush janë ata që i qëndruan përballë fashizmit dhe po e godasin pareshtur nazizmin, kush janë ata që do të jenë kurdoherë përpara për të mbrojtur, për të zgjidhur me drejtësinë më të madhe pas lufte çdo padrejtësi që i është bërë popullit tonë prej Traktatit të Versajës[1], kush do të jenë ata që nuk do të lejojnë kurrë që në Shqipërinë tonë të sundojnë persona dhe klika. Dhe pse e ka kuptuar këtë populli shqiptar, prandaj ai forcon radhët e Luftës Nacionalçlirimtare, forcon pushtetin e tij, ushtrinë e tij, që po e mbron dhe do ta mbrojë kundër të gjithë atyre që do të orvaten të sjellin përsëri në tokat tona kohën e vjetër.

Këto rezultate të shkëlqyera të popullit tonë, këtë

1 Fuqitë e Mëdha imperialiste, nënshkruese të Traktatit të Versajës (korrik 1919), duke marrë nëpër këmbë të drejtat e popullit shqiptar, lanë jashtë kufijve të Shqipërisë toka të mëdha shqiptare, për të kënaqur kështu lakmitë e shovinistëve të vendeve fqinje, shërbëtorë të fuqive imperialiste.

eksperiencë të fituar me kaq gjak e vuajtje, këto të drejta demokratike, që me luftë po i mbrojmë dhe po i rrënjosim në shpirtin e popullit, armiku me një mijë intriga kërkon t'i shpartallojë, se atje sheh humbjen e tij të paevitueshme. Intrigat dhe demagogjia e nazistëve gjermanë po u përngjasin atyre të italianëve. «Asambletë e Kombit» po përsëriten me po ata njerëz të shitur, të ndihmuar po prej atyre kompromisaxhinjve të grumbulluar në Ballin Kombëtar ose në «parti» të tjera, ku dergjen njerëz si Fiqri Dinet e Myftar Kaloshët. Mirëpo të gjitha këto mbeten pa fryt për armikun, se populli e ka kuptuar tani e përgjithmonë manovrën e tij, ai e ka kuptuar se të gjitha «partitë» me tituj «të shkëlqyer», por që dalin e qëndrojnë jashtë Frontit Nacionalçlirimtar, s'janë gjë tjetër veçse «parti» të errëta, që objektivisht bëjnë lodrën e armikut dhe të klikave antipopullore, dhe se çdo komandë ose grumbullim forcash jashtë Ushtrisë Nacionalçlirimtare janë grupe bashibozukësh, që përgatitin mjerimin e popullit.

Prandaj populli shqiptar, që ka vuajtur të zezat e ullirit, nuk do të bjerë në grackë të disa sharlatanëve e të shiturve që formojnë «parti» ose organizata të ndryshme me qëllim që të përsëritin ditët e zeza; ai do t'i luftojë të gjithë pa mëshirë, se sheh lodrën e armikut, të tradhtarëve, të kompromisaxhinjve dhe të atyre që, të përlyer në çdo punë të qelbur, sot na kanë dalë dhe na hiqen si patriotë të mëdhenj, të atyre që deri tani kanë luftuar me çdo mjet luftën e popullit dhe sot kërkojnë ta përvetësojnë luftën e djalërisë, duke u çjerrë e duke bërtitur për heroizmin e saj, për

atë heroizëm që dje e kanë quajtur akt marrëzie dhe vetëvrasjeje. Populli i kupton manovrat e Lumo Skëndove dhe të Fiqri Dineve me shokë që, pa hedhur asnjë pushkë ose duke bërë një mijë poshtërsi, kërkojnë të përvetësojnë pushkët që ka hedhur populli shqiptar kundër okupatorit dhe të shkaktojnë vëllavrasje. Këta zotërinj të kolltuqeve dhe të kompromiseve gabohen në gjykimet përmbi djalërinë, sepse djalëria s'ka luftuar për Lumo Skëndot as për Myftar Kaloshët dhe as për regjimet e Musa Jukëve; djalëria dhe populli e kanë kokën plot; mizerja, torturat, që u ka bërë armiku dhe përpara të cilave kanë qëndruar heroikisht, burgimet, varjet dhe pushkatimet, djegiet e kasolleve dhe sakrificat e panumërta të panjohura prej atyre zotërinjve, që deri dje kanë bërë qejf e kanë luftuar këto përpjekje dhe heroizma, i kanë çelikosur këta luftëtarë të popullit dhe i kanë bërë shumë të kujdesshëm për fatin e popullit të tyre.

Manovrat e të gjithë atyre që kërkojnë të rivendosin regjime jashtë vullnetit të popullit do të gjejnë rrugën e fashizmit, të gjithë ata që përpiqen të krijojnë pushtete nga lart, duke iu imponuar popullit me gjoja emra «të mëdhenj», por që bien erë, do të demaskohen, se populli i pa qartë gjatë kësaj lufte qelbësirat që fshiheshin nën maska gjoja nacionaliste, ai pa edhe ata që me të vërtetë luftonin dhe vdisnin për lirinë e popullit. Një popull i tillë, që ka shkuar nëpërmes kaq vuajtjesh, që është rrahur me vaj e me uthull, si thotë një fjalë e moçme, do të dijë të mbrojë të drejtat e tij nga kushdo që do të guxojë t'ia rrëmbejë, ai do të jetë i zoti të vendosë vetë mënyrën e qeverimit që

i pëlqen dhe që i siguron të gjitha të drejtat demokratike. Grumbullimi i popullit rreth Këshillit Nacionalçlirimtar, i cili i ka dyert të hapura për të gjithë ata që me gjithë zemër e duan lirinë e Shqipërisë dhe të popullit tonë, forcimi i Ushtrisë Nacionalçlirimtare, ushtrisë së popullit shqiptar, janë garancia e shëndoshë e fitores dhe sigurimi i popullit për shprehjen dhe vendosjen e dëshirave të tij.

*E.*

*Botuar për herë të parë në gazetën «Bashkimi», nr. 4, tetor 1943*

*Botohet sipas: Enver Hoxha. Vepra, vëll. 1, Tiranë, 1968*

## MBI ORGANIZIMIN E CELULAVE, MBI PLOTËSIMIN E NEVOJAVE TË BRIGADAVE II E III ME FURNIZIME E KUADRO DHE MBI GODITJEN E ASAMBLESË TRADHTARE

*Letër drejtuar Komitetit Qarkor të Partisë Komuniste të Shqipërisë për Tiranën*

**[Tetor 1943]**

I dashur shoku Hysen,

Letrat e tua me të vërtetë i kam marrë, por porositë që ju kemi bërë s'i keni përmbushur të gjitha. S'është nevoja më me kthye përgjigjen me letër, por duhet me i përmbushë ato detyra. Sidoqoftë do të shohim më vonë rezultatet e letrave të tua. Tani po u përgjigjem pyetjeve të tua, që u kam dhënë dhe më parë përgjigje.

I — Për çështjen e organizimit të celulave me mëhalla ne nuk jemi të atij mendimi, të mos bëhet asnjë ndryshim në organizimin, por të vazhdohet të punohet si më parë. Tani s'është koha për organizimin me mëhalla.

II — Çështja e xhandarëve që ka vrarë brigada[1] s'është aspak një arsye që t'ju alarmojë, dhe brigada ka pasur fare të drejtë që t'i pushkatojë dhe ju keni gabuar që e keni hequr shënimin në komunikatë. Na duket se direktivat janë të qarta për xhandarmërinë, pse keni ju dy-tre miq, jo personalë, por të punës, nuk mund të shtrembërohet direktiva. Prandaj mos e merrni aspak punën në këtë mënyrë siç e keni marrë.

III — Ushqimet që keni porositur në Kosovë të drejtohen për në Elbasan dhe na i dërgoni neve faturat, që t'ju dërgojmë të hollat.

IV — Këpucët që mbeten, pasi t'u jepni njëqind palë këtyre të Brigadës III, treqind palë i çoni në Brigadën II në Elbasan dhe njëqind palët që mbeten i mbani për Brigadën I, të cilat ju lajmërojmë ne se ku t'i çoni.

V — Radiot e famshme i çoni në Çetën e Dajtit, me porosi që t'i rezervojnë për ne dhe të mos i prishin si e kemi zakon ne, që i futim duart në çdo gjë.

. . . . . . . . . . . . . . . . . . . . . .

VII — Në gazetën «Zëri i popullit» duhet të shtoni «Viti i 2-të» që e keni harruar ta vini. Në lidhje me këtë, komunikatat që po nxirrni janë plot ekzagjerime, si ato të italianëve o gjermanëve. Kush jua jep ato komunikata të luftës së Arbanës? Më të mos veprohet kësisoj, se do të diskreditoheni. Kini durim. Komunikata duhet t'ju vijë nga komanda e zonës ose e Shtabit tonë, pastaj të shtypet.

VIII — Te vula që ju porositin, të mos vini asgjëkafshë brenda. Kur duhet të vini ndonjë send, ju laj-

1 Brigada I Sulmuese.

mërojmë ne. Këtë letrën ta çoni sa më parë në Shkodër dhe është shumë me rëndësi dhe urgjente, prandaj të bëhet kujdesi më i madh.

Për aksionin që kërkuat jua mbushëm dëshirën, se mjaft u qatë. Njëzet predha i futëm pallatit[1] dhe disa pozicioneve të baterive të armikut, të cilat artileria jonë i goditi mu në vendin ku ishin ngritur, dhe i detyroi gjermanët të linin pozitat. Në pallat ishin mbledhur «baballarët»[2] dhe shëtitnin tufa-tufa në kopshtet e pallatit. Kur ua futëm me gjyle, «baballarët» u bënë lepuj dhe automobilat e të shiturve, si dhe pallati, hangrën disa gjyle të mira. Këtë mund ta vini në komunikatë pa i shtuar të rrema. Mund t'i vishni petka të bukura, por pa shtuar gjë, e jo si e kishit bërë atë të Arbanës saqë s'kishim vend ku të vinim materialin.

Për të famshmin A.P. mendojeni mirë, se kur na shkruan Deti se socialdemokratët do të përpiqen të bëjnë dhe një «parti komuniste», mos kujtoni se do ta bëjnë me Xhepin, por me miqtë e tjerë. Mendojmë pak dhe ne kur flasim, se s'flasim kot dhe bazohemi në thëniet tuaja. Ju e rekomandoni të keq, ju ndërroni mendim; ne qëndrojmë përsëri në mendimin tonë. Allaversën të dalë juaja.

Edhe disa fjalë për organizimin e celulave në bazë të mëhallëve. Ju s'duhet me e marrë vetëm çështjen pse u zgjerua lëvizja. Është e vërtetë dhe ne shkojmë drejt asaj që propozoni ju, drejt organizimit me rajone,

---

1 Më 18 tetor 1943, Brigada III Sulmuese goditi me artileri pallatin e Viktor Emanuelit III në Tiranë (sot Pallati i Brigadave), ku ishte mbledhur asambleja tradhtare.

2 Asamblistët tradhtarë (me ironi).

por duhet të merrni parasysh dhe një gjë, se anëtarët e Partisë sonë s'janë në atë lartësinë e duhur, ka edhe grupashë, ka edhe zjarristë. Si ta bëjmë organizimin me mëhalla, qëllon që në një mëhallë të grumbullohen gjithë zjarristët, o grupashët, o të ketë shumë të dobët në një mëhallë. Dhe kjo, në vend që të na shpjerë përpara, do të na dëmtojë. Për këto arsye nuk duhet të shpejtohemi. O burrani, zgjerojeni organizatën dhe celulën, pa për punën që propozoni shohim më vonë! Shihni dhe një gjë tjetër, ju trima të mëdhenj, kur të merrni erë që armiku do të fillojë goditjen dhe terrorin në qytet, t'i nxirrni kuadrot e mirë menjëherë jashtë qytetit, se është më mirë që të rrijë një kohë Tirana «rehat» nga ne sesa të na vriten kuadrot e mirë, të cilët janë shtylla e çështjes sonë.

Shoku i mirë Gogo, na duhen disa komisarë për Brigadat II e III ose nënkomisarë. Prandaj mendo ca dhe më shkruaj brenda tri ditësh, se përndryshe do të japim urdhër që t'i marrim vetë, duke i zgjedhur ne. Unë kam menduar për Roshon si komisar të Brigadës II. Mendojeni këtë punë se brenda dy-tri ditësh dua përgjigje. Mos e merrni punën duke thënë: «Ç'thotë Tarasi kësisoj, si mund ta japim Roshon?» etj. Shok, duhet ta dini se ç'rol do të lozin brigadat, dhe shokët që do t'i drejtojnë këto natyrisht do t'i marrim nga një vend.

Shumë të fala si ty dhe shokëve

*Taras*

*Botuar për herë të parë në: Enver Hoxha. Vepra, vëll. 1. Tiranë, 1968*

*Botohet sipas kopjes së daktilografuar që gjendet në Arkivin Qendror të Partisë*

# MBI KUJDESIN QË DUHET TREGUAR PËR KUADROT E PARTISË DHE MBI PLOTËSIMIN E RADHËVE TË BRIGADËS III SULMUESE ME LUFTËTARË

*Letër drejtuar Komitetit Qarkor të Partisë Komuniste të Shqipërisë për Tiranën*

**[Tetor 1943]**

I dashur shoku Hysen,

Ju kemi shkruar dhe tjetër herë se kur ju çojmë ndonjë letër për ta dërguar në krahina, të na lajmëroni në e nisët. Dëshirojmë ta dimë këtë gjë, se andej na shkruajnë dhe na kërkojnë po ato sende, për të cilat u jemi përgjigjur një herë. E merrni në shënim këtë punë dhe mos harroni ta zbatoni, se na lehtësoni shumë punë.

Për punën e shokëve që keni zgjedhur dhe keni në dispozicion për terrene të ndryshme, fare mirë, por gjëja më e parë duhet të na tregoni kush janë këta shokë dhe gjëja më kryesore, cilësitë e tyre dhe kualitetet e ndryshme me hollësi. Kjo vlen. Se s'besojmë që shokët që keni zgjedhur ju të jenë të gjithë të përsosur, se në çdo vend që të kemi nevojë s'kemi përveçse të thërresim një dhe ta vëmë në punë. Më kupton, shoku Hysen, ata shokë s'janë kunguj, por janë njëzet shokë me kualitete të ndryshme, që mund të shërbejnë në punë të

ndryshme. Prandaj na çoni sa më parë sa ju kërkojmë.

Për çështjen e Beratit do të bëni shumë mirë të mos na shkruani asgjë, se organizata e Beratit, ose më mirë udhëheqësit e Beratit janë të tërë rebelë. I kanë prerë krejt lidhjet me ne dhe me Shtabin dhe kur do t'i lidhim këto penjë, do t'i lyejmë ca me gjak. Prandaj s'jemi në gjendje t'ju japim asnjë informatë se ç'mutësira bëhen në Berat. Çdo gjë ngjet atje.

Të na përgjigjeni për sa ju kemi shkruar në letrën e fundit. Letrat mos na i çoni më në Pezë, por t'i drejtoni në vendin e Bacës.

Për njësitet vepроni ashtu si dini ju, por edhe një shumicë e madhe njësitesh s'na vlejnë, në qoftë se nuk sulmohen objektivat brenda në qytet. Ju mund t'i pakësoni dhe një numër pjesëtarësh të tyre t'i dërgoni në Brigadën III. Do t'ju lajmërohet drejtimi i Brigadës III. Anëtarët e Partisë, pasi të na keni dërguar emrat dhe cilësitë e tyre, ju lajmërojmë ne se ku t'i drejtoni. Letrat tona këndojini mirë, jo përmendsh, sepse, në rast se na pyetni ndonjë send, atëherë duhet të pritni udhëzimet tona për të vepruar.

Këtë zarfin për në Gjirokastër, me të pasur rastin, e dërgoni.

Mustafa Gjinishit i thoni të niset sa më parë për në vendin e Bacës.

Këtë letër ia çoni Bacës sa më parë.

*Taras*

*Botuar për herë të parë në: Enver Hoxha. Vepra, vëll. 1. Tiranë, 1968*

*Botohet sipas kopjes së daktilografuar që gjendet në Arkivin Qendror të Partisë*

# MBI CAKTIMIN E KUADROVE KRYESORË PËR BRIGADAT II E III DHE MBI RESPEKTIMIN E RREGULLAVE ORGANIZATIVE TË PARTISË

*Letër drejtuar Komitetit Qarkor të Partisë Komuniste të Shqipërisë për Tiranën*

**[Tetor 1943]**

I dashuri Hysen,

Ne shkojmë për ne vendi i Bacës, prandaj deri më 23 jemi këtu. Shkoi kjo datë, mos na i drejtoni letrat këtu, por atje. Deti të vijë andej për t'u pjekur me ne.

Ju kërkonim disa shokë për komisarë e nënkomisarë dhe jo ushtarakë. Tani na duhet një zëvendëskomisar për grupin e Pezës, një komisar për Brigadën II dhe një zëvendëskomisar për Brigadën III. Vasilin [Nathanaili] ta nisni sa më parë për këtu në Pezë, për Brigadën III si zëvendëskomisar, i cili të shkojë për me organizue Partinë në brigadë. Të fjaloset me Shulen se si ta rregullojë punën.

Për në Brigadën II duhet të na dërgoni një komisar politik. Kaleshi[1], që unë thosha s'e njohim, ju

1 Pseudonimi i shokut Shahin Ruka.

thoni se është organizator ushtarak. Na duhet një komisar për Brigadën II, të cilin ta çoni sa më parë në vendin e Bacës.

Si na doli K. sekretar organizativ i qarkorit? Kush i emëron këta sekretarë dhe pse s'lajmërohet Komiteti Qendror? Apo vetë vulosni dhe vetë zhvulosni? Sekretari i qarkorit s'është një sekretar celule. Komiteti Qendror kishte caktuar si sekretar politik Hysenin dhe organizativ Roshon. Pse ndodh që K. është sekretar organizativ, kush e ka dhënë këtë mendim, kush ka bërë këtë ndryshim? Pse s'është lajmëruar Komiteti Qendror dhe cili është jashtë sekretariatit, Hyseni o Vasili? **Rreptësisht është e ndaluar të bëhen ndryshime të tilla. Asnjeri s'ka të drejtë, përveçse Byroja e Komitetit Qendror.**

Për armë automatike e revole që kërkoni, këtej s'ka, kështu më komunikon Shulja.

Letrat i shtypni kështu si ju shkruaj dhe na i çoni andej nga jemi.

Të fala

*Taras*

Letrat na i dërgoni ne vendi i Bacës.

*Botuar për herë të parë në: Enver Hoxha. Vepra, vëll. 1. Tiranë, 1968*

*Botohet sipas origjinalit që gjendet në Arkivin Qendror të Partisë*

# MBI SHPËRNDARJEN E RREGULLT TË USHQIMEVE PËR USHTRINË NACIONALÇLIRIMTARE

*Letër drejtuar Komitetit Qarkor të Partisë Komuniste të Shqipërisë për Tiranën*

**28 tetor 1943**

Shoku Hysen,

Të merresh vesh me Durrësin dhe ata të këshillohen që ushqimet që grumbullohen të mos i drejtojnë të gjitha në Pezë, por këto t'i drejtojnë në Elbasan ose drejtpërdrejt në qytet, ose të merren vesh me çetën e Dajtit, e cila i transporton ku duhet. Për këtë arsye ju duhet me rregullue lidhjet me Elbasanin për këtë punë. Në Durrës na duket se ka një sasi makaronash ose orizi, kjo të mos dërgohet në Pezë, por të dërgohet në Elbasan. Këshilloheni që, kurdoherë që çoni ndonjë plaçkë në ndonjë drejtim, duhet patjetër të çoni dhe një letër përcjellëse, ku të tregohet sasia e gjësë dhe për ku është destinuar.

Për Elbasanin do t'u shkruajmë dhe ne këtyre që të organizojnë vendin për pritjen e materialit që mund të dërgoni ju ose Durrësi. Në Durrës me anë të Ka-

vajës kemi porositur ndo njëqind kuintalë grurë dhe do ta çojnë për Elbasan, prandaj rregulloni lidhjet me qytetin e Elbasanit.

Të fala

*Taras*

*Botuar për herë të parë në: Enver Hoxha. Vepra, vëll. 1. Tiranë, 1968*

*Botohet sipas origjinalit që gjendet në Arkivin Qendror të Partisë*

## PËRGJIGJE AKUZAVE SHPIFËSE TË TEMPOS

*Letër drejtuar Vukmanoviç Tempos*

**29 tetor 1943**

Shoku Tempo,

Letrat e tua na kanë çuditur për së tepërmi; toni i tyre është shumë i ashpër dhe gjykimet e tua për Komitetin Qendror tonin nuk janë të drejta. Nuk kujtojmë, gjithashtu, që shokët tanë aty të meritojnë gjykimet fyese të dhëna prej teje dhe prej shokëve maqedonas. Nuk është çudi që, në një situatë aq të vështirë, ata të kenë bërë ndonjë lëshim ose të mos kenë qenë në gjendje të shfrytëzojnë çdo situatë të favorshme, por nga kjo gjë me i quejtë shokët tanë sabotatorë dhe agjentë të «Shqipërisë së madhe», na duket se akuza është shumë e madhe dhe e guximshme. Nga ana tjetër, nuk na duket që ato çështje aq delikate të gjykohen me aq pak gjakftohtësi e të merren vendime dhe të jepen «urdhra» pa i peshuar mirë situatat dhe momentet. Për sa i përket çështjes së Dibrës, mendimi ynë ka qenë dhe është ky dhe në këtë drejtim u kemi dhënë urdhra shokëve që punojnë në atë sektor.

– Kufijtë e rinj që ka caktuar fashizmi, ne nuk i pranojmë. Por si paraqitet situata në Dibër? Ajo na është raportuar kësisoj dhe kemi bindjen se është kështu: në këtë qytet maqedonasit janë minoritet dhe, nga ana tjetër, influenca e partisë jugosllave jo e fortë, sepse organizimi i dobët dhe, si rrjedhim i kësaj, lëvizja nacionalçlirimtare, nën udhëheqjen e Shtabit Partizan Jugosllav, jo e madhe, por bile në embrion.

Në Dibër dhe në rrethet e Dibrës, duke lënë mënjanë reaksionin dhe forcat e tyre, e vetmja çetë që i dëgjohet zëri është ajo e Haxhi Lleshit, e cila dita-ditës po forcohet dhe fiton tokë. Batalioni i Haxhi Lleshit deri në kapitullimin e Italisë dhe pas kapitullimit ishte e vetmja forcë që deri diku mund të përballonte forcat e reaksionit, që janë mjaft të mëdha në Dibër. Me kapitullimin e Italisë të gjithë reaksionarët me hordhitë e tyre u vërsulën për plaçkë, dhe bënë plaçkë, dhe janë këta vagabondë që i morën vetë pushkët dhe s'ua dha Haxhi Lleshi (sikundër thotë në letrën e tij shoku maqedonas Janko), dhe është ky Haxhi Lleshi, që cilësohet si «shqiptaromadh», që e pengoi hordhinë e bajraktarëve jo vetëm të merrte të gjitha armët, por edhe të bënte turpësi të tjera. Kështu që kapitullimi i Italisë e gjeti Dibrën në një situatë ku e vetmja shpresë dhe e vetmja forcë që mund të zotëronte situatën, në qoftë se kjo mund të zotërohej, ishte forca partizane e Haxhiut. Reaksioni ishte i fortë, forcat e tij mercenare ishin të paprekura dhe, nga ana tjetër, asnjë forcë maqedonase nuk ishte e organizuar; me një fjalë, pozitat tona nuk qenë të shëndosha (si pozita jonë, ashtu dhe

juaja). Si duhej të vepronte Haxhi Lleshi në këto momente? Ne nuk ishim dhe nuk jemi të një mendimi me ty. Ne mendojmë se momenti nuk ishte i përshtatshëm (me ato forca të pakta që kishim ne) që të vendosej pushteti maqedonas në Dibër, sepse atëherë ne dhe ju do të kishim të gjithë reaksionin në kurriz, dhe jo vetëm reaksionin, por edhe popullin, i cili do të na akuzonte ne si «të shitur», dhe kjo do të kishte reperkusione të mëdha në zhvillimin e luftës sonë dhe në atë tuajën, që po zhvillohet në ato rrethe. Me këtë mënyrë Haxhi Lleshi dhe partizanët do të humbisnin atë kredi që kishin fituar në Dibër. Haxhiut i dhamë direktivë që të formojë pushtetin nacionalçlirimtar dhe në këshill të zgjidheshin edhe maqedonas dhe t'i përvisheshin punës dhe luftës (dhe jo predikimit si nga altari i kishës që shënoni në letër) për me forcue pozitat tona (tuajat dhe tonat) dhe, me një punë të përbashkët, të forconim radhët tona, t'i çelikosnim dhe ta goditnim reaksionin. Për atë moment dhe përderisa pozitat tona të mos jenë mjaft të forta për të përballuar çdo eventualitet, ne këtë rrugë e gjetëm më të përshtatshme. Besojmë se duke vepruar kësisoj nuk biem në «shqiptaromadhëri»! Besojmë se, ashtu si e di ti mentalitetin e popullit të Dibrës, situatën gjeografike në lidhje me kufijtë e vjetër (qyteti i Dibrës dhe disa katunde të pakta që ndodheshin nën Jugosllavinë edhe atëherë lidhjet i kishin krejt me anën që ndodhej në Shqipëri, bile edhe vetë maqedonasit lidhjet më të ngushta i kishin me shqiptarët), të gjitha këto i dimë edhe ne dhe në këto situata na duket se do të ishte një humbje që me një dekret e me një urdhër të zbatonim «vijën e

drejtë». Sidoqoftë, ne mendojmë përsëri se kjo çështje s'është aq e thjeshtë.

Të fala shoqërore

[*Enver Hoxha*]

*Botuar për herë të parë në: Enver Hoxha. Vepra, vëll. 1. Tiranë, 1968*

*Botohet sipas kopjes së daktilografuar që gjendet në Arkivin Qendror të Partisë*

## BRIGADA TË JETË TMERR PËR ARMIQTË DHE SIMBOL I DREJTËSISË PËR POPULLIN

*Letër drejtuar komandës së Brigadës I*

**31 tetor 1943**

KOMANDËS SË BRIGADËS I TË USHTRISË NACIONALÇLIRIMTARE

*Pozitë*

Kemi mjaft kohë që s'kemi marrë letër nga ju. Dëgjojmë nga populli për veprimet që keni bërë kundër çetës së Hamit Matjanit dhe çetave të tjera balliste, por dëshirojmë të kemi raporte të imëta nga ju, si dhe një komunikatë për ta shtypur. Kemi marrë vesh, gjithashtu, duke mos qenë të sigurt se janë ekzekutuar gjashtëdhjetë ballistë që janë zënë robër prej brigadës[1]. Duhet të keni kujdes në ekzekutimet që po bëni. Për të gjithë ata që janë përgjegjës dhe që na kanë dekla-

1 Ky veprim arbitrar, sektar e i dëmshëm për vijën politike të PKSH gjatë Luftës Nacionalçlirimtare, u krye me urdhër personal të Mehmet Shehut.

ruar luftë, qofshin në Ballin qofshin në ndonjë organizatë tjetër jashtë lëvizjes nacionalçlirimtare, pasi të gjykohen, të merren masat e duhura në lidhje me fajet që kanë bërë. Pra, për të gjithë ballistët përgjegjës, dhe që poshtërsisht po na luftojnë, asnjë mëshirë ndaj tyre; sa për katundarët që janë në çetat e Ballit, të mos merren masa të rrepta, përveç ndaj atyre që janë fajtorë. Duhet të dini se masat e rrepta, si dënime me vdekje kundër katundarëve të gënjyer dhe të futur në çetat balliste, do të kenë konsekuenca jo të mira për lëvizjen tonë, pse katundari, i prapambetur, i lidhur ngushtë me tradita të vjetra e miqësi patriarkale, nuk është shumë fajtor dhe koshient për punën që bën. Nga ana tjetër, brigada jonë duhet njëkohësisht t'u futë tmerrin armiqve, por pa krijuar në radhët e katundarisë, baza jonë e shëndoshë, një ide jo të vërtetë mbi brigadat tona. Këto direktiva duhet t'i merrni në studim dhe të zbatohen. Brigada duhet të jetë tmerr për armiqtë dhe simbol i drejtësisë për popullin.

*Botohet për herë të parë sipas origjinalit që gjendet në Arkivin Qendror të Partisë*

## TREGUESI I LËNDËS

## TREGUESI I EMRAVE*

### A



### B



### C



### Ç



---

* Emrat e klasikëve të m-l dhe emri i shokut Enver Hoxha — të dhëna autobiografike, gjenden në treguesin e lëndës.

## TREGUESI
## GJEOGRAFIK DHE I EMËRTIMEVE TË TJERA*



* Emrat e shteteve: BRSS, Britania e Madhe, Gjermania, Italia, Jugosllavia, SHBA; gjithashtu Evropa, Ballkani dhe Kosova gjenden në treguesin e lëndës.

# LËNDA



## 1941

1942

## 1943